*Redaksia e vëllimit të dytë:*

STEFANAQ POLLO *(redaktor përgjegjës)*, ALEKS BUDA, KRISTAQ PRIFTI, KRISTO FRASHËRI

AKADEMIA E SHKENCAVE E RPS TË SHQIPËRISË
INSTITUTI I HISTORISË

# HISTORIA E SHQIPËRISË

## VËLLIMI I DYTË

(vitet 30 të shek. XIX-1912)

TIRANË, 1984

## PARATHËNIE

Vëllimi i dytë i Historisë së Shqipërisë është shkruar nga këta bashkautorë:

Kreu I: Kristo Frashëri,

Kreu II: Stefanaq Pollo (§ 1), Petrika Thëngjilli (§ 2), Aleks Buda dhe Petrika Thëngjilli (§ 3), Aleks Buda (§ 4, 5, 6, 7) — redaktuar nga St. Pollo.

Kreu III: Kristo Frashëri,

Kreu IV : Hysni Myzyri (§ 1), Kristaq Prifti (§ 2, 3, 4, 5) redaktuar nga K. Prifti,

Kreu V : Kristaq Prifti, Shaban Demiraj dhe Zija Xholi (§ 1); Dhorka Dhamo, Kristaq Prifti dhe Razi Brahimi (§ 2) — redaktuar nga K. Prifti.

Kreu VI : Kristaq Prifti (§ 1), Stefanaq Pollo (§ 2, 3, 4, 5) — redaktuar nga St. Pollo.

Janë përdorur edhe materiale të Zihni Resos për shtypin e viteve 1908-1912.

Në hartimin e këtij vëllimi është patur parasysh vëll. II i Historisë së Shqipërisë botuar më 1965 (pj. IV).

Redaksia u ka bërë ndryshime dhe plotësime punimeve të paraqitura. Ajo ka përgatitur hyrjen dhe aparatin shkencor.

Vëllimi doli si maket në vitin 1973. Ai iu shtrua një diskutimi të gjerë me specialistë dhe bashkëpunëtorë të jashtëm të Institutit të Historisë si edhe në Sektorin e Historisë së Kohës së Re e të Sotme të këtij Instituti.

Redaksia dhe autorët falënderojnë arkivat dhe bibliotekat e RPS të Shqipërisë për ndihmën që kanë dhënë duke vënë në dispozicion fondet e tyre. Ata u shprehin falënderimet gjithë kolegëve që morën pjesë në diskutimet e që ndihmuan me vërejtjet e tyre për ngritjen cilësore të këtij vëllimi dhe do të mirëpresin çdo sugjerim e vërejtje që do të ndihmojë për përmirësimin e mëtejshëm të tij.

## HYRJE

*Vëllimi II i «Historisë së Shqipërisë» përfshin periudhën prej viteve 30 të shek. XIX deri më 1912. Kjo periudhë, që përbën pjesën e katërt të «Historisë së Shqipërisë», ka hyrë në histori me emrin Rilindja Kombëtare Shqiptare. Ajo karakterizohet nga një zhvillim i mëtejshëm i procesit historik me dukuri të reja si në jetën ekonomike dhe shoqërore, ashtu edhe në atë politike dhe kulturore të vendit. Gjatë kësaj periudhe vazhdon shthurja e marrëdhënieve feudale dhe lindin e zhvillohen marrëdhëniet kapitaliste në prodhim, formohet kombi shqiptar dhe lind e zhvillohet Lëvizja Kombëtare Shqiptare, e cila u kurorëzua me fitoren e pavarësisë më 1912.*

*Nga pikëpamja e periudhizimit të procesit historik botëror, periudha e trajtuar në këtë vëllim bën pjesë në epokën e historisë së re.*

*Pjesa e katërt përbën një etapë të re në historinë e vendit. Lindja dhe zhvillimi i marrëdhënieve kapitaliste që karakterizojnë këtë etapë bëhen me ritme të ngadalshme, të diktuara nga mbeturinat e marrëdhënieve feudale dhe nga sundimi parazitar i Perandorisë Osmane, kurse Lëvizja Kombëtare, megjithëse ka zbaticat e saj, të përcaktuara nga faktorë politikë të brendshëm e të jashtëm, shënon në themel një rritje të shpejtë e të vazhdueshme që shprehet në ngritjen e ndërgjegjes kombëtare të masave të gjera popullore dhe në zgjerimin, forcimin organizativ dhe pjekurinë politike të lëvizjes.*

*Kjo etapë 80-vjeçare, e pasur në ngjarje e dukuri të reja është zhvilluar në disa faza:*

*Faza e parë përfshin vitet 30-70 të shek. XIX, d.m.th. vitet e kryengritjeve të mëdha popullore kundër shtimit të shtypjes kombëtare e shoqërore që solli me vete politika e re centralizuese e Portës së Lartë (Tanzimati), vitet e përhapjes së kërkesave autonomiste për administrimin e tokave shqiptare nga njerëzit e vendit, të dalë nga radhët e kryengritësve dhe të përhapjes së ideve për gjuhën e shkollën shqipe nga ana e përfaqësuesve të kulturuar të Lëvizjes Kombëtare.*

*Në një fazë të dytë kalon lëvizja në vitet 1878-1881, atëherë kur në kushtet e Krizës Lindore, një element i rëndësishëm i së cilës ishte edhe lëvizja shqiptare, kjo shënon një kthesë të rëndësishme, duke krijuar organizatën e saj mbarëshqiptare — Lidhjen e Prizrenit, — e cila del hapur me programin e saj politik për mbrojtjen e tërësisë territoriale të Shqipërisë që kërcënohej nga monarkitë fqinje, për bashkimin e trevave shqiptare në një shtet autonom kombëtar dhe për realizimin e këtij programi me luftë të armatosur.*

*Faza e tretë (1881-1908) fillon pas shtypjes së Lidhjes Shqiptare të Prizrenit dhe mbyllet me fitoren e revolucionit xhonturk më 1908. Kjo fazë fillon me zbaticën e përkohshme të lëvizjes së armatosur në shkallë kombëtare, kurse shënon rritjen e luftës së gjithanshme në fushën ideologjike e kulturore, luftë e cila prej fundit të shekullit XIX shoqërohet me kryengritje të armatosura lokale kundër administratës osmane dhe ndërhyrjes së fuqive të huaja në çështjen shqiptare, me formimin e një lidhjeje të re mbarëshqiptare — me Lidhjen e Pejës — dhe me krijimin e komiteteve «Për lirinë e Shqipërisë» e të çetave të armatosura të organizuara prej tyre.*

*Me fitoren e revolucionit xhonturk hapet faza e katërt e kësaj etape (1908-1912) e cila mbaron me Shpalljen e Pavarësisë më 28 Nëntor 1912. Kjo është faza e rritjes së vrullshme të lëvizjes politike-kulturore kombëtare dhe e kryengritjeve të mëdha shqiptare kundër sundimit osman në vitet 1910-1912, të cilat dallohen si për masivitetin e shkallën më të lartë të organizimit, ashtu edhe për programet politike autonomiste të dala nga gjiri i tyre; këto rrethana e bënë Lëvizjen Kombëtare Shqiptare një faktor të rëndësishëm ndërkombëtar në fazën e acarimit të kontradiktave ndërimperialiste. Ato përgatitën truallin për Shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë, fitore e madhe historike me të cilën mbyllet kjo pjesë si edhe vëllimi i dytë.*



* * *

*Si bazë teorike e metodologjike për hartimin e këtij vëllimi kanë shërbyer veprat e klasikëve të socializmit shkencor: Marksit, Engelsit, Leninit, Stalinit, orientimet e Partisë së Punës së Shqipërisë dhe Veprat e shokut Enver Hoxha.*

*Për trajtimin e njërit prej problemeve themelore të periudhës, atij të lindjes dhe zhvillimit të marrëdhënieve kapitaliste në qytet dhe në fshat, autorët dhe redaktorët u mbështetën në tezat themelore të veprës së K. Marksit «Kapitali» dhe të veprave të V. I. Leninit «Zhvillimi i kapitalizmit në Rusi», «Çështja agrare në Rusi në fund të shek. XIX», etj.*

*Rëndësi të veçantë për kuptimin e drejtë të Lëvizjes Kombëtare në Ballkan kanë punimet e shkruara nga K. Marksi dhe F. Engelsi «Kombësitë në Turqi», «Çështja turke», «Në lidhje me çështjen lindore», «Çdo të bëhet me Turqinë Evropiane», «Ngatërresat ruso-turke», etj., ku trajtohen disa probleme themelore të historisë së re të Lindjes. Duke shfaqur simpatinë për popujt ballkanikë, Marksi dhe Engelsi vinin në dukje se arsyet e prapambetjes së këtyre vendeve nuk duheshin kërkuar në mungesën e aftësive të popujve, por në shtypjen shekullore kombëtare, në zgjatjen artificiale të jetës së feudalizmit në Perandorinë Osmane dhe në ndërhyrjen grabitqare të shteteve kapitaliste të Evropës. Me gjithë përpjekjet e shteteve të mëdha kapitaliste të Evropës për t'ia zgjatur artificialisht jetën perandorisë së kalbur të sulltanëve për ta përdorur për qëllimet e tyre strategjike dhe si burim lëndësh të para e treg për mallrat e tyre, shembja e saj për Marksin dhe Engelsin ishte e pashmangshme: ajo lidhej me zhvillimin e gjithanshëm të forcave ekonomike-shoqërore të popujve ballkanikë, gjë që do të shpinte në mënyrë të domosdoshme në formimin e shteteve kombëtare në Ballkan.*

*Problemet e formimit të kombit dhe të lëvizjes kombëtare veçanërisht në kushtet e imperializmit kanë zënë një vend të rëndësishëm në veprat e Leninit dhe të Stalinit, të cilët i trajtuan ato teorikisht dhe përcaktuan qëndrimin e partisë së proletariatit ndaj tyre (V.I. Lenin, «Mbi të drejtën e popujve për vetëvendosje», J. V. Stalin, «Marksizmi dhe çështja kombëtare», etj.). Te artikujt e shkruar nga Lenini në periudhën e Luftës I Ballkanike «Popujt ballkanas dhe diplomacia evropiane», «Kuptimi social i fitoreve serbo-bullgare», «Një kapitull i ri i historisë botërore», etj.), gjejmë*

*vlerësimin e lëvizjeve kombëtare të popujve ballkanas dhe përcaktimin e detyrave të partive punëtore social-demokrate ndaj këtyre lëvizjeve, për t'iu kundërvënë degjenerimit të tyre drejt shovinizmit shtetmadh.*

*Një analizë të thellë shkencore të imperializmit — periudhës së re historike që filloi me kalimin e kapitalizmit të vjetër «të lirë» në kapitalizëm monopolist, ka bërë Lenini në veprat e tij «Imperializmi si faza më e lartë e kapitalizmit» etj. Mësimet e Leninit mbi imperializmin dhe vendet koloniale shërbejnë për të kuptuar edhe historinë e popullit shqiptar në këtë periudhë. Ato na japin mundësi të shohim prapa politikës së fuqive imperialiste ndaj popujve të Ballkanit e, veçanërisht, ndaj Shqipërisë edhe atëherë kur ajo paraqitet si «miqësore» dhe «e painteresuar», synimet egoiste dhe grabitqare të këtyre fuqive.*

*Një rëndësi veçanërisht të madhe për studimin e Rilindjes kanë dokumentet e PPSh dhe materialet e shokut Enver Hoxha siç janë: Vendimi i KQ të PPSh i korrikut 1959, Raportet e fjalimet e shokut Enver Hoxha mbajtur në Konferencën II Nacionalçlirimtare në Labinot (shtator 1943) në Kongresin I Antifashist Nacionalçlirimtar të Përmetit (maj 1944), në Mbledhjen II të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Beratit (tetor 1944), në Kongreset e PPSh (Kongresi I — VIII), fjalimet e mbajtura me rastin e përvjetorëve të Pavarësisë së Shqipërisë e të Çlirimit të vendit nga pushtuesit fashistë dhe sidomos diskutimet në forumet udhëheqëse të Partisë, kushtuar drejtpërsëdrejti gjendjes së shkencës historike shqiptare dhe studimet kushtuar Rilindjes Shqiptare. Ato kanë shërbyer si busull orientuese për vlerësimet, interpretimet dhe përgjithësimet që u janë bërë ngjarjeve e dukurive të kësaj periudhe të shquar në historinë e popullit tonë.*

*Në përcaktimin shkencor që shoku Enver Hoxha i ka bërë Rilindjes si «... një epokë revolucionare demokratike me shumë rëndësi në historinë dhe letërsinë e popullit tonë ... një epokë e ndritur e udhëhequr nga idetë iluministe, nga njerëzit tanë të shquar të asaj periudhe, që me të drejtë është quajtur Rilindja e kombit, dalja nga errësira mesjetare--feudale, imperialiste, në dritë, në kryengritje, në luftë për liri, pavarësi, demokraci, për dritë dhe arsim». (Vepra, vëll. 37), janë sintetizuar në një të tërë aspektet themelore të kësaj lëvizjeje të madhe politike, shoqërore e kulturore që përfshiu dekada të tëra të historisë së re.*

*Shoku Enver Hoxha i orienton studiuesit tanë që të mos lejojnë shfaqjet më të vogla të nënvleftësimit të trashëgimisë historike e kulturore që na kanë lënë rilindësit dhe nga ana tjetër të ekzaltimit të figurës së tyre. «Rilindësit tanë, — shkruan ai, — të vihen drejt në epokën kur kanë jetuar, punuar dhe luftuar, duhet të vihen në dukje idetë e tyre, të cilat ishin prodhimi i zhvillimit të shoqërisë së asaj epoke, duhet të vihen në dukje qëllimet e tyre, ku synonin imediatisht dhe në perspektivë. Po të shikohen gjërat kështu drejt do të dalë se rilindësit ishin njerëz të shquar me ide përparimtare, ishin iluministë revolucionarë, të guximshëm dhe me një atdhedashuri të madhe e të zjarrtë. Ata luftuan me pushkë e me pendë për lirinë dhe pavarësinë e popullit për zgjimin e tij. Të gjitha këto janë anët pozitive të tyre, të cilat janë të mëdha. Të gjitha këto veti dhe karakteristika të epokës së Rilindjes dhe të rilindësve ne duhet t'ia japim popullit» (Vepra, vëll. 37).*

*Ne materialet e botuara kohët e fundit: «Për zhvillimin e shkencës dhe përgatitjen e kuadrit llogaritë t'i bëjmë mirë dhe me kohë» dhe «Disa mendime për rilindësit» (Shënime), të qershorit 1978, shoku Enver Hoxha, duke shprehur vendosmërinë e Partisë sonë për t'iu mbajtur gjithmonë trajtimit të historisë kombëtare nga pozitat e marksizëm-leninizmit, orienton historianët tanë që në studimin e saj e sidomos të ngjarjeve të tilla të Rilindjes si Lidhja Shqiptare e Prizrenit etj., të mbështeten gjithnjë në mendimet e vlerësimet e themeluesve të marksizëm-leninizmit për «Çështjen e Lindjes», «Për lëvizjet nacionale dhe për lëvizjen revolucionare botërore». «Pikërisht në studimet e Marksit dhe të Engelsit, — shkruan ai, — ne do të gjenim një mbështetje teorike materialiste për të kuptuar në mënyrë racionale pikëpamjet e udhëheqësve të kësaj veprimtarie të madhe luftarake-politike, shtetërore etj., siç është Lidhja Shqiptare e Prizrenit». (Studime politiko-shoqërore, Tiranë, 1981, nr. 1).*

*Duke analizuar në mënyrë kritike arritjet në fushën e shkencave tona historike, shoku Enver Hoxha shtron para historianëve detyrën që «të thellohen në evenimentet kyçe të historisë së vendit tonë», që «... të gjitha këtyre çështjeve duhet t'u futen në mënyrë monografike në mënyrë të specializuar». Shoku Enver Hoxha tërheq vëmendjen e studiuesve «te çështja e konceptimit të përgjithshëm të historisë së Shqipërisë, te deduksionet politike, ideologjike, organizative, ekonomike, luftarake, taktike e strategjike, që duhen nxjerrë në lidhje me ngjarjet historike» (Po aty).*

*Në shkrimin «Disa mendime për rilindësit» (Shënime), shoku Enver Hoxha vlerëson edhe një herë, në mënyrë të plotë e të gjithanshme, veprimtarinë dhe kontributin e rilin-*

dësve në luftën e popullit shqiptar për çlirimin kombëtar, në themelimin e kulturës kombëtare e demokratike shqiptare. Krahas vlerësimit të tyre si njerëz «të shquar të mendimit përparimtar shqiptar . . .», si «dijetarë të mëdhenj, filozofë, mendimtarë dhe njerëz të aksionit, d.m.th. elementë revolucionarë të vendit tonë . . .», ai evidencon edhe meritat e tyre si iluministë të shquar që «kanë qenë frymëzuar nga revolucioni klasik demokratiko-borgjez i Francës, të cilin siç duket qartë në shkrimet e tyre, ata e kanë pasë studiuar» (Studime politiko-shoqërore, Tiranë, 1982, nr. 2). Shoku Enver Hoxha ka vlerësuar lart faktin që rilindësit tanë të shquar u bënë shprehës të aspiratave të masave popullore dhe pikërisht për këtë arsye arritën të formulonin drejt detyrat strategjike e taktike të kohës.

Një program i gjerë pune për studimin e historisë e të kulturës shqiptare, përbën fjala e shokut Enver Hoxha «Të ngrihen në një nivel më të lartë shkencat që studiojnë historinë, gjuhën dhe kulturën tonë kombëtare», mbajtur në mbledhjen e sekretariatit të KQ të PPSh, më 9 maj 1983. Krahas detyrave shumë të rëndësishme që shtron për thellimin e mëtejshëm të studimeve të historiografisë shqiptare për periudhën e Luftës Nacionalçlirimtare dhe të ndërtimit të socializmit, në këtë fjalim jepen orientime me vlerë të madhe edhe për hulumtimin e problemeve të tilla të Rilindjes Kombëtare, siç janë gjendja ekonomike-shoqërore e vendit, fshatarësia, gjendja dhe roli i saj në etapa të ndryshme historike, ndikimi i besimeve fetare, domosdoshmëria e forcimit të luftës kundër shtrembërimeve dhe qëndrimeve antishqiptare të historiografisë së huaj mbi Shqipërinë etj. («Studime politiko-shoqërore», Tiranë, 1983, nr. 4).

*
* *

Gjendja e burimeve për periudhën që përfshin ky vëllim është relativisht e mirë. Ndër to fillojnë e mbizotërojnë dokumentet e shkruara në gjuhën shqipe ose në gjuhë të huaj por me origjinë shqiptare. Pjesa më e madhe e tyre është ende e pabotuar dhe gjendet në arkivat e Tiranës (Arkivi Qendror Shtetëror—AQSh) si edhe në bibliotekat e RPSh (reparti i dorëshkrimit i Bibliotekës Kombëtare në Tiranë, i Bibliotekës së Shtetit në Korçë, etj.).

Materialet arkivore vendase për shek. XIX dhe fillimin e shek XX përbëhen pjesërisht nga akte institucionesh shtetërore dhe fetare. Aktet e administratës vendase janë ruajtur vetëm në mënyrë të pjesshme, gjë që krijon një zbrazëti të madhe për të njohur ngjarjet politike dhe, veçanërisht, zhvillimin ekonomik e shoqëror të vendit. Më të plota janë aktet e zyrës së Sheries së Beratit që mbyllen në vitet 50 të shek. XIX dhe të administratës osmane të Elbasanit prej vitit 1870 deri më 1912.

Nga aktet e institucioneve fetare rëndësi kanë disa materiale të arkivave kishtare të Shkodrës, kodikë të kishave dhe mitropolive të disa qyteteve të Shqipërisë. Ato japin të dhëna jo vetëm për ngjarjet politike, por edhe për ndryshimet në strukturën ekonomike-shoqërore të vendit në këtë periudhë. Në fondet arkivore shqiptare ruhen edhe disa akte private vendase të cilat janë, gjithashtu, me interes për gjendjen social-ekonomike të kësaj periudhe. Të tilla janë për shembull, regjistrat e disa çifligarëve të Vlorës e të Elbasanit, praktikat e disa firmave tregtare shqiptare si ato të Vëllezërve Çoba në Shkodër, kronikat që kanë mbajtur disa persona të caktuar mbi ngjarjet politike të krahinës së tyre si ajo e Sirrit për zonën e Shkodrës ose mbi jetën e fshatrave të tyre si ajo e Dh. Cancos në fshatin Boboshticë të rrethit të Korçës etj. (AQSh).

Pasurinë kryesore të arkivave shqiptare për këtë periudhë e përbëjnë, para së gjithash, aktet e rrjedhura nga veprimtaria e aktivistëve të lëvizjes patriotike, nga veprimtaria e shoqërive, komiteteve, klubeve politike-kulturore dhe redaksive të gazetave shqiptare të kohës. Me rëndësi të veçantë për njohjen e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare janë fondet «Spiro R. Dine», «Jeronim De Rada», «Dora d'Istria», «Shoqëria e Bukureshtit», «Nikolla Naço», «Ibrahim Temo», «Thanas Tashko», «Luigj Gurakuqi», «Themistokli Gërmenji», etj. (AQSh). Vinë pastaj letërkëmbimet që zhvilluan me njëri-tjetrin ose me personalitete të huaja, udhëheqës dhe veprimtarë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare (AQSh).

Fondi dokumentar shqiptar plotësohet me materialet arkivore të huaja të riprodhuara nga arkivat osmane, austro-hungareze, franceze, angleze, gjermane, italiane, jugosllave, etj. Përfaqësuesit e shteteve të huaja në trevat shqiptare, duke filluar sidomos nga vitet 50 të shek. XIX raportonin rregullisht, nganjëherë me hollësitë më të mëdha, mbi ngjarjet politike, veçanërisht në periudha krizash politike, si edhe mbi gjendjen ekonomike-shoqërore të vendit. Dokumentet e huaja hedhin dritë edhe mbi politikën e Portës së Lartë

*dhe mbi qëndrimin e Fuqive të Mëdha e të shteteve fqinje ndaj Shqipërisë dhe çështjes shqiptare.*

*Nga materiali dokumentar për pjesën që përfshin ky vëllim janë bërë disa botime. Ndër to vendin kryesor para Çlirimit e zënë njoftimet statistikore zyrtare të shtetit osman të përfshira në salnamet (Vjetarët) e përgjithshme për perandorinë (1871-1912) ose salnamet e veçanta për vilajetet (1871-1912), nganjëherë edhe salname për tema të caktuara (për arsimin, për ushtrinë etj.). Botime të tjera para Çlirimit janë bënë nga H. Shkoza (1935), mbi legjislacionin financiar osman që ishte në fuqi në Shqipëri (1839-1934) dhe nga A. Lorekio (Lorecchio, 1919-1922), një përmbledhje memorandumesh shqiptare të periudhës së Rilindjes Kombëtare.*

*Pas Çlirimit, me krijimin e Arkivit Qendror Shtetëror dhe të një vargu institucionesh shkencore filloi edhe botimi me sistem i dokumenteve për Rilindjen Kombëtare Shqiptare, ku janë përfshirë si fonde vendase, ashtu edhe të huaja. Disa dokumente janë botuar në përkthimin shqip me raste jubilesh të ngjarjeve e personaliteteve historike nëpër faqet e revistave, kryesisht në «Studime historike». Mbi kryengritjet popullore antiosmane të viteve 30 të shek. XIX hedh dritë vëllimi me dokumente osmane përgatitur nga P. Thëngjilli (1978), kurse për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit një vëllim me dokumente osmane, botuar nga K. Prifti (1978), një nga I. Rexha (Prishtinë, 1978) një vëllim me dokumente franceze nga L. Mile (1978) dhe një me dokumente angleze nga S. Rizaj (Prishtinë, 1978). Një rëndësi të veçantë ka botimi i akteve të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare të viteve 1878-1912, përgatitur nga St. Pollo e S. Pulaha (1978). Dokumente për personalitete të veçanta të Lidhjes janë botuar në vëllimet kushtuar jetës dhe veprimtarisë së tyre. Në dy vëllime janë përmbledhur nga Z. Haskaj artikuj të zgjedhur nga shtypi që pasqyrojnë mendimin politik e shoqëror të Rilindjes (1971-1976).*

*Përsa u përket burimeve dokumentare të huaja, vendin kryesor e zënë aktet diplomatike dhe konsullore të Fuqive të Mëdha dhe të monarkive ballkanike të cilat ndiqnin me interes të veçantë ngjarjet që zhvilloheshin në Shqipëri. Prej tyre, vetëm një pjesë shumë e vogël ka hyrë në korpuset e botuara me dokumente diplomatike të Fuqive të Mëdha (Gjermania, Franca, Anglia, Rusia, Italia dhe Austro-Hungaria). Shumica dërrmuese e akteve që kanë lidhje me ngjarjet shqiptare të kësaj periudhe deri sot kanë mbetur të pabotuara. Si të parat, ashtu dhe të dytat përmbajnë shpeshherë njoftime të hollësishme mbi çka ndodhte në Shqipëri, të cilat*



*nuk ndeshen në burime të tjera. Veç kësaj ato japin mundësi të njihet jo vetëm qëndrimi i Fuqive të Mëdha apo i monarkive ballkanike daj çështjes shqiptare por edhe pozita ndërkombëtare e Shqipërisë në momente të caktuara të kësaj periudhe. Veçse ato kërkojnë një përdorim tepër të kujdesshëm kritik pasi ka raste kur autorët e tyre ose nuk e kanë njohur sa duhet gjendjen e brendshme të Shqipërisë, ose e kanë trajtuar me paragjykime negative në përshtatje me politikën e qeverive të tyre.*

*Një kategori tjetër burimesh me interes për Rilindjen Kombëtare janë kujtimet personale të pjesëmarrësve në lëvizje dhe përshkrimet e përshtypjet e udhëtarëve të huaj. Ndonëse nuk kanë vlerën e materialeve dokumentare kjo kategori burimesh merr një rëndësi të veçantë sidomos për ato vite ose çështje për të cilat burimet e tjera janë të varfëra.*

*Ndër to duhen përmendur sidomos kujtimet e J. Vretos, I. Qemalit, J. De Radës, G. Frashërit, R. Frashërit, V. Dodanit, M. Gramenos, H. Prishtinës, N. Ivanajt, si edhe kujtimet e veteranëve të lëvizjes për çlirimin kombëtar që u botuan nga P. Pepo me rastin e 50-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë.*

*Kujtime mbi Lëvizjen Kombëtare Shqiptare kanë botuar edhe autorë të huaj: S. Kylçe (S. Külce), K. Libardi (C. Libardi), A. Godeni, E. Dërham (E. Durham) etj., të cilët kanë marrë pjesë ose kanë qenë dëshmitarë ngjarjesh të ndryshme historike të zhvilluara në Shqipëri. Këto kujtime, si gjithë literatura e kësaj gjinie, përmbajnë edhe gjykime me karakter të theksuar subjektiv.*

*Shtimi i interesit për Shqipërinë në botën e jashtme pati si rrjedhim rritjen e numrit të shkencëtarëve ose edhe të udhëtarëve të thjeshtë apo me mision që përshkuan vendin dhe na lanë përshkrime udhëtimi pak a shumë të hollësishme. Në mjaft raste këto përshkrime, duke qenë rezultat i një njohjeje të shpejtë e të cekët, janë bërë për të kënaqur kuriozitetin dhe më keq akoma kanë karakter sensacional, kështu që japin një përfytyrim të gabuar për njerëzit dhe vendin (Sp. Gopçeviç, etj.). Megjithatë, disa nga këto vepra kanë ruajtur deri më sot vlerën e tyre si burime historike, veçanërisht me të dhënat e tyre për gjendjen ekonomike-shoqërore të vendit. Hartuar nga vëzhgues të mprehtë dhe njohës të mirë të vendit, vepra si ato të A. Bue-së (A. Boué), J. G. Han-it (J. G. Hahn), H. Hekard-it (H. Hecquard), J. Myler-it (J. Müller) na japin një kuadër mjaft të plotë e të gjithanshëm të Shqipërisë në vitet 40-60 të shek. XIX. Më të kufizuar gjeografikisht në rrethin e vëzhgimeve të tyre mbi gjendjen ekonomike e shoqërore të Malësisë së Veriut*

*janë A. Degrand-i (A. Degrand), F. Nopça (F. Nepcsa), E. Koci (E. Cozzi), K. Shtainmec (K. Steinmetz).*

*Një gjini burimesh me rëndësi janë edhe traktatet programatike të hartuara nga aktivistë të Rilindjes Kombëtare. Ato pasqyrojnë, përveç të tjerave edhe pikëpamjet politike-shoqërore dhe botëkuptimin e këtyre aktivistëve. Kështu, p.sh., hyrja e hartuar nga Naum Veqilharxhi për botimin e dytë të abetares së tij (1845) dhe studimi që i ka paravënë Zef Jubani mbledhjes së tij të këngëve popullore më 1871 na ndihmojnë të njohim më mirë programin e Rilindjes Kombëtare në fazën e parë të saj.*

*Më vonë rilindësit i shprehën pikëpamjet e tyre në shkrime të veçanta propagandistike, të cilat, në disa raste, morën karakterin e traktateve historike-politike më vete siç janë ato të A. Frashërit, (1878), J. Vretos (1878), P. Vasës (1879), E. Brandit (Prandes, 1880), e sidomos të S. Frashërit (1899), etj. Këto janë dokumente të rëndësishme të mendimit politiko-shoqëror dhe të lëvizjes kulturore shqiptare në përgjithësi, ndonëse nuk janë zhveshur nga kufizimet karakteristike të kohës, si edhe nga elementë subjektivë, nga pikëpamja politike personale.*

*Më në fund nuk duhen lënë pas dore si burime historike edhe disa vepra letrare, autorët e të cilave kanë marrë pjesë vetë në ngjarjet. Këto vepra na dëshmojnë se si i kanë parë këto ngjarje bashkëkohësit. Në këtë kategori përfshihen edhe krijimet folklorike ku shprehet procesi i rëndësishëm i zhvillimit të ndërgjegjes kombëtare në masat popullore dhe pasqyrohet pjesëmarrja e tyre në kryengritjet e armatosura çlirimtare dhe qëndrimi i tyre ndaj ngjarjeve dhe figurave historike.*

*Një rëndësi të veçantë si burim historik për studimin e periudhës së Rilindjes ka shtypi shqiptar. Në një kohë kur brenda në Shqipëri ndalohej shkrimi shqip dhe të shprehurit e lirë të mendimit, nuk mund të kishte rrjedhimisht edhe shtyp shqiptar. Ky filloi të botohej jashtë vendit nga rrethet patriotike shqiptare. Pas vitit 1908 organe të ndryshme u botuan edhe brenda vendit. Rëndësia e shtypit shqiptar si burim historik është e madhe jo vetëm sepse na njofton mbi ngjarjet e brendshme, por para së gjithash, sepse ai u bë tribunë e mendimit politik e shoqëror të aktivistëve dhe organizatave të ndryshme politike të lëvizjes kombëtare. Si të tilla dallohen organet «Fiamuri i Arbërit» (1883-1887), «Shqipëria» (1897-1899) «Drita» (1901-1908), «Kombi» (1906-1908). «Shqypeja e Shqypenisë» (1909-1911), «Dielli» (1909-1912), «Liri e Shqipërisë» (1911-1915) etj.*



* * *

*Për përgatitjen e këtij vëllimi autorët dhe redaktorët kanë shfrytëzuar edhe literaturën historiografike shqiptare e të huaj kushtuar Rilindjes Kombëtare Shqiptare.*

*Rilindja Kombëtare, si periudhë e re historike, ka tërhequr vëmendjen e studiuesve si para Luftës së Dytë Botërore dhe pas saj.*

*Historiografia shqiptare e paraçlirimit nuk i kushtoi asaj punime të posaçme as për periudhën në tërësi dhe as për aspekte të veçanta të saj. Disa njoftime dhanë në veprat e tyre Dom N. Nikaj (1917), T. Curani (1898) dhe N. Ivanaj (1943), por vëmendja e tyre u përqendrua sidomos në kryengritjet antiosmane të zhvilluara në këtë periudhë, të cilat u trajtuan në mënyrë të njëanshme, vetëm si lëvizje kundër politikës grabitqare dhe arbitrare të Portës së Lartë apo kundër cenimit të tokave shqiptare pa i parë ato si pjesë përbërëse të një lëvizje kombëtare me kërkesa jo vetëm ekonomike, por edhe politike autonomiste.*

*Në shtypin përparimtar të kohës («Bota e Re», 1936-1937 dhe «Rilindja» 1934-1936) u botuan artikuj kushtuar ngjarjeve apo figurave më të shquara të Rilindjes. Të tilla ishin sidomos shkrimet e botuara me rastin e 25-vjetorit të Pavarësisë më 1937. Por këto shkrime kishin më tepër karakter propagandistik dhe synonin të ruanin në masat e popullit traditat patriotike e revolucionare të Rilindjes dhe t'i shërbenin lëvizjes antizogiste, antifashiste, demokratike të kohës.*

*Studimi i Rilindjes Kombëtare u vu mbi baza të shëndosha shkencore vetëm pas Çlirimit, në vitet e Pushtetit Popullor, kur historiografia e re shqiptare, e mbështetur në metodologjinë marksiste-leniniste dhe në orientimet e Partisë dhe të shokut Enver Hoxha, i kushtoi asaj një vëmendje të veçantë. Ashtu si edhe periudhat e tjera të historisë së popullit tonë, historiografia jonë e re e ka vlerësuar në mënyrë kritike trashëgimin që kanë lënë autorët shqiptarë e të huaj.*

*Në mënyrë tërësore ajo u trajtua për herë të parë në vëllimin e dytë të Historisë së Shqipërisë që u botua më 1965, ndërsa aspekte të veçanta apo ngjarje të rëndësishme të saj u trajtuan në një varg artikujsh dhe monografish. Atyre u janë kushtuar gjithashtu konferenca e sesione shkencore të mbajtura në Tiranë dhe në rrethe të ndryshme, si: Sesioni shkencor mbi formimin e kombit shqiptar dhe mbi lëvizjen kombëtare (1952), Konferenca e Parë e Studimeve Albanolo-*

*gjike (1962), Sesioni shkencor me rastin e 90-vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (1968), Sesioni shkencor për 60-vjetorin e Kongresit të Manastirit (1968), Konferenca kombëtare e studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit (1978), Konferenca shkencore për 100-vjetorin e lindjes së F. S. Nolit (1982), Konferenca shkencore kushtuar 70-vjetorit të shpalljes së Pavarësisë (1982) etj.*

*Problemeve të përgjithshme të Rilindjes u kanë kushtuar studimet e tyre A. Buda (1957, 1964), St. Pollo (1953, 1962, 1965), K. Frashëri (1953, 1965), L. Mile (1965). Me problemet e marrëdhënieve ndërkombëtare të Rilindjes është marrë A. Puto (1968, 1970, 1978, 1979). Këta autorë kanë vënë në dukje karakterin, tiparet, forcat lëvizëse, programet dhe marrëdhëniet me shtetet e tjera të Lëvizjes sonë kombëtare dhe kanë dhënë edhe periudhizimin e saj.*

*Ndër autorët e huaj N. Jorga (1919) dhe sidomos J. Suajer (J. Swire, 1929) na kanë dhënë nga një studim përgjithësues ku e trajtojnë Rilindjen si një lëvizje të ndërgjegjshme kombëtare që kishte si qëllim të fundit çlirimin e popullit shqiptar nga zgjedha osmane dhe formimin e një shteti të pavarur.*

*Për shkak të dobësisë së saj metodologjike, historiografia e paraçlirimit, qoftë shqiptare, qoftë e huaj, nuk u mor fare me bazën ekonomike dhe shoqërore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, pasi ajo nuk shikonte ndonjë lidhje midis tyre. Veç kësaj ajo nuk e preku as si temë në vetvete problemin e shthurrjes së marrëdhënieve feudale dhe të lindjes së marrëdhënieve kapitaliste në Shqipëri, me të cilën është i lidhur problemi i strukturës shoqërore të popullsisë dhe i faktorëve klasorë që marrin pjesë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Ajo çka u botua, iu kushtua vetëm fushave ose aspekteve të veçanta të gjendjes ekonomike dhe shoqërore të Shqipërisë gjatë periudhës së fundit të sundimit osman.*

*Nga historiografia shqiptare e paraçlirimit mund të përmenden vetëm dy punime të hartuara, njëri nga G. Guga (1909) mbi lëvizjen tregtare të vilajetit të Shkodrës në fillim të shek. XX, tjetri nga E. Vlora (1940), mbi ekonominë bujqësore të Shqipërisë gjatë shek. XIX, i cili mbeti në dorëshkrim. Punimi i parë ka karakter kryesisht informativ dhe kufizohet vetëm me lëvizjen e tregtisë së jashtme. Përkundrazi, E. Vlora, një nga bejlerët çifligarë më të mëdhenj të Shqipërisë, paraqitet në punimin e vet si një nga mbrojtësit më të flaktë të pronës së madhe çifligare dhe të klasës çifligare.*

*Karakter kryesisht informativ ka gjithashtu edhe historiografia e huaj e paraçlirimit. Njoftime të përgjithshme dhe pa vlerë studimore kanë, p.sh. A. Galanti (1901), L. Simini (1902), E. Barbariç (1905) etj. Mbi ekonominë bujqësore, në përgjithësi, dhe mbi pronësinë çifligare, në veçanti, kanë njoftime me vlerë vetëm punimet e dy studiuesve të huaj, njëri italian U. Rozati (U. Rosati, 1915), tjetri austriak E. Sedlmair (E. Sedlmayr, 1916), të cilët kryen studime në vend menjëherë pas Shpalljes së Pavarësisë. Ky i fundit na ka dhënë sidomos një material të dobishëm për të studiuar me baza shkencore karakterin e marrëdhënieve agrare. U. Rozati, G. Baudin (1915) E. Sedlmair (1916), B. Peh, (B. Pech, 1916) japin, gjithashtu, të dhëna me interes për të gjykuar mbi nivelin agroteknik të bujqësisë shqiptare në fund të sundimit osman. Njoftime fragmentare mbi shfrytëzimin e pasurive minerare nga ana e shoqërive të huaja ndeshen në shkrimet e F. Biankonit (F. Bianconi, 1885) dhe M. Manjanit (M. Magnani, 1942). Nga autorët e kohës, pasqyrën më të plotë të rrugëve të komunikacionit e jep E. Isambert (1972).*

*Duke u nisur nga teza marksiste-leniniste se proceset politike dhe kulturore nuk mund të kuptohen dhe as të shpjegohen drejt në qoftë se nuk shihen në vartësi me proceset ekonomike dhe shoqërore të epokës së tyre, historiografia e re shqiptare i kushtoi qysh në fillim kujdesin e duhur këtij problemi themelor për shkencën historike. Por tema, tepër e vështirë në vetvete, ishte kaq e palëvruar, sa historiografia shqiptare nuk mund ta zgjidhte menjëherë në mënyrë të argumentuar. Qysh në vitet 50 u dukën përpjekjet e para në trajtimin e disa aspekteve të çështjes së lindjes së marrëdhënieve kapitaliste në Shqipëri, të cilat duhet të vlerësohen jo aq për rezultatet e arritura, sesa si shprehje e orientimit të historiografisë shqiptare drejt këtij problemi kardinal metodologjik. Mund të thuhet se hapi i parë për të sqaruar bazën ekonomike shoqërore të Rilindjes Kombëtare Shqiptare në një vështrim më përgjithësues u krye më 1965 me botimin e Historisë së Shqipërisë (vëll. II).*

*Më vonë dolën shkrime të tjera kushtuar zhvillimit ekonomik dhe shoqëror të Shqipërisë gjatë periudhës së Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Por edhe këto trajtuan fusha dhe aspekte të veçanta të problemit. Zija Shkodra u mor kryesisht me problemet e qytetit — me esnafët shqiptarë (1973), me panairet në Shqipëri (1977), me tregun shqiptar (1978), ndërsa Ligor Mile u përqendrua në probleme të fshatit — mbi marrëdhëniet agrare (1981), qëndresën e fshatarëve (1979). K. Misha trajtoi formimin e klasës punëtore shqiptare (1970), Z. Hamiti shfrytëzimin e pasurive minerare nga shoqëritë e huaja (1970), K. Frashëri strukturën klasore në Shqipëri gja-*

*të viteve të Lidhjes së Prizrenit (1979), kurse G. Shpuza aspekte të zhvillimit ekonomik të fazave të fundit të Rilindjes (1980). Megjithatë problemi i zhvillimit ekonomik e shoqëror të Shqipërisë gjatë periudhës së Rilindjes Kombëtare dhe në mënyrë të veçantë ai i lindjes së marrëdhënieve kapitaliste në Shqipëri mbetën përsëri për t'u trajtuar shkencërisht në tërësinë dhe thellësinë e tyre.*

*Zbatimi i reformave të Tanzimatit dhe kryengritjet antiosmane, që u zhvilluan në vitet 30-70 të shek. XIX në Shqipëri, nuk kanë qenë bërë objekt studimesh të veçanta nga autorët shqiptarë paraçlirimit me përjashtim të S. Stavru (1922) dhe të ndonjë autori tjetër që ka shkruar në organet e kohës, të cilët ua kanë njohur këtyre kryengritjeve karakterin nacionalçlirimtar. Arbëreshi V. Dorsa (1847) nga ana e tij arriti të shihte qysh në vitet 40 të shek. XIX-të në këto kryengritje shprehjen e zgjimit kombëtar e të Rilindjes shqiptare, synimin për t'u çliruar nga zgjedha e huaj.*

*Autorët e huaj nuk janë marrë seriozisht me këtë periudhë e nuk e kanë trajtuar atë në tërësinë e saj. Ata na japin të dhëna me interes për kryengritje të veçanta, pa një analizë të thelluar e pa një argumentim shkencor të tyre. Këta autorë kanë dhënë vlerësime të ndryshme për kryengritjet popullore shqiptare kundër Tanzimatit.*

*Një pjesë si A. Bue, J. Hahn (1854), H. Hekard, A. Galanti (1901), Th. Ipen (1902), C. R. V. Zaks (C. R. V. Sachs, 1913), N. Jorga (1919), A. Baldaçi (A. Baldaci, 1929), etj., i kanë parë ato në mënyrë të njëanshme si kryengritje të drejtuara vetëm kundër taksave, shërbimit të rregullt ushtarak dhe abuzimeve të nëpunësve turq, të nxitura nga feudalët për të ruajtur privilegjet e tyre të vjetra administrative. Të tjerë si V. Stojançeviç (1957) dhe D. Gjorgjeviç (1965) i kanë konsideruar këto kryengritje si shprehje të një shoqërie primitive, të drejtuara nga e kaluara me karakter konservator e reaksionar kundër «progresit» që sillnin, gjoja, reformat e Tanzimatit ose si lëvizje fanatike ksenofobe. Autorë të tjerë si A. Lutfi, S. Kylçe (1944), i trajtojnë këto si lëvizje të shkaktuara nga grindje lokale ose si veprime të organizuara nga qeveritarët osmanë për të nxjerrë fitime personale.*

*Të gjithë këta autorë e shtrembërojnë realitetin historik shqiptar. Vlerësimet e tyre nuk janë aq rezultat i mosnjohjes së gjendjes së vendit, se sa i një nënvleftësimi sistematik të shkallës së zhvillimit shoqëror-kulturor të popullit shqiptar, jehonë e synimeve armiqësore antishqiptare të qarqeve të caktuara politike.*

*Autorët e huaj që u japin këtyre kryengritjeve antiosmane karakter nacionalçlirimtar janë S. Robert (C. Robert, 1852), E. Spenser (E. Spencer, 1853), Dora d'Istria (1866).*

*Historiografia e re shqiptare e pasçlirimit bëri një hap të rëndësishëm në njohjen, studimin dhe interpretimin e drejtë të karakterit të reformave tanzimatiste dhe të zbatimit të tyre në Shqipëri, si edhe të veprimtarisë politiko-kulturore dhe të kryengritjeve antiosmane të viteve 30-70 të shek. XIX. Ato u studiuan nga Z. Shkodra (1959), L. Mile (1962), M. Islami (1967), K. Frashëri (1978), dhe në një studim monografik nga P. Thëngjilli (1981). Me ndonjë përjashtim, historiografia jonë e re i ka vlerësuar këto kryengritje pozitivisht duke njohur karakterin e tyre nacionalçlirimtar dhe duke i konsideruar si pjesë përbërëse të Rilindjes Kombëtare. Me marrëdhëniet shqiptare-serbe gjatë kësaj periudhe është marrë S. Brestovci (1979).*

*Një vend të rëndësishëm ka zënë në historiografinë shqiptare e të huaj Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878-1881). Për të ekziston një literaturë relativisht e pasur. Numrin më të madh e përbëjnë trajtesat historike me karakter të përgjithshëm, autorët e të cilave nuk mund të mos ndaleshin, kush më shumë e kush më pak, në ngjarjet shqiptare të viteve 1878-1881. Ka gjithashtu një varg të gjatë artikujsh studimorë, të cilët trajtojnë aspekte të veçanta të veprimtarisë së saj trevjeçare.*

*Vlerësimet që janë dhënë në të kaluarën në fushën e studimeve mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit karakterizohen nga tri tendenca kryesore.*

*Tendencën e parë e ka përfaqësuar në mënyrë të veçantë historiografia shqiptare. Autorët e saj kryesorë si K. Dako (1904, 1922), S. Stavru (1922) etj., dhe sidomos Xh. Belegu (1939), i cili dha punimin më të plotë dhe më të dokumentuar të botuar deri atëherë brenda dhe jashtë vendit, e kanë vlerësuar Lidhjen Shqiptare të Prizrenit si një lëvizje me karakter kombëtar të frymëzuar nga ndërgjegjja patriotike. Një qëndrim të tillë ka mbajtur edhe arbëreshi Xh. Skiro (G. Schiro, 1904). Ata vunë në dukje pjesëmarrjen në të e të gjithë shtresave të popullit shqiptar, shtrirjen e veprimtarisë së saj në të gjitha krahinat e vendit dhe rezultatet e rëndësishme që u arritën prej saj në shkallë kombëtare dhe ndërkombëtare. Në këtë literaturë, përgjithësisht të varfër nga dokumentacioni historik nuk mungojnë edhe dobësi metodologjike. Pothuajse të gjithë autorët e periudhës së paraçlirimit nuk e panë Lidhjen Shqiptare të Prizrenit si një vazhdim në një shkallë më të lartë të Lëvizjes Kombëtare të mëparshme, por e gjykuan si fillimin e Rilindjes Kombë-*

*tare Shqiptare. Veç kësaj ata u ndalën kryesisht vetëm në njërin aspekt, në atë të veprimtarisë së saj politike. Trajtuan hollësisht luftën e saj për mbrojtjen e trojeve shqiptare kundër rrezikut të copëtimit të tyre, por nuk i vunë theksin e duhur luftës së saj për të krijuar një formacion shtetëror autonom mbarëshqiptar si hap i parë për të kaluar më vonë në fitoren e pavarësisë së plotë të Shqipërisë.*

*Një vlerësim të tillë dhanë edhe një varg studiuesish të huaj si A. Galanti (1901), Th. Ipen (1902), E. Barbariç (1905), D. Tucoviç (1913), J. Suajer (1929), G. M. Monti (1942), të cilët nga njëra anë pranonin se Lidhja Shqiptare e Prizrenit u formua me nxitjen ose me përkrahjen e Portës së Lartë, por nuk mund të mos pranonin se shumë shpejt asaj i shkau nga duart duke u kthyer kështu në një organizatë shqiptare të pavarur.*

*Tendencën e dytë thellësisht negative e kanë përfaqësuar disa autorë të huaj, kryesisht pasardhësit e atyre qarqeve borgjeze shoviniste ballkanike, kundër të cilëve luftoi politikisht dhe ushtarakisht Lidhja Shqiptare e Prizrenit. Midis tyre u dalluan në mënyrë të veçantë disa pena serbe si S. Gopçeviç (1881), P. Orloviç (1904), N. Zupaniç (1912), J. Vukiç (1929), V. Gjorgjeviç (1913) si edhe rusi I. Jastrebov (1904), të cilët vazhduan të trumbetonin, ashtu si në valën e polemikës publicistike të viteve të Krizës Lindore, se Lidhja Shqiptare e Prizrenit ishte një organizatë islamike e montuar nga Porta e Lartë, se ajo ishte e zhveshur krejtësisht nga karakteri masiv patriotik, se ajo udhëhiqej nga krerë feudalë turkomanë, se lufta e saj nuk zhvillohej për mbrojtjen e trojeve shqiptare por për atë të kufijve të Perandorisë Osmane.*

*Një pozitë eklektike, zunë një varg autorësh të tjerë, të cilët u përpoqën të gjenin një zgjidhje të ndërmjetme midis dy rrymave antagoniste. Përfaqësuesit kryesorë të kësaj tendence të tretë si J. Haxhivasiljeviç (1909), G. Zaks (1913) dhe S. Kylçe (1944) e paraqesin Lidhjen Shqiptare të Prizrenit si një front në gjirin e të cilit vepruan dy lëvizje paralele — njëra e përfaqësuar nga forca patriotike intelektuale të Shqipërisë së Jugut, të cilat synonin të formonin një shtet autonom, tjetra nga forcat feudale e patriarkale të Shqipërisë së Veriut, të cilat luftuan për të ruajtur venomet e vjetra që kërcënoheshin nga politika tanzimatiste e Portës së Lartë. Sipas tyre, ajo që mbizotëroi në veprimtarinë e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit ishte rryma e dytë e cila me fuqinë e saj luftarake të konsiderueshme, nuk e la atë të përvetësonte tiparet e lëvizjes patriotike revolucionare por e mbajti në hullitë e lëvizjes reaksionare antikombëtare.*



*Pas Çlirimit, historianët e Shqipërisë socialiste i vunë vetes si detyrë të kërkonin truallin shoqëror të lëvizjes, rrënjët e saj historike, forcat e saj lëvizëse, detyrat e saj themelore, ndërlidhjen midis programit dhe aksionit, aspiratave dhe mundësive, baticave dhe zbaticave për të arritur kështu në një vlerësim objektiv të përmbajtjes dhe të karakterit të saj dhe në një analizë më të argumentuar të sukseseve dhe të dështimeve të saj.*

*Një sintezë e tillë u bë për të parën herë me botimin e Historisë së Shqipërisë (vëll. II) më 1965.*

*Punime të tjera që dolën më vonë në Shqipëri nga A. Buda (1966), St. Pollo (1968), A. Puto (1968), G. Shpuza (1968, 1978), sqaruan më tej disa aspekte të veçanta të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Në të njëjtën kohë dhanë ndihmesën e tyre në këtë fushë edhe studiuesit shqiptarë të Kosovës, si A. Hadri (1967), M. Kodra (1974), S. Brestovci (1974), S. Rizaj (1977). Por ajo që i dha një shtytje të mëtejshme studimit të ngjarjeve tronditëse të viteve 1878-1881 ishte afrimi i 100 vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Në Konferencën Kombëtare që u mbajt në Tiranë dhe në sesionet shkencore që u organizuan në disa rrethe më 1978 për të nderuar jubileun e madh, morën pjesë gati 100 studiues, shumica dërrmuese shqiptarë, pjesa tjetër studiues të huaj, të cilët e trajtuan problemin duke u mbështetur në një bazë të gjerë arkivore e bibliografike. Materialet e konferencës janë botuar në dy vëllime (Tiranë, 1979, 1981). Referatet kryesore u mbajtën nga A. Buda, St. Pollo, A. Puto, A. Uçi. Morën pjesë me kumtesa të veçantë mjaft studiues kosovarë si A. Hadri, R. Qosja, S. Rizaj, Sh. Rahimi, D. Gunga, M. Krasniqi, M. Kodra, S. Brestovci, Z. Cana, F. Çerkini, B. Shehu. Nga studiuesit e huaj mbajtën kumtesa: N. Todorov, K. Grothhusen, N. Allpan, Z. Gjorgjeviç, R. J. Kramton. Një konferencë shkencore kushtuar 100-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit u mbajt edhe në Prishtinë.*

*Pas Luftës së Dytë Botërore, vazhdoi interesimi i studiuesve të huaj për temën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Por tashmë vihet re se në shumicën e tyre ka triumfuar arsyetimi i argumentuar mbi karakterin kombëtar të ngjarjeve të viteve 1878-1881. Mjaft studiues si E. Lewin (1966), P. Bartl (1968), R. Shvanke (Schwanke, 1970), E. Kofos (1975), N. Todorov (1979), R. J. Kramton (1979), etj. kanë pranuar se lufta për krijimin e shtetit autonom shqiptar ishte pjesë e pandarë e luftës për mbrojtjen e tërësisë territoriale që zhvilloi Lidhja Shqiptare e Prizrenit. Qëndrimi i dikurshëm eklektik tashmë është në tërheqje. Vetëm ndonjë penë e rra-*

*llë, si autorja sovjetike I. Senkieviç (1965), është përpjekur të mbrojë përparësinë e programit feudal reaksionar në lëvizjen autonomiste të Lidhjes së Prizrenit. Tendenca e tretë, e cila e shihte Lidhjen Shqiptare të Prizrenit me ngjyra të zeza, tashmë është krejtësisht e izoluar. Aty këtu ndihet vetëm ndonjë zë që vjen nga historiografia serbe dhe malazeze, siç janë shkrimet e N. Raznatoviç-it (1969, 1973, 1977), i cili vazhdon ta trajtojë Lidhjen Shqiptare të Prizrenit si një organizatë fanatike islamike, si një krijesë të Portës së Lartë. Me këtë rast duhet thënë se pas demonstratave që ndodhën në Kosovë në pranverën e vitit 1981 (shtypja me dhunë ushtarake e kërkesave të ligjshme të shqiptarëve të Kosovës për të drejtat e tyre kombëtare), historiografia jugosllave, e cila në disa raste kishte filluar ta shihte me një farë objektiviteti historinë e Shqipërisë, ndryshoi menjëherë qëndrim. Filloi një fushatë e egër publicistike kundër karakterit kombëtar të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.*

*Edhe Lëvizja Kombëtare e viteve 1882-1912 nuk është bërë objekt studimesh të veçanta para Çlirimit.*

*Të dhëna me interes për historinë shqiptare të fundit të shek. XIX e të fillimit të shek. XX, për lëvizjet çlirimtare popullore të asaj periudhe e sidomos për kombinacionet politike dhe ndërhyrjet e shteteve ballkanike e të atyre evropiane në Shqipëri, sjell autori arbëresh Xh. Skiro (1904).*

*Kjo periudhë rrallë herë është bërë objekt i veçantë studimi edhe në historiografinë e huaj para e pas Luftës së Dytë Botërore. Aspekte të veçanta të saj janë trajtuar në një varg botimesh që u kushtohen historisë politike të vendeve të Ballkanit, çështjes së Lindjes apo marrëdhënieve ndërkombëtare në shek. XIX dhe në fillim të shek. XX.*

*Shumica e punimeve të historiografisë së huaj të paraluftës, si ato të P. Orloviç (1901, 1904), K. Kristovasilis (Ch. Chrestobasiles, 1903), N. Kazazis (1907), Xh. Amadori — — Virxhili (G. Amadori — Virgili, 1908), V. Gjorgjeviç (1913), St. Protiç (1913), K. Zaks (1913), H. Vendel (H. Wendel, 1918), T. R. Gjorgjeviç (1919), V. Kolokotronis (1919), A. F. Pribram (1920) etj., vazhdojnë ta mohojnë karakterin kombëtar të lëvizjes shqiptare, duke i cilësuar kryengritjet e kësaj periudhe si vazhdim i lëvizjeve «konservatore», «reaksionare» të mëparshme të drejtuara, gjoja, kundër çdo reforme e përparimi, ose si vepër e një grushti njerëzish «me influencë», «me kulturë», duke nënkuptuar me këtë bejlerët ose, më në fund si produkt i ndërhyrjeve të huaja të Portës së Lartë, të Austro-Hungarisë apo të Italisë etj. Autorë të tillë, edhe kur e kanë njohur problemin shqiptar si një objekt të marrëdhënieve ndërkombëtare, e kanë trajtuar atë si një «dukuri» që gjoja i ka rrënjët në politikën e Fuqive të Mëdha e jo si një çështje të lindur në truallin e shqiptarëve, të lidhur ngushtë me të tashmen dhe me të ardhmen e një populli, i cili qysh në dhjetëvjeçarët e parë të shek. XIX kishte hyrë në periudhën e zgjimit të tij politik dhe të luftës për çlirimin kombëtar.*



*Këto qëndrime subjektive e antishqiptare të historiografisë së huaj, u bëjnë jehonë lakmive pushtuese të fuqive imperialiste të Italisë, Austro-Hungarisë, Rusisë etj. dhe të qarqeve shoviniste të vendeve ballkanike, të cilat duke i paraqitur shqiptarët si një popull të «paaftë» për një jetë të pavarur politike e shtetërore, kërkonin të përligjnin synimet e tyre pushtuese ndaj Shqipërisë. Për shtrembërime të pashembullta edhe në historinë e kësaj periudhe shquhen sidomos autorët serbë e jugosllavë si P. Orloviç, St. Protiç, V. Gjorgjeviç, S. Radoniç etj., veprat e të cilëve nuk janë aq studime shkencore sesa botime të ndërmarra për qëllime propagandistike, për të përpunuar opinionin evropian e për të «argumentuar» me të ashtuquajturat të dhëna «historike» synimet ekspansioniste të borgjezisë serbomadhe ndaj Kosovës dhe trojeve të tjera shqiptare, aspiratën e saj për të dalë në Adriatik përmes tokave shqiptare.*

*Konceptet antishqiptare të historiografisë së huaj të paraluftës janë trashëguar edhe në punimet e disa historianëve të sotëm si A. Torre (1940, 1960), D. Gjorgjeviç (1965), V. Çubrilloviç dhe V. Çoroviç, M. Vojvodiç (1969), D. Zhivkoviç (1979), B. Hrabak (1980) etj.*

*A. Torre e konsideron Lëvizjen Kombëtare Shqiptare të shek. XIX dhe fillimit të shek. XX një lëvizje «anarkiste» e «pa perspektivë», ndërsa trojet e Shqipërisë si «territore pa zot» që ishin të destinuara të ndaheshin midis fqinjëve të saj, ku pjesa kryesore duhej t'i takonte Italisë.*

*Historianët e sotëm jugosllavë kanë ringjallur dhe po përsëritin tezat antishkencore të borgjezisë serbomadhe. D. Gjorgjeviç, ndonëse ka marrë përsipër të trajtojë kryengritjet çlirimtare të popujve ballkanikë në punimin e tij, i mohon Lëvizjes Kombëtare Shqiptare të fundit të shek. XIX dhe të fillimit të shek. XX karakterin e saj të ndërgjegjshëm, e quan Lidhjen e Pejës dhe kryengritjet shqiptare të 1910-1912 që shtruan kërkesën e formimit të një shteti kombëtar shqiptar si ngjarje të nxitura nga jashtë, e trajton Shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 1912 si vepër të Austro-Hungarisë etj. V. Stojançeviç e shpjegon ndërhyrjen e Serbisë në tokat shqiptare gjatë Luftës Ballkanike si të shkaktuar gjoja nga*

lëvizjet «anarkike» të shqiptarëve dhe qëndrimi i tyre antisllav, gjë që sipas tij e paska detyruar qeverinë serbe t'i pushtojë këto toka. V. Çubrilloviç (i njohur qysh më 1937 si frymëzues i politikës së genocidit ndaj shqiptarëve në Kosovë) dhe V. Çoroviç orvaten të argumentojnë edhe në ditët tona lakmitë pushtuese të borgjezisë serbomadhe ndaj Kosovës dhe gjithë Shqipërisë së Veriut. Në pozita të njëjta shoviniste qëndrojnë edhe studiuesit e tjerë jugosllavë M. Vojvodiç, D. Zhivkoviç etj.

Në punimet e studiuesve sovjetikë kushtuar problemeve shqiptare I. G. Senkjeviç (1959), G. Ll. Arsh, N. D. Smirnova (1965) etj., merret në mbrojtje e justifikohet politika antishqiptare e Rusisë Cariste. E para u bën edhe një vlerësim të gabuar, negativ figurave të shquara të lëvizjes shqiptare siç janë ato të I. Qemalit, Hasan Prishtinës etj.

Historiografia e re shqiptare i ka kushtuar Lëvizjes Kombëtare të viteve 1882-1912 një kujdes të veçantë. Si periudhë e pasur në ngjarje politike e kulturore ajo ka tërhequr vëmendjen e një numri mjaft të madh autorësh. Një kontribut me vlerë edhe për këtë periudhë përbën pjesa përkatëse e vëllimit të dytë të Historisë së Shqipërisë.

Me problemet politike dhe aspektet ndërkombëtare të çështjes shqiptare në këtë periudhë janë marrë St. Pollo (1962, 1982), K. Prifti (1970, 1977), G. Shpuza (1980). Lëvizjes arsimore i është kushtuar studimi i P. Pepos (1969) dhe monografia e H. Myzyrit (1973). Për çështjen e alfabetit të gjuhës shqipe dhe për Kongresin e Manastirit është organizuar një sesion shkencor (1968). Atyre u janë kushtuar monografia e Sh. Demirajt dhe K. Priftit (1968) si edhe një botim i veçantë me studime, dokumente dhe materiale shtypi i përgatitur nga A. Buda, M. Domi, St. Pollo, K. Prifti dhe M. Samara (1972).

Me studimin e mendimit politiko-shoqëror dhe të kulturës janë marrë Dh. Shuteriqi (1950), K. Frashëri (1953, 1965), A. Uçi, (1965), Z. Xholi (1962, 1978), A. Kondo (1970) etj. Një numër i madh artikujsh janë botuar në organet periodike për figurat e shquara dhe aktivistët e dekadave të fundit të Rilindjes.

Një kontribut me vlerë për studimin e kësaj periudhe kanë dhënë edhe historianët kosovarë. Lëvizjes për autonomi Sh. Rahimi i ka kushtuar dy monografi (1969, 1978) ndërsa Z. Cana në librin e tij (1979) trajton ngjarjet politike të viteve 1908-1912 e sidomos kryengritjet e mëdha antiosmane.



*
* *

Për përgatitjen e këtij vëllimi të Historisë së Shqipërisë hartuesit janë mbështetur në arritjet e fundit të historiografisë shqiptare dhe në dokumentacionin e ri të shfrytëzuar prej tyre. Në krahasim me botimet e deritanishme ky tekst është pasuruar me kapituj të rinj, me fakte dhe me një varg analizash e konkluzionesh të reja. Ai i përgjigjet më mirë edhe kriterit tematiko-kronologjik dhe kërkesave metodike të shkollës së lartë.

Në këtë vëllim:

1. Bëhet orvatja e parë për një sintezë të përgjithësuar të zhvillimit ekonomik dhe shoqëror të Shqipërisë, së cilës i është kushtuar një kapitull më vete. Tema është trajtuar për aq sa lejonin mundësitë dhe për aq sa i nevojitet historisë politike të periudhës të Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Janë trajtuar si forcat prodhuese ashtu dhe marrëdhëniet në prodhim, si ligjet e zhvillimit ekonomik ashtu dhe struktura klasore e vendit, të para këto në dinamikën e tyre që nga fillimet deri në fund të Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Në të vihet në dukje se gjatë shekullit XIX dhe fillimit të shek. XX marrëdhëniet feudale u shthurën, se marrëdhëniet monetare u përhapën në fshat, se nën ndikimin e tyre filloi copëzimi i pronës së madhe çifligare, e krahas tij ndryshimi i marrëdhënieve agrare brenda çifligut. Si pasojë, nga tregjet ndërkrahinore të formuara në shek. XIX, po kalohej në tregun e përbashkët kombëtar, filluan të lindnin marrëdhëniet kapitaliste, të cilat me gjithë pengesat që gjetën nga regjimi feudal parazitar osman, vazhduan të zhvilloheshin pa ndërprerje ndonëse mbetën deri në fund të ngarkuara me format e marrëdhënieve feudale. Këto marrëdhënie u shfaqën më tepër në depërtimin e ligjeve ekonomike kapitaliste sesa në rritjen e njësive ekonomike kapitaliste.

Edhe pse zhvillimi ekonomik e shoqëror është dhënë në formë përgjithësuese në një kapitull të veçantë, të dhëna konkrete për gjendjen ekonomike dhe shfrytëzimin e masave punonjëse dhe për depërtimin e kapitalit të huaj, sidomos atij austro-hungarez dhe italian janë sjellë për një kuptim më të plotë të proceseve, dukurive e ngjarjeve politike të kohës, edhe në kapitujt e tjerë të këtij vëllimi.

2. Trajtimi i problemeve ekonomike ka shërbyer për një paraqitje më të saktë të ndryshimit të strukturës klasore të vendit dhe për një interpretim më të drejtë të ngjarjeve po-

*litike, shoqërore dhe kulturore të periudhës së Rilindjes Kombëtare Shqiptare.*

*Në tekst është vënë mirë në dukje qëndrimi kontradiktor ndaj çështjes së çlirimit të atdheut, i bejlerëve, çifligarëve dhe i reshperëve gjë që tani bëhet e kuptueshme dhe e shpjegueshme me interesat e tyre klasore. Bëhet kështu e qartë se Rilindja Kombëtare Shqiptare pati një bazë ekonomike dhe shoqërore, se ajo ishte pjellë e faktorëve materialë dhe kulturorë të brendshëm, se faktorët e jashtëm jo vetëm nuk e ndihmuan, por e penguan zhvillimin e saj më të shpejtë. Po kështu del qartë se forcat lëvizëse ishin masat popullore qytetare dhe fshatare të udhëhequra nga ideologë dhe veprimtarë, të cilët përfaqësuan aspiratat e tyre jo vetëm për çlirimin e vendit, por edhe për një shtet kombëtar, jo vetëm për çlirimin politik nga zgjedha e huaj, por edhe për çlirimin shoqëror dhe kulturor për zhvillim demokratik të vendit.*

*3. Një trajtesë e re është bërë për formimin e kombit shqiptar dhe për tiparet dalluese të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Aty vihen në dukje faktorët ekonomikë, shoqërorë, politikë e kulturorë që çuan në formimin e bashkësisë kombëtare të shqiptarëve në shek. XIX si edhe veçoritë që e dallojnë lëvizjen tonë kombëtare nga ajo e popujve fqinjë e që rrjedhin nga kushtet konkrete historike të vendit.*

*4. Një periudhizim i ri u është bërë fillimeve të Rilindjes Kombëtare duke i vendosur ato në vitet 30-40 të shek. XIX. Ky periudhizim i ri mbështetet në faktin se kryengritjet popullore kundërosmane të viteve 30 të shek. XIX dalloheshin nga lëvizjet feudale të mëparshme në disa drejtime. Ato ishin kryengritje të masave popullore të qytetit dhe të fshatit, të udhëhequra nga përfaqësuesit e borgjezisë zejtaro-tregtare, të feudalëve e të fshatarësisë, me qendra organizuese qytetet më të zhvilluara të vendit. Këto kryengritje paraqitën si kërkesa jo vetëm çlirimin nga shtypja e rënduar ekonomike, por edhe nga aparati burokratik osman dhe zëvendësimin e tij me një administratë vendase. Në vitet 40 u bënë më të theksuara tiparet e lëvizjes për çlirimin kombëtar me idetë e reja që lindën në radhët e kryengritësve dhe me ato që u formuluan në mënyrë më të plotë nga ideologu i parë i kësaj lëvizjeje — Naum Veqilharxhi.*

*5. Pa mohuar rolin e klasave të larta në Rilindjen Kombëtare Shqiptare, e cila nga vetë karakteri e pikësynimet e saj bashkoi borgjezinë kombëtare, një pjesë të çifligarëve, me borgjezinë e vogël qytetare dhe fshatarësinë, një vëmendje më e madhe i kushtohet rolit të masave popullore e sidomos të masave fshatare duke zbërthyer vlerësimin që i ka bërë rolit të tyre shoku Enver Hoxha sipas të cilit «Pjesëmarrja e gjerë aktive e masave fshatare në to (në kryengritjet kundërosmane — Red.) u ka dhënë gjithmonë këtyre kryengritjeve një karakter kryesisht çlirimtar dhe me përmbajtje sociale. Këto kryengritje vepruan në prapavijat e Perandorisë Osmane si mina, që krahas faktorëve të tjerë, kontribuan në shembjen e saj graduale» (Vepra, vëll. 24, f. 13-14).*

*6. Vlerësimi i figurave më të shquara të Rilindjes është bërë në raport të drejtë me rolin e masave popullore, duke i vënë ata në vendin që meritojnë, pa lejuar vlerësime subjektive që shkojnë në kundërshtim me frymën marksiste-leniniste të historiografisë sonë. Është bërë një trajtim më i plotë i rolit dhe i veprimtarisë së rilindësve. Po ashtu është përfshirë një numër më i madh aktivistësh të Lëvizjes Kombëtare, duke filluar nga ata që kontribuan për përhapjen e shkollës e të shkrimit shqip e deri te udhëheqësit e pjesëmarrësit e kryengritjeve popullore.*

*7. Të dhëna të reja janë sjellë për kryengritjet popullore kundër Tanzimatit. Atyre u është bërë një vlerësim më i saktë si pjesë përbërëse të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare duke vënë në dukje tri aspektet themelore të lidhura organikisht midis tyre; aspekti ekonomik-shoqëror për t'u çliruar nga detyrimet e rënda të politikës tanzimatiste të Portës së Lartë, aspekti politik për sigurimin në vend të një administrate shqiptare dhe ai politiko-kulturor për caktimin e alfabetit të gjuhës shqipe, për ngritjen e shkollave në gjuhën amtare dhe për zhvillimin e kulturës kombëtare.*

*8. Është ndriçuar më tej historia e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Pjesëmarrja e forcave shoqërore ka dalë më e kristalizuar, roli i masave popullore më i argumentuar, bashkëveprimi i rrymave politike më bindës. Ka dalë qartë se Lidhja Shqiptare e Prizrenit lindi jo me nxitjen e Portës së Lartë por në bazë të një programi politik të hartuar nga qarqet patriotike shqiptare përpara themelimit të saj. Po ashtu ka dalë qartë se krijimi i vilajetit autonom shqiptar ishte vetëm një hallkë taktike për të realizuar synimin strategjik të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare: krijimin e shtetit kombëtar të pavarur. Janë sjellë materiale të reja që vërtetojnë se Lidhja Shqiptare e Prizrenit veproi në luftë me konspiracionin reaksionar ndërkombëtar të organizuar kundër saj, gjë që e detyroi atë të kalojë nëpër shtigje më të vështira sesa ato që janë përshkruar në punimet e mëparshme. Veprimtaria e saj trevjeçare, edhe pse, për shkak të rrethanave ne-*

*gative, ka qenë e detyruar të ndjekë një vijë të shkallëzuar, tani del se ka qenë gjithnjë në ngjitje.*

*9. Në trajtimin e Lëvizjes Kombëtare të viteve 1882-1912 janë sjellë të dhëna e argumente të reja që provojnë rritjen graduale të masivitetit të lëvizjes dhe të rolit e organizimit të masave fshatare e qytetare duke vënë më mirë në dukje faktin se nga gjiri i tyre doli një plejadë e tërë veprimtarësh e ideologësh me pikëpamje demokratike-revolucionare që i dhanë lëvizjes karakter më të theksuar demokratik.*

*10. Një vend të veçantë ka zënë lufta dhe përpjekjet këmbëngulëse të patriotëve rilindës brenda dhe jashtë atdheut për çeljen e shkollave të para shqipe, të shkollës së Korçës më 1887 dhe të shkollave të tjera në vitet 90 të shek. XIX. Lufta për alfabetin e njësuar të gjuhës shqipe dhe përhapjen e mësimit në gjuhën amtare është trajtuar si pjesë e rëndësishme dhe e pandarë e luftës së përgjithshme politike që bënë rilindësit për ngritjen e ndërgjegjes kombëtare të masave, për t'i përgatitur ato për beteja të reja kundër sundimit osman. Vendi që u është dhënë në tekst këtyre ngjarjeve i përgjigjet përmbajtjes së kësaj periudhe, kur përpjekjet për zhvillimin e gjuhës, të arsimit e kulturës shqiptare morën një rëndësi gjithnjë më të madhe. Veprimtaria e forcave patriotike për përhapjen e shkrimit dhe të shkollave shqipe është dhënë me të gjitha vështirësitë e pengesat e saj, në luftë të ashpër jo vetëm me Portën e Lartë që përpiqej të ndalonte çdo shkëndijë të lëvizjes kulturore shqiptare por edhe me Patrikanën greke të Stambollit e veglat e saj, klerin reaksionar ortodoks, me reaksionin klerikal mysliman e katolik që u shërbenin gjithashtu fuqive të huaja.*

*11. Një trajtim më i plotë i është bërë luftës së popullit shqiptar për autonominë e Shqipërisë në vitet 1896-1900, ku krahas memorandumeve e peticioneve që u janë dërguar Portës së Lartë e Fuqive të Mëdha me kërkesën e autonomisë territoriale-administrative të Shqipërisë, janë pasqyruar më gjerë edhe përpjekjet për t'i dhënë kësaj lufte një karakter të organizuar. Një vëmendje e veçantë i kushtohet këtu Lidhjes Shqiptare të Pejës (1899-1900), të kryesuar nga Haxhi Zeka, udhëheqës i lëvizjes kombëtare në Kosovë e në mbarë Shqipërinë. Materialet e reja dokumentare kanë dhënë mundësi t'i kushtohet kësaj Lidhjeje një paragraf i veçantë dhe t'i bëhet asaj një interpretim i ri shkencor.*

*12. Lëvizja politike-kulturore në vitet 1908-1910 e sidomos roli i shqiptarëve në lëvizjen e turqve të rinj dhe kontributi i tyre i madh në revolucionin xhonturk të 1908-ës janë trajtuar në mënyrë të gjithanshme, duke nxjerrë në pah pjesëmarrjen e gjerë të shqiptarëve në lëvizjen e turqve të rinj qysh në fillimet e saj, kontributin e masave fshatare shqiptare të vilajetit të Kosovës e të Manastirit në këtë revolucion, bashkimin me të të komiteteve shqiptare «Për lirinë e Shqipërisë» dhe të çetave të armatosura të udhëhequra prej tyre etj.*

*13. Në tekst argumentohet më mirë ideja e pjekjes shkallë-shkallë të konfliktit të madh e të ri që shpërtheu pas revolucionit të 1908, midis Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, që synonte të realizonte formimin e një shteti autonom e kombëtar shqiptar dhe regjimit xhonturk që kërkonte të ruante sundimin e Perandorisë Osmane mbi popujt e shtypur. Ky konflikt, jepet gjatë shtjellimit të ngjarjeve të 1908-1910 në të gjitha aspektet e tij, nëpërmjet kontradiktave në fushën arsimore-kulturore, ekonomike e politike, ashpërsimi i të cilave çoi në shpërthimin e kryengritjeve të mëdha të viteve 1910-1912.*

*14. Është dhënë në mënyrë tërësore, në një kapitull më vete, zhvillimi i ideologjisë dhe i kulturës në periudhën e Rilindjes. Përpjekjet për zhvillimin e kulturës shqiptare si pjesë e pandarë e Lëvizjes Kombëtare shtjellohen gjatë gjithë historisë politike të Rilindjes. Megjithatë për të dhënë një pamje më të plotë të zhvillimit të kulturës shqiptare gjatë Rilindjes, janë grupuar në një vend aspektet e ndryshme të jetës kulturore të vendit (shtypi, shkollat, shkrimi shqip, mendimi politik e filozofik, shkenca, arti) dhe krijimtaria letrare e personaliteteve kryesore të kulturës shqiptare. Një vend të rëndësishëm zë këtu mendimi politik e filozofik i S. Frashërit, I. Qemalit dhe ideologëve të tjerë të Rilindjes, që i kanë shprehur pikëpamjet e qëndrimet e tyre për çështjet më të rëndësishme politike-shoqërore si në vepra të veçanta, ashtu edhe në organet e shtypit të kohës.*

*15. Një vëmendje e veçantë i është kushtuar trajtimit të politikës së Fuqive të Mëdha dhe të shteteve ballkanike gjatë gjithë Rilindjes e veçanërisht në periudha të tilla të ngritjes së Lëvizjes Kombëtare dhe të zgjerimit të ndërhyrjeve të këtyre fuqive, siç janë ato të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, të viteve 90 të shek. XIX dhe të viteve 1910-1912, si edhe gjatë Luftës së Parë Ballkanike më 1912 kur filluan të vihen në jetë me forcën e armëve planet e monarkive ballkanike fqinje për copëtimin dhe aneksimin e tokave shqiptare.*

*Krahas të dhënave të reja dokumentare që janë sjellë në tekst për të ndriçuar politikën antishqiptare të Fuqive të Mëdha dhe të qarqeve shoviniste të Ballkanit, i është dhënë një vend i veçantë edhe qëndresës së popullit shqiptar kundër ndërhyrjeve të jashtme, që përbën një aspekt të rëndësishëm të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.*

KREU I

# LINDJA E MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË SHQIPËRI (shek. XIX — fillimi i shek. XX)

## 1. TROJET SHQIPTARE

**Trojet shqiptare** Gjatë viteve 30-40 të shek. XIX, me gjithë disfatat e shpeshta që kishte pësuar në të kaluarën, Perandoria Osmane zotëronte akoma territore të gjera në Lindjen e Afërme, në Gadishullin Arabik, në Afrikën Veriore dhe në Gadishullin Ballkanik. Brenda këtyre territoreve banonin afërsisht 33 milionë banorë. Në Evropën Juglindore, Perandoria Osmane kishte humbur territore të rëndësishme (Hungarinë, Kroacinë, Besarabinë, etj). Veç kësaj, pak kohë më parë Greqia kishte fituar pavarësinë kombëtare në një pjesë të territoreve të saj ku banonin rreth 850 mijë frymë. Më 1840, në viset ballkanike të cilat ndodheshin akoma nën kontrollin turk, banonin rreth 10,5 milionë frymë. Prej tyre, Mali i Zi, Serbia, Vllahia dhe Moldavia, me gjithsej 4,8 milionë frymë kishin fituar autonominë nën suzerenitetin e sulltanit.* Viset e tjera (me gjithsej 5.8 milionë ba-

*) Prej tyre, kishin më 1838 Vllahia 2 400 000 banorë, Moldavia 1 420 000, Serbia 880 000 dhe Mali i Zi 100 000 banorë.

norë), ku hynin edhe trojet shqiptare, ndodheshin nën sundimin e plotë të Perandorisë Osmane.

Si dhe më parë, popullsia e Perandorisë përbëhej nga një mori kombësish, të cilat ndryshonin nga gjuha, nga feja, nga zakonet dhe nga mënyra e jetesës. Shteti feudal osman vazhdonte të mos e pranonte konceptin e kombësisë si një bashkësi njerëzish që kanë të përbashkët territorin, gjuhën dhe jetën kulturore. Duke qëndruar e lidhur pas konceptit teokratik mesjetar, që e identifikonte kombësinë me fenë, Porta e Lartë vazhdoi t'i konsideronte shtetasit e vet, pavarësisht nga përkatësia e tyre etnike: myslimanët si «osmanë», ortodoksët si «rumë», katolikët si «latinë» etj. Ajo nuk u kishte dhënë asnjëherë rast atyre të deklaronin të paktën gjuhën e tyre amtare, as në momentet e regjistrimit të popullsisë. Për këtë arsye Qeveria turke as më parë, as më pas nuk e shpalli ndonjëherë numrin e popullsisë së saj sipas kombësisë, rrjedhimisht as numrin e banorëve të kombësisë shqiptare.

Qysh në pjesën e parë të shek. XIX me lindjen e lëvizjeve kombëtare të popujve ballkanikë, filloi interesimi i qarqeve të ndryshme evropiane për strukturën etnike të Perandorisë Osmane. Por, nga mungesa e të dhënave zyrtare të sakta, autorë të ndryshëm shpallën njoftime që binin në kundërshtim midis tyre. Ndërhynë pastaj qarqet borgjeze greke, serbe ose bullgare, të cilat, për të justifikuar pretendimet e tyre shoviniste, filluan t'i konsideronin shqiptarët ortodoksë, në jug si grekë, në veri si serbë, në lindje si bullgarë, kurse shqiptarët myslimanë të këtyre viseve në mos si turq, të paktën si grekë, si serbë apo si bullgarë të islamizuar dhe pastaj të shqiptarizuar.

Megjithatë, një shumicë studiuesish dhe udhëtarësh të huaj, të cilët gjatë shek. XIX e njohën nga afër strukturën etnike të Gadishullit Ballkanik, nuk shkuan as pas koncepteve teokratike osmane, as pas pikëpamjeve shoviniste ballkanike. Ata vunë në dukje se me gjithë sundimin katërshekullor osman, popullsia shqiptare e ruante gjithnjë të paprekur individualitetin e kombësisë së vet. Këtë individualitet nuk e kishte cënuar as kthimi i shumicës së shqiptarëve në fenë islame, as politika turke e diskriminimit fetar kundrejt shqiptarëve të krishterë, as fryma e urrejtjes që të dy kishat e krishtera kishin përhapur kundër popullsisë myslimane. Sikurse shënonte udhëtari anglez Xh.K.Hobhauz (J.C.Hobhouse), i cili e vizitoi Shqipërinë më 1809, shqiptarët e tri besimeve nuk e quanin veten, siç ndodhte me popullsitë e tjera të perandorisë, as «myslimanë», as të «krishterë», por në radhë të parë me emrin e tyre etnik «shqiptarë».



Shqiptarët banonin në ato troje ku kishin jetuar gjatë gjithë historisë së tyre, në pjesën perëndimore të Gadishullit Ballkanik. Në mes të shek. XIX, vendbanimet e tyre mbulonin një sipërfaqe prej 75 mijë kilometra katrorë. Ato shtriheshin: në veri deri në Tivar, Rozhaj dhe Novipazar, në verilindje deri në Nish, Leskovc dhe Vranjë, në lindje deri në Kumanovë, Shkup dhe Manastir, në jug deri në Konicë, Janinë dhe Prevezë. Brenda kësaj treve banonin 1 600 000 frymë.

Megjithatë, banorët e kësaj treve nuk qenë të gjithë shqiptarë. Si pasojë e kushteve historike që njohu Gadishulli Ballkanik gjatë sundimeve shekullore romake, bizantine, bullgare, serbe dhe osmane, në disa vise të trojeve shqiptare kishin depërtuar si kolonizatorë edhe pjesëtarë të kombësive të tjera. Prania e këtyre kombësive nuk ishte e njëllojtë kudo. Nga kjo pikëpamje treva historike shqiptare ndahej në dy zona të mëdha: në *trungun etnik,* ku shqiptarët përbënin shumicën absolute të popullsisë, dhe në *brezin anësor,* ku shqiptarët përbënin pakicën e saj. Me gjithë ngushtimin që kishte pësuar gjatë shekujve mesjetarë, *trungu etnik* përfshinte, në mesin e shek.XIX, viset e Gegërisë, Kosovës dhe Toskërisë së bashku me Çamërinë, me një sipërfaqe prej rreth 52 mijë kilometra katrorë, ku banonin rreth 1 100 000 frymë nga të cilët 950 000 (86,3%) qenë shqiptarë.* *Në brezin anësor,* me një sipërfaqe prej 23 mijë kilometra katrorë dhe me një popullsi prej rreth 500 000 frymë, banorët shqiptarë, rreth 150 000 frymë, përbënin pakicën përballë popullsisë *malazeze* në veriperëndim (Podgoricë, Zhabjak, Moraçë), *boshnjake* në veri (Kolashin, Rozhaj, Novipazar), *serbe* në në verilindje (Vranjë, Leskovc, Nish), *maqedone* në lindje (Shkup, Perlep, Manastir) dhe *greke* në jug (Artë, Prevezë, Janinë).** Në kushtet e lindjes së lëvizjeve kombëtare ballka-

---

*) Më 1912, viset e trungut etnik shqiptar kishin rreth 1 550 000 banorë nga të cilët rreth 1 325 000 qenë shqiptarë. Nga pikëpamja administrative ato qenë copëtuar midis katër vilajeteve (Shkodër, Kosovë, Manastir, Janinë), me përjashtim të krahinës së Ulqinit (me 20 mijë frymë ose 18 mijë shqiptarë dhe 2 mijë malazezë), e cila qe aneksuar më 1880 nga Mali i Zi.

**) Më 1912 viset e brezit anësor kishin rreth 745 mijë banorë nga të cilët rreth 190 mijë qenë shqiptarë. Shumica e tyre dërrmuese bënte pjesë në katër vilajetet, me përjashtim të krahinave të aneksuara më 1878-1880 nga Mali i Zi (Podgorica, Shpuza) dhe nga Serbia (Vranja, Leskovci, Nishi).

nike, kjo rrethanë u shfrytëzua për të mbjellë përçarje midis popujve të Ballkanit jo vetëm nga Fuqitë e Mëdha kapitaliste, por edhe nga vetë qarqet shoviniste të gadishullit. Pasojat negative të kësaj politike, e cila filloi të shfaqej qysh në vitet 40 të shek. XIX, i ndjeu në radhë të parë popullsia shqiptare.

**Struktura ekonomike dhe shoqërore e viseve shqiptare në vitet 30-40**

Në vitet 30-40 të shek. XIX viset shqiptare ruanin gjithnjë tiparet e një vendi agrar të prapambetur. Masa dërrmuese e popullsisë së tyre merrej, si dhe më parë, me bujqësi dhe blegtori. Në fshat banonin, ku më shumë e ku më pak, rreth 87% të banorëve të këtyre viseve.

Me gjithë përparimin e forcave prodhuese që ishte dukur në periudhën e mëparshme, viset shqiptare karakterizoheshin ende nga prapambetja ekonomike. Prapambetja dukej sidomos në sferën e bujqësisë. Në viset e Shqipërisë së ulët bregdetare, sipërfaqe të mëdha tokash qëndronin prej shekujsh të përmbytura nga ujërat. Po edhe në fushat jomoçalore, sipërfaqe të konsiderueshme të tokave bujqësore rrinin të papunuara, pasi për shkak të regjimit çifligar popullsia fshatare në këto fusha ishte shumë e pakët. Përqindja më e madhe e popullsisë fshatare ishte përqendruar në viset e brendshme, por edhe këtu një masë e konsiderueshme e saj ishte e grumbulluar në krahinat malore, ku tokat bujqësore ishin të pamjaftueshme për popullsinë e këtyre viseve.

Kudo toka punohej me veglat e trashëguara nga shekujt e kaluar — kryesisht me parmendën e drunjtë të pajisur me një plor hekuri dhe të tërhequr nga penda e qeve ose e buajve. Parmenda me rrota përdorej aty-këtu vetëm në zonën e Shkodrës. Si në Ballkan, ashtu dhe në Shqipëri plehërimi sistematik i tokave ende nuk njihej. Tokat plehëroheshin vetëm rastësisht me pleh organik. Brezaret hapeshin vetëm në disa vise të Shqipërisë së Jugut. Sipërfaqen më të madhe nën kulturë për çdo ekonomi agrare e kishte Kosova. Rendimentet në bujqësi ishin shumë të ulëta. Rendimentet më të larta siguroheshin nga misri, i cili, pikërisht për këtë arsye, zinte në mbarë Perandorinë Osmane vendin e parë ndër kulturat bujqësore. Si drithëra buke pas misrit vinin gruri, thekra dhe elbi. Orizi kultivohej në disa vise të Shqipërisë së Ulët bregdetare (në fushën e Tiranës, Ishmit, Shkumbinit, Kavajës dhe Shkodrës). Ndër bimët industriale vendin e parë e zinte duhani, i cili kultivohej kudo; liri, kërpi dhe meli mbilleshin në sasira të kufizuara; pambuku kultivohej vetëm në trevën e Tiranës, Maliqit dhe Devollit. Në Shqipërinë bregdetare kishte ullinj me shumicë aq sa vaji zinte së bashku me duhanin vendin e parë ndër artikujt bujqësorë që eksportoheshin nga Shqipëria. Vreshtaria ishte mjaft e përhapur si në fushë, ashtu dhe në malësi, por nga mungesa e masave mbrojtëse, prodhimi i rrushit ishte shumë i pakët. Pemë frutore kishte gjithandej, veçse në sasira të pakta pasi nga pasiguria që mbisundonte kudo, fshatarët pothuajse i kishin lënë ato pas dore. Në Shqipëri njiheshin, në përgjithësi, të gjitha perimet që kultivoheshin në Perandorinë Osmane, por përhapja e tyre këtu ishte shumë e kufizuar. Për më tepër kishte krahina, të cilat shumicën e perimeve nuk e njihnin fare. Më të përhapurat ishin fasulja, thierza, qepa, lakra, preshi dhe kungulli, kurse pataten e kultivonte vetëm zona e Shkodrës, panxharin vetëm qarku i Gjirokastrës. Pothuajse në të katër anët e vendit fshatarët merreshin me rritjen e bletëve — në disa vise gjithashtu me kulturën e mëndafshit.

Krahas bujqësisë, një vend të rëndësishëm në ekonominë e vendit e zinte, si dhe më parë, blegtoria. Ajo përfaqësohej kryesisht nga dhentë dhe dhitë. Numri i lopëve ishte shumë i pakët. Më i pakët akoma ai i qeve apo i buajve. Nuk kishte pothuaj asnjë ekonomi fshatare pa ekonominë ndihmëse blegtore. Madje në disa vise malore, mjaft familje fshatare, të ardhurat kryesore i siguronin nga blegtoria. Kishte gjithashtu, ndonëse në një masë të kufizuar, familje fshatare që merreshin vetëm me blegtori. Kudo blegtoria, ashtu si edhe bujqësia qeverisej me mjete dhe metoda të prapambetura.

Sikurse fshati edhe qyteti nuk ishte shkëputur ende nga prapambetja ekonomike. Përqindja e ulët e popullsisë qytetare (rreth 13% e popullsisë së vendit) pasqyronte shthurjen me ritme të ngadalshme të ekonomisë natyrore në fshat dhe sundimin e plotë të prodhimit zejtar në qytet. Në fund të viteve 30 qytetet më të rëndësishme në trevën e katër vilajeteve*) ishin Manastiri (35 000 banorë), Shkodra (25 000 banorë), Janina (25 000 banorë), Prizreni (20 000 banorë) dhe Shkupi (15 000 banorë). Vinin pastaj: Gjirokastra (10 000 banorë), Peja (10 000 banorë), Prishtina (10 000 banorë), Elbasani (8 000 banorë), Berati (8 000 banorë), Ohri (8 000 banorë), Tirana (7 000 banorë), Gjakova (7 000 banorë), Tetova (5 000

*) Me vilajete këtu nënkuptohen njësitë e mëdha administrative osmane me kufijtë që kishin pas vitit 1880.

banorë), Korça (5 000 banorë), Dibra (4 000 banorë), Kruja (4 000 banorë), Preveza (4 000 banorë) etj. Të gjitha qytetet e ruanin karakterin e ekonomisë së vogël zejtare. Edhe tregtia, e cila kishte ecur mjaft përpara, zhvillohej me vështirësi për shkak të regjimit politik feudal dhe të rrjetit të prapambetur të komunikacionit. Në këto vise nuk ishte ndërtuar asnjë rrugë qerresh. Transporti i brendshëm kryhej vetëm me kafshë barre. Në Janinë, Shkodër, Prizren, Manastir, Berat e gjetkë ishin shfaqur prej disa dhjetëvjeçarësh më parë punishte të tipit manifakturor, por ato ende nuk ishin çliruar nga normat tradicionale esnafore. Deri në mesin e shek. XIX asnjë nga qytetet e trojeve shqiptare nuk e njihte industrinë moderne kapitaliste.

Edhe përsa i përket strukturës shoqërore të popullsisë, viset shqiptare ruanin ende tiparet e shoqërisë feudale, ndonse tashmë në shthurrje të shpejtë.

Klasën sunduese e formonin, si dhe më parë, feudalët çifligarë së bashku me funksionarët e lartë të aparatit burokratik dhe shtresat e sipërme të klerit islamik, të cilët përfaqësonin rreth 0,2% të popullsisë së vendit. Veç kësaj, edhe pse sistemi i timareve u hoq në fillim të viteve 30, klasa feudale i ruante akoma gjymtyrët e saj të mëparshme. Krahas bejlerëve çifligarë, të cilët zotëronin sipërfaqe të konsiderueshme tokash të punueshme dhe të papunueshme, sundonin akoma feudalët derebej, spahinjtë e timareve dhe bajraktarët e malësive.

Në radhët e prodhuesve të fshatit ekzistonin gjithashtu shtresat e mëparshme — fshatarët pronarë, të mesëm e të vegjël, të cilët formonin gjithnjë shumicën dërrmuese të popullsisë agrare (84-86%). Por sado që zyrtarisht ishin çliruar nga sistemi i timareve, ata ndodheshin gjithnjë nën shtypjen e derebejve, spahinjve ose bajraktarëve. Pjesën tjetër të popullsisë agrare (14-16%) e formonin fshatarët pa tokë, bujq e argatë, të cilët vazhdonin të shfrytëzoheshin nga bejlerët çifligarë. Si rrjedhim, fshati shqiptar nuk ishte çliruar ende nga marrëdhëniet e mëparshme të shfrytëzimit feudal.

Gjithashtu në katet e larta të popullsisë qytetare qëndronin, si dhe në shekullin e kaluar, krerët e esnafëve dhe reshperët e mëdhenj së bashku me aparatin burokratik dhe me ulematë islamikë. Masën dërrmuese (afërsisht76-80%) të popullsisë qytetare e formonin gjithnjë zejtarët e thjeshtë dhe tregtarët e vegjël. Pjesën tjetër (afërsisht 20-24%) e përbënin shtresat e ulëta, të zhveshura krejtësisht nga mjetet e prodhimit, të cilat formonin vegjëlinë qytetare (kallfët, çirakët, shegertët, muratorët, druvarët dhe punëtorët e ndryshëm të krahut).

Politika obskurantiste që Perandoria Osmane kishte ndjekur për katër shekuj me radhë jo vetëm e kishte lënë vendin pa një rrjet arsimor shtetëror, por kishte krijuar një situatë mbytëse edhe për ngritjen e shkollave private të arsimit të përgjithshëm. Regjimi feudal ushtarak osman kishte lejuar vetëm ngritjen e shkollave fetare, por edhe në këtë drejtim Porta e Lartë kishte inkurajuar vetëm zhvillimin e arsimit fetar (islamik në turqisht, ortodoks në greqisht dhe katolik në italisht) sepse ky i shërbente politikës së përjetësimit të sundimit të saj në këto vise. Megjithatë edhe numri i shkollave islamike (mektebeve dhe medreseve) ishte shumë i kufizuar, kurse ai i shkollave fetare të krishtera akoma më i pakët. Brenda katër vilajeteve ku bënin pjesë viset shqiptare, ekzistonte vetëm një shkollë e mesme e arsimit të përgjithshëm — gjimnazi greqisht «Zosimea» në Janinë. Si rrjedhim, në vitet 40 gati 98% e popullsisë ishte analfabete. Madje në shumicën dërrmuese të fshatrave nuk kishte asnjë njeri të shkolluar, qoftë edhe me arsim të ulët.

Shkaktarja kryesore e kësaj prapambetjeje të përgjithshme ishte vetë Perandoria Osmane, e cila me regjimin e saj feudal-ushtarak kishte penguar për shekuj me radhë zhvillimin e lirë të forcave prodhuese. Ndonëse gjatë njëqind vjetëve të fundit ekonomia natyrore kishte hyrë në rrugën e shthurrjes dhe vendin e saj po e zinte ekonomia monetare, klasa sunduese osmane vazhdonte të ruante regjimin e vjetëruar feudal, absolutizmin despotik sulltanor dhe karakterin mesjetar teokratik, të cilat nuk u përshtateshin kushteve të reja historike. Jeta politike në Shqipëri ndodhej akoma nën zgjedhën e derebejve reaksionarë, të funksionarëve parazitarë dhe të ulemave fanatikë të cilët, ndryshe nga feudalët çifligarë, ishin të shkëputur nga sfera e prodhimit apo e shkëmbimit. Të ardhurat e tyre ata i nxirrnin kryesisht duke grabitur masat e popullsisë me anën e dhunës feudale ose arkën e shtetit me anën e posteve qeveritare. Si rrjedhim i dhunës, grabitjes, arbitraritetit dhe pasigurisë, ekonomia e viseve shqiptare, ndodhej në një amulli të thellë. Për këtë arsye, punishtet e para manifakturore që kishin filluar të lindnin nëpër qytete qysh në pjesën e fundit të shek. XVIII mbetën në hapat fillestarë dhe nuk u kthyen dot në industri të vërteta kapitaliste. Edhe pronësia tokësore çifligare, e cila gjithashtu ishte rritur qysh në shek. XVIII, në vend që të përvetësonte, siç ishte e natyrshme, format e ekonomisë borgjeze, ishte gozhduar në qerthullin

e marrëdhënieve feudale. Si rrjedhim, kontradikta themelore antagoniste midis nevojës së ngutshme që kishte vendi për t'u zhvilluar nga pikëpamja ekonomike-shoqërore-kulturore dhe superstrukturës mesjetare shtetërore të Perandorisë Osmane që e pengonte këtë zhvillim, ishte acaruar edhe më tepër.

**Viset shqiptare dhe Tanzimati**

Në atë nivel të prapambetur ekonomik e shoqëror ku ndodheshin trojet shqiptare, pak a shumë ndodheshin edhe viset e tjera të sunduara nga Perandoria Osmane. Ndonëse masën dërrmuese të popullsisë e përbënte kudo fshatarësia, Perandoria nuk siguronte nevojat e veta as me prodhime bujqësore. Për më tepër, në disa vise, zitë e bukës ishin aq të shpeshta sa dhe në shekujt mesjetarë. Jo vetëm në qytetet e provincave, por edhe në kryeqytetin e Perandorisë mbizotëronte prodhimi i vogël zejtar. I gjithë sistemi ekonomik i Perandorisë Osmane kishte hyrë në një krizë të thellë. Në një kohë kur në vendet e Evropës Perëndimore po zhvillohej revolucioni industrial, Porta e Lartë vazhdonte të mos tregonte asnjë interesim për t'i siguruar vendit një bazë të shëndoshë të ardhurash ekonomike e financiare. Ajo vazhdonte të mos kryente asnjë investim në fushën e ekonomisë e të kulturës. Edhe pse ajo nuk ndërtonte as fabrika, as rrugë, as ura, as shkolla, as spitale, buxheti perandorak ishte vazhdimisht në deficit. Të ardhurat e shumta fiskale që nxirreshin nga popullsia e saj, nuk përfundonin të gjitha në arkën shtetërore, por kalonin në sasira të konsiderueshme, nëpërmjet privilegjeve dhe abuzimeve, në xhepat e pjesëtarëve të klasës sunduese. Për këto arsye Porta e Lartë ishte e detyruar të merrte kohë pas kohe borxhe nga shtetet evropiane.

Duke u acaruar gjithnjë e më tepër kishte ardhur edhe kriza që kishte pushtuar Turqinë në fushën shoqërore dhe politike. Nga tri forcat kundërshtare të brendshme që po tronditnin themelet e Perandorisë, Porta e Lartë mundi të shtypte vetëm lëvizjet separatiste të feudalëve provincialë, në mënyrë të veçantë pashallëket shqiptare të Janinës e të Shkodrës. Por ajo nuk arriti dot të asgjësonte as lëvizjet shekullore të masave fshatare që vazhdonin të shpërthenin kohë pas kohe në të katër anët e perandorisë, as lëvizjet e reja kombëtare që filluan të lindnin e të rriteshin në gjirin e të gjitha kombësive joturke.

Me thellimin e krizës ekonomike-financiare dhe me acarimin e kontradiktave politike-shoqërore, fuqia mbrojtëse



ushtarake kishte ardhur gjithashtu duke u dobësuar. Perandoria Osmane gjithnjë e më tepër po tregohej e paaftë për të mbrojtur territoret e saj, të cilat tani u rrezikuan të shkëputeshin jo vetëm nga ndërhyrjet ushtarake të fuqive të jashtme, por edhe nga lëvizjet kombëtare të popujve të shtypur. Me gjithë suksesin që korri Porta e Lartë në shtypjen e pashallëkeve feudale, fitorja e pavarësisë greke me anën e revolucionit çlirimtar dhe disfata e rëndë që pësoi në luftën ruso-turke (1829) treguan se Perandoria Osmane kishte hyrë tashmë përfundimisht në rrugën e shthurjes së saj të plotë.

Në këto rrethana, gjatë viteve 30, një pjesë e klasës sunduese turke me në krye sulltan Mahmutin II i shtuan përpjekjet që kishin filluar më parë për të forcuar gjendjen e brendshme dhe të jashtme të Perandorisë. Për këtë qëllim vazhdoi organizimi i ushtrisë së rregullt sipas modelit të ushtrive evropiane. Më 1832 Porta e Lartë hoqi sistemin e timareve, i cili tashmë ishte shthurur në të katër anët e Perandorisë dhe u orvat të vendoste kudo administratën e centralizuar burokratike shtetërore. Në vazhdim të këtyre përpjekjeve paraprake sulltan Abdul Mexhiti, pasardhësi i sulltan Mahmutit II, shpalli më 3 nëntor 1839, nga salla Gjylhané e pallatit mbretëror të Stambollit, dekretin perandorak që ka hyrë në histori me emrin «Hat-i Sherif i Gjylhanesë» (Dekreti i Shenjtë i Gjylhanesë). Me dekretin e Gjylhanesë filloi për Perandorinë Osmane periudha e reformave apo siç quhet ndryshe periudha e Tanzimatit (nga fjala arabe «tanzim» në njëjës, «tanzimat» në shumës — rregullime, renditje, reforma).

Në dekretin e Gjylhanesë u shpallën në mënyrë të përmbledhur dhe me fraza të bujshme parimet themelore, në bazë të të cilave do të qeverisej tani e tutje Perandoria Osmane. Aty premtohej se, Porta e Lartë do të garantonte jetën, nderin, pasurinë dhe besimin e të gjithë shtetasve të Perandorisë pa dallim feje dhe kombësie; se do të zhdukte partikularizmin, arbitraritetin dhe korrupsionin që kishin sunduar deri atëherë në të katër anët e vendit; se do të lehtësonte barrën e taksave që rëndonte në kurriz të masave fshatare duke vënë në jetë një sistem të ri fiskal; se vendin e administratës së vjetër do ta zinte një administratë e re e ndërtuar sipas modelit të shteteve evropiane. Në të vërtetë, synimi i vetëm i këtyre parimeve të reja ishte të forcohej pushteti qendror osman dhe të mëkëmbej fuqia ushtarake e Perandorisë, për t'u bërë ballë kryengritjeve fshatare, lëvizjeve kombëtare dhe goditjeve të jashtme.

Në emër të dekretit të Gjylhanesë, Porta e Lartë ndër-

mori gjatë viteve 40 një varg reformash administrative, financiare, juridike, ushtarake dhe arsimore. Këto reforma godisnin më tej pushtetin lokal të feudalëve provincialë. Ato godisnin njëkohësisht edhe venomet tradicionale të malësorëve shqiptarë. Porta e Lartë nuk do të lejonte më asnjë autonomi krahinore. Kudo do të vendosej administrata burokratike e centralizuar perandorake. Në fushën financiare, reforma fiskale parashikonte vjeljen e taksave jo si më parë me anën e feudalëve spahinj lokalë, por nëpërmjet një aparati të posaçëm nëpunësish shtetërorë. Sipas reformës juridike, Zyrat e Sheriatit, të cilat për shekuj me radhë kishin kryer funksionet gjyqësore, tani do të hiqeshin dhe vendin e tyre do ta zinin gjykatat shtetërore, të cilat do të vepronin në bazë të kodeve të reja penale dhe civile. Një vend të veçantë në vargun e këtyre masave, zinte riorganizimi i mëtejshëm i ushtrisë perandorake me organizatorë prusianë si dhe vendosja e shërbimit ushtarak të detyruar prej 5 vjetësh si rekrutë (nizamë) dhe 7 vjetësh si rezervistë (redifë). Në fushën e arsimit, barrën e ngritjes së shkollave tani e tutje Perandoria Osmane nuk do t'ua linte vetëm institucioneve fetare, por krahas tyre do të organizonte edhe rrjetin e shkollave shtetërore.

Masat që u morën në kuadrin e dekretit të Gjylhanesë, përveç se nuk u zbatuan tërësisht, por edhe aty ku ato u zbatuan, nuk e përmirësuan gjendjen e brendshme dhe të jashtme të Perandorisë Osmane. Jeta, nderi dhe pasuria e shtetasve mbetën aq të pasigurta sa edhe më parë. Nëpunësit e administratës së re i vazhduan abuzimet, ryshfetet dhe arbitraritetet. Grabitja e mëparshme e fshatarëve me anën e sistemit të iltizamit mbeti përsëri në fuqi. Taksat në kurriz të mbarë popullsisë erdhën duke u shtuar me ritme shumë të shpejta. Reforma ushtarake me shërbimin shumëvjeçar dhe pa shpërblim u bë një barrë e rëndë për ekonomitë e varfra të vendit. Parimet moderne të barazisë së shtetasve mbetën gjithashtu në letër. Privilegjet e shtresave të larta feudale, klerikale dhe administrative nuk u zhdukën. Pozita më e ulët e banorit të krishterë ndaj shtetasit mysliman mbeti përsëri në fuqi. Me gjithë rritjen e vazhdueshme të taksave, as gjendja financiare e Perandorisë nuk u përmirësua. Bile gjatë viteve 50 nga pamundësia për të shlyer borxhet e jashtme, Perandoria Osmane filloi të hynte në vartësi të shteteve kreditore, në radhë të parë të Anglisë dhe të Francës. Rezultat nuk dhanë as masat që u morën për forcimin ushtarak të Turqisë. Edhe pse organizoi ushtrinë e rregullt moderne, Porta e Lartë vazhdoi të kishte nevojë për forcat luftarake mercenare të udhëhequra nga spahinjtë apo derebejtë e vjetër, ekzistenca e të cilëve tani nuk pajtohej as me parimet e Tanzimatit.



Dështimi që pësoi Porta e Lartë me politikën e saj tanzimatiste la të pakënaqur jo vetëm masat fshatare, por edhe radhët e borgjezisë së kombësive të ndryshme, e cila e kishte përshëndetur dekretin e Gjylhanesë mbasi kishte shpresuar se me këtë rast do të çlirohej nga superstruktura feudale e Perandorisë. Rritja e vazhdueshme e forcave kundërshtare të brendshme dhe dobësia ushtarake osmane që u duk sidomos gjatë luftës së Krimesë (1853-1856), vunë në shqetësim jo vetëm qarqet qeveritare të perandorisë, por edhe Fuqitë e Mëdha perëndimore, të cilat tani që Turqia po kthehej në një gjysmëkoloni e tyre nuk e dëshironin shembjen e saj. Si rrjedhim, Porta e Lartë shpalli në vitin 1856 një dekret të ri, që njihet me emrin *Hat-i sherif-i humajun* ose shkurtimisht *Hat-i humajun* (dekreti i shenjtë perandorak apo dekreti perandorak), me të cilin fillon një periudhë tjetër në historinë e reformave turke — periudha e dytë e Tanzimatit.

Në hat-i humajunin e vitit 1856 u ritheksuan edhe një herë parimet themelore të dekretit të Gjylhanesë. U përsëritën premtimet e mëparshme mbi të drejtat e shtetasve dhe barazinë e kombësive, por këto mbetën përsëri në letër. Qarqet sunduese osmane vazhduan vetëm të konsolidonin pushtetin qëndror perandorak dhe të mohonin kërkesat autonomiste të kombësive joturke duke përfshirë këtu edhe të drejtat e kombësisë shqiptare. Nga ligjet më të rëndësishme që dolën pas hat-i humajunit ishte *Eraz-i Kanuni* (Kanuni i Tokës apo Ligji Agrar), i cili u shpall në vitin 1858 dhe u plotësua më vonë me dispozita të tjera që dolën kohë pas kohe. Në thelbin e vet Erazi Kanuni i jepte fund pronësisë feudale-ushtarake, sanksiononte pronësinë private mbi tokën, garantonte shitblerjen e saj të lirë dhe vinte nën mbrojtjen e shtetit shfrytëzimin e fshatarëve bujq nga pronarët çifligarë. Ai kënaqte pra interesat e feudalëve çifligarë dhe të institucioneve fetare, mbasi lehtësonte shitjen e tokave nga ana e fshatarëve dhe favorizonte grumbullimin e tyre në duart e pronarëve të fuqishëm. Nga hat-i humajun-i përfituan gjithashtu fuqitë kapitaliste perëndimore, mbasi me dispozitat që dolën kohë pas kohe, u krijuan lehtësira të mëdha për vërshimin pa pengesa të mallrave të huaja dhe për depërtimin e kapitaleve të tyre në të gjitha sferat ekonomike dhe financiare të Perandorisë Osmane. Përkundrazi fshatarët e të gjitha provincave dhe borgjezia e të gjitha kombësive mbetën përsëri të pakënaqura.

Jo vetëm gjatë këtyre dhjetëvjeçarëve, por as pas vitit 1875 kur mori fund periudha e Tanzimatit, Perandoria Osmane, nuk e përmirësoi dot gjendjen e saj të brendshme e të jashtme. Arsyeja ishte se reformat kishin një bazë shoqërore shumë të ngushtë, të përbërë kryesisht nga një rreth i vogël funksionarësh të kryeqytetit, çifligarësh të provincave dhe klerikësh të lartë islamikë. Këto qarqe nuk kishin asnjë interes të preknin strukturën e vjetëruar ekonomike e shoqërore të vendit, tek e cila e kishte burimin kriza e gjithanshme që po gërryente themelet e Perandorisë. Si rrjedhim, Perandoria Osmane e ruajti si gjatë ashtu dhe pas reformave karakterin e një shteti feudal-parazitar. Në këtë mënyrë ajo e dënoi popullsinë e Perandorisë të zhytej në një varfëri përherë e më thellë dhe pengoi zhvillimin e shpejtë ekonomik të provincave të sunduara prej saj. Kjo rrethanë përcaktoi gjithashtu zhvillimin ekonomik e shoqëror shumë të ngadalshëm të viseve shqiptare gjatë kësaj periudhe.

**Organizimi i vilajeteve**

Pasi shtypi qëndresën e feudalëve separatistë provincialë, Porta e Lartë nuk e rimëkëmbi më sistemin e vjetër administrativ të ejaleteve i cili ishte përmbysur në viset shqiptare qysh në gjysmën e dytë të shek. XVIII, pjesërisht nga anarkia feudale që pushtoi këto vise dhe kryesisht nga ekzistenca relativisht e gjatë e pashallëkeve të Shkodrës e të Janinës. Vendin e ejaleteve me karakter krejtësisht feudal-ushtarak e zunë «pashallëket», të cilat u ndërtuan mbi parimet centraliste burokratike. Për të mos u dhënë mundësi guvernatorëve provincialë që të forcoheshin politikisht dhe ekonomikisht, njësitë e reja administrative ishin shumë më të vogla se ejaletet e dikurshme. Për shembull, brenda kufijve të ejaletit të vjetër të Rumelisë u krijuan 18 pashallëke, guvernatorët e të cilëve vareshin drejtpërdrejt nga Porta e Lartë. Në krye të pashallëkeve tani u emëruan si guvernatorë pashallarë të karierës ushtarake, të pajisur me grada sipas sistemit evropian.

Në kuadrin e kësaj reforme administrative, territoret me popullsi shqiptare u ndanë, në fillim të viteve 30, midis 9 pashallëkeve (pashallëket e Manastirit, Janinës, Shkodrës, Prizrenit, Pejës, Prishtinës, Shkupit, Vranjës, dhe Leskovcit). Megjithatë, pushteti qendror perandorak nuk arriti ta nënshtronte plotësisht vendin. Kryengritjet e mëdha që shpërthyen në gjysmën e parë të viteve 30 e detyruan Portën e Lartë t'i krijonte përsëri më 1836 njësitë e mëdha administrative, duke i pajisur guvernatorët e tyre me forca ushtarake të konsiderueshme. Në bazë të kësaj reforme, viset me popullsi shqiptare u ndanë midis 3 ejaleteve — në *ejaletin e Manastirit,* guvernatori i të cilit, me titullin «vali i Rumelisë», tani kishte në administrim pashallëket e Manastirit, Shkodrës, Prizrenit dhe Pejës — në *ejaletin e Sofies,* me në krye një mareshal (myshir), nën vartësinë e të cilit hynë gjithashtu pashallëket e Prishtinës, Shkupit, Vranjës, Leskovcit dhe Nishit — dhe në *elajetin e Janinës,* me në krye një vezir, në kufijtë e të cilit hynë, përveç trojeve jugore shqiptare edhe pashallëku i Thesalisë. Më 1846, pashallëku i Shkodrës dhe ai i Prizrenit u shkëputën nga valiu i Rumelisë dhe formuan një njësi administrative më vete, me emrin ejaleti i *Shkodrës,* i varur drejtpërdrejt nga Stambolli.

Me qëllim që ta forconte më tej pushtetin qendror dhe ta rriste më tepër kontrollin e vet nëpër provinca, Porta e Lartë ndërmori më 1864 një reformë tjetër administrative, në bazë të së cilës, vendin e ejaleteve e zunë *vilajetet.* Edhe vilajetet u ndanë si dikur ejaletet në sanxhakë, kaza dhe nahije. Ato ndryshonin nga ejaletet dhe pashallëket sepse u ndërtuan mbi bazën e një centralizmi më të theksuar shtetëror. Nën kryesinë e valiut (guvernatorit), vilajeti u pajis me një aparat burokratik të plotë që kishte për detyrë të zbatonte me rigorozitet ligjet dhe urdhrat shtetërore. Në mënyrë të veçantë ky aparat kishte për detyrë të vilte taksat për shtetin, të nxirrte rekrutët për ushtrinë, të suprimonte venomet tradicionale dhe të dënonte me ashpërsi të gjithë ata që cenonin autoritetin perandorak. Sipas shembullit të shteteve evropiane, nën urdhrat e valiut qëndronte Mexhlisi — këshilli administrativ i vilajetit — nga i cili vareshin drejtoritë e ngarkuara për sektorë të veçantë të administratës, (drejtoria e financës, e vakufeve, e ekonomisë, e arsimit, etj). Repartet ushtarake të vilajetit me komandantin e tyre me gradën, sipas rastit, gjeneral divizioni ose gjeneral armate, tani vareshin drejtpërdrejt nga sulltani nëpërmjet shtatmadhorisë së përgjithshme të ushtrisë osmane. Krahas tyre ekzistonin një varg organesh të tjera, siç ishin organet gjyqësore dhe zyrat e sheriatit, të cilat në disa vise mbetën përsëri në fuqi. Në këtë sistem të ri administrativ, zinin një vend të rëndësishëm organet e xhandarmërisë e të policisë, të cilat vareshin drejtpërdrejt nga valiu.

Një strukturë administrative pak a shumë të njëllojtë kishte edhe sanxhaku me kazanë, me ndryshim se myteselimi dhe komandanti i kazasë vareshin nga mytesarifi dhe komandanti i sanxhakut, kurse këta të fundit nga valiu dhe komandanti i vilajetit.

Vilajetet nuk u krijuan menjëherë. Madje disa prej tyre u suprimuan dhe u rikrijuan përsëri më vonë. Veç kësaj edhe kufijtë e tyre administrativë nuk qenë të qëndrueshëm. Shpeshherë krahina të tëra shkëputeshin nga një vilajet dhe futeshin nën vartësinë e një vilajeti tjetër.

Trojet shqiptare u prekën pjesërisht nga reforma e re administrative më 1867 me krijimin e vilajetit të Selanikut, i cili përfshiu disa krahina të Shqipërisë Lindore (rrethet e Matit, Dibrës, Strugës, Pogradecit dhe Korçës). Dy vjet më vonë, më 1869, u krijua vilajeti i Shkodrës, në kufijtë e të cilit hynë, përveç viseve të Shqipërisë Veriore edhe krahinat e Matit, Dibrës, Prizrenit, Gjakovës, etj. Më 1873, kufijtë e vilajetit të Shkodrës u ngushtuan në favor të një vilajeti të ri, vilajetit të Prizrenit, i cili përfshiu gjithë Kosovën së bashku me sanxhakët e Dibrës, Shkupit dhe Nishit. Gjatë kësaj kohe edhe ejaleti i Janinës u kthye në një vilajet.

Megjithatë, ndryshimet më të shpeshta dhe më të thella harta e vilajeteve i pësoi gjatë viteve të Krizës Lindore (1875-1878). Në mënyrë të veçantë vilajeti i Kosovës, qendra e të cilit kaloi nga Prizreni në Prishtinë, pësoi ndryshime të rëndësishme në shtrirjen e vet territoriale pothuajse çdo vit, në ndonjë rast, edhe dy herë në vit. Kështu, për shembull, më 1875, ai shtrihej vetëm në viset e Kosovës, kurse dy vjet më vonë, nën juridiksionin e tij u përfshi një territor i gjerë, që nga Dibra deri në Nish. Po ashtu ndodhi edhe me vilajetin e Shkodrës, i cili pasi u suprimua më 1875, u riorganizua më 1877 jo si vilajet, por si ejalet, me një territor gati dy herë më të vogël se ai që kishte katër vjet më parë. Në të njëjtën kohë, vilajeti i Manastirit, i cili u krijua për të parën herë më 1875, dy vjet më vonë u suprimua duke hyrë në juridikcionin e vilajetit e Selanikut.

Pavarësisht nga këto ndryshime të thella dhe të shpeshta, trojet shqiptare mbetën vazhdimisht të ndara midis katër vilajeteve të ndryshme. Veç kësaj asnjë nga këto vilajete nuk kishte në gjirin e vet popullsi të një kombësie të vetme. Në secilën prej tyre u përfshinë kombësi të ndryshme, në vilajetin e Kosovës, popullsi shqiptare, serbe dhe maqedone, në atë të Manastirit (ose të Selanikut) shqiptare, maqedone, bullgare dhe greke, në vilajetin e Janinës, popullsi shqiptare dhe greke, kurse në atë të Shkodrës, shqiptare dhe malazeze. Më tepër se kurdoherë tani që në Ballkan kishin marrë hov të madh lëvizjet për çlirim kombëtar, qëllimi që ndiqte Porta e Lartë me këtë politikë administrative ishte t'i mbante të përçara popullsitë joturke të Perandorisë






Kufinjtë që kishin më 1912 vilajetet e Kosovës, Shkodrës, Manastirit dhe Janinës ku shumica e popullsisë ishte shqiptare.

duke i vënë në grindje kombësitë e ndryshme të një vilajeti dhe duke penguar bashkimin politik të popullsisë së një kombësie të vetme, që ishte e shpërndarë në vilajete të ndryshme.

Harta administrative e Perandorisë Osmane në Gadishullin Ballkanik u bë pak a shumë e qëndrueshme vetëm pasi kaloi tallazi i Krizës Lindore. Por edhe tani trojet shqiptare mbetën të copëtuara midis katër vilajeteve. Madje, një pjesë e trungut etnik (Krahina e Ulqinit) dhe disa vise të brezit anësor (krahinat e Podgoricës, Shpuzës, Vranjës, Leskovcit dhe Nishit) tani mbetën jashtë Perandorisë Osmane, pra jashtë katër vilajeteve, mbasi u aneksuan nga Mali i Zi dhe Serbia në vitet 1878-1880. Më 1888, ndarja e katër vilajeteve në sanxhakë dhe e sanxhakëve të tyre në kaza — ndarja e cila mbeti në fuqi deri në fund të sundimit osman — ishte në këtë mënyrë:

| Vilajetet | Sanxhakët dhe kazatë: |
|---|---|
| Vilajeti i Shkodrës | 1. *Sanxhaku i Shkodrës* (kaza e Shkodrës, Tuzit, Lezhës, Pukës, Mirditës, Krujës).<br>2. *Sanxhaku i Durrësit* (kaza e Durrësit, Kavajës, Shijakut, Tiranës)*. |
| Vilajeti i Kosovës | 1. *Sanxhaku i Shkupit* (kaza e Shkupit, Kumanovës, Kaçanikut, Shtipit, Radovishtës, Koçanës, Kratovës, Peçevës, Egri-Palankës).<br>2. *Sanxhaku i Prizrenit* (kaza e Prizrenit, Lumës, Tetovës).<br>3. *Sanxhaku i Pejës* (kaza e Pejës, Gjakovës, Gucisë, Beranës, Tërgovishtës).<br>4. *Sanxhaku i Prishtinës* (kaza e Prishtinës, Mitrovicës, Vuçiternit, Gjilanit, Preshevës).<br>5. *Sanxhaku i Novipazarit* (kaza e Novipazarit, Senicës, Kolashinit, Akovës, Novavaroshit, Prepoljes). |
| Vilajeti i Manastirit | 1. *Sanxhaku i Manastirit* (kaza e Manastirit, Ohrit, Follorinës, Kërçovës, Përlepit).<br>2. *Sanxhaku i Korçës* (kaza e Korçës, Starovës, Bilishtit, Oparit, Kolonjës, Kosturit, Hurupishtit).<br>3. *Sanxhaku i Elbasanit* (kaza e Elbasanit, Çermenikës, Peqinit, Gramshit).<br>4. *Sanxhaku i Dibrës* (kaza e Dibrës, Radomirës, Matit, Rekës).<br>5. *Sanxhaku i Selfixhes* (kaza e Selfixhes, Kozhanit, Naseliçit, Lapsishtit, Grebenesë, Kailarit, Elasonës). |

*) Më 1904 Kazaja e Krujës u shkëput nga sanxhaku i Shkodrës dhe u lidh me atë të Durrësit.

| Vilajetet | Sanxhakët dhe kazatë: |
|---|---|
| Vilajeti i Janinës | 1. *Sanxhaku i Janinës* (kaza e Janinës, Leskovikut, Konicës, Filatit, Ajdonatit, Mecovës).<br>2. *Sanxhaku i Gjirokastrës* (kaza e Gjirokastrës, Tepelenës, Përmetit, Himarës, Delvinës, Pogonit).<br>3. *Sanxhaku i Beratit* (kaza e Beratit, Vlorës, Myzeqesë, Mallakastrës, Skraparit, Tomorricës).<br>4. *Sanxhaku i Prevezës* (kaza e Prevezës, Margëlliçit, Paramithisë, Lorosit). |

Popullsia që banonte në territoret e 4 vilajeteve ishte, më 1850, afërsisht 1 700 000 banorë, kurse më 1912 rreth 2 354 000 banorë*. Kjo rritje shumë e ngadalshme (40% brenda 60 vjetëve) përcaktohej nga niveli ekonomik e shoqëror shumë i prapambetur i vendit, konkretisht nga përqindja e lartë e vdekshmërisë së fëmijëve, nga epidemitë e shpeshta që pllakosnin Turqinë, nga mesatarja e ulët e moshës së popullsisë dhe nga mërgimi i dendur që pushtoi këto vise pas mesit të shek. XIX.

Për nga numri i banorëve, katër vilajetet kishin dallime të ndjeshme midis tyre. Gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit të sundimit osman, popullsinë më të madhe e kishte vilajeti i Kosovës, i cili kishte në të njejtën kohë edhe numrin më të madh të popullsisë shqiptare. Pastaj vinin me radhë: vilajeti i Manastirit, Janinës, dhe Shkodrës. Më 1912, popullsia e tyre ishte afërsisht kjo:

| Vilajetet: | Popullsia | Popullsia shqiptare | % |
|---|---|---|---|
| Vilajeti i Kosovës | 909 700 | 558 900 | 61,4% |
| Vilajeti i Manastirit | 694 800 | 375 900 | 54,1% |
| Vilajeti i Janinës | 559 700 | 330 800 | 59,1% |
| Vilajeti i Shkodrës | 190 000 | 186 500 | 98,2% |
| Gjithsej | 2 354 200 | 1 452 100 | 61,7% |

Sipas përllogaritjeve të përafërta, përbërja etnike e popullsisë së katër vilajeteve të marra bashkërisht (pa sanxhakun e Selfixhesë) ishte më 1912:

*) Këtu nuk është përfshirë sanxhaku i Selfixhesë në vilajetin e Manastirit, i cili më 1912 kishte 191 900 frymë, por jo shqiptarë. Së bashku me të popullsia e katër vilajeteve arrinte, më 1912, në 2 546 100 banorë.



| | | |
|---|---|---|
| Shqiptarë | 1 452 100 | (61,7%) |
| Maqedonë | 317 500 | (13,5%) |
| Grekë | 170 700 | (7,3%) |
| Serbë | 163 900 | (6,9%) |
| Turq | 130 400 | (5,5%) |
| Vllehë | 117 400 | (5,4%) |
| Të ndryshëm | 2 200 | (0,1%) |
| | 2 354 200 | (100,-%) |

Raporti i shqiptarëve kundrejt kombësive të tjera ndryshonte nga njëri vilajet në tjetrin. Në *vilajetin e Shkodrës* shqiptarët përfaqësonin 98,2%, kurse malazezët 0,6% të tjerët 1,2%. Në *vilajetin e Janinës,* kundrejt shqiptarëve që zinin 59,1%, grekët mbulonin 29,4%, vllehët 10,4% të tjerët 1,1%. Në *vilajetin e Kosovës* ku qe përfshirë edhe pjesa lindore e Maqedonisë pa asnjë banor shqiptar (kazatë e Shtipit, Radovishtës, Koçanës, Kratovës, Peçevës, Kriva-Palankës), shqiptarët përfaqësonin 61,4%, kurse serbët 16,2%, maqedonët 13,3%, turqit 9,1% (pa sanxhakun e Shkupit, në vilajetin e Kosovës, shqiptarët përfaqësonin 79,1%). Në *vilajetin e Manastirit,* pas shqiptarëve që zinin 54,1%, vinin maqedonët 27,3%; vllehtë 7,4%, turqit 5,8%, serbët 2,1%, të tjerë 0,1%.

Shpërndarja e popullsisë shqiptare nuk ishte e njëllojtë as në 16 sanxhakët e katër vilajeteve. Në 11 sanxhakë, shqiptarët përbënin shumicën dërrmuese të popullsisë së tyre. Këta sanxhakë, qenë (sipas popullsisë së vitit 1912):

| Sanxhaku: | Popullsia | Shqiptarët | % |
|---|---|---|---|
| 1. Shkodra | 107 000 | 105 800 | 99,-% |
| 2. Elbasani | 76 000 | 73 600 | 96,9% |
| 3. Durrësi | 83 000 | 80 700 | 96,6% |
| 4. Berati | 143 000 | 137 000 | 95,8% |
| 5. Dibra | 130 300 | 114 400 | 87,8% |
| 6. Peja | 164 000 | 136 000 | 82,9% |
| 7. Prizreni | 183 300 | 148 400 | 81,-% |
| 8. Prishtina | 255 000 | 197 300 | 77,4% |
| 9. Gjirokastra | 140 000 | 104 300 | 74,5% |
| 10. Korça | 161 300 | 119 700 | 74,2%* |
| 11. Preveza | 69 100 | 43 000 | 62,2% |
| | 1 512 000 | 1 260 200 | 83,3% |

*) Sanxhaku i Korçës përfshinte në këtë kohë edhe kazanë e Kosturit me popullsi dërrmuese maqedone dhe greke. Për këtë arsye përqindja e popullsisë shqiptare si sanxhak del e ulët.

Përkundrazi, në 4 sanxhakët e tjerë (848,4 mijë frymë), shqiptarët (191,9 mijë frymë) përbënin pakicën e popullsisë së tyre — në sanxhakun e Novipazarit 44,4%, të Janinës 22,4%, të Manastirit 20,8% dhe të Shkupit 19,5%. Shqiptarët në sanxhakun e Selfixhesë nuk çonin fare peshë.

Me këtë strukturë etnike, katër vilajetet perëndimore të Turqisë Evropiane, merrnin kështu, si bashkërisht ashtu dhe veçanërisht, karakterin e vilajeteve shqiptare. Mbi këtë bazë lindi platforma e rilindasve, të cilët kërkonin përfshirjen e tyre brenda shtetit të ardhshëm shqiptar. Megjithatë, patriotët përparimtarë, duke qenë më parimorë dhe më objektivë, pranonin që brenda kufijve të Shqipërisë si shtet më vete të përfshiheshin vetëm sanxhakët që formonin trungun etnik shqiptar.

## 2. LINDJA E MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË QYTET

**Ekonomia qytetare Shthurja e esnafeve**

Në vitet 30-40 të shek. XIX, në qytetet shqiptare mbisundonte ende prodhimi i vogël i mallrave. Masën dërrmuese të popullsisë qytetare (afërsisht 76-80%) e përbënin si dhe më parë zejtarët dhe tregtarët e vegjël. Në shumicën e rasteve zejtarët ua shisnin ende konsumatorëve prodhimet e tyre pa ndërmjetësinë e tregtarëve. Çdo zejtar kishte punishten e vet të vogël. Masën më të madhe e përbënin zejtarët, të cilët kishin të angazhuar në punishten e tyre një kallfë dhe një çirak. Punishtet me dy a më tepër kallfë ishin të pakta.

Në qytetet kryesore të vendit ekzistonin pak a shumë po ato degë prodhimi që ishin zhvilluar gjatë shekujve të kaluar dhe në mënyrë të veçantë gjatë shekullit XVIII. Të tilla ishin zejtaritë që merreshin me përpunimin e metaleve (armëtarë, farkëtarë, kovaçë, bakërxhinj, kazanxhinj, teneqexhinj, etj.). Shkodra, Prizreni, Elbasani dhe Peja ishin gjithnjë të përmendura për prodhimin e stolive prej ari e argjendi. Një masë e konsiderueshme e zejtarëve merrej me prodhimin dhe zbukurimin e artikujve të veshmbathjes (tabakët, shajakxhinjtë, rrobaqepësit, xhokaxhinjtë, opingarët, etj.). Kishte pastaj një numër të madh zejtarësh të de-





Shkodra në fillim të shek. XX

gëve të ndryshme, të cilët prodhonin artikuj ushqimorë (furrxhinj, sheqerxhinj, gjellbërës, kafexhinj, vajxhinj) ose merreshin me përpunimin e lëndës së drurit (marangozë, tavanxhinj, sendukxhinj, vozaxhinj, çibukxhinj, drugdhendës, qerrexhinj, etj.). Dyqanet ose punishtet e zejtarëve, ishin gjithnjë të grumbulluara në një lagje më vete — në çarshi apo në pazar — të veçuara nga lagjet e banuara të qytetarëve. Gjithashtu çarshitë ose pazaret ruanin akoma tiparet e mëparshme. Brenda tyre, dyqanet dhe punishtet zejtare të një dege prodhimi ishin të rreshtuara në të njëjtën rrugë.

Në vitet 30-40 qëndronin gjithnjë në këmbë organizatat esnafore të zejtarëve. Formalisht çdo esnaf e ruante ende monopolin e prodhimit të vet. Askush nuk kishte të drejtë të hapte një punishte të re zejtarie pa lejen e këshillit të esnafit. Në përgjithësi, esnafët vazhdonin sipas traditës të caktonin çmimin e shitjes së artikujve që prodhonin zejtarët e tyre. Megjithatë disiplina e vjetër esnafore kishte filluar prej kohësh të shkelej. Ku më shumë e ku më pak, zejtarët nuk i respektonin më rregullat e dikurshme në lidhje me sasinë, cilësinë dhe çmimin e artikujve që prodhonin për treg. Monopoli esnafor i prodhimit kishte pësuar një goditje të rëndë edhe në një drejtim tjetër. Në disa lloje zejesh, zejtarët kishin fituar të drejtën të shisnin prodhimet e tyre

edhe në vise të tjera. Madje, në disa raste, nën presionin e zejtarëve, Porta e Lartë kishte filluar ta hiqte krejtësisht monopolin esnafor për një varg prodhimesh. Qysh në vitin 1841, sulltan Abdyl Mexhiti, me një ferman perandorak drejtuar gjithë ejaleteve, hidhte poshtë lutjen e esnafit të opingarëve të zonës së Përmetit, të cilët kërkonin ta ruanin më tej monopolin e prodhimit të tyre, mbasi ky pretendim, siç thuhej në ferman, ishte në kundërshtim me sistemin e Tanzimatit.

Pasojat e zhvillimit të ekonomisë monetare ishin ndierë në mënyrë të veçantë në radhët e esnafëve të tregtarëve apo të tyxharëve, siç quheshin në atë kohë. Disiplina esnafore në gjirin e tyre ishte shthurur qysh në shek. XVIII. Reshperët e mëdhenj, të cilët kishin dalë nga radhët e borgjezisë tregtare, ishin pasuruar sidomos me veprimtarinë tregtare që zhvillonin me tregun e huaj. Rreth mesit të shek. XIX, reshperët e mëdhenj, si pronarë të kapitalit tregtar e monetar, mund të mateshin, për nga fuqia ekonomike, me çifligarët e vendit. Të tillë reshperë kishte në të gjitha qytetet e rëndësishme, por masa e tyre kryesore ishte përqendruar në Shkodër, ku disa firma tregtare e vazhdonin veprimtarinë e tyre ekonomike qysh nga shekulli i kaluar. Firmat e mëdha shkodrane shquheshin për rrezen e gjerë të veprimtarisë tregtare në të cilën hynin jo vetëm Shqipëria Veriore, Qendrore dhe Verilindore (Kosova), por edhe treva e Malit të Zi, madje edhe pjesa veriore e Maqedonisë. Reshperët e Shkodrës kishin agjenci tregtare në Durrës, Tiranë, Prizren, Pejë, Ulqin, Tivar, Shkup, kurse rreth 60 firma shkodrane kishin agjentë ose korrespondentë tregtarë në Trieste, prej nga ata lidheshin me tregun evropian. Në radhë të dytë vinin tregtarët e Beratit të cilët kishin agjenci ose korrespondentë të tyre në Durrës e Vlorë, kurse jashtë vendit në Trieste, Korfuz e Maltë. Reshperët ushtronin gjithashtu edhe veprimtarinë kamatare dhe valutore. Megjithatë, si kudo në Perandorinë Osmane dhe në viset shqiptare, funksionin ekonomik kryesor, borgjezia reshpere e kryente si ndërmjetëse midis tregut të brendshëm dhe tregut të jashtëm, duke u varur kryesisht nga tregu i huaj. Si e tillë ajo kishte tiparet e një borgjezie kompradore.

Zhvillimi i pandërprerë i ekonomisë monetare, i cili mori një hov të madh sidomos gjatë viteve 40 dhe 50, e shpejtoi ritmin e shthurjes së esnafëve. Nën nxitjen e kërkesave të qytetarëve dhe fshatarëve për prodhimin e qytetit, regjimi i vjetër esnafor mori nga vetë zejtarët dhe tregtarët vendës, goditjen përfundimtare. Komisionet lokale, të cilat për hir të traditës vazhdonin në çdo kaza të caktonin akoma





Berati në gjysmën e parë të shek XIX (gravurë)

çmimet javore të prodhimeve qytetare e fshatare, u suprimuan përfundimisht gjatë viteve 50. Më 1861, u hoq zyrtarisht me dekret perandorak edhe privilegji i fundit që u kishte mbetur organizatave esnafore — e drejta e lejës për ushtrimin e zejeve — e cila tani kaloi në kompetencë të organeve shtetërore lokale. Organizatat esnafore vazhduan të ekzistonin edhe më vonë, por tani ato nuk e kryenin më funksionin ekonomik që kishin gëzuar, si institucione të rendit feudal, gjatë shekujve të kaluar. Tani esnafët morën pamjen e organizatave shoqërore dhe ndikimi tradicional që ato ushtronin akoma mbi zejtarët dhe tregtarët erdhi përherë e më tepër duke u dobësuar.

Si përfundim, qysh gjatë viteve 40 punishtet zejtare u kthyen në njësi ekonomike në pronësi të plotë të mjeshtrave zejtarë, të pavarura nga disiplina esnafore. Me shthurjen dhe pastaj me heqjen e esnafeve u hap përfundimisht rruga e konkurencës së zejtarëve dhe tregtarëve në fushën e çmimeve. Më parë në qytetet kryesore dhe pastaj në tregjet e vogla, filloi të vepronte lirisht ligji i vlerës, lëvizja e çmimeve sipas ofertës dhe kërkesës, lufta për të ulur koston dhe për të shtuar prodhimin. Kështu në tregun shqiptar filluan dalngadalë të vepronin ligjet ekonomike të shoqërisë borgjeze.

**Zhvillimi i mëtejshëm i tregut të brendshëm**

Mbisundimi për një kohë të gjatë i ekonomisë natyrore dhe i regjimit të timareve që mbështetej në të e kishte vonuar së tepërmi zhvillimin e tregut të brendshëm shqiptar. Deri një shekull më parë lidhjet e fshatit me qytetin ishin shumë të dobëta. Në treg shkonin kryesisht prodhimet fshatare të grumbulluara në formën e rentës feudale nga ana e spahinjve. Gjithashtu nevojat e fshatarëve për prodhimet zejtare të qytetit ishin të pakta, sepse këto nevoja ata i plotësonin brenda ekonomisë së tyre individuale. Veç kësaj, sa kohë sundonte regjimi i timareve, nevojat që u lindnin herë pas here fshatarëve për tokë suplementare, ata i siguronin me anën e tokave «vakante» që ndodheshin brenda timarit, të cilat spahiu i dikurshëm ua jepte pa ndonjë vështirësi me tapi, mbasi këto sillnin rritjen e të ardhurave edhe për vetë spahiun.

Por qysh gjatë shek. XVIII, me shthurjen e vazhdueshme të regjimit të timareve, mundësia për të zgjeruar bashtinën individuale mori fund për fshatarët, sepse tokat «vakante», filluan të binin në duart e bejlerëve çifligarë. Fshatarët e vegjël që mbetën me toka të pakta u detyruan ose të vendoseshin në çifligjet e bejlerëve feudalë, ose të kërkonin burime jetese suplementare. Meqenëse zgjedha feudale nëpër çifligje ishte shumë e rëndë fshatarët e varfër përpiqeshin me çdo kusht t'i shmangeshin kthimit të tyre në bujq-çifçinj. Por edhe nëpër qytete, fronti i punës ishte shumë i kufizuar qoftë për nivelin jo aq të zhvilluar të ekonomisë monetare, qoftë për pengesat që vinin nga regjimi feudal esnafor. Për këto arsye, deri në vitet 40, burimet suplementare të jetesës, fshatarët e vegjël i siguronin, në një masë të kufizuar me anën e mercenarizmit, kurse shumica e tyre dërrmuese me anë të një veprimtarie të dytë ekonomike. Këtë veprimtari suplementare ekonomike ata e zhvillonin brenda ose jashtë fshatit, brenda ose jashtë sferës bujqësore. Për fshatarët e vegjël që zotëronin pak dynymë tokë shpeshherë të ardhurat nga veprimtaria suplementare zinin vendin e parë në buxhetin e varfër të familjes. Sipas veprimtarisë së dytë që zhvillonin, fshatarët e varfër kshin fituar tipare të reja social-ekonomike. Një pjesë e tyre ishte kthyer në *paraqendarë* — fshatarë, të cilët pjesën e tokës që u nevojitej e merrnin me qira nga pronarët çifligarë duke u kthyer kështu në gjysmëpronarë dhe gjysmëbujq. Një pjesë tjetër qe kthyer në *argatë* (fshatarë gjysmëpronarë e gjysmëpunëtorë), të cilët largoheshin gjatë disa muajve të vitit nga toka e tyre e pamjaftueshme dhe punonin me mëditje pranë ekonomive të tjera bujqësore, si druvarë, shataxhinj, lamaxhinj, kosaxhinj, belaxhinj, kazmaxhinj, sharrëxhinj, etj. Krahas tyre në fshatin shqiptar kishte edhe *fshatarë-zejtarë,* të cilët pranë ekonomisë së vogël bujqësore organizonin brenda në familje një punishte të vogël zejtare për prodhime artikujsh të caktuar të destinuar për treg.* Kishte më në fund edhe një kategori tjetër banorësh të fshatit, *fshatarët-kurbetlinj,* të cilët nevojat e tyre i plotësonin me të ardhurat që një ose dy nga anëtarët e familjes u dërgonin nga kurbeti qytetar, brenda ose jashtë vendit, ku ata qëndronin për periudha të gjata dhe punonin si punëtorë, si zejtarë ose si tregtarë.

Diferencimi i radhëve të fshatarësisë tregonte se ekono-



Tirana, pamje e qendrës në fillim të shek. XX

*) Të tillë gjysmëfshatarë dhe gjysmëzejtarë kishte në të katër anët e Shqipërisë. J. Hahni përmend në mes të shekullit të kaluar fshatarët e Lunxherisë (Gjirokastër) dhe të Rrëzës (Tepelenës), të cilët prodhonin në shtëpitë e tyre pëlhura për shitje. Nga burime të tjera dimë se fshatarët e Gojanit (Mirditë), Bradvicës (Korçë), Peshtanit (Tepelenë) prodhonin enë balte; fshatarët e Qarrishtës (Librazhd), Sopikut (Gjirokastër), Prekalit (Dukagjin) prodhonin enë druri; fshatarët e Shllakut (Shkodër), Ziçishtit (Korçë) prodhonin qymyr; ata të Gollobordës (Dibër), Vakëfeve (Kolonjë) ndërtonin shtëpi, ata të Mbrezhdanit (Përmet) punonin si kallajxhinj, etj.



Gjakova në fillim të shek. XX

mia natyrore, mbështetja e rendit feudal, tashmë kishte hyrë në rrugën e shthurjes së shpejtë. Masa të konsiderueshme fshatarësh kishin filluar të shisnin në treg jo vetëm prodhimet e tyre bujqësore, blegtorale, zejtare, por në mjaft raste, siç ndodhte me argatët apo kurbetlinjtë, edhe fuqinë e tyre të punës.

Heqja e regjimit feudal-ushtarak, sanksionimi i pronësisë tokësore çifligare, lënia e lirë e çmimeve të tregut, rritja e vazhdueshme e peshës së taksave dhe vendosja e shërbimit të gjatë ushtarak e shpejtuan më tej procesin e varfërimit të fshatarëve. Ky varfërim e rriti numrin e prodhuesve të vegjël, të cilët për të siguruar burime të tjera jetese ishin gati të shisnin kudo fuqinë e tyre të punës. Si rrjedhim, pas viteve 40, zhvillimi i tregut të brendshëm të fuqisë punëtore u krye me ritme më të shpejta.

Tani që mundësitë për të rritur tokën pa blerje u prenë dhe kërkesat fiskale shtetërore u shtuan, fshatarët u detyruan t'i kushtonin më tepër kujdes edhe shfrytëzimit të ekonomisë së tyre. Kjo solli rritjen, ndonëse me ritme të ngadalshme, të prodhimit bujqësor dhe të kontaktit të fshatarëve me tregun. Pas viteve 40 fshatarët filluan të vinin gjithnjë e më shpesh në qytet për të shitur prodhimet e tyre. Tani atyre u nevojiteshin të holla më tepër se më parë qoftë për të paguar taksat shtetërore që erdhën duke u shtuar, qoftë për të blerë artikuj industrialë për të cilat tani kishin nevojë më tepër se më parë.



Zgjerimi i lidhjeve të fshatit me qytetin i dha gjithashtu hov prodhimit zejtar. Hov morën sidomos zejtaritë që përpunonin prodhimet e fshatarëve (lëkurë, lesh, li, pambuk, mëndafsh, ullinj, duhan), po edhe zejtaritë që prodhonin artikuj për fshatin (vegla, enë, veshje, mbathje, pajime të ndryshme). Kjo solli rritjen e numrit të zejtarëve dhe të tregtarëve. Nga viti 1842 në vitin 1888 numri i punishteve zejtare dhe i dyqaneve tregtare në qytet u rrit në Shkodër nga 2 600 në 3 500, në Prizren nga 950 në 1560, në Korçë nga 480 në 840, në Berat nga 680 në 820, në Elbasan nga 580 në 730, në Tiranë nga 610 në 720, në Tetovë nga 450 në 610, në Prishtinë nga 380 në 530, etj. Një rritje të tillë patën të gjitha qytetet e vendit duke përfshirë këtu edhe qytetet e vogla (për shembull, brenda të njëjtës periudhë numri i dyqaneve u rrit në Përmet nga 84 në 188, në Gostivar nga 40 në 97, në Starovë nga 45 në 85, në Peqin nga 48 në 96, në Tepelenë nga 15 në 45, etj.). Veç kësaj në çdo krahinë fushore ose malore lindi tregu lokal ku fshatarët vinin çdo javë, ditën e pazarit, për të shitur prodhimet e tyre dhe për të blerë sendet e nevojshme. Disa nga këto qendra të vogla, të cilat në vitet 40 e ruanin akoma karakterin e fshatit si Fieri, Lushnja, Ballshi, Këlcyra, Frashëri, Kukësi, Shijaku, tani kishin me dhjetëra dyqane zejtarie e tregtie.

Depërtimi me ritme më të shpejta i ekonomisë monetare në fshat u pasqyrua gjithashtu në rritjen e marrëdhënieve të shkëmbimit me vendet e huaja. Brenda 50 vjetëve (që nga viti 1842 deri në vitin 1892) lëvizja tregtare u rrit afërsisht katër herë. Si dhe më parë ajo vazhdoi të zhvillohej kryesisht me anën e detit. Numri i anijeve që preknin skelat shqiptare erdhi gjithnjë duke u rritur. Nga rreth 160 ngarkesa e shkarkesa anijesh në vit që kryheshin në mesin e shekullit, numri i tyre arriti, në fund të shekullit, në rreth 400. Nga interesi që paraqisnin tani viset shqiptare për tregun evropian, anijet e shoqërive të mëdha të lundrimit të Austrisë e të Italisë, siç ishin «Llojdi», «Pulia» (Puglia), «Adria» filluan të frekuentonin rregullisht, një herë, pastaj dy herë dhe më tutje tri herë në javë skelat e Shëngjinit, Durrësit, Vlorës e të Sarandës. Madje qysh në vitet 50 e 60 edhe familjet reshpere shkodrane Daragjati. Bianki dhe Muzhani blenë me fondet e tyre anije me avull, me të cilat kryenin lundrime tregtare të rregullta midis skelave shqiptare dhe skelave të Adriatikut. Një zhvillim relativisht të madh mori gjatë kësaj periudhe edhe lëvizja tregtare me viset e brendshme të Gadishullit Ballkanik, e cila, edhe pse kryhej gjithnjë me karvane kuajsh, kishte përsëri leverdi për tregun e brendshëm shqiptar. Lidhjet gjithnjë e më të shpeshta të fshatit

me tregun i tregon sidomos rritja e vëllimit të artikujve bujqësorë e blegtoralë, nga rreth 6 milionë franga ari më 1850 në afërsisht 12 milionë franga ari më 1898, që eksportoheshin nga skelat shqiptare në tregjet evropiane. Atë e tregon gjithashtu lista gjithnjë në rritje e artikujve që importoheshin nga tregjet e huaja, të cilat vinin nga jashtë ose në gjendje të gatshme (vajguri, sheqer, kafe, pëlhura, vegla, armë, llamba, sapun, kinkaleri, etj.); ose si lëndë e parë dhe përpunoheshin nga zejtarët vendës (hekur, çelik, plumb, kallaj, zink, lëkurë, stofë, etj).

Zhvillimi i tregut të brendshëm solli si kudo edhe në Shqipëri nevojën e veprimeve më të lehta financiare dhe të lëvizjes më të shpejtë të mallrave. Nën ndikimin e këtyre nevojave, filluan të ngrihen dhoma të tregtisë, gjykata tregtare, zyra postare dhe agjenci lundrimi. Qysh në vitet 80, Banka Perandorake Osmane çeli degë të saj në qendrat e katër vilajeteve, të cilat nga ana e tyre krijuan korrespondentë bankarë në qytetet e tjera të vendit. Në të njëjtën kohë u ngritën në të gjitha qendrat e sanxhakëve dhe të kazave degë ose arka të Bankës Bujqësore osmane (Ziraat Bankasi), të cilat kryenin edhe veprime krediti. Gjithashtu krijuan agjenci në Shkodër, Durrës e Vlorë edhe disa nga shoqëritë e mëdha të sigurimeve të Triestes e të Venedikut. Nga 2 shtete të huaja që kishin më 1840 konsullata në vise shqiptare (Franca, Anglia), në fund të shek. XIX kishin konsullatat e tyre në këto vise 9 shtete (Franca, Anglia, Austria, Italia, Rusia, Greqia, Serbia, Rumania, Mali i Zi). Që nga pjesa e fundit e shek. XIX, nën presionin e kërkesave të reshperëve shqiptarë, u dukën edhe hapat e parë në ndërtimin e rrugëve të komunikacionit, nga të cilat patën një farë interesi rrugët e qerreve që lidhën Shkodrën me Lezhën e Shëngjinin, Tiranën me Durrësin e Kavajën, Sarandën dhe Gjirokastrën e Janinën, Manastirin me Korçën dhe Janinën, Elbasanin me Kavajën e Durrësin. Gjatë viteve 70 u ndërtua gjithashtu hekurudha Selanik-Shkup-Mitrovicë, e cila kalonte përmes viseve të Kosovës.

Shthurje gjatë kësaj periudhe me ritme më të shpejta të ekonomisë natyrore dhe zhvillimin e mëtejshëm të tregut të brendshëm e tregon më në fund ngritja e dyqaneve tregtare dhe e punishteve zejtare nëpër fshatrat e vendit. Në vitet 40 të tilla dyqane jashtë qyteteve ishin shumë të rralla, gjë që ndodhte pjesërisht edhe nga pasiguria që sundonte në këto vise. Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, edhe pse pasiguria nuk u likuidua plotësisht, numri i tyre erdhi vazhdimisht duke u rritur, në mënyrë të veçantë në ato krahina të Shqipërisë së Jugut ku ekonomia monetare kishte depërtuar me ritme më të shpejta se gjetkë. Sipas njoftimeve zyrtare turke, në vitet 80 kishte jashtë qytetit: në kazanë e Korçës me 168 fshatra 1 175 dyqane; në atë të Beratit me 175 fshatra 360 dyqane; në kazanë e Përmetit 140 fshatra 340 dyqane; në atë të Gjirokastrës me 62 fshatra 240 dyqane; në atë të Delvinës me 130 fshatra 140 dyqane; në kazanë e Vlorës me 64 fshatra 45 dyqane, në atë të Tepelenës me 61 fshatra 35 dyqane. Rrjeti i dyqaneve u ngrit, ndonëse në përpjesëtime më të vogla, edhe në vise të tjera të vendit. Për shembull po atë vit kishte: në kazanë e Peqinit me 97 fshatra 80 dyqane, në atë të Dibrës së Epërme me 142 fshatra 76 dyqane, në kazanë e Dibrës së Poshtme me 38 fshatra 25 dyqane, në kazanë e Elbasanit me 97 fshatra 20 dyqane, në atë të Matit me 33 fshatra 15 dyqane, në atë të Gramshit me 66 fshatra 5 dyqane, etj.

Shtrirja e rrjetit të tregtisë në fshat i dha një shtytje të madhe forcimit të lidhjeve ekonomike midis tregjeve lokale dhe qyteteve kryesore, njëkohësisht edhe midis vetë qyteteve kryesore të vendit. Me gjithë pengesat që vinin nga vështirësitë e komunikacionit dhe nga pasiguria e qarkullimit, qendrat kryesore ekonomike të vendit tashmë u lidhën me njëra-tjetrën ose drejtpërdrejt, ose tërthorazi, duke u kthyer në hallka të veçanta të tregut të brendshëm kombëtar. Si rezultat e këtij zhvillimi, gjatë kësaj periudhe u formua bashkësia e jetës ekonomike të viseve shqiptare.

**Punishtet e para kapitaliste**

Zhvillimi i ekonomisë monetare dhe shthurja e disiplinës esnafore i dhanë një shtypje të madhe prirjes së punishteve zejtare për të ulur shpenzimet dhe për të shtuar prodhimin. Ky proces pushtoi sidomos punishtet zejtare të këpucëve, opingave, lëkurëve, shajakëve, qilimave, armëve, argjendarisë, qëndistarisë, etj. Rreth mesit të shek. XIX në Shkodër, Prizren, Berat, Elbasan, Korçë e gjetkë, kishte mjaft punishte ku punonin 5 deri 10 krahë pune, madje në disa prej tyre siç qe punishtja e Pjetër Demës në Shkodër deri në 15 krahë pune. Në këto punishte procesi i prodhimit vazhdoi të kryhej si dhe më parë me po ato vegla dore. Por tani ato morën një përmbajtje të re social-ekonomike. Si trajtimi i krahëve të punës, ashtu dhe shitja e prodhimeve të tyre nuk vareshin më nga disiplina feudale esnafore, por nga ligjet e tregut të lirë. Nën efektin e këtyre ligjeve kallfa dhe çiraku i djeshëm u kthye në një shitës të «lirë»



Pamje nga pazari i Shkodrës (gravurë e vitit 1881)

të fuqisë së tij të punës, kurse mjeshtri zejtar në një pronar të plotë të mjeteve të prodhimit. Si rrjedhim, pas viteve 40, në gjirin e punishteve të mëdha zejtare filluan të lindnin ku më parë e ku më pas elementet e para të marrëdhënieve kapitaliste në prodhim.

Marrëdhëniet e reja kapitaliste në fillim qenë të ngarkuara, madje të gërshetuara në një masë të theksuar me normat e marrëdhënieve të vjetra feudale, të cilat vinin jo vetëm nga baza teknike e prapambetur e prodhimit, por edhe nga presioni akoma i ndjeshëm i traditës esnafore. Për këto arsye, në punishtet e mëdha zejtare të kësaj periudhe mbeti për disa kohë akoma në fuqi ndarja e mëparshme e punës. Procesi i kooperimit të thjeshtë kapitalist hyri me vështirësi në gjirin e tyre, kurse pronarët punëdhënës e ruajtën edhe më tej pozitën e mjeshtërve patriarkalë. Megjithatë, mbeturinat e normave esnafore nuk e penguan, por vetëm e ngadalësuan kthimin e këtyre punishteve të mëdha zejtare në punishte manufakturore kapitaliste.

Nën nxitjen e konkurrencës së lirë që u zhvillua gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX qoftë midis prodhimeve të zejtarëve lokalë, qoftë midis tyre dhe prodhimeve evropiane, nga radhët e borgjezisë tregtare dolën nisma për të ngritur punishte manufakturore me një bazë teknike më të përparuar se ajo e punishteve zejtare. Filluan kështu të duken makineritë e para të sjella nga jashtë për punimin e lëndës së parë vendase. Të tilla qenë për shembull filandrat për përpunimin dhe endjen e mëndafshit që tregtari shkodran Filip Parruca pruri rreth vitit 1860 nga Italia, filatura mekanike me avull që sollën nga jashtë afërsisht në atë kohë



vëllezërit Bianki në Shkodër; makinat e dorës për përpunimin e gajtanëve, apo çarqet për prodhimin e shiritave, që disa pronarë punishtesh prunë gjithashtu nga jashtë pak vite më vonë.

Gjatë viteve 70-90 u ngritën disa fabrika të vogla, të pajisura me motor — fabrika mielli në Korçë, Shkodër, Prishtinë, Ohër, Berat, Durrës, fabrika sapuni në Shkodër, Vlorë, Elbasan, fabrika e vajit në Vlorë, Berat e Shkodër, sharra mekanike në afërsi të Mitrovicës, Vlorës dhe Lushnjës, fabrika për regjien e lëkurës në Gjirokastër. Të tjera fabrika të vogla, por të pajisura me motor u ngritën gjatë viteve të para të shek. XX. Të tilla qenë fabrika e duhanit në Shkodër, punishtja e tullave në Tiranë, fabrika e tisazhit në Shkodër, etj.

Gjatë kësaj periudhe u dukën edhe investimet e kapitaleve të huaja, të cilat u kufizuan vetëm në sferën e shfrytëzimit të minierave dhe të pyjeve. Qysh më 1875 shoqëria angleze «Mejers» (Mayers) mori për shfrytëzim minierat e serës në Selenicë. Këtë koncesion e mori më 1891 nga shoqëria «Mejers», një shoqëri kapitaliste frenge e formuar në Paris posaçërisht për shfrytëzimin e kësaj miniere (Société des bitumes de Selenitza). Më 1904, shoqëria italiane «Firpo e Berberis» mori në shfrytëzim pyjet e Thumanës afër Durrësit dhe solli këtu sharra mekanike moderne. Më 1910 shoqëria tjetër italiane «Vismara» filloi gjithashtu me anën e sharrave moderne, shfrytëzimin e pyjeve të Mirditës. Në vitet e fundit të sundimit osman u ngritën nga kapitalistë të



Peja

huaj, një fabrikë makaronash në Shkodër, një fabrikë vaji në Vlorë, etj.

Fabrikat që u ngritën gjatë kësaj periudhe, për vetë bazën teknike më të përparuar, nuk ishin aq të ngarkuara me norma të marrëdhënieve esnafore sa punishtet manifakturore. Për këtë arsye, ngritja e tyre, sado që u krye me ritme të ngadalshme, tregonte se Shqipëria kishte hyrë në rrugën e zhvillimit të marrëdhënieve kapitaliste.

Megjithëse me një teknikë më të përparuar, të gjitha këto fabrika kishin pa përjashtim një kapacitet të vogël prodhimi. Secila prej tyre angazhonte një numër të pakët punëtorësh, madje disa prej tyre më të pakët se punishtet e mëdha zejtare. Pesha e prodhimit të tyre industrial zinte së bashku me atë të punishteve manufakturore kapitaliste, një vend fare të parëndësishëm kundrejt prodhimit që dilte nga duart e zejtarëve të vegjël, të cilët mbushnin si dhe më parë pazaret e qyteteve të mëdha dhe tregjet lokale të vendit. Veç kësaj, megjithëse borgjezia reshpere zotëronte kapitale monetare të konsiderueshme dhe ndonëse ekzistonte një treg i lirë krahësh pune, as fabrikat e reja, as punishtet manufakturore, nuk e rritën dot më tej prodhimin e tyre dhe nuk u kthyen dot në industri moderne. Për më tepër, disa prej tyre e pushuan pas disa kohe veprimtarinë ekonomike.

Arsyeja kryesore e zhvillimit shumë të ulët të prodhimit kapitalist në Shqipëri qëndron në varfërimin me rit-



Tetova



me shumë të shpejta që i shkaktuan tregut të brendshëm nga njëra anë sistemi fiskal grabitqar i sunduesit osman, nga ana tjetër vërshimi i pandalshëm i mallrave të huaja kapitaliste.

Çdo vit me miliona groshë mblidheshin në formë taksash nga Shqipëria dhe merrnin rrugën e Stambollit, ndërsa në vend shpenzoheshin shuma tepër të pakta vetëm për mbajtjen e administratës shtetërore. Kështu për shembull në vitin 1888, sipas të dhënave të salnames turke për vilajetin e Manastirit, nga tre sanxhakët shqiptare të këtij vilajeti — sanxhakët e Korçës, Elbasanit dhe Dibrës — shuma e taksave të vjela ishte 13,8 milionë groshë, kurse pjesa e shpenzuar në vend vetëm 3,7 milionë groshë. Po kështu ndodhte edhe në viset e tjera. Sipas salnames turke për vilajetin e Janinës, në vitin 1900 në sanxhakët e Gjirokastrës, Beratit dhe Prevezës, u grumbulluan atë vit 16,4 milionë groshë dhe u shpenzuan në vend vetëm 2,7 milionë groshë. Kjo grabitje e vazhdueshme, e cila kryhej mbi shtresat e gjera popullore pothuajse të vetmit kontribuentë të buxhetit turk dhe konsumatorë kryesorë të prodhimeve industriale, solli si pasojë dobësimin e vazhdueshëm të tregut të brendshëm shqiptar.

Faktori tjetër që shpuri në dobësimin e tregut të brendshëm shqiptar ishte ndikimi shkatërrimtar i kapitalit ndërkombëtar. E kthyer në një gjysmëkoloni e fuqive perëndimore, Perandoria Osmane ua hapi dyert edhe në Shqipëri shteteve të mëdha kapitaliste. Me anën e regjimit të kapitulacioneve, ajo u lejoi atyre të zhvillonin tregti të pakufizuar nëpër territoret e saj, të zbarkonin në këto territore mallrat e tyre me një doganë të ulët (5% dhe më vonë 2% mbi vleftën e mallit), të grumbullonin pa pengesë lëndën e parë dhe ta eksportonin lehtësisht me një doganë gjithashtu shumë të ulët. Regjimi i kapitulacioneve e ndalonte qeverinë turke të bënte një politikë protekcioniste në favor të ekonomisë së territoreve të saj — të inkurajonte zhvillimin e prodhimit industrial lokal, të frenonte vërshimin e mallrave të huaja. Ky vërshim mori përpjesëtime përherë e më të mëdha sidomos në trojet shqiptare, të cilat ndodheshin shumë afër tregjeve evropiane. Si rrjedhim, prodhimi i punishteve zejtare dhe manufakturore lokale, duke mos qenë në gjendje t'i bënte ballë konkurrencës së prodhimeve industriale të huaja, hyri në një krizë të rëndë, e cila e çoi atë në një rënie të vazhdueshme. Goditjen e parë e pësuan prodhimet e tekstileve, siç qenë tekstilet e linjta, të leshta dhe të mëndafshta. Me vërshimin e mallrave të huaja, eksportimi i këtyre prodhimeve nga Shqipëria u ndërpre, bile këto prodhime

filluan të mos gjenin treg as brenda vendit. Si pasojë, filandrat dhe makineritë e prura në vitet 60-80 në Shkodër, Korçë e Berat për prodhimin e tekstileve të leshta e të mëndafshta filluan të mbylleshin njëra pas tjetrës. Në fillim të shek. XX, rezistonte akoma prodhimi i vogël i grave shtëpiake (shajaku në Korçë e Berat, mëndafshi në Tiranë e Shkodër) por, edhe këtu, ky prodhim ndodhej në rënie të plotë. Për të njëjtat arsye, rënia që ishte shfaqur qysh më parë në prodhimin e armëve të zjarrit (pushkë, kobure, fishekë) tani u thellua më tej. Pas mesit të shek. XIX zejtarët armëtarë që mbushnin ende pazaret e Shkodrës, Prizrenit dhe Elbasanit nuk i prodhonin më të gjitha pjesët e armëve. Disa prej tyre, siç qenë për shembull tytat e pushkëve dhe të kobureve, filluan t'i sillnin nga jashtë. Por edhe kjo nuk vazhdoi gjatë. Me vërshimin në Shqipëri të armëve «martina», më të lira dhe më moderne, prodhimi vendës i pushkëve dhe i kobureve, me gjithë traditat e lashta, ra përfundimisht, derisa u zhduk fare gjatë çerekut të fundit të shek. XIX. Gjatë kësaj periudhe filloi të binte edhe zejtaria e lashtë e tabakëve, e cila gjithashtu nuk qe më në gjendje t'i konkurronte, për nga çmimi, lëkurët e regjura nga fabrikat moderne evropiane. Këtë fat pësuan edhe degë të tjera, siç qenë zejtaritë e argjendarëve, remtarëve, drugdhendësve, etj.

Nga ana tjetër, me vërshimin e mallrave të huaja dhe me rrënimin e punishteve të vendit, u përmbys raporti që ekzistonte më parë në bilancin e tregtisë së jashtme të viseve shqiptare. Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, vëllimi i mallrave të importuara nga tregjet evropiane erdhi duke u rritur. Në listat e tyre tani bënin pjesë edhe artikuj të cilët më parë prodhoheshin nga zejtarët shqiptarë, madje edhe artikuj të cilët më parë figuronin në listat e mallrave që eksportonte Shqipëria (fije mëndafshi, fije pambuku, stofra të leshta, pëlhura mëndafshi, enë shtëpiake, lëkurë të punuar, shuall dhe këpucë, armë dhe barut, brava dhe gozhdë, feste dhe breza, kazma dhe lopata, etj). Për më tepër, në listën e mallrave që tani eksportoheshin nuk figuronin më, si dikur artikuj të përpunuar dhe aq më pak mallra të gatshme, por vetëm bagëti të imëta e të trasha, shumë pak prodhime bujqësore dhe kryesisht lëndë të para në gjendje natyrore (lesh, lëkurë, duhan, ullinj, dyllë i papunuar, etj). Diferenca midis importimeve dhe eksportimeve erdhi kështu vazhdimisht duke u rritur. Në fund të shek. XIX, vlefta e mallrave të importuara nga skelat bregdetare ishte tri herë më e madhe se ajo e mallrave të eksportuara (më 1898, nga skelat e Shqipërisë u importuan mallra me



një vleftë prej 34 milionë franga ari kurse vlefta e mallrave të eksportuara vërtitej rreth 12 milionë franga ari). Ky deficit i theksuar që vazhdoi me dhjetëra vjet e varfëroi edhe më tepër pasurinë monetare të vendit. Shterrimin e plotë të kësaj pasurie e frenuan deri në një farë shkalle vetëm dërgesat periodike valutore të kurbetlinjve shqiptarë që punonin në vise të huaja dhe që i kishin lënë familjet e tyre në Shqipëri.


Gjirokastra

Karakteri grabitqar dhe shtypës i sundimit osman dhe ndikimi rrënues i kapitalizmit të huaj, duke varfëruar sistematikisht pasurinë monetare vendase, e dobësuan thellësisht fuqinë blerëse të masave popullore dhe krijuan kështu një situatë mbytëse për zhvillimin e industrisë kombëtare shqiptare. Për këtë arsye trojet shqiptare mbetën deri në fund të sundimit osman pa asnjë industri kapitaliste moderne. Më 1912 në trojet e trungut etnik shqiptar, kishte, përveç punishteve manufakturore, shumë pak fabrika të vogla me motor:

| | | |
|---|---|---|
| Mullinj drithi | 26 | njësi |
| Fabrika vaji | 4 | » |
| Fabrika sapuni | 2 | » |
| Fabrika lëkurësh | 2 | » |
| Fabrikë tisazhi | 1 | » |
| Fabrika cigaresh | 2 | » |
| Fabrikë makaronash | 1 | » |
| Shtypshkronja | 5 | » |
| Sharra mekanike | 7 | » |
| | 50 | » |

Të gjitha këto fabrika kishin pa përjashtim një kapacitet shumë të kufizuar prodhimi. Numri i punëtorëve të këtyre njësive ishte gjithashtu fare i pakët. Në secilën prej tyre punonin 3-15 punëtorë dhe fare rrallë mbi 16 punëtorë, kurse numri i tyre i përgjithshëm llogaritej në disa qindra punëtorë. Si përfundim marrëdhëniet kapitaliste në Shqipëri u dukën jo në rritjen e ndërmarrjeve moderne kapitaliste, por kryesisht në veprimin e ligjeve ekonomike kapitaliste.

**Përbërja klasore e qyteteve**

Marrëdhëniet kapitaliste të cilat lindën në Shqipëri gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX sollën ndryshime në strukturën klasore të qyteteve. Rrethanat historike në të cilat u zhvilluan këto marrëdhënie lanë vulën e tyre në fizionominë sociale që morën shtresat e ndryshme qytetare në periudhën e fundit të sundimit osman.

Për shkak të superstrukturës feudale të Perandorisë Osmane, e cila qëndronte në fuqi vetëm në saje të dhunës, qytetet shqiptare nuk u çliruan dot nga zgjedha e klasës së vjetër sunduese. Përfaqësuesit kryesorë të kësaj klase — funksionarët e lartë të administratës shtetërore, shtresat e sipërme të klerit islamik dhe feudalët e fuqishëm derebej — të shkëputur si dhe më parë nga sfera e prodhimit, vazhduan të grabisnin masat e popullsisë ose arkën e shtetit me anën e dhunës, arbitraritetit, mashtrimit dhe spekulimeve. Për këtë arsye ata nuk ishin aspak të interesuar për ta ndryshuar strukturën ekonomike, shoqërore dhe politike të Perandorisë Osmane. Në kushtet e reja të krijuara nga veprimi i ligjeve ekonomike kapitaliste, karakteri parazitar dhe reaksionar i tyre u bë më i theksuar. Nga pjesëtarët e klasës së vjetër sunduese qenë prekur vetëm krerët e feudalizuar të esnafeve, të cilët, me heqjen e monopolit esnafor, humbën bazën e tyre ekonomike, si rrjedhim burimin e pushtetit të tyre të dikurshëm. Deri në vitet 60 ata vazhduan të bënin pjesë në shtresat e larta të popullsisë qytetare, vetëm për hir të traditës shekullore apo të përkrahjes politike që Porta e Lartë u detyrua t'u jepte për të shuar trazirat e shkaktuara prej tyre.

Borgjezia tregtare vazhdoi rrugën e zhvillimit të vet, sidomos reshperët e mëdhenj të cilët me rritjen e mëtejshme të tregtisë grosiste, u fuqizuan më tepër. Me krizën që shkaktoi ndër prodhuesit shqiptarë vërshimi i mallrave të huaja edhe burimi tjetër i fitimeve të tyre — fajdeja — erdhi gjithashtu duke u rritur (në vitet 80 në tregun e Shkodrës fajdeja kapte normalisht 50-60%). Në qytetet e pajisura me garnizone ushtarake reshperët nxorën fitime të konsiderueshme edhe nga kontratat për furnizimin e ushtrisë me ushqime, veshmbathje dhe pajime të ndryshme. Në tregjet kryesore të vendit ata futën nën kthetrat e kapitalit tregtar shumë nga zejtarët e vegjël dhe nga gratë shtëpiake, të cilat tani përpunonin lëndën e parë vendase të grumbulluar prej reshperëve dhe të destinuar për eksport (lesh, lëkurë, mëndafsh, bimë, fruta, etj). Borgjezia reshpere u pajis me anije lundrimi (12 anije deri më 1912) dhe përqendroi në duart e veta kapitale tregtare e monetare të konsiderueshme. Por sistemi administrativ osman që mbështetej kryesisht mbi arbitraritetin dhe dobësimi i vazhdueshëm i tregut të brendshëm e penguan kalimin e kapitaleve të saj nga sfera e qarkullimit në atë të prodhimit. Si rrjedhim borgjezia reshpere mbeti e lidhur deri në fund të sundimit osman me veprimtarinë tregtare dhe kamatare duke i akorduar kredi edhe vetë financës shtetërore lokale. Veç kësaj, me hyrjen gjithnjë e më tepër të tokës në sferën e qarkullimit të mallrave, një pjesë e borgjezisë tregtare u bë njëkohësisht pronare çifligjesh duke u kthyer kështu në një borgjezi reshpero-çifligare.

Klasa e re që lindi në këtë kohë, borgjezia industriale, për shkak të klimës mbytëse që sundoi, sidomos pas viteve 70, për zhvillimin e marrëdhënieve kapitaliste, pati deri në fund të sundimit osman një peshë të parëndësishme.

Me lindjen e marrëdhënieve kapitaliste lindi në viset shqiptare një klasë tjetër e re — klasa punëtore — prodhuesit e zhveshur krejtësisht nga mjetet dhe veglat e prodhimit, fuqia punëtore e të cilëve tani u shndërrua në mall. Radhët e kësaj klase të re nuk u formuan vetëm me punëtorët e punishteve dhe të fabrikave kapitaliste. Në to u përfshinë dalngadalë edhe pjesëtarët e tjerë të vegjëlisë qytetare, të cilët, me zhvillimin e pandërprerë të prodhimit të lirë për treg dhe me depërtimin nëpër qytete të ligjeve ekonomike kapitaliste, po fitonin përherë e më tepër, fizionominë e mëditësve të thjeshtë. Si rrjedhim, gjatë gjysmës së dytë të shekullit XIX dhe fillimit të shekullit XX, klasa punëtore u rrit me ritme më të shpejta se ajo e ndërmarrjeve industriale kapitaliste ku ishin të angazhuara vetëm disa qindra krahë pune. Mëditësit e thjeshtë që punonin në fabrikat, minierat, kriporet, anijet, sharrat dhe punishtet e ndryshme kapitaliste, formonin bërthamën e klasës punëtore. Në radhët e saj filluan të hynin edhe prodhuesit e tjerë të qytetit, të zhveshur gjithashtu nga mjetet e prodhimit, siç ishin kallfët, çirakët,

shegertët, muratorët, qiraxhinjtë, hamejtë, druvarët, punëtorët e ndryshëm pa qendër të caktuar pune, prodhuesit e vegjël të pazarit e të shtëpisë që punonin për reshperët e mëdhenj dhe së bashku me ta masa e të papunëve radhët e së cilës po shtoheshin me zejtarët e falimentuar dhe fshatarët e varfëruar që kërkonin punë nëpër qytete. Si klasë e shndërruar në një shitëse e thjeshtë e fuqisë së punës, ajo pësonte një shfrytëzim të egër nga ana e punëdhënësve, të cilët kërkonin të nxirrnin sa më tepër fitime për të përballuar konkurrencën shkatërrimtare të mallrave të huaja dhe lakmitë e funksionarëve të administratës osmane. Punëtorët e të gjitha kategorive punonin pa përjashtim deri 14 orë në ditë dhe merrnin një pagë jashtëzakonisht të ulët. Sistemi i pagës që praktikonin në përgjithësi punëdhënësit ishte qesimi. Punëtorët nuk gjenin asnjë mbështetje në organet shtetërore. Deri në fund të sundimit osman nuk doli asnjë legjislacion që të mbronte të drejtat e tyre më elementare. Por me gjithë shtypjen çnjerëzore që rëndonte mbi ta, punëtorët ishin nga pikëpamja ideologjike dhe organizative shumë të prapambetur. Gjatë kësaj periudhe ata nuk e kishin formuar ende ndërgjegjen e tyre të klasës, gjë që rridhte jo vetëm nga shpërndarja e tyre nëpër qendra pune shumë të thërrmuara, por edhe nga origjina e tyre shumë e afërt mikroborgjeze. Mungesa e ndërgjegjes klasore përcaktoi nga ana e vet edhe mungesën e lëvizjes punëtore, shfaqjet e para të së cilës u dukën vetëm në vitet e fundit të sundimit osman. Si përfundim, megjithëse erdhi vazhdimisht duke u rritur, klasa punëtore shqiptare nuk ushtroi deri në fund të sundimit turk ndonjë ndikim të rëndësishëm në jetën shoqërore dhe politike të vendit.

Me gjithë pasojat shkatërrimtare që pati për prodhimin e vogël vërshimi i mallrave të huaja, masën dërrmuese të popullsisë së qyteteve e formonin si dhe më parë shtresat e gjera mikroborgjeve qytetare — zejtarët dhe tregtarët e vegjël. Edhe pse disa nga zejtaritë e vjetra u zhdukën nga pazaret e qyteteve ose ishin në rënie të plotë, forcimi i vazhdueshëm i lidhjeve të fshatit me qytetin u dha mundësi zejtarëve që merreshin me veshmbathjet fshatare t'i shpëtonin rrënimit ekonomik (zejtarët që prodhonin tirqe, shallvare, poture, kallca, opinga, breza, qeleshe etj.). Veç kësaj, në disa degë të prodhimit zejtar artikujt evropianë nuk arritën ta konkurronin prodhimin vendës, i cili për shkak të kërkesave ekonomike të pakta të zejtarit dhe të punës së papaguar që kryente çiraku i tij, shiteshin më lirë se prodhimi i huaj (prodhimet e remtarëve, farkëtarëve, poçarëve, saraçëve, këpucëtarëve, etj.). Më në fund, rritja e kërkesave të vetë popull-





Shkodër, rrugë në lagjen Serreq (1865)

sisë qytetare solli në disa fusha rritjen e numrit të zejtarëve (rrobaqepësve, marangozëve, furrxhinjve, sheqerxhinjve, sahatçinjve, etj.). Zhvillimi i tregut të brendshëm, vërshimi i mallrave të huaja dhe zhvillimi i jetës qytetare sollën nga ana e tyre rritjen e mëtejshme të dyqaneve të tregtarëve të vegjël dhe të lokaleve të shërbimit social (hoteleve, haneve, restoranteve, pijetoreve, etj). Por rritja e numrit të zejtarëve të vegjël nuk tregonte aspak lulëzimin e tyre ekonomik. Me varfërimin e vazhdueshëm të ekonomisë popullore, të ardhurat që nxirrnin zejtarët ishin shumë të pakta dhe praktika e shitjes veresie tani ishte bërë e zakonshme. Sikurse shënonte një udhëtar i huaj që kaloi në Shqipëri më 1910, shumica e zejtarëve ishin të zhytur në një varfëri të thellë dhe qëndronin në dyqanin e tyre vetëm sepse nuk gjenin tjetër front pune.

Me këtë strukturë klasore, shoqëria qytetare karakterizohej në periudhën e fundit të sundimit osman nga një kompleks i tërë kontradiktash. Baza ekonomike e rendit feudal ishte shthurur, kurse sundimtari osman vazhdonte në realitet ta ruante superstrukturën shtetërore feudale. Jeta ekonomike në qytetet ecte sipas ligjeve kapitaliste, kurse kushtet për zhvillimin e borgjezisë industriale ishin thellësisht negative. Fondi kryesor i kapitalit monetar ishte për-

qendruar në duart e reshperëve të mëdhenj, kurse pesha e tyre në fushën e prodhimit ishte shumë e ulët. Mbi të gjitha, zhvillimi ekonomik e shoqëror i vendit kërkonte shkëputjen e viseve shqiptare nga grabitja sistematike e huaj, kurse sundimtari osman përpiqej ta forconte më tej shtypjen e vet shekullore në Shqipëri.

### 3. DEPËRTIMI I MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË FSHAT

**Rritja dhe copëzimi i pronës çifligare**

Në fillim të viteve 40 timari feudal turk zyrtarisht nuk ekzistonte më në Perandorinë Osmane. Ai ishte suprimuar me ligj nga Porta e Lartë qysh në vitin 1832. Në fakt, timari ishte zhdukur nga tokat më pjellore të viseve shqiptare, të cilat kishin hyrë nën regjimin e çifligut, përpara se të hiqej zyrtarisht. Timari qëndronte ende vetëm në fshatrat me toka buke të pakta, por edhe këtu zotëruesit e tyre, spahinjtë, në shumicën e rasteve ishin kthyer prej kohësh në feudalë-derebej. Si të tillë ata i ruanin pozitat e tyre sunduese vetëm në saje të përkrahjes që u detyrua t'u jepte sulltani me anën e sistemit të «harxheve». Në bazë të këtij sistemi, feudalët spahinj gëzonin të drejtën në kohë lufte të rekrutonin kundrejt «harxheve» (shpërblimeve) mercenarë për në front dhe, në kohë paqe, të vilnin kundrejt një shume të caktuar taksat shtetërore brenda timarit të tyre.

Megjithatë pas vitit 1832 spahinjtë nuk u ngjisnin atyre të shekujve të kaluar, mbasi tani nuk e gëzonin tesarrufin mbi tokën e fshatarit. Si rrjedhim ata e kishin humbur pronësinë feudale mbi tokën. Por edhe pse e humbën tesarrufin, spahinjtë derebej, duke u mbështetur në forcat e tyre të armatosura dhe në përkrahjen e Portës së Lartë, vazhduan të ushtronin pushtet mbi fshatarët e zonës së tyre.

Për të njëjtat arsye, Porta e Lartë, nuk preku as bajraktarët e krahinave malore të veriut. Ata vazhduan të gëzonin si në kohë lufte, ashtu dhe kohë paqe po ato detyra dhe po ato të drejta që kishin pasur gjatë shekullit të kaluar. Megjithatë, në viset malore të veriut, për shkak të mbeturinave ende të gjalla të normave fisnore, dhuna dhe arbitrariteti i bajraktarëve nuk morën përpjesëtime aq të mëdha, sa ato të derebejve në viset e tjera të vendit.



Me heqjen e sistemit të timarit dhe me njohjen zyrtarisht të pronësisë private mbi tokën, pronësia çifligare u njoh ligjërisht nga shteti osman. Bejlerët çifligarë fituan të drejtën jo vetëm ta administronin, por edhe ta zgjeronin lirisht pronën çifligare, e cila për më tepër hyri nën mbrojtjen drejtpërdrejt të Perandorisë Osmane. Madje Porta e Lartë, shumicën e çifligjeve që ua kishte konfiskuar dikur feudalëve të dënuar si kryengritës, në radhë të parë Ali pashë Tepelenës, Ibrahim pashë Vërlacit, Ibrahim bej Alltunit, Osman bej Kryekuqit, i shpalli pronësi private shtetërore duke e kthyer kështu vetë Perandorinë Osmane në një pronare të madhe çifligare. Të drejtën e pronësisë çifligare e fituan edhe institucionet fetare islamike dhe të krishtera. Si rrjedhim, me likuidimin e pronësisë feudale-ushtarake, pronësia feudale-çifligare u bë forma kryesore e pronësisë tokësore, mbi të cilën tani mbështetej shteti feudal turk.

Në vitet 40, pronësia çifligare kapte në viset e katër vilajeteve rreth 700 mijë ha ose rreth 55 për qind të tokave të punueshme. Por shpërndarja e tyre nuk ishte e njëjtë kudo. Në krahinat e vilajetit të Janinës çifligjet zinin rreth 70 për qind të tokave të punueshme, në viset e vilajetit të Shkodrës rreth 60 për qind, të Manastirit rreth 52 për qind dhe të Kosovës rreth 40 për qind.

Pronësia çifligare nuk ishte rritur njësoj as brenda secilit vilajet. Ajo ishte shtrirë kryesisht në viset fushore, aty ku ndodhej pjesa më e madhe e tokave të punueshme. Nga të dhënat që ekzistojnë për ejaletin e Janinës del për shembull, se më 1850, në rrethet e sotme të Fierit dhe të Lushnjës, të gjitha fshatrat pa përjashtim (184 fshatra) ishin kthyer në çifligje. Në disa vise të tjera të ejaletit pronësia çifligare kishte përfshirë vetëm një pjesë të tokave — në kazanë e Pogonianit 93 për qind të fshatrave, në atë të Paramithisë 91 për qind, në atë të Filatit 64 për qind, në kazanë e Delvinës 58 për qind, në atë të Gjirokastrës 35 për qind, në atë të Vlorës 29 për qind, në krahinën e Mallakastrës 20 për qind, në kazanë e Përmetit 12 për qind, kurse në kazanë e Tepelenës 9 për qind. Brenda ejaletit të Janinës kishte gjithashtu vise, siç ishte kazaja e Skraparit dhe ajo e Tomorricës me 43 fshatra, të cilat nuk e njihnin fare institucionin e çifligut.

Shumica dërrmuese e pronës çifligare, rreth 76 për qind e sipërfaqes së saj, ishte në pronësi private të bejlerëve feu-

qendruar në duart e reshperëve të mëdhenj, kurse pesha e tyre në fushën e prodhimit ishte shumë e ulët. Mbi të gjitha, zhvillimi ekonomik e shoqëror i vendit kërkonte shkëputjen e viseve shqiptare nga grabitja sistematike e huaj, kurse sundimtari osman përpiqej ta forconte më tej shtypjen e vet shekullore në Shqipëri.

### 3. DEPËRTIMI I MARRËDHËNIEVE KAPITALISTE NË FSHAT

**Rritja dhe copëzimi i pronës çifligare**

Në fillim të viteve 40 timari feudal turk zyrtarisht nuk ekzistonte më në Perandorinë Osmane. Ai ishte suprimuar me ligj nga Porta e Lartë qysh në vitin 1832. Në fakt, timari ishte zhdukur nga tokat më pjellore të viseve shqiptare, të cilat kishin hyrë nën regjimin e çifligut, përpara se të hiqej zyrtarisht. Timari qëndronte ende vetëm në fshatrat me toka buke të pakta, por edhe këtu zotëruesit e tyre, spahinjtë, në shumicën e rasteve ishin kthyer prej kohësh në feudalë-derebej. Si të tillë ata i ruanin pozitat e tyre sunduese vetëm në saje të përkrahjes që u detyrua t'u jepte sulltani me anën e sistemit të «harxheve». Në bazë të këtij sistemi, feudalët spahinj gëzonin të drejtën në kohë lufte të rekrutonin kundrejt «harxheve» (shpërblimeve) mercenarë për në front dhe, në kohë paqe, të vilnin kundrejt një shume të caktuar taksat shtetërore brenda timarit të tyre.

Megjithatë pas vitit 1832 spahinjtë nuk u ngjisnin atyre të shekujve të kaluar, mbasi tani nuk e gëzonin tesarrufin mbi tokën e fshatarit. Si rrjedhim ata e kishin humbur pronësinë feudale mbi tokën. Por edhe pse e humbën tesarrufin, spahinjtë derebej, duke u mbështetur në forcat e tyre të armatosura dhe në përkrahjen e Portës së Lartë, vazhduan të ushtronin pushtet mbi fshatarët e zonës së tyre.

Për të njëjtat arsye, Porta e Lartë, nuk preku as bajraktarët e krahinave malore të veriut. Ata vazhduan të gëzonin si në kohë lufte, ashtu dhe kohë paqe po ato detyra dhe po ato të drejta që kishin pasur gjatë shekullit të kaluar. Megjithatë, në viset malore të veriut, për shkak të mbeturinave ende të gjalla të normave fisnore, dhuna dhe arbitrari-



teti i bajraktarëve nuk morën përpjesëtime aq të mëdha, sa ato të derebejve në viset e tjera të vendit.

Me heqjen e sistemit të timarit dhe me njohjen zyrtarisht të pronësisë private mbi tokën, pronësia çifligare u njoh ligjërisht nga shteti osman. Bejlerët çifligarë fituan të drejtën jo vetëm ta administronin, por edhe ta zgjeronin lirisht pronën çifligare, e cila për më tepër hyri nën mbrojtjen drejtpërdrejt të Perandorisë Osmane. Madje Porta e Lartë, shumicën e çifligjeve që ua kishte konfiskuar dikur feudalëve të dënuar si kryengritës, në radhë të parë Ali pashë Tepelenës, Ibrahim pashë Vërlacit, Ibrahim bej Alltunit, Osman bej Kryekuqit, i shpalli pronësi private shtetërore duke e kthyer kështu vetë Perandorinë Osmane në një pronare të madhe çifligare. Të drejtën e pronësisë çifligare e fituan edhe institucionet fetare islamike dhe të krishtera. Si rrjedhim, me likuidimin e pronësisë feudale-ushtarake, pronësia feudale-çifligare u bë forma kryesore e pronësisë tokësore, mbi të cilën tani mbështetej shteti feudal turk.

Në vitet 40, pronësia çifligare kapte në viset e katër vilajeteve rreth 700 mijë ha ose rreth 55 për qind të tokave të punueshme. Por shpërndarja e tyre nuk ishte e njëjtë kudo. Në krahinat e vilajetit të Janinës çifligjet zinin rreth 70 për qind të tokave të punueshme, në viset e vilajetit të Shkodrës rreth 60 për qind, të Manastirit rreth 52 për qind dhe të Kosovës rreth 40 për qind.

Pronësia çifligare nuk ishte rritur njësoj as brenda secilit vilajet. Ajo ishte shtrirë kryesisht në viset fushore, aty ku ndodhej pjesa më e madhe e tokave të punueshme. Nga të dhënat që ekzistojnë për ejaletin e Janinës del për shembull, se më 1850, në rrethet e sotme të Fierit dhe të Lushnjës, të gjitha fshatrat pa përjashtim (184 fshatra) ishin kthyer në çifligje. Në disa vise të tjera të ejaletit pronësia çifligare kishte përfshirë vetëm një pjesë të tokave — në kazanë e Pogonianit 93 për qind të fshatrave, në atë të Paramithisë 91 për qind, në atë të Filatit 64 për qind, në kazanë e Delvinës 58 për qind, në atë të Gjirokastrës 35 për qind, në atë të Vlorës 29 për qind, në krahinën e Mallakastrës 20 për qind, në kazanë e Përmetit 12 për qind, kurse në kazanë e Tepelenës 9 për qind. Brenda ejaletit të Janinës kishte gjithashtu vise, siç ishte kazaja e Skraparit dhe ajo e Tomorricës me 43 fshatra, të cilat nuk e njihnin fare institucionin e çifligut.

Shumica dërrmuese e pronës çifligare, rreth 76 për qind e sipërfaqes së saj, ishte në pronësi private të bejlerëve feu-

dalë, të cilët e kishin grumbulluar me grabitje gjatë dyqind vjetëve të kaluar. Gjatë viteve 40 ajo ndodhej e përqendruar ende në duar të pak familjeve feudale, që të gjitha me origjinë shqiptare. Disa prej tyre zotëronin sipërfaqe të konsiderueshme jo vetëm në viset shqiptare, por edhe në krahinat e tjera të Turqisë Evropiane. P.sh., familja e Skyfterajve të Libohovës zotëronte rreth 28 000 ha tokë në Toskëri, Çamëri, Thesali, kurse ajo e Begollajve të Pejës rreth 22 mijë ha në Kosovë, Bosnjë dhe Serbi. Pronarë të mëdhenj feudalë, të cilët zotëronin çifligje në viset shqiptare ishin Kokatët e Delvinës (rreth 18 000 ha), Gjinollët e Prishtinës (rreth 16 000 ha), Toptanët e Tiranës (rreth 15 000 ha), Dërrallat e Tetovës (rreth 12 000 ha), Rrotullat e Prizrenit (rreth 10.000 ha), Bushatlinjtë e Shkodrës (rreth 8 500 ha), Okllapajt e Gjilanit (rreth 8 000 ha), Alizotët e Gjirokastrës (rreth 7 500 ha), etj.

Pas bejlerëve feudalë, vendin e dytë si pronar latifondist e zinte vetë shteti osman, i cili zotëronte rreth 20 për qind të pronës çifligare. Pjesa dërrmuese e çifligjeve shtetërore, rreth 105 000 ha (afërsisht 75 për qind e sipërfaqes së tyre), ndodhej në vilajetin e Janinës, kurse pjesa tjetër ishte e shpërndarë në vilajetin e Manastirit, Shkodrës dhe Kosovës.

Institucionet fetare, të cilat zinin vendin e tretë, zotëronin rreth 4 për qind të sipërfaqes së përgjithshme çifligare. Afërsisht gjysma e tyre ndodhej në vilajetin e Janinës, kurse në vilajetet e tjerë çifligjet vakufore ishin tepër të copëzuara.

Me gjithë shtrirjen e madhe të pronësisë çifligare dhe me gjithë akaparimin e tokave më të mira nga çifligarët, numri i bujqve të vendosur nëpër çifligjet ishte i pakët në krahasim me mundësitë e shfrytëzimit të saj. Në fakt, ndërsa pronësia çifligare zinte rreth 55 për qind të tokave të punueshme, në këto toka punonin rreth 25 për qind të familjeve fshatare. Më tepër se 2/3 e tokave çifligare rrinin djerr. Kjo binte në sy sidomos në fushën e Myzeqesë, ku në 184 fshatrat e saj qenë vendosur vetëm 2616 familje bujqish çifçinj.

Me përfshirjen e tokës në sferën e qarkullimit të mallrave, vlefta e saj si burim të ardhurash për pronarin erdhi vazhdimisht duke u rritur. Kjo pati pasoja të thella në fushën e pronësisë tokësore.

Te bejlerët çifligarë, të cilët nuk iu përshtatën kushteve të reja që u krijuan me zhvillimin e ekonomisë monetare, përfshirja e tokës në sferën e qarkullimit të mallrave solli copëzimin e saj në duart e trashëgimtarëve të ndryshëm dhe pastaj shitjen e saj pjesë-pjesë. Ky proces, i cili veproi deri në fund të sundimit osman, dobësoi, si pronarë çifligarë, mjaft nga familjet e vjetra feudale të vendit siç ishin Kokatët, Skyfterajt, Alizotët, Delvinajt, Toptanët, Bushatlinjtë, etj.*)



Përkundrazi, familjet feudale, të cilat u lidhën me shfrytëzimin ekonomik të pronës çifligare i pushtoi lakmia për të grumbulluar toka bujqësore. Si rrjedhim, pronësia e tyre çifligare u rrit me ritme të shpejta. Kjo rritje u krye në rrugë të ndryshme.

Njëra prej tyre ishte rruga e vjetër e përvetësimit të tokave shtetërore «vakante», siç quheshin tokat e mbetura prej kohësh të papunuara. Kjo ndodhi sidomos në fushat e Shqipërisë së Ulët ku të ashtuquajturat toka «vakante» zinin sipërfaqe të konsiderueshme. Me anën e ryshfeteve dhe të kërcënimeve pronarët e rinj siguruan pa ndonjë vështirësi, nga administrata e korruptuar osmane tapitë përkatëse, duke u kthyer kështu në pronarë të tokave të grabitura. Kështu i shtuan sipërfaqet e çifligjeve të tyre disa nga pinjollët e familjeve Vrioni, Vloraj, Toptani e Vërlaci.**)

Rruga tjetër e rritjes së pronës çifligare ishte shtënia në dorë nga ana e bejlerëve të pasur e tokave të fshatarëve të vegjël. Ky fenomen, i cili kishte vepruar edhe më parë, gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX mori një përhapje më të madhe për shkak të ritmeve të shpejta që njohu në këtë periudhë varfërimi i masave fshatare. Duke mos siguruar dot burime të tjera jetese, mjaft fshatarë të vegjël i humbën tokat e tyre nga se i shitën për të shlyer borxhet e rënda ose u konfiskuan me anë gjyqi nga ana e kreditorëve. Ata që përfituan më tepër nga shitja e këtyre qenë jo vetëm bejlerët e mëdhenj (Toptanët, Vrionët, Vlorajt, Vërlacët, Biçakçinjtë), por edhe mjaft bejlerë të dorës së dytë, të cilët me këtë mënyrë u kthyen në bejlerë të mëdhenj (Vokopolat, Bonotët, Hamzarajt, Resulajt etj). Për më tepër, në mjaft raste, bejlerët e fuqishëm edhe kur nuk ishin kreditorë ua rrëmbyen tokat fshatarëve të pambrojtur duke përdorur kundër tyre kërcënimin, dhunën ose mashtrimin.

Tendenca e grabitjes së tokave pushtoi edhe feudalët

*) Prej vitit 1840 deri në vitin 1912 pronat e Kokatëve u pakësuan nga 18 000 ha në 2 000 ha; të Skyfterajve nga 9 600 ha, në 4 600 ha; të Alizotëve nga 7 200 ha në 1 200 ha; të Delvinajve nga 8 500 ha në 1 500 ha. Po kështu një degë e familjes Toptani, ajo e Sulejman pashës, më 1912 nuk zotëronte asgjë nga 6 000 ha që kishte në mesin e shek. XIX.

**) Në një letër drejtuar më 1899 kryeministrit të Turqisë thuhet për shembull se Surja bej Vlora kishte grabitur dhe kthyer në çiflig personal rreth 1 500 ha tokë vetëm në zonën e Karatoprakut.

derebej, të ardhurat e të cilëve nga sistemi i «harxheve» po pakësoheshin gjithnjë e më tepër me centralizimin e vazhdueshëm të pushtetit perandorak. Zakonisht pasi vinin njërën këmbë në një fshat, bejlerët derebej e vazhdonin dhunën përpara syve të administratës shtetërore derisa e kthenin fshatin në çiflig duke u kthyer kështu edhe ata vetë në pronarë çifligarë. Me anën e këtij sistemi, pronësia çifligare u shtri jo vetëm në viset e ulëta, por edhe në krahinat e brendshme, si në rrethet e Korçës, Kolonjës, Dibrës, Matit, Kukësit etj., ku më parë kjo pronësi njihej pak ose nuk njihej fare.

Bejlerët çifligarë i rritën pronat e tyre duke blerë gjithashtu çifligjet që vinin në shitje feudalët e ndryshëm. Veç kësaj ata përfituan edhe në kurriz të çifligjeve shtetërore, të cilat Porta e Lartë i vinte në shitje sa herë ndodhej në vështirësi financiare, sidomos çifligjet që ndodheshin të shpërndara andej këndej si ishuj të rrethuar nga fshatra të lira. Të tilla ishin kryesisht çifligjet shtetërore të kazasë së Delvinës, Përmetit, Mallakastrës, Tepelenës, Korçës, Lezhës, Shkodrës, të cilat në pjesën e tyre më të madhe fundi i sundimit turk i gjeti çifligje private. Çifligjet private u rritën edhe në kurriz të çifligjeve sulltanore me anën e dhuratave që sulltan Abdul Hamiti II u dha herë pas here bejlerëve shqiptarë, ose në formë shpërblimi për shërbime të kryera në favor të pallatit ose në formë prike kur martoheshin me gratë e haremit perandorak (p.sh. Gani bej Toptani, Demir pashë Bonoti etj.).

Si rezultat e këtij procesi në krye të pronarëve të mëdhenj çifligarë qëndronin më 1912 familjet e Vrionëve me 16 300 ha, Toptanëve me 13 500 ha, Vlorajve me 13 000 ha, Dërrallave me 8 500 ha, Vërlacëve me 7 500 ha, Kryezinjve me 7 500 ha, Dinove me 6 500 ha, Dragave me 6 000 ha, Biçakçinjve me 5 400 ha dhe një numër i madh bejlerësh pak të njohur në mesin e shek. XIX, por që tani kishin grumbulluar me mijëra ha tokë si Resulajt në Lushnjë (4 500 ha), Bonotët në Peqin (4 500 ha), Vokopolajt në Lushnjë (3 000 ha), Risiliajt në Vlorë (2 000 ha), Shaskat në Vlorë (2 000 ha) etj. Megjithatë në radhët e tyre, krahas rritjes së pronës çifligare, veproi gjithashtu nëpërmjet së drejtës së trashëgimisë copëzimi i saj. Kështu, për shembull, më 1912, pronat e Vrionëve qenë ndarë, ndonëse në mënyrë jo të barabartë në 9 pronarë, ato të Toptanëve në 8, të Biçakçinjve në 8, të Vlorajve në 4, e kështu me radhë.

E drejta e trashëgimit të tokës, nga e cila përfituan vajzat, pati edhe një pasojë tjetër në fushën e pronësisë çifligare. Çifligjet që ato morën në formë prike dhe që u trashëguan nga fëmijët u bënë pronë e çifligarëve të viseve ku ato u martuan. Kështu për shembull më 1912 Surja bej Vlora kishte çifligje në krahinën e Vlorës, por edhe në afërsi të Lushnjës e të Durrësit, Shefqet bej Vërlaci në luginën e Shkumbinit, por edhe në afërsi të Vlorës e të Fierit, Sami bej Vrioni jo vetëm në rrethin e Beratit, por edhe në fushën e Myzeqesë e të Durrësit, Enver bej Libohova jo vetëm në zonën e Dropullit, por edhe në fushën e Delvinës dhe të Tiranës, etj. Pjesëtimi dhe gërshetimi i pronësisë çifligare i vuri ata në lidhje me interesat ekonomike të viseve të tjera të vendit.

Copëzimi i pronësisë çifligare me anën e shitjes dhe trashëgimisë shkaktoi, veç të tjerave, diferencimin ekonomik të bejlerëve feudalë, mbasi pranë pronarëve të mëdhenj u rrit numri i pronarëve çifligarë të mesëm e të vegjël. Por radhët e tyre u rritën më tepër me pronarë të ndryshëm që nuk kishin origjinë feudale, mbasi tokat që shitën fshatarët e varfëruar, bile edhe një pjesë e tokave që shitën vetë feudalët çifligarë ranë pjesërisht, ku më shumë e ku më pak, në duart e tregtarëve të qyteteve dhe të fshatarëve të pasur, të cilët në këtë mënyrë u kthyen në çifligarë të vegjël e të mesëm. Bile, ndonjëri prej tyre u bë çifligar i madh, si Iljaz Qoku (Dibër) Milto Shallvari (Durrës), Jaho Çiniu (Gjirokastër), Muhamet Abazi (Gjirokastër), të cilët më 1912 zotëronin rreth 4 000 ha secili. Kjo kategori e re çifligarësh me origjinë jofeudale, u shfaq pothuajse në të gjitha krahinat e vendit dhe në mënyrë të veçantë në rrethet e Shkodrës, Korçës, Gjirokastrës, Elbasanit, Tiranës dhe Vlorës.

Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX u rrit edhe pronësia çifligare vakufore, por kjo kryesisht në kurriz të pronës çifligare shtetërore (12 fshatra të Myzeqesë u kthyen në vitet 80 nga pronësi çifligare shtetërore në pronë çifligare vakufore).

Krahas rritjes së pronës çifligare u duk njëkohësisht edhe procesi i kthimit të saj në pronë fshatare, në zotërim të plotë të prodhuesit bujqësor. Ky proces u krye me anën e blerjes së tokave çifligje nga ana e fshatarëve të mesëm të cilët u bënë fshatarë të pasur, nga ana e fshatarëve të vegjël që nuk kishin toka të mjaftueshme (siç ndodhi, për shembull, në një pjesë të tokave të Kokatëve, Alizotëve, Toptanëve, Skyfterajve) ose nga vetë bujqit çifçinj, të cilët me sakrifica të mëdha u kthyen në pronarë të vegjël (siç vepruan, për shembull, bujqit e çifligjeve Drenovë dhe Boboshticë

në Korçë, Kapinovë dhe Vertenik në Berat, Levan dhe Visokë në Mallakastër, Labovë dhe Glinë në Gjirokastër, Qilarisht dhe Bodar në Përmet etj.).

Nga të dy këto procese që vepruan paralelisht pas mesit të shek. XIX, procesi i deçifligimit pati epërsi mbi atë të çifligimit. Si rrjedhim, sipërfaqja e pronës çifligare filloi të ulej vazhdimisht. Më 1912 ajo kapte në të katër vilajetet bashkërisht rreth 620 mijë ha, pra rreth 100 mijë ha më pak se më 1840. Ulja u duk në të katër vilajetet — në vilajetin e Janinës nga 240 mijë ha në 228 mijë ha, në atë të Kosovës nga 216 mijë ha në 184 mijë, në atë të Manastirit nga 202 mijë ha në 160 mijë ha, kurse në vilajetin e Shkodrës nga 55 mijë ha në 48 mijë ha. Më 1912, prona çifligare përfaqësonte rreth 45 për qind të tokës së punueshme*.

Si pasojë e këtij procesi ndryshoi edhe raporti midis tri kategorive të pronës çifligare. Më 1912 prona private zinte 81 për qind, prona shtetërore 15 për qind dhe prona vakufore 4 për qind të sipërfaqes tokësore çifligare. Veç kësaj, prona private çifligare tani nuk ishte më aq e përqendruar si në vitet 40 në duar të pak familjeve feudale. Pjesa më e madhe e saj tani ishte e pjesëtuar qoftë me anën e blerjeve, qoftë nëpërmjet trashëgimisë në duart të disa mijëra pronarëve çifligarë të mesëm e të vegjël, me origjinë pjesërisht feudale, pjesërisht borgjeze.

Si përfundim, edhe pse prona çifligare zinte akoma një sipërfaqe të konsiderueshme (rreth 45 për qind të tokës së punueshme), ajo nuk e ruante karakterin e pronësisë feudale. Fakti që toka kishte hyrë përfundimisht në sferën e qarkullimit të mallrave dhe se sipërfaqja çifligare rritej ose pakësohej kryesisht me anën e parasë, tregonte se prona çifligare tashmë kishte fituar tiparet e pronës borgjeze.

**Marrëdhëniet agrare brenda çifligjeve**

Deri në vitet 40 çifligjet e katër vilajeteve ruanin ende, në vijat e tyre të përgjithshme, tiparet themelore të çifligjeve feudale, pak a shumë, ashtu siç ishin formuar gjatë shekujve të kaluar. Në gjirin e tyre ekonomia

*) Brenda kufijve të sotshëm të Shqipërisë prona çifligare kapte më 1912 rreth 220 mijë ha, nga të cilat 145 mijë ha (66%) qenë pronë çifligare private, 62 mijë ha (28%) pronë çifligare shtetërore dhe 13 mijë (6%) pronë çifligare vakufore.



natyrore ishte shthurrur me ritme më të ngadalshme se në fshatrat jo çifligje të vendit. Pothuajse të gjitha karakterizoheshin nga prapambetja e theksuar e teknikës bujqësore. Secili bujk ishte pajisur me një ngastër toke, mbi të cilën ai kishte ngritur ekonominë e vet individuale. Kafshët e punës së bashku me veglat e tjera të prodhimit ishin pothuajse kudo pronë e fshatarit çifçi. Edhe pse juridikisht ai konsiderohej si një ortak me pronarin, çifçiu në fakt ndodhej në vartësinë e plotë të feudalit të fuqishëm çifligar. Madje, krahas së tretës së prodhimit ose qesimit në natyrë që i jepte pronarit, bujku ishte ngarkuar prej kohësh edhe me detyrimin e angarisë, të cilin kanunnametë e vjetra nuk e kishin lejuar. Si rrjedhim, detyrimet e fshatarit çifçi ndaj feudalit çifligar e ruanin akoma karakterin e mëparshëm të detyrimit joekonomik.

Zhvillimi ekonomik e shoqëror që u duk në viset shqiptare gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX dhe viteve të para të shek. XX preku jo vetëm karakterin e pronësisë çifligare, por edhe regjimin e brendshëm të çifligjeve.

Zhvillimi i pandërprerë i tregut të brendshëm, rritja e vazhdueshme e popullsisë qytetare dhe zgjerimi i marrëdhënieve tregtare me viset e huaja e përfshiu me ritme të shpejta në sferën e qarkullimit të mallrave, edhe prodhimin bujqësor të çifligjeve. Ndikoi në këtë mes edhe fakti se tani feudalët rentën në natyrë që nxirrnin nga çifçinjtë nuk e mbanin si më parë për të ushqyer ushtritë e pashallëkeve të tyre, por, me suprimimin e këtyre pashallëkeve, pjesën më të madhe të drithit të grumbulluar e destinonin për treg. Meqenëse në tregun shqiptar çmimet e prodhimeve bujqësore pësonin ndryshime të theksuara nga një stinë në tjetrën, pronarët çifligarë vazhdonin ta kërkonin rentën në natyrë dhe jo në të holla, sepse duke e grumbulluar drithin në verë për ta shitur në dimër ata nxirrnin fitime më të mëdha. Kështu bejlerët pronarë filluan të ktheheshin edhe në tregtarë hambarxhinj. Lidhja e prodhimit të çifligut me tregun ndikoi në ekonominë e bujkut çifçi, sepse ky tani filloi të detyrohej nga feudali që të kultivonte ato kultura bujqësore të cilat kishin leverdi tregtare për çifligarin. Në këto rrethana pas mesit të shek. XIX ekonomia natyrore u shthur në gjirin e çifligjeve me ritme të shpejta.

Veç kësaj, disa feudalë vazhduan të praktikonin jo sistemin e së tretës, por atë të qesimit — sasi e caktuar drithi që bujku detyrohej t'i jepte feudalit pavarësisht nga prodhimi i korrur. Sistemi i qesimit ishte në interes të çifligarit sepse me anën e tij renta vjetore ishte e sigurt. Veç kësaj ai ia



Bujq-çifçinj nga rrethi i Shkodrës (gravurë e vitit 1886)

linte pronarit përherë shtegun të hapur për t'ia rritur bujkut më tej detyrimin. Në fakt, aty ku ky sistem u zbatua, masa e detyrimit u rrit kohë pas kohe. Nga 2,5 deri në 3 kv. drithë për ha që ishte më 1880 ai arriti në 4 deri 5 kv. drithë për hektar më 1912, sasi kjo e madhe po të merret parasysh teknika e prapambetur e bujqësisë dhe rendimentet e ulëta të prodhimit. Veç kësaj ky sistem e detyronte bujkun ta dorëzonte sasinë e caktuar të drithit edhe në vitet me korrje të këqija, gjë që sillte rrënimin e tij ekonomik. Për këto arsye shumica e bujqve nuk e pranoi sistemin e qesimit, prandaj ai nuk u shtri në të gjithë vendit, por u kufizua vetëm në disa çifligje të viseve të ulëta.

Depërtimi i vazhdueshëm i ekonomisë monetare në fshat pati edhe pasoja të tjera për fshatarët-bujq. Përfshirja e tokës në qarkullimin e mallrave shkaktoi tek ata prirjen për të grumbulluar sasinë e domosdoshme të të hollave për të shpëtuar nga gjendja e padurueshme e çifçiut duke blerë tokën që u nevojitej. Por, vetëm një pjesë e vogël e tyre arriti të çlirohej nga regjimi i çifligut dhe të kalonte në radhët e fshatarësisë pronare. Megjithatë, numri i fshatarëve bujq nuk u pakësua, sepse radhët e tyre shtoheshin vazhdimisht me fshatarë të vegjël, të cilët duke mos i bërë ballë



varfërimit ekonomik, shisnin tokat e tyre dhe hynin si bujq nëpër çifligje. Si rrjedhim, në vitin 1912 fshatarët bujq përfaqësonin afërsisht 18% të popullsisë fshatare.

Shumica dërrmuese e fshatarëve bujq u pushtua nga procesi i diferencimit ekonomik. Duke mos i bërë dot ballë rritjes së kërkesave të çifligarit dhe lëvizjes stinore të çmimeve, filloi të lëkundej edhe vetë ekonomia e tyre individuale. Bujqit filluan të merrnin gjithnjë e më tepër borxh. Meqenëse nuk kishin tokë për ta hipotekuar si garanci, borxhet ishin të detyruar t'i merrnin vetëm te çifligari i tyre, i cili e shfrytëzonte këtë rrethanë për ta ngritur sa më lart fajdenë. Siç del nga regjistri i çifligarit Surja bej Vlora, borxhet brenda çifligut ishin përhapur aq tepër në pjesën e parë të shek. XX, sa kishin përfshirë shumicën dërrmuese të fshatarëve çifçinj. Bujqit e varfëruar filluan të shisnin kafshët e tyre të punës bile në disa raste edhe plehun e bagëtive, duke u kthyer kështu vetëm në shitës të fuqisë së tyre punëtore. Për ta mbajtur në këmbë ekonominë e tyre individuale u detyruan të merrnin me qira nga pronari së bashku me tokën e bukës edhe pendën e qeve.* Numri i këtyre bujqve punëtorë (gjysmatarë ose qesimtarë) të zhveshur jo vetëm nga mjeti i prodhimit (toka), por edhe nga veglat kryesore të prodhimit (qetë) erdhi vazhdimisht duke u rritur. Më 1912 çifligjet pa të tillë bujq ishin shumë të rralla. Në disa raste ata formonin brenda çifligut akoma pakicën (për shembull në çifligun Rreth afër Durrësit kishte 15 bujq pa pendën e qeve dhe 28 bujq me kafshët e punës). Por kishte edhe çifligje ku ata formonin shumicën dërrmuese (në çifligun Kullë afër Shijakut kishte atë vit 44 bujq pa kafshët e punës dhe vetëm 6 bujq me pendën e qeve).

Në disa raste procesi i varfërimit të fshatarëve bujq shkoi edhe më tej. Disa prej tyre, të mbetur pa kafshë pune dhe të zhytur në borxhe, nuk qenë në gjendje ta mbanin në këmbë ekonominë e tyre individuale. Prandaj jo vetëm si individë, por edhe si familje u kthyen në argatë të thjeshtë — punëtorë të përhershëm bujqësorë.

---

* Qiraja e pendës së qeve ishte zakonisht baras me gjysmën e qirasë së tokës. Bujku i sistemit të së tretës, pasi zbriste nga prodhimi i korrur të dhjetën e shtetit (10%) i jepte pronarit gjysmën, pra 45% të prodhimit (30% si qira toke, 15% si qira të pendës). Bujku i sistemit të qesimit, në rast se i jepte pronarit kur kishte kafshët e veta një qesim prej 4 kv. për ha, kur merrte me qira pendën e qeve, qesimi rritej në 6 kv. për ha.

Në kushtet e zhvillimit të ekonomisë monetare dhe të vendosjes së pronësisë private të tokës, detyrimi që i jepte pronarit çifligar jo vetëm bujku i proletarizuar (gjysmatari), por edhe ai që zotëronte akoma veglat kryesore të prodhimit (tregtari) pushoi së qëni formë e rentës feudale. Në të dy rastet ai mori karakterin e qirasë së tokës, kurse fshatari bujk tretar, gjysmatar apo qesimtar atë të një qiramarrësi të thjeshtë. Për më tepër si të tillë ata i njohu edhe Eraz-i Kanuni i vitit 1858, me të cilin fiksoheshin marrëdhëniet e reja agrare në Perandorinë Osmane. Në fakt, nëpër çifligjet e Shqipërisë filloi të përhapej gjithnjë e më tepër praktika e «marrëveshjeve» midis bujkut dhe çifligarit në lidhje me kushtet e punës dhe me format e detyrimit. Sipas vendeve këto «marrëveshje» përsëriteshin çdo 1 ose 2 ose 5 vjet, bile në vitet e fundit të sundimit osman, në disa raste ato filluan të fiksoheshin me shkrim. Nevoja që kishte bujku për tokë dhe pozita e tij e ulët shoqërore, i jepte mundësi pronarit çifligar t'i diktonte me lehtësi atij kushtet e një shfrytëzimi të egër, të kërkonte krahas së tretës apo qesimit disa ditë pune angari apo dhurata të ndryshme në bagëti, shpendë, vezë etj. Megjithatë, në kushtet e krijuara pas mesit të shek. XIX, nënshtrimi i bujkut nuk rridhte nga vartësia e tij ligjore ndaj feudalit, por nga nevoja e jetesës, nga po ajo nevojë që e shtyn punëtorin të pranojë shfrytëzimin e pronarit kapitalist. Pra renta që bujku tani i jepte pronarit filloi të vishej me karakterin e detyrimit ekonomik.

**Lindja e borgjezisë agrare**

Tërheqja e tokës në sferën e qarkullimit të mallrave, lidhja e prodhimit bujqësor të çifligut me tregun, pjesëmarrja aktive e çifligarëve në veprimet tregtare dhe aspirata e tyre për investime në fushën e industrisë i futi pronarët çifligarë në rrugën e borgjezimit.

Shprehja më e thjeshtë e borgjezimit të pronarëve feudalë në fushën e marrëdhënieve agrare ishte prirja që pushtoi çifligarët për të përqendruar në duart e tyre së bashku me mjetin kryesor të prodhimit edhe veglat kryesore të punës. Përqëndrimi i qeve, i farës, i banesës së bujkut në duart e çifligarit ishte një lloj investimi që pronari i tokës kryente në fushën e prodhimit, të cilin nuk e njihte rendi feudal. Si rrjedhim, përballë bujkut që zotëronte vetëm krahët e punës, çifligari i pajisur me mjetin kryesor të prodhimit dhe me veglat kryesore të punës, nuk ishte më një pronar feudal, por një pronar kapitalist.

Borgjezimi i pronarëve çifligarë në fushën e marrëdhënieve agrare u shpreh edhe në forma më të përparuara.

Me qëllim që të rritnin të ardhurat nga e treta ose nga qesimi, disa bejlerë çifligarë filluan të inkurajonin përdorimin nga ana e fshatarëve çifçinj të një teknike më të përparuar në bujqësi. Interesimi për farë dhe fidanë më të mirë filloi, me sa dihet, qysh në vitet 40. Në vitet 60 Kahreman bej Vrioni solli nga jashtë jo vetëm farë të zgjedhur, por edhe plugje të hekurta, kurse nipi i tij, Azis pashë Vrioni u përpoq të përhapte gjerësisht në çifligjet e veta kulturën e orizit dhe duhanit. Por këto nisma mbetën në mes të rrugës. Shfrytëzimi i bujqve ishte aq i egër sa varfëria e thellë ku ata ishin zhytur nuk u jepte asnjë mundësi për ta çuar ekonominë e tyre sadopak përpara. Për këtë arsye deri në fund të sundimit osman përdorimi i plugut të hekurt mbeti shumë i kufizuar dhe rendimentet në bujqësi tepër të ulëta.

Lakmia për të siguruar fitime sa më të mëdha nxiti edhe te bejlerët prirjen për të kaluar në qeverisjen e drejtpërdrejtë të pronave të tyre. Duke zgjedhur tokën më të mirë të çifligjeve të tyre, bejlerët feudalë shpërngulën në toka të tjera bujqit çifçinj dhe i zëvendësuan me familje bujqish argatë të cilët nuk kishin as ekonomi individuale, as kafshë pune, as shtëpi banimi. Ata punonin si mëditës të thjeshtë në tokën e pronarit çifligar me veglat e punës të pronarit dhe nën drejtimin e tij ekonomik. Lindën kështu mbi truallin e pronësisë çifligare fermat bujqësore me elementet e para të ndërmarrjeve kapitaliste bujqësore.

Të tilla ferma bujqësore u dukën gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX pothuajse kudo ku ekzistonin latifundet çifligare. Bile në ndonjë rast pronarët e tyre bënë përpjekje të mëtejshme për t'i kthyer ato në ferma bujqësore moderne. Qysh në vitet 80, Surja bej Vlora pruri për fermën e vet që organizoi në Skroftinë (Vlorë) disa bujq arbëreshë nga Italia, për të përhapur me anën e tyre kulturën e patates dhe pak më vonë një grup teknikësh hungarezë, për të shfrytëzuar me sistemin e qeverisjes kapitaliste tokat e tre çifligjeve (Frakull, Çerven, Ferras — gjithsej 1 600 ha). Por në kushtet e regjimit anakronik osman, të prapambetjes së theksuar të vendit, të mungesës së plotë të rrugëve dhe të prirjes së bejlerëve pronarë për të siguruar fitime sa më të mëdha me investime sa më të pakta, as fermat bujqësore nuk u zhvilluan më tej. Në të tilla rrethana, bejlerët

pronarë preferuan t'i depozitonin kapitalet e tyre monetare nëpër bankat e huaja dhe të vazhdonin shfrytëzimin e çifligjeve si dhe më parë me anën e fshatarëve bujq, sistem ky që u siguronte atyre të ardhura të vazhdueshme pa kryer investime me peshë. Kështu për shembull, më 1912, në çifligun e Mifolit (Vlorë), pronë e Xhemil bej Vlorës, nga 21 familje bujqish vetëm 2 qenë familje argatësh; në çifligun Rreth (Durrës), pronë e Esat pashë Toptanit, nga 48 familje bujqësh vetëm 5 qenë familje argatësh, etj. Madje disa bejlerë pronarë nuk merreshin fare me qeverisjen e drejtpërdrejtë të çifligjeve të tyre. Si rrjedhim, qeverisja e drejtpërdrejtë kapitaliste e çifligjeve nga ana e bejlerëve pronarë (zhvillimi nga lart i kapitalizmit në bujqësi) u frenua menjëherë, sapo filloi të duket në truallin e Shqipërisë. Pavarësisht nga kjo, pronarët çifligarë filluan të humbisnin dalngadalë fizionominë e mëparshme që kishin si pronarë feudalë dhe të përvetësonin, ndonëse me vështirësi, tiparet e një borgjezie çifligare, të lidhur me metodat e vjetra të shfrytëzimit të fshatarëve bujq.

Në të njëjtën kohë, diferencimi ekonomik që veproi pas mesit të shek. XIX në gjirin e çifligjeve, krijoi mundësinë që punën e çifçinjve të kthyer në argatë ta shfrytëzonin fshatarë bujq, të cilët për hir të rrethanave të veçanta kishin një ekonomi individuale më të konsoliduar. Këto familje të veçuara bujqish filluan të merrnin me qira nga çifligari toka të tepërta për t'i punuar ato pjesërisht me anëtarët e familjes së tyre dhe pjesërisht me anën e bujqve argatë. Më 1912 ky fenomen vërehet në shumë çifligje për të cilat ka njoftime deri diku të hollësishme. Sipas të dhënave të këtij viti disa bujq kishin deri 3 nga një herë edhe më tepër argatë të përhershëm të pajtuar me rrogë vjetore, përveç argatëve stinorë të cilët i pajtonin me pagë ditore gjatë periudhës së mbjelljeve dhe korrjeve. Edhe pse nuk ishin pronarë të tokës që qeverisnin, ata pushuan së qëni fshatarë çifçinj, përderisa shfrytëzonin në ekonominë e tyre individuale punën e të tjerëve dhe siguronin nga puna e huaj të ardhura më të mëdha. Si të tillë këta qiramarrës të thjeshtë përvetësuan dalngadalë tiparet e fermerit bujk — përfaqësuesit e parë të zhvillimit nga poshtë të kapitalizmit në bujqësi.

I njëjti proces ndodhi gjatë kësaj kohe edhe në radhët e fshatarësisë pronare. Tokat që shitën fshatarët e vegjël të rrënuar ekonomikisht nuk ranë të gjitha në duart e bejlerëve çifligarë. Pjesërisht ato u blenë nga elementë të veçuar që dolën prej radhëve të fshatarëve të mesëm, të cilët u kthyen në fshatarë të pasur. Kështu nga procesi i diferencimit ekonomik që pushtoi vendin pas viteve 40 të shek. XIX, numri i fshatarëve të pasur pothuajse u pesëfishua. Në fillim tokat e tepërta ata ua jepnin me qira fshatarëve bujq ose fshatarëve-paraqendarë duke u kthyer në çifligarë të vegjël. Por me kohë disa fshatarë të pasur filluan të praktikonin qeverisjen e drejtpërdrejtë të tokave të tyre me anën e argatëve të përhershëm dhe stinorë. Kështu në periudhën e fundit të sundimit osman, krahas qiramarrësve kapitalistë lindën në fshatin shqiptar, si rezultat i zhvillimit nga poshtë të kapitalizmit në bujqësi edhe fshatarët e pasur me tiparet e pronarëve kapitalistë.

Fshatarët e pasur dhe fermerët bujq së bashku me pronarët çifligarë të fermave ishin kategori të reja shoqërore, të cilat fshati shqiptar nuk i njihte më parë. Ato lindën në kushtet e shthurjes së mëtejshme të marrëdhënieve feudale dhe të zhvillimit të shpejtë të ekonomisë monetare. Por nga ana tjetër ato lindën në kushtet e varfërisë dhe prapambetjes së thellë, ku e kishte lënë vendin sundimi i gjatë osman. Për këtë arsye pronarët e fermave, fermerët bujq dhe fshatarët e pasur mbetën të vjeguar pas formave të prapambetura të qeverisjes bujqësore dhe nuk patën asnjë nxitje për të përvetësuar metodat dhe teknikën e përparuar të ekonomisë kapitaliste. Megjithatë ata përbënin borgjezinë agrare, sepse tipari i tyre themelor ishte përvetësimi me anën e detyrimit ekonomik i punës suplementare të fshatarëve argatë, të cilët në këtë periudhë përfaqësonin mëditësit e fshatit.

**Masat fshatare dhe kurbeti**

Me heqjen e regjimit të timareve ndryshoi edhe gjendja e fshatarëve pronarë. Tani ata nuk ishin më, de jure, raja të spahiut. Ligjërisht ata nuk ndodheshin më nën vartësinë e tij feudale. Toka me të cilën ata ishin pajisur nuk ndodhej më nën tesarrufin e spahiut. Formalisht fshatarët e mesmë e të vegjël u kthyen në fshatarë të lirë dhe ligjërisht u njohën pronarë të tokës së tyre, të cilën tani mund ta shitnin, jetërsonin dhe hipotekonin lirisht. Megjithatë fshatarët me tokë nuk u kthyen aspak në fshatarë të lirë, mbasi vendin e marrëdhënieve të mëparshme me feudalin spahi tani e zunë marrëdhëniet me shtetin feudal turk, i cili i grabiste me anën e feudalëve derebej, sipërmarrësve myltezimë dhe funksionarëve të administratës.

Pozitat e fshatarëve pronarë të mesëm dhe të vegjël u tronditën jo vetëm nga grabitja fiskale shtetërore, por edhe nga veprimi i ligjeve ekonomike kapitaliste në fshat. Tronditjen e ndienë sidomos fshatarët e vegjël, të cilët ishin të detyruar të blinin çdo vit drithë me të hollat që nxirrnin nga veprimtaria e tyre suplementare. Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, me vërshimin e mallrave të huaja dhe me konkurrencën e prodhimit të qyteteve të ardhurat e tyre nga veprimtaria suplementare erdhën duke u pakësuar. Varfëria që vinte nga toka e pakët, dyfishohej ose trifishohej te djemtë e fshatarit të vogël, të cilët në bazë të së drejtës së trashëgimisë atë tokë e ndanin midis tyre. Si kudo varfërimi i shpuri fshatarët e vegjël në thonjtë e fajdexhiut. Afatet e borxheve mbaronin zakonisht në kohën e korrjeve ose të vjeljeve. Për të shlyer borxhin fshatari detyrohej të shiste drithin në verë kur çmimet ishin të ulëta dhe ta blinte në pranverë kur ato ishin më të larta, pa llogaritur këtu fajdenë e rëndë të tregtarit fajdexhi ose të fshatarit të pasur. Veç kësaj, me forcimin pas mesit të shek. XIX të administratës perandorake osmane, pesha e taksave shtetërore në kurriz të masave fshatare erdhi duke u rritur. Barrë e rëndë u bë edhe shërbimi i gjatë ushtarak për popullsinë myslimane ose taksa e shërbimit ushtarak për popullsinë e krishterë. Shteti osman u bë për fshatarin e vogël, ashtu si pronari çifligar për fshatarin bujk, një shfrytëzues i pamëshirshëm i punës së tij prodhuese.



**Fshatar i vogël nga rrethi i Durrësit (gravurë e vitit 1880)**

Për t'i bërë ballë varfërimit të vazhdueshëm, fshatarët e vegjël filluan të shisnin kafshët e punës dhe pastaj bagëtitë e imëta, të cilat ose ranë në duart e fshatarëve të pasur dhe mbetën përsëri në vend ose u blenë nga reshperët e mëdhenj për t'u eksportuar. Me thellimin e tij të mëtejshëm,



ky proces po e detyronte fshatarin e varfëruar të shiste më në fund edhe tokën. Megjithatë, gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX dhe fillimit të shek. XX, në viset e katër vilajeteve masa e fshatarëve pronarë, u pakësua jo si familje numri i të cilave në fakt u rrit (nga afërsisht 220 mijë familje në 1840 në rreth 280 mijë familje më 1912), por si përqindje në krahasim me popullsinë fshatare (nga rreth 84% më 1840 në rreth 79% më 1912). Kjo rezistencë e fshatarësisë së vogël vetëm në një masë të vogël qe rezultat i hapjes së tokave të reja nga fondi i *kujrisë* ose nga prona e përbashkët e fshatit. Kryesisht ajo u arrit në saje të mërgimit të krahëve të tepërta të familjes së fshatarit. Mërgimi pati diku karakter stinor, diku karakter shumëvjeçar për një pjesë brenda vendit, kurse për shumicën jashtë Shqipërisë. Sidoqoftë mërgimi i fshatarëve në masën dërrmuese u krye pa e shpërngulur familjen nga fshati dhe pa e prishur ekonominë e vogël bujqësore.

Fshatarët shqiptarë e praktikonin edhe më parë mërgimin stinor. Por përmasat e tij ishin mjaft të kufizuara në krahasim me valën e madhe të mërgimit stinor që pushtoi vendin gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX dhe pjesës së parë të shek. XX. Numri i të mërguarve është vështirë të përcaktohet qoftë edhe afërsisht, mbasi fshatarët e varfër largoheshin për disa muaj nga fshati i tyre pa lënë gjurmë në dokumentet e kohës. Zakonisht pasi përfundonin mbjelljet dhe vjeljet e vjeshtës, aty nga java e parë e nëntorit me mijëra krahë pune, më shumë nga viset veriore, më pak nga krahinat jugore linin familjet e tyre dhe shkonin jo vetëm nëpër qytetet e katër vilajeteve shqiptare, por deri thellë në Greqi, Serbi e Bullgari, pa përjashtuar Stambollin dhe fshatrat rreth e rrotull kryeqytetit turk. Ky mërgim stinor vazhdonte deri në fillim të pranverës, gjithsesi deri në fillim të majit, kur fshatarët e mërguar ktheheshin së bashku me kursimet e domosdoshme me të cilat mbulonin bilancin pasiv të ekonomisë së tyre bujqësore.

Edhe mërgimi shumëvjeçar nuk ishte i panjohur për fshatarësinë shqiptare. Madje me të tillë fshatarë, të cilët mërgimin shumëvjeçar e kthenin brenda në Shqipëri në mërgim të përhershëm, ishin rritur edhe vetë qytetet e vendit. Por deri në fund të shek. XVIII mërgimi ekonomik jashtë trojeve shqiptare ishte praktikuar kryesisht në drejtim të Stambollit. Vetëm nga fundi i shek. XVIII dhe sidomos nga fillimi i shek. XIX, u dukën mërgimet shumëvjeçare në drejtim të vendeve të tjera të huaja, siç ishin Rumania, pastaj, Egjipti dhe pak më vonë Greqia ose Serbia. Megjithatë, kurbeti ekonomik shumëvjeçar mori një karakter masiv të pa-

parë vetëm pas mesit të shek. XIX. Ai pushtoi edhe shtresat e ulëta qytetare, por masën dërrmuese të kurbetlinjve e formuan gjithnjë fshatarët e vegjël.

Mërgimi shumëvjeçar preku sidomos fshatarët e varfër të Shqipërisë së Jugut, sepse në këto vise ekonomia monetare kishte depërtuar më thellë se gjetkë. Për disa dhjetëvjeçarë qyteti që tërhoqi më shumë kurbetlinj qe përsëri Stambolli. Në vitet 80 Stambolli kishte rreth 60 mijë shqiptarë të ardhur nga të katër vilajetet. Ai u bë qyteti me popullsi më të madhe shqiptare edhe kundrejt qyteteve të Shqipërisë. Duke tërhequr njëri-tjetrin fshatarët vazhduan të mërgonin gjithashtu në Egjipt dhe në Rumani ku u vendosën jo vetëm nëpër qytete, por edhe nëpër fshatrat e luginës së Nilit e të Danubit. Sipas njoftimeve që jep P. Kabué (P. Caboué), në fund të sundimit osman kishte në Egjipt rreth 30 mijë, kurse në Rumani rreth 10 mijë shqiptarë, të cilët merreshin me zejtari, tregti dhe bujqësi. Nga radhët e tyre ishte formuar edhe një shtresë tregtarësh të pasur. Nga vitet 70 kurbetlinjtë shqiptarë filluan të çanin rrugën në vende të tjera të panjohura për ta më parë. Njëri prej tyre ishte Rusia ku mërguan me qindra vetë, kryesisht fshatarë të krahinave juglindore. Më vonë, në vitet 90 në Rusi shkuan me qindra punëtorë për ndërtimin e hekurudhës transiberiane, të cilët pastaj u vendosën me punë të ndryshme në Odesë, Vladivostok, Irkutsk e gjetkë. Me fitoren e autonomisë së Bullgarisë (1878), shumë kurbetlinj fshatarë u vendosën nëpër qytetet e saj, sidomos në Sofje, Filipopol e Vranë duke formuar këtu brenda një kohe të shkurtër një koloni prej 2 mijë shqiptarësh. Në përpjesëtime të vogla kurbetlinjtë fshatarë rahën edhe vise të tjera të huaja si Austrinë, Italinë, etj. Në periudhën e fundit të sundimit osman vendi që tërhoqi masën më të madhe të kurbetlinjve shqiptarë qe kontinenti amerikan dhe kryesisht Shtetet e Bashkuara. Të mërguarit e parë shqiptarë zbritën në SHBA në fillim të viteve 80, kurse vala e madhe e këtij mërgimi filloi në fund të shek. XIX. Më 1912 në SHBA numëroheshin rreth 40 mijë kurbetlinj shqiptarë pothuajse të gjithë me origjinë nga Shqipëria e Jugut. Në fillim kurbetlinjtë fshatarë u grumbulluan njëri pas tjetrit në Boston Mass, Nju Jork dhe Sen-Lui (Saint-Louis), ku formuan edhe lagje me shqiptarë, por pastaj u vendosën edhe në viset e tjera të SHBA, deri në brigjet e Pacifikut. Një pjesë e vogël e kurbetlinjve u vendosën edhe në shtete të tjera të kontinentit amerikan (Kanada, Argjentinë, etj).

Fshatarët që shkuan në kurbet lanë pas tyre familje të varfëruara. Për të blerë navllonin (biletën e udhëtimit



detar) ata u detyruan të shisnin kafshët e punës dhe të hynin në borxh me fajdé të lartë. Po edhe atje ku vajtën i prisnin kushte të vështira jetese. Duke mos e njohur gjuhën e huaj dhe duke mos pasur ndonjë profesion ata u detyruan të kryenin punët më të rënda dhe t'i nënshtroheshin shfrytëzimit më të egër. Zakonisht shkonin në kurbet që të ktheheshin pas dy ose tre vjetësh dhe pasi të qëndronin disa muaj pranë familjeve të tyre, të niseshin përsëri. Por shpeshherë ata qëndronin në mërgim për periudha shumë të gjata, disa harroheshin fare në dhé të huaj. Kështu kurbeti u bë një plagë shoqërore për masat fshatare dhe qytetare.

Megjithatë, mërgimi stinor apo shumëvjeçar ndikoi në ekonominë e vendit në dy drejtime. Nga njëra anë, duke i dhënë mundësi fshatarit të vogël të përballonte deri-diku nevojat familjare, e ngadalësoi procesin e rrënimit të tyre të plotë ekonomik. Nga ana tjetër dërgesat periodike të kurbetlinjve të cilët erdhën duke u shtuar derisa arritën në vitet e fundit të sundimit osman në afërsisht 14-16 milionë franga ari në vit — e frenuan deri në një farë shkalle asfiksinë e plotë që po i shkaktonte ekonomisë së vendit grabitja fiskale e Stambollit dhe vërshimi i mallrave të huaja.

**Malësorët e veriut**

Trevat shqiptare nuk u zhvilluan të gjitha njëlloj nga pikëpamja ekonomike dhe shoqërore. Në përshtatje me kushtet historike dhe natyrore, disa nga krahinat e thella malore u zhvilluan me ritme më të ngadalshme se viset që kishin një truall bujqësor relativisht më të pasur. Prapambetja më e theksuar dukej sidomos në malësitë e Mbishkodrës, Dukagjinit, Mirditës, Pukës dhe Gjakovës, në të pesë «Malet e Mëdha», siç quheshin ato në shek. XIX.

Marrëdhëniet ekonomike-shoqërore në këto zona rregulloheshin sipas së drejtës zakonore të trashëguar nga shekujt e kaluar. Megjithatë asnjëra nga popullsitë e këtyre malësive nuk ndodhej në stadin e rendit fisnor qoftë edhe në dekompozim e sipër. Jo vetëm në çdo «mal» (krahinë), por edhe në çdo fshat, madje në shumicën e rasteve edhe në çdo lagje, banonin familje që nuk kishin lidhje gjaku midis tyre. Baza ekonomike-shoqërore e rendit fisnor — pronësia e përbashkët mbi fondin e tokave bujqësore — ishte zhdukur. Prona private mbi mjetin kryesor të prodhimit, siç ishte toka e bukës, ishte vendosur prej mjaft shekujsh. Kjo pronësi ishte sanksionuar në mënyrë të theksuar edhe në të


Malësor mirditor (fundi i shek. XIX)

drejtën zakonore, me të gjitha tiparet e saj kryesore siç janë, shitja, blerja, jetërsimi. Në Kanunin e Lekë Dukagjinit, ashtu siç është mbledhur nga Shtjefën Gjeçovi në fund të shek XIX, prona private ishte shpallur e shenjtë, e paprekshme. Edhe në rast se një familje shpërngulej nga fshati, thuhet në kanun, «po s'e shiti trollin e tokën, ashtu do t'i rrijë e nuk ka tager (të drejtë--Red.) kush me ngulë mbi to». Paprekshmëria e tokës garantohej me norma të veçanta nga kanuni. Kufijtë e pronave nuk mund të prekeshin, as mund të lëvizeshin: «me luejt kufinin — thuhet në Kanun — asht nji si me luejtë me eshtent' e të dekunve». Gjurmët e pronësisë së përbashkët të fisit mbi tokën e bukës dhe shenjat e ndarjes periodike të tokave midis anëtarëve të fisit qenë zhdukur krejtësisht.

Toka blihej e shitej, ajo trashëgohej pa ndonjë pengesë. Jo vetëm toka, por radha e vaditjes dhe e mullirit mund të shitej. Toka u shitej edhe kushërinjve më të afërt, fakt ky që tregon edhe më tepër konsolidimin e pronës private mbi tokën.

Institucioni i pronës private mbi mjetet dhe veglat e prodhimit kishte sjellë në gjirin e malësorëve të krahinave të veriut të gjitha pasojat e diferencimit të popullsisë. Shumë malësorë kishin humbur pronat e tyre dhe ishin kthyer në bujq ose argatë, të cilët shfrytëzoheshin nga pronarët të pasur të tokave. Këta të fundit tokat e tyre i jepnin me qira ose merrnin pranë ekonomive të tyre punëtorë mëditës, rrogtarë me pagë vjetore ose argatë me pagë ditore nga radhët e malësorëve të varfëruar që i kishin humbur e shitur pronat e tyre. Figurën e pronarit të pasur të tokave dhe



atë të fshatarit bujk pa tokë e gjejmë të pasqyruar edhe në Kanunin e Maleve. «Bulg — thuhet në Kanun — thirret njaj, i cili hinë me punue tokën e njaj zotnije». Një varg normash rregullonin marrëdhëniet ekonomike midis pronarit e bujkut; detyrimi i bujkut (qiraja) caktohej edhe këtu në bazë të marrëveshjes së «lirë». «Gjithçka të mbjellë bulgu në tokë të zotnis do t'a dajë me zotnin mbas vendimit qi të kenë ba». Edhe këtu masa e shfrytëzimit arrinte në një shkallë të lartë — deri në gjysmën e prodhimit. Thuhet në Kanun: «Në se e pastë bulgu gjan' e zotnis përgjymës, kashti i rrin bulgut e me pleh do të plenohen tokët. Mundin e puntoris e njeh bulgu».

Në strukturën ekonomike-shoqërore të këtyre viseve malore ka pasur edhe bujq të cilët detyroheshin të merrnin me qira së bashku me tokën edhe kafshët e punës. Në Kanun bëhet fjalë edhe për kushtet e marrjes së kafshëve të punës me qira, për të cilat bujku i paguante pronarit 1,50 kuintal, kur e dimëronte vetë kaun, 2,25 kuintal kur e dimëronte pronari. Këtë qira ai do t'ia paguante pavarësisht nëse e shfrytëzonte ose jo në punë kaun e parmendës. Duhet shtuar këtu se me gjithë kushtet e rënda të shfrytëzimit, bujku i këtyre krahinave të prapambetura nuk e njihte angarinë. Ai ishte i ngarkuar me korrjen, shirjen, zhveshjen e misrit, por vetëm në tokën e tij. Në rast se pronari e mblidhte vetë misrin, bujku — thuhet qartë në Kanun — nuk kishte detyrë për zhveshjen e misrit, por vetëm t'ia transportonte pranë kullës pronarit.

Një tjetër figurë shoqërore që tregonte diferencimin e malësorëve të varfër qe dalja edhe atje në shesh e rrogtarit (fshatarit argat). Në Kanun bëhet fjalë për normat që rregullonin marrëdhëniet midis rrogtarit dhe punëdhënësit. Atje thuhet shprehimisht se rrogtari «po s'eci mbas andes së zotnis, ky mund t'a dajë. . .»


Kullë matjane e shek. XIX

Me toka shumë të pakta, burimi kryesor i jetesës së malësorëve të varfër ishte blegtoria. Në fakt para mesit të shek. XIX këto vise qenë tepër të pasura me blegtori. Familjet malësore kishin tufa bagëtish, të cilat numëronin me

qindra ose me disa dhjetëra krerë të imëta e të trasha. Kjo gjendje e dikurshme pasqyrohej edhe në Kanunin e Lekës, sidomos aty ku bëhet fjala për gjobat e ndryshme. Gjobat me 10 kokë bagëti qenë të zakonshme; por kishte edhe më të mëdha, si për shembëll, për një vrasje 100 deshë e një ka gjobë. Në një vend tjetër të Kanunit thuhet: «Ma e ulta giobë mbrrin në nji dash e ma e nalta nuk mund të kalojë mbi njiqind desh». Përveç blegtorisë, burim tjetër të ardhurash për këta malësorë të varfër ishin shpërblimet në të holla që merrnin për shërbimet e tyre si mercenarë. Mercenarizmi ishte për këto krahina një dukuri e diktuar nga kushtet e sundimit osman, nga varfëria e thellë ekonomike dhe nga pamundësia për të siguruar të ardhura me anë të punës. Blegtoria, bujqësia dhe mercenarizmi kishin krijuar deri në mes të shek. XIX një farë ekuilibri në bilancin e ekonomisë familjare të këtyre malësorëve.

Por gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX ky ekuilibër u prish. Me përgjithësimin e shërbimit të detyrueshëm ushtarak, të ardhurat nga mercenarizmi u prenë. Me centralizimin e pushtetit perandorak, Porta e Lartë filloi të kërkonte taksa edhe nga këta malësorë të varfër. Veç kësaj, duke mos qenë shumë larg Shkodrës, Gjakovës e Pejës, edhe këto krahina të veçuara filluan ta ndienin ndikimin e marrëdhënieve të tregut. Qoftë për të siguruar bukën e vitit, qoftë për të paguar taksat shtetërore, fshatarët malësorë, filluan të merreshin me veprimtari suplementare ekonomike — grumbullonin katran, gështenja, lëndë, dru, të cilat i shisnin në Shkodër. Por edhe kjo nuk i shpëtoi nga varfërimi. Me anën e kryengritjeve të shpeshta ata i shpëtuan për një farë kohe pagesës së taksave shtetërore. Me keqësimin e vazhdueshëm të gjendjes ekonomike, malësorët filluan të shisnin edhe bagëtitë, e vetmja pasuri me peshë që kishin. Brenda disa dhjetëvjeçarëve pasuria blegtorale e këtyre viseve ose u pakësua nga shitja në tregjet e qyteteve, ose u përqendrua në duar të disa familjeve të pasura malësore. Si kudo edhe këtu fenomeni i borxheve u përhap me ritme shumë të shpejta. Gjendja e tyre në mjerim të vazhdueshëm i shtynte fajdexhinjtë të kërkonin kamatë të madhe duke shkelur dhe lënë mënjanë dispozitat e Kanunit të Lekë Dukagjinit, të cilat e ndalonin fajdenë.

Mërgimi stinor nuk la pa prekur as fshatarët e varfër të këtyre malësive, të cilët filluan të largoheshin gjatë disa stinëve nga fshati për të kërkuar punë në vende të ndryshme, sidomos në Shkodër. Ky mërgim që u përhap me shpejtësi krijoi edhe këtu një kategori malësorësh të cilët



për të jetuar u detyruan të shitnin fuqinë e tyre të punës si mall.

Diferencimi shoqëror solli edhe këtu luftën e klasave midis vegjëlisë dhe bajraktarëve të viseve malore. Kjo luftë është pasqyruar në Kanun megjithëse jo aq qartë për shkak të mbledhjes dhe kodifikimit jo të plotë. «Po u çue nji katund, thuhet në kanun, për me u ngrefë luftë Krenvet, Strapleqvet e Vogjlis së Flamurit, nën të cilin gjindet, atbotë do të bahet me dije Dera e Gjomarkut në za të së cilës do të çohen edhe Flamujt tjerë e nën prirje të kësaj Dere do të msyhet katundi i dalun dore, edhe e biejn në mend me ndëshkime giobësh, me të nxjerrun prej vendit, a edhe me të grime katundisht, në pasët ba kush ndo'i faj për të grim».

Megjithatë në malësitë e Veriut kishte akoma mbeturina të largëta të marrëdhënieve patriarkale e fisnore. Të tilla ishin kujtimi i fisit dhe kujria e fisit, karakteri patriarkal i familjes dhe rendi i trashëgimisë së pronës, rendi i shitjes së tokave dhe norma e martesave, zakoni i gjakmarrjes dhe kuvendi i fisit.

Në viset malore të Shqipërisë së Veriut ruheshin ende gjurmët e barazisë së vjetër fisnore, megjithëse kishin filluar të përforcoheshin privilegjet e bajraktarëve, e sidomos të familjes së Gjonmarkajve në Mirditë. Gjurmët e barazisë së dikurshme ruheshin vetëm në të drejtën e shprehur. Kështu për shembull në kanun thuhej se «gjithsa djelm të lejn, njihen të mirë e nuk veçohen njeni prej tjetrit» — «Kanunet qi ven një katund me Pleq e Vogjli për vedi... as Flamuri e as Dera e Gjomarkut nuk mund t'ua luej».

**Struktura klasore e fshatit në fund të sundimit osman**

Në kushtet e krijuara pas viteve 40, erdhën duke u ndryshuar gjithnjë e më tepër si fizionomia shoqërore e klasave dhe e shtresave të ndryshme të shoqërisë agrare, ashtu dhe marrëdhëniet ekonomike-shoqërore midis tyre.

Në radhë të parë këto ndryshime prekën vetë klasën sunduese.

Me heqjen e sistemit të timareve, feudalët spahinj nuk përbënin më, si në të kaluarën, mbështetjen kryesore të sundimit osman. Tani që humbën tesarrufin nga i cili buronte pushteti i tyre feudal, mjaft spahinj u shndërruan në feudalë derebej ose u bënë funksionarë të administratës. Këta feudalë derebej duke u mbështetur krejtësisht në dhunën e

hapur dhe duke përfituar nga dobësia e pushtetit qendror vazhduan njëri pas tjetrit të kthejnë mjaft fshatra të lira në fshatra çifligje, duke u bërë pronarë çifligarë. Megjithatë figura e derebeut nuk u zhduk nga fshati shqiptar. Deri në fund të sundimit osman shtresa e feudalëve derebej, edhe pse erdhi duke u pakësuar, vazhdoi shfrytëzimin dhe grabitjen me dhunë dhe me terror të fshatarëve të lirë. Si e tillë ajo përfaqësonte tani shtresën më parazitare dhe pjellën më të shëmtuar të sundimit shekullor osman.

Me heqjen e sistemit të timareve, vendin kryesor në klasën sunduese të shoqërisë fshatare e zunë bejlerët çifligarë, pesha e të cilëve në jetën ekonomike e shoqërore të vendit erdhi duke u rritur. Pronarët çifligarë edhe pse me kombësi shqiptare, ishin të interesuar të jetonin në kuadrin e Perandorisë Osmane, përderisa kjo u garantonte atyre rritjen dhe shfrytëzimin lirisht të pronës çifligare.

Pronarët e mëdhenj me origjinë feudale, të lidhur pas metodave të vjetra të shfrytëzimit të bujqve nuk kishin interes për ta ndryshuar strukturën shoqërore dhe shtetërore të Perandorisë, për më tepër ata ishin kundër reformave të reja osmane. Si të tillë ata formonin një koalicion të përbashkët me shtresat më reaksionare të vendit, të cilat bënin gjithashtu pjesë në radhët e klasës sunduese, siç ishin shtresat e larta të hierarkisë klerikale islamike dhe funksionarët e lartë të administratës perandorake osmane.

Të tjerët, çifligarët e prirur për metodat e shfrytëzimit kapitalist të çifligjeve, kërkonin zbatimin e reformave shtetërore në dobi të ekonomisë së tyre çifligare. Në mënyrë të veçantë, të interesuar për të ashtuquajturin evropianizim të Turqisë ishin pronarët e mëdhenj të tokave, të cilët synonin t'i investonin kapitalet e tyre jo vetëm në fushën bujqësore, por edhe në sferën industriale duke u bërë kështu jo vetëm pronarë çifligjesh, por edhe pronarë fabrikash*. Me një bazë të tillë ekonomike këta bejlerë çifligarë kishin një fizionomi shoqërore të dyfishtë: si pronarë tokash ata kishin pika takimi me bejlerët feudalë, si veprimtari ekonomike ata anonin kryesisht nga borgjezia reshpere, në ndonjë rast edhe nga borgjezia industriale.

*) Hapat e parë nga ana e bejlerëve çifligarë për t'u bërë pronarë fabrikash u dukën, me sa dihet, qysh më 1881, me Alo bej Dëshnicën, i cili së bashku me dy reshperë korçarë (Vasil Pjaston dhe Kristo Nikon) mori pjesë në ngritjen e së parës fabrikë moderne të miellit në Korçë. Më vonë Kahreman bej Vrioni ngriti një punishte mëndafshi në Fier, Surja bej Vlora një fabrikë pambuku dhe dy fabrika vaji në Vlorë, Shaban pashë Prishtina një fabrikë mielli në Prishtinë, Ali bej Draga një fabrikë për përpunimin e drurit në Mitrovicë.



Shprehje e depërtimit të ligjeve kapitaliste në bujqësi ishte lindja e një klase të re në shoqërinë fshatare — e borgjezisë agrare (fshatarët e pasur dhe fermerët bujq). Por në rrethanat e akaparimit të fondit kryesor të tokës nga ana e bejlerëve çifligarë, borgjezia agrare, e lindur nga poshtë, nga radhët e fshatarëve pronarë dhe e bujqve çifçinj nuk pati kushte të favorshme zhvillimi. Për këtë arsye, ashtu si borgjezia industriale, edhe ajo mbeti deri në fund të sundimit turk në hapat e saj fillestarë si klasë — shumë e pakët në numër dhe tepër e dobët për nga pesha ekonomike.

Në radhët e masave prodhuese të fshatit pjesën më të shfrytëzuar dhe më të shtypur e përfaqësonin bujqit çifçinj dhe fshatarët argatë. Në mënyrë të veçantë fshatarët argatë tani kishin marrë krejtësisht tiparet e punëtorëve të fshatit mbasi ata ishin të zhveshur si nga mjetet e prodhimit, ashtu dhe nga ekonomia individuale. Megjithatë si fshatarët argatë, ashtu edhe bujqit çifçinj ende nuk e kishin fituar ndërgjegjen e tyre klasore. Ata ende nuk e ndienin veten si pjesëtarë të klasës punëtore. Shpëtimin e tyre ata nuk e shikonin te lufta për përmbysjen rrënjësore të regjimit çifligar, por te pajisja e tyre me tokë me anë të blerjes dhe me rrugë individuale.

Deri në fund të sundimit osman, masën dërrmuese të popullsisë agrare e formuan fshatarët pronarë, kurse në radhët e tyre, fshatarët e vegjël. Edhe pse pronarë të tokës që punonin, fshatarët e vegjël ishin aq të varfër, sa ata nuk mund të siguronin jetesën pa shitur pjesërisht fuqinë e tyre të punës brenda ose jashtë vendit.

Sikurse qyteti, ashtu dhe fshati shqiptar karakterizohej në fund të sundimit osman nga një kompleks i tërë kontradiktash ekonomike dhe shoqërore. Ndërsa fondi kryesor i tokave të punueshme (rreth 45,8%) ishte në duart e pronarëve çifligarë, prodhuesit fshatarë që punonin në këto toka (bujqit dhe argatët) përfaqësonin afërsisht 18% të popullsisë agrare. Masën kryesore të banorëve të fshatit e përbënin fshatarët e vegjël dhe të mesëm, të cilët së bashku me malësorët përfaqësonin rreth 65% të popullsisë agrare, kurse pesha e prodhimit të tyre bujqësor ishte, për shkak të tokave të pakta që zotëronin, (rreth 25%) shumë e ulët kundrejt prodhimit global bujqësor. Jeta ekonomike e fshatit ecte sipas ligjeve ekonomike kapitaliste, kurse kushtet për zhvillimin e borgjezisë agrare ishin thellësisht negative. Klasën sunduese e përbënin bejlerët-çifligarë, kurse shumica dërrmuese e popull-

sisë agrare nuk kishte fare marrëdhënie ekonomike me të. Nga ana tjetër, baza ekonomike e rendit feudal ishte shthurur përfundimisht, kurse në Perandorinë Osmane vazhdonte të ruhej superstruktura shtetërore feudale. Po ashtu edhe klasa e bejlerëve çifligarë, ndërsa shfrytëzonte pa mëshirë fshatarët bujq dhe fshatarët argatë, mbante pa shfrytëzuar një pjesë të mirë të tokës së punueshme, u hiqte fshatarëve të vegjël mundësinë të pajiseshin me toka për të cilat kishin nevojë dhe pengonte zhvillimin e lirë të borgjezisë agrare.



KREU II

# LËVIZJA KOMBËTARE SHQIPTARE NË VITET 30-70 TË SHEK. XIX

## 1. RILINDJA KOMBËTARE DHE VEÇORITË DALLUESE TË SAJ

**Formimi i kombit shqiptar**

Kombi shqiptar u formua gjatë shek. XIX. mbi bazën e bashkësisë së gjuhës, të territorit, të jetës ekonomike dhe të formimit shpirtëror që u shfaq në bashkësinë e kulturës.

Populli (kombësia) shqiptar, gjuha dhe kultura e tij ishin formuar qysh gjatë shekujve të mesjetës. Gjuha dhe kultura materiale e shpirtërore e përbashkët ishin shprehje e njësisë etnike të popullit shqiptar, i cili ishte shtrirë në një territor kompakt dikur më të gjerë, të rrudhur gjatë dyndjeve të popujve, që përputhej përafërsisht me truallin e banuar në lashtësi nga paraardhësit e tyre, ilirët e Jugut. Mbi këtë bazë lindi ndërgjegjja e përkatësisë ndaj një etnie që dallohej nga të tjerat, që kishte prejardhje, histori, gjuhë, kulturë të përbashkët. Këto elemente kishin fituar konsistencë edhe si rezultat i luftës shekullore të popullit shqiptar për t'i mbrojtur ato nga sunduesit e huaj. Por, në kushtet e mesjetës, kur mbizotëronte mënyra feudale e prodhimit me ekonominë natyrore dhe kur vendi ishte copëzuar në principata apo njësi të veçanta politike-administrative me lidhje ende të pakta

sisë agrare nuk kishte fare marrëdhënie ekonomike me të. Nga ana tjetër, baza ekonomike e rendit feudal ishte shthurur përfundimisht, kurse në Perandorinë Osmane vazhdonte të ruhej superstruktura shtetërore feudale. Po ashtu edhe klasa e bejlerëve çifligarë, ndërsa shfrytëzonte pa mëshirë fshatarët bujq dhe fshatarët argatë, mbante pa shfrytëzuar një pjesë të mirë të tokës së punueshme, u hiqte fshatarëve të vegjël mundësinë të pajiseshin me toka për të cilat kishin nevojë dhe pengonte zhvillimin e lirë të borgjezisë agrare.



KREU II

# LËVIZJA KOMBËTARE SHQIPTARE NË VITET 30-70 TË SHEK. XIX

## 1. RILINDJA KOMBËTARE DHE VEÇORITË DALLUESE TË SAJ

**Formimi i kombit shqiptar**

Kombi shqiptar u formua gjatë shek. XIX. mbi bazën e bashkësisë së gjuhës, të territorit, të jetës ekonomike dhe të formimit shpirtëror që u shfaq në bashkësinë e kulturës.

Populli (kombësia) shqiptar, gjuha dhe kultura e tij ishin formuar qysh gjatë shekujve të mesjetës. Gjuha dhe kultura materiale e shpirtërore e përbashkët ishin shprehje e njësisë etnike të popullit shqiptar, i cili ishte shtrirë në një territor kompakt dikur më të gjerë, të rrudhur gjatë dyndjeve të popujve, që përputhej përafërsisht me truallin e banuar në lashtësi nga paraardhësit e tyre, ilirët e Jugut. Mbi këtë bazë lindi ndërgjegjja e përkatësisë ndaj një etnie që dallohej nga të tjerat, që kishte prejardhje, histori, gjuhë, kulturë të përbashkët. Këto elemente kishin fituar konsistencë edhe si rezultat i luftës shekullore të popullit shqiptar për t'i mbrojtur ato nga sunduesit e huaj. Por, në kushtet e mesjetës, kur mbizotëronte mënyra feudale e prodhimit me ekonominë natyrore dhe kur vendi ishte copëzuar në principata apo njësi të veçanta politike-administrative me lidhje ende të pakta

midis tyre, bashkësia e këtyre elementeve nuk pati kushte për një zhvillim e konsolidim të saj të plotë dhe në rastin më të mirë ekzistonte si mundësi potenciale për formimin e kombit në të ardhmen. Kjo mundësi u shndërrua dora-dorës në realitet në shek. XIX, me shthurjen e marrëdhënieve feudale dhe përhapjen e marrëdhënieve kapitaliste. Ky shekull solli ndryshime në jetën materiale të popullit shqiptar. Me çarjen e guaskës së ekonomisë natyrore masa të konsiderueshme fshatarësh filluan të shisnin gjithnjë e më shumë në treg prodhimet e tyre bujqësore, blegtorale e zejtare. Me thellimin e diferencimit shoqëror të fshatarësisë, një pjesë e saj nxori në treg edhe fuqinë e vet të punës. Zgjerimi i lidhjeve të fshatit me qytetin u dha hov industrisë e zejtarisë që përpunonin prodhimet e fshatarëve dhe prodhonin artikuj për qytetin dhe për fshatin. Me zgjerimin e rrugëve të komunikacionit që lidhën një pjesë të qyteteve dhe me shtrirjen e rrjetit të tregtisë në fshat u forcuan lidhjet ekonomike midis tregjeve lokale dhe qyteteve kryesore të vendit, si edhe midis vetë këtyre qyteteve. U konsoliduan kështu më tej marrëdhëniet ekonomike midis të gjitha grupeve lokale të popullsisë dhe dora-dorës u shkrinë tregjet lokale e ndërkrahinore në një treg të përbashkët kombëtar ku qytetet u bënë hallka të rëndësishme të tij. Si pasojë filloi të formohej bashkësia e jetës ekonomike të viseve shqiptare ku vepronin ligjet e ekonomisë e të shoqërisë kapitaliste, me gjithë prapambetjen e theksuar, karakteristike për vendet nën sundimin e Perandorisë Osmane.

Mbi bazën e këtij procesi u zhvilluan më tej e morën formë e përmbajtje të re elementet e tjera përbërëse të kombësisë: në gjuhë u theksuan prirjet konvergjente për afrimin e të folmeve krahinore dhe u hodhën themelet e gjuhës letrare shqipe, duke krijuar nga këto të folme variante letrare në jug dhe në veri.

Territori shqiptar, ndonëse i ndarë në njësi të ndryshme administrative të Perandorisë Osmane nëpërmjet lidhjeve gjithnjë më të dendura ekonomike dhe politike të pjesëve të ndryshme të tij, fitoi një kompaktësi më të madhe, u konceptua nga shqiptarët në mënyrë të qartë e të përcaktuar, si atdheu i përbashkët e i patjetërsueshëm i tyre; mbi bazën e kulturës popullore me variantet e nënvariantet e shumta të saj morën shtrirje të gjerë mbarëshqiptare elemente të rëndësishme të sferës materiale e shpirtërore, të mënyrës së jetesës, të veshjes, veglave të prodhimit, ndërtimeve, krijimtarisë artistike, të cilat u bënë pronë e përbashkët e gjithë popullit; lindi dhe u zhvillua ideologjia dhe kultura e re kombëtare, të cilat, duke u vënë mbi ndarjet krahinore e fetare, shprehnin aspirata e përfaqësonin interesa jo më të krahinave të veçanta, por të gjithë Shqipërisë e të gjithë shqiptarëve.



Këto procese konvergjente ekonomike-shoqërore, politike-ideologjike dhe kulturore çuan në formimin e bashkësisë kombëtare, të kombit shqiptar. Në këtë formim morën pjesë klasa e shtresa të ndryshme shoqërore ndër të cilat një rol vendimtar kanë luajtur fshatarësia dhe vegjëlia qytetare, si bartësit më autentikë të jetës kombëtare.

Kombi shqiptar, si kategori historike, ishte rezultat i një shkalle më të lartë të zhvillimit të vendit. Forma dhe përmbajtja e tij u realizuan në një vijë ngjitëse, gjatë një procesi të gjatë e të ndërlikuar, pavarësisht nga kontradiktat që karakterizonin vet shoqërinë shqiptare dhe nga ndërhyrja e faktorëve të jashtëm. Ai ishte tanimë një unitet i formuar në shkallë të tillë që nuk mund të zhbëhej as edhe nga fakti që gjysma e territorit kombëtar dhe e popullsisë shqiptare kaloi më 1913 nën zgjedhën e huaj serbo-malazeze (më vonë jugosllave) dhe greke dhe ndeshi në pengesa e vështirësi të mëdha në rrugën e tij të zhvillimit.

Shteti i pavarur që u krijua më 1912 në një pjesë të territorit shqiptar, duke mbetur deri në fund një shtet çifligaro-borgjez, nuk mundi të siguronte një unitet të shëndoshë kombëtar jo vetëm për arsye të prapambetjes së përgjithshme të vendit, por edhe sepse shoqëria shqiptare ishte ngarkuar me kontradikta të brendshme klasore.

Vetëm me çlirimin e vendit nga pushtuesit fashistë e fitoren e revolucionit popullor, më 1944 dhe me vendosjen e marrëdhënieve socialiste, në Shqipëri u krijuan kushtet për një zhvillim të vrullshëm e konsolidim të madh të bashkësisë kombëtare, e cila mori një përmbajtje të re socialiste.

**Rilindja Kombëtare — epokë e re historike**

Rilindja Kombëtare Shqiptare ishte lëvizja me penë dhe me pushkë, me përmbajtje ekonomike, shoqërore, politike dhe kulturore që synonte çlirimin e atdheut nga sundimtarët e huaj, bashkimin e trojeve shqiptare në një shtet kombëtar autonom ose të pavarur, vendosjen e rendit borgjez kapitalist dhe zhvillimin e gjuhës, të shkollës e të kulturës kombëtare.

Kjo lëvizje për çlirim e bashkim kombëtar përfshin një epokë të tërë historike që filloi në vitet 30-40 të shek. XIX dhe mbaroi më 1912, me Shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë.

Rilindja ishte një lëvizje e gjerë popullore që kishte rrënjë të thella historike. Ajo u zhvillua në një truall të përgatitur nga lëvizjet shekullore të masave popullore, sidomos të fshatarësisë kundër shtypjes dhe shfrytëzimit të sundimtarëve osmanë. Gjatë këtyre lëvizjeve ishte forcuar tek ata ndjenja e kombësisë, e individualitetit të tyre përballë shtypësve të huaj. Por këto lëvizje me karakter çlirimtar mbetën prej fillimit deri në fund lëvizje të veçuara pa lidhje midis tyre. Ato u zhvilluan gjatë shekujve të mesjetës, kur nuk ekzistonin ende një treg i përbashkët kombëtar dhe qendra ekonomike kombëtare. Rilindja u zhvillua mbi baza të reja ekonomike e shoqërore në kushtet e formimit të kombit, kur filluan të vepronin ata faktorë që mënjanonin copëzimin ekonomik të vendit dhe i bashkonin pjesët e veçanta të kombësisë në një të tërë kombëtare. Lëvizje organizativisht të veçuara e pa lidhje me njëra-tjetrën pati edhe gjatë Rilindjes. Ato dëshmonin se ndërgjegjja kombëtare nuk ishte ende e formuar kudo në shkallën e duhur. Ky formim përshkoi një rrugë të vështirë duke kapërcyer tendencat e lokalizmit e të separatizmit patriarkal e feudal. Por këto lëvizje u shkrinë dora-dorës në Lëvizjen e përgjithshme Kombëtare e u bënë pjesë përbërëse të saj. Gjatë këtyre lëvizjeve u forcua ndjenja e bashkësisë së interesave të të gjithë shqiptarëve kundrejt sundimtarëve osmanë dhe armiqve të tjerë të huaj, ndjenja e unitetit të tyre. Kjo gjeti shprehjen e vet edhe në organizimin e drejtimin e tyre. Nga kuvendet e besëlidhjet krahinore e ndërkrahinore që drejtuan veprime të përbashkëta luftarake në shkallë të gjerë, u kalua në organizata udhëheqëse mbarëshqiptare siç ishin Lidhja e Prizrenit, Lidhja e Pejës, komitetet kombëtare të fazës së fundit të lëvizjes.

Rilindja Kombëtare ishte një lëvizje e re që shënonte një etapë më të lartë në krahasim me lëvizjet e mëparshme çlirimtare edhe përsa i përket përbërjes klasore të udhëheqjes së saj dhe përmbajtjes ideologjike-politike. Në periudhën e feudalizmit në krye të lëvizjeve çlirimtare qëndronin krerë fshatarë ose feudalë, pra përfaqësuesit e dy klasave themelore të shoqërisë feudale. Meqenëse vendi ishte i ndarë në njësi politike-administrative të veçanta pa lidhje me njëra-tjetrën dhe ku krerët ishin shpeshherë në luftë me njëri-tjetrin, lëvizjet kundër zgjedhës së huaj bëheshin si rregull në emër të njësisë politike-administrative të veçantë dhe synonin çlirimin e saj e jo të gjithë kombësisë shqiptare. Ato kishin kërkesa të kufizuara ekonomike dhe politike.

Me lindjen e marrëdhënieve kapitaliste lindi edhe klasa e re e borgjezisë, e cila, siç thotë V. I. Lenini për lëvizjet kombëtare në përgjithësi, ishte e interesuar të pushtonte tregun e brendshëm për t'i hapur rrugë të gjerë prodhimit të mallrave, të bënte bashkimin shtetëror të territoreve me popullsi që fliste të njëjtën gjuhë dhe të siguronte zhvillimin e lirë të gjuhës amtare dhe të arsimit e të letërsisë në këtë gjuhë.

Kërkesat e programit politik të borgjezisë kombëtare të vendit i bëri të vetat lëvizja e Rilindjes. Ato përfshinë gjithë kombin dhe jo pjesë të veçuara të tij dhe frymëzoheshin nga idetë e reja që karakterizonin gjithë lëvizjet kombëtare të vendeve të tjera në shek. XIX. Ato synonin çlirimin e të gjithë vendit nga zgjedha e huaj osmane dhe krijimin e një province (e një vilajeti) të vetme ose të shtetit autonom shqiptar, me kufij territorialë etnikë ku do të mishërohej në një të vetme bashkësia gjuhësore, ekonomike, kulturore dhe politike e popullit shqiptar, si etapë për të kaluar, me t'u krijuar kushtet e favorshme, në shtetin e pavarur kombëtar.

Programi kombëtar nuk lindi menjëherë në formën e tij të plotë. Idetë dhe kërkesat e para të viteve 30 të shek. XIX për administrimin e vendit nga ana e shqiptarëve u plotësuan dora dorës me ato iluministe për shkollën e gjuhën shqipe dhe, në përgjithësi, për kulturën kombëtare si edhe me kërkesa për zhvillimin ekonomik borgjez kapitalist të Shqipërisë. Me rritjen e Lëvizjes Kombëtare në vitet 70 këto ide e kërkesa u formuluan në fillim nga Lidhja e Prizrenit e më vonë nga organizatat e tjera mbarëshqiptare në një program kombëtar për sigurimin e autonomisë territoriale-administrative dhe të pavarësisë së vendit nga sundimi i Perandorisë Osmane.

Në kushtet konkrete historike të Shqipërisë, kur nga njëra anë mbi të rëndonte zgjedha osmane dhe nga ana tjetër asaj i kanosej rreziku i ekspansionit imperialist të dy fuqive të mëdha të Adriatikut — Italisë dhe Austro-Hungarisë — si dhe rreziku i copëtimit dhe i aneksimit të trevave të saj nga ana e monarkive ballkanike fqinje, Rilindja Kombëtare u detyrua ta drejtojë tehun e luftës së saj në disa fronte njëherësh. Ajo u shndërrua kështu në një lëvizje për çlirim kombëtar me karakter antiosman, antiimperialist dhe antishovinist. Tipari i saj themelor, sikurse e ka përcaktuar shoku Enver Hoxha ishte «... dalja nga errësira mesjetare feudale, imperialiste në dritë, në kryengritje, në luftë për liri, pavarësi, demokraci, për dritë dhe arsim»[1].

1) Enver Hoxha, *Raporte e fjalime 1967-1968*, Tiranë, 1969, f. 368.

**Forcat lëvizëse**

Në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare kanë marrë pjesë klasa e shtresa të ndryshme shoqërore. Vendi e roli i tyre në këtë lëvizje ka qenë përcaktuar nga interesat materiale e shpirtërore të cilat janë mbështetur ideologjikisht dhe janë paraqitur me petkun politik. Këto forca shoqërore i kanë dhënë lëvizjes përmbajtje të ndryshme, në përputhje me interesat e tyre klasore.

Armatën kryesore të lëvizjes kombëtare e përbënin, si edhe në lëvizjet e mëparshme çlirimtare, fshatarësia dhe vegjëlia qytetare, të cilat përfaqësonin shumicën dërrmuese të popullsisë.

Pas shëmbjes së pashallëqeve të mëdha feudale të Ali pashë Tepelenës e të Bushatllinjve, faktorë të rinj historikë me karakter politik dhe ekonomik ushtruan një ndikim të thellë në ndërgjegjen e popullit shqiptar duke i shpejtuar ritmet e zhvillimit të Lëvizjes Kombëtare dhe procesin e bashkimit të tij politik. Këta faktorë ishin zbatimi i reformave të Tanzimatit, që solli me vete zëvendësimin e shqiptarëve me funksionarë turq në administratën civile dhe ushtarake të vendit dhe shtimin e shtypjes ekonomike e kombëtare, si dhe rreziku i copëtimit që filloi t'i kanosej vendit sidomos gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX e fillimit të shek. XX, me shfaqjen hapur të lakmive shoviniste të monarkive fqinje.

Fshatarët pronarë, që përfaqësonin 5/6 e popullsisë agrare dhe masën kryesore të të cilëve e përbënin fshatarët e vegjël, i ndien më tepër se çdo shtresë tjetër pasojat rrënimtare të centralizimit të pushtetit perandorak osman e të veprimit të ligjeve kapitaliste në fshat si edhe rrezikun e pushtimit të tokave të tyre nga shtetet fqinje e të politikës së këtyre shteteve për copëtimin e atdheut. Prandaj ata morën pjesë aktive në luftën kundër sundimtarëve të huaj osmanë dhe për mbrojtjen e tërësisë territoriale të vendit.

Prej tyre doli edhe pjesa më e madhe e kurbetlinjve, të cilët duke u kthyer nga vendet e emigracionit ku kishin qenë në kontakt me idetë e përparuara të kohës, luajtën një rol të rëndësishëm në formimin më të shpejtë ideologjik e politik të bashkatdhetarëve të tyre, si nëpërmjet shoqërive e shtypit patriotik të mërgimit, ashtu edhe me qëndrimet e tyre periodike në atdhe. Me fshatarët u bashkuan zejtarët dhe tregtarët e vegjël të qyteteve që ranë gjithashtu në një gjendje të mjeruar si pasojë e zbatimit të reformave tanzimatiste dhe e vërshimit të mallrave të huaja.

Fshatarët pronarë dhe vegjëlia qytetare u bënë kështu bartësit kryesorë të lëvizjes politike, shoqërore dhe kulturore për çlirimin dhe bashkimin kombëtar. Me ta u lidhën dorë-



-dorës në mënyrë gjithnjë më masive shtresat e tjera të varfëra të qytetit dhe të fshatit (punëtorët, bujqit, argatët).

Me superstrukturën feudale turke dhe politikën e ndjekur prej saj nuk mund të pajtohej as borgjezia kombëtare (tregtare dhe industriale). Si klasë e interesuar për zhvillimin e shpejtë të prodhimit të lirë të mallrave, për sundimin e tregut të brendshëm shqiptar, dhe për krijimin e kushteve të sigurimit të personit e të pronës asaj i takonte të vihej në krye të Lëvizjes kombëtare e t'i jepte asaj programin politik. Por, borgjezia industriale ishte e pakët dhe e dobët ekonomikisht, prandaj edhe nuk ishte në gjendje ta luante këtë rol. Borgjezia rreshpere nga ana tjetër ndonëse kishte kontradikta me regjimin feudal osman, për vetë natyrën e bazës së saj ekonomike, nuk mund të mbante një qëndrim revolucionar ndaj problemeve politike e shoqërore të vendit dhe ishte më tepër e prirur për zgjidhjen e tyre pa konflikte, me anën e kompromisit. Shtresa më e gjerë, e lidhur ngushtë me interesat ekonomike të fshatarëve e të qytetarëve, në veçanti, dhe me interesat kombëtare të vendit, në përgjithësi, ishte borgjezia e mesme tregtare e zejtare. Ajo u aktivizua gjallërisht në lëvizjen çlirimtare.

Çifligarët nga ana e tyre, duke mos patur një fizionomi shoqërore homogjene, nuk kishin as pikëpamje politike të njëjta. Duke përjashtuar pronarët e mëdhenj me origjinë feudale të lidhur pas metodave të vjetra të shfrytëzimit të bujqve, të cilët përfaqësonin një shtresë reaksionare e antikombëtare, çifligarët e prirur për metodat e shfrytëzimit kapitalist dhe për investimin e kapitaleve të tyre edhe në fushën industriale, ndonëse nuk dëshironin shkëputjen nga Perandoria Osmane, nuk pajtoheshin me strukturën e saj të prapambetur dhe kërkonin modernizimin e Turqisë në dobi të veprimtarisë së tyre ekonomike.

Këta çifligarë si dhe borgjezia kombëtare, duke synuar zotërimin e tregut kombëtar që po formohej, u lidhën me interesat jo të një krahine të caktuar, por të mbarë trojeve shqiptare. Këto interesa i vunë ata në lëvizje, në çaste të caktuara, për t'i mbrojtur këto troje si nga grabitja fiskale osmane, ashtu edhe nga rreziku i copëtimit.

Në këto kushte, elementët më të përparuar e revolucionarë, që u vunë në krye të lëvizjes për çlirim e bashkim kombëtar gjatë Rilindjes, dolën kryesisht nga radhët e borgjezisë së mesme tregtare e zejtare dhe të fshatarësisë. Ata u bënë udhëheqësit ideologjikë, politikë, ushtarakë e kulturorë të lëvizjes. Ata formuluan platformën e Rilindjes e cila shprehte kërkesat e borgjezisë kombëtare e të çifligarëve të lidhur me tregun, por në kushtet e atëhershme

historike ajo u përgjigjej edhe interesave të masave të gjera punonjëse.

Në fillim të shek.XX kur u pa qartë se barka osmane po mbytej, rrethe të caktuara të bejlerëve çifligarë dhe të rreshperëve rrëmbyen flamurin e nacionalizmit dhe u bashkuan aktivisht me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, madje u vunë edhe në krye të saj. Pjesëmarrja e këtyre rretheve e rriste forcën fizike të Lëvizjes Kombëtare, sepse ato tërhiqnin pas vetes edhe forca fshatare të lidhura tradicionalisht me ta, por prania e tyre në këtë lëvizje ishte një element frenues për programin politik në përgjithësi dhe sidomos për realizimin e kërkesave demokratike borgjeze të tij.

Borgjezia shqiptare, duke mos qenë e fortë ekonomikisht dhe e përgatitur në shkallën e duhur politikisht, nuk qe në gjendje të bëhej hegjemone në Lëvizjen Kombëtare dhe qe e detyruar ta ndante udhëheqjen e saj me çifligarët.

**Karakteri antifeudal**

V. I. Lenini ka thënë se «në çdo nacionalizëm borgjez të një kombi të shtypur ka një përmbajtje demokratike të përgjithshme të drejtuar kundër shtypjes»[1]. Lëvizja Kombëtare Shqiptare nga ana e saj ka pasur përgjithësisht karakter antifeudal e demokratik, sepse drejtohej kundër ideologjisë dhe administratës shtypëse të Perandorisë feudale Osmane dhe kundër synimeve ekspansioniste të fuqive imperialiste dhe të monarkive shoviniste fqinje, sepse luftonte për krijimin e një shteti autonom ose të pavarur demokratik shqiptar me të cilin do të plotësoheshin më mirë kërkesat e zhvillimit borgjez kapitalist.

Por duke patur karakter të përgjithshëm antifeudal, Rilindja Kombëtare Shqiptare, nuk mori karakter agrar.

Në viset fqinje ballkanike (Serbi, Greqi, zonat sllave të Maqedonisë) klasa e çifligarëve osmanë shtypte popujt jo vetëm me anën e pushtetit politik, por edhe si pronare e pjesës më të madhe të tokave. Për më tepër ajo ishte me fe myslimane, ndërsa të shtypurit ishin të krishterë. Kështu që në këto vende, krahas kontradiktës kombëtare midis sunduesve osmanë dhe popujve të robëruar, ekzistonin edhe kontradikta shoqërore midis fshatarit të shtypur dhe çifligarit turk, si edhe kontradikta fetare midis fshatarit të krishterë dhe çifligarit mysliman. Të tria këto kontradikta u shkrinë

1) V, I. Lenin. *Veprat,* vëll. 20, f. 471.



në një të vetme në Lëvizjen Kombëtare të këtyre popujve dhe i dhanë asaj në fakt, megjithëse jo në mënyrë të shprehur edhe karakter agrar.

Lëvizja Kombëtare Shqiptare u zhvillua në rrethana të tjera shoqërore e fetare. Në Shqipëri klasa e çifligarëve ishte me kombësi shqiptare e joturke dhe në pjesën më të madhe të saj me fe myslimane, pra me të njëjtën fe të shumicës së popullsisë së vendit. Për më tepër, një pjesë e tyre u aktivizua në Lëvizjen Kombëtare. Përveç kësaj, rrethet borgjeze që morën pjesë në Lëvizje dhe e udhëhoqën atë ishin vetë pjesërisht pronarë tokash dhe bashkëpunuan me çifligarët. Nga ana tjetër, pjesa dërrmuese e fshatarëve që morën pjesë në luftën për çlirimin kombëtar ishin fshatarë individualë të zonave malore e kodrinore. Ata nuk ndodheshin nën zgjedhën social-ekonomike të feudalëve dhe nuk shfrytëzoheshin nëpërmjet rentës feudale çifligare. Ata u ngritën kundër shtypjes së rëndë ekonomike dhe politike të Portës së Lartë, kundër politikës së egër fiskale, shërbimit të detyrueshëm e të gjatë ushtarak, shpërdorimeve të qeveritarëve dhe të derebejve që bashkëpunonin me ta, për çlirimin e vendit. Ata i drejtuan armët edhe kundër çifligarëve, në ato raste kur këta bashkëpunuan hapur me ushtrinë osmane për shtypjen e kryengritjeve. Urrejtja kundër klasës së çifligarëve që ziente në masën e fshatarësisë u shpreh edhe në akte të veçanta kundër shfrytëzimit. Kjo luftë, e drejtuar kundër klasës që në pjesën më të madhe mbeti mbështetje e sundimit osman, acaroi njëherësh edhe kontradiktat midis lëvizjes kombëtare dhe sundimtarëve të huaj. Por lufta klasore kundër çifligarëve nuk shpërtheu më vete, me një forcë të veçantë dhe aspiratat shoqërore të fshatarëve nuk u përfshinë në programin e Rilindjes përderisa detyra themelore ishte ajo e çlirimit kombëtar nga sundimi i huaj.

Megjithatë, lufta e masave popullore të fshatit dhe të qytetit kundër sistemit të rëndë shfrytëzues osman kishte karakter shoqëror antifeudal dhe kjo e përforcoi edhe më shumë kontradiktën kombëtare dhe i dha përmasa të gjera lëvizjes rilindëse.

**Tradita historike**

Rilindja trashëgoi nga shekujt e mëparshëm një thesar të çmuar moral e politik mbi të cilin ajo u mbështet dhe të cilin e zhvilloi më tej në një rrafsh të ri, me një platformë të re ideologjike dhe politike. Ajo iu drejtua historisë dhe e përdori këtë tra-

shëgimi për të afirmuar të drejtën e popullit shqiptar për të jetuar i lirë e i pavarur. Rilindësit i kthyen sytë nga e kaluara për të marrë fuqi, për të ndezur zemrat e për të rritur krenarinë e bashkatdhetarëve në luftën e vështirë për çlirimin kombëtar, për të forcuar më tej individualitetin e shqiptarëve përballë sundimtarëve shekullorë osmanë, për t'u dhënë një mbështetje historike-shoqërore kërkesave kombëtare dhe për të tërhequr vëmendjen e opinionit publik të huaj ndaj çështjes shqiptare. Rilindësit e përdorën historinë si një mjet të fuqishëm ideologjik në shërbim të kësaj çështjeje edhe për të hedhur poshtë pohimet e armiqve, të cilët, për të realizuar më lehtë synimet e tyre ekspansioniste ndaj Shqipërisë, ua mohuan shqiptarëve historinë dhe epokat e saj heroike. Rilindësit u kapën sidomos pas origjinës së lashtë të shqiptarëve dhe pas epokës së Skënderbeut.

Në rastin e parë ata u përpoqën të argumentonin e të përhapnin tezën mbi origjinën pellazgjike ose ilire të popullit shqiptar dhe të provonin me këtë se shqiptarët janë ndër banorët më të vjetër të Ballkanit, autoktonë e zotër të truallit të vet, të cilin askush nuk kishte të drejtë ta prekte.

Në rastin e dytë, duke evokuar e pasqyruar gjerësisht në letërsi epokën e Skënderbeut, luftën heroike e ngadhënjimtare të tij kundër ushtrive të Perandorisë së fuqishme Osmane, rilindësit synonin të afirmonin vitalitetin e popullit shqiptar, aftësinë e tij për t'u bashkuar politikisht dhe të drejtën për të formuar shtetin e vet kombëtar.

Historisë i është drejtuar në propagandën e saj edhe borgjezia e vendeve fqinje, sidomos pasi ajo mori pushtetin dhe formoi shtetin e vet. Borgjezia serbe evokoi Perandorinë e Stefan Dushanit të shek. XIV, ajo greke Perandorinë Bizantine dhe borgjezia bullgare Perandorinë Mesjetare të Borisit e Simeonit. Sipas kësaj propagande shteti serb, grek e bullgar ishin trashëgimtarë të perandorive përkatëse mesjetare dhe rrjedhimisht kishin të drejtën «historike» të shtriheshin në kufijtë e dikurshëm të tyre. Mirëpo secila nga këto perandori shtrihej në gjithë Ballkanin ose në një pjesë të mirë të tij. Rrjedhimisht synimi për t'i rikrijuar ato, që ishte shprehje e politikës ekspansioniste të borgjezisë së këtyre vendeve cenonte rëndë interesat e popujve ballkanikë dhe çonte në pushtimin e trevave shqiptare ose në copëtimin e tyre. Orvatjet për realizimin e këtyre synimeve u bënë shkak për luftëra midis vendeve ballkanike.

Përdorimi i traditës historike nga Lëvizja Kombëtare Shqiptare nuk kishte prirje të tilla ekspansioniste. Shqiptarët nuk kishin formuar në të kaluarën ndonjë perandori së cilës t'i referohej borgjezia shqiptare. Shembulli më i ndritur të cilin evokuan rilindësit ishte ai i Skënderbeut. Por shteti i lirë e i pavarur shqiptar në shek. XV nuk ishte një perandori sepse kufijtë e tij shtriheshin në toka shqiptare, madje nuk i përfshinin të gjitha këto toka; ai lindi, qëndroi dhe u shtyp në luftë mbrojtëse kundër agresionit osman.

Edhe në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare pati ndonjë prirje shoviniste të përfaqësuar nga elementë të veçantë borgjezë e bejlerë çifligarë, por kërkesat e tyre nuk iu imponuan Rilindjes dhe nuk u bënë asnjëherë platformë themelore e saj.



**Iluminizmi**

«Epoka e Rilindjes, — ka thënë shoku Enver Hoxha, — është një epokë revolucionare demokratike me shumë rëndësi në historinë dhe letërsinë e popullit tonë, është një epokë e ndritur, e udhëhequr nga idetë iluministe, nga njerëzit tanë të shquar të asaj periudhe. . .»[1].

Iluminizmi ka qenë një lëvizje e borgjezisë evropiane në periudhën e përgatitjes dhe të kryerjes së revolucioneve borgjeze. Ai drejtohej kundër rendit feudal dhe kulturës së tij, kundër obskurantizmit mesjetar dhe ideologjisë fetare për përhapjen e arsimit e të diturisë. Në shkollën e iluminizmit kaluan të gjithë rilindësit shqiptarë. Shpallja nga ana e tyre e së drejtës së natyrshme të individit për të qenë i lirë dhe e popullit për të qenë sovran, që ishte në kundërshtim me idenë e «përjetësisë» së rendit feudal-absolutist si edhe lufta që bënë ata për shkollën, gjuhën, kulturën kombëtare, kishin karakter përparimtar dhe një rëndësi shumë të madhe. Përhapja e arsimit dhe e kulturës kombëtare ishte padyshim një nevojë që shtronte zhvillimi ekonomik e shoqëror, një kusht i domosdoshëm i përparimit material e shpirtëror të kombit shqiptar. Rilindësit e kuptonin këtë nevojë historike dhe iluminizmi i tyre i shërbente plotësimit të kësaj nevoje.

Por, iluminizmi shqiptar kishte disa tipare dalluese në krahasim me atë të vendeve të tjera, duke përfshirë këtu edhe vendet fqinje.

Qeveria osmane, duke zbatuar parimin fetar në përcaktimin e përkatësisë etnike të popullsisë, nuk e njihte kombësinë shqiptare, e cila ishte ndarë në tri fe të ndryshme, në atë myslimane, ortodokse dhe katolike. Si pasojë për Turqinë myslimani ishte turk, ortodoksi grek e katoliku latin

---

1) Enver Hoxha. *Raporte e fjalime 1967-1968*, Tiranë, 1969, f. 368.

(italian). Në përputhje me këtë parim, Porta e Lartë nuk lejoi të hapeshin në Shqipëri shkolla shqipe, por vetëm shkolla turke, greke, italiane ose austriake. Në qoftë se Turqia pranoi të hapej ndonjë shkollë shqipe, këtë e bëri kur ishte e detyruar ose kur ia kërkonte interesi i çastit dhe priste rastin që t'i mbyllte ato. Prandaj problemi i përhapjes së arsimit e të kulturës kombëtare u bë një nga problemet themelore të Rilindjes ndryshe nga ç'ndodhi, p.sh., në tokat greke të Perandorisë Osmane ku popullsisë i njihej e drejta të arsimohej në gjuhën e vet. Në këto kushte iluminizmi shqiptar nuk mund të mbetej thjesht një lëvizje kulturore. Lëvizja për shkollën e kulturën shqiptare mori karakter të theksuar politik, sepse drejtohej kundër frymës reaksionare fetare dhe politikës tradicionale antishqiptare të qeverisë së Stambollit. Me anën e arsimit të popullit në gjuhën shqipe e me frymë patriotike, rilindësit synonin të shpejtonin zgjimin kombëtar, ngritjen e ndërgjegjes politike, aftësimin e tij për jetën shtetërore të pavarur. Për këtë arsye kjo lëvizje u bë pjesë e pandarë e luftës me armë për çlirimin kombëtar dhe pati edhe dëshmorët e saj. Ja pse shkollat e para shqipe u bënë jo vetëm vatra të kulturës, por edhe çerdhe të patriotizmit shqiptar dhe strehë për luftëtarët e lirisë. Me këtë shpjegohet edhe lufta e pamëshirshme që i bënë shkollës shqipe Porta e Lartë, patrikana greke dhe monarkitë shoviniste fqinje, të cilat shihnin tek ajo një armike efektive të politikës e planeve të tyre antishqiptare.

**Çështja fetare**

Me islamizimin masiv, por jo tërësor të shqiptarëve në shekujt XVII-XVIII, vendi u nda në tri fe të ndryshme. Krahas feve të mëparshme ortodokse e katolike që ruajti një pjesë e popullsisë, u shtua edhe ajo myslimane që u përqafua nga shumica e shqiptarëve. Por, ndryshe nga disa vende të tjera ballkanike, popullsia shqiptare nuk u nda në aq kombësi sa edhe fe. Ndërgjegjja fetare nuk e mbuloi asnjëherë ndërgjegjen e kombësisë shqiptare. Udhëtarët e huaj të shek. XIX kanë vënë në dukje se, ndërsa nga pikëpamja fetare në përgjithësi ishte hapur një greminë midis ortodoksit, katolikut dhe myslimanit të së njëjtës kombësi, te shqiptarët mbizotëronte ndjenja e kombësisë. Midis elementëve të feve të ndryshme të vendit u ruajtën lidhjet ekonomike e shoqërore madje edhe lidhjet familjare. Me këtë shpjegohet prania e sinkretizmit fetar të përfaqësuar nga «laramanët» (të krishterët e fshehtë), përhapja e gjerë



e bektashizmit me doktrinat e tij liberale dhe fakti që Shqipëria nuk njohu asnjë luftë fetare.

Megjithatë, feja me dogmat dhe sidomos me kërkesën e saj për nënshtrim ndaj sunduesve, si edhe ndarja fetare mbeteshin një pengesë për bashkimin e popullit shqiptar dhe për lëvizjet e tij revolucionare kundër zgjedhës së huaj, për çlirim kombëtar. Përveç kësaj, Porta e Lartë, Patrikana greke prej nga vareshin kishat ortodokse të Shqipërisë si dhe dy fuqitë katolike të Adriatikut (Austro-Hungaria dhe Italia) i përdorën fetë në Shqipëri si mjete të fuqishme diversioni ideologjik në shërbim të politikës së tyre.

Me formimin e shteteve kombëtare serb e grek në fillim të shek. XIX, Porta e Lartë e ndjeu edhe më shumë rrezikun e shkëputjes së Shqipërisë dhe nevojën që t'i kishte shqiptarët si mbështetje. Duke shfrytëzuar faktin se shtetet serb e grek ishin shtete të krishtera dhe kishin filluar të shfaqnin hapur pretendimet e tyre ndaj tokave shqiptare, qeveria osmane nxiti me të gjitha mjetet fanatizmin fetar të myslimanëve shqiptarë kundër këtyre shteteve. Por, duke e nxitur këtë fanatizëm, Porta e Lartë e drejtoi atë edhe kundër popullsisë shqiptare të krishterë me qëllim që të pengonte bashkimin politik kombëtar të shqiptarëve dhe të shtypte më lehtë qëndresën e tyre.

Politika e nxitjes së përçarjes fetare e ndjekur nga sulltani dhe Patrikana e Stambollit gjeti mbështetje në rrethe të caktuara borgjeze, çifligare, të lidhura nga interesa ekonomike dhe politike me Turqinë dhe me Greqinë. Në këto rrethe lindën rrymat e turkomanizmit dhe grekomanizmit që iu kundërvunë lëvizjes kombëtare.

Kjo nuk mund të mos shtronte përpara lëvizjes kombëtare disa detyra të veçanta që nuk i ka njohur lëvizja kombëtare e vendeve të krishtera ballkanike. Antagonizmi fetar i popullsisë së krishterë shqiptare me turqit osmanë ishte padyshim një faktor nxitës në luftën e tyre çlirimtare gjatë shekujve XV-XVII. Por në shek. XIX ky antagonizëm i shtruar në rrafsh fetar ishte thellësisht negativ jo vetëm sepse mënjanonte nga lufta pjesën më të madhe të popullsisë shqiptare që kishte të njëjtën fe me pushtuesit osmanë, por edhe sepse pengonte bashkëpunimin luftarak të elementëve të ndryshëm fetarë të vendit dhe dëmtonte rëndë bashkimin kombëtar që ishte një nga synimet themelore të Rilindjes. Rrjedhimisht lufta për afirmimin e parimit të kombësisë, e përbashkët për lëvizjet kombëtare ballkanike, në Shqipëri duhej të drejtohej edhe kundër identifikimit të përkatësisë fetare me atë kombëtare dhe ta zhvishte ndarjen fetare nga petku i imponuar politik.

Rilindësit bënë një luftë këmbëngulëse e konsekuente kundër politikës osmane, të përkrahur edhe nga Patrikana greke e Stambollit, e cila identifikonte fenë me kombësinë. Ata luftuan edhe kundër çdo orvatjeje për ta shndërruar ndarjen fetare në përçarje politike-fetare.

Rilindja Kombëtare u ndesh edhe me konceptet fetare mbi botën dhe kombin. Panislamizmit, panortodoksizmit dhe universalitetit katolik ajo i kundërvuri iluminizmin dhe racionalizmin e vet e, në radhë të parë, konceptin mbi kombin shqiptar si një kategori e veçantë historike që nuk mbështetej në fenë e që dallohej nga të tjerët.

Në këto kushte afirmimi i kombit dhe bashkimi i popullit nuk mund të arriheshin veçse jashtë fesë, mbi fenë. Këtij qëllimi i shërbeu parulla e Rilindjes: «Feja e shqiptarit është shqiptaria». Nocioni i shqiptarisë ishte afetar, ishte një nocion politik që i kundërvihej përçarjes fetare dhe synonte bashkimin e shqiptarëve në luftën për çlirimin kombëtar pavarësisht nga përkatësia fetare e krahinore e tyre.

## 2. FILLIMET E LËVIZJES KOMBËTARE

**Gjendja në Shqipëri pas reformave të para centralizuese osmane**

Me reformat që ndërmori, duke hequr sistemin e timareve, Porta e Lartë synonte të forconte pushtetin qendror dhe të rimëkëmbte fuqinë e Perandorisë e cila ishte dobësuar së tepërmi nga prapambetja ekonomiko-shoqërore, nga sistemi shtetëror anakronik, thellësisht shfrytëzues e parazitar dhe nga kryengritjet e vazhdueshme të popujve të shtypur. Reformat filluan të zbatoheshin në Shqipëri qysh në vitet 30. Ato i jepnin një grusht të rëndë në radhë të parë klasës së vjetër feudale ushtarake e cila ishte dobësuar shumë nga ekspeditat osmane të viteve 1822-1831. Një pjesë e krerëve feudalë që ishin aktivizuar në kryengritjet u asgjësua, të tjerë u internuan dhe ata që mundën të shpëtonin mërguan jashtë vendit. Të gjitha pronat e tyre u shpallën çifligje shtetërore. Tani filluan të ngriheshin e të forcoheshin çifligarë të rinj të lidhur me Portën e me politikën e saj centralizuese.

Dobësimi i klasës feudale shqiptare i dha mundësi borgjezisë të përfaqësuar nga tregtarët dhe pronarët e punishteve zejtare e të manifakturave të merrte pjesë më me gjallëri në jetën ekonomike e politike të vendit.

Me zbatimin e reformës në fushën administrative, pushteti civil u nda nga ai ushtarak dhe qeverisjen e feudalëve vendas filloi ta kryente një aparat burokratik i centralizuar. Porta e Lartë nuk kishte më besim te funksionarët shqiptarë. Përvoja e viteve të kaluara kishte treguar se ata ishin të prirur drejt qeverisjes së krahinave në mënyrë autonome e drejt shkëputjes së plotë nga vartësia e Perandorisë Osmane. Prandaj ajo filloi zëvendësimin e tyre shkallë-shkallë me nëpunës të huaj. Në fillim u zëvendësuan qeveritarët e sanxhakëve shqiptarë, të kadinjve, të myftinjve, veçanërisht në ato krahina ku kishin shpërthyer lëvizje kryengritëse që sapo ishin shtypur me armë. Kështu në mjaft sanxhakë e sidomos në Shqipërinë e Jugut pushteti kaloi nga duart e qeveritarëve shqiptarë në ato të funksionarëve turq.

Administrata e re përbëhej nga nëpunës të huaj që nuk e dinin gjuhën e vendit dhe nuk i njihnin zakonet e traditat e popullit shqiptar. Gjuha e tyre ishte shkopi e kërbaçi. Meqenëse do të qëndronin në këto poste një periudhë të caktuar dhe meqenëse një pjesë e nëpunësve ose nuk paguheshin rregullisht ose duhej të siguronin rrogën nga të ardhurat lokale ata përpiqeshin të grabisnin me të gjitha mënyrat popullsinë me anë taksash e gjobash pa u ndalur as para përdorimit të forcës. Përveç kësaj praktikohej gjerësisht ryshfeti pa të cilin nuk mund të kryhej asnjë punë. Ai u duhej dhënë si nëpunësve të thjeshtë, ashtu edhe funksionarëve të organeve më të larta të Perandorisë Osmane. Edhe sistemi i mbledhjes së taksave me anë të iltizamit, megjithëse u krijua një aparat i veçantë nëpunësish të financave, mbeti në fuqi për një kohë të gjatë, sepse u leverdiste funksionarëve të lartë të shtetit që merreshin me të tilla spekulime.

Ndërsa në një varg qendrash administrative u grumbulluan me shumicë nëpunës të huaj, në vitet 40 disa zona si Tiranën, Matin, Lezhën, Ulqinin, etj., Porta i la ende në duart e oxhakëve të vendit, të cilët i paguanin arkës shtetërore në Stamboll një shumë globale vjetore, të nxjerrë nga detyrimet që u jepte atyre krahina.

Krahas reformës administrative, Porta e Lartë mori masa për të vënë në jetë reformën ushtarake, e cila parashikonte çarmatimin e popullsisë dhe krijimin e një ushtrie të rregullt. Në kuadrin e krijimit të kësaj ushtrie Veziri i Madh, Mehmed Reshid Pasha që ishte ngarkuar me zbatimin e reformave në Shqipëri filloi të rekrutonte ushtarë të rregullt (nizamë) nga mosha 15 deri në moshën 30-vjeçare.

Të rekrutuarit bënin jetë kazerme dhe stërviteshin sipas rregullave të ushtrive evropiane. Ata e bënin shërbimin larg vendit të vet në kushte shumë të vështira. Vetëm një pjesë e tyre mund të kthehej e gjallë dhe pa u gjymtuar nga shërbimi i gjatë ushtarak. Një pjesë e madhe vdisnin më tepër nga abuzimet e intendentëve, nga mungesa e ushqimit dhe e veshmbathjes dhe nga epidemitë, sesa në luftë.

Shërbimi rezervist (redif) bëhej zakonisht në vendlindjen e rezervistëve. Kjo u jepte atyre mundësi që një kohë të caktuar krahas shërbimit ushtarak, të merreshin edhe me bujqësi dhe blegtori.

Reforma ushtarake u shoqërua edhe me tatime e taksa të reja «të jashtëzakonshme» që shërbenin për ushqimin dhe veshjen e ushtarëve nizamë.

Edhe reforma ushtarake nuk u zbatua kudo dhe menjëherë. Ushtria e rregullt u vendos në qytetet ku mbaheshin garnizone ushtarake. Në Manastir dhe në Janinë u grumbulluan forca të mëdha me anë të të cilave Porta ushtronte një presion të vazhdueshëm mbi trevat shqiptare.

Ndërsa në njërën anë Stambolli organizonte ushtrinë e rregullt, në anën tjetër vazhdonte të përdorte repartet e parregullta, të rekrutuara nga krerë feudalë e bajraktarë midis malësorëve për t'i dërguar në frontet e luftës me shtete të tjera ose për të shtypur kryengritjet brenda dhe jashtë Shqipërisë. Në këto raste Porta e Lartë synonte jo vetëm të përfitonte nga ndihma e tyre ushtarake, por edhe t'i largonte nga Shqipëria ku zienin kryengritjet e t'i neutralizonte këto forca të rrezikshme për të.

Me reformat e Tanzimatit Porta e Lartë u kishte njohur kombësive të Perandorisë Osmane të drejtën të merrnin arsim në gjuhën amtare në shkollat publike. Por ajo vazhdonte të identifikonte kombësinë me fenë. Kështu, myslimanët e Perandorisë, midis të cilëve edhe shqiptarët ajo i quante «turq», ndërsa ortodoksët, qofshin këta shqiptarë, bullgarë, serbë apo vllehë, i quante «grekë» ose «rumë» dhe i kishte lënë nën administrimin fetar e kulturor të Patrikanës greke të Stambollit. Si kombësi më vete konsideroheshin edhe katolikët ose «latinët» e Perandorisë.

Shqiptarëve të ndarë në myslimanë, ortodoksë e katolikë, duke mos bërë pjesë në një bashkësi të vetme fetare dhe duke mos u njohur kështu si një kombësi më vete nuk u jepej mundësia të lëvronin lirisht gjuhën e tyre amtare. Ata detyroheshin të kishin arsimin sipas fesë së tyre në turqisht, greqisht ose italisht. Në përputhje me këtë politikë pas shpalljes së dekreteve të Tanzimatit në Shqipëri u rrit numri i shkollave në gjuhë të huaj. Shkolla shtetërore fillore dhe



qytetëse (ruzhdie) në gjuhën turke u hapën në krahina të ndryshme të vendit; në Shqipërinë e Jugut u rrit edhe numri i shkollave laike në gjuhën greke për popullsinë ortodokse, të cilat ndodheshin nën mbikqyrjen e peshkopëve grekë, ndërsa në veri, ndonëse më pak, numri i shkollave katolike që drejtoheshin nga kleri ose nga disa mësues privatë në Shkodër. Megjithëse përhapnin njohuri të dobishme, të gjitha këto shkolla përshkoheshin nga një frymë fanatizmi dhe intolerance fetare. Ato nuk shërbenin për afrimin e shqiptarëve të feve të ndryshme, por për të nxitur përçarjen fetare. Ato ishin në të njëjtën kohë vatra të propagandës antikombëtare dhe i shërbenin politikës antishqiptare të shteteve që i mbanin këto shkolla.

Reformat parashikonin barazinë e shtetasve pavarësisht nga feja e tyre. Por në të vërtetë klasa sunduese feudale osmane vazhdoi ta ruante pozitën e saj të privilegjuar kundrejt popullsisë së krishterë. Pabarazia juridike e popullsisë së krishterë shprehej, përveç të tjerave, në pagimin e një takse të veçantë për gjithë meshkujt mbi 12 vjeç.

Vetë sulltani dhe rrethi i tij familjar si edhe përfaqësuesit e tjerë të klasës feudale osmane nxirrnin përfitime duke shkelur parimet e shpallura nga reformat dhe duke ruajtur praktikën e vjetër të abuzimeve, siç ishte veçanërisht shitja e posteve qeveritare. Sulltani dhe familja e tij ruajtën në Shqipëri për një kohë të gjatë një varg privilegjesh feudale. Kështu, një pjesë e mirë e të ardhurave të sanxhakut të Ohrit ku përfshiheshin edhe krahina shqiptare vazhduan t'i shkonin si të ardhura private sulltanës-nënë, kurse sulltanit të ardhurat nga qiraja e Bezistenit* në pazarin e Shkodrës dhe nga shitja e të drejtës së peshkimit po në këtë qytet. Madje gabelët (arixhinjtë) e Myzeqesë konsideroheshin të gjithë skllevër të sulltanit dhe shërbimet e tyre u shiteshin për vit nga ana e tij të interesuarve kundrejt një shume të caktuar.

**Tiparet e reja të lëvizjeve çlirimtare antiosmane.**

Ndryshimet cilësore që ndodhën në vitet 30-40 të shek. XIX në fushën ekonomike, politike e shoqërore, e keqësuan së tepërmi gjendjen në Shqipëri, e rritën pakënaqësinë e masave popullore dhe i acaruan kontradiktat kombëtare e shoqërore midis tyre dhe sundimtarëve osmanë.

---

*) Bezisteni në pazaret lindore ishte një ndërtesë e madhe e ndarë në dyqane ku zhvillohej veçanërisht shitblerja e tekstileve të vyera.

Edhe në Shqipëri baza shoqërore e Tanzimatit ishte shumë e ngushtë. Reformat i përkrahu aktivisht vetëm një pjesë e çifligarëve shqiptarë që merreshin me spekulime dhe furnizime për shtetin si edhe ata spahinj që kishin hyrë në radhët e aparatit të ri shtetëror.

Mbi popullin shqiptar, me zbatimin e Tanzimatit, u vendos zgjedha e drejtpërdrejtë dhe e egër e sundimtarëve të huaj osmanë. Administrata burokratike e përbërë nga nëpunës me kombësi të huaj, grabitqarë e të pangopur, detyrimet e rënda fiskale, shërbimi i rregullt ushtarak, gjyqet e korruptuara etj., e rëndonin zgjedhën kombëtare, gjymtonin rëndë forcat prodhuese dhe e shtonin shfrytëzimin mbi pjesën më të madhe të popullsisë.

Fshatarësia dhe vegjëlia e qyteteve duhej të përballonin detyrime e taksa të rënda që vendoste administrata e re, abuzimet e shëmtuara të nëpunësve osmanë si edhe mashtrimet e sipërmarrësve të të ardhurave shtetërore në një kohë kur ekonominë e popullsisë myslimane e dëmtonte edhe shërbimi shumëvjeçar ushtarak, që i rrëmbente krahët më të aftë për punë.

Me administratën e re u ndesh edhe fshatarësia e disa zonave malore që gëzonte të drejta vetëqeverisjeje të fituara me luftë. Mosnjohja e këtyre të drejtave dhe orvatjet për të zbatuar sistemin tatimor dhe rekrutimin e detyruar ushtarak u sillnin këtyre krahinave një shtypje e një shfrytëzim që nuk e kishin njohur më parë.

Nga reformat prekeshin edhe shtresa të tjera të popullsisë: spahinjtë dhe krerët e esnafëve, të cilët kishin humbur të drejtat e privilegjet që u siguronte sistemi i mëparshëm feudal ushtarak; një pjesë e bajraktarëve, kapedanëve dhe bylykbashëve, të cilët nuk e gëzonin më të drejtën e rekrutimit të ushtarëve me rrogë që u sillte fitime; çifligarët e goditur nga Porta si dhe ata që ishin lidhur me tregun, kërkonin zhvillimin e tij dhe ishin të pakënaqur nga pengesat burokratike të administratës së re; pjesa më e madhe e borgjezisë, e cila u zhgënjye shumë shpejt nga reformat që jo vetëm nuk vendosën rregullin e qetësinë e dëshiruar dhe nuk zhdukën pengesat e brendshme për zhvillimin e lirë të tregtisë e të industrisë dhe për zotërimin nga ana e saj të tregut kombëtar, por edhe e bënë atë objekt të abuzimeve grabitqare të administratës së re.

Si pasojë pakënaqësia ndaj reformave përfshiu klasa e shtresa të ndryshme shoqërore, pjesën më të madhe të popullsisë. Kjo pakënaqësi erdhi duke u rritur shkallë-shkallë me orvatjet që bënte Porta e Lartë për të zbatuar reformat



në Shqipëri dhe u shndërrua në kryengritje të armatosura që vazhduan për disa dhjetëra vjet. Lufta mori karakter ballor. U krijua kështu një front i gjerë antiosman që përbënte tiparin kryesor të kthesës që ishte bërë në luftën çlirimtare të popullit shqiptar. Në udhëheqje të luftës gjatë viteve 30-40 krahas krerëve çifligarë dolën përfaqësues të borgjezisë qytetare e të fshatarësisë. Ky ishte një tipar tjetër i ri që tregonte për ndryshimet cilësore që kishin ndodhur në luftën e armatosur.

Lufta për të përjashtuar nga zbatimi i politikës së centralizmit burokratik viset shqiptare shprehte në fakt kërkesën për *njohjen e kombësisë shqiptare, si kombësi më vete, për trajtimin e veçantë të Shqipërisë në kuadrin e Perandorisë dhe për administrimin e saj nga njerëzit e vendit.*

Klasat e shtresat e ndryshme shoqërore u jepnin këtyre kërkesave përmbajtje të ndryshme. Në lëvizje u aktivizuan edhe ato shtresa të cilat humbën privilegjet e pozitat që gëzonin në sistemin feudal-ushtarak e që synonin t'i rifitonin ato. Lëvizja e tyre kishte karakter të kufizuar e reaksionar. Por pjesa më e madhe e popullsisë që mori pjesë në kryengritjet përbëhej nga masat qytetare e fshatare të cilat në administrimin e vendit nga shqiptarët shihnin çlirimin e tyre nga zgjedha e rëndë kombëtare e administratës së huaj burokratike osmane dhe nga shfrytëzimi i egër i saj. Këto kërkesa nuk arritën të formuloheshin qartë e të paraqiteshin në emër të të gjithë popullit shqiptar, sepse mungonte një udhëheqje e formuar ideologjikisht e politikisht dhe një qendër e vetme që të bashkërendonte lëvizjet e veçanta, t'i shkrinte ato në një lëvizje të përgjithshme e t'i jepte asaj një program të përbashkët kombëtar. Megjithatë, kërkesa për sigurimin e një statusi të veçantë për viset shqiptare duke i dalluar dhe veçuar ato nga territoret e tjera të Perandorisë përmbante në thelb kërkesën e autonomisë territoriale administrative të Shqipërisë.

Kryengritjet kundër shtypjes kombëtare e shoqërore patën në fillim karakter lokal, por u shndërruan dora-dorës në kryengritje të gjera e të fuqishme që përfshinë krahina të tëra të vendit, meqenëse kërkesat ishin të njëllojta. Gatishmëria dhe bashkëpunimi midis tyre ishin dëshmi e qartë që tregonte se procesi i bashkimit të popullit shqiptar kishte hedhur rrënjë të qëndrueshme.

Ndryshime u vunë re edhe në format organizative të luftës. Me zgjerimin e luftës, për të përballuar forcat e mëdha armike dhe për të bashkërenduar veprimet luftarake u organizuan shumë kuvende e besëlidhje të kryengritësve, të ci-

lat morën përmbajtje e forma të reja. Në to merrnin pjesë tani jo vetëm përfaqësues nga radhët e parisë, por edhe përfaqësues të shtresave më të gjera të popullsisë. Besëlidhjet e kapërcyen karakterin e ngushtë lokal dhe në disa raste morën karakter ndërkrahinor.

Një rol shumë të madh luajtën qytetet kryesore si Shkodra, Berati, Prizreni, Gjakova e Elbasani, të cilat u bënë qendra të rëndësishme të këtyre lëvizjeve. Kjo dëshmonte për peshën gjithnjë më të madhe që filluan të kishin qytetet në jetën ekonomike e politike të vendit.

**Fillimet e ideologjisë e të kulturës kombëtare**

Lëvizjet popullore kundër sundimtarëve osmanë u shoqëruan me një veprimtari ideologjike e kulturore brenda e jashtë vendit.

Kryengritjet e armatosura patën pasoja të rëndësishme pozitive në ndërgjegjen e masave popullore. Jehona e tyre në folklorin shqiptar pasqyron periudhën e re historike që kishte filluar dhe vendosmërinë për ta vazhduar deri në fund luftën çlirimtare.

Këtë gjendje shpirtërore të masave të gjera popullore dhe aspiratat e tyre i shprehën në dokumente të rëndësishme e në vepra shkencore dhe artistike ideologët dhe shkrimtarët e parë të Rilindjes si N. Veqilharxhi, J. de Rada etj.

Kjo veprimtari synonte, me anën e përhapjes së ideve e të kulturës kombëtare, të forconte ndërgjegjen politike të popullit shqiptar e bashkimin e tij mbi ndarjet fetare e krahinore në luftë për lirinë, tërësinë territoriale dhe zhvillimin demokratik të shoqërisë shqiptare.

Prapambetja e përgjithshme e Shqipërisë dhe shtypja e egër osmane bënë që ideologjia dhe kultura kombëtare të zhvilloheshin me vështirësi e në përmasa të kufizuara brenda vendit. Ato gjetën kushte më të përshtatshme zhvillimi jashtë atdheut, në kryeqytetin e Perandorisë, Stambollin, në Itali, në shtetet ballkanike etj. Në këto vende kishin filluar të përhapeshin idetë e revolucionit francez (1789-1794), i cili si një revolucion i fuqishëm demokratik-borgjez i kishte dhënë një goditje të rëndë regjimit feudal absolutist dhe ideologjisë së tij në Evropë dhe kishte shpallur e përhapur idetë e mëdha të lirisë e të kombësisë. Këto ide kishin gjetur mishërimin e tyre edhe në revolucionet çlirimtare në Serbi, Greqi, e Rumani. Idetë e reja kishin ndikuar mbi tregtarë dhe intelektualë shqiptarë që u njohën me to në qytete të ndryshme të Evropës dhe filluan luftën kundër ideologjisë



mesjetare me karakter fetar të Perandorisë teokratike të sulltanëve-kalifë dhe të Patrikanës ortodokse të Stambollit si edhe kundër zgjedhës kombëtare të sundimtarëve osmanë.

Idetë kombëtare u bënë jehonë kryengritjeve popullore kundër Tanzimatit, por nuk arritën ende në këtë periudhë të formuloheshin në mënyrë të plotë, në një program tërësor politik të Lëvizjes Kombëtare. Ato u shprehën jo aq në traktate politike, në memorandume apo nëpërmjet shtypit, sesa në vepra letrare e në studime mbi popullin shqiptar, mbi historinë, gjuhën e kulturën e tij.

Me shkrimet e tyre rilindësit e parë luftuan për të shtuar dashurinë për vendin duke lartësuar traditat e mëdha patriotike të së kaluarës e sidomos të epokës së Skënderbeut dhe kulturën e pasur popullore; ata i kushtuan një kujdes të veçantë gjuhës amtare dhe shkollës shqipe si mjete jo vetëm për të nxjerrë vendin nga errësira mesjetare, por edhe për të afirmuar individualitetin e vetëqenien kombëtare.

Duke e kuptuar rolin e madh të përdorimit të gjuhës amtare për zhvillimin e vendit rilindësit i dhanë rëndësi mësimit e shkrimit të saj dhe përhapjes së arsimit shqip mbi bazën e një alfabeti të përbashkët. Duke u nisur nga mendimi shkencor se gjuha është e para ndër shenjat themelore dalluese të kombit, me njësimin e alfabetit, ata synonin njësimin e gjuhës që çonte në forcimin e njësisë kombëtare. Prandaj, rilindësit e parë, si edhe të tjerët që i pasuan, ishin ideologë të çlirimit kombëtar dhe mësues, hartuan vepra shkencore e letrare si edhe tekste shkollore.

## 3. KRYENGRITJET ANTIOSMANE NË VITET 30-40

**Kryengritjet popullore të vitit 1833**

Reformat centralizuese të qeverisë osmane të cilat u zbatuan menjëherë në Shqipëri me dërgimin e nëpunësve civilë dhe ushtarakë hasën një qëndresë individuale e kolektive që filloi me moszbatimin e urdhrave dhe u shndërrua në kryengritje të armatosura.

Pas dy kryengritjeve lokale që shpërthyen në fillim të vitit 1833 në Kolonjë dhe në Dibër dhe u shtypën, një shtrirje të gjerë që nuk ishte arritur në periudhat e mëparshme mori kryengritja në zonën Berat-Vlorë-Delvinë-Çamëri.

Në fillim të korrikut 1833 banorët e krahinës së Tepelenës ngritën krye dhe shtinë në dorë qytetin e Tepelenës. Kryengritja e udhëhequr nga Balil Nesho u shtri në krahinat e Gjirokastrës dhe Delvinës. Kundër saj u nisën forca të shumta osmane të komanduara nga sundimtari i ri Emin Pasha. Shumica e kryengritësve u vendos në qafën e Peshkëpisë, ndërsa pjesa tjetër, e organizuar në çeta të vogla u vendos gjatë rrugës për në Peshkëpi. Goditjet e këtyre çetave dhe dezertimi i shumë ushtarëve shqiptarë që ishin rekrutuar me forcë e vështirësuan gjendjen e qeveritarit osman. Por këtij i erdhi në ndihmë peshkopi ortodoks i Drinopojës (Gjirokastrës), i cili, duke njohur mirë pozicionet e kryengritësve, i kaloi forcat turke nëpër një grykë tjetër. Të papërgatitur për këtë sulm të befasishëm, kryengritësit që luftuan me trimëri, pasi lanë shumë të vrarë, u tërhoqën në fshatin Luzat. Këtu Emin Pasha pësoi një goditje të rëndë që përfundoi me shpartallimin e trupave osmane.

Të nxitur nga kjo fitore, në kryengritje u hodhën masat popullore të Beratit e të Vlorës. Ajo nisi këtu si një kryengritje fshatare, por brenda një kohe të shkurtër gjeti mbështetje të fortë në qytetarët e Beratit, që rrethuan kështjellën.


Malësor shqiptar (gravurë e vitit 1886)

Kryengritja përfshiu krahinat e Tomoricës, të Skraparit dhe të Kurveleshit. Një pjesë e kryengritësve u shkuan në ndihmë rrethuesve të kështjellës së Beratit, kurse pjesa tjetër zuri rrugët e grykat nga pritej të vinte ushtria turke.

Rrezja e kryengritjes u shtri në krahinat e Delvinës dhe të Çamërisë. Jehona e saj u ndie edhe në Shqipërinë e Mesme. Me kërkesën e popullsisë së Elbasanit një pjesë e kryengritësve shkoi atje për të ndihmuar në luftën kundër administratës osmane të qytetit.

Në këto rrethana Porta e Lartë e largoi Emin Pashën nga Shqipëria e Jugut, duke menduar se me këtë veprim do të shpërndaheshin kryengritësit. Por ndodhi e kundërta.



Nga mesi i shtatorit nën goditjet e fuqishme të kryengritësve ra kështjella e Beratit. Në qytetin e çliruar u mblodhën në kuvend përfaqësues nga të gjitha krahinat kryengritëse, të cilët miratuan dy kërkesa themelore: së pari, që drejtimi i krahinave kryengritëse t'u ngarkohej shqiptarëve dhe së dyti, që detyrimet e masave popullore ndaj shtetit të zbrisnin në masën që paguanin kur në krye të sanxhakut të Vlorës, që përfshinte edhe Beratin, kishte qenë sunduesi feudal shqiptar Ahmet Kurt Pasha.

Ndonëse këto kërkesa binin në kundërshtim me politikën e re të Portës së Lartë, qeveritarët osmanë përpara presionit gjithnjë më të madh të kryengritësve u detyruan të hiqnin dorë përkohësisht nga rekrutimi i ushtarëve, të shpallnin amnistinë dhe të lejonin të vendoseshin shqiptarë si myteselimë e mydyrë në kazatë e Beratit, Vlorës, Tepelenës, Gjirokastrës dhe të Përmetit dhe si komandantë në garnizonet e kështjellave të Beratit, Gjirokastrës etj.

Kjo ishte një fitore e rëndësishme e kryengritjes, por jo e plotë. Politikisht të paformuara dhe me një udhëheqje pa përvojë forcat e armatosura popullore u shpërndanë me besimin se do të realizoheshin të gjitha kërkesat.

Po atë vit, kryengritjet popullore përfshinë edhe Shqipërinë e Veriut. Vatra kryesore e tyre u bë Shkodra, qyteti më i zhvilluar i vendit.

Zbatimi i reformës ushtarake dhe abuzimet e grabitjet e administratës së re shkaktuan edhe këtu një pakënaqësi të përgjithshme. Më 10 prill të vitit 1833 në tregun e Shkodrës u dha kushtrimi për mbylljen e dyqaneve. Rreth 4000 veta të armatosur nga popullsia e qytetit dhe nga malësorët përreth zunë sheshin e qytetit. Një delegacion kërkoi nga veziri që të hiqte dorë nga zbatimi i reformave, nga dhuna e grabitjet dhe të vendoseshin rregullat që kishin qenë në fuqi në kohën e sundimit të Mustafa pashë Bushatlliut. Duke parë karakterin serioz të revoltës dhe për të fituar kohë mytesarifi Ali Namik Pasha premtoi se do të merrte parasysh kërkesat e popullsisë. Ndërkohë ai mori masa përforcuese. Më 7 gusht 1833 dërgoi një repart ushtarësh në tregun e qytetit për ta shtënë atë në dorë. Përleshje të ashpra u zhvilluan midis forcave osmane dhe njësive popullore kryengritëse.

Të nesërmen u organizua një kuvend me përfaqësuesit e lagjeve të qytetit. Kuvendi zgjodhi një Këshill të Përkohshëm, i cili riorganizoi forcat vullnetare dhe ngarkoi një delegacion të shkonte në Stamboll për t'u ankuar në emër të popullsisë së Shkodrës kundër qeveritarit të qytetit.

Gjatë kohës që pritej përgjigjja nga Stambolli Ali Namik

pasha u orvat të shtypte me forcën e armëve lëvizjen popullore duke thirrur në ndihmë edhe trupat që kishte mbledhur i biri në Ohër dhe Elbasan. Mirëpo këto orvatje dështuan para qëndresës së forcave popullore shkodrane, trupat e tij u thyen e u tërhoqën me disfatë.

Vonesa e përgjigjes së Portës së Lartë ua bëri të qartë kryengritësve se kërkesat e tyre mund të realizoheshin vetëm me luftë e në bashkëpunim me krahinat e tjera të vendit. Përveç bashkëpunimit me malësorët e krahinave përreth qytetit të Shkodrës, u bënë përpjekje për t'u lidhur me popullsinë e Elbasanit. Një delegacion i tyre shkoi në Elbasan, ku banorët e qytetit të ndihmuar edhe nga vullnetarët e ardhur nga Berati mbanin të bllokuar qeveritarin e huaj.

Lëvizjet kryengritëse kishin përfshirë kështu krahina të ndryshme të vendit nga Shkodra deri në Çamëri. Porta e Lartë u detyrua të pushonte nga puna Ali Namik pashën, të pezullonte përkohësisht zbatimin e reformave dhe të premtonte pagimin e dëmeve që ishin shkaktuar gjatë luftimeve.

**Përpjekjet për organizimin e një kryengritjeje të përgjithshme (1834-1835)**

Kryengritjet popullore në jug e në veri me gjithë shtrirjen e gjerë të tyre nuk arritën të vendosnin lidhje midis tyre dhe të siguronin qeverisjen e tokave shqiptare nga nëpunës vendas. Nga ana tjetër, pasi zgjidhi konfliktin me Egjiptin, Porta e Lartë u orvat përsëri të zbatonte me forcë reformat. Për këto arsye lëvizja kryengritëse filloi përsëri.

Përvoja luftarake e vitit të kaluar u tregoi udhëheqësve të kryengritjeve të veçanta në Toskëri e në Gegëri se rezultatet do të arriheshin në rast se do të organizohej një kryengritje e përgjithshme me një udhëheqje të vetme. Për këtë qëllim gjatë verës së vitit 1834 u shkëmbyen mendime midis përfaqësuesve të krahinave të ndryshme të vendit, u vendos të organizohej një kryengritje e tillë dhe u hartua edhe një plan i përgjithshëm operativ. Sipas këtij plani, me të rënë kështjella e Beratit në duart e kryengritësve, gjysma e tyre së bashku me forcat kryengritëse të Kavajës, Tiranës e Mirditës dhe me popullsinë e Shkodrës do të sulmonin trupat e qeveritarit të Shkodrës, kurse gjysma tjetër, së bashku me kryengritësit e sanxhakut të Delvinës do të sulmonte forcat e Mahmut Pashës së Janinës. Ky ishte një hap i rëndësishëm që bënin krerët e Shqipërisë. Ata bashkoheshin



në një lidhje ushtarake mbarëshqiptare dhe merrnin në duart e tyre nismën për të vepruar bashkarisht.

Kryengritjen e filloi popullsia e qytetit të Beratit, e cila rrëmbeu armët për të mbrojtur nga autoritetet osmane disa ushtarë shqiptarë të cilët kishin ardhur me leje e nuk dëshironin të ktheheshin në shërbimin ushtarak. Kryengritësit mbyllën qeveritarët në kështjellë dhe ftuan udhëheqësin e njohur të kryengritjeve të mëparshme, Tafil Buzin, për të drejtuar veprimet ushtarake. Ai mbërriti në Berat dhe brenda një kohe të shkurtër rreth tij u grumbulluan 10 000 vullnetarë. Kryengritësit shtinë në dorë magazinat shtetërore të drithit, të cilin ia shpërndanë popullsisë kryengritëse.

Kryengritja u përhap shumë shpejt në krahinat e Vlorës, Tepelenës, Skraparit, Tomoricës, Mallakastrës dhe Dishnicës. Ajo arriti në përgjithësi shtrirjen e vitit të kaluar, gjë që dëshmonte për lidhje të forta ndihme dhe bashkëpunimi midis popullsisë së këtyre krahinave dhe për një ngritje të ndërgjegjes politike.

Përfaqësuesit e shtatë krahinave, të mbledhur në një kuvend në Berat vendosën formimin e një Besëlidhjeje politike. Besëlidhjen e drejtonte një pleqësi, e cila si organ drejtues, bëri një ndarje pune midis anëtarëve të saj. Kryetar u zgjodh Abaz bej Lushnja nga familja e Ngurzajve, kurse Tafil Buzi u ngarkua me drejtimin e veprimeve luftarake dhe për lidhjet me botën e jashtme e sidomos me Mehmet Aliun e Egjiptit. Ky i fundit interesohej gjallërisht për kryengritjet në Shqipëri, sepse i konsideronte një faktor të rëndësishëm për dobësimin e fuqisë së Perandorisë Osmane me të cilën ishte prej kohësh në konflikt. Besëlidhja nuk kishte vetëm karakter ushtarak ndërkrahinor, por ishte edhe organ qeverisës i dalë nga lufta për të zëvendësuar administratën osmane. Udhëheqja e Besëlidhjes përbëhej nga krerë feudalë, nga përfaqësues të borgjezisë dhe të fshatarësisë.

Në emër të kryengritësve Pleqësia i paraqiti qeveritarit osman të sanxhakut, Hamdi Pashës që kishte zëvendësuar Emin Pashën, kërkesat për të përjashtuar krahinat e kryengritësve nga zbatimi i reformave centralizuese dhe për t'u njohur atyre një qeverisje autonome. Kërkesat e Pleqësisë nuk u morën parasysh. Kjo i dha vrull më të madh kryengritjes. Në Besëlidhjen hynë edhe krahinat e Sulovës dhe të Vërçës.

Nga mesi i dhjetorit 1834, pas dy muaj lufte, kështjella e Beratit u dorëzua. Aty u vendos një garnizon i ri i përbërë nga 100 ushtarë që përfaqësonin në mënyrë të barabartë të nëntë krahinat e Besëlidhjes. Komandantët e forcave ush-

tarake osmane të qytetit u zëvendësuan me kryengritës të dalluar për trimëri. U bë kështu hapi i parë për sigurimin e vetëqeverisjes. Por plani i përgjithshëm operativ i kryengritjes nuk u zbatua më tej, sepse Porta e Lartë kishte marrë ndërkohë një varg masash për ta penguar realizimin e tij. Ajo shpejtoi t'u premtonte udhëheqësve të esnafeve që ishin bashkuar me lëvizjen se do të merrte parasysh kërkesat e tyre.

Nga ana tjetër, qeveritari i Shkodrës Hafiz pasha kishte mundur të përforconte garnizonin e kështjellës së Durrësit dhe të qytetit të Kavajës me një sasi të konsiderueshme topash e municionesh. Ai thirri në Shkodër mjaft pashallarë e bejlerë që kishin marrë pjesë në hartimin e planit operativ të cilëve u premtoi se do të hiqte dorë nga zbatimi i reformave centralizuese. Këto masa shkaktuan lëkundje në pjesëmarrësit e pavendosur të kryengritjes dhe përçarjen e dobësimin e saj.

Në këto kushte, forcat kryengritëse pas marrjes së kështjellës së Beratit nuk nisën marshimin drejt Shkodrës dhe Janinës, ndërsa popullsia e Shkodrës nuk u ngrit kundër sundimtarëve osmanë të qytetit.

Në ditët e para të janarit 1835 Pleqësia e Beratit duke u besuar premtimeve të Hamdi Pashës që miratonte ndryshimet e bëra në administratën lokale, nënshkroi me të një marrëveshje për shpërndarjen e forcave kryengritëse. Por, sapo qeveritari osman filloi ta shkelte marrëveshjen, kryengritja rifilloi e udhëhequr nga Tafil Buzi, i cili iu afrua me forcat popullore Janinës. Tafil Buzi përhapi një shpallje me të cilën u bënte thirrje shqiptarëve të ngjeshnin armët për çlirimin e atdheut të tyre. Kërkesat kryesore ishin dy: dëbimi i nëpunësve dhe ushtarëve turq nga territoret shqiptare dhe zbritja e taksave shtetërore në masën që kishin qenë në kohërat e mëparshme. Shpallja e Tafil Buzit ishte një nga proklamatat e para për çlirimin e atdheut. Tafil Buzi, në emër të kryengritësve, i dërgoi edhe një mesazh Mehmet Aliut të Egjiptit, me të cilin i kërkonte përkrahjen e tij.

Jehona që gjeti shpallja brenda në vend dhe kërkesa e ndihmës së Mehmet Aliut e shqetësuan qeverinë osmane, e cila, krahas masave diplomatike për t'ua prerë ndihmën e Mehmet Aliut, dërgoi kundër kryengritësve forca të shumta ushtarake. Pas një qëndrese të ashpër e të gjatë kryengritësit nuk ishin më në gjendje t'i bënin ballë armikut. Më 2 maj 1835 Tafil Buzi u detyrua të pranonte amnistinë që i propozoi valiu i Rumelisë dhe të hiqte dorë nga lufta.

Po atë muaj një kryengritje e re shpërtheu në krahinën



e Myzeqesë. Qindra fshatarë nën udhëheqjen e Alush bej Frakullës vunë dorë mbi çifligjet shtetërore dhe i shpallën pronë të tyre. Kryengritja përfshiu edhe krahinat e Mallakastrës, Vlorës e Tepelenës. Numri i kryengritësve arriti në 7000 vetë. Me kryepleqtë e krahinave kryengritëse u organizua një kuvend në fshatin Portëzë të Fierit ku u formua një Besëlidhje e re. Ajo do të kishte një ushtri të përhershme me rrogë. Shpenzimet për mbajtjen e ushtrisë do të përballoheshin prej të ardhurave të çifligjeve shtetërore. Krahinat e besëlidhura do të administroheshin prej kryepleqve vendas dhe vetëm këta do të kishin të bënin, në emër të Besëlidhjes, me pushtetin qendror për të dorëzuar detyrimet ndaj shtetit.

Mirëpo kryengritja e Myzeqesë nuk pati sukses për shkak të veprimtarisë përçarëse të qeveritarëve osmanë dhe sidomos të bejlerëve dhe të agallarëve, të cilët kur Porta e Lartë u premtoi se nuk do t'i prekte interesat e tyre, lidhën me të një marrëveshje bindjeje dhe nënshtrimi.

Me shtypjen e kryengritjeve popullore në Shqipërinë e Jugut qeveritari i Shkodrës Hafëz pasha e gjykoi çastin e përshtatshëm për të shkelur premtimet dhe për të rifilluar zbatimin e reformave. Ai bëri një spastrim të mëtejshëm të aparatit administrativ dhe ushtarak duke larguar vendësit e padëshiruar, ngriti taksat doganore nga 2 deri në 5 për qind, caktoi taksa të reja «të jashtëzakonshme» dhe u orvat të zbatonte reformën ushtarake. Për t'i çuar deri në fund këto masa qeveria osmane i dërgoi në ndihmë një ushtri prej 10000 vetash.

Popullsia e Shkodrës nuk pranoi të zbatonte urdhrat e Hafëz pashës dhe kundërshtoi të gjitha orvatjet e tij për të zbatuar reformat. Filloi kështu një kryengritje e re e madhe me qendër Shkodrën.

Më 18 maj qeveritari turk pushtoi tregun, kurse regjimentet e ushtrisë së rregullt zunë kodrat rreth qytetit. Po atë ditë ai urdhëroi të arrestohej udhëheqësi i esnafëve Hamza Kazazi. Mirëpo krisma e pushkës së tij ngriti në këmbë gjithë qytetin. Luftimet atë ditë zgjatën 6 orë dhe përfunduan me tërheqjen e forcave qeveritare, pasi lanë shumë të vrarë e të plagosur.

Qëndresën e qytetit e udhëhiqte Këshilli i Ri i Përkohshëm ku bënin pjesë përfaqësues të borgjezisë tregtare (Haxhi Abdurrahmani e Kasem Hoxha) të zejtarëve (Hamza Kazazi e Dasho Shkreli) të çifligarëve (Hysen Bej Bushati, Ali Bej Bajrami dhe Jusuf Beu) dhe një përfaqësues i klerit të ulët (Haxhi Idrizi). Hamza Kazazi u ngarkua me drejtimin e veprimeve ushtarake.

Luftimet në Shkodër vazhduan disa ditë. Përpara vendosmërisë së kryengritësve, Hafëz pasha u detyrua të fillonte bisedimet me ta. Përfaqësuesit e kryengritësve kërkuan largimin e tij, dorëzimin e kalasë së Shkodrës një shqiptari dhe heqjen e të gjitha taksave të vendosura në kuadrin e reformave centralizuese.

Kur qeveria osmane e hodhi poshtë këtë kërkesë, më 24 maj mbi 10 000 kryengritës sulmuan ushtarët osmanë. Me qytetarët shkodranë luftuan vullnetarë nga Postriba, Gjakova e Peja. Luftimet vazhduan me ndërprerje disa javë.

Ndërkohë me kryengritësit u bashkuan Malësia e Mbishkodrës, Ulqini dhe Mirdita. Fitoret e arritura nga kryengritësit e vështirësuan shumë pozitën e qeveritarit osman. Hafëz pasha kërkoi ndihmën e forcave ushtarake të Vladikës (peshkopit sundimtar) të Malit të Zi duke i premtuar atij se do t'i lëshonte toka në veriperëndim të liqenit të Shkodrës. Megjithëse u arrit marrëveshja, Vladika i Malit të Zi nuk pati guximin ta vinte atë në jetë. Porta e Lartë ngarkoi atëherë valiun e Rumelisë të grumbullonte forca për të shtypur kryengritjen.

Forcat e valiut u thyen që në ndeshjen e parë që u zhvillua më 14 korrik 1835. Pas kësaj fitoreje kryengritja u shtri në gjithë Shqipërinë Veriore. Fitoret e reja të forcave popullore shqiptare e detyruan Portën e Lartë të bllokonte brigjet e Shqipërisë dhe të niste një ushtri të rregullt prej 30 000 ushtarësh të pajisur me artileri nën komandën e sekretarit të sulltanit, Vasaf efendiut, dhe të valiut të Rumelisë.

Në pritje të këtyre forcave valiu i Rumelisë hyri në bisedime të gjata me kryengritësit për të mënjanuar ndeshjet e armatosura. Nismën për bisedime e përkrahu edhe komandanti i kështjellës, së cilës po i mbaroheshin rezervat ushqimore. Njëkohësisht kryengritësve iu dorëzua edhe një dokument i rremë me anën e të cilit sulltani gjoja urdhëronte pranimin e kërkesave të tyre.

Një pjesë e kryengritësve filloi të largohej nga fronti. Pjesa tjetër e udhëhequr nga Haxhi Idrizi e kuptoi kurthin dhe e vazhdoi luftën.

Në ndeshjen me ushtarët e shumtë osmanë më 1 shtator në afërsi të Lezhës forcat popullore u detyruan të tërhiqeshin drejt Shkodrës. Nga kjo gjendje e vështirë ata nuk mundën t'i nxirrnin as forcat popullore dibrane e matjane që u përpoqën të godisnin prapa krahëve ushtritë osmane. Këto, të nisura nga Lezha e Ulqini mbërritën në Shkodër më 18 shtator 1835. Pjesa më e vendosur e kryengritësve u largua drejt zonave malore.



Për të mos e acaruar më tej gjendjen, Porta u detyrua të pranonte disa kërkesa të kryengritësve; largoi Hafëz pashën nga posti i qeveritarit të Shkodrës dhe zëvendësoi shërbimin ushtarak me një taksë në të holla.

Edhe pse kryengritjet e viteve 1834-1835 përfshinë një pjesë të mirë të trevave të Shqipërisë ato nuk arritën të shndërroheshin në një kryengritje të përgjithshme me një udhëheqje të vetme e me veprime të bashkërenduara. Arsyet duhen kërkuar jo vetëm në epërsinë ushtarake turke, por edhe në papjekurinë politike të kryengritësve dhe sidomos në lëkundjet e tradhtinë e krerëve feudalë e të bajraktarëve që braktisnin menjëherë frontin, kur Porta premtonte të kënaqte interesat e tyre partikulariste.

**Kryengritjet popullore të Shqipërisë së Jugut në vitet 1836-1839.**

Shtypja e kryengritjeve të viteve 1834-1835 nuk e qetësoi aspak gjendjen në vend. Porta e Lartë ishte e vendosur të zbatonte reformat dhe priste rastin e volitshëm për të shkelur premtimet e dhëna. Por edhe masat popullore të Shqipërisë ishin të vendosura të mos pranonin barrën e rëndë që sillte me vete zbatimi i këtyre reformave. Taktika e qeverisë osmane për të mos vepruar njëherësh në të gjitha krahinat duke iu shmangur kështu një kundërshtimi të përgjithshëm dhe nga ana tjetër lëkundjet e bashkëpunimi i krerëve feudalë me sundimtarët e huaj bënë që kryengritjet popullore, të cilat nuk rreshtën, të kishin tani një karakter të kufizuar lokal, e si pasojë të shtypeshin më lehtë nga ushtria osmane.

Në verën e vitit 1836 shpërtheu kryengritja në sanxhakun e Vlorës e udhëhequr përsëri nga Tafil Buzi, por ajo nuk zgjati shumë e u shpërnda për të rifilluar një vit më vonë me një shtrirje më të gjerë, sidomos në fushën e Myzeqesë kundër orvatjeve të Emin Pashës për të regjistruar nizamë dhe për të çarmatosur popullsinë. Në ditët e para të qershorit 1837 kryengritësit e udhëhequr nga Alush bej Frakulla u ndeshën me forcat osmane përpara qytetit të Beratit dhe i thyen ato. I shoqëruar nga një ushtri e rregullt prej 5000 ushtarësh Emin Pasha mbërriti në Berat dhe iu drejtua Myzeqesë. Në një përleshje të pabarabartë të zhvilluar në Frakull kryengritësit nuk i përballuan dot trupat osmane. Alush bej Frakulla me 150 vetë ranë rob dhe u dërguan në Stamboll ku u dënuan me punë të detyruar. Megjithëse kryen-

gritja u shtyp, Emin Pasha nuk guxoi për një kohë të zbatonte reformën ushtarake.

Në ditët e para të muajit gusht të vitit 1839 filloi një kryengritje e re në qytetin e Beratit. Qindra vetë sulmuan selinë e qeveritarit të qytetit, i cili mundi të shpëtonte duke u mbyllur në kala. Kryengritja përfshiu të gjitha krahinat e sanxhakut të Vlorës. Në një mbledhje që u bë në qytetin e Beratit përfaqësuesit e kryengritësve, në emër të gjithë Shqipërisë së Jugut i paraqitën sulltanit të ri, Abdyl Mexhitit, kërkesën për vendosjen e administratës civile dhe ushtarake shqiptare në të gjitha hallkat duke propozuar si qeveritar të përgjithshëm nipin e Ali pashë Tepelenës, Ismail Pashën.

Kur kryengritësit në shtator të vitit 1839 shtinë në dorë kështjellën e Beratit, Porta e Lartë u detyrua të shpallte përsëri se hiqte dorë nga zbatimi i reformave.

**Kryengritjet e Kosovës, Dibrës dhe Pollogut në vitet 1837-1845**

Një varg kryengritjesh antiosmane të drejtuara kundër administratës së re dhe politikës së saj të shtypjes e të shfrytëzimit përfshiu në gjysmën e dytë të viteve 30 dhe në fillim të viteve 40 qytetet dhe krahinat e Kosovës dhe Dibrën.

Në verën e vitit 1837 kryengritja që filloi në Gjakovë u përhap shumë shpejt në gjithë nahijen si edhe në krahinat e Hasit deri në bregun e djathtë të Drinit. Kryengritësit shpartalluan forcat qeveritare, shtinë në dorë qytetin dhe pasi mënjanuan krerët e esnafeve, të cilët kërkonin të siguronin vetëm pozitën e tyre të privilegjuar që gëzonin para reformave, shpallën vetëqeverisjen e krahinave të tyre. Kjo ishte një fitore e rëndësishme, por e arritur në një zonë relativisht të kufizuar. Forca të shumta osmane të përkrahura nga krerë tradhtarë vendas e shtypën lëvizjen brenda një kohe të shkurtër.

Ndryshe u zhvilluan ngjarjet në krahinën e Dibrës e të Prizrenit. Në Dibër kryengritja filloi në vjeshtën e vitit 1838. 8 mijë kryengritës rrethuan qytetin. Kuvendi i mbledhur në fshatin Krifcë ia paraqiti të dërguarve të valiut të Rumelisë kërkesat për zëvendësimin e myteselimit të huaj me një shqiptar dhe garancinë për të mos dënuar asnjë pjesëmarrës në kryengritje. Vendosmëria e kryengritësve e detyroi Portën e Lartë të pranonte kërkesat e tyre. Kështu në krahinën e Dibrës u ruajt tradita e qeverisjes prej nëpunësve vendas.

Nga mesi i shtatorit të vitit 1839 banorët e Prizrenit rrëmbyen armët dhe e detyruan qeveritarin osman Ismet Pashën të largohej nga qyteti. Një delegacion i popullsisë kryengritëse i kërkoi Portës të Lartë që të hiqeshin taksat e reja, t'u jepej fund grabitjeve dhe t'i njihej sanxhakut një qeverisje autonome dhe shkëputja nga vartësia e drejtpërdrejtë ushtarake e myshirit të Rumelisë. Qeveria e Stambollit pranoi një pjesë të këtyre kërkesave. Në sanxhakun e Prizrenit u ndërpre zbatimi i reformave centralizuese.

Ndonëse dekreti i gjylhanesë u shpall në Stamboll më 1839, qeveria osmane nuk guxoi ta shpallte atë menjëherë në Shqipëri, për t'iu shmangur acarimit të mëtejshëm të gjendjes. Ajo priti disa vjet dhe vetëm më 1843, pasi kishte marrë masat paraprake, e shpalli zyrtarisht Tanzimatin në Kosovë duke bërë hapa të mëtejshëm për zbatimin tërësor të reformave. Kjo shkaktoi një valë të re kryengritjesh që morën përpjesëtime të gjera ndërkrahinore duke pasur si vatra kryesore gjithmonë qytetet.

Në verën e vitit 1843 ngritën krye banorët e Prizrenit të cilët i dëbuan nëpunësit e rinj turq. Atë e pasuan kryengritjet në Prishtinë e në Gjakovë. Ushtria osmane e përforcuar kundërveproi menjëherë dhe nuk e pati vështirë t'i shtypte këto lëvizje që mbetën të kufizuara e me karakter lokal.

Veprimet e ushtrisë që u shoqëruan me teror e grabitje e rritën pakënaqësinë e masave popullore, të cilat pritnin rastin e volitshëm për të ngritur përsëri krye. Agjitatorë të ndryshëm qarkullonin nëpër krahina për të organizuar kryengritjen e re duke i bërë thirrje popullit të përgatitej për luftë. Të tjerë ishin dërguar në krahinat fqinje për të siguruar mbështetjen e tyre duke u vënë në dukje se «janë vëllezër».

Për t'i dalë përpara rrezikut të shpërthimit të ri të urrejtjes popullore, në fillim të vitit 1844 autoritetet osmane morën masa të ngutshme. Ata përqendruan forca të mëdha ushtarake në pika të ndryshme e sidomos në Manastir ku gjendja ishte më e nderë.

Në fund të marsit 1844 shpërtheu kryengritja e re. Ajo e gjeti truallin e përgatitur dhe mori qysh në fillim përpjesëtime shumë të gjera. Kryengritja u shtri në Rrafshin e Dukagjinit, në rrethin e Prishtinës si edhe më tej në rrethet e Shkupit, Kumanovës dhe në krahinën e Pollogut (Tetovë e Gostivar). Pasi çliruan një varg qytetesh kryengritësit iu drejtuan pastaj Manastirit. Forcat e kryengritësve u rritën me shpejtësi dhe arritën në rreth 10 mijë vetë. Në ballë të tyre u vu Dervish Cara, një nga udhëheqësit e vegjël ushtarakë të Shkupit.

Duke luftuar kundër administratës së re grabitqare osmane, kryengritësit, ashtu si ata të krahinave të tjera, kërkonin të qeveriseshin nga bashkatdhetarët e tyre dhe të çliroheshin nga shtypja e shfrytëzimi i egër. Sipas disa burimeve ata i kërkuan Portës së Lartë njohjen për trevat shqiptare të po atyre të drejtave që gëzonte Serbia, d.m.th. autonominë.

Fitoret e rëndësishme të kryengritjes së Kosovës të arritura në një varg betejash me armiqtë ngjallën gëzim e shpresë në krahinat e tjera të vendit, prandaj Qeveria Osmane mori masa për të penguar në radhë të parë përhapjen e mëtejshme të lëvizjes e shndërrimin e saj në një kryengritje të përgjithshme.Ajo u orvat t'i bindte kryengritësit të dorëzonin armët, por pa sukses. Atëherë ajo solli forca të reja të mëdha të cilat arritën t'i thyenin kryengritësit pranë fshatit Kapllan duke e ndaluar marshimin e tyre drejt Manastirit. Gjatë muajit maj ushtritë osmane e vazhduan sulmin dhe zhvilluan luftime të ashpra me kryengritësit në rrethet e Shkupit e të Tetovës dhe pasi e thyen qëndresën e tyre iu drejtuan vatrave të tjera të kryengritjes në Kosovë, të cilat gjithashtu i mposhtën.

Shtypja e kryengritjes u shoqërua me plaçkitje e djegie fshatrash dhe me arrestimin e një numri të madh luftëtarësh; një pjesë e mirë u dërguan në Stamboll ku u hap kundër tyre një proces i madh gjyqësor.

Autoritetet osmane e shfrytëzuan fitoren e korrur në Kosovë për të nënshtruar me forcë edhe Dibrën, e cila i kishte kundërshtuar masat e reja qeveritare. Malësorët e Dibrës, të mbledhur në Kuvend kishin dhënë besën për mbrojtjen e lirive që kishin gëzuar deri atëherë. Edhe ata, si kosovarët, iu drejtuan vëllezërve të tyre në jug, midis të cilëve Porta po mblidhte reparte të çrregullta për t'i nisur kundër Dibrës, që të mos merrnin pjesë në këtë ekspeditë. Malësorët dibranë të udhëhequr nga Cen Leka me të cilët u bashkuan edhe matjanët gjatë muajit nëntor 1844 u zunë rrugën ushtrive turke të komanduara nga Hajredin Pasha duke u rreshtuar gjatë lumit Drin. Në përleshjen që u zhvillua në fshatin Gjoricë, luftëtarët dibranë u bënë ballë me heroizëm sulmeve të ushtrisë. Duke pasur epërsi numerike e teknike, ushtria osmane, pas luftimesh të përgjakshme i detyroi më në fund kryengritësit të tërhiqeshin nga pozitat e tyre. Ata lanë në fushën e betejës qindra të vrarë e të plagosur. Dhjetëra fshatra u dogjën nga ushtria turke. Duke vënë në dukje heroizmin e dibranëve në luftime, përfaqësuesi francez në Janinë shkruante më 14 dhjetor 1844 «është luftuar pëllëmbë



për pëllëmbë dhe me një vendosmëri të atillë sa që edhe gratë e fëmijët qenë rreshtuar me luftëtarët».

Për t'i shpëtuar terrorit të egër të ekspeditës osmane një pjesë e madhe e popullsisë u detyrua të braktiste shtëpitë e të fshihej në male.

Lufta dhe heroizmi i dibranëve pati jehonë të gjerë në trevat e tjera shqiptare. Shembullin e tyre e ndoqën në pranverë të vitit 1845 gjakovarët. Rreth 8 mijë malësorë të udhëhequr nga Binak Alia e Sokol Arama rrëmbyen armët për të kundërshtuar operacionin e çarmatimit që ndërmorën trupat osmane dhe çliruan Gjakovën, por përpara epërsisë së forcave armike kryengritësit edhe kësaj radhe u detyruan më në fund të shpërndaheshin.

Me gjithë fitoret e arritura nga ushtria osmane, qeveritarët e Stambollit edhe pse e shpallën Tanzimatin u detyruan ta ndërprisnin edhe për disa vjet zbatimin e sistemit të ri në zonat e kryengritjeve.

**Kryengritja e vitit 1847 në Shqipërinë jugore**

Në Shqipërinë e Jugut, Porta e Lartë e shpalli me bujë Tanzimatin më 1845, në një ceremoni të organizuar në Janinë. Por kishte vite që vendi po i ndiente pasojat shkatërrimtare të ekspeditave ushtarake dhe të nëpunësve grabitqarë osmanë. Në sanxhakun e Beratit, të formuar rishtazi, që përfshinte dhe krahinat e Vlorës, Mallakastrës, Skraparit e Përmetit me detyrën e mytesarifit u ngarkua Hysen Pashë Vrioni, çifligari më i madh i atyre trevave. Forca të rëndësishme ushtarake, një pjesë e të cilave udhëhiqeshin nga pashai vrionas, filluan të përshkonin vendin duke çarmatosur popullsinë dhe duke nxjerrë me forcë taksa e nizamë. Një vjershëtar i kohës, Demir aga Vlonjati, tregon se sapo afroheshin ekspeditat turke të gjithë njerëzit iknin nga shtëpitë «sikur të kishte rënë murtaja». Zbatimi me dhunë e vrazhdësi i reformave, ndonëse së pari u bë vetëm në disa krahina, e kishte shtuar së tepërmi urrejtjen e masave popullore ndaj sundimtarëve osmanë dhe kishte përgatitur truallin për një kryengritje të re.

Duke e ndierë këtë rrezik qeveritarët osmanë i ftuan krerët e Toskërisë në Manastir për t'i bindur që të hiqnin dorë nga qëndresa e të pranonin Tanzimatin. Të njëjtën gjë bënë në Janinë me rreth 800 agallarë e koxhabashë të fshatrave si edhe me përfaqësues të parisë së qyteteve e të institucio-

neve fetare. Zyrtarisht atyre iu dha përgjigje pozitive, por në të vërtetë, siç doli më vonë, shumica kishte vendosur ta kundërshtonte me të gjitha mjetet sistemin e ri.

Për organizimin më të mirë të qëndresës krerët e Shqipërisë së Jugut u mblodhën në një kuvend në Mesaplik të Vlorës në qershor 1847. Shumicën dërrmuese në kuvend e përbënin përfaqësuesit e fshatarësisë. Kuvendi u shpreh kundër Tanzimatit dhe vendosi të mos jepeshin ushtarë, të mos paguheshin taksa të reja dhe të mos pranohej administrata e re osmane. Ai mori edhe vendime të tjera me një rëndësi të madhe politike. Kuvendi e shpalli popullin shqiptar, myslimanë e të krishterë, një dhe të pandarë, bëri thirrje, që të gjithë, pa përjashtim, të hidheshin në luftë kundër sundimtarëve osmanë dhe kërkoi që t'u sigurohej jeta, nderi, pasuria, të gjithë shqiptarëve pavarësisht nga feja. Kuvendi porositi që forcat e armatosura shqiptare, të cilat do të mblidheshin në krahina të ndryshme, të mos i shkaktonin as dëmin më të vogël popullsisë dhe ushqimi i luftëtarëve të sigurohej nga taksat e vjetra që jepte vendi. Mbi këto baza u formua besëlidhja e përfaqësuesve të Shqipërisë së Jugut ose siç u quajt «Lidhja Kombëtare Shqiptare». Lidhja formoi një komitet për drejtimin e veprimtarisë politike dhe ushtarake në krye të të cilit u zgjodh Zenel agë Gjoleka nga Kurveleshi, i dëgjuar për trimërinë dhe përvojën luftarake që kishte fituar në kryengritjet e viteve 30.

Kur në fillim të korrikut xhelepçinjtë erdhën në Kurvelesh për të mbledhur taksat e bagëtive, ata u pritën me armë nga popullsia. Z. Gjoleka me 500 luftëtarë u drejtuan kundër Delvinës, qendër e administratës osmane, të cilën e çliruan. Kryengritja përfshiu gjithë Labërinë dhe brenda pak kohësh u përhap edhe në trevën e Çamërisë, Përmetit dhe sidomos të Mallakastrës, ku fshatarët kryengritës zgjodhën si udhëheqës të tyre Rrapo Hekalin. Në të njëjtën kohë shpërthyen kryengritje në trevat veriore, në rrethet e Elbasanit, Tiranës, Matit, Dibrës, Plavës e Gucisë.

Çifligarët vrionas mobilizuan të gjitha forcat e tyre dhe të përkrahur nga reparte ushtarake turke sulmuan Mallakastrën. Një betejë e ashpër që zgjati tri ditë u zhvillua në fshatin Greshicë. Kryengritësit, të cilëve u erdhën në ndihmë fshatarë nga Myzeqeja dhe krahina e Vlorës i shpartalluan forcat armike dhe kapën të gjallë Isuf bej Vrionin dhe të vëllanë që kryesonin ekspeditën, të cilët i ekzekutuan në Qafën e Sinjës.

Pas kësaj fitoreje kryengritësit, rreth 1000 veta, iu drejtuan Beratit dhe e rrethuan. Pas disa ditë luftimesh qyteti ra në duart e tyre. Kryengritësit u përpoqën të merrnin edhe





Luftëtarë shqiptarë të shek. XIX (gravurë)

kështjellën ku ishin strehuar feudalë vrionas dhe forcat turke, por u detyruan të tërhiqeshin nga zjarri i fortë i artilerisë. Për të mbajtur kalanë të rrethuar, në Berat u grumbulluan forca të reja të ardhura nga krahinat përreth deri nga Dangëllia e Përmeti. Ndërkohë, forcat e shtuara të kryengritësve, të udhëhequra nga Zenel Gjoleka po korrnin suksese të reja. Pasi shpartalluan një ushtri turke që vinte nga Janina ata sulmuan Gjirokastrën dhe e rrethuan garnizonin në kala.

E shqetësuar nga këto humbje dhe nga përhapja e gjerë e kryengritjes, Qeveria e Stambollit, e cila në fillim mendonte t'i bënte ballë kryengritjes me forcat që kishte në vend, mobilizoi tani trupa të reja, të cilat u përqendruan sidomos në Manastir dhe në Janinë për të asgjësuar vatrat më të rrezikshme të kryengritjes në jug. Për t'i ardhur në ndihmë garnizonit të rrethuar në Gjirokastër, u dërgua nga Thesalia një ushtri prej 3000 vetësh nën komandën e një feudali shqiptar, Shahin bej Kosturit. Por, që në përpjekjet e para me kryengritësit në jug të Gjirokastrës, forcat turke u thyen.

Fitoret e kryengritësve bënë bujë në Shqipëri dhe jashtë. Jehona e saj u ndie edhe në Kosovë, ku filluan të dukeshin

shenjat e një lëvizjeje të re. Nëpunësit turq braktisnin në panik postet e tyre, sapo dëgjonin për afrimin e kryengritësve. Udhëtari anglez E. Spenser që udhëtonte në këtë kohë nëpër Shqipëri, shkruante se «Heroi i ditës kudo është Gjoleka».

Për të siguruar suksesin e plotë të kryengritjes Komiteti i Lidhjes u përpoq të gjente edhe një aleat të jashtëm. Për këtë qëllim ai iu drejtua Greqisë e cila në këtë kohë i kishte acaruar marrëdhëniet me Stambollin. Qeveria greke tregoi një interesim të veçantë për kryengritjen shqiptare jo vetëm sepse përpiqej t'i shkaktonte vështirësi Turqisë duke nxitur shqiptarët të vazhdonin luftën dhe duke u premtuar ndihma materiale e financiare, por edhe sepse synonte ta vinte kryengritjen shqiptare në shërbim të saj për të realizuar synimet territoriale mbi Shqipërinë e Jugut, që ishin shpallur zyrtarisht qysh më 1844, me të ashtuquajturën «Megali Idea» (Idea e madhe). Këto qëllime ishin shkaku që bisedimet midis Zenel Gjolekës dhe kryeministrit grek J. Koletis nuk dhanë rezultat.

Bisedimet shqiptaro-greke dhe rreziku që mund t'i vinte nga një aleancë e mundshme ushtarake midis kryengritësve dhe Greqisë e shtynë Portën e Lartë të vepronte më me vendosmëri për ta shtruar sa më parë Toskërinë. Sulltani i shpalli «fermanllinj» Zenel Gjolekën dhe pasuesit e tij. Një ushtri prej 15 mijë vetësh u nis nga Manastiri në drejtim të Beratit. Pas ndeshjesh paraprake gjatë rrugës Elbasan-Berat me forcat e Rrapo Hekalit, trupat osmane iu afruan Beratit. Garnizoni i rrethuar doli atëherë nga kalaja dhe sulmoi kryengritësit në qytet. Duke u ndodhur midis dy zjarresh dhe përballë fuqive shumë më të mëdha, kryengritësit u tërhoqën nga qyteti në rrethet e tij dhe vazhduan luftën të ndarë në çeta më të vogla e me sulme të befasishme. Ndërkohë, Z. Gjoleka me shokët e tij, Hodo Nivica dhe Halim Çapari, me 1500 veta mbanin të rrethuara trupat armike në Gjirokastër. Prej këtej, një pjesë e forcave kryengritëse iu drejtuan Janinës. Më 28 gusht 1847, në fshatin Dholani, në verilindje të Janinës ato sulmuan natën në befasi repartet turke prej afër 5000 vetash që po shkonin në ndihmë të garnizonit të Gjirokastrës dhe i shpartalluan ato. Pas këtij suksesi të shkëlqyer, për forcat shqiptare ishte e hapur rruga për në Janinë, qendrën e ejaletit të mbetur pa mbrojtje. Por Z. Gjoleka u detyrua të kthehej në Labëri ku po drejtoheshin trupat osmane që kishin thyer e shpërndarë kryengritësit në rrethin e Beratit. Ushtria turke la mënjanë grykën e Kuçit, ku kryengritësit kishin zënë pritat dhe hyri në Labëri nga ana e Mesaplikut duke djegur fshatrat Bolenë, Kuç, Kallarat etj. për hakmarrje dhe për të terrorizuar popullsinë. Nga ana tjetër, reparte të reja armike zbarkuan në Himarë, për t'u rënë kryengritësve prapa krahëve. Në këto kushte të vështira Z. Gjoleka u detyrua t'i shpërndante fuqitë e veta. Një pjesë e kryengritësve u ndesh me forcat turke në fshatin Palavli, në fushë të Delvinës. Me gjithë trimërinë që treguan, kryengritësit u thyen me humbje nga zjarri i dendur i ushtrisë osmane.

Me shtypjen e kryengritjes në Shqipërinë e Jugut, trupat turke përdorën në masë terrorin mbi popullsinë duke e vazhduar ekspeditën ndëshkuese edhe gjatë dimrit 1847-1848. Ato mundën të shtinin në dorë udhëheqësit kryesorë të kryengritjes si Rrapo Hekalin me të vëllanë Hamitin, Tahir Çaparin dhe mbi 1000 luftëtarë të tjerë të cilët i burgosën dhe i internuan. Rrapo dhe Hamit Hekali vdiqën në burg, ndërsa Z. Gjoleka me një grup besnikësh u tërhoq në Greqi ku gjeti strehim. Ushtria turke arriti të shuante njërën pas tjetrës edhe vatrat e qëndresës në trevat e tjera të vendit.

Qeveria osmane ndërmori atëherë zbatimin e sistemit të ri tanzimatist në Shqipërinë e Jugut.

Kryengritja e 1848-ës shënon një etapë më të lartë të lëvizjeve çlirimtare kundër Tanzimatit si për nga përmbajtja, ashtu edhe për nga shtrirja e organizimi i saj. Ajo dallohet në radhë të parë, për rolin aktiv të masave fshatare në drejtimin e saj. Kjo kryengritje luajti një rol të rëndësishëm për bashkimin e shqiptarëve si një tërësi me interesa të përbashkëta, pavarësisht nga feja dhe krahina, ashtu siç ishte vendosur në kuvendin e Mesaplikut. Ideja e bashkimit u shpreh edhe në këngët popullore që iu kushtuan kryengritjes. Në një nga këto këngë, poeti popullor i drejtohet Z. Gjolekës me fjalët *«sos lëfton për vete, por për gjithë vilajete»* dhe ve në dukje se udhëheqësi trim nuk lufton *«as për mua, as për ti, po për gjithë Shqipëri»*. Duke folur për këtë kryengritje, Sami Frashëri vinte në dukje se ajo kërkoi bashkimin e gjithë trojeve shqiptare në një Shqipëri autonome.

Në folklor gjejmë mjaft të dhëna edhe për karakterin shoqëror të kësaj kryengritjeje të drejtuar, ashtu si edhe të tjerat, kundër grabitjes e shfrytëzimit nga shteti osman dhe feudalët e mëdhenj vendas. *«Nizam e xhelepe s'ka — është vendi fukara»*, thuhet në një këngë. Dhe në një memorandum të hartuar nga krerët e lëvizjes më 15 gusht, 1847, kryengritësit vinin në dukje se nuk kishte kush të përkujdesej për «fakir fukaranë».

Dukuritë e reja politike e shoqërore të kryengritjeve antiosmane të viteve 30-40 e në mënyrë të veçantë kërkesat e tyre për trajtimin e veçantë të Shqipërisë dhe administrimin e saj nga njerëzit e vendit krijuan truallin dhe u bënë nxitje për lindjen dhe zhvillimin e ideologjisë së re kombëtare. Shprehësit e parë të shquar të ideve të reja u bënë Naum Veqilharxhi dhe Jeronim de Rada.

**Naum Veqilharxhi dhe veprimtaria e tij në vitet 40**

Naum Veqilharxhi (1797-1854) lindi në Vithkuq (rrethi i Korçës), që ishte një qytezë me zeje e tregti të zhvilluar e me një popullsi arsimdashëse. Që në moshë të re, para vitit 1806, ai shkoi në Vllahi ku kishte një koloni të rëndësishme shqiptarësh. Më 1821 Naumi, bashkë me shqiptarë të tjerë, mori pjesë në kryengritjen e madhe popullore që shpërtheu kundër sundimit osman nën udhëheqjen e Tudor Vladimireskut.

Lufta kundër sundimit osman në dhe të huaj ia shtoi dashurinë për vendlindjen. Duke punuar si avokat në Brailë të Rumanisë ai u njoh me idetë revolucionare dhe u formua si demokrat e iluminist. Këtu ai iu kushtua me mish e me shpirt çështjes së çlirimit kombëtar të atdheut të vet — Shqipërisë.

Naumi, i cili në dokumentet e tij personale në mërgim e cilësonte veten me kombësi shqiptare, kishte besim të patundur në popullin e vet, në aftësitë e tij për t'u ndriçuar e për t'u çliruar dhe në të ardhmen e tij më të mirë. Ky besim buronte jo vetëm nga patriotizmi i flaktë i tij dhe nga përvoja e njohuritë filozofike e historike që kishte fituar, por edhe nga realiteti i Shqipërisë ku kryengritjet çlirimtare kundër sundimit osman pasonin njëra-tjetrën nga jugu në veri.

Si iluminist Naumi arriti në përfundimin se populli shqiptar të zhytur në padije i duhej patjetër arsimimi në gjuhën amtare si mjet për ngritjen e ndërgjegjes dhe përparimin material e shpirtëror të tij, se pa çlirim kulturor nuk mund të kishte çlirim politik. «Ka ardhur koha, shkruante ai më 1846, që t'i flakim të gjitha paragjykimet e vjetëruara, ka ardhur koha që të mendohemi më me pjekuri dhe më me guxim të këmbejmë udhë, duke marrë këtej e tutje si shembull kombet e përparuara mbi tokë . . . Dhe duke synuar këtu, le të ecim pa u lëkundur, me guxim, me durim dhe me këmbëngulje».




Naum Panajot Veqilharxhi

Nevoja për masa të efektshme dhe konkrete në fushën e arsimit në gjuhën shqipe ishte bërë veçanërisht e theksuar në vitet 40, me shtimin e numrit të shkollave të huaja që filluan të hapeshin në Shqipëri.

Naum Veqilharxhi u bë shprehës i atyre rretheve patriotike shqiptare brenda e jashtë vendit që e kuptuan rrezikun e madh që paraqisnin shkollat e huaja për bashkimin e popullit dhe çlirimin e tij kombëtar dhe e ndienë nevojën e ngutshme për të përhapur arsimin në gjuhë amtare. Prandaj ai kërkonte një shkollë të re — shqipe nga gjuha, racionaliste nga përmbajtja dhe masive nga shtrirja. Në kushtet e Shqipërisë së prapambetur rruga drejt këtij arsimi do të fillonte nga abetarja dhe për ta hartuar atë duhej përgatitur alfabeti shqip. Alfabetet latine, greke ose arabe që ishin përdorur deri atëherë në shkrimin e shqipes, pa ndonjë përshtatje të veçantë, jo vetëm nuk jepnin plotësisht të gjithë tingujt e saj, por kishin marrë edhe ngjyrë fetare dhe ishin bërë përçues ndikimesh politike armiqësore. Naum Veqilharxhi mendonte se shqiptarët si komb i veçantë me gjuhë të veçantë duhej të kishin edhe alfabetin e tyre.

Me alfabetin e ri që sajoi qysh në vitet 20 duke huajtur edhe elemente nga alfabete të tjera ai kishte hartuar disa tekste; për këto, siç duket, për vështirësi teknike e mungesë mjetesh mbeten për dy dhjetëvjeçarë të pabotuara. Më 1844 ai botoi në Rumani *«Evetorin»* e tij — një abetare e vogël, e poligrafuar, e cila është abetarja e parë e gjuhës shqipe.

Abetarja u shpërnda në krahinat jugore të Shqipërisë, në Korçë, Përmet, Berat, Gjirokastër etj. Megjithëse alfabe-

ti ishte i vështirë për t'u përvetësuar, abetarja ngjalli entuziazmin e bashkatdhetarëve. Në një letër që i drejtohej autorit nga Korça më 22 prill 1845 e njoftonin se abetaret i kishin marrë «. . . me gëzim të madh dhe me kënaqësi». Letra i bënte të ditur se paria e Korçës kishte vendosur të fillonte një fushatë për të ndihmuar Naum Veqilharxhin të blinte një shtypshkronjë dhe të hapte shkolla shqipe «Mjaft për kaq kohë nën zgjedhën e paditurisë, shkruanin patriotët korçarë, . . . Të shpresojmë se brenda një kohe të shkurtër, arsimi do të shtrihet në mbarë atdheun tonë dhe në mbarë kombin tonë . . . Na dërgoni sa më shumë evetore sepse bashkatdhetarët po kërkojnë pareshtur të gjejnë akoma nga kjo abetare».

Kjo pritje e ngrohtë e këto fjalë tregonin se nisma e N. Veqilharxhit shprehte aspiratat e një publiku të gjerë brenda vendit që ndiente nevojën për t'u arsimuar në gjuhën amtare si kusht i rëndësishëm për të çarë errësirën mesjetare dhe për t'i hapur atdheut rrugën e përparimit.


«Evëtari» i Naum Veqilharxhit( kopertina e botimit të dytë 1845)

Për t'iu përgjigjur kërkesës së patriotëve korçarë më 1845 Naum Veqilharxhi botoi një abetare të dytë me titull *«Fare i ri evetor shqip»* shumë më të plotë se e para dhe me një parathënie të gjerë. Me këtë abetare Naumi bënte një përpjekje serioze për ta vënë mësimin mbi baza shkencore; ai e pasuroi gjuhën shqipe me një varg fjalësh e termash të kulturës e të shkencës.

Abetaret e N. Veqilharxhit luajtën një rol të rëndësishëm në hedhjen e hapave të parë të arsimit në gjuhën shqipe.

Pas botimit të abetares së dytë N. Veqilharxhi me sa duket u përpoq të krijonte një shoqëri kulturore shqiptare, e cila do të merrej me botimin në Rumani të librave në gjuhën amtare dhe me dërgimin e tyre në Shqipëri.



N. Veqilharxhi ishte një mendimtar i shquar iluminist dhe hyri në histori edhe si ideologu i parë i Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Idetë e tij ai i shprehu në *Qarkoren* e hartuar në gjuhën greke që u drejtoi nga Rumania, rreth mesit të viteve 40, bashkatdhetarëve të vet ortodoksë në Shqipëri, në letrën e gjatë polemizuese dërguar nipit të vet, që i quante përpjekjet e të ungjit për çështjen shqiptare «himera» dhe në parathënien e abetares së vitit 1845. Këto janë dokumentet e para ideologjike e programatike të njohura deri më sot të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, të hartuara nga një përfaqësues i intelektualëve patriotë e demokratë shqiptarë.

Naum Veqilharxhi nisej nga koncepti dialektik se si në natyrë, ashtu edhe në shoqëri vepron ligji i zhvillimit, se në bazë të këtij ligji kalohet nga më e ulëta në më të lartën, nga e vjetra në të renë. «Asnjë komb nuk ka rënë nga qielli», «. . . shoqëria, bashkëpunimi e ka bërë njërinë». Fjalët e rënda që mund të thuheshin për shqiptarët shkruante ai «tregojnë një gjendje që shkëmbehet e nuk mbetet për jetë. Vetëm kafshët e kanë të përcaktuar fatin nga natyra. Njeriu zhvillohet nga të voglat duke përparuar».

Në shikimin e gjërave N. Veqilharxhi vinte arsyen të cilën, në kundërshtim me dogmatizmin mesjetar, e quante një mjet shumë të rëndësishëm që e ndante njeriun nga bota e kafshëve dhe e bënte zotin e të fshehtave të gjithësisë.

Në bazë të këtyre koncepteve filozofike Naumi e trajtoi edhe çështjen shqiptare, historinë e kombit të vet dhe detyrat që qëndronin përpara vendit. Kombi shqiptar, sipas tij, është krijuar në të njëjtën kohë me kombet e tjera, ai zë një vend të caktuar në tokë, ka karakter të veçantë, gjuhë e zakone të veçanta, shekujt e tij mitologjikë, heroikë, politikë e fetarë dhe ruan në gjirin e tij një thesar të madh kulturor. Të ndihmoje këtë komb të fitonte ndërgjegjen dhe të zhvillohej Naum Veqilharxhi e quante «një borxh ndaj vendlermit» (vendlindjes — Red.).

Shkakun kryesor të gjendjes së mjeruar në të cilën ndodhej populli shqiptar ai e shihte te «pushtimet e shpeshta», te «përmbysjet e gjithanshme», te «ndryshimet politike», te «dogmat fetare», te «padija» dhe sidomos te «lënia pas dore e gjuhës sonë kombëtare dhe zëvendësimi i saj me një gjuhë të huaj . . .». Faktor vendimtar për nxjerrjen e vendit nga kjo gjendje, N. Veqilharxhi si iluminist quante përhapjen e arsimit e të kulturës në gjuhën amtare. «Ato kombe që mbeten në padije, shkruante ai, u shëmbëllejnë thjesht skllevërve . . .», këto kombe «. . . vetëm atëherë do të mund të da-

lin nga gjendja e turpshme e mjerimit të tyre kur do të fillojnë të lëvrojnë gjuhën e tyre kombëtare . . .»

Me këtë bindje dhe i ndërgjegjshëm për rrezikun që i vinte atdheut nga arsimi në gjuhë të huaj, Naum Veqilharxhi i ftonte bashkatdhetarët e tij të përhapnin arsimin dhe kulturën në gjuhën amtare. Ai u jepte zemër bashkatdhetarëve dhe i këshillonte të mos dëshpëroheshin nga gjendja e vajtueshme në të cilën ndodhej vendi i tyre. «Le të hedhim farën e mirë, — shkruante ai, — dhe me siguri vetë natyra e shenjtë e ngjarjeve do të ndihmojë për gjallërimin, mbirjen dhe rritjen e saj, pemët e bukura dhe shumë të ëmbla të së cilës do t'i korrë padyshim brezi i ardhmë . . .».

Naum Veqilharxhi ishte një patriot demokrat. Ai kërkonte që shkolla shqipe të ishte jo vetëm për të pasurit, por edhe për të varfrit, që interesi i atdheut të vihej mbi interesin vetjak. Por ai nuk e prekte veçse në mënyrë të papërcaktuar çështjen e qëndrimit ndaj qeverisë osmane. Megjithëse kryengritjet çlirimtare në Shqipëri kishin paraqitur kërkesën e vetëqeverisjes së vendit, Naumi, me sa duket, mendonte që së pari duheshin shfrytëzuar kushtet e krijuara formalisht nga dekreti i Tanzimatit për të zhvilluar një veprimtari energjike në fushën e arsimit e të kulturës në gjuhën amtare derisa të rritej ndërgjegjja kombëtare e të arrihej bashkimi i popullit në atë shkallë që të lejonte shtrimin e çështjes së marrëdhënieve politike me Turqinë.

**Lëvizja e arbëreshëve të Italisë në përkrahje të çështjes kombëtare shqiptare në vitet 30-40**

Në kohën kur Naum Veqilharxhi zhvillonte veprimtarinë e vet në Rumani dhe krijonte lidhje me disa qendra të Shqipërisë së Jugut, në kolonitë arbëreshe të Kalabrisë dhe Sicilisë në Itali filluan të dukeshin shenjat e para të një lëvizjeje në përkrahje të çështjes kombëtare shqiptare. Ngjarjet që po zhvilloheshin në këtë kohë në Shqipëri, kryengritjet e njëpasnjëshme, përpjekjet e patriotëve shqiptarë për arsimin dhe kulturën kombëtare tërhoqën vëmendjen e një vargu intelektualësh të dalë nga gjiri i kolonive arbëreshe. Arbëreshët nuk e kishin harruar vendin e të parëve të tyre dhe i ruanin të gjalla, veçanërisht në folklorin e tyre të pasur, traditat e mëdha të luftës për liri, si dhe gjuhën e doket që kishin marrë nga mëmëdheu.

Të nxitur nga dashuria për atdheun e tyre të dikurshëm dhe nën ndikimin e interesit që shfaqte në gjysmën e parë të shek. XIX shkenca gjuhësore evropiane për gjuhën



shqipe, intelektualët arbëreshë filluan të merreshin me studimin e historisë, të folklorit dhe të gjuhës së këtyre kolonive, si dhe në përgjithësi të mëmëdheut të tyre të dikurshëm. Në kohën kur filluan të bëheshin hapat e parë të gjuhësisë krahasuese dhe u zbuluan lidhjet gjenealogjike të një vargu gjuhësh, studiuesi arbëresh Engjëll Mashi, në vitet e para të shek. XIX, dhe Josif Krispi e Gjon Skiroj në vitet 30 hodhën tezën e prejardhjes së popullit shqiptar e të gjuhës së tij nga pellazgët dhe pellazgjishtja, gjuhë që mendohej se ishte folur nga banorët më të lashtë të Ballkanit e të Mesdheut. Teza e prejardhjes pellazgjike gjeti atëherë një përhapje të gjerë në qarqet shkencore dhe në opinionin publik.

Po në këtë kohë filloi veprimtarinë e tij Jeronin de Rada nga fshati Makje i Kalabrisë (1814-1903), i cili u bë një nga figurat më të shquara të letërsisë arbëreshe dhe të lëvizjes patriotike shqiptare. Qysh me veprën e tij të parë, me poemën «Këngët e Milosaos» (1836), shkruar në dialektin arbëresh, de Rada i dha letërsisë shqipe një nga veprat e saj më të bukura. Duke trajtuar edhe më tej tema historike, të marra nga luftërat shqiptaro-turke të shek. XV, si p.sh. në poemën «Serafina Topia» (1843), poeti, i frymëzuar nga kryengritjet shqiptare si edhe nga lëvizjet çlirimtare që zienin në Itali, në të cilat mori pjesë vetë, vinte në dukje traditat e mëdha luftarake dhe liridashëse të popullit shqiptar. Me këto vepra ai u bënte të njohur bashkatdhetarëve dhe nëpërmjet përkthimit italisht gjithë botës historinë e lavdishme të popullit shqiptar. Me këtë intelektualët arbëreshë filluan të realizonin atë që e quajtën si detyrë të madhe ndaj mëmëdheut të tyre të lashtë: «të ringjallin përpara opinionit publik të drejtat e një kombi të lavdishëm, por të panjohur», siç shkruante më 1847, në parathënien e veprës së vet «Mbi shqiptarët, kërkime dhe mendime», studiuesi arbëresh Vinçenc Dorsa. Ai ia kushtonte veprën e vet «kombit të tij të përndarë e të përçarë, por një». Me këtë Dorsa donte të theksonte se kolonitë arbëreshe e ndienin veten si pjesë të pandara të një të tëre, të kombit shqiptar.

Me gjithë kushtet e vështira, midis vatrave të veçanta të lëvizjes politike e kulturore shqiptare filluan të krijoheshin që herët lidhjet e para. Në vitin 1845 Naum Veqilharxhi dhe shqiptarët e tjerë të Bukureshtit e përgëzonin Jeronin de Radën me një letër për punimin e tij «Mbi hyjnitë e pellazgëve», të botuar me 1843 në të cilën poeti përpiqej të shpjegonte se një varg emrash të mitologjisë greke në të vërtetë ishin shqip, sepse shpjegoheshin, sipas tij, me anë të shqipes së sotme dhe se pellazgët i kishin dhënë hua kulturës së lashtë greke një varg elementesh. Mendime të ngjashme



Jeronim de Rada

në lidhje me prejardhjen pellazgjike të gjuhës shqipe dhe të popullit shqiptar shfaqën dhe një varg albanologësh të huaj.

Këto mendime të de Radës dhe të albanologëve në lidhje me teorinë pellazgjike u përqafuan me zjarr nga N. Veqilharxhi dhe patriotë të tjerë shqiptarë. Ato luajtën rol për ngritjen e ndërgjegjes kombëtare të shqiptarëve dhe u përdorën nga patriotët për të vërtetuar autoktoninë e popullit shqiptar në trojet e veta dhe për të propaganduar përpara opinionit publik ndërkombëtar njohjen e të drejtave të shqiptarëve si komb më vete.

Intelektualët arbëreshë ndiqnin me vëmendje ngjarjet që po zhvilloheshin në vitet 30-40 të shek. XIX në Shqipëri. Veprat e tyre jo vetëm u bënin jehonë këtyre ngjarjeve, por edhe duke evokuar të kaluarën ngrinin probleme të rëndësishme si ato të luftës së armatosur për liri, të bashkimit të popullit shqiptar etj. Duke vënë në dukje rëndësinë e kryengritjeve që po ndodhnin në mëmëdheun e tyre të lashtë dhe duke i interpretuar ato si shenja të një kthese V. Dorsa i përshëndeste «këto kërcënime të vazhdueshme, inkursione, rebelime, mosbindje ndaj ligjeve, bashkimin e shpejtë nën flamurin e një kryetari dhe tërheqjen e vëmendjes që i bëjnë Portës së Lartë». «Në këto fakte, unë lexoj, — vazhdonte ai, — përgatitjen e furtunës së afërme dhe agimin e ditës së kthjelltë që do të vijë pas saj». Dhe më poshtë: «Shqipëria beson se kjo ditë (e rilindjes së saj — Red.) është e afërme dhe besimi i vë asaj në lëvizje shpirtin për ta arritur. Ajo nuk flet veçse për rilindje. . .».





**«Megali Idea» greke dhe «Naçertanie-ja» serbe**

Kryengritjet për autonomi të viteve 30-40 si pjesë përbërëse dhe element aktiv i lëvizjes çlirimtare në Ballkan e dobësonin sundimin e Portës së Lartë dhe krijonin kushte objektive për bashkëpunimin luftarak të popujve të shtypur të gadishullit dhe për shpejtimin e çlirimit të tyre nga zgjedha osmane. Por ky bashkëpunim u sabotua nga politika ekspansioniste e Greqisë dhe e Serbisë.

Në vitet 40 shteti serb dhe ai grek nuk e kishin përfunduar bashkimin e tyre kombëtar. Një pjesë e mirë e territoreve me popullsi serbe e greke ndodhej ende nën sundimin osman. Për këtë arsye, një nga drejtimet e politikës së këtyre vendeve ishte ai i çlirimit të këtyre territoreve dhe i bashkimit të tyre me shtetet kombëtare përkatëse. Por tek qeveritë greke dhe serbe që drejtonin këto shtete ishin shfaqur prirje të frymëzuara nga ide shoviniste të cilat u zhvilluan e u shndërruan në një vijë themelore të politikës së tyre.

Në fillim të vitit 1844 kryeministri grek J. Koleti e formuloi dhe e shpalli zyrtarisht programin politik ekspansionist, i cili hyri në histori me emrin «Megali Idea» (Idea e madhe). Sipas këtij programi, Greqia si trashëgimtare e Bizantit duhej të shndërrohej në një shtet të madh me kryeqytet Stambollin ku do të bënin pjesë jo vetëm tokat greke, por edhe të gjitha popullsitë ortodokse jogreke të Ballkanit, që kishin qenë nën Perandorinë Bizantine dhe vareshin fetarisht nga Patrikana e Stambollit. «Megali Idea» përfshinte në kufijtë e Greqisë së Madhe edhe tokat shqiptare. Kufiri i tyre në veri në fillim përfshiu gjithë Shqipërinë, kurse pas viteve 60 caktohej herë lumi Drin, herë Shkumbini, ndërsa shovinistët më të moderuar grekë i çonin ata deri te lumi Vjosë.

«Megali Idea» greke gjeti një mbështetje të fuqishme te Patrikana ortodokse e Stambollit. Me formimin e shtetit grek Patrikana e humbi dora-dorës karakterin ekumenik që kishte përpara dhe u kthye në një kishë greke, në një aleate e Greqisë. Kështu që kisha ortodokse dhe shkollat në gjuhën greke u kthyen në vatra për të helenizuar besnikët dhe nxënësit që i frekuentonin ato.

Po atë vit, më 1844, ministri i Serbisë I. Garashanin

shpallte programin që do të vihej në themel të politikës serbe e që është i njohur në histori me emrin «Naçertanie» (Projekt). Edhe borgjezia serbe, ashtu si ajo greke, me pretekstin e çlirimit të tokave të sllavëve të jugut nga zgjedha osmane synonte të krijonte një shtet të madh që do të përtërinte perandorinë mesjetare të Stefan Dushanit. Në kufijtë e kësaj perandorie të re, sipas «Naçertanie-s», do të hynin edhe viset e Shqipërisë së Veriut së bashku me Kosovën që ministri serb e pagëzoi me emrin «Serbi e Vjetër».

Të dy programet kishin karakter shovinist dhe shprehnin aspirata ekspansioniste të borgjezisë greke e serbe. Ato nuk e njihnin ekzistencën e kombit e të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe si pasojë edhe nevojën e krijimit të shtetit shqiptar. Sipas këtyre programeve tokat shqiptare ishin të destinuara të ndaheshin midis Greqisë dhe Serbisë.

Këto synime të shteteve fqinje që ishin shfaqur edhe më parë u shndërruan prej viteve 40 të shek. XIX në një politikë të përhershme zyrtare, pasojat e së cilës u ndienë shumë shpejt në Shqipëri.

**Lufta kundër «turkomanizmit» dhe «grekomanizmit»**

Duke filluar prej viteve 50 Lëvizja Kombëtare Shqiptare bëri një luftë gjithnjë më të ashpër kundër ideologjive reaksionare dhe antishqiptare të panislamizmit të propaganduar nga Porta e Lartë dhe të panhelenizmit të përhapur nga rrethet shoviniste të Athinës.

Qeveria e Stambollit ua mohonte kombësinë shtetasve myslimanë joturq të perandorisë dhe ndiqte me këmbëngulje parimin se Perandoria teokratike Osmane duhej të mbështetej mbi gjithë shtetasit myslimanë pa dallim.

Me qëllim që të përforconin pozitat e tyre në Shqipëri, të rrezikuara nga kryengritjet e vazhdueshme shqiptare dhe nga lëvizja e përgjithshme kryengritëse e popujve të tjerë ballkanas dhe për t'i lidhur sa më ngushtë masat e prapambetura të popullsisë myslimane shqiptare me fatet e Perandorisë, qeveritarët e Stambollit filluan të zhvillonin një fushatë me parulla panislamike për të nxitur fanatizmin dhe përçarjen fetare midis shqiptarëve. Ata dërguan në Shqipëri për këtë qëllim edhe klerikë myslimanë nga Anadolli dhe nga vende të tjera lindore.

Këtij qëllimi i shërbenin edhe shkollat shtetërore turke që po ngriheshin në vitet 50-60 në Shqipëri, të cilat edhe pse



quheshin formalisht shkolla laike pjesën më të madhe të programit e kishin me lëndë fetare islamike.

Kundërshtimi që i bënte Porta Lëvizjes shqiptare gjente mbështetje te disa shtresa të caktuara të shoqërisë shqiptare, te «turkomanët». Këta përbëheshin, në radhë të parë, nga elementët fanatikë të klerit mysliman shqiptar si dhe nga një pjesë e feudalëve të vendit, të cilët pozitën e privilegjuar që kishin si funksionarë fetarë ose shtetërorë ia detyronin sulltanit dhe prandaj ishin të interesuar të mos prisheshin e as të prekeshin lidhjet me të. Ndër turkomanët bënin pjesë edhe disa elementë të borgjezisë së pasur qytetare, të cilët jo vetëm nën ndikimin e parullave fetare islamike, por edhe si sipërmarrës shtetërorë dhe pjesëmarrës në spekulime të përbashkëta me funksionarët e Perandorisë, kishin interes të ruanin gjendjen ekzistuese, që u siguronte atyre një varg fitimesh. Qarqet e turkomanëve përpiqeshin të shfrytëzonin për qëllimet e tyre faktin se shtresat më të prapambetura të shoqërisë shqiptare nuk ishin shkëputur ende nga paragjykimet fetare.

Kundërshtim të ashpër gjeti Lëvizja Kombëtare Shqiptare si edhe ajo e disa popujve të tjerë ballkanas edhe nga prirjet shoviniste të disa qarqeve të borgjezisë së madhe greke që propagandonin «panhelenizmin» si armë ideologjike për të përgatitur realizimin e planit ekspansionist të «Idesë së Madhe». Një rol të madh në këtë lëvizje luante edhe kleri i Patrikanës greke të Stambollit. Ideologjia panheleniste gjeti mbështetje edhe në disa shtresa të caktuara të shoqërisë shqiptare. «Grekomanët», siç u quajtën përfaqësuesit e këtij orientimi, vinin në radhë të parë nga një pjesë e borgjezisë ortodokse të Shqipërisë së Jugut, që kishte lidhje me tregjet e Selanikut, Korfuzit, etj.

Dobësia e borgjezisë shqiptare si klasë e re dhe ndikimi i parullave fetare të përhapura me anë të kishës e të shkollave greke u bënë shkak që «grekomanët» të shihnin te borgjezia greke, e cila kishte krijuar shtetin e vet kombëtar, të vetmen mbështetje për t'u çliruar nga zgjedha osmane.

Propagandistët e «Idesë së Madhe» në Shqipëri u përpoqën të shfrytëzonin për qëllimet e tyre edhe urrejtjen e qarqeve të borgjezisë e të fshatarësisë së krishterë kundër bejlerëve çifligarë të vendit që në shumicën dërrmuese ishin myslimanë, si edhe nevojën e madhe për arsim që kishte popullsia shqiptare, nevojë e cila, për mungesë shkollash në gjuhë shqipe, nuk kishte mundësi të plotësohej veçse në shkolla greqisht.

Në luftë të ashpër ideologjike Lëvizja Kombëtare Shqiptare përpunoi dhe zhvilloi platformën e vet që u bë baza

e veprimit të saj të mëtejshëm politik-kulturor. Duke u nisur nga fakti se në bazë kriteresh objektive populli shqiptar, me gjithë ndarjen fetare, përbënte një komb më vete dhe si i tillë kishte një rrugë të veçantë të formimit historik që e shpinte në mëvetësinë e tij kulturore e politike, ideologët e Lëvizjes Kombëtare u drejtuan kundër «panislamistëve», kundër «panhelenistëve», si edhe kundër përpjekjeve të tyre për të bërë për vete politikisht, sipas parimit fetar, një pjesë të popullit shqiptar.

Një luftë të veçantë bënë ata ndër të tjera kundër konkluzioneve politike që nxirrnin panhelenistët, duke i mbështetur synimet e tyre në teorinë pellazgjike; sipas tyre shqiptarë dhe grekë, si pasardhës së pellazgëve nga gjuha dhe prejardhja, ishin vëllezër dhe prandaj shqiptarët duhej të shkriheshin jo vetëm nga pikëpamja kulturore, por edhe politikisht në gjirin e «helenizmit».

Kushtet e vështira të krijuara nga propaganda armiqësore nuk penguan N. Veqilharxhin dhe aktivistët e tjerë të çështjes kombëtare të vazhdonin rrugën e nisur. N. Veqilharxhi iu drejtua pasanikëve shqiptarë në Rumani, Vangjel Zhapës nga Labova e Lunxhërisë (Gjirokastër) dhe Apostol Arsaqit nga Hotova e Përmetit të njohur si dhurues shumash të konsiderueshme për qëllime mirëbërëse në Greqi, që të jepnin përkrahjen e tyre për të shtypur një varg librash shkollorë në gjuhën amtare, të hartuar nga Veqilharxhi dhe për të hapur shkolla shqipe. Por, V. Zhapa u shfaq kundër një orientimi të pavarur të veprimtarisë arsimore shqiptare.

Kur po zhvillonte një veprimtari të dendur për çështjen shqiptare N. Veqilharxhi vdiq (në vitin 1854). Si fajtorë për vdekjen e tij shqiptarët akuzuan në radhë të parë Patrikanën e Stambollit e cila, për të ruajtur «unitetin» e fesë së krishterë që gjoja ishte vënë në rrezik nga veprimtaria e N. Veqiiharxhit, kishte nxitur Portën për të marrë masa kundër tij. Rrugën e veprimtarit të palodhur e vazhduan shumë dishepuj, midis të cilëve ishte edhe Thimi Mitkua nga Korça.

Një rrugë të veçantë filluan të ndiqnin në këto vite disa intelektualë ortodoksë nga Shqipëria e Jugut e në radhë të parë Anastas Byku nga Lekli i Tepelenës (veproi në vitet 1859-1878). Duke u nisur nga bindja se pa përparim kulturor, pa lëvrimin e mësimin e gjuhës amtare populli shqiptar nuk do të kishte mundësi të zinte vendin që i përkiste midis popujve të tjerë, A. Byku botoi në vitet 1861-1862 në Lamia të Greqisë gazetën greqisht-shqip «Pellasgos», kushtuar çështjes shqiptare. Të njëjtit qëllim i shërbente edhe abetarja e vogël me titull «Gramë për shqiptarët» (1861), në të cilën përdorej alfabeti greqisht për shkrimin e shqipes. Më tej A. Byku punoi për krijimin e një rrjeti të gjerë shkollash fillore e të mesme në gjuhën shqip, për të cilat u përpoq të fitonte përkrahjen financiare edhe të V. Zhapës. Por A. Byku, ndonëse ishte për ruajtjen e karakterit të veçantë të popullit shqiptar u shpreh kundër zhvillimit të tij të pavarur dhe për hyrjen e tij në gjirin e helenizmit.



Rrugën e A. Bykut e ndoqi në fillimin e veprimtarisë së vet edhe Jani Vretoja nga Postenani i Leskovikut (1822-1900), si edhe Eftim Brandi nga Korça (veproi në vitet 1860-1880).

Mendimi i A. Bykut, i cili e vinte lëvizjen shqiptare në vartësi të synimeve armiqësore të qarqeve panheleniste u kundërshtua nga veprimtarët e Lëvizjes Shqiptare, midis tyre nga Thimi Mitkoja.

Lufta që zhvillonte Lëvizja Kombëtare Shqiptare në fronte të ndryshme dëshmonte për rritjen e saj ideologjike. Mendimi i rilindësve i formuar qysh në këtë kohë, në lidhje me rrugën e veçantë historike të popullit shqiptar, u bënte jehonë kërkesave të kryengritjeve popullore antiosmane për autonominë e Shqipërisë. Me forcimin e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare filluan të diferencoheshin edhe radhët e rretheve borgjeze «turkomane» e «grekomane», një pjesë e anëtarëve të të cilave u bashkua me të.

**Politika osmane në Shqipëri në vitet 1848-1853**

Kryengritjet kundër Tanzimatit dhe sidomos kryengritja e madhe e vitit 1847 i kishin treguar Stambollit rrezikun që i kanosej Perandorisë nga një acarim i ri i gjendjes në Shqipëri në një kohë kur kishte filluar të rritej edhe lëvizja e përgjithshme për çlirimin kombëtar të popujve të Ballkanit dhe ishin acaruar kontradiktat e Fuqive të Mëdha lidhur me trashëgimin e «të sëmurit të Bosforit», siç quhej tani Perandoria Osmane. Shqetësimi i Portës ishte shtuar shumë edhe nga interesimi që kishin filluar të tregonin për Shqipërinë shtetet e reja ballkanike dhe nga orvatjet e tyre për t'i shfrytëzuar lëvizjet antiosmane të shqiptarëve.

Këto rrethana e shtynë Portën e Lartë të mendonte seriozisht për gjendjen në Shqipëri. Në një përleshje të afërt Stambolli dëshironte të kishte në krahun e vet forcën ushtarake të shqiptarëve, që e çmonte shumë. Për këtë arsye, autoritetet osmane në Shqipëri krahas zgjerimit të propagandës

panislamike morën urdhër të mos përdornin përkohësisht forcën për të zbatuar reformat. Sulltani fali një varg krerësh të burgosur ose të internuar të kryengritjes, si dhe Zenel Gjolekën. Më 1849, kapidanit të Mirditës Bibë Doda iu dha titulli pashë dhe iu njoh e drejta që të merrte pjesë në luftë me një repart të vetin, të përbërë prej afër 10 mijë luftëtarësh. Si komandantë repartesh të çrregullta u njohën edhe feudalë të tjerë, të cilëve Porta u siguroi shpërblime dhe grada.

Nga ana tjetër, në Shqipëri kishte filluar të shtohej gjithnjë e më tepër shqetësimi i shkaktuar nga synimet ekspansioniste të shteteve fqinje, i cili e kishte rritur gatishmërinë e popullsisë për të mbrojtur trojet e veta. Këtë rrethanë u përpoq me të gjitha mënyrat ta shfrytëzonte qeveria osmane për të nxitur urrejtjen e shqiptarëve kundër vendeve fqinje dhe për të siguruar një bashkëpunim sa më të ngushtë me ta.

Një rast i tillë u paraqit më 1852, kur Turqia i shpalli luftë Malit të Zi duke marrë shkas nga disa ndryshime në formën e shtetit që kishte bërë princi i ri Danilo. Thirrjes së sulltanit për të marrë pjesë në luftë iu përgjigjën një varg krerësh feudalë dhe bajraktarë shqiptarë, midis tyre edhe Bibë Doda, Z. Gjoleka etj., të cilët shkuan me repartet e tyre në ndihmë të ushtrisë osmane. Por lufta nuk i solli ndonjë përfitim Stambollit. Ndonëse u sulmua edhe nga Shqipëria edhe nga Hercegovina, Mali i Zi, me ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha, doli nga lufta i padëmtuar. Repartet shqiptare nga ana e tyre patën humbje të ndjeshme në njerëz, midis të cilëve ishte edhe Z. Gjoleka.

Përleshjet e përgjakshme në kufirin turko-malazez vazhduan edhe pas luftës. Ato nxiteshin nga krerët e Malit të Zi për të përgatitur truallin për aneksimin e trojeve veriore të Shqipërisë. Sulmet malazeze ndeshen në qëndresën e vendosur të popullsisë shqiptare të këtyre krahinave.

**Kriza lindore e viteve 1853-1856 dhe Shqipëria**

Në mesin e shek. XIX u acarua shumë rivaliteti midis Fuqive të Mëdha evropiane për ndikim në vendet e Lindjes së Afërme. Në këtë kohë Anglia dhe Franca e kishin dëbuar pothuajse krejtësisht Rusinë e prapambetur nga tregjet e kësaj zone. Me qëllim që të shtinte në dorë ngushticat e Dardaneleve dhe vetë Stambollin dhe të shtrinte praninë e saj në Lindjen e Afërme dhe në Ballkan, Rusia Cariste priste të krijohej një gjendje ndërkombëtare e përshtatshme



për ta shembur Perandorinë e sulltanëve. Në projektet e saj për rregullimin e ardhshëm të Turqisë evropiane ajo parashikonte krijimin e disa shteteve më vete, të cilat do të ishin nën ndikimin e Rusisë. Por në këto projekte nuk figuronte Shqipëria. Qeveria cariste nuk parashikonte krijimin e një shteti shqiptar dhe prandaj qëllimisht i identifikonte shqiptarët myslimanë me turqit, ndërsa ata të krishterë ortodoksë me grekët.

Politika ruse e copëtimit të Perandorisë Osmane ndeshi në kundërshtimin e vendosur të fuqive perëndimore e në radhë të parë të Anglisë dhe të Francës. Këto fuqi vazhdonin të garantonin e të përkrahnin *status quo*-në dhe paprekshmërinë e Turqisë, sepse po e kthenin atë në një gjysmëkoloni të tyre dhe sepse me ruajtjen e Turqisë pengohej dalja e Rusisë në Mesdhe. Kur në korrik 1853 qeveria cariste i shpalli luftë Perandorisë Osmane, ajo u gjend shumë shpejt përpara një konflikti të madh në të cilin Anglia dhe Franca dhe më vonë edhe Mbretëria e Sardenjës morën anën e Turqisë. Pas një vargu fitoresh fillestare të Rusisë në frontin e Danubit e në det, operacionet e aleatëve të Turqisë u përqendruan në gadishullin e Krimesë dhe prandaj konflikti mori emrin Lufta e Krimesë.

Duke pasur ushtritë e saj në brigjet e Danubit, Rusia u bëri thirrje popujve ortodoksë të Ballkanit të rrëmbenin armët kundër shtypësit shekullor. Duke shpresuar se me fitoren e Rusisë ortodokse do të përmirësohej gjendja e tyre, kësaj thirrjeje iu përgjigjën vullnetarë nga vende të ndryshme ballkanike, si edhe shqiptarë ortodoksë nga Shqipëria e Jugut.

Edhe Turqia nga ana e saj u përpoq të mobilizonte forcat shqiptare me parullën e mbrojtjes së fesë islame, por nuk arriti ndonjë sukses të madh. Ajo nuk mundi të nxirrte nga Shqipëria veçse pak nizamë. Nuk dhanë rezultate të dukshme edhe përpjekjet e saj për të dërguar krerët shqiptarë me forcat e tyre në frontin rus. Shumica e tyre nuk pranuan të shkonin në një front kaq të largët, siç ishte fronti i Danubit dhe preferuan t'i mbanin forcat e tyre gati në rastin e një sulmi të mundshëm nga Mali i Zi ose Greqia. Vetëm Bibë Doda me një numër mirditasish u nis për në front, por pas disa kohësh ai u kthye në vendin e vet për shkak të mosmarrëveshjeve që lindën midis tij dhe kryekomandantit turk, Omer pashës.

Lufta e Krimesë nxiti Malin e Zi dhe Greqinë të hartonin plane për një aksion luftarak kundër Perandorisë Osmane.

Mali i Zi ndërmori disa sulme në Hercegovinë e në to-

kat shqiptare dhe përgatiste një goditje kundër Tivarit. Por përballë qëndresës së vendosur të shqiptarëve dhe nën presionin e fortë të Austrisë dhe të Francës, princi Danilo u detyrua të hiqte dorë nga kjo ndërmarrje.

Më larg shkuan veprimet e Greqisë. Megjithëse Anglia dhe Franca nuk e lanë të hynte në luftë kundër Portës, qeveria greke organizoi çeta të shumta të komanduara nga oficerë të ushtrisë, të cilët u futën fshehurazi në Thesali dhe në krahinat e vilajetit të Janinës për të organizuar një kryengritje antiosmane. Ata hynë edhe në krahina të Shqipërisë, si hap i parë drejt realizimit me forcën e armëve të «Megali Idesë». Për këtë qëllim ajo u përpoq të shfrytëzonte urrejtjen e shqiptarëve ortodoksë kundër sundimtarëve osmanë dhe prandaj vuri në krye të lëvizjes figura të shquara të luftës për pavarësi me prejardhje arbëreshe ose nga Suli, të cilat do t'i jepnin kryengritjes në tokat shqiptare dukjen e një aleance greko-shqiptare. Më 2 janar 1854 pasi shpallën «lirinë dhe pavarësinë e gjithë provincave të «Greqisë së Vjetër» udhëheqësit e kryengritjes me parullën «perandori greke ose vdekje» i ftuan banorët e këtyre krahinave të rrëmbenin armët. Kryengritësit korrën në fillim disa suksese në ato krahina ku nuk kishte ushtri të rregullt dhe ku vepronin disa feudalë shqiptarë me forcat e tyre lokale. Arta ra në duart e kryengritësve dhe një çetë e madhe andartësh[1] e komanduar nga gjenerali Griva arriti deri në Mecovë. Gjatë marshimit të tyre në viset e brendshme të vilajetit të Janinës, andartët grekë përdorën edhe forcën për t'i detyruar vendasit të bashkoheshin me ta. Por synimet e qarta aneksioniste të qeverisë greke bënë që shqiptarët t'i shmangeshin bashkëpunimit me ta dhe kryengritja të mos merrte karakter të përgjithshëm. Për më tepër krerët shqiptarë të Jugut mobilizuan forcat e tyre dhe i thyen andartët grekë në krahinën e Artës dhe në Thesali. Nga ana tjetër, Anglia me Francën e detyruan qeverinë e Athinës të hiqte dorë nga këto veprime që ishin në dobi të Rusisë; si masë shtrënguese kundër saj, ato pushtuan me flotën e tyre Pireun, limanin kryesor të Greqisë.

Krizën e shkaktuar nga lufta ruso-turke e shfrytëzoi edhe Vjena për t'i shkëputur Portës së Lartë një varg koncesionesh dhe për të përforcuar pozitat e saj në Shqipërinë e Veriut ku, në bazë të traktateve ndërkombëtare, ajo kishte fituar të drejtën e mbrojtjes së popullsisë katolike (i ashtuquajturi kultusprotektorat)[2].

1) Andart (greqisht) — pjesëmarrës çetash vullnetare greke.

2) Kultusprotektorat (gjermanisht) — protektorat fetar.



Me ndërhyrjen e Austrisë mundi të kthehej përsëri në Shkodër urdhri i jezuitëve i dëbuar prej andej 11 vjet më parë. Me anë të një demonstrate detare përpara grykës së Bunës më 1853, Vjena e detyroi Portën të lejonte ngritjen e një seminari të jezuitëve. Disa vjet më vonë u themelua në Shkodër nën mbrojtjen e Austrisë edhe një kuvend françeskan. Nga ana tjetër, kapitali tregtar austriak po bëhej veçanërisht aktiv në Shqipëri dhe në trevat e tjera perëndimore të Gadishullit Ballkanik. Kjo u pasqyrua edhe në shtimin e numrit të anijeve austriake që vinin në limanet shqiptare. Me forcimin e pozitave ekonomike e politike Austria fitoi në Shqipëri dhe në Ballkanin Perëndimor një pozitë të privilegjuar ndër Fuqitë e Mëdha kapitaliste.

Edhe Franca u përpoq të përforconte me këtë rast pozitat në Ballkan e të vinte nën ndikimin e saj princin Danilo të Malit të Zi dhe kapidanin e Mirditës Bibë Dodën.

Lufta e Krimesë mori fund në mars 1856 me nënshkrimin nga ndërluftuesit të Traktatit të Paqes në Paris. Në këtë traktat u përfshinë edhe parimet themelore të dekretit të ri perandorak (Hat-i humajun) që sulltan Abdyl Mexhiti ishte detyruar të shpallte më 15 shkurt 1856 me shtytjen e drejtpërdrejtë të Anglisë dhe Francës e që shënonte fillimin e periudhës së dytë të, reformave të Tanzimatit. Ky dekret ritheksonte, përveç të tjerave, detyrimin e Portës së Lartë për t'u njohur popullsive të krishtera nën sundimin e saj disa të drejta administrative. Duke e përfshirë thelbin e Hat-i humajunit në Traktatin e Paqes të Parisit Anglia dhe Franca synonin t'i hiqnin Rusisë mundësinë që të ndërhynte në favor të këtyre popullsive.

## 6. POLITIKA GRABITQARE E PORTËS SË LARTË DHE RIACARIMI I MARRËDHËNIEVE TË SHQIPTARËVE ME SUNDIMTARËT OSMANË DHE ME SHTETET FQINJE

**Pasojat shkatërrimtare të Tanzimatit në Shqipëri**

Prej mesit të viteve 50 dhe në vitet 60 u përforcua edhe më tej administrata e re dhe politika e saj shtypëse e shfrytëzuese në trevat e ndryshme të vendit. Ndarja e re administrative e vitit 1864 në vilajete, si njësi më të vogla se vilajetet e mëparshme, e theksoi centralizimin e pushte-

kat shqiptare dhe përgatiste një goditje kundër Tivarit. Por përballë qëndresës së vendosur të shqiptarëve dhe nën presionin e fortë të Austrisë dhe të Francës, princi Danilo u detyrua të hiqte dorë nga kjo ndërmarrje.

Më larg shkuan veprimet e Greqisë. Megjithëse Anglia dhe Franca nuk e lanë të hynte në luftë kundër Portës, qeveria greke organizoi çeta të shumta të komanduara nga oficerë të ushtrisë, të cilët u futën fshehurazi në Thesali dhe në krahinat e vilajetit të Janinës për të organizuar një kryengritje antiosmane. Ata hynë edhe në krahina të Shqipërisë, si hap i parë drejt realizimit me forcën e armëve të «Megali Idesë». Për këtë qëllim ajo u përpoq të shfrytëzonte urrejtjen e shqiptarëve ortodoksë kundër sundimtarëve osmanë dhe prandaj vuri në krye të lëvizjes figura të shquara të luftës për pavarësi me prejardhje arbëreshe ose nga Suli, të cilat do t'i jepnin kryengritjes në tokat shqiptare dukjen e një aleance greko-shqiptare. Më 2 janar 1854 pasi shpallën «lirinë dhe pavarësinë e gjithë provincave të «Greqisë së Vjetër» udhëheqësit e kryengritjes me parullën «perandori greke ose vdekje» i ftuan banorët e këtyre krahinave të rrëmbenin armët. Kryengritësit korrën në fillim disa suksese në ato krahina ku nuk kishte ushtri të rregullt dhe ku vepronin disa feudalë shqiptarë me forcat e tyre lokale. Arta ra në duart e kryengritësve dhe një çetë e madhe andartësh[1] e komanduar nga gjenerali Griva arriti deri në Mecovë. Gjatë marshimit të tyre në viset e brendshme të vilajetit të Janinës, andartët grekë përdorën edhe forcën për t'i detyruar vendasit të bashkoheshin me ta. Por synimet e qarta aneksioniste të qeverisë greke bënë që shqiptarët t'i shmangeshin bashkëpunimit me ta dhe kryengritja të mos merrte karakter të përgjithshëm. Për më tepër krerët shqiptarë të Jugut mobilizuan forcat e tyre dhe i thyen andartët grekë në krahinën e Artës dhe në Thesali. Nga ana tjetër, Anglia me Francën e detyruan qeverinë e Athinës të hiqte dorë nga këto veprime që ishin në dobi të Rusisë; si masë shtrënguese kundër saj, ato pushtuan me flotën e tyre Pireun, limanin kryesor të Greqisë.

Krizën e shkaktuar nga lufta ruso-turke e shfrytëzoi edhe Vjena për t'i shkëputur Portës së Lartë një varg koncesionesh dhe për të përforcuar pozitat e saj në Shqipërinë e Veriut ku, në bazë të traktateve ndërkombëtare, ajo kishte fituar të drejtën e mbrojtjes së popullsisë katolike (i ashtuquajturi kultusprotektorat)[2].

1) Andart (greqisht) — pjesëmarrës çetash vullnetare greke.

2) Kultusprotektorat (gjermanisht) — protektorat fetar.



Me ndërhyrjen e Austrisë mundi të kthehej përsëri në Shkodër urdhri i jezuitëve i dëbuar prej andej 11 vjet më parë. Me anë të një demonstrate detare përpara grykës së Bunës më 1853, Vjena e detyroi Portën të lejonte ngritjen e një seminari të jezuitëve. Disa vjet më vonë u themelua në Shkodër nën mbrojtjen e Austrisë edhe një kuvend françeskan. Nga ana tjetër, kapitali tregtar austriak po bëhej veçanërisht aktiv në Shqipëri dhe në trevat e tjera perëndimore të Gadishullit Ballkanik. Kjo u pasqyrua edhe në shtimin e numrit të anijeve austriake që vinin në limanet shqiptare. Me forcimin e pozitave ekonomike e politike Austria fitoi në Shqipëri dhe në Ballkanin Perëndimor një pozitë të privilegjuar ndër Fuqitë e Mëdha kapitaliste.

Edhe Franca u përpoq të përforconte me këtë rast pozitat në Ballkan e të vinte nën ndikimin e saj princin Danilo të Malit të Zi dhe kapidanin e Mirditës Bibë Dodën.

Lufta e Krimesë mori fund në mars 1856 me nënshkrimin nga ndërluftuesit të Traktatit të Paqes në Paris. Në këtë traktat u përfshinë edhe parimet themelore të dekretit të ri perandorak (Hat-i humajun) që sulltan Abdyl Mexhiti ishte detyruar të shpallte më 15 shkurt 1856 me shtytjen e drejtpërdrejtë të Anglisë dhe Francës e që shënonte fillimin e periudhës së dytë të, reformave të Tanzimatit. Ky dekret ritheksonte, përveç të tjerave, detyrimin e Portës së Lartë për t'u njohur popullsive të krishtera nën sundimin e saj disa të drejta administrative. Duke e përfshirë thelbin e Hat-i humajunit në Traktatin e Paqes të Parisit Anglia dhe Franca synonin t'i hiqnin Rusisë mundësinë që të ndërhynte në favor të këtyre popullsive.

## 6. POLITIKA GRABITQARE E PORTËS SË LARTË DHE RIACARIMI I MARRËDHËNIEVE TË SHQIPTARËVE ME SUNDIMTARËT OSMANË DHE ME SHTETET FQINJE

**Pasojat shkatërrimtare të Tanzimatit në Shqipëri**

Prej mesit të viteve 50 dhe në vitet 60 u përforcua edhe më tej administrata e re dhe politika e saj shtypëse e shfrytëzuese në trevat e ndryshme të vendit. Ndarja e re administrative e vitit 1864 në vilajete, si njësi më të vogla se vilajetet e mëparshme, e theksoi centralizimin e pushte-

tit osman. Në krye të nëndarjeve të vilajeteve, të sanxhakëve (prefekturave), të kazave (nënprefekturave) dhe të nahieve (komunave) qëndronin tani nëpunës civilë të dërguar nga qendra, në shumicën e rasteve, turq. Centralizimi burokratik i administratës nuk zbutej nga fakti se, për të përmbushur premtimet e dekretit të ri perandorak të vitit 1856, Porta ishte e detyruar të krijonte pranë organeve lokale këshillat administrativë, të cilët mbetën krejtësisht formalë. Në një varg qytetesh qeveritarët osmanë nuk i pranonin fare në mbledhjet anëtarët e krishterë.

Porta e Lartë u përpoq të vinte nën kontrollin e drejtpërdrejtë të administratës së re edhe krahinat malore të Veriut. Si hallkë të ndërmjetme, në fund të viteve 50 Porta krijoi pranë valiut të Shkodrës një komision të Xhibalit (Malësisë), në të cilin u emëruan si anëtarë me rrogë përfaqësues nga secili prej 26 bajraqeve të vilajetit të Shkodrës. Si anëtarë të komisionit Porta caktoi edhe 26 bylykbashë, nga paria feudale turkomane e Shkodrës, të cilët do të shërbenin si komisarë qeveritarë për bajraqet. Me anë të këtij komisioni, qeveria shpresonte të kufizonte autonominë e malësorëve. Edhe pse veprimtaria e komisionit të Xhibalit u përqendrua në qytetin e Shkodrës dhe çdo orvatje për ta zgjeruar atë hasi në qëndresë të armatosur, qeveritarët osmanë bënë presion të vazhdueshëm mbi Malësinë duke e ngushtuar pak nga pak autonominë e saj.

Synimi kryesor i administratës së re turke ishte të siguronte pagesën e taksave dhe mbledhjen e rekrutëve nga të gjitha krahinat. Për të përballuar shpenzimet e mëdha që kërkonte mbajtja në këmbë e aparatit burokratik e ushtarak, për të vënë në vend të ardhurat fiskale të pakësuara me humbjet tokësore që kishte pësuar dhe, më në fund, për të paguar kamatat e huave ndërkombëtare, Stambollit nuk i mbetej tjetër rrugë veç asaj të shtrëngimit të darës së taksave. Duke vënë në dukje se administrata e re osmane dhe nëpunësit e saj, pas Tanzimatit, nuk kishin ndryshuar aspak, K. Marksi shkruante: «. . . padituria, paturpësia, grabitjet e tyre mbetën po ato që kishin qenë në lulëzim të arbitrariteteve të satrapëve aziatikë»[1]. Kështu, shuma e taksave të nxjerra nga popullsia e Perandorisë, e cila më 1850 kishte qenë 2,5 milionë lira ari, më 1860 arriti në katër milionë dhe vazhdonte të rritej. Ministria e Financave, në caktimin e shumës së taksave që do të nxirreshin nga popullsia, nuk nisej nga gjendja dhe numri i kontribuesve, por nga nevojat e veta. Shtoheshin llojet e taksave, por rritej

1) K. Marks — F. Engels, *Veprat*, bot. gjermanisht, vëll. 11, f. 460.



sidomos shuma e kërkuar. Veçanërisht e dëmshme ishte mënyra e nxjerrjes së taksave me anën e iltizamit. Me shitjen dhe rishitjen në ankand të së drejtës së mbledhjes së taksave myltezimëve më të vegjël, e dhjeta arrinte deri në një të pestën e prodhimit. Ajo vinte vazhdimisht duke u shtuar për arsye se çdo vit për ofertat e blerjes merrej zakonisht si pikënisje maksimumi i arritur në vitet e kaluara.

Taksa e vergjisë, që paguhej për pasurinë e patundshme (shtëpi, kopshte, dyqane) dhe për disa kategori të caktuara të ardhurash, shtohej gjithashtu vazhdimisht. Më 1863, në sanxhakun e Ohrit, që përfshinte edhe një pjesë të Shqipërisë Juglindore, vergjia u shtua në krahasim me vitin e mëparshëm nga 350 000 në 420 000 groshë d.m.th. 20 për qind.

Taksa e veçantë që paguanin të krishterët meshkuj prej 12 deri 60 vjeç për zëvendësimin e shërbimit ushtarak (bedel-i asqerie) në qytetin e Shkodrës u shtua nga 45 000 groshë, që ishte në vitet 30, në 100 000 më 1856.

Për të rritur të ardhurat, Porta përqendroi në duart e veta në formë monopolesh shtetërore tregtinë e një vargu artikujsh të përdorimit të përditshëm, siç ishin kripa, plumbi, duhani, baruti, dhe peshku, duke i ngarkuar ato me taksa të veçanta.

Përveç taksave shtetërore, popullsia e qyteteve paguante edhe një varg taksash komunale, si taksën e peshimit në treg, taksën policore etj. Më në fund rëndonte mbi gjithë meshkujt (prej 16 deri në 60 vjeç), taksa e rrugës, detyrimi për katër ditë punë angari në vit bashkë me kafshën e punës, detyrim që kryhej edhe në viset më të largëta.

Shtimi i tatimeve, ngarkimi i çdo veprimtarie ekonomike me taksa të reja etj. e ngritën në vitet 1850-1870 koston e jetesës në mënyrë shumë të ndjeshme. Në këtë ndikoi edhe zhvleftësimi i vazhdueshëm i monedhës turke, e cila ra deri në 40-50 për qind të vlerës së saj, meqenëse qeveria nxirrte bankënota (kajme) pa pasur mbulesën e duhur në ar.

Pjesa më e madhe e shumave që nxirreshin nga Shqipëria dhe nga provincat e tjera shkonin në Stamboll për të kënaqur lakmitë e tepruara për të holla të sulltan Abdyl Azizit (1861-1876) dhe të oborrtarëve të tij. Por edhe nevojat për të holla të funksionarëve të lartë të Portës në provincat nuk ishin të pakta. Ata i kënaqnin këto lakmi me abuzime të drejtpërdrejta ose duke marrë pjesë si ortakë në spekulime. Këto abuzime nxiteshin edhe nga praktika e Portës, e cila me qëllim i ndërronte shpesh funksionarët e saj në provinca, sepse caktimi në funksionet e larta bëhej me anë «peshqeshesh» në të holla për sulltanin. Qeveritarit të një

province, zakonisht, nuk i mjaftonin as dy vjet për të nxjerrë shpenzimet e këtij «peshqeshi» dhe për të rregulluar financat e veta dhe, nga ana tjetër, ishte i detyruar të nxirrte shuma sa më të mëdha taksash nga provinca e tij për të ruajtur favorin e sulltanit. Prandaj ardhja e çdo funksionari të ri shënonte një katastrofë për provincën. Nga ndërrimet e funksionarëve të lartë e pësoi në mënyrë të veçantë vilajeti i Shkodrës, ku brenda 40 vjetëve (1831-1871) u emëruan 52 valinj.

Vilajeti i Janinës, që përfshinte, ndër të tjera, gjithë Shqipërinë e Jugut (me përjashtim të rrethit të Korçës e të Pogradecit), në vitet 60 paguante rreth 22 milionë groshë, nga të cilët shkonin në Stamboll më tepër se gjysma. Në fillim të viteve 70, shuma që paguante kjo krahinë kishte arritur në afër 30 milionë, nga të cilat dy të tretat shkonin në Stamboll.

Dërgimin në Stamboll të shumave të konsiderueshme që nxirreshin nga provincat autoritetet osmane e shpjegonin me nevojën e mëkëmbjes së një aparati shtetëror modern, për ndërtim rrugësh, për sigurimin e «rendit dhe të qetësisë» etj. Në të vërtetë vendi ishte mbushur me banda kusarësh, krerët e të cilëve binin shpeshherë në marrëveshje me vetë qeveritarët osmanë dhe me feudalët vendës. Plaçkitjet dhe vrasjet ishin diçka e zakonshme jo vetëm në fshatra, por edhe në qytete, e sidomos e pësonte popullsia e krishterë. Vetëm një pjesë e borgjezisë së pasur kishte mundësi t'u shpëtonte këtyre përdhunimeve, duke siguruar me pagesë «mbrojtjen» nga ana e konsullatës së ndonjë shteti evropian ose nga vetë kusarët.

Edhe ajo pjesë e taksave që mbetej në vend nuk përdorej për qëllime prodhuese por, para së gjithash, për mbajtjen e aparatit parazitar burokratik.

Shfrytëzimi i egër feudal, shtypja dhe abuzimet e administratës së re, e keqësuan në kulm gjendjen ekonomike të popullsisë. Udhëtarë të huaj që kanë kaluar nëpër Shqipëri gjatë viteve 1860-1875 kanë vënë në dukje se mjerimi i fshatarësisë në disa krahina ishte aq i madh, saqë siç thoshte njëri prej tyre, konsulli rus Trojanovski, «prindët i çojnë fëmijët e tyre në pazar për t'i shitur. Edhe familje që kanë qenë dikur mirë, kanë rënë në gjendje lypësish». «S'është aspak për t'u çuditur, — shkruante Jonin, një tjetër diplomat rus, — përse fshatari i mjerë, duke jetuar në një gjendje të tillë, humbi çdo shije dhe dëshirë për punë ...».

Në këto kushte, u rrit zemërimi dhe urrejtja kundër elementëve të klasës sunduese feudale turke, që thirreshin me emrin përbuzës «halldupë» (të trashë, të pangopur) ose



«konjarë» (nga qyteti Konja i Anadollit, me kuptimin e njerëzve të këqinj).

Fshatarë të veçuar rrëmbenin armët, dilnin maleve dhe përpiqeshin të hakmerreshin kundër shfrytëzimit të rëndë nga ana e organeve shtetërore si dhe të bejlerëve çifligarë. Lëvizja e «kaçakëve» si shprehje e protestës sociale e kombëtare që njihej qysh shumë kohë përpara, mori përpjesëtime më të mëdha.

Një shprehje të zjarrtë të kësaj ndjenje të përgjithshme e jepte në vitin 1865 dervishi bektashi Ali me anë të një vjershe, e cila është një dëshmi e gjallë e patriotizmit popullor të kësaj kohe:

... Ky halldupi, ky konjari, bukën tonë po na ha,
Xhveshur, zbathur na ka lënë, lakuriq pa një para.
Gjithë halldupët pashallarë, të mëdhenj e si zotë.
Shqipëtari s'ka të mbajë asnjë feste në kokë.
Gjynah, pra, nga perëndia të punojë shqipëtari
dhe të hajë e të pijë e të bëjë rehat konjari ...

**Revolta e vegjëlisë shkodrane më 1854**

Gjendja e keqe ekonomike dhe abuzimet e papërmbajtura të administratës së re osmane në Shkodër i dhanë shkas shpërthimit në këtë qytet të një revolte të fuqishme të vegjëlisë.

Gjatë viteve 1851-1852, valiu i ri Masar pasha ua dyfishoi të krishterëve të qytetit taksën «nizamie» një pjesë të mirë të së cilës e merrte për vete. Protestat që popullsia bëri në Stamboll kundër këtij veprimi arbitrar nuk dhanë rezultat. Një burim tjetër pasurimi për qeveritarët turq u bë spekulimi me tregtinë e drithit sidomos më 1854, kur vazhdonin lufta e Krimesë dhe konfliktet me Malin e Zi. Duke bashkëpunuar ngushtë me ta sipërmarrësit dhe tregtarët e grumbullonin drithin dhe e shisnin me leverdi jashtë vendit. Pasoja e menjëhershme e këtij veprimi ishte ngritja e çmimeve të artikujve ushqimorë e sidomos e çmimit të drithit që në kohën e lëmit u dyfishua në vend që të ulej. Përveç mungesës së drithit gjendjen në Shkodër e keqësoi edhe më tepër detyrimi i popullsisë për të mbajtur me ushqime 20 mijë ushtarë osmanë që ndodheshin në kufirin turko-malazez. Shkodrës po i kanosej zija e bukës. Pakënaqësia e shtresave të varfra shpërtheu haptazi, kur në qytet ndodhën vdekjet e para nga uria. Më 7 gusht 1854 vegjëlia qytetare e

udhëhequr nga Hasan Alia, klerik i ri që do të njihet më vonë me emrin Sheh Shamia, në një mbledhje të gjerë kërkoi ndalimin e eksportit të drithit, uljen e çmimeve dhe dënimin e spekulatorëve. Por valiu nuk mori asnjë masë. Të nesërmen, më 8 gusht, një turmë e madhe prej disa mijëra zejtarësh e punëtorësh të varfër vërshoi në treg i cili u mbyll, ndërsa qeveritarët u detyruan të tërhiqeshin në kala. Demonstruesit hapën hambarët dhe ua shpërndanë drithin banorëve të varfër. Sheh Shamia dha shembullin duke hapur i pari hambaret e babait të vet. Një ditë më vonë, vegjëlia e armatosur në një demonstratë të madhe kërkoi largimin e valiut nga qyteti. Atëherë ndërhyri konsulli i Francës i cili bëri çmos që t'i shpërndante të revoltuarit duke vënë në dukje rrezikun që mund t'i vinte Shkodrës nga revolta për shkak të gjendjes së luftës dhe qëndrimit kërcënues të Malit të Zi. Për ta mbyllur çështjen, Porta më në fund e zëvendësoi Masar pashën. Por valiu i ri, me forca të shumta ushtarake të përqendruara në qytet bëri arrestime në masë. Sheh Shamia mundi të largohej fshehurazi nga Shqipëria, kurse udhëheqësit e tjerë të revoltës u internuan.

**Qëndresa kundër zbatimit të Tanzimatit në Shqipërinë Veriore në vitet 1861-1862**

Në vitet 60 të shek. XIX marrëdhëniet midis sundimtarëve osmanë dhe popullsisë së Shqipërisë së Veriut u acaruan përsëri në një shkallë të tillë sa shkaktuan shpërthimin e një vargu konfliktesh të reja të armatosura.

Edhe pse kryengritjet e viteve 40 kundër Tanzimatit ishin shtypur, pakënaqësia e popullsisë ndaj administratës së re dhe qëndresa kundër saj nuk ishin shuar dhe vazhdonin të shfaqeshin në forma të ndryshme. Kjo e kishte detyruar pushtetin osman që të vepronte në mënyrë të matur. Kur nga fundi i viteve 50 Porta e Lartë ndërmori veprime të reja për të shtrirë kudo administratën e re e për të zbatuar me forcë reformat, ajo ndeshi përsëri në kundërshtimin e vendosur jo vetëm të malësorëve, por edhe të banorëve të qytetit të Dibrës, të Shkodrës dhe të qyteteve të Kosovës.

Më 1860 Porta i filloi veprimet në malësitë e Dibrës. Tani ajo gjeti atje kushte të favorshme për realizimin e qëllimeve të saj, sepse midis dibranëve kishte shpërthyer një konflikt i nxitur nga një pjesë e klerikëve reaksionarë myslimanë të ritit synit. Këta i luftonin si heretikë të rrezikshëm bektashinjtë e Dibrës dhe udhëheqësin e tyre sheh Fejzën nga Bulqiza të cilët, ashtu si gjithë sekti i bektashinjve, ishin në konflikt me dogmat synite dhe shtetin osman që i përkrahte ato.

Duke përfituar nga konflikti që në pamjen e jashtme kishte karakter fetar, por në thelb kishte të bënte me qëndrimin ndaj politikës që ndiqte Porta e Lartë në Shqipëri, ekspedita osmane e komanduar nga Avdi Pasha mundi të hynte në Dibër, pa hasur pengesa. Vetëm krahina e Grykës së Madhe e udhëhequr nga sheh Fejza rroku armët. Në një ndeshje që u bë në fshatin Xixull, malësorët u thyen pas një beteje të ashpër. Turqit i vunë zjarrin fshatit Bulqizë. Me forcë ata e shtrinë zbatimin e reformave edhe në trevat deri atëherë të panënshtruara. Në qytet u vendosën funksionarë turq të ardhur nga Stambolli. Pas kësaj filloi rritja e taksave. Në vitin 1863 Porta merrte prej Dibrës 3000 qese (1 qese = 500 grosh) në vend të një shume globale vjetore prej 100 qesesh që kishte marrë që nga viti 1831.

Një problem shqetësues për Stambollin vazhdonte të ishte Shkodra me malësitë e saj të krishtera. Në vjeshtë 1861 Porta filloi përsëri nga orvatjet për të zbatuar këtu reformat që kishin mbetur pezull. Me pretekstin se kërkonte vendosjen e rendit publik, Porta nisi të çarmatoste popullsinë e qytetit dhe të fushave, për t'i hapur rrugën zbatimit të masave të tjera, por ndeshi në kundërshtimin e shkodranëve, të cilët në çarmatosjen shihnin heqjen e çdo mundësie për t'u mbrojtur si nga grabitjet dhe zullumet e administratës, ashtu edhe nga sulmet e herëpashershme të Malit të Zi. Qytetarë të armatosur të mbështetur nga malësorët i detyruan trupat turke të tërhiqeshin nga qyteti, prenë lidhjet telegrafike, e shpallën valiun të rrëzuar nga funksionet dhe e mbajtën të rrethuar në selinë e tij. Myslimanët e të krishterët e qytetit, të bashkuar, i dërguan sulltanit një memorandum ku shprehnin zemërimin e tyre kundër administratës së vendit, e cila, në emër të «rregullit e rendit publik» e rëndonte popullin me barrë të reja fiskale. Vendi, deklaronin shkodranët, s'kishte as rrugë, as gjyqe të paanshme, as siguri nga kusarët që kishin pllakosur mbi të. Administrata nuk ishte në gjendje të mbronte vendin, jetën dhe pasurinë e banorëve nga sulmet e çetave malazeze, që sa vinin bëheshin më të shpeshta.

Për t'iu shmangur një konflikti, Porta dërgoi në Shkodër një komisar të jashtëzakonshëm dhe largoi andej valiun. Ajo u përpoq ta mbyllte çështjen sa më parë, meqë ndërkaq ishin acaruar marrëdhëniet me Malin e Zi.

Por edhe pse u shtypën përsëri këto kryengritje, popullsia nuk u pajtua asnjëherë me politikën e egër antishqiptare të qeverisë osmane. Kjo e detyroi të dërgonte herë pas here ekspedita ushtarake kundër malësive të Shkodrës, Prizrenit, Gjakovës dhe Dibrës, të cilat mbetën edhe më tej vatra të ndezura të qëndresës popullore.

**Shqipëria në kuadrin e krizës ballkanike të viteve 60**

Çështja e çlirimit dhe e bashkimit kombëtar të popujve ballkanas nuk gjeti zgjidhje as me Hat-i humajunin dhe as me Traktatin e Paqes të Parisit të vitit 1856. Përkundrazi me këtë traktat Anglia, Franca dhe Austro-Hungaria u bënë garante të tërësisë territoriale dhe të pavarësisë së Perandorisë Osmane. Popujt e shtypur të Ballkanit nuk u pajtuan me përmbajtjen reaksionare të Traktatit të Parisit.

Një varg kryengritjesh çlirimtare shpërthyen gjatë viteve 60 në Hercegovinë, në Bullgari, në trevat serbe etj. Vetëm përpjekjet e diplomacisë së Fuqive të Mëdha perëndimore dhe prirjet shoviniste të shteteve ballkanike e shmangën rrezikun e një lufte të përbashkët të popujve të shtypur të Ballkanit kundër Perandorisë së sulltanëve.

Porta e Lartë nga ana e saj bënte çmos që ta nënshtronte principatën e vogël të Malit të Zi, e cila i kishte shkaktuar asaj kaq telashe, kurse princi Danilo organizonte vazhdimisht provokacione në kufirin turko-malazez kundër viseve shqiptare, të cilat synonte t'i aneksonte.

Në fillim të vitit 1862 midis tyre shpërtheu lufta. Popullsia e Shkodrës dhe viset kufitare në veri u shqetësuan nga sulmet e çetave malazeze drejt tokave shqiptare. Të nxitur edhe nga Porta e Lartë që ishte e interesuar të përdorte në luftë forcat e shqiptarëve, disa reparte vullnetarësh u nisën për në front. Më 26 shkurt, pas disa ndeshjes paraprake, në një betejë të rreptë në Kërnicë ata pësuan humbje të ndjeshme. Në një aksion të kryer nga disa çeta malazeze, komandanti i një reparti vullnetarësh, Oso Kuka, mbeti i rrethuar në një kullë të ishullit të Vranines (buzë liqenit të Shkodrës). Për të mos rënë në duart e malazezve, ai u vuri zjarr fuçive të barutit dhe u hodh në erë bashkë me luftëtarët e tjerë shqiptarë, duke vrarë edhe kundërshtarët malazezë që sulmonin kullën. Akti i tij u bë legjendar si shembull vetmohimi për mbrojtjen e trojeve shqiptare.

Në vitet 60, për ndarjen e trojeve të Perandorisë Osmane në Gadishullin Ballkanik ku përfshihej edhe Shqipëria u aktivizuan përsëri qeveritë e Serbisë dhe Greqisë. Qysh në vitin 1861, ato hynë në bisedime për një aleancë politiko-ushtarake kundër Turqisë. Në këto bisedime të cilat nuk patën rezultat, të dy palët i jepnin rëndësi qëndrimit të shqiptarëve si për potencialin e tyre ushtarak që e çmonin shumë, ashtu edhe për faktin se territori i Shqipërisë do të formonte hallkën ndërlidhëse midis frontit jugor grek dhe atij verior serb. Sipas fjalëve të kryeministrit serb I. Garashanin, pjesëmarrja e shqiptarëve në luftë ishte një kusht i domosdoshëm për fitoren mbi Turqinë.

Një mendim të tillë kishin edhe shumë diplomatë rusë. Njëri prej tyre, M. Hitrov, duke vlerësuar gjendjen në Shqipëri, ku vihej re një pakënaqësi e përgjithshme jo vetëm në malësitë dhe në radhët e borgjezisë së qyteteve, por edhe midis bejlerëve dhe pashallarëve të cenuar nga administrata e re, deklaronte më 1862: «Turqia jo vetëm nuk mund të shpresojë shumë në përkrahjen e shqiptarëve, por përkundrazi, në disa kushte të caktuara, pikërisht këtu përgatitet mbarimi i saj i shpejtë. Çdo gjë varet nga kjo: A do të përgatitet Shqipëria me kohë për ngjarjet e ardhshme? A do t'i kushtohet asaj vëmendja e duhur?»

Në gjendjen e krijuar në Gadishullin Ballkanik ndikuan edhe ngjarjet që kishin ndodhur në Italinë e afërt. Në vitet 1859-1861, si pasojë e një lëvizjeje të gjerë popullore, ishte realizuar, ndonëse akoma jo plotësisht, çlirimi dhe bashkimi i Italisë në një shtet.

Një rol të rëndësishëm në këto ngjarje kishte luajtur demokrati revolucionar Xhuzepe Garibaldi. Në luftë me diplomacinë e fuqive, Xh. Garibaldi mendonte të zgjidhte çështjen e çlirimit dhe bashkimit kombëtar jo vetëm të Italisë, por të të gjitha kombeve të shtypura, veçanërisht të Evropës Juglindore dhe Lindore, me anë të një lëvizjeje të gjerë revolucionare të vetë popujve, të cilët, sipas tij, ishin aleatë dhe duhej të harronin urrejtjet, grindjet dhe paragjykimet kombëtare dhe fetare. «Çështja e lirisë është një e vetme, cilido që të jetë populli që e mbron. Kur ta kenë kuptuar të gjithë popujt këtë të vërtetë . . . atëherë mbretëria e despotizmit do të marrë fund përgjithmonë . . . Kur të jetë përmbysur më në fund krenaria e Habsburgëve dhe të jetë dëbuar osmani barbar në shkretëtirat e tij, Adriatiku do të banohet, në të dy brigjet prej popujsh të lirë, të denjë të duhen e të kuptohen si vëllezër . . .», deklaronte Garibaldi në një proklamatë të vitit 1862.

Vëmendja e revolucionarëve italianë u drejtua edhe nga Shqipëria. Arbëreshët e Sicilisë dhe të Kalabrisë, të cilët ki-

shin luajtur një rol me rëndësi në lëvizjen për çlirimin dhe bashkimin kombëtar të Italisë, shërbyen në këtë rast si ndërmjetës për vendosjen e lidhjeve midis revolucionarëve italianë dhe shqiptarëve.

Qendra kryesore për organizimin e bashkëpunimit midis Italisë dhe Ballkanit u krijua në Korfuz. Emisarët italianë filluan të përshkonin Shqipërinë dhe provincat e tjera ballkanike të Perandorisë Osmane. Me kërkesën e shqiptarëve, Garibaldi filloi të dërgonte armë në Shqipëri. Ai parashikonte t'i zbarkonte forcat e veta diku në bregun e Shqipërisë dhe, duke u bashkuar me forcat vendëse, të niste marshimin drejt veriut.

Kjo ekspeditë, sipas mendimit të revolucionarit të shquar italian, do ta ndihmonte popullin shqiptar, që ai e çmonte si popull trim, të fitonte lirinë dhe do ta vinte diplomacinë evropiane, që nuk ishte për një kryengritje, përpara një fakti të kryer.

Por diplomacia evropiane dhe vështirësitë e brendshme e penguan një zhvillim të tillë të ngjarjeve. Këtë lëvizje u përpoq ta shfrytëzonte qeveria borgjeze italiane për shtrirjen e ndikimit të saj në bregun lindor të Adriatikut, ndërsa qeveria greke me anën e saj shpresonte të realizonte «Idenë e Madhe». Nga ana tjetër, Porta e alarmuar nga mundësia e një zbarkimi të garibaldinëve mori masa ushtarake duke bllokuar me flotën e saj bregdetin shqiptar dhe duke lidhur një marrëveshje me Austrinë për të luftuar së bashku çdo lëvizje revolucionare në Ballkan.

Pas disfatës që pësoi Austria në luftën kundër Prusisë më 1866 dhe duke marrë shkas nga kryengritja e popullsisë greke të Kretës që shpërtheu po atë vit kundër zgjedhës osmane, Rusia filloi të bënte përsëri një politikë aktive në Ballkan. Duke synuar të vendoste ndikimin e saj në këtë zonë diplomacia ruse kërkoi nga Porta njohjen e autonomisë së popujve të krishterë të Perandorisë.

Me memorandumet e kancelarit Gorshakov të datës 12 mars dhe 18 prill, qeveria ruse, duke u bërë një kritikë të ashpër reformave të deriatëhershme centraliste, paraqiste një projekt për krijimin e katër provincave të mëdha autonome në Turqinë Evropiane, që do të kishin të drejta mjaft të gjera vetëqeverisjeje. Por, projekti rus e mbështeste parimin e autonomisë mbi fenë e popullsisë. Asnjëra nga provincat nuk do të kishte karater homogjen nga pikëpamja etnike. Shqipëria e Veriut dhe Kosova do të bashkoheshin me Bosnjën dhe Hercegovinën me popullsi sllave, kurse Shqipëria e Jugut me Thesalinë dhe me krahinat e vilajetit të Janinës.

Politika ruse përpiqej njëkohësisht të krijonte në Shqipëri edhe një vatër të dytë kryengritjesh pranë Kretës, për ta ashpërsuar edhe më tej krizën. Diplomatët rusë u vunë në lidhje me disa feudalë shqiptarë të pakënaqur, midis të cilëve ishte edhe Xhelal pashë Mati, i cili rronte në Stamboll nën vëzhgimin e Portës. Pashai shqiptar i premtoi Rusisë se do të mobilizonte forca të rëndësishme shqiptare për një kryengritje me kusht që të kishte përkrahjen financiare dhe politike të Rusisë. Qeveria ruse e vuri pashën e Matit në lidhje me qeverinë serbe, e cila e siguroi se do ta përkrahte në përpjekjet për t'u bërë sundimtar i pavarur i vendit të tij. Lidhje të tilla qeveria serbe krijoi dhe me disa krerë bajraktarë të Veriut e të Dibrës.

Meqë ndërhyrja energjike e Anglisë nuk e lejonte të merrte pjesë haptazi në konfliktin midis Portës dhe kretasve, Qeveria greke filloi të hidhte andartë në Thesali dhe në krahinat greke të vilajetit të Janinës. Qeveria e Athinës edhe kësaj radhe u përpoq të gjente mbështetje në viset e banuara prej shqiptarësh. Por propaganda e saj, ashtu si edhe më parë, hodhi parullën për formimin e një Greqie të Madhe që kësaj here shtrihej «nga gjiri i Burgasit në Detin e Zi e deri në Shkodrën e Shqipërisë në detin Adriatik», gjë që jo vetëm e bëri të pamundur çdo afrim me shqiptarët, por shkaktoi dhe kundërshtimin e vendosur të tyre.

Pas dështimit të bisedimeve serbo-greke të vitit 1861 dhe të nismave të tjera që u morën më 1862 e 1863 për një luftë të përbashkët kundër Turqisë qeveritë e Athinës dhe të Beogradit i rifilluan ato në janar të vitit 1867 dhe i përfunduan më 26 korrik të atij viti me një traktat të nënshkruar në qytetin austriak Vëslau dhe me një konventë ushtarake që u nënshkrua në Athinë më 28 shkurt 1868. Gjatë këtyre bisedimeve të dy palët hynë në pazarllëqe për ndarjen e territoreve dhe i trajtuan si plaçkë tregu, sidomos tokat shqiptare. Qysh në fillim ato ishin marrë vesh që Greqia nuk do ta kundërshtonte aneksimin prej Serbisë të Bosnjës, Hercegovinës dhe të Shqipërisë Veriore gjer në Durrës, kurse Serbia do të pranonte bashkimin e Thesalisë, Epirit (ku përfshihej Shqipëria Jugore dhe e Mesme deri në Durrës), Maqedonisë, Thrakës dhe të ishujve të Egjeut me Greqinë. Këto ishin kërkesat maksimale të tyre që do të shërbenin si bazë për ndarjen territoriale pas fitores së luftës kundër Turqisë, kurse në traktat u përfshinë zyrtarisht kërkesa më të moderuara. Gjatë të gjitha bisedimeve si edhe në dokumentet përfundimtare shqiptarëve u kushtohej një vëmendje e veçantë. Të dy palët merrnin përsipër të punonin me të gjitha mjetet për t'i pasur ata me vete në rastin e konfliktit me Turqinë d.m.th. për t'i hedhur shqi-

ptarët në një luftë, fitorja e së cilës do të çonte në copëtimin e atdheut të tyre.

**Lëvizja e vitit 1862 në Mirditë**

Qëndresa e vendosur që vazhdonte t'i bënte popullsia e Shkodrës dhe e malësive të saj politikës shtypëse të administratës së re osmane frymëzoi një grup intelektualësh të rinj shkodranë të cilët u vunë në lëvizje për t'i dhënë luftës çlirimtare antiosmane një karakter më të organizuar. Ky grup përbëhej nga Zef Jubani, Pashko Vasa dhe nga disa klerikë katolikë patriotë si abati i Mirditës Gaspër Krasniqi etj. Në nismën e këtij grupi ndikuan lëvizjet për çlirimin kombëtar që po zhvilloheshin në vendet fqinje dhe në Itali dhe kontaktet e revolucionarëve italianë me rrethet patriotike shqiptare. Sipas planit të hartuar prej grupit të intelektualëve shkodranë, kryengritja që do të ishte pjesë përbërëse e lëvizjes së përgjithshme antiosmane në Ballkan duhej të shpërthente në Mirditë dhe prej këtej do të shtrihej edhe në malësitë e tjera. Për realizimin e këtij plani ata mbështeteshin në gatishmërinë për luftë që ekzistonte prej kohësh në popullsitë e armatosura të Malësisë, në rrethanat e krijuara nga gjendja e luftës me Malin e Zi që i lidhte duart Perandorisë Osmane, si edhe në ndihmën që shpresonin të kishin nga Franca. Në fakt, Napoleoni III prej disa kohësh kishte filluar t'i ndiqte me interes ngjarjet në Ballkan, me qëllim që ta rivendoste përsëri ndikimin e Perandorisë Franceze në Lindje. Në konfliktin malazezo-turk Franca përkrahte principatën e vogël dhe nuk kursente premtime e ndihma edhe në Shqipëri, veçanërisht në Mirditë, e cila, për numrin e bajraqeve, potencialin luftarak më të madh dhe për ndikimin që kishte midis malësive të tjera, kishte tërhequr vëmendjen e perandorit francez.

Sipas mendimit të grupit shkodran, kapedani i Mirditës Bibë Doda duhej të ngrinte së pari flamurin e kryengritjes dhe të shpallte një principatë shqiptare autonome ose të pavarur, rreth së cilës më vonë mund të bashkoheshin edhe krahinat e tjera të vendit.

Pasi arriti t'i ndalonte malësorët të mos rekrutoheshin në repartet ndihmëse që kërkonte të ngrinte Porta, grupi i patriotëve shkodranë filloi të përgatiste truallin për kryengritjen. I trembur nga zhvillimi i ngjarjeve, kapedani Bibë Doda, i cili si pasha merrte një rrogë të majme, u tërhoq nga ndërmarrja. Kur ai, me urdhër të qeverisë, u mundua të rekrutonte disa reparte vullnetarësh, në Mirditë shpërtheu një konflikt i ashpër. Në këtë konflikt shumica e popullsisë u rreshtua kundër kapedanit të cilin e akuzonte se donte të përfitonte në kurriz të saj, se edhe në fushatat e mëparshme kishte përvetësuar rrogat e vullnetarëve, se po i shpinte ata në një vdekje të sigurt etj. Në këto kushte ky u detyrua të largohej nga Mirdita dhe të kërkonte strehë e mbrojtje tek valiu turk në Shkodër. Ndërkohë, mirditasit sulmuan shtëpitë dhe pronat e kapedanit në Kallmet dhe u vunë zjarrin.

Njëkohësisht, reparte të tjera ndërprenë rrugën Shkodër-Prizren. Situata u bë kërcënuese për Portën. Masa që mori ajo me arrestimin e abatit Gaspër Krasniqi, i cili ishte bërë udhëheqësi i lëvizjes në Mirditë nuk e qetësoi, por përkundrazi e acaroi edhe më tepër gjendjen. Patriotët shkodranë nuk nguruan të akuzonin Bibë Dodë pashën si «vrasës të popullit të tij» dhe qeverinë e sulltanit si «shtypëse të pamëshirshme të kombit shqiptar» dhe të vinin në dukje se Fuqitë e Mëdha si Anglia dhe Austria, të cilat me politikën e tyre përkrahnin «një kufomë që quhet Turqi» ndihmonin për të mbajtur edhe më tej nën zgjedhën popullsitë e Perandorisë Osmane.

Me gjithë fillimet e mbara, kryengritja në Mirditë nuk mori hov. Fitoret e rëndësishme që korri ushtria turke kundër malazesve në qershor, armëpushimi i arritur në gusht 1862 dhe dështimi i projekteve për kryengritjen e përgjithshme në Ballkan i hoqën lëvizjes mundësinë e zhvillimit të mëtejshëm. Për më tepër, kundër saj ndërhyri tani edhe diplomacia austriake, e cila e shihte me shqetësim gjithnjë më të madh zhvillimin e ngjarjeve në Shqipërinë e Veriut. Hovi i kryengritjes ra. Pas disa kohësh Bibë Doda u kthye përsëri në Mirditë si kapedan-pashë.

Me përpjekjet e përfaqësuesve të kulturuar të borgjezisë për t'u lidhur me lëvizjen popullore antiosmane dhe për ta organizuar e drejtuar atë bëhej një hap i ri në Lëvizjen Kombëtare. Por lëvizja u projektua në një zonë të ngushtë, të banuar vetëm prej popullsisë katolike, pa lidhje me krahina të tjera dhe për më tepër u zhvillua vetëm në Mirditë, në një nga krahinat më të prapambetura të vendit.

**Konfliktet e reja shqiptaro-osmane në vitet 1867-1873**

Orvatjet që bënte herë pas here Porta e Lartë për të zbatuar Tanzimatin në zonat e panënshtruara të vendit ku ruheshin venomet tradicionale ose për të vendosur taksa të reja që rëndonin në mënyrë të veçantë popullsinë shoqëroheshin me konflikte të reja. Në vitet 1867-1868. Porta

ndërmori ekspedita të reja kundër krahinave të Lumës dhe Malësisë së Gjakovës. Por zaptiet (xhandarët) turq që vajtën për të nxjerrë taksa dhe rekrutë u pritën me pushkë dhe u dëbuan nga popullsia e udhëhequr nga krerët Binak Alia dhe Shaqir Curri. Një farë suksesi patën autoritetet turke në Mirditë pas vdekjes së Bibë Dodë pashës më 1868; ato larguan për në Stamboll trashëgimtarin e tij të mitur Prengën dhe vendosën një kajmekan nga gjiri i familjes së kapedanit të vdekur si dhe dy batalione. Megjithatë, Porta nuk mundi ta thyente qëndresën e mirditasve, të cilët, duke kërkuar që trashëgimi të respektohej sipas zakonit, e mbrojtën për një kohë të gjatë autonominë e tyre. Më 1873 atje shpërtheu kryengritja e disa muaj më vonë ajo u shtri edhe në Dukagjin. Ekspedita osmane u soll shumë egërsisht me popullsinë, por duke mos mundur ta nënshtrojë atë u detyrua të tërhiqej.

Në vitin 1869, presioni i ushtruar nga organet e Portës shkaktoi revolta në qytetet Pejë, Gjakovë e Prizren. Lëvizja mori përpjesëtime të mëdha veçanërisht në Shkodër. Pakënaqësia e shkodranëve shpërtheu atëhere kur Valiu vendosi tri taksa të reja, e veçanërisht «karagjymrykun». Tani fshatarët detyroheshin të paguanin 8 për qind të vleftës për çdo mall që çonin në qytet. Kjo taksë shkaktonte shtrenjtimin e ndjeshëm të jetesës dhe dëmtonte veçanërisht shtresat e vegjëlisë. Me këtë rast borgjezia shkodrane paraqiti ankesat e vjetra kundër korrupsionit të valiut dhe të gjyqeve, si dhe kundër abuzimeve që bëheshin me monopolet shtetërore të kripës dhe duhanit. Shkodranët dhanë kushtrimin dhe kërkuan ndihmën e malësorëve. Por autoritetet turke duke nxitur fanatizmin fetar, ia dolën ta përçanin popullsinë qytetare dhe të largonin një pjesë të saj nga lufta. Megjithatë, malësorët i sulmuan forcat e rëndësishme ushtarake që ishin përqendruar pranë qytetit, në fushën e Shtojit. Por pas një përleshjeje të ashpër me një armik më të madh në numër e të armatosur mirë, malësorët e pushuan zjarrin, duke lënë në fushën e luftës shumë të vrarë e të plagosur.

Po në vitin 1869 ndodhën turbullira në krahinën e Matit dhe në qytetin e Tiranës. Për shpërthimin e trazirave në Tiranë u bë shkak urdhri i qeverisë për të ndërtuar rrugën për në Durrës vetëm me shpenzimet dhe punën e qytetarëve dhe të fshatarëve që ndodheshin buzë rrugës. Meqenëse paria feudale e qytetit gjeti mënyrë për të shpëtuar nga çdo detyrim, e gjithë barra i mbeti vegjëlisë, e cila protestoi duke rrëmbyer armët, ndërsa zejtarët mbyllën dyqanet. Qëndresa vazhdoi edhe pasi në përleshje me repartet ushtarake u vra-



në mjaft qytetarë dhe u internua një numër i madh udhëheqësish.

Më 1872 ushtria osmane që u dërgua në Dibër u thye me humbje mjaft të rënda. Të njëjtin fat patën orvatjet për të nënshtruar zonat malore të Kosovës në vitet 1872-1874. Në një letër të shkruar nga Prizreni në tetor 1873 thuhej se përballë ushtrisë së madhe turke që po depërtonte në Kosovë shqiptarët nuk rrinin duarkryq. Ata, thuhej në letër «dëshirojnë ta ndezin zjarrin dhe janë të vendosur të luftojnë dhe të qëndrojnë përballë ushtrisë turke pa marrë parasysh në se do t'i ndihmojë ndokush apo jo. Ata kursesi nuk e pranojnë pushtetin turk dhe dëshirojnë të çlirohen nga ai». Edhe në Malësitë e Kosovës, ashtu si në malësitë e tjera të Shqipërisë së Veriut, autoritetet turke ushtronin një pushtet formal, duke e kufizuar veprimtarinë e tyre vetëm në qytetet dhe në afërsitë e tyre.

Megjithëse të kufizuara dhe shpeshherë spontane këto konflikte ishin rrëke që çonin ujë në shtratin e Lëvizjes së përgjithshme Kombëtare dhe i jepnin peshë çështjes shqiptare në arenën ndërkombëtare.

**Rrymat politike në Lëvizjen Kombëtare në fund të viteve 60 dhe në fillim të viteve 70**

Qarqet borgjeze shqiptare ishin para së gjithash të interesuara të zhdukeshin anarkia dhe grabitjet sistematike që bënin sunduesit osmanë në bashkëpunim me feudalët vendas. Përveç kësaj ato ishin të pakënaqura nga shpenzimi joprodhues i shumave të konsiderueshme që nxirreshin nga Shqipëria duke varfëruar fuqinë blerëse të tregut shqiptar, pa i dhënë vendit asgjë që të ndihmonte zhvillimin e tij ekonomik.

Me dështimin e kryengritjeve kundër reformave të Tanzimatit, ku një rol të rëndësishëm luajtën qytetet kryesore të vendit, rrethet borgjeze i kishin humbur shpresat se mund t'u vinte ndonjë ndihmë nga shteti osman për zhvillimin e tregtisë, të industrisë dhe për mbrojtjen nga depërtimi shkatërrimtar i mallrave të huaja. Për më tepër, me zbatimin e reformave të Tanzimatit elementët e borgjezisë shqiptare ishin përjashtuar pothuajse krejtësisht nga pozitat drejtuese të administratës së re. Përveç kësaj, dobësimi i Perandorisë Osmane po e bënte gjithnjë më të qartë se ajo nuk ishte në gjendje të mbronte territoret e saj nga orvatjet ekspansioniste të shteteve të tjera. Pikërisht këto lakmi të monarkive ball-

kanike fqinje që u drejtuan në mënyrë të theksuar edhe ndaj tokave shqiptare u bënë një faktor tjetër i rëndësishëm që shqetësonte qarqet borgjeze, si edhe çifligarët.

Në këto kushte, në fund të viteve 60 ideologët e Lëvizjes Kombëtare i formuluan hapur e më gjerë kërkesat për reforma ekonomike shoqërore e politike. Një ndër këta ishte Zef Jubani nga Shkodra (1818-1880).

Bir i një tregtari, Zef Jubani mësimet e para i mori në Shkodër edhe i vazhdoi në shkollën e mesme tregtare në Maltë. Jashtë atdheut ai ra në kontakt, si edhe intelektualë të tjerë të rinj shqiptarë të kësaj kohe, me qarqet demokrate të vendeve të Evropës Perëndimore dhe veçanërisht të Italisë ku u lidh ngushtë edhe me personalitetet arbëreshe.

Z. Jubani iu vu mbledhjes dhe studimit të folklorit të pasur të Shqipërisë së Veriut. Idetë e tij ai i parashtroi në mënyrë më të qartë në dy studime: «Gjendja aktuale e popullit të Shqipërisë së Veriut» dhe «Kundrime mbi gjendjen morale dhe mbi kulturën intelektuale të popullit shqiptar» që u botuan më 1871 si hyrje e një përmbledhjeje këngësh popullore. Duke përshkruar gjendjen e vajtueshme ekonomike, shoqërore e kulturore ku e kishte lënë popullin shqiptar sundimi i huaj, Zef Jubani vinte në dukje traditat pozitive të së kaluarës së lavdishme të popullit shqiptar, shprehte besimin në aftësitë e tij për të ecur përpara dhe bënte thirrje për bashkim e për të vënë të gjitha energjitë në shërbim të atdheut të robëruar.



Zef Jubani

Z. Jubani i kritikonte ashpër ligjet e padrejta, vendimet arbitrare, taksat e rënda, angaritë dhe gjykatat osmane që drejtoheshin nga të paditur e shkelnin drejtësinë. Ai dënonte qeveritarët osmanë, të cilët gjoja për të luftuar zakonin barbar të hakmarrjes, përdornin mjete edhe më barbare.



«Në këto kushte, thoshte Jubani, në Shqipëri nuk do të mund të zerë kurrë vendin ideja e qytetërimit». Prandaj ai kërkonte që në Shqipëri të vendosej barazia politike pa marrë parasysh ndryshimet fetare, sepse shqiptarët «janë të një gjaku dhe janë të njejtë për nga gjuha, për nga zakonet, për nga aspiratat». Krahas ligjeve të përgjithshme të Perandorisë, Jubani kërkonte që të kishte edhe ligje të veçanta për Shqipërinë «të nxjerra prej statutesh kombëtare nga më të mirat e më të përshtatshmet». Jubani shprehej në mënyrë të prerë kundër idealizimit të privilegjeve që kishte pasur dhe i ruante Malësia. Ruajtja e tyre, sipas mendimit të tij, donte të thoshte ruajtje e një gjendjeje arbitrariteti e barbarie. Ai ishte për zbatimin e reformave themelore, për ndërtimin e rrugëve e të hekurudhave, për themelimin e «ndërmarrjeve publike» për zhvillimin e lundrimit me avullore e të tregtisë, për shfrytëzimin e pasurive natyrore të vendit.

Një rol të rëndësishëm për zhvillimin e aftësive të popullit shqiptar, sipas Z. Jubanit, duhej të luante shkolla kombëtare e laike, me mësues vendas e jashtë çdo ndikimi fetar. Mësimin e gjuhës shqipe ai e quante shumë të nevojshëm për veprimtarinë e ndërmarrësve shqiptarë, sesa atë të turqishtes ose të italishtes, aq më tepër që shkollat në gjuhë të huaja e ftohnin ndjenjën kombëtare. Jubani ishte për një alfabet të vetëm të gjuhës shqipe dhe kundër atyre që shkruanin vetëm me shkronjat latine ose greke. Krijimin e një alfabeti të përbashkët ai e quante një shërbim të paharrueshëm për popullin shqiptar. Në shkrimet e tij shqip ai përdori një alfabet të posaçëm me një sistem të ri shkronjash me bazë alfabetin latin dhe hartoi një gramatikë të thjeshtë të gjuhës shqipe.

Për të ngritur ndërgjegjen dhe krenarinë kombëtare të bashkatdhetarëve të tij Jubani shkroi edhe një «Histori të jetës dhe të veprave të Gjergj Kastriotit» që mbeti dorëshkrim e nuk mundi të shohë dritën e botimit.

Ndonëse vinte në dukje me ngjyra të forta gjendjen e mjerueshme që karakterizonte Shqipërinë, Zef Jubani, theksonte se nuk kishte arsye për t'u dëshpëruar. Ai drejtohej me urrejtje të veçantë kundër «reshperëve që s'bëjnë asgjë dhe presin, duke ndenjur me duar kryq, shpëtimin dhe qytetërimin e Shqipërisë nga kombet e huaja», d.m.th. kundër atyre përfaqësuesve të borgjezisë tregtare që e kishin lidhur fatin e vet politik me një shtet të huaj. «Unë nuk i besoj sinqeritetit të të huajve që të na bëjnë një të mirë pa pasur një qëllim të dytë», deklaronte Jubani. Si vegla të këtyre qëllimeve të fshehta ai demaskoi në mënyrë të veçantë klerin

e huaj katolik në Shqipërinë e Veriut, që kishte përvetësuar këtu monopolin e arsimit e të kulturës dhe i përdorte këto për të luftuar përparimin. Z. Jubani u shpreh edhe kundër pozitës mbizotëruese që mbante Austro-Hungaria në ekonominë e Shqipërisë duke dëmtuar kështu interesat e borgjezisë shqiptare. Për këtë veprimtari të tij ai u luftua shumë ashpër nga kleri katolik që e quante atë «njeri të asnjë feje», «... shumë të rrezikshëm nga çdo pikëpamje, sidomos në raportet politike».

Duke kërkuar ligje, kode e institucione të veçanta të përshtatshme për popullin shqiptar, i cili tanimë, sipas tij, ishte «formuar si një komb i bashkuar», Zef Jubani shprehte heshtazi kërkesën e borgjezisë shqiptare për autonomi, d.m.th. për njohjen e interesave të veçanta të territorit që banohej nga kombi shqiptar, që ajo e konsideronte si treg të saj dhe donte ta dallonte nga territori i kombësive të tjera të Perandorisë Osmane.

Nga fundi i viteve 60, kur u acaruan marrëdhëniet ndërkombëtare në Gadishullin Ballkanik, disa intelektualë të tjerë shqiptarë, si Th. Mitkua (1820-1890), P. Doçi etj., shfaqën mendimin se kishte ardhur koha për një kryengritje të përgjithshme kombëtare dhe për shkëputjen e plotë të Shqipërisë nga Turqia.


Thimi Mitko

Por, nga ana tjetër, vetë Th. Mitkua mendonte në këtë kohë se shteti i ri shqiptar do të ishte tepër i dobët për t'u bërë ballë rreziqeve që i vinin nga jashtë dhe prandaj ishte i mendimit që Shqipëria, duke ruajtur individualitetin e vet shtetëror, të formonte me fqinjën e saj në jug Greqinë, një mbretëri dualiste, sipas shembullit të Austro-Hungarisë. Mitkua mendonte se ishte në interes të vetë Greqisë t'u respektonte shqiptarëve të gjitha të drejtat kombëtare në shtetin e tyre, për t'i pasur si aleatë kundër një zgjerimi territorial të Serbisë drejt jugut, e veçanërisht në Maqedoni. Ky mendim, i cili përkrahej edhe nga disa qarqe arbëreshe, nënvleftësonte rrezikun që kërcënonte Shqipërinë për shkak të prirjeve ekspansioniste të qarqeve drejtuese të Greqisë që Mitkua, me sa duket, nuk i njihte mirë. Vënia në jetë e këtij mendimi krijonte kushte shumë të favorshme për realizimin e planeve shoviniste të Athinës.

Intelektualët arbëreshë, si edhe shkrimtarja përparimtare rumune me prejardhje të largët shqiptare princesha Elena Gjika[1] që bashkëpunonte me ta mendonin se kriza e krijuar në Ballkan duhej shfrytëzuar për një kryengritje shqiptare që do të lidhej me lëvizjet e tjera kryengritëse në Evropë.

Për këtë qëllim grupi i arbëreshëve u vu në lidhje me qarqe demokratike përparimtare italiane dhe të Evropës Perëndimore në përgjithësi, të cilat mendonin se në Gadishullin Ballkanik vendin e Perandorisë Osmane duhej ta zinte një konfederatë popujsh e shtetesh më të drejta të barabarta. Pikërisht në këtë periudhë K. Marksi dhe F. Engelsi, duke analizuar thelbin e çështjes lindore dënonin metodat e diplomacisë evropiane që kërkonte t'u përgatiste popujve të Lindjes një robëri të re. Kundër kësaj politike ata vinin programin e demokracisë evropiane, i cili duhej të realizohej me anë të revolucionit. Marksi dhe Engelsi konsideronin të drejtë vetëm atë zgjidhje të çështjes lindore që do t'u jepte pavarësinë kombëtare kombësive të shtypura të Turqisë dhe do t'i shpëtonte ato nga intrigat e diplomacisë së shteteve të mëdha. «Zgjidhja e problemit turk ... i bie si detyrë revolucionit evropian», shkruante K. Marksi dhe F. Engelsi[2].

Në kushtet e Shqipërisë, kur shumica e madhe e feudalëve të vendit, me gjithë konfliktet që kishin grupe të caktuara të tyre me pushtetin qendror, e shihnin të nevojshme ruajtjen e lidhjeve me Portën e Lartë dhe lidhjet fetare me kalifatin ushtronin gjithnjë një ndikim të madh në masat e besimtarëve myslimanë, kur borgjezia shqiptare ishte e dobët, pjesërisht e varur nga tregu i huaj dhe e përçarë nga ndikimi i feve, më realiste ishin kërkesat e atyre përfaqësuesve të mendimit politik shqiptar si Zef Jubani etj., të

1) Elena Gjika (1829-1888) njihet me pseudonimin Dora d'Istria.

2) K. Marks — F. Engels, *Veprat*, bot. gjermanisht, vëll. 9, f. 33.

cilët, pa hequr dorë nga synimi kryesor i çlirimit të vendit, e quanin të parakohshme shkëputjen e plotë të Shqipërisë nga Turqia. Një Shqipëri e pavarur, por ende e dobët dhe e pamëkëmbur sipas mendimit të tyre, mund të binte së shpejti viktimë e politikës grabitqare të shteteve fqinje, ndërsa duke qendruar në kuadrin e Perandorisë Osmane si provincë autonome Shqipëria do të siguronte më mirë tërësinë e saj jo vetëm sepse do të kishte një administratë shqiptare, por edhe sepse tërësia tokësore e Perandorisë mbrohej edhe nga Porta dhe ishte garantuar nga një sërë marrëveshjesh të Fuqive të Mëdha.

### 7. KULTURA KOMBËTARE NË VITET 50-70

**Përpjekjet për organizimin e shoqërisë kulturore dhe çështja e alfabetit të gjuhës shqipe**

Qysh në vitet 50 jo vetëm në Shqipëri dhe Vllahi, ku vazhdonte punën N. Veqilharxhi, por edhe në Stamboll, ku ishin grumbulluar shumë shqiptarë-tregtarë, nëpunës, intelektualë, të ardhur nga krahina të ndryshme të vendit vazhduan përpjekjet për lëvrimin e shqipes dhe hapjen e shkollave kombëtare. Një hap i rëndësishëm në këtë drejtim u bë në vitet 50 me themelimin e një shoqërie kulturore në Stamboll, qëllimi i së cilës ishte të grumbullonte mjetet e nevojshme për shtypjen e librave dhe mbajtjen e shkollave. Shoqëria i vinte vetes si detyrë të përfshinte në gjirin e saj përfaqësues të të gjitha krahinave dhe feve. Vetëm kështu, siç deklaronte më 1857 një nga anëtarët e saj, Th. Mitkoja, do të mund të sigurohej qëllimi i shoqërisë «ringjallja e përgjithshme kombëtare».

Themelimi i shoqërisë së Stambollit qe hapi i parë që bënë aktivistët e Lëvizjes Shqiptare për të dalë nga faza e veprimeve të veçuara, për të krijuar një bërthamë organizative e përfaqësuese të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Anëtarët e shoqërisë bënë përpjekje brenda dhe jashtë Shqipërisë për të siguruar përkrahje për realizimin e qëllimeve të saj.



Por veprimi i patriotëve shqiptarë nuk dha rezultate, sepse u prit me armiqësi nga Porta e Lartë dhe qarqet panheleniste me Patrikanën greke të Stambollit në krye.

Situata e krijuar veçanërisht me krizën e viteve 60, e cila hapi për popujt e Perandorisë perspektivën e çlirimit të tyre, i nxiti patriotët që të rifillonin përpjekjet për organizimin e lëvizjes kulturore kombëtare. Nismën për këtë e mori Kostandin Kristoforidhi nga Elbasani.

K. Kristoforidhi (1830-1895) i kishte kryer studimet e larta në Maltë dhe në Angli. Nga albanologu i njohur I. G. Han ai kishte marrë nxitjen e parë për t'iu kushtuar studimeve shqiptare dhe shumë shpejt u bë një njohës i thellë i gjuhës shqipe.

Si N. Veqilharxhi, edhe K. Kristoforidhi kishte arritur në përfundimin se mësimi i shqipes kishte një rëndësi të jashtëzakonshme si shprehje e ekzistencës së kombit shqiptar dhe e të drejtave të tij, si mjet vëllazërimi midis shqiptarëve të feve e krahinave të ndryshme. Ai e shprehte këtë më vonë me fjalët: «Ndë mos u shkroftë gjuha shqipe, nuk do të shkojnë shumë vjet dhe nuk do të ketë Shqipëri në faqe të dheut, as nuk do të shënohet më emri shqiptar në hartë të botës».

Qysh në vitin 1864, sapo kishte vajtur në Stamboll, në bashkëpunim me bashkatdhetarë të tjerë që ndodheshin atje, si Pashko Vasa nga Shkodra, Ismail Qemali nga Vlora, Hoxha Hasan Tahsini nga Filati i Çamërisë, Konstandin Kristoforidhi kishte organizuar një varg mbledhjesh për ringjalljen e shoqërisë kombëtare. Në këto mbledhje morën pjesë shumë shqiptarë që ndodheshin në Stamboll. Në to u bisedua përsëri mbi nevojën e sigurimit të mjeteve financiare për «shkronja dhe për shkolla shqipe». Por kusht i domosdoshëm pë hapjen e shkollave dhe shtypjen e librave shqip ishte caktimi i një alfabeti të vetëm të shqipes, që të njihej dhe të përdorej nga të gjithë shqiptarët si alfabet i tyre kombëtar në vend të alfabeteve të shumta që ishin në përdorim dhe pengonin mësimin e gjuhës amtare (alfabeti latin në Shkodër, alfabeti grek ndër ortodoksët e jugut, alfabeti arab midis myslimanëve, alfabeti i Dhaskal Todhrit dhe Veqilharxhit në disa krahina të veçanta).

Por, që në mbledhjet e para ishin dukur shenja moskuptimi midis pjesëmarrësve në lidhje me caktimin e alfabetit. Mosmarrëveshjet nxiteshin nga Porta, e cila ia arriti qëllimit që mbledhja të shpërndahej pa dhënë fryt.


Kostandin Kristoforidhi

Më 1867 këto përpjekje u përsëritën. K. Kristoforidhi, P. Vasa, H. Tahsini, I. Qemali me të cilët u bashkuan dhe shqiptarë të tjerë si bankieri Kristaq Zografi, funksionarë shqiptarë të Portës si Mustafa pashë Gjiriti, Rustem pashë Leskoviku, etj. iu drejtuan kryeministrit Ali Pasha me lutje që të lejonte veprimin e një shoqërie shqiptare me karakter kulturor.

Gjendja e nderë në Ballkan i kishte bindur Ali pashën dhe disa përfaqësues të qarqeve qeveritare osmane se vazhdimi i politikës së forcës ndaj shqiptarëve dhe pengimi i çdo përpjekjeje të tyre për përparim do ta thellonte armiqësinë ndaj Portës jo vetëm të të krishterëve, por edhe të myslimanëve shqiptarë dhe do të bënte që shqiptarët të merrnin të gjithë anën e armiqve të Perandorisë. Përkundrazi, liria e mësimit të gjuhës, sipas tyre, do t'i lidhte myslimanët shqiptarë më ngushtë me Portën, ndërsa të krishterët do t'i neutralizonte. Për këtë arsye Ali pasha autorizoi dhe inkurajoi komisionin të vazhdonte mbledhjet e tij.

Anëtarët e komisionit iu përveshën përsëri punës për ringjalljen e shoqërisë kulturore. Mirëpo hovi që po merrte lëvizja patriotike në radhët e shqiptarëve ortodoksë e trembi shumë Patrikanën greke, e cila ushtroi presion mbi ta për t'i larguar nga rruga e Lëvizjes Kombëtare.

Në të njëjtën kohë filloi të ndryshonte edhe qëndrimi i kryeministrit turk ndaj nismës shqiptare. Qarqet konservatore në Portën e Lartë «kursin e butë» të Ali pashës ndaj çështjes shqiptare e konsideruan të rrezikshëm për unitetin



e islamizmit dhe të Perandorisë, meqënëse u hapte shtegun edhe kërkesave të kombësive të tjera myslimane. Nën presionin e tyre Ali pasha filloi t'i nxirrte pengesa komisionit nismëtar e pak më vonë ta ndalonte krejtësisht veprimtarinë e tij.


Hasan Tahsini
(Hoxha Tahsini)

Me gjithë dështimin që pësoi më 1867, grupi i patriotëve të Stambollit nuk hoqi dorë nga përpjekjet për të krijuar një qendër të Lëvizjes Kombëtare. Kjo mbetej një detyrë e përhershme veçanërisht në kushtet e zgjerimit të luftës që i bënin Lëvizjes Shqiptare Patrikana dhe Porta. Në vitin 1867 nën hijen e Patrikanës ishte themeluar organizata me emrin «Vëllazëria qendrore kulturore» dhe më 1871 «Silogu (klubi — Red.) kulturor epirot», president nderi i të cilit u zgjodh renegati i çështjes shqiptare bankieri K. Zografi. Ku synonte në të vërtetë Silogu, kjo shihej qartë në statutin e tij, ku gjente shprehje shqetësimi që kishte kapur Patrikanën me qarqet shoviniste greke për përparimin që po bënte Lëvizja Kombëtare edhe në popullsinë e krishterë shqiptare. Duke vënë në dukje se edhe në vise të largëta malore, siç ishte krahina e Shpatit të Elbasanit, kishte filluar të mësohej fshehurazi gjuha shqipe, statuti theksonte nevojën për të shtuar përpjekjet për përhapjen e arsimit grek në Shqipëri. Nën kujdesin e Silogut e me lejën e qeverisë osmane në Shqipërinë e Jugut e të Mesme u hapën dhjetëra shkolla greqisht krahas atyre turqisht.

Kjo veprimtari e qarqeve shoviniste greke bashkërendohej me politikën thellësisht antishqiptare të Portës së Lartë, e cila ua mohonte shqiptarëve të drejtën për të mësuar gjuhën amtare. Edhe gazeta zyrtare që filloi të dilte më 1871 në Prizren botohej turqisht e serbisht, ndërsa në Janinë turqisht e greqisht.

Në këto kushte, në vitin 1871 patriotët shqiptarë në Stamboll i rifilluan përpjekjet për krijimin e një organizate patriotike shqiptare. Një rol të rëndësishëm në këto përpjekje, krahas K. Kristoforidhit, luajti H. Tahsini (1832-1884), i cili i kishte bërë studimet në Francë dhe ishte një figurë e shquar e shkencës. H. Tahsini nuk reshti së predikuari se mësimi i gjuhës shqipe, edhe me germa joarabe, nuk ishte aspak në kundërshtim me frymën e kuranit. Rreth tij u bashkuan jo vetëm personalitete që ishin aktivizuar qysh në përpjekjet e para, por edhe intelektualë të rinj si Sami Frashëri, Jani Vretoja etj. Por, Porta e Lartë edhe kësaj here i nxorri pengesa komisionit nismëtar duke ngulur këmbë që puna e tij të kufizohej vetëm me të krishterët shqiptarë, kurse myslimanët s'duhej të kishin asnjë lidhje me këtë çështje.

Kundërshtime u shfaqën edhe në vetë gjirin e komisionit. Disa pashallarë, të nxitur nga Porta, kërkonin që gjuha shqipe të shkruhej me alfabetin arab. Kundër kësaj zgjidhjeje qe shumica e anëtarëve të komisionit, të cilët vinin në dukje se jo vetëm për arsye shkencore, por edhe politike, shqiptarët, si anëtarë të familjes evropiane, nuk duhej të përdornin një alfabet oriental, por evropian.

Një grup tjetër, me J. Vreton në krye, duke u mbështetur në tezën e origjinës së përbashkët pellazgjike të popullit shqiptar e grek dhe të lidhjeve kulturore midis tyre, u shpreh për alfabetin grek. Për alfabetin latin ishte më në fund një grup i tretë, me Pashko Vasën, Ismail Qemalin dhe K. Kristoforidhin, të cilët mbështeteshin jo vetëm në arsye historiko-politike, por edhe në argumente praktike (siç ishte fakti që germat latine nuk duheshin derdhur veçanërisht, por gjendeshin të gatshme në çdo shtypshkronjë).

Një zgjidhje tjetër propozonte Hasan Tahsini, i cili, ashtu si N. Veqilharxhi, mendonte se në kushtet e Shqipërisë duhej përdorur një alfabet i ri, krejt i veçantë, për të cilin shkronjat i kishte shpikur vetë.

Komisioni arriti më në fund në marrëveshjen për të hartuar alfabetin duke u mbështetur në parimin themelor: «për secilin tingull një germë». Ky parim përjashtonte adoptimin e pandryshuar si të alfabetit latin, ashtu edhe të alfabetit grek, të cilët tingujt e veçantë të shqipes nuk mund t'i shkruanin pa dyzime germash. Por çështja e alfabetit dhe formimi i shoqërisë kulturore shqiptare nuk mundën të zgjidheshin përfundimisht. Porta mbajti një qëndrim kërcënues dhe pashallarët shqiptarë u larguan menjëherë nga komisioni. Në të njëjtën kohë edhe Patrikana i shtoi intrigat e saj kundër Lëvizjes patriotike Shqiptare. Në këto kushte komisioni u detyrua të ndërpriste



edhe këtë herë punën pa arritur ndonjë përfundim konkret.

Me gjithë vështirësitë që hasën, patriotët nuk hoqën dorë nga qëllimet e tyre. Por duke mos pasur lejën dhe mundësitë që të vepronin haptazi për lëvrimin e mësimin e gjuhës amtare, ata përpiqeshin të punonin fshehurazi, duke bërë çdo fli. Koto Hoxhi nga Qestorati i Gjirokastrës (1824-1895), i cili ishte emëruar më 1873 mësues në normalen e Qestoratit, në orët e lira u mësonte fshehurazi nxënësve shqipen dhe u ngjallte atyre dashurinë për gjuhën, për atdheun, për bashkëatdhetarët e feve të tjera. Kjo veprimtari patriotike e futi Koto Hoxhin në grindje me konsullin grek dhe me peshkopin e Gjirokastrës. Peshkopi e shkishëroi dhe njëkohësisht vuri njerëz ta sulmonin patriotin. Por ky nuk u tërhoq para vështirësive. Kështu, nga shkolla e Qestoratit nuk dolën vetëm mësues fanatikë të helenizmit, por edhe patriotë si Pandeli Sotiri dhe Petro Nini Luarasi, të cilët ndoqën rrugën e mësuesit të tyre.

**Lëvizja letrare dhe botimet shkencore**

Fundi i viteve 60 shënoi një etapë me rëndësi në zhvillimin e Lëvizjes Kombëtare. Ky zhvillim pasqyrohej edhe në rritjen e letërsisë shqipe.

Një veprimtari të madhe në këtë fushë zhvilloi K. Kristoforidhi. Duke hyrë në shërbim të një organizate protestante angleze, të Shoqërisë Biblike, e cila botonte përkthime të ungjillit në gjuhët e ndryshme të botës për përhapjen e ideologjisë fetare, Kristoforidhi kishte shpresë që të realizonte planet e tij për zhvillimin e letërsisë në gjuhën shqipe me fondet e kësaj shoqërie. Dhe me të vërtetë në vitet 1864-1872, me ndihmën e Shoqërisë Biblike, ai mundi të botonte mbi 10 vëllime, midis të cilave ishin disa përkthime të rëndësishme fetare, si «Dhjata e re», etj.

Por Kristoforidhi nuk mendonte ta kufizonte veprimtarinë e vet vetëm në botime fetare. Në këtë kohë ai vazhdoi punën për hartimin e një fjalori themelor të gjuhës shqipe dhe përgatiste një varg botimesh popullore, si dhe një revistë kulturore. Nga këto ai mundi të botonte më 1867 «Abetaren e gjuhës shqipe» toskërisht dhe gegërisht. Ndonëse planet e tij për mungesë përkrahjeje nuk mundën të realizoheshin veçse pjesërisht, veprimtaria e K. Kristoforidhit në këto vite pati një rëndësi të madhe. Përkthimet e shkrimeve fetare

të Kristoforidhit u bënë objektivisht një mjet lufte kundër propagandës shkombëtarizuese të kishës greke; ato shënonin një hap të ri drejt krijimit të një kishe ortodokse shqiptare dhe rrëzonin pretendimet e «panhelenistëve» që thoshin se gjuha shqipe ishte një gjuhë e varfër dhe nuk mund të shërbente si gjuhë kulture. Me përkthimet e tij Kristoforidhi bëri gjithashtu një punë të madhe për pasurimin e gjuhës së shkruar me një varg termash dhe shprehjesh të nxjerra nga gjuha e popullit. Për më tepër, me shkrimet e tij ai ndihmoi për afrimin e dy dialekteve kryesore të shqipes gegërishtes dhe toskërishtes, duke marrë si bazë për përkthimet e tij gegërisht autorët e vjetër të Shqipërisë së Veriut, që ishin shumë afër toskërishtes.

Në këto vite letërsia shqiptare filloi të merrte përmbajtje të re më të përparuar, lidhur me detyrat e reja që shtronte gjëndja. Kështu, krahas shkrimeve me karakter fetar e didaktik që kishin mbizotëruar deri tani, filloi të trajtohej tema patriotike. Në këto krijime rilindasit u bënin thirrje bashkatdhetarëve për të luftuar sundimin e huaj, për ta vënë çështjen kombëtare përmbi fetë, për të zhvilluar e lëvruar gjuhën e kulturën kombëtare. Një rol të rëndësishëm si aktivist i letërsisë artistike shqipe dhe i Lëvizjes Kombëtare në përgjithësi filloi të luante në këto vite Thimi Mitkoja nga Korça. I mërguar në Egjipt, ai zhvilloi një veprimtari të madhe e të frytshme për mbledhjen e folklorit shqiptar.

Në të njëjtën kohë filloi të shkruante vjershat e tij Spiro Risto Dineja nga Vithkuqi i Korçës (1846-1922). Ato përshkoheshin nga fryma patriotike. Shovinistëve grekë Dineja nuk ua kurseu qortimet për armiqësinë që tregonin kundrejt shqiptarëve, si p.sh. për vrasjen e pabesë të N. Veqilharxhit.

Dashuria për atdheun gjeti një shprehje të zjarrtë dhe artistikisht të lartë në vjershat e Preng Doçit (1846-1917) siç dëshmojnë ndër të tjera vargjet;

«Shqyptarë trima, zgjedhën lshoni
kputni prangat e luftoni»!

Fryma patriotike përfshiu edhe të tjerë poetë klerikë katolikë të veriut si Pjetër Zarishin (1806-1866), Ndue Bytyçin (1847-1917), Leonard de Martinon (1830-1923) etj.

Në këtë Lëvizje morën pjesë edhe intelektualë arbëreshë, duke dhënë një ndihmë të çmuar në dobi të çështjes shqiptare.

Besnikë ndaj traditave demokratike, që ishin shfaqur edhe me pjesëmarrjen masive të arbëreshëve në revolucionin



e vitit 1848 dhe në lëvizjen për çlirimin e Italisë në vitet 1859-1861, një plejadë intelektualësh arbëreshë, midis të cilëve shquheshin Jeronim de Rada, Dhimitër Kamarda, Vinçens Dorsa, Zef Serembe, etj., iu dhanë me mish e me shpirt mbledhjes dhe studimit të thesareve të gjuhës dhe kulturës së popullit shqiptar.

Një rol veçanërisht të rëndësishëm në këtë drejtim vazhdonte të luante Jeronim de Rada me punën e tij si poet i shquar, studiues i palodhur dhe propagandist i flaktë i çështjes së çlirimit të popullit shqiptar. Me veprat e tij shkencore si «Vjetërsi e kombit shqiptar», me poemat epike madhore si «Skënderbeu i pafanë», të botuara në vitet 60 e në fillim të viteve 70, De Rada u bë një figurë e madhe e kulturës shqiptare, e njohur jo vetëm në kolonitë arbëreshe e në Shqipëri, por edhe në botën letrare e kulturore evropiane. Veprimtarët e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare e nderonin De Radën si një udhëheqës të shquar të luftës së tyre. Veprat e tij i çmuan edhe figurat e mëdha të letërsisë evropiane të kohës si A. de Lamartinë. F. Mistral; ato u përkthyen në një varg gjuhësh të huaja.

Në vitin 1866 u botuan dy përmbledhje të rëndësishme të folklorit arbëresh-shqiptar, njëra «Rapsodi të një poemi shqiptar», prej de Radës dhe tjetra, prej filologut të shquar Dh. Kamarda (1821-1882) nga Hora e Arbëreshëve pranë Palermos, si «shtojcë» e veprës «Sprovë e gramatologjisë krahasuese mbi gjuhën shqipe».


SCANDERBECCU I PA FAAN
STORIE
DEL SECOLO XV.

AJACE: O Figlio sii del padre più felice, nel resto lo somiglia, e sarai non tristo. Veramente di te ho anche or invidia, perchè nulla tu senti di questi mali.
SOFOCLE

CORIGLIANO CALABRO
1872

Vepra e Jeronim De Radës «Skënderbegu i pafan» botuar 1872

Nëpërmjet pasurisë së madhe artistike që paraqiste folklori, të dy studiuesit arbëreshë u përpoqën me sukses të tërhiqnin vëmendjen e opinionit publik botëror mbi popullin shqiptar dhe lashtësinë e tij si dhe mbi të drejtën e tij për t'u njohur si komb më vete.

Nga viti 1865 filloi të bashkëpunonte me studiuesit arbëreshë edhe Dora d'Istria. Ajo zhvilloi një veprimtari të gjallë publicistike veçanërisht mbi tema lindore, midis tyre edhe shqiptare, që

e bënë atë shumë të njohur dhe shërbyen njëkohësisht për ta popullarizuar çështjen shqiptare në opinionin publik botëror.

Duke marrë shkas nga libri i De Radës, Dora d'Istria botoi po atë vit në gjuhën frënge një studim me titull «Kombësia shqiptare sipas këngëve popullore». Në të autorja vinte në dukje se këngët popullore historike shqiptare e në mënyrë të veçantë rapsoditë e botuara nga De Rada që kishin si figurë qëndrore Skënderbeun, flisnin jo vetëm për aftësitë krijuese artistike të një populli me kulturë të lashtë, por përbënin edhe një dokument historik, i cili dëshmonte për dashurinë për liri e pavarësi që kishte ruajtur populli shqiptar gjatë shekujve, me gjithë kushtet e vështira të pushtimit të huaj. «Ka ardhur koha, i shkruante ajo De Radës, që historia jonë të dalë gjithashtu nga varri ku e kanë groposur kaq e kaq farisej». Duke u mbështetur në të dhënat e historisë, në këtë vepër dhe në vepra të mëvonshme, Dora d'Istria vinte në dukje se shqiptarët kishin të drejtë, me rastin e një risistemimi të ardhshëm politik të Evropës Juglindore, të fitonin lirinë e tyre dhe mundësinë për përparim në kuadrin e shtetit të tyre të pavarur.

Grupi i patriotëve arbëreshë u vu në lidhje me patriotë shqiptarë në Shqipëri dhe në kolonitë, si p.sh. me Zef Jubanin në Shkodër, Thimi Mitkon në Egjipt etj., të cilët u dhanë zemër për të vazhduar veprimtarinë politike dhe letrare për të mirën e çështjes shqiptare. Duke u nisur nga parimi i shprehur nga Dora d'Istria se «pa rilindje letrare nuk ka ringjallje politike», grupi arbëresh përpiqej të themelonte një shoqëri letrare mbarëshqiptare, që do të botonte një gazetë me emrin «Flamuri i Skënderbeut», një fjalor dhe një gramatikë të gjuhës shqipe.



Elena Gjika
(Dora d'Istria)

Grupi arbëresh zhvilloi një veprimtari të rëndësishme për të bërë të njohur çështjen shqiptare në opinionin publik botëror dhe për të krijuar lidhje me lëvizjen patriotike në Shqipëri. Dëshmi e këtij bashkëpunimi u bë libri me titull: «Dora d'Istrias — shqiptarët» një përmbledhje vjershash, botuar nga Dh. Kamarda më 1870 për të cilën kishin bashkëpunuar autorë shqiptarë dhe arbëreshë të kolonive të Italisë e Greqisë si: Z. Jubani, Th. Mitkua, I. Pema, P. Doçi, J. de Rada, A. Santori, Z. Serembeja etj. Përtej qëllimit të parë, për t'i shprehur filoshqiptares së shquar mirënjohjen për ndihmën që i jepte çështjes shqiptare, libri u bë një manifest i parë i përbashkët i lëvizjes letrare kombëtare që po rritej në këto vite.

KREU III

## LIDHJA SHQIPTARE E PRIZRENIT (1878-1881)

### 1. KRIZA LINDORE DHE LËVIZJA SHQIPTARE

**Shqipëria në fillim të Krizës Lindore të viteve 70**

Gjatë viteve 70 të shek. XIX, u duk përfundimisht qartë se politika 40-vjeçare tanzimatiste e qarqeve sunduese osmane për ta shpëtuar perandorinë e sulltanëve nga procesi i shthurjes së mëtejshme, kishte dështuar plotësisht në të gjitha drejtimet e saj. Plogështia e strukturës shtetërore, arbitrariteti i hallkave administrative dhe korrupsioni i aparatit burokratik që Perandoria Osmane kishte trashëguar nga sistemi i mëparshëm feudal-ushtarak u shtuan më tepër. Në vitet 70 ekonomia e saj ndodhej në një amulli të përgjithshme. Gjatë dy dekadave të fundit, vërshimi i mallrave të industrisë evropiane ishte trefishuar. Më 1875 niveli i eksportit përfaqësonte çerekun e importit. Kriza e saj financiare ishte acaruar në kulm. Porta e Lartë ishte e detyruar të merrte çdo vit nga jashtë borxhe të reja, mbasi me të ardhurat buxhetore nuk përballonte dot as gjysmën e shpenzimeve të veta. Më 1875, të ardhurat ishin 0,8 miliardë franga ari, kurse borxhet e saj të jashtme kapnin 5,3 miliardë franga ari. Perandoria Osmane nuk ishte në gjendje të shlyente jo vetëm këstet e kredive, por as kamatën e tyre të përvitshme.



Me gjithë përpjekjet e tyre gjysmëshekullore, qarqet sunduese osmane nuk i siguruan dot perandorisë së tyre as qetësinë e brendshme politike. Kryengritjet e masave popullore kundër shtypjes feudale dhe ato të kombësive joturke kundër zgjedhës kombëtare osmane, vazhduan të shpërthenin në të katër anët e Perandorisë. Për më tepër, tani kishte dalë në skenë, si forcë e re kundërshtare, edhe lëvizja demokratike turke, e përfaqësuar nga organizata e «Osmanëve të Rinj», e cila synonte të përmbyste despotizmin feudal teokratik të sulltanëve.

Edhe gjendja ndërkombëtare po zhvillohej në dëm të saj. Gjatë viteve 70 kishte dalë në skenë Perandoria Gjermane, e cila kishte filluar të trondiste pozitat ndërkombëtare të dy perandorive kapitaliste koloniale, Anglisë dhe Francës. Disfata që kishte pësuar Franca nga Prusia (1871), i kishte dhënë rast Rusisë Cariste të hidhte poshtë nenet e Traktatit të Parisit (1856) që e pengonin të armatosej në Detin e Zi kundër Perandorisë Osmane. Po ashtu, Austro-Hungaria, pas disfatës që kishte pësuar politika e zgjerimit të saj në Gjermani dhe në Itali, kishte filluar të aktivizohej në drejtim të Gadishullit Ballkanik dhe Detit Egje. Gjatë kësaj kohe edhe Italia, e cila kishte përfunduar bashkimin e saj politik dhe kishte hyrë në radhët e Fuqive të Mëdha, ndonse ishte ende e dobët, aspironte të vinte një këmbë në bregdetin lindor të Adriatikut.

Si pasojë e këtyre ndryshimeve, përballë Anglisë dhe Francës, të cilat përpiqeshin si dhe më parë ta mbanin në këmbë Perandorinë Osmane, tani, gjatë viteve 70, qëndronin dy fuqi të tjera të mëdha që dëshironin shembjen e saj të shpejtë — Rusia cariste dhe Austro-Hungaria. Për të vënë në jetë planin e saj ekspansionist, Rusia filloi të nxiste popullsitë e shtypura të Turqisë Evropiane për kryengritje kundër Portës së Lartë dhe sidomos monarkitë sllave ballkanike për luftë kundër Perandorisë Osmane. Për këtë qëllim ajo doli me flamurin e «pansllavizmit», i cili në të vërtetë çonte në nënshtrimin e kombësive sllave dhe josllave ndaj politikës cariste.

Në këto rrethana shpërtheu në korrik të vitit 1875 kryengritja çlirimtare antiosmane në Hercegovinë. Muajin tjetër ajo u shtri në Bosnjë. Në kryengritjet e të dy vendeve morën pjesë vetëm popullsitë sllave të krishtera. Banorët sllavë myslimanë, të cilët në Bosnjë përfaqësonin shumicën e popullsisë, qëndruan jashtë kryengritjes, madje pjesërisht anuan kundër saj. Me gjithë ndihmën që patën nga Serbia dhe Mali

i Zi, kryengritësit nuk i bënë dot ballë kundërveprimit ushtarak osman. Në vjeshtë dhe në dimër, hovi i kryengritjeve ra, por në pranverën e vitit 1876, ato u gjallëruan përsëri. Për më tepër në prill 1876 shpërtheu kryengritja çlirimtare në Bullgari. Megjithatë Porta e Lartë mundi përsëri t'i shtypte kryengritjet bullgare, boshnjake dhe hercegovinase.

Sapo shpërtheu kryengritja në Hercegovinë dhe në Bosnjë, Serbia dhe Mali i Zi u përpoqën ta shtrinin zjarrin e saj edhe në popullsitë e tjera të shtypura të Turqisë Evropiane. Ato i nxitën për kryengritje antiosmane edhe shqiptarët por këta nuk lëvizën sepse panë se Beogradi dhe Cetina kishin qëllime aneksioniste ndaj trojeve të tyre. Në qershor 1876, kur u pa se plani i shpërthimit të kryengritjes së përgjithshme të popujve të shtypur të Ballkanit kishte dështuar, Beogradi dhe Cetina kaluan në aksion të hapur. Serbia më 30 qershor dhe Mali i Zi më 1 korrik 1876, i shpallën luftë Turqisë.

Lufta e dy monarkive ballkanike krijoi një situatë tepër të ndërlikuar në arenën ndërkombëtare. Cilido që të ishte përfundimi i saj, ajo do të tërhiqte ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha, për të rregulluar, secila sipas interesave të veta imperialiste, hartën politike të Evropës Juglindore. Në fakt, një javë pas fillimit të luftës, më 8 korrik 1876, Rusia dhe Austro-Hungaria, bënë me anën e dy notave të veçuara një marrëveshje të fshehtë në Rajhshtat të Bohemisë, për ta rregulluar Gadishullin Ballkanik sipas interesave të tyre ekspansioniste. Të dy palët ranë në ujdi që po ta fitonte luftën Perandoria Osmane nuk do të bëhej asnjë ndryshim në hartën politike të Gadishullit Ballkanik. Përkundrazi, po ta fitonte luftën pala tjetër, Bosnja do të kalonte nën zotërimin kryesisht të Austro-Hungarisë dhe pjesërisht të Serbisë, e cila do të merrte gjithashtu një pjesë të Kosovës kurse Mali i Zi një pjesë të Hercegovinës. Bullgaria do të bëhej një shtet autonom dhe Rumelia një vilajet autonom. Në notën austro-hungareze parashihej krijimi i një shteti autonom shqiptar kurse nota ruse nuk e përfillte fare fatin e Shqipërisë. Nga fryma e bisedimeve të Rajhshtatit kuptohej se shteti autonom shqiptar do të hynte nën diktatin politik të Vjenës.

Si pasojë e këtyre tre faktorëve — e kalbëzimit të Perandorisë Osmane, e rritjes së lëvizjes çlirimtare dhe e ndërhyrjes së Fuqive të Mëdha — lindi përsëri në mesin e viteve 70, por me një mprehtësi më të madhe se në të kaluarën, e ashtuquajtura *Krizë Lindore*. Thelbin e saj e përbënte si dhe më parë çështja e ndarjes së zotërimeve të Perandorisë Osmane, duke përfshirë edhe copëtimin e trojeve shqiptare.



**Shqipëria në fillim të Krizës Lindore (1875--1876)**

Fillimi i Krizës Lindore e gjeti Shqipërinë e robëruar në marrëdhënie të acaruara në kulm me Perandorinë Osmane. Asnjë nga kërkesat e ngritura prej shqiptarëve gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm nuk ishte pranuar nga Porta e Lartë. Shqipëria nuk gëzonte asnjë të drejtë kombëtare. Në viset e saj, administrata e vilajeteve ndodhej gjithnjë në duart e nëpunësve turq. Në krahinat malore vazhdonte presioni i pushtetit qendror për t'ua hequr malësorëve venomet tradicionale. Vendi nuk ishte lehtësuar as nga pesha e rëndë e taksave, as nga shërbimi i gjatë i nizamit. Banorët e Shqipërisë ndodheshin, sipas shprehjes së një dëshmitari të huaj, në «kulmin e varfërisë». Gjykatat burokratike perandorake, të urryera nga shqiptarët, vinin duke u forcuar vazhdimisht. Porta e Lartë ende nuk i njihte shqiptarët e tre besimeve si një komb më vete. Ngritja e shkollave shqipe vazhdonte të ishte e ndaluar në një kohë kur rrjeti i shkollave të huaja po zgjerohej nga viti në vit. Trojet shqiptare qëndronin të copëtuara midis vilajeteve të ndryshme. Me këtë copëtim, Porta e Lartë vazhdonte t'ua mohonte atyre karakterin etnik shqiptar.

Megjithatë, regjimi i egër policor dhe teokratik nuk kishte mundur ta asgjësonte idenë e çlirimit të Shqipërisë nga zgjedha shekullore turke. Forcat patriotike shqiptare ishin shtuar në të katër anët e atdheut. Malësorët qëndronin me armë në krahë për të mbrojtur autonominë e tyre lokale nga çdo ekspeditë e befasishme osmane. Çështja e kryengritjes së armatosur qëndronte gjithnjë në rend të ditës. Ndërkohë masat popullore kishin filluar të bindeshin se shpëtimi i tyre mund të realizohej vetëm me një kryengritje të përgjithshme çlirimtare dhe me formimin e një shteti të pavarur shqiptar ose, siç shprehej një vëzhgues i huaj, të një principate të lirë shqiptare.

Me qëllim që të largonte rrezikun e shpërthimit të kryengritjes çlirimtare në Shqipëri, Porta e Lartë shpalli në verën e vitit 1875 se tani e tutje nuk do t'i përsëriste më ekspeditat ushtarake për vendosjen e pushtetit të saj centralist në krahinat e panënshtruara. Por ky vendim, me të cilin Perandoria Osmane vuloste fundin e periudhës së Tanzimatit në trojet shqiptare, nuk e ndryshoi gjendjen e brendshme të Shqipërisë. Orvatjet e saj për t'i mobilizuar shqiptarët në masë kundër kryengritësve hercegovinas dhe boshnjakë dështuan. Thirrjes së saj iu përgjigjën vetëm pak feudalë derebej, të cilët për më tepër qëndruan pasivë në prapavijat e frontit.

Në fillim të Krizës Lindore, Shqipëria kishte pra forca të gatëshme për të shpërthyer një kryengritje çlirimtare anti-

osmane. Megjithatë, qarqet politike shqiptare nuk u treguan të prirura për shpërthimin e saj. Në ngurrimin e tyre ndikoi jo aq mungesa e një organizate revolucionare në shkallë kombëtare që t'i grumbullonte rrëketë krahinore në lumin e kryengritjes së përgjithshme çlirimtare se sa koniunktura negative që ekzistonte për çështjen shqiptare në arenën ndërkombëtare.

Në radhë të parë ekzistonte rreziku që kryengritja shqiptare të shkaktonte ndërhyrjen në favor të Portës së Lartë të Fuqive të Mëdha, të cilat nuk dëshironin që të prishej *status quo*-ja në Gadishullin Ballkanik. Por edhe sikur kjo të prishej, qarqet politike shqiptare ishin të bindura se Fuqitë e Mëdha, meqenëse nuk e përkrahnin, qoftë edhe në parim, idenë e pavarësisë politike të Shqipërisë, madje as atë të autonomisë së saj administrative, do të shfrytëzonin rastin ose për ta pushtuar atë ushtarakisht (Austro-Hungaria dhe Italia) ose për ta copëtuar atë midis shteteve fqinje (Rusia, Anglia, Franca). Gjendjen ndërkombëtare të çështjes shqiptare e ndërlikonte sidomos politika e tri monarkive fqinje ballkanike. Krahas mobilizimit të tyre ushtarak për luftën kundër Perandorisë Osmane, Serbia, Greqia dhe Mali i Zi po zhvillonin një veprimtari të dendur diplomatike dhe propagandistike për të siguruar nga ana e Fuqive të Mëdha miratimin e aspiratave të tyre mbi trojet shqiptare.

Kriza Lindore krijoi kështu një situatë mbytëse, madje të rrezikëshme për kryengritjen çlirimtare antiosmane në Shqipëri. Ajo e ktheu mundësinë e copëtimit të Shqipërisë nga një rrezik potencial në një rrezik real. Në këto rrethana qarqet politike shqiptare nuk e shtruan çështjen e kryengritjes së armatosur për pavarësinë e Shqipërisë. Deri sa të krijohej gjendja e favorshme ndërkombëtare, ato i vunë vetes si qëllim të vazhdonin përpjekjet për të realizuar bashkimin e trojeve shqiptare në një vilajet autonom në kuadrin e Perandorisë Osmane, zgjidhje kjo që nuk e cenonte politikisht *status quo*-në në Evropën Juglindore.

Krijimi i një vilajeti autonom shqiptar u bë kështu, në fillim të Krizës Lindore, program i përbashkët politik si për patriotët revolucionarë rilindës ashtu dhe për qarqet patriotike të moderuara, siç ishin kryesisht përfaqësuesit e shtresave çifligaro-reshpere. Megjithatë, midis programit autonomist të të dy rrymave kishte ndryshime thelbësore, të paktën në tre drejtime. Të parët e vlerësonin autonominë administrative si një etapë drejt pavarësisë kombëtare të Shqipërisë, të dytët si qëllim në vetvete, si program maksimal të aspiratave të tyre politike. Të parët e konceptonin përmbajtjen e saj si një autonomi politike me një regjim të brendshëm



demokratik, të dytët e ngushtonin në disa reforma të karakterit administrativ që nuk e cenonin strukturën shoqërore të vendit. Të parët mendonin ta realizonin vilajetin autonom me rrugë revolucionare, t'ia imponpremin sulltanit me anën e presionit popullor, të dytët, të cilët kishin besim në dashamirësinë e sulltanit, shpresonin ta realizonin nga lart, me anën e reformave që do të bënte Porta e Lartë.

Me platformën për krijimin e vilajetit autonom shqiptar nuk u bashkuan vetëm bajraktarët e disa krahinave malore të veriut dhe në mënyrë të veçantë, kapedani i Mirditës, Preng Bibë Doda biri i Bibë Dodë pashës. Në fakt, qysh nga vdekja e të jatit (1868), Prenga ende i ri mbahej i internuar në Stamboll me pretekst se ishte duke vazhduar shkollën. Por me këmbënguljen e vazhdueshme të mirditorëve, Porta e Lartë u detyrua, në fund të korrikut 1876, ta kthente Preng Bibë Dodën në Shkodër duke i dhënë titullin «pashë» dhe duke e emëruar kajmekam të Mirditës. Prenga, tani 17 vjeçar, ishte si dhe i ati, një feudal partikularist. Gjatë qëndrimit të tij në Stamboll ai u kishte parashtruar ambasadorëve të Rusisë, të Francës dhe të Austro-Hungarisë ambicjen e vet për t'u bërë princ i Mirditës autonome. Parisi dhe Vjena, nuk e përkrahën projektin e tij mbasi nuk donin t'i shkaktonin në këto çaste Perandorisë Osmane shqetësime në Shqipërinë Veriore. Përkundrazi, Rusia dhe Italia, e miratuan por i vunë si kusht që ai të lidhte aleancë ushtarake me Cetinën dhe të sulmonte me mirditorët ushtritë osmane, të cilat tani ishin të angazhuara me luftën në kufirin malazez.

Brenda vendit projekti i Preng Bibë Dodës, gjeti përkrahje vetëm në disa qarqe reshpere katolike të Shkodrës, veçse, në vend të një principate të mbyllur brenda kufijve të ngushtë të Mirditës, ata kërkonin një formacion politik më të gjerë — një principatë autonome ku të hynin të gjitha krahinat malore të Shqipërisë së Veriut. Këtë platformë politike e përqafuan edhe disa intelektualë si Zef Jubani, Preng Doçi, Pjetër Gurakuqi, të cilët u shqetësuan nga rreziku i ekspansionit të Austro-Hungarisë drejt Ballkanit jugor.

Qarqet patriotike shqiptare, përkundrazi, nuk u solidarizuan as me projektin e Preng Bibë Dodës, as me idenë e reshperëve katolikë shkodranë, mbasi të dyja kishin karakter partikularist dhe nuk pajtoheshin me platformën revolucionare rilindëse. Mirdita e vogël dhe e izoluar, patriarkale dhe e varfër, pa qytete dhe pa bujqësi të zhvilluar, nuk mund të jetonte e pavarur dhe nuk mund të bëhej bërthama e shtetit të ardhshëm kombëtar shqiptar. Përkundrazi, kthimi i Mirditës katolike, qoftë edhe së bashku me fqinjet e saj, në një principatë autonome, me në krye një feudal separatist siç

ishte Preng Bibë Doda, do të bëhej faktor i përçarjes fetare të vendit dhe do t'u jepte rast tri monarkive fqinje, të realizonin aspiratat e tyre shoviniste ndaj trojeve shqiptare veriore, lindore dhe jugore.

**Marrëveshja e Budapestit dhe lufta ruso-turke**

Me gjithë ndihmën e konsiderueshme që patën nga Rusia cariste, Serbia dhe Mali i Zi, nuk qenë në gjendje ta mundnin Perandorinë Osmane, së cilës i shpallën luftë në fillim të verës 1876. Disfatat që pësuan ushtritë serbe, lanë përshtypjen se Rusia nuk do të pajtohej me situatën e krijuar në Ballkan në dëm të saj dhe se së shpejti ajo do të hynte vetë në luftë kundër Perandorisë Osmane. Nën ndikimin e diplomatëve caristë, kapedani mirditor, filloi në fund të vitit 1876, përgatitjet për aksionin luftarak antiosman. Në janar 1877, mirditorët blokuan rrugën Shkodër-Prizren kurse në shkurt arrestuan disa funksionarë të administratës perandorake.

Por ngjarjet ndërkombëtare u zhvilluan në disfavor të Preng Bibë Dodës. Rusia nuk hyri, siç parashihej, menjëherë në luftë. Madje, me propozimin e Anglisë, Fuqitë e Mëdha pranuan që çështjet e ngritura nga Rusia në kurriz të Perandorisë Osmane të shqyrtoheshin nga një Konferencë Ndërkombëtare, e cila do të zhvillohej me pjesëmarrjen e ambasadorëve të tyre të akredituar në Stamboll.

Konferenca ndërkombëtare i filloi punimet buzë Bosforit më 24 dhjetor 1876. Por ajo ndeshi qysh në fillim pengesa të organizuara nga vetë nismëtarja e saj, Anglia. Me përkrahjen e fshehtë të Londrës, ditën që u hap Konferenca, sulltan Abdyl Hamiti shpalli Kushtetutën e përgatitur nga Midat Pasha, i cili u deklaroi ambasadorëve të Fuqive të Mëdha se në kuadrin e saj, do të zgjidheshin të gjitha problemet që shqetësonin kombësitë e perandorisë, prandaj e konsideroi Konferencën Ndërkombëtare të panevojshme. Por manovra e Portës së Lartë nuk pati rezultat. Me përkrahjen që gjeti këmbëngulja e Rusisë, Konferenca Ndërkombëtare i vazhdoi punimet në Londër.

Qeveria cariste, e cila nuk kishte asnjë besim në Konferencën Ndërkombëtare, i vazhdoi përgatitjet për luftë kundër Perandorisë Osmane. Në këtë drejtim ajo kishte edhe nxitjen e Gjermanisë, e cila megjithatë e kushtëzonte përkrahjen e saj me pëlqimin që duhej të jepte për këtë luftë edhe Austro-Hungaria. Rusia e dobët u detyrua të bënte lë-



shime, të cilat u fiksuan në marrëveshjen e fshehtë që ajo lidhi me Austro-Hungarinë në Budapest, më 15 janar 1877.

Marrëveshja e Budapestit u hartua mbi platformën e miratuar gjashtë muaj më parë në Rajhshtat dhe u plotësua me një marrëveshje shtojcë që u nënshkrua më 18 mars 1877. Sipas tyre, Austro-Hungaria do të qëndronte asnjanëse në luftën ruso-turke. Si shpërblim ajo fitonte të drejtën të pushtonte ushtarakisht Bosnjën dhe Hercegovinën, kurse fati i Sanxhakut të Novipazarit do të caktohej me një marrëveshje të veçantë që do të lidhnin Petersburgu me Vjenën. Perandoria dualiste zotohej të mos e prekte Rumaninë, Serbinë, Bullgarinë dhe Malin e Zi, të cilat Rusia i konsideronte si territore të zonës së saj të ndikimit. Perandoria Cariste do të kënaqej me aneksimin e Besarabisë në Ballkan dhe të Batumit në Kaukaz. Në qoftë se Perandoria Osmane do të shembej krejtësisht, Bullgaria, Rumelia dhe Shqipëria do të bëheshin shtete autonome; Kreta, Thesalia dhe Epiri do të aneksoheshin nga Greqia kurse Stambolli me rrethin e tij të afërt do të shpallej qytet i lirë.

Marrëveshja e Budapestit, sado që në parim pranonte idenë e një shteti autonom shqiptar, cenonte rëndë tërësinë tokësore të Shqipërisë. Ajo ia hapte rrugën Serbisë që të aneksonte krahinën e Kosovës — Malit të Zi, viset e Shqipërisë Veriore — Greqisë, trojet e Shqipërisë Jugore, të cilat përfshiheshin nën emërtimin Epir — kurse krahinat e Shqipërisë Lindore ishin në rrezik të përfshiheshin brenda kufijve të shtetit autonom sllav që do të krijohej me emrin Rumeli. Veç kësaj, me marrëveshjen e Budapestit, Rusia Cariste e detyronte Austro-Hungarinë të mos e prekte Rumaninë, Serbinë, Bullgarinë dhe Malin e Zi, por jo Shqipërinë. Kjo do të thoshte se Vjena, e cila e kishte ngritur çështjen e shtetit autonom shqiptar, kishte liri veprimi ta përfshinte atë në suazën e politikës së saj ekspansioniste. Si rrjedhim me shembjen e Perandorisë Osmane, më tepër se gjysma e trojeve shqiptare do të copëtohej midis fqinjëve ballkanikë kurse pjesa tjetër e tyre do të hynte nën kontrollin e Perandorisë dualiste.

Po aq negative për çështjen shqiptare qenë edhe vendimet që morën Fuqitë e Mëdha në Konferencën Ndërkombëtare të Londrës, e cila i mbylli punimet e saj me nënshkrimin e një protokolli në mars të vitit 1877. Konferenca nuk e mori fare në shqyrtim çështjen shqiptare. Protokolli i Londrës e njohu parimin e autonomisë për kombësitë e Perandorisë Osmane por edhe nga ky parim shqiptarët u përjashtuan mbasi nuk u konsideruan si një komb i veçantë. Protokolli e detyronte Portën e Lartë të pranonte formimin e një pro-

vince autonome në Bosnjë-Hercegovinë dhe të dy provincave autonome bullgare. Madje njera prej tyre, vilajeti perëndimor me qendër në Sofie, do të përfshinte në kufijtë e vet edhe disa vise të banuara nga popullsi shqiptare, siç ishin krahinat e Kaçanikut, Tetovës, Gostivarit, Kërçovës dhe Dibrës deri në rrjedhën e lumit Drin. Protokolli e detyronte gjithashtu Perandorinë Osmane që t'i jepte Malit të Zi, përveç të tjerave, tre ishuj në liqenin e Shkodrës dhe t'i njihte atij të drejtën e lundrimit të lirë në këtë liqen dhe në lumin Bunë.

Perandoria Ruse mbeti e pakënaqur nga Protokolli i Londrës. Rreziku i një lufte ruso-turke nuk u largua. Për të siguruar prapavijat e saj, Porta e Lartë vendosi atëhere ta shtypte me të shpejtë rebelimin e Mirditës, ndonse Preng Bibë Doda qëndronte në pasivitet. Kapedani mirditor u orvat ta evitonte operacionin ushtarak osman duke bërë lëshime, por Porta e Lartë, e cila donte ta likuidonte me këtë rast vetëqeverisjen e Mirditës, kërkoi dorëzimin e tij pa kushte. Kështu, pas një sërë ultimatumesh të përsëritura, më 8 prill 1877, filluan operacionet e vërteta ushtarake osmane kundër Mirditës.

Tre kolona të ushtrisë së rregullt osmane marshuan kundër Mirditës nga Lezha, nga Prizreni dhe nga Mati. Ndonse me huta të vjetra, mirditorët trima e ndalën për një javë marshimin e tyre. Por javën e dytë, kolona osmane që marshonte nga Mati, duke përfituar nga pakujdesia që kishte treguar Preng Bibë Doda në këtë anë, marshoi me lehtësi në brendi të Mirditës dhe u mori krahët mirditorëve që luftonin në sektorin perëndimor dhe verior. Preng Pasha i pushtuar nga paniku, braktisi më 15 prill Mirditën dhe u fsheh në Lurë. Pas tij, krerët e tjerë u arratisën ose u dorëzuan te turqit. Malësorët e thjeshtë, e vazhduan edhe disa ditë qëndresën deri sa ajo u shtyp. Kështu, për të parën herë në historinë e sundimit shekullor osman në Shqipëri, ushtritë turke hynë më 22 prill 1877 në kryeqendrën e Mirditës — në Orosh, të cilin e plaçkitën dhe e dogjën.

Dy ditë më vonë, më 24 prill 1877, Perandoria Ruse i shpalli luftë Turqisë. Serbia, e cila ndërkohë kishte nënshkruar paqen me Stambollin, qëndroi mënjanë. Përkundrazi Mali i Zi, i cili nuk kishte pranuar as të nënshkruante paqen, as të përsëriste armëpushimin, u bashkua me Rusinë në luftën kundër Perandorisë Osmane.

Sapo filloi lufta, rusët dhe malazezët u bënë thirrje përsëri shqiptarëve dhe në mënyrë të veçantë mirditorëve që të bashkoheshin me ta kundër Perandorisë Osmane. Por tashmë, edhe mirditorët kishin nxjerrë mësime. As malësorët, as krerët e tyre nuk kishin më besim në politikën e Rusisë



dhe të Malit të Zi. Nën presionin e tyre kapedani i Mirditës u detyrua të mos i dëgjonte më nxitjet ruse dhe malazeze. Ndërkohë edhe Porta e Lartë, e cila tani nuk donte të kishte telashe me mirditorët, pasi mori garanci se Prengë pasha kishte hequr dorë nga ideja e kryengritjes së armatosur, shpalli faljen e tij dhe e pezulloi përsëri vendosjen e administratës së saj centraliste në Mirditë. Mirditorët u kthyen në shtëpitë e tyre të djegura, por armët nuk i dorëzuan.

**Komiteti i Janinës dhe projekti i kryengritjes çlirimtare antiosmane**

Lufta ruso-turke krijoi një gjendje të re për të gjithë kombet e shtypura nga Perandoria Osmane dhe për të gjitha monarkitë e Gadishullit Ballkanik. Kudo sundonte bindja se kjo luftë do të përfundonte me disfatën e Portës së Lartë. Në bazë të proklamatës që lëshoi cari në fillim të luftës, të gjitha popullsitë e krishtere të Gadishullit Ballkanik, të cilat vuanin ende nën zgjedhën osmane, shpresonin se me këtë rast do të çliroheshin nga robëria e huaj shekullore dhe do të fitonin lirinë e tyre kombëtare. Në të njëjtën kohë, të gjitha monarkitë ballkanike, u vunë në lëvizje për të plotësuar në përfundim të kësaj lufte bashkimin e tyre kombëtar dhe ca më tepër, për të realizuar aspiratat e tyre aneksioniste në dëm të kombeve të tjera të Gadishullit.

Për çështjen shqiptare fillimi i luftës ruso-turke krijoi një gjendje më të ndërlikuar se ajo që ekzistonte më parë. Qarqet politike shqiptare, edhe pse nuk ishin në dijeni të marrëveshjes së fshehtë të Budapestit, nuk kishin asnjë dyshim për katastrofën që e priste Shqipërinë, në rast se luftën do ta fitonte Rusia dhe, në rast se pas luftës do të triumfonte diktati i saj. Sipas mendimit të përgjithshëm që pushtoi opinionin publik të vendit, Shqipëria duhej ta ngrinte sa më parë zërin për të drejtat e saj, përndryshe, po të qëndronte pasive dhe, ca më keq, po të rreshtohej prapa Stambollit, do të konsiderohej si një zotërim turk, si një pre në duart e fitimtarit. Lindi kështu në radhët e patriotëve revolucionarë ideja e shpërthimit të kryengritjes së përgjithshme antiosmane dhe e shpalljes së pavarësisë kombëtare të Shqipërisë për ta vënë diplomacinë evropiane përballë faktit të kryer.

Ideja e kryengritjes çlirimtare kishte, si dhe më parë, mbështetje në gatishmërinë e masave popullore. Ajo gjeti gjithashtu miratimin e qarqeve patriotike të moderuara, të cilat tani u bindën se Perandoria Osmane nuk ishte më në

gjendje t'i mbronte trojet shqiptare nga invazioni sllav. Por shpërthimi i kryengritjes çlirimtare dhe shpallja e pavarësisë sipas platformës së patriotëve revolucionarë ose e autonomisë sipas asaj të qarqeve të moderuara, kërkonte paraprakisht zgjidhjen e disa problemeve themelore, siç ishin: formimi i një qendre të vetme drejtuese, përgatitja politike-ushtarake dhe sigurimi i një përkrahësi në arenën ndërkombëtare.

Përçapjet e para për ta vënë në jetë këtë ide u kryen nga qarqet patriotike shqiptare të Jugut, të cilat formuan, në maj të vitit 1877, një komitet të fshehtë, me qendër në Janinë, nën kryesinë e Abdyl Frashërit. Aty bënin pjesë personalitete që përfaqësonin pothuajse të gjitha krahinat e vilajetit të Janinës, si Mehmet Ali Vrioni (Berat), Mustafa Nuri Vlora (Vlorë), Sulejman Tahiri (Tepelenë), Myslim Vasjari (Kurvelesh), Sabri Gjirokastra (Gjirokastër), Mihal Harito (Zagori), Mehmet Goroshiani (Përmet), Vesel Dino (Prevezë), etj.

Çështjen e kryengritjes çlirimtare Komiteti i Janinës e shtroi edhe në qarqet politike që vepronin në viset e tjera të atdheut. Në të njëjtën kohë ai ra në kontakt me oficerët shqiptarë që shërbenin në garnizonet osmane të vendit. Pas gatishmërisë që treguan të dy palët për të marrë pjesë në kryengritjen e armatosur, shqetësimi kryesor i Komitetit u përqendrua në aspektin diplomatik të çështjes shqiptare.

Udhëheqësit e Komitetit të Janinës mendonin se tani që Perandoria Osmane ishte në rrezik të shembej plotësisht nga armatat ruse, fuqitë perëndimore nuk do ta linin Perandorinë Cariste që ta ndryshonte hartën politike të Gadishullit Ballkanik sipas planeve të saj ekspansioniste. Duke u kapur pas zërave që qarkullonin në shtypin ndërkombëtar se fuqitë perëndimore do ta zmadhonin territorin e Greqisë për ta përdorur si barrierë kundër ortekut carist, ata shpresonin se për interesat e politikës së ekuilibrit në Evropën Juglindore, po ato fuqi do ta merrnin në konsideratë edhe idenë e një shteti shqiptar të pavarur. Sikurse shkruante disa muaj më vonë Abdyl Frashëri, Evropa do të bindej se qytetërimin e saj në Gadishullin Ballkanik nuk mund ta mbronte nga rreziku rus vetëm diga greke, por së bashku me të, edhe diga shqiptare. Udhëheqësit e Komitetit të Janinës mendonin se në këto rrethana, Shqipëria duhej të lidhte me Greqinë një aleancë politike e ushtarake për të hyrë bashkërisht në luftë kundër Perandorisë Osmane përpara se armatat ruse të zbritnin në jug të Gadishullit Ballkanik. Sipas tyre, në rast se Athina do ta mbështeste nëpërmjet aleancës dypalëshe idenë e pavarësisë së Shqipërisë dhe do ta miratonte tërësinë e saj tokësore, do të ishte kapërcyer pengesa kryesore në plan ndërkombëtar.



Udhëheqësit e Komitetit të Janinës ishin të ndërgjegjshëm se qeveria greke nuk do të hiqte dorë aq lehtë nga qëndrimi i saj i vjetër antishqiptar, sidomos nga lakmia për të aneksuar krejt të ashtuquajturin Epir deri te lumi Seman. Megjithatë ata shpresonin se përballë gjendjes kritike që ishte krijuar për Greqinë nga përparimi i ushtrive ruse, Athina do të hiqte dorë nga platforma që kishte parashtruar vitin e kaluar dhe do ta shikonte me një sy realist propozimin e tyre.

Në fakt opinioni publik grek ishte thellësisht i tronditur. Greqia, e cila priste prej kohësh shembjen e Perandorisë Osmane që të realizonte aspiratat e saj territoriale tani e ndiente veten krejtësisht të braktisur. Rusia cariste nuk i përfillte fare aspiratat e saj nacionaliste. Anglia me Francën po e shtrëngonin Athinën që të qëndronte asnjanëse. Opinioni publik grek po bindej gjithnjë e më tepër se me qëndrimin asnjanës të Greqisë, Traka dhe Maqedonia ishin në rrezik të përfshiheshin në kufijtë e Bullgarisë dhe të Rumelisë që do të krijoheshin sipas planit carist — Thesalia dhe Epiri mund të mbeteshin përsëri brenda kufijve të Perandorisë Osmane, të cilën Anglia me Francën përpiqeshin ta shpëtonin nga katastrofa e plotë. Brenda në Greqi, organizatat irredentiste helenike kërkonin me këmbëngulje veprime energjike për të mos e humbur rastin e favorshëm që po krijohej nga shembja e Perandorisë Osmane. Por Mbretëria helenike me rreth një milion banorë, me financa krejtësisht të rrënuara dhe me forca ushtarake të dobëta, nuk e ndiente veten në gjendje të ndërmerrte me sukses veprime të armatosura kundër Perandorisë Osmane. Për këto arsye propozimi i Komitetit të Janinës për një aleancë shqiptaro-greke gjeti një pritje pozitive në qarqet qeveritare të Athinës.

Bisedimet u zhvilluan në mënyrë të fshehtë në Janinë gjatë gjysmës së dytë të korrikut 1877, midis Abdyl Frashërit dhe Epaminonda Mavromatis, një funksionar i Ministrisë së Jashtme greke.

Pasi argumentoi interesat jetike që kishin të dy palët për një luftë të përbashkët kundër Perandorisë Osmane dhe pansllavizmit carist, Abdyl Frashëri parashtroi zotimet dhe kushtet e palës shqiptare për lidhjen e aleancës politike dhe ushtarake. Shqiptarët zotoheshin që ta fillonin të parët luftën antiosmane me anën e kryengritjes çlirimtare, e cila do të shpërthente në Shqipëri sapo të nënshkruhej aleanca. Ata merrnin kështu përsipër që pushtetin turk në Shqipëri ta asgjësonin me forcat e tyre të brendshme. Menjëherë pasi të shpërthente revolucioni i armatosur — njoftoi Abdyl Frashëri — do të shpallej pavarësia kombëtare e Shqipërisë. Sa-

po të fitonte revolucioni në Shqipëri, Greqia duhej t'i shpallte luftë Perandorisë Osmane. Shqiptarët zotoheshin gjithashtu ta ndihmonin ushtrinë greke që ta pushtonte pa vështirësi Thesalinë dhe Maqedoninë, mbasi oficerët dhe ushtarët shqiptarë që shërbenin në garnizonet osmane të këtyre viseve ishin në lidhje me Komitetin e Janinës, pra të gatshëm që t'i dorëzonin, me urdhrin e tij, qytetet pa gjakderdhje. Kundrejt këtyre detyrimeve pala shqiptare kërkonte si kusht nga qeveria e Athinës që ajo ta njihte zyrtarisht formimin e principatës së pavarur shqiptare në kufijtë etnike të Shqipërisë, duke përfshirë Kosovën në Veri deri në Vranjë dhe Çamërinë në Jug deri në Prevezë.

Pala greke nuk pranoi asnjë nga kushtet e parashtruara prej Komitetit të Janinës. Para së gjithash ajo e kundërshtoi krejtësisht idenë e një principate shqiptare të pavarur dhe ca më tepër përfshirjen në kufijtë e saj, qoftë edhe të një pjese të vogël të të ashtuquajturit Epir. Sipas tezës së saj shoviniste, krejt Epiri, që nga lumi Seman deri te gjiri i Prevezës, ishte tokë greke. Si rrjedhim ajo nguli këmbë që Shqipëria e Jugut të rrëmbente armët nën flamurin grek dhe të kërkonte bashkimin e saj me Greqinë. Athina pranoi që kryengritja çlirimtare të kishte karakter shqiptar vetëm në veri të lumit Seman, por vuri si kusht që edhe këto vise të kërkonin bashkimin e tyre me Greqinë duke formuar një shtet dualist greko-shqiptar nën sovranitetin e mbretit të Greqisë.

Abdyl Frashëri u përpoq ta bindte qeverinë e Athinës mbi absurditetin e pikëpamjeve të saj. Populli shqiptar, tha ai, po ndërmerr revolucionin çlirimtar për të formuar shtetin e vet të pavarur dhe jo për ta zëvendësuar zgjedhën osmane me robërinë greke, për të ruajtur tërësinë e vet territoriale dhe jo për ta pjesëtuar atë në tokë greke dhe tokë shqiptare. Me shpresë se Athina do të hynte në rrugën e arsyes, udhëheqësi i Komitetit të Janinës la të kuptohej se çështja e kufirit midis Mbretërisë së Greqisë dhe Shqipërisë së pavarur mund të diskutohej më konkretisht, por shtoi se shqiptarët në asnjë mënyrë nuk do të pranonin që pjesa veriore e Epirit, të paktën që nga vija Konispol-Pogonian-Konicë, të mbetej nën zgjedhën greke.

Gjatë kohës që zhvilloheshin bisedimet e fshehta në Janinë ngjarjet në frontin ruso-turk morën tjetër rrugë. Sado që Perandoria Osmane ishte tepër e dobët, invazioni carist ngjalli në popullsinë turke ndjenjën e patriotizmit dhe rriti frymën e rezistencës së saj ushtarake. Si rrjedhim, pas sukseseve të shpejta që korrën gjatë dy muajve të parë të luftës, në fillim të korrikut ushtritë ruse u gozhduan në Plevnë





Abdyl Frashëri

të Bullgarisë. Qëndresa e Plevnës, e cila tregonte se Perandoria Osmane nuk ishte aq e dobët sa pandehej, e qetësoi deri diku qeverinë greke dhe e çliroi përkohësisht nga ngutësia që kishte për të hyrë në luftë. Nga ana tjetër, Athina u bind se aspiratat e saj shoviniste ndaj Shqipërisë nuk mund t'i realizonte me anën e Komitetit të Janinës. Shpresat e saj për të aneksuar krejt Epirin, ajo tani i vari te Komiteti Epirot që ishte formuar në Korfuz nga disa nacionalistë grekë, të cilët morën përsipër detyrën që të organizonin në këto vise një kryengritje filoheleniste. Nën ndikimin e këtyre dy faktorëve, qeveria greke i ndërpreu në fund të korrikut bisedimet me palën shqiptare.

**Komiteti i Stambollit dhe platforma e tij**

Qëndresa osmane e Plevnës vazhdoi pesë muaj. Gjatë kësaj kohe patriotët shqiptarë i vazhduan përpjekjet për formimin e komitetit qendror kombëtar dhe për përgatitjen e kryengritjes së armatosur. Gjatë vjeshtës 1877, ata i kushtuan kujdes edhe fushatës së zgjedhjeve për parlamentin e dytë osman. Megjithëse zgjedhjet qenë indirekte dhe u zhvilluan nën diktatin e valinjve, nën presionin që vinte nga poshtë dolën deputetë edhe disa personalitete patriotë, ndër të cilat ishte edhe Abdyl Frashëri.



Ymer Prizreni

Çeljen e parlamentit në dhjetor të atij viti, patriotët revolucionarë e shfrytëzuan për të organizuar në kryeqytetin perandorak një takim në shkallë kombëtare. Për këtë qëllim u thirrën në Stamboll edhe mjaft patriotë të tjerë jo deputetë që përfaqësonin pothuajse të gjitha krahinat e Shqipërisë. Në për-





Pashko Vasa



Jani Vreto

fundim të bisedimeve të fshehta që u zhvilluan midis tyre, po atë muaj u formua një komitet kombëtar me emrin «Komiteti Qendror për mbrojtjen e të drejtave të kombësisë shqiptare», i njohur shkurtimisht me emrin «Komiteti i Stambollit». Kryetar i Komitetit u zgjodh Abdyl Frashëri. Pranë tij tani qëndronin Pashko Vasa, Jani Vreto, Ymer Prizreni, Zija Prishtina, Sami Frashëri, Ahmet Koronica, Mihal Harito, Iljaz Qoku, Mehmet Ali Vrioni, Sermedi Seid Toptani, Mustafa Nuri Vlora, etj.

Ndërkohë, ngjarjet në front pësuan një kthesë



Zija Prishtina



Sami Frashëri



Mihal Harito



Sermedi Seid Toptani

rrënjësore. Më 10 dhjetor 1877, qendresa e Plevnës u thye. Ushtritë ruse filluan të përparonin përmes maleve Ballkan. Serbia dhe Mali i Zi morën zemër nga përparimi rus dhe rifilluan veprimet luftarake kundër Turqisë. Perandoria Osmane tani dukej se ishte në pragun e katastrofës së plotë. Në këto rrethana, qeveria e Athinës e pranoi propozimin e ri të paraqitur nga patriotët shqiptarë për të rifilluar bisedimet dypalëshe që ishin ndërprerë në fund të korrikut.

Turni i dytë i bisedimeve shqiptaro-greke u zhvillua në Stamboll gjatë gjysmës së dytë të muajit dhjetor 1877. Këtë radhë qeverinë greke e përfaqësonte Stefanos Skuludhi, de-



putet në parlamentin e Greqisë. Abdyl Frashëri, i cili kryesonte përsëri delegacionin shqiptar, tani nuk përfaqësonte Komitetin Ndërkombëtar të Janinës, por Komitetin Kombëtar të Stambollit. Abdyli u përpoq edhe një herë ta bindte qeverinë e Athinës se ishte në interes të Greqisë që ajo të kishte si aleate kundër Perandorisë Osmane dhe kundër rrezikut carist një Shqipëri të fortë, prandaj nguli këmbë që aleanca dypalëshe të ndërtohej mbi parimin e njohjes së principatës së pavarur të Shqipërisë në kufijtë e saj etnikë. Por pala greke nuk hoqi dorë as këtë radhë nga pretendimet antishqiptare. Si rrjedhim, në ditët e fundit të dhjetorit bisedimet shqiptaro-greke u ndërprenë përsëri.

Në fillim të vitit 1878, situata në front u përmbys plotësisht. Pasi kaluan malet Ballkan ushtritë ruse filluan të përparonin me shpejtësi në drejtim të jugut, pa ndeshur ndonjë rezistencë serioze nga ana e ushtrive osmane. Më 4 janar 1878 ato pushtuan Sofjen, më 18 janar Edrenenë dhe më 28 janar arritën në fshatin Shën-Stefan, në periferi të Stambollit. Nga paniku që pushtoi Perandorinë Osmane, përfituan ushtritë serbe, të cilat marshuan pa vështirësi drejt vilajetit të Kosovës dhe, pasi morën Pirotin, Nishin, Kurshumlinë dhe Vranjën, në fund të janarit arritën në Gjilan. Po ashtu ushtritë malazeze pushtuan më 10 janar Tivarin, më 19 janar Ulqinin dhe një javë më vonë dolën në brigjet e liqenit të Shkodrës dhe të lumit të Bunës.

Disfata e plotë e ushtrive osmane i shqetësoi të gjitha Fuqitë e Mëdha. Në mënyrë të veçantë ajo tronditi Britaninë e Madhe, e cila për të penguar hyrjen e ushtrive ruse në Stamboll, dërgoi flotën e saj luftarake në detin Marmara. Në të njëjtën kohë, me nxitjen e saj, Porta e Lartë i kërkoi komandës ruse armëpushim. Duke parë se Anglia ishte e vendosur të mbronte me çdo kusht kryeqytetin osman, Rusia nënshkroi në Edrene, më 31 janar 1878, armëpushimin me Perandorinë Osmane dhe filloi bisedimet për të përfunduar Traktatin e Paqes me të.

Situata e re ndërkombëtare që u krijua pas disfatës së plotë turke, e detyroi Komitetin e Stambollit ta rishikonte programin e vet. Sipas tij, shpërthimi në këto rrethana i kryengritjes antiosmane në Shqipëri, do ta lehtësonte përparimin e ushtrive serbe, malazeze dhe greke në brendi të trojeve shqiptare dhe do t'u jepte rast monarkive fqinje që ta sanksiononin me anën e fitores ushtarake aneksimin e viseve të pushtuara prej tyre. Për këtë arsye ai hoqi dorë përkohësisht nga projekti i kryengritjes së armatosur antiosmane dhe hartoi një program të ri politik për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare.

Programi i ri, i cili u përpunua në ditët e para të vitit 1878, përmbante ndryshime taktike dhe jo strategjike. Udhëheqësit e Komitetit të Stambollit nuk hiqnin dorë nga synimi i tyre i mëparshëm — formimi i shtetit kombëtar shqiptar. Por ata mendonin se në kushtet e reja pavarësia kombëtare e Shqipërisë ishte e parealizueshme, mbasi ajo nuk gëzonte asnjë mbështetje në arenën ndërkombëtare. Për më tepër, tani që kishte filluar pushtimi i trojeve shqiptare nga ushtritë fqinje, rreziku i copëtimit të Shqipërisë ishte bërë shumë serioz. Në këtë situatë të re shqiptarët duhej të ktheheshin përsëri në programin e mëparshëm. Në vend të pavarësisë së plotë kombëtare, duhej të kërkonin bashkimin e trojeve të tyre amtare në një vilajet autonom shqiptar. Udhëheqësit e Komitetit të Stambollit shpresonin se krijimi i një vilajeti të tillë do të gjente përkrahës në arenën ndërkombëtare, të paktën mbështetjen e atyre Fuqive të Mëdha që nuk e dëshironin shpartallimin e plotë të Perandorisë Osmane. Veç kësaj, për të mbrojtur tërësinë e tyre territoriale, shqiptarët duhej të luftonin të veçuar nga Perandoria Osmane, të hynin në betejë kundër rrezikut sllav, grek, austriak ose italian me flamurin e interesave kombëtare të Shqipërisë. Ata ishin të bindur se një luftë e tillë në kuadrin e vilajetit autonom shqiptar do ta sanksiononte në plan ndërkombëtar ekzistencën e shqiptarëve si komb dhe tërësinë territoriale të Shqipërisë, fitore këto që do të shërbenin si bazë për ta kthyer, në rrethana koniunkturale më të favorshme, vilajetin autonom shqiptar në një shtet të pavarur shqiptar. Për të realizuar bashkimin politik dhe organizativ të mbarë vendit rreth kësaj platforme, udhëheqësit e Komitetit të Stambollit vendosën të formonin një Lidhje Shqiptare me karakter kombëtar dhe demokratik, ku të përfaqësoheshin të gjitha shtresat shoqërore dhe të gjitha krahinat shqiptare që bënin pjesë në të katër vilajetet perëndimore të Gadishullit Ballkanik.

Udhëheqësit e Komitetit të Stambollit shpresonin se me programin e tyre të ri, i cili e përjashtonte përkohësisht konfliktin e armatosur shqiptaro-turk, Porta e Lartë nuk do ta pengonte formimin e Lidhjes Shqiptare. Liria e veprimit kishte rëndësi të veçantë për ta, mbasi u jepte atyre mundësi që ta shpejtonin formimin e Lidhjes Kombëtare dhe organizimin e forcave të saj të armatosura. Për këtë qëllim, Komiteti i Stambollit ngarkoi një komision të posaçëm të kryesuar nga Pashko Vasa, për të nxjerrë nga Porta e Lartë lejen përkatëse. Për një kohë të gjatë Stambolli nuk dha asnjë përgjigje.

Gjatë muajit shkurt 1878, tensionin politik të shqiptarëve e rriti më tepër ekspedita që organizoi qeveria greke kundër trojeve kombëtare të Shqipërisë. Me qëllim që ta vinte Rusinë para faktit të kryer dhe të merrte parasysh aspiratat e saj territoriale, qeveria e Athinës e detyroi Komitetin e Korfuzit që para se të nënshkruhej Traktati i Paqes me Turqinë, të provokonte në Shqipërinë e Jugut një kryengritje të armatosur antiosmane dhe të nxiste kryengritësit vendës që të kërkonin bashkimin e krahinave të tyre me Mbretërinë e Greqisë. Në bazë të planit të saj të përgatitur me kujdes, më 12 shkurt 1878, një bandë e madhe greke me rreth 500 «vullnetarë» të ashtuquajtur epirotë, midis të cilëve kishte edhe disa mercenarë të huaj, të pajisur me armë dhe topa të ushtrisë helenike dhe të komanduar nga oficerë grekë, zbarkuan nga ishulli i Korfuzit në fshatin Lëkurës, në afërsitë e Sarandës. Pasi ngritën këtu flamurin e Greqisë, shpallën fillimin e kryengritjes «greke» në viset e Epirit. Të nesërmen më 13 shkurt, komplotistët pushtuan Sarandën; pastaj një pjesë e tyre u drejtua për në fshatin Çukë, pjesa tjetër për në fshatin Gjashtë, duke shpresuar se aksioni i tyre do të ishte sinjali për shpërthimin e kryengritjes së përgjithshme nga ana e popullsisë vendëse.

Por popullsia shqiptare vendëse jo vetëm nuk u bashkua me bandën greke, por u ngrit në këmbë kundër saj. Nën thirrjen e krerëve lokalë me mijëra vullnetarë shqiptarë rrëmbyen armët për mbrojtjen e vendit. Përparimi i forcave greke u ndal në kodrat e Gjashtës. Më 17 shkurt, vullnetarët shqiptarë u shkaktuan atyre dy disfata të rënda, njërën në Karalibej, tjetrën në Gjashtë, dhe i detyruan të tërhiqeshin me humbje të mëdha në Lëkurës. Pas një luftimi tjetër që u zhvillua më 23 shkurt 1878 në Lëkurës, banda u shpartallua plotësisht. Komandanti i tyre mundi të shpëtonte së bashku me 110 vetë duke u tërhequr gjatë bregdetit, derisa u hodh në Korfuz. Të tjerët u vranë ose u zunë rob gjatë luftimeve.

## 2. THEMELIMI I LIDHJES SHQIPTARE TË PRIZRENIT

**Shqipëria dhe Traktati i Shën-Stefanit**

Një muaj pas armëpushimit të Edrenesë, u nënshkrua në Shën-Stefan, më 3 mars 1878, Traktati i Paqes midis Perandorisë Ruse dhe Perandorisë Osmane.

Traktati i Shën-Stefanit i shkëpuste Perandorisë Osmane

rreth 80 për qind të zotërimeve të saj në Gadishullin Ballkanik. Me shpresë se do të shmangte kundërshtimin e fuqive të tjera të mëdha, Rusia nuk mori për vete asgjë nga këto territore. Ajo u kufizua vetëm duke i shkëputur Rumanisë, të cilën e kishte aleate në luftën që fitoi, krahinën e Besarabisë në veri të lumit Pruth dhe duke aneksuar disa krahina që zotëronte Perandoria Osmane, në jug të Kaukazit (Kars, Ardahan, Bajazid dhe Batum). Synimet e saj hegjemoniste në Evropën Juglindore, Rusia cariste do t'i siguronte kryesisht nëpërmjet Bullgarisë autonome që u krijua me Traktatin e Shën-Stefanit, të cilën ajo do ta kishte si një satelite të saj. Për këtë qëllim, shumica dërrmuese e tokave që i shkëputeshin Perandorisë Osmane do të përfshiheshin në Principatën Bullgare. Kjo do të shtrihej në lindje deri në afërsitë e Stambollit, në jug deri në detin Egje dhe në perëndim deri në malet e Voskopojës. Sado që Bullgaria e madhe do të mbetej nën sovranitetin e sulltanit turk, Porta e Lartë nuk do të kishte të drejtë të vendoste brenda kufijve të saj asnjë garnizon ushtarak osman. Pjesa tjetër e territoreve perandorake do t'i jepej Rumanisë, Serbisë dhe Malit të Zi, të cilat ktheheshin nga principata autonome në shtete të pavarura. Greqia nuk përfitonte asgjë. Ajo do të mbetej ashtu siç ishte, një shtet i pavarur brenda kufijve të saj të paraluftës.

Traktati i Shën-Stefanit nuk e zinte fare në gojë Shqipërinë. Për më tepër, gati gjysmën e trojeve shqiptare ai ua jepte shteteve sllave ballkanike. Në bazë të Traktatit, Bullgaria do të merrte, përveç të tjerave, krahinat shqiptare të Korçës, Bilishtit, Pogradecit, Strugës, Dibrës, Kërçovës, Gostivarit, Tetovës, Kaçanikut etj. Serbia, e cila do të shtrihej kryesisht drejt jugperëndimit, do të aneksonte edhe viset veriore të Kosovës deri në afërsi të Mitrovicës. Mali i Zi, sipërfaqja e të cilit do të rritej më tepër se tri herë, do të përfshinte brenda kufijve të tij, gjithashtu një varg krahinash shqiptare, si atë të Ulqinit, Krajës, Anamalit, Hotit, Grudës, Tuzit, Kelmendit, Plavës, Gucisë dhe Rugovës. Pjesa tjetër e Shqipërisë do të mbetej nën sundimin e Perandorisë Osmane. Si rrjedhim, me Traktatin e Shën-Stefanit trojet shqiptare do të copëtoheshin midis katër shteteve të huaja. Perandoria Ruse e gjymtonte kështu rëndë tërësinë tokësore të Shqipërisë dhe e vështirësonte në kulm luftën e popullit shqiptar për krijimin e shtetit kombëtar.

Zemërimin e thellë që shkaktoi në Shqipëri Traktati i Shën-Stefanit e rriti më tej terrori i ushtrive serbo-bullgaro-malazeze mbi shqiptarët e viseve të pushtuara prej tyre



dhe shpërngulja me dhunë nga këto krahina e dhjetëra mijë familjeve shqiptare, të cilat vërshuan si muhaxhire në krahinat e papushtuara nga ushtritë ballkanike. Zemërimi i tyre nuk drejtohej vetëm kundër Perandorisë Cariste dhe aleatëve të saj ballkanikë, por edhe kundër Perandorisë Osmane, e cila kishte nënshkruar një akt të tillë që e dënonte me vdekje atdheun e tyre. Fakti se asnjë nga fuqitë e tjera të mëdha nuk e ngriti zërin e saj për të drejtat kombëtare të Shqipërisë, i bindi përfundimisht shqiptarët se ata tashmë ishin krejtësisht vetëm.

Situata e re që u krijua nga vendimet e Shën-Stefanit, ndikoi thellësisht në opinionin politik shqiptar. Tani që copëtimi i trojeve shqiptare filloi të vihej në jetë, u bë edhe më e qartë se kryengritja e armatosur kundër Perandorisë Osmane nuk e zgjidhte, përkundrazi e ndërlikonte edhe më keq fatin e atdheut. Si rrjedhim përkrahësit e idesë së kryengritjes antiosmane hoqën përkohësisht dorë nga pikëpamja e tyre e mëparshme dhe u bashkuan me rrymën që kërkonte mobilizimin e mbarë vendit kundër vendimeve që cenonin tërësinë tokësore të atdheut. Kështu u krijuan kushtet objektive për formimin e një fronti të vetëm politik mbarëshqiptar dhe për pranimin nga ana e këtij fronti të platformës politike që kishte përpunuar Komiteti Kombëtar i Stambollit.

Për krijimin e frontit të bashkuar politik, ekzistonte tashmë në Shqipëri një truall deri diku i përgatitur edhe nga pikëpamja organizative. Qysh në fund të vitit të kaluar, në krahinat periferike të Shqipërisë kur ato filluan të kërcënoheshin nga pushtimi serb dhe malazez, ishin organizuar besëlidhje shqiptare krahinore ose, siç quheshin në disa vise, komisione lokale të vetëmbrojtjes, të cilat u përpoqën të mobilizonin masat popullore për të hyrë në veprim sapo të lëshohej kushtrimi. Traktati i Shën-Stefanit i dha një nxitje të fuqishme krijimit të besëlidhjeve të reja. Ato ishin një ndihmë e madhe për Komitetin Kombëtar të Stambollit, të cilit tani i takonte detyra t'i bashkonte ato në një trup të vetëm organizativ dhe me një platformë të vetme politike.

Derisa të shkriheshin në një organizatë kombëtare, përballë besëlidhjeve krahinore qëndronin tri detyra themelore: të mobilizonin masat popullore në lëvizjen e madhe të protestës kundër vendimeve të padrejta të Traktatit të Shën-Stefanit; të përgatiteshin ushtarakisht për të kundërshtuar me armë copëtimin e trojeve shqiptare, në rast se vendimet e Traktatit do të mbeteshin në fuqi; të kujdeseshin për të ndihmuar dhe për të sistemuar rreth 150 mijë muhaxhirët shqiptarë të grumbulluar në vilajetet e Kosovës, Shkodrës

dhe Manastirit, të cilët kishin mbetur pa bukë dhe pa strehë.

Ndërkaq, në prill të vitit 1878, opinioni publik shqiptar u informua nga shtypi ndërkombëtar mbi kundërshtimin që kishte gjetur Traktati i Shën-Stefanit në fuqitë e tjera të mëdha. Në të vërtetë, kundërshtimin më të rreptë ai e pati nga Anglia dhe Austro-Hungaria, të cilat u shqetësuan së tepërmi nga rritja e shpejtë e ndikimit të Rusisë, nëpërmjet Bullgarisë së Madhe, në Gadishullin Ballkanik. Për këtë arsye, me këmbënguljen e tyre, u vendos që kushtet e stipuluara në Traktatin e Shën-Stefanit të rishikoheshin nga një kongres i posaçëm i Fuqive të Mëdha, i cili sipas vendimit që u mor më vonë, do të mblidhej në Berlin, më 13 qershor 1878.

Shqiptarët ishin të bindur se Fuqitë e Mëdha, ndonëse e kundërshtuan Traktatin e Shën-Stefanit, përsëri nuk ishin të prirura që t'i merrnin parasysh interesat kombëtare të Shqipërisë. Megjithatë, pezullimi i tij deri në thirrjen e Kongresit të Berlinit u jepte në dorë patriotëve shqiptarë një kohë të çmueshme për ta organizuar më mirë qëndresën politike dhe ushtarake. Por nga ana tjetër leja që kishte kërkuar Komiteti i Stambollit për të formuar një Lidhje Shqiptare, ndeshi më në fund në kundërshtimin e Portës së Lartë. Në parim qeveria osmane nuk e shihte me sy të keq lëvizjen e protestës së popullsive të saj kundër Traktatit të Shën-Stefanit. Por ajo nuk pranonte në asnjë mënyrë që kjo lëvizje të zhvillohej dhe të organizohej ashtu siç e kuptonte Komiteti i Stambollit, si një lëvizje kombëtare shqiptare. Porta e Lartë kërkonte që shqiptarët të protestonin kundër Traktatit të Shën-Stefanit si nënshtetas myslimanë që nuk donin të shkëputeshin nga Perandoria Osmane dhe nga sulltani i saj halif. Patriotët shqiptarë, të cilët nuk mund të pajtoheshin me këto kushte, vendosën që ta formonin Lidhjen Shqiptare duke u mbështetur në lëvizjen popullore dhe në besëlidhjet lokale.

**Rrymat politike dhe protestat shqiptare**

Gjatë pranverës së vitit 1878, krahas hovit që mori lëvizja e protestës kundër Traktatit të Shën-Stefanit, triumfoi edhe ideja për të kundërshtuar me armë vendimet që mund të merreshin në Kongresin e Berlinit, në dëm të tërësisë tokësore të atdheut. Në këto rrethana kërkesa për të formuar një lidhje të përgjithshme u bë mjaft popullore. Megjithatë forcat e ndryshme të Lëvizjes Kombëtare nuk e






II — Gadishulli Ballkanik sipas Traktatit të Shën Stefanit dhe Kongresit të Berlinit.

konceptonin njësoj karakterin dhe programin që duhej të kishte kjo lidhje e përgjithshme. Në këtë drejtim ekzistonin dy rryma politike kryesore.

Njerën prej tyre e përbënin qarqet patriotike shqiptare, të përfaqësuara në përgjithësi nga Komiteti Kombëtar i Stambollit dhe të pasuara nga masa të konsiderueshme popullore. Rryma patriotike, apo rryma «radikale», siç u quajt nga vëzhguesit e huaj të kohës, synonte të formonte një Lidhje Shqiptare, e cila t'i mobilizonte masat popullore të vendit në emër të të drejtave kombëtare të Shqipërisë dhe t'i drejtonte ato në luftë për ruajtjen e tërësisë tokësore të atdheut duke kërkuar në të njëjtën kohë krijimin e një vilajeti autonom shqiptar ose, po ta lejonin rrethanat ndërkombëtare, të një shteti shqiptar autonom. Sipas udhëheqësve të kësaj rryme, Lidhja Shqiptare, duhej përgatitur për të luftuar, në përshtatje me rrethanat që do të krijoheshin, jo vetëm kundër shovinistëve fqinjë, por edhe kundër Perandorisë Osmane.

Rryma e dytë apo rryma e të «moderuarve» siç u cilësua nga bashkëkohësit, mbështetjen e saj kryesore e kishte kryesisht te qarqet çifligaro-reshpere të përfaqësuara nga personalitete të njohura si Ali bej Gucia, Iljaz pashë Dibra, Abedin pashë Dino. Këta pajtoheshin vetëm pjesërisht me programin politik të Komitetit të Stambollit. Ashtu si «radikalët», edhe të «moderuarit» kërkonin që lidhja e përgjithshme të kishte karakter shqiptar, pavarësisht se luhateshin kur ishte fjala për t'i dhënë asaj një përmbajtje demokratike. Veç kësaj, ata e pranonin në parim edhe idenë e një vilajeti autonom shqiptar, madje disa prej tyre edhe atë të një shteti autonom. Por ndryshe nga «radikalët» ata nuk pranonin që ta ngrinin këtë çështje në shkallë lufte dhe nuk donin në asnjë mënyrë që t'i kundërviheshin Portës së Lartë. Qarqet çifligaro-reshpere kërkonin, si dhe më parë, që vilajeti shqiptar të krijohej me pëlqimin e vetë sulltanit, të cilin ata kishin besim se do ta bindnin, mbasi, sipas tyre, krijimi i këtij vilajeti ishte në interesin e vetë Perandorisë Osmane.

Midis platformës revolucionare të patriotëve rilindës dhe asaj të qarqeve të moderuara ekzistonin pika të tilla takimi, siç qe ajo e karakterit shqiptar që duhej të kishte lidhja e përgjithshme dhe e pranimit në parim të formimit të një vilajeti autonom shqiptar, të cilat në situatën dramatike që u krijua në pranverën e vitit 1878, merrnin një rëndësi të dorës së parë përballë pikëpamjeve të ndryshme që ato kishin për kohën dhe mënyrën se kur dhe si duhej të realizohej ky vilajet. Për më tepër të dyja këto rryma kishin

mbështetje në shtresat popullore të vendit. Duke u nisur nga interesi i atdheut për bashkimin e mbarë forcave politike të vendit, Komiteti i Stambollit i la përkohësisht mënjanë divergjencat me të «moderuarit». Kështu u arrit bashkëpunimi i të dy rreshtimeve politike për formimin e «Lidhjes Shqiptare» me karakter kombëtar, i cili do të udhëhiqte luftën e masave popullore kundër copëtimit territorial të atdheut dhe do të parashtronte nevojën e bashkimit administrativ të mbarë viseve shqiptare në një vilajet autonom shqiptar.

Megjithatë, jashtë këtyre dy rrymave që përfaqësonin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, në opinionin publik të Shqipërisë vepronte edhe një rrymë e tretë, e udhëhequr nga nëpunësit turkomanë të administratës së vilajeteve dhe nga qarqet fanatike të klerit islamik, të cilat anonin plotësisht nga vija politike e Portës së Lartë. Të interesuar për të kundërshtuar vendimet e Traktatit të Shën-Stefanit, edhe pasuesit e kësaj rryme u bashkuan me lëvizjen për organizimin e qëndresës së armatosur nëpërmjet «lidhjes» së përgjithshme, e cila të vepronte sipas orientimeve të sulltanit. Pra, ata nuk ishin për një Lidhje Shqiptare, por për një Lidhje Islamike ku të merrnin pjesë të gjitha popullsitë myslimane të Gadishullit Ballkanik, pavarësisht nga kombësia e tyre dhe ku, logjikisht, nuk do të merrnin pjesë shqiptarët e krishterë, qofshin ortodoksë, qofshin katolikë. Veç kësaj, pjesëtarët e rrymës «sulltaniste», siç u quajtën në atë kohë, nuk e pranonin as në parim idenë e një «vilajeti shqiptar», sepse ky vilajet do t'i ndante, sipas tyre, shqiptarët myslimanë nga «vëllezërit» myslimanë të Gadishullit Ballkanik dhe të Perandorisë Osmane.

Jo vetëm «radikalët», por as të «moderuarit» nuk mund të pajtoheshin me platformën e qarqeve reaksionare-sulltaniste dhe në mënyrë të veçantë me idenë e Lidhjes Islamike, e cila po të krijohej do ta shuante emrin e Shqipërisë me dorën e vetë shqiptarëve. Në të vërtetë, qarqet reaksionare-sulltaniste nuk kishin ndonjë mbështetje në masat popullore shqiptare. Megjithatë ato luanin ende një rol të rëndësishëm në jetën politike të vendit, mbasi kishin në dorë aparatin shtetëror — administratën, ushtrinë, xhandarmërinë dhe mjetet e telekomunikacionit që lidhnin krahinat me njëra-tjetrën. E vetmja pikë që dukej sikur i afronte sulltanistët me pasuesit e dy rrymave patriotike ishte gatishmëria e tyre për të luftuar me rrugë jashtëqeveritare kundër shkëputjes së zotërimeve perandorake në Ballkan, pra edhe kundër shkëputjes së trojeve shqiptare, ndonëse këtë luftë ata kërkonin ta zhvillonin nën flamurin islamik.



Për të mos shkaktuar në atë çast kritik përçarjen e forcave politike të vendit, Komiteti i Stambollit iu shmang përkohësisht luftës së hapur kundër rrymës reaksionare-sulltaniste. Madje, duke u kapur pas gatishmërisë që tregonin përkrahësit e saj për të luftuar kundër Traktatit të Shën-Stefanit, udhëheqësit patriotë mendonin se me një punë të mëtejshme sqaruese, do ta tërhiqnin masën e tyre në platformën e Lidhjes Shqiptare. Ky ishte një lëshim taktik që nuk e mënjanonte luftën kundër tyre, veçse e shtynte për më tutje.

Platformën e vet politike, Komiteti i Stambollit e ngriti gjatë pranverës edhe në arenën ndërkombëtare. Qysh në muajin mars, kur përmbajtja e Traktatit të Shën-Stefanit ende nuk ishte shpallur, Pashko Vasa i paraqiti ambasadorit britanik në Stamboll një promemorje në emër të popullit shqiptar, në të cilën lufta kundër copëtimit territorial të Shqipërisë lidhej organikisht me kërkesën për autonominë e saj administrative. Shqiptarët, shkruante ai, nuk mund të kënaqen me administratën e kalbur osmane. Ata janë të bindur se Porta e Lartë, as nuk dëshiron dhe as nuk është në gjendje t'u japë atyre një administratë më të mirë se atë që u ka dhënë deri sot. Shqiptarët, theksonte patrioti rilindës, janë të vendosur t'i këputin të gjitha lidhjet që i bashkojnë me Turqinë dhe nuk mund të përjashtohen nga ajo e drejtë që kanë popujt sllavë të Ballkanit për të formuar shtete të pavarura ose autonome. Megjithatë, përfundonte Pashko Vasa, shqiptarët kërkojnë një administratë autonome që t'u përgjigjet më tepër nevojave dhe traditave të tyre.

Një vend të veçantë në veprimtarinë politike që zhvilloi Komiteti i Stambollit gjatë pranverës së vitit 1878 zënë shkrimet e Abdyl Frashërit, të cilat ai i botoi në shtypin e huaj, brenda dhe jashtë Perandorisë Osmane. Në një artikull të botuar në muajin prill në gazetën turke «Basiret» (Stamboll), ai i tërhiqte tërthorazi vëmendjen Portës së Lartë që të mos pranonte asnjë lëshim në kurriz të trojeve të Shqipërisë dhe t'u njihte shqiptarëve të drejtat e tyre kombëtare. Askush, pra as Perandoria Osmane, shkruante kryetari i Komitetit të Stambollit, nuk ka të drejtë t'u japë të tjerëve tokat që u takojnë shqiptarëve. Duke evokuar luftën heroike që zhvilluan shqiptarët në shek. XV kundër Perandorisë Osmane, Abdyl Frashëri u linte të nënkuptonin qeveritarëve të Stambollit se Shqipëria ishte gati të përsëriste epopenë e Skënderbeut, në rast se nuk do t'i njiheshin të drejtat e saj kombëtare.

Në një seri artikujsh të tjerë të botuar gjatë prillit dhe

majit në organin austriak «Mesazhé dë Vienë» (Messager de Vienne), Abdyl Frashëri argumentonte para opinionit publik evropian të drejtat politike që i takonin popullit shqiptar, si një nga kombet më të lashta të Evropës, me gjuhë, territor, kulturë, ndërgjegje dhe histori të përbashkët mijëravjeçare. Kombi shqiptar, nënvizonte ai, nuk aspiron asgjë tjetër veçse të jetojë i lirë, të dalë nga prapambetja dhe të zerë vendin që meriton në radhët e kombeve të qytetëruara të Evropës. Në rast se Fuqitë e Mëdha, theksonte Abdyli, do ta dënojnë këtë popull trim dhe liridashës të mbetet në robëri dhe ca më keq të copëtohet midis shteteve fqinje, Gadishulli Ballkanik nuk do të ketë kurrë qetësi, sepse shqiptarët nuk do të pushojnë asnjëherë së luftuari për të fituar pavarësinë e tyre kombëtare. Përkundrazi, në rast se shqiptarëve do t'u njihen të drejtat e tyre kombëtare, Shqipëria do të bëhet faktor i paqes dhe do të kthehet në një digë kundër ekspansionit carist, i cili rrezikon jo vetëm Gadishullin Ballkanik, por edhe Kontinentin Evropian.

Në të njëjtën kohë, anëtarët e Komitetit të Stambollit e shtuan veprimtarinë e tyre politike edhe brenda në Shqipëri. Por këtu ata ndeshën në kundërveprimin e qarqeve reaksionare-sulltaniste të cilat, duke shfrytëzuar terrorin që po ushtronin organet ushtarake serbe-malazeze kundër shqiptarëve në veri dhe provokacionet që po kurdisnin agjentët shovinistë grekë në viset shqiptare jugore, përpiqeshin ta largonin vëmendjen e masave popullore nga kërkesa për autonominë e Shqipërisë dhe ta përqendronin shqetësimin e tyre vetëm kundër rrezikut të copëtimit të vendit.

Anëtarët e Komitetit të Stambollit i bënë ballë me sukses, në shumicën e krahinave të vendit, presionit të qarqeve qeveritare dhe reaksionare. Ata arritën të shmangin konfliktet e parakohshme që ishin gati të shpërthenin sidomos në veri, në sektorin shqiptaro-malazez. Me këtë rast Komiteti i Stambollit e shpalli edhe njëherë publikisht platformën e vet. Me një proklamatë drejtuar më 30 maj 1878 popullit shqiptar dhe për njoftim opinionit ndërkombëtar, ai shprehte keqardhjen që në një moment aq kritik për Shqipërinë, vendi po pësonte sulme fatëkeqe dhe persekutime të shëmtuara nga qeveritë malazeze, serbe dhe greke, veçanërisht nga fqinjët malazezë. Megjithatë, Komiteti i Stambollit, thuhej në proklamatë, e «konsideron të ngutshme nevojën për të ndalur një luftë midis dy popujve (shqiptarëve dhe malazezëve-Hart), të cilët kanë pasur mjaft raste ta matin fuqinë dhe trimërinë e tyre dhe për të larguar kështu rreziqe të reja për paqen në Lindje». Proklamata përfundonte: «Ne dëshi-



rojmë nxehtësisht të jetojmë në paqe me të gjithë fqinjët tonë, Malin e Zi dhe Greqinë, Serbinë dhe Bullgarinë. Ne nuk kërkojmë, nuk dëshirojmë asgjë prej tyre, por jemi krejtësisht të vendosur të mbajmë me këmbëngulje çdo gjë që është e jona. T'u lihet pra shqiptarëve toka shqiptare!».

Shqetësimi që pushtoi shqiptarët për fatin e atdheut të tyre u shpreh në një lumë protestash që shpërthyen nga të katër anët e vendit kundër Traktatit të Shën-Stefanit. Pothuajse në çdo qendër kazaje u zhvilluan mbledhje popullore, në të cilat u morën vendime për të kundërshtuar me çdo kusht copëtimin e trojeve shqiptare. Në shumicën e rasteve, në përfundim të këtyre mbledhjeve u hartuan protesta me shkrim drejtuar Fuqive të Mëdha, në të cilat shprehej vendosmëria e shqiptarëve për të mbrojtur deri në njeriun e fundit çdo pëllëmbë të tokës amtare. Funksionarët e administratës dhe partizanët sulltanistë ushtruan në këto mbledhje një presion të fuqishëm për t'i detyruar pjesëmarrësit që t'i nënshkruanin protestat e tyre jo si banorë shqiptarë, por si nënshtetas islamikë të lidhur me Perandorinë Osmane. Por presionet e tyre politike dhe ideologjike nuk dhanë rezultat. Në asnjë nga krahinat shqiptare, pjesëmarrësit e mbledhjeve nuk pranuan ta cilësonin veten e tyre si banorë islamikë. Në të gjitha aktet drejtuar Fuqive të Mëdha, banorët myslimanë dhe të krishterë protestonin si shqiptarë, si pjesëtarë të një kombi të vetëm. Madje në shumë raste, pjesëmarrësit e mbledhjeve popullore hartuan peticione drejtuar Portës së Lartë, me anën e të cilave kërkonin reforma autonomiste për Shqipërinë.

**Themelimi i Lidhjes së Prizrenit (10 qershor 1878)**

Një nga çështjet kryesore që u shtrua gjatë pranverës së vitit 1878 në mbledhjet popullore të krahinave të vendit ishte formimi i lidhjes shqiptare, karakterin kombëtar të së cilës e mbrojtën si patriotët revolucionarë, ashtu dhe qarqet e moderuara. Si procedurë për formimin e saj, udhëheqësit politikë vendosën të shfrytëzonin traditën e lashtë shqiptare. Sipas kësaj tradite, sa herë vendin e kërcënonte rreziku i jashtëm, secila krahinë thërriste kuvendin e vet lokal dhe pastaj përfaqësuesit e tyre mblidheshin në një kuvend të jashtëzakonshëm, i cili formonte, sipas rastit, besëlidhjen ndërkrahinore ose lidhjen e përgjithshme. Ekzistenca, në pranverën e vitit 1878, e besëlidhjeve lokale apo e komisioneve të vetëmbrojtjes, e lehtësonte punën



Prizreni

e udhëheqësve politikë. Duhej vetëm thirrja e kuvendit të përgjithshëm dhe organizimi me sukses i punimeve të tij.

Për të mos shkaktuar reagimin e hapur të organeve qeveritare osmane, Komiteti i Stambollit vazhdoi të vepronte, si dhe më parë, në rrethanat e ilegalitetit të plotë. Për këtë arsye, nismën për të thirrur zyrtarisht Kuvendin Kombëtar, ai ua la formalisht qarqeve të moderuara. Thirrjen e lëshoi qysh në fund të prillit, një nga përfaqësuesit më të shënuar të këtyre qarqeve — Ali bej Gucia (më vonë: Ali pashë Gucia), pronar i madh tokash dhe armik i vjetër i Tanzimatit. Si vend për mbledhjen e Kuvendit Kombëtar, u caktua Prizreni, në atë kohë qyteti më i madh i Kosovës.

Lëvizja për thirrjen e Kuvendit Kombëtar u gjallërua në kulm gjatë gjysmës së dytë të majit, sapo u përhap lajmi se Kongresi i Berlinit do të mblidhej më 13 qershor 1878. Në viset e të katër vilajeteve u zhvilluan mbledhje të reja për të caktuar delegatët që do të niseshin për në Prizren. Gjatë këtyre mbledhjeve u ballafaquan përsëri platformat e të tri rrymave politike. Por masat shqiptare i bënë përsëri ballë presionit të qarqeve sulltaniste dhe të funksionarëve të administratës. Nga viset shqiptare të vilajeteve të Janinës, Shkodrës dhe Manastirit nuk u caktuan si delegat për në Prizren asnjë





Ndërtesa ku u themelua Lidhja Shqiptare e Prizrenit

partizan sulltanist. Ulematë islamike dhe funksionarët osmanë patën sukses vetëm në ato kaza të vilajetit të Kosovës ku banonin në mënyrë të përzier popullsi myslimane shqiptare, boshnjake, turke dhe pomake (bullgarë të islamizuar).

Porta e Lartë ndërhyri menjëherë për ta ndryshuar rrjedhën e ngjarjeve. Për këtë qëllim ajo thirri në Stamboll, në fund të majit, personalitetet më të dëgjuara të jetës politike shqiptare, si Iljaz pashë Dibrën, Ali bej Gucinë, Abdyl Frashërin, Ymer Prizrenin, Ahmet Koronicën dhe disa dhjetëra të tjerë, ndaj të cilëve ushtroi për disa ditë me radhë një presion të fortë për t'i detyruar që të zbatonin platformën e saj islamike. Madje figurat që nuk u nënshtruan, Porta u përpoq t'i mbante në Stamboll, me pretekste të ndryshme, për të penguar pjesëmarrjen e tyre në Kuvendin Kombëtar. Por ata u nisën për në Prizren pa lejen e saj.

Kuvendi Kombëtar u hap më 10 qershor 1878. Por atë ditë në Prizren, nuk kishin arritur të gjithë delegatët e krahinave shqiptare. Mungonin para së gjithash delegatët e vilajetit të Shkodrës, nisjen e të cilëve e kishin penguar intrigat e valiut turk, Hysen Pashës. Po ashtu, nga vilajeti i Janinës u ndodhën vetëm dy delegatë (njëri nga të cilët ishte Abdyl Frashëri), mbasi të tjerët ishin ende në udhëtim. Si pasojë shumicën e delegatëve të pranishëm e përbënin pasha-

llarë, bejlerë dhe ulema shqiptare. Së bashku me ta kishin ardhur në Prizren edhe disa feudalë sllavë sulltanistë nga Bosnja, Hercegovina dhe Novipazari.

Megjithatë Kuvendi i Prizrenit i filloi punimet në ditën e caktuar, me qëllim që kërkesat shqiptare t'u paraqiteshin Fuqive të Mëdha para se të mblidhej Kongresi i Berlinit (13 qershor 1878). Qysh në fillim aty u ballafaquan të dy platformat politike. Rreth karakterit shqiptar apo islamik të Lidhjes, u zhvilluan mjaft debate, por pa kaluar ende në luftë të hapur midis tyre. Platformën patriotike e mbrojti me një diskutim të zjarrtë Abdyl Frashëri, kryetari i Komitetit të Stambollit, i cili zyrtarisht foli si delegat i Toskërisë (vilajeti i Janinës). Ai i ftoi të gjitha krahinat shqiptare që të bashkoheshin si një trup i vetëm për të mbrojtur mbarë atdheun nga rreziku i asgjësimit. Abdyli tha ndër të tjera: «Qëllimi i Kuvendit është që t'ua presim hovin armiqve të pashpirt, duke lidhur besën shqiptare dhe duke u betuar që t'i mbrojnë me gjak trojet që na kanë lënë gjyshërit dhe stërgjyshërit tanë».

Fjalimi i Abdyl Frashërit la përshtypje brenda dhe jashtë sallës. Megjithatë përfaqësuesit e qarqeve konservatore-sulltaniste nuk i lëshuan armët. Mungesa e delegatëve të Shkodrës dhe të Janinës së bashku me praninë e delegatëve boshnjakë dhe hercegovinas, peshuan në favor të tyre. Në favor të tyre peshoi gjithashtu presioni akoma më i fuqishëm që ushtruan edhe tani autoritetet qeveritare osmane, të përfaqësuara nga mytesarifi turk i Prizrenit, Qamil beu, i cili ishte i pranishëm në punimet e kuvendit. Në këto rrethana, për të mos e vonuar formimin e organizatës së dëshiruar, u arrit një farë kompromisi. U vendos themelimi i një organizate me karakter politik dhe ushtarak, me një qendër të vetme drejtuese dhe me degë të saj në të gjitha krahinat e vendit — një «Lidhje» (itifak) pa u cilësuar as shqiptare, as islamike — e cila do të merrte përsipër detyrën që të mbronte me çdo mjet interesat e vendit. Po atë ditë, Kuvendi Kombëtar miratoi tekstin e një proteste të propozuar nga Abdyl Frashëri, drejtuar Kongresit të Berlinit, me anën e së cilës ngrihej zëri kundër shkëputjes së krahinave shqiptare në favor të shteteve fqinje. Sipas traditës, së bashku me formimin e «Lidhjes», u shpall edhe një «besë» e përgjithshme, në bazë të së cilës duhej të pushonin menjëherë të gjitha veprimet e gjakmarrjes midis banorëve të krahinave që ishin përfaqësuar në Kuvendin e Prizrenit.

Vendimi i Kuvendit të Prizrenit ishte një fitore e madhe e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, mbasi me anën e tij iu dha goditja e parë përpjekjeve të Stambollit për ta veshur «Lidhjen» me karakter islamik. Veç kësaj, ai e linte të hapur rrugën për ta kthyer haptas atë, në një fazë të mëtejshme, në një organizatë patriotike revolucionare. Në fakt, lufta për ta shpallur zyrtarisht organizatën e Prizrenit si një Lidhje Shqiptare filloi qysh të nesërmen e themelimit të saj dhe përfundoi brenda tri javëve në favor të platformës së Komitetit të Stambollit.

Menjëherë pas themelimit të Lidhjes u formuan organet e saj të larta. Në krye të saj qëndronte Këshilli i Përgjithshëm, me funksione legjislative dhe me seli në Prizren, nga i cili do të vareshin degët krahinore. Kryetar i tij u zgjodh Iljaz pashë Dibra. Për të ushtruar funksionet ekzekutive u formua një Komitet Qendror i Lidhjes Shqiptare, i përbërë nga tre komisione, secili me një përgjegjës të veçantë — komisioni i punëve të jashtme (Abdyl Frashëri), komisioni i punëve të brendshme (Haxhi Shabani) dhe komisioni i të ardhurave financiare (Sulejman Vokshi).

Krijimi i organeve të larta të Lidhjes së Prizrenit dhe pajisja e tyre me funksione pushtetore ishte një fitore tjetër që korri krahu patriotik, mbasi me anën e tyre u hodhën bazat për krijimin në Shqipëri të një pushteti të veçuar nga ai i Portës së Lartë. Kjo fitore u përforcua me caktimin në krye të organeve të larta të personaliteteve që militonin në Komitetin e Stambollit (Abdyl Frashëri, dhe Sulejman Vokshi) ose që u takonin qarqeve të moderuara (Iljaz pashë Dibra dhe Haxhi Shaban Prizreni). Për fitoren e plotë të krahut revolucionar nuk mbetej tjetër hap, veçse pajisja e besëlidhjes me një statut ose kanun, siç quhej në atë kohë, të ndërtuar mbi platformën patriotike rilindëse.

**Kanuni i Lidhjes Shqiptare**

Nga mungesa e delegatëve të krahinave të tjera në Këshillin e Përgjithshëm të Lidhjes së Prizrenit, të cilit i takonte e drejta që ta miratonte statutin u ndje ndikimi i qarqeve reaksionare sulltaniste. Për më tepër në ditët e mëvonshme, pesha e këtyre qarqeve në organin legjislativ të Lidhjes u rrit më tepër nga fakti se qysh të nesërmen e mbledhjes së Kuvendit Kombëtar, Abdyl Frashëri u nis për në kryeqytetin gjerman për t'i dorëzuar Kongresit të Berlinit peticionin e miratuar nga Kuvendi dhe për të mbrojtur nga afër çështjen shqiptare. Në këto rrethana qarqet sulltaniste dhe autoritetet shtetërore e patën më lehtë që t'i imponpremin Këshillit të Përgjithshëm një statut të ndërtuar mbi platformën islamike osmaniste.

Projekti i tyre ndeshi në kundërshtimin e rreptë të përfaqësuesve të vijës patriotike dhe të anëtarëve të krahut të moderuar. Ata mundën të heqin disa nga pikat themelore të projektit, siç ishin pagëzimi i Këshillit të Përgjithshëm të Lidhjes me emrin «Komiteti i Lidhjes Islame» *(Xhemijeti Ihtilati Islamije)* dhe zotimi për të mbrojtur me forcat e saj Bosnjën nga pushtimi eventual i Austro-Hungarisë. Me gjithë kundërshtimin e tyre, dy parime të tjera të papajtueshme për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare platforma fetare islamike dhe besnikëria ndaj Perandorisë Osmane — mbetën përsëri në statut.

Pas debateve të zjarrta që vazhduan plot një javë, varianti përfundimtar i statutit me emrin «Kararname» (Libri i Vendimeve) u miratua më 17 qershor 1878, vetëm nga anëtarët e rrymës sulltaniste dhe nga disa anëtarë të krahut të moderuar, midis të cilëve ishte edhe Iljaz pashë Dibra. Anëtarët e krahut patriotik dhe përfaqësuesit e tjerë të rrymës së moderuar nuk pranuan ta nënshkruanin statutin.

Megjithatë platforma fetare islamike dhe shprehja e besnikërisë ndaj Perandorisë nuk përfaqësonin karakterin e vërtetë të Kararnamesë. Me këmbënguljen e delegatëve patriotë, aty u përfshinë disa dispozita që nuk pajtoheshin me interesat e Portës së Lartë dhe i shërbenin Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Kështu për shembull, në nenin 1 thuhej se qëllimi i Lidhjes së Prizrenit ishte të mbronte tërësinë tokësore të Perandorisë Osmane, kurse në nenin 6 shpallej në formë të prerë se ajo do të kundërshtonte vetëm lëshimet tokësore në favor të Bullgarisë, Serbisë dhe Malit të Zi, (pra jo kundër tokave që do të merrte Rusia dhe Austro-Hungaria) që do të thoshte se ajo do të luftonte vetëm për mbrojtjen e trojeve shqiptare. Po ashtu, nga njëra anë thuhej se Lidhja e Prizrenit do ta konsideronte si armik çdo njeri që do të përpiqej të dobësonte autoritetin e qeverisë osmane (neni 2), nga ana tjetër ajo vishej me funksione pushtetore të veçuara nga ato të Stambollit, (neni 14) të cilat e dobësonin autoritetin e Portës së Lartë në Shqipëri.

Po atë ditë, Këshilli Qendror miratoi edhe një Urdhëresë (Talimat), ku trajtoheshin aspektet organizative politike dhe ushtarake të Lidhjes. Edhe në Urdheresë, Lidhja nuk cilësohej si një organizatë shqiptare, por ndryshe nga Kararnameja ajo këtu ishte e zhveshur nga formulimet islamike osmaniste dhe nga deklaratat e besnikërisë ndaj Perandorisë Osmane. Veç kësaj, funksionet pushtetore të saj këtu ishin më të theksuara. Në Urdhëresë flitej haptas se Lidhja do të formonte një administratë qendrore me seli në Prizren, të përbërë nga përfaqësues të çdo sanxhaku, nga e cila do të



vareshin administratat lokale të kazave. Krahas kësaj administrate të veçuar do të krijohej edhe një ushtri e shkëputur nga ajo e Portës së Lartë, e cila do të varej drejtpërdrejt nga Lidhja.

Lajmi i formimit të Lidhjes në Prizren u përhap menjëherë në Shqipëri dhe pati jehonë të thellë në të katër anët e vendit. Por miratimi një javë më vonë i Kararnamesë u prit ftohtë nga masa dërrmuese e shqiptarëve. Kudo filloi një diskutim i zjarrtë rreth përmbajtjes së saj. Patriotët përparimtarë, të cilët në këtë valë diskutimesh udhëhoqën opinionin popullor, kërkuan që të rishikohej edhe një herë statuti për ta veshur Lidhjen me karakter kombëtar shqiptar. Me këtë rast ata kërkuan që të mblidhej përsëri Kuvendi i Përgjithshëm, në të cilin të merrnin pjesë përfaqësuesit e krahinave shqiptare të të katër vilajeteve.

Qëndrimin e tyre kundër platformës sulltaniste, krahinat e vendit e shprehën edhe në protestat që i drejtuan gjatë atyre ditëve Kongresit të Berlinit. «Ashtu sikurse nuk jemi dhe nuk duam të jemi turq po ashtu do të luftojmë me të gjitha forcat tona kundër cilitdo që do të kërkonte të na bënte sllavë, austriakë ose grekë» thuhej ndër të tjera në një memorandum drejtuar më 13 qershor 1878, kryeministrit britanik, lordit Bikonsfild (Beaconsfield), nënshkruar nga rreth 500 qytetarë shkodranë, të cilët kërkonin respektimin e tërësisë tokësore të Shqipërisë dhe formimin e një shteti shqiptar të pavarur. Me telegramet që i drejtonin Kongresit të Berlinit në ditët e mëvonshme, përfaqësuesit e kazave shqiptare të vilajeteve të Shkodrës, Janinës, Kosovës dhe Manastirit kërkonin gjithashtu si shqiptarë respektimin e tërësisë tokësore të atdheut të tyre — Shqipërisë. Të tilla kërkesa iu paraqitën areopagut ndërkombëtar dhe nga shqiptarët e mërguar jashtë Shqipërisë, madje edhe nga grupe shqiptarësh që ndodheshin në Stamboll. Në një memorandum drejtuar më 20 qershor 1878 ministrave të Jashtëm të Fuqive të Mëdha nga një grup personalitetesh shqiptare që banonin në kryeqytetin e Perandorisë Osmane, midis të cilëve bënin pjesë edhe disa anëtarë të Komitetit të Stambollit (Pashko Vasa, Sami Frashëri, Ali Danish Prishtina. Sermedi Seid Toptani dhe Abedin bej Dino), pasi protestohej në emër të popullit shqiptar kundër copëtimit territorial të atdheut të tyre, shtrohej kërkesa për t'i dhënë Shqipërisë një rregullim të veçantë administrativ, në bazë të një projekti të hartuar prej një komisioni të përbërë nga shqiptarë dhe të miratuar nga Porta e Lartë.

Paralelisht me rritjen e lëvizjes masive në favor të plat-



Delegatët e Shkodrës që morën pjesë në themelimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit

formës kombëtare, përfunduan edhe përgatitjet për mbledhjen e Kuvendit të Përgjithshëm. Në fund të qershorit në Prizren arritën delegatët e pothuajse të gjitha krahinave shqiptare. Në të njëjtën kohë u kthye nga Berlini edhe delegacioni shqiptar i kryesuar nga Abdyl Frashëri. Këtë radhë shumica dërrmuese e delegatëve ishte kundër rrymës sulltaniste dhe e vendosur për ta çuar luftën politike deri në fund. Madje disa delegatë, si për shembull ata të Shkodrës, kishin porosi nga popullsia e tyre që «të mos pranonin asgjë që mund të interpretohej si forcim i frymës islamike» dhe «po të vinin re se Lidhja po i shmangej rrugës kombëtare për të hyrë në rrugën thjesht fetare, të largoheshin prej saj».

Kuvendi i Përgjithshëm u mblodh në Prizren, më 1 korrik 1878. Qarqet sulltaniste e mbrojtën me këmbëngulje platformën e Kararnamesë, por këtë radhë nuk patën sukses. Logjika e patriotëve dhe presioni popullor ishin aq të fuqishme sa edhe delegatët e krahut të moderuar, të cilët kishin pranuar tekstin e Kararnamesë, tani u bashkuan me platformën kombëtare. Pas dy ditë diskutimesh, Kuvendi i Përgjithshëm miratoi më 2 korrik 1878, një Kanun të ri për Lidhjen e Prizrenit.

Kanuni i ri e shpalli organizatën e formuar në Prizren si një Lidhje Shqiptare dhe organin e saj qendror e quajti Komitet Kombëtar. Statuti i ri ishte pastruar krejtësisht nga formulimet fetare islamike dhe nga besnikëria ndaj Perandorisë Osmane. Në tekstin e Kanunit thuhej shprehimisht se Lidhja do të luftonte për të drejtat kombëtare të Shqipërisë dhe se veprimtarinë e saj do ta shtrinte vetëm në trojet shqiptare. Ai i jepte të drejtë Komitetit Kombëtar të formonte nënkomitete të Lidhjes në qendrat e sanxhakëve të Shqipërisë, të organizonte një ushtri të armatosur për të mbrojtur trojet shqiptare, të shpallte mobilizimin ushtarak të të gjithë burrave të aftë për armë, të vilte, për nevojat e veta buxhetore, një sërë taksash të ndryshme dhe të jepte dënime penale kundër dezertorëve nga Lidhja Shqiptare.

Në një mbledhje të fshehtë që u zhvillua natën, në shtëpinë e patriotit prizrenas, Shuaip Spahiu u zgjodhën anëtarët e Këshillit të Përgjithshëm që vishej me funksione legjislative dhe të Komitetit Kombëtar që do të ushtronte funksione ekzekutive. Në Këshillin e Përgjithshëm u zgjodhën 56 anëtarë nga krahinat shqiptare të të katër vilajeteve. Midis tyre kishte shqiptarë myslimanë, ortodoksë e katolikë — që të gjithë përfaqësues të krahut radikal dhe të rrymës së moderuar. Si kryetar i tij mbeti përsëri Iljaz pashë Dibra, i cili tani u bashkua me vijën patriotike. Tre komisionet e Komitetit, të pajisura me funksione dikasteriale, mbetën siç ishin, nën kryesinë e Abdyl Frashërit, Haxhi Shabanit dhe Sulejman Vokshit.

Kanuni i miratuar më 2 korrik 1878 shënonte fitoren e plotë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në gjirin e Lidhjes së Prizrenit. Kjo fitore ishte e dyfishtë. Nga njëra anë, detyra për të mbrojtur vetëm trojet shqiptare, me të cilën e ngarkoi ky kanun e ktheu përfundimisht Lidhjen e Prizrenit në një organizatë politike kombëtare dhe i dha asaj të drejtën për ta përfaqësuar Shqipërinë e robëruar në arenën ndërkombëtare. Nga ana tjetër, të drejtat që i dha po ai kanun për të pasur administratë, ushtri, buxhet dhe gjyqe të veçanta e pajisën Lidhjen e Prizrenit me funksione pushtetore të veçuara nga ato të shtetit centralist osman. Në fakt, me këto të drejta që u sanksionuan në kanunin e 2 korrikut 1878, Lidhja e Prizrenit fitoi bazën ligjore për të ngritur shkallë-shkallë një shtet autonom shqiptar brenda shtetit perandorak osman.

**Shqipëria dhe Kongresi i Berlinit**

Kongresi i Berlinit u hap më 13 qershor 1878, me rend dite: rishikimin e Traktatit të Shën-Stefanit. Në të morën pjesë 6 Fuqitë e Mëdha të Evropës: Gjermania, Anglia, Franca, Rusia, Austro-Hungaria dhe Italia. Sipas procedurës së vendosur paraprakisht, vendimet do të merreshin njëzëri. Punimet e Kongresit të Berlinit i drejtoi kancelari gjerman, Otto Bismark.

Në punimet e Kongresit të Berlinit mori pjesë edhe një delegacion qeveritar i Perandorisë Osmane i kryesuar nga ministri i saj i Jashtëm Kara Theodhor pasha, me ndihmës të parë, Mehmet Ali pashën, një mareshal turk me origjinë gjermane. Por delegacioni turk nuk kishte të drejta të barabarta me ato të Fuqive të Mëdha. Ai mund të diskutonte për çdo çështje të rendit të ditës, por nuk kishte të drejtë të votonte për vendimet e Kongresit.

Me ftesën e Fuqive të Mëdha, shtetet ballkanike (Serbia, Greqia, Bullgaria, Rumania, Mali i Zi) dërguan në Berlin delegacionet e tyre qeveritare, të cilat parashtruan dhe mbrojtën në seanca të veçanta të Kongresit kërkesat e tyre politike dhe territoriale.

Edhe pse në Berlin luhej fati i popullit shqiptar, Fuqitë e Mëdha e injoruan qenien e tij. Madje, delegacioni shqiptar i ngarkuar nga Lidhja e Prizrenit, i cili shkoi në Berlin me nismën e vet për t'i parashtruar Kongresit të drejtat e Shqipërisë, nuk u përkrah nga askush. Abdyl Frashëri, kryetari i delegacionit, u përpoq ta bindte kryetarin e Kongresit, kancelarin Bismark, në një takim që pati me të, që ta përfshinte në rendin e ditës së një seance edhe çështjen e kombit shqiptar. Por kancelari gjerman nuk pranoi duke u shprehur brutalisht se «nuk ka një komb shqiptar». Si rrjedhim, çështja shqiptare nuk u përfill fare si çështje më vete nga Kongresi i Berlinit.

Në Kongresin e Berlinit, Fuqitë e Mëdha nuk u udhëhoqën nga parimi i lirisë së popujve, por nga interesat e veçanta imperialiste, të cilat ishin në kontradiktë të thellë midis tyre. Perandoria Ruse luftonte për të sanksionuar kushtet e Traktatit të Shën-Stefanit, kurse Britania e Madhe me Austro-Hungarinë përpiqeshin të pakësonin sa më shumë përfitimet e Rusisë dhe t'i përforconin pozitat e tyre në Evropën Juglindore. Perandoria Gjermane orvatej të kënaqte



Austro-Hungarinë për të mos e lënë që të bashkohej me Francën dhe ta neutralizonte kundërshtimin e Rusisë duke provokuar keqësimin e marrëdhënieve të saj me Perandorinë Britanike. Synimi kryesor i Francës ishte izolimi politik i Gjermanisë, kurse Italia nga ana e saj, kërkonte zgjidhje të tilla që do të çonin në dobësimin e pozitave të Austro-Hungarisë në Gadishullin Ballkanik.

Punimet e Kongresit të Berlinit vazhduan plot një muaj. Ato përfunduan më 13 korrik 1878 me nënshkrimin e Traktatit të Berlinit, i cili zëvendësoi atë të Shën-Stefanit.

Sipas traktatit të ri përfitimet politike dhe territoriale të Rusisë u pakësuan si në Gadishullin Ballkanik, ashtu dhe në Azinë e Vogël. Ideja e një Principate Bullgare nën sovranitetin e sulltanit mbeti në fuqi, por kufijtë e saj u zvogëluan gati trifish. Kongresi i Berlinit vendosi që territori i saj të shtrihej midis lumit Danub dhe maleve Ballkan. Viset në jug të maleve Ballkan do të formonin një provincë autonome të Perandorisë Osmane me emrin Rumelia Lindore. Viset e Maqedonisë së bashku me krahinat lindore të Shqipërisë, të cilat me Traktatin e Shën-Stefanit i jepeshin Bullgarisë, do të mbeteshin gjithashtu nën sundimin osman. Kongresi i Berlinit ua njohu pavarësinë Rumanisë, Serbisë dhe Malit të Zi. Ai ripohoi gjithashtu vendimin e mëparshëm për t'i dhënë Rumanisë Dobruxhën Veriore dhe për t'i shkëputur asaj provincën e Besarabisë në favor të Rusisë. Kufijve të Serbisë dhe Malit të Zi, ai u bëri ndryshime të rëndësishme. Me këmbënguljen e Austro-Hungarisë u vendos që Serbia të mos zgjerohej nga ana jugore (në drejtim të Novipazarit, Mitrovicës dhe Prishtinës, të cilat Vjena i lakmonte për vete), por nga ana juglindore duke i dhënë asaj krahinat e Pirotit, Trenit, Vranjës dhe Nishit, të cilat me Traktatin e Shën-Stefanit i qenë premtuar Bullgarisë. Për të njëjtën arsye, me këmbënguljen e Vjenës, Malit të Zi iu pakësuan së tepërmi përfitimet territoriale nga ana veriore, në drejtim të Hercegovinës dhe Novipazarit. Në bazë të Traktatit të Berlinit, ai do të zgjerohej kryesisht nga ana jugore: do të merrte krahinat e Tivarit, Podgoricës, Plavës, Gucisë, Rugovës dhe Kolashinit. Aneksimi i Ulqinit nuk iu njoh, por Cetina fitonte të drejtën që anijet tregtare malazeze të lundronin lirisht në lumin Bunë dhe në liqenin e Shkodrës.

Përfitime tokësore në kurriz të Perandorisë Osmane patën sidomos dy fuqi të mëdha, të cilat nuk kishin marrë pjesë fare në luftën ruso-turke: Austro-Hungaria dhe Britania e Madhe. E para shtiu në dorë gjoja për t'i administruar Bosnjën dhe Hercegovinën, përveç limanit Spic, në brigjet jugore

të Dalmacisë, të cilën e aneksoi zyrtarisht. E dyta, Britania e Madhe, e cila u paraqit në Kongres si mbrojtësja më e flaktë e Perandorisë Osmane, i shkëputi kësaj ishullin e Qipros.

Me përkrahjen e Anglisë dhe të Francës, Kongresi i Berlinit mori në shqyrtim edhe kërkesat e Greqisë, e cila gjithashtu nuk kishte marrë pjesë në luftën ruso-turke. Athina pretendonte Thesalinë, Maqedoninë, Kretën dhe sidomos Epirin (vilajetin e Janinës). Pas mjaft debatesh, Kongresi mori parasysh kundërshtimin që bëri Anglia për Kretën dhe Rusia për Maqedoninë. Perandoria Osmane deklaroi haptas se aneksimi i Epirit ishte i rrezikshëm për të dy palët, mbasi aty mbisundonte popullsia shqiptare, e cila do t'u shkaktonte telashe si Greqisë, ashtu dhe Turqisë. Më në fund u vendos që kufiri në Thesali dhe në Epir të caktohej nga një komision turko-grek. Megjithatë Kongresi rekomandonte si vijë kufiri lumin Kalamas në Epir dhe lumin Selemvria në Thesali. Në rast se Greqia dhe Turqia nuk do të merreshin dot vesh midis tyre, thuhej në nenin 24, atëherë do të ndërhynin Fuqitë e Mëdha.

Me këto vendime Kongresi i Berlinit cënonte rëndë interesat e popullit shqiptar. Ashtu si Traktati i Shën-Stefanit, edhe ai nuk e konsideroi Shqipërinë si një njësi politike të veçantë, por e trajtoi si një plaçkë tregu të destinuar për të përmbushur nevojat imperialiste të Fuqive të Mëdha ose për të kënaqur lakmitë shoviniste të shteteve ballkanike. Traktati i Berlinit nuk i njohu Shqipërisë asnjë të drejtë kombëtare dhe nuk e zinte fare në gojë emrin e saj. Madje ai nuk e respektoi as tërësinë e saj territoriale. Malit të Zi iu dhanë përsëri disa vise shqiptare (krahinat e Plavës, Gucisë dhe Rugovës). Po ashtu edhe Serbisë (krahinat e Vranjës, Trenit dhe Pirotit). Bullgarisë nuk iu njohën viset e Shqipërisë Lindore, por nga ana tjetër iu dhanë Greqisë, e cila nuk përfitonte asgjë nga Traktati i Shën-Stefanit, viset e Çamërisë. Veç kësaj, me Traktatin e Berlinit lindi edhe një rrezik tjetër për trojet shqiptare. Ky rrezik vinte nga Austro-Hungaria, e cila përveç pushtimit të Bosnjës dhe të Hercegovinës, fitonte gjithashtu të drejtën të vendoste garnizone ushtarake dhe të ndërtonte rrugë strategjike në sanxhakun e Novipazarit «deri përtej Mitrovicës». Me këto koncesione Vjena hidhte hapin e parë për të pushtuar një ditë krejt Kosovën dhe për të dalë pastaj në Selanik.

Midis vendimeve të tjera që mori Kongresi i Berlinit, dy prej tyre preknin, njëri tërthorazi, tjetri drejtpërdrejt dy çështje që kishin lidhje me aspektin politik të trojeve shqiptare që do të mbeteshin nën sundimin e Perandorisë Osmane.






III. Përfitimet territoriale që pati Mali i Zi më 1878 nga Traktati i Shën Stefanit ( ||||||| ) dhe nga Kongresi i Berlinit ( ▤ )




IV — Përfitimet territoriale që pati Serbia më 1878 nga Traktati i Shën Stefanit (▤) dhe nga Kongresi i Berlinit (▥)

E para trajtohej në nenin 23 të traktatit. Sipas këtij neni, Porta e Lartë detyrohej të hartonte për viset ballkanike që ndodheshin nën sundimin e saj të plotë, «rregullore organike» për një administrim autonom të vilajeteve, pak a shumë të njëllojtë me atë që i qe dhënë ishullit të Kretës më 1868. Me qëllim që këto «rregullore» t'u përshtateshin nevojave të vendit, Porta duhej të ngarkonte «komisione të posaçme» për hartimin e tyre, në të cilat «elementi vendës duhej të përfaqësohej në shkallë të gjerë». Projektet që do të hartoheshin për çdo vilajet — thuhej në po këtë nen — para se të hynin në fuqi, do të miratoheshin edhe nga Komisioni Evropian që u krijua nga Fuqitë e Mëdha për Rumelinë Lindore.

E dyta ishte përfshirë në Protokollin nr. 13 të Kongresit të Berlinit dhe kishte lidhje me venomet e Mirditës. Fillimisht çështja u ngrit nga përfaqësuesit e Francës dhe të Austro-Hungarisë. Këta kërkuan nga Porta e Lartë që ajo t'i respektonte edhe në të ardhmen «privilegjet dhe imunitetet» (domethënë: venomet), të cilat «popullsia e Mirditës i gëzon *ab antiquo*» (që nga kohët e lashta). Përfaqësuesi osman e kundërshtoi këtë propozim që e pengonte Portën e Lartë ta nënshtronte Mirditën, duke u kapur pas faktit se zotimi për të respektuar venomet në këtë krahinë binte në kundërshtim me nenin 23 që e detyronte atë të zbatonte reforma administrative në vilajetet e Turqisë Evropiane. Megjithatë ai shtoi se Porta e Lartë nuk kishte ndërmend të zbatonte reformat e saj në krahinën e Mirditës. Fuqitë e Mëdha mbetën të kënaqura nga deklarata e përfaqësuesit turk, e cila u përfshi në protokollin nr. 13 duke marrë kështu vlerën e një zotimi zyrtar.

Të dyja këto vendime ishin negative për Shqipërinë.

Me nenin 23 Fuqitë e Mëdha cenonin interesat jetike të Shqipërisë jo pse e detyronin Perandorinë Osmane t'i pajiste viset ballkanike me administratë autonome «të përshtatshme» me nevojat e tyre, por me të drejtën që fitoi Porta e Lartë për ta mbajtur edhe në të ardhmen ndarjen administrative që ishte në fuqi, pra copëtimin e trojeve shqiptare midis katër vilajeteve të ndryshme. Reformat administrative autonomiste i kërkonin vetë qarqet përparimtare rilindëse, por ato i kushtëzonin këto reforma me bashkimin e trojeve shqiptare në një vilajet të vetëm autonom. Pajisja e katër vilajeteve me «rregullore organike» të veçantë gjoja «në përshtatje me nevojat e vendit» do t'i vështirësonte edhe më tej lidhjet ekonomike, shoqërore, politike dhe kulturore midis krahinave shqiptare të këtyre vilajeteve. Për më tepër, e drejta që fituan me nenin 23 Fuqitë e Mëdha për të ndërhyrë në këtë çështje, u dha

atyre mundësinë, siç shkruante pak më vonë Abdyl Frashëri, që t'u jepnin reformave karakter joshqiptar, por serb në vilajetin e Kosovës, bullgar në atë të Manastirit dhe grek në vilajetin e Janinës. Si rrjedhim, me zbatimin e nenit 23 rritej më tepër në të ardhmen, rreziku i aneksimit të trojeve shqiptare nga shtetet fqinje ballkanike dhe vështirësohej më shumë lufta e shqiptarëve për bashkimin e këtyre trojeve në një vilajet të vetëm autonom.

Po ashtu, me Protokollin nr. 13, Fuqitë e Mëdha cenonin interesat jetike të Shqipërisë, sepse çështjen kombëtare shqiptare e reduktuan vetëm si problem të popullsisë së saj katolike dhe në mënyrë të veçantë vetëm si çështjen e një krahine të saj, siç ishte krahina e vogël dhe e prapambetur e Mirditës, e cila, sipas tyre, nuk aspironte gjë tjetër veçse të ruante statusin e saj partikularist dhe patriarkal. Protokolli nr. 13 i hapte kështu rrugën Vjenës, e cila gëzonte prej kohësh të drejtën e mbrojtjes së popullsive katolike të Perandorisë Osmane, (kultusprotektoratin), që të ndërhynte lirisht në jetën e brendshme të Mirditës dhe ta kthente atë në një pikëmbështetje të avancuar për ekspansionin e saj të mëtejshëm drejt brigjeve shqiptare të Adriatikut dhe drejt viseve të Ballkanit Qendror.

**Acarimi i marrëdhënieve shqiptare-turke. Aksioni i Gjakovës (korrik-shtator 1878)**

Vendimet e Kongresit të Berlinit e shtuan zemërimin e shqiptarëve kundër Fuqive të Mëdha dhe Portës së Lartë. Nga të katër anët e vendit u ngritën zëra proteste kundër shkëputjes së trojeve shqiptare në favor të shteteve fqinje. Kudo u shpreh gatishmëria e masave popullore për të mos lëshuar, qoftë në veri, qoftë në jug, asnjë pëllëmbë tokë të banuar nga popullsi shqiptare. Megjithatë, pasi mbaruan punimet e Kongresit të Berlinit, vëmendja e shqiptarëve u drejtua kryesisht nga fati i trojeve veriore, mbasi vendimi i Fuqive të Mëdha për dorëzimin e Plavës dhe Gucisë në favor të Malit të Zi kishte formë të prerë. Si i tillë ai duhej të zbatohej menjëherë, kurse vendimi për viset jugore do të merrte formë përfundimtare më vonë, mbasi ishte i lidhur me bisedimet turko-greke.

Tensioni i madh politik që pushtoi opinionin publik krijoi një truall të favorshëm për rritjen e shpejtë të autoritetit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit dhe për shtrirjen e saj organizative, brenda pak javëve, në të katër anët e vendit.



Pasi u kthyen në krahinat e tyre delegatët që kishin marrë pjesë në Kuvendin e Prizrenit, besëlidhjet lokale ose komisionet e vetëmbrojtjes që ishin krijuar më parë, u kthyen menjëherë në degë të Lidhjes Shqiptare. Në ato krahina ku ato mungonin, u organizuan mbledhje të posaçme, të cilat formuan degët lokale të Lidhjes. Duke marrë parasysh vështirësitë e ndërlidhjes së degëve të shumta me Komitetin Kombëtar dhe për ta shpejtuar operativitetin e këtyre degëve në përshtatje me rrethanat lokale, u formuan në bazë vilajetesh tre komitete ndërkrahinore të Lidhjes Shqiptare me qendër në Prizren, Shkodër dhe Janinë. Me to u lidhën degët e shpërndara në sanxhakët dhe kazatë e vilajeteve të tyre. Meqenëse më 1878 vilajeti i Manastirit ishte suprimuar, degët e formuara në sanxhaket e Dibrës, Ohrit dhe Manastirit u lidhën me Komitetin Ndërkrahinor të Prizrenit, kurse ato të sanxhakut të Korçës me Komitetin Ndërkrahinor të Janinës. Lidhjet midis Komitetit të Janinës dhe komiteteve të Prizrenit ose të Shkodrës kryheshin sipas rastit, nëpërmjet degës së Elbasanit ose nëpërmjet degës së krijuar posaçërisht për këtë qëllim në Selanik, e cila shërbente si ndërmjetëse për lidhjet e komiteteve ndërkrahinore të vilajeteve me Komitetin e Stambollit. Për të shpejtuar lidhjet midis tyre, komitetet krahinore shfrytëzuan edhe linjën telegrafike, madje nëpërmjet telegrafistëve patriotë edhe shifrazhin sekret telegrafik.

Në përshtatje me situatën e krijuar, Komiteti Ndërkrahinor i Janinës u ngarkua me detyrën që të merrte masa politike dhe ushtarake për të parandaluar ose, në pamundësi të kësaj, për të kundërshtuar shkëputjen e Çamërisë në favor të Greqisë. Për këtë qëllim, në dhjetëditëshin e tretë të korrikut 1878 u organizua në Janinë një mbledhje e gjerë me përfaqësuesit e të gjitha degëve të vilajetit. Pasi vendosi të shprehte botërisht vendosmërinë e shqiptarëve për të kundërshtuar me armë çdo lëshim të trojeve të tyre në favor të Mbretërisë Greke, Kuvendi Ndërkrahinor caktoi, për çdo kaza, numrin e forcave vullnetare që do të mobilizoheshin për të hyrë në luftë, menjëherë sapo të dilte nevoja. Në të njëjtën kohë përfaqësuesit e degëve të Jugut, miratuan një memorandum me të cilën paralajmërohej Porta e Lartë se shqiptarët ishin të vendosur të hynin në konflikt edhe kundër saj, në rast se ajo do të tërhiqej përballë pretendimeve shoviniste të Athinës. Kuvendi Ndërkrahinor i Janinës, punimet e të cilit u drejtuan nga Abdyl Frashëri, shkoi edhe më tej. Aty u shqyrtua edhe çështja e formimit të vilajetit autonom shqiptar. Për këtë qëllim më 24 korrik 1878 u hartua një rezolutë e veçantë, në të cilën aspirata e shqiptarëve për autono-

mi, është formuluar nëpërmjet tri kërkesave: bashkimi i trojeve të tyre në një vilajet të vetëm, zhvillimi i gjuhës shqipe si gjuhë kombëtare dhe zbatimi menjëherë në Shqipëri i reformave të përshtatshme me nevojat e saj.

Gjithashtu në përshtatje me situatën e krijuar, dy komitetet ndërkrahinore të Veriut u mobilizuan për të kundërshtuar me armë dorëzimin e kazasë të Gucisë (ku bënte pjesë edhe Plava) në favor të Malit të Zi. Për mbrojtjen e tyre në Shkodër u zhvillua një miting popullor, pas të cilit filluan menjëherë përgatitjet për të rekrutuar vullnetarë dhe për të grumbulluar armë. Brenda pak ditëve në rrethin e Shkodrës u regjistruan rreth 6 mijë vullnetarë. Qytetarët dhe fshatarët dhanë kontribut në të holla dhe drithë. Një mobilizim i tillë ndodhi edhe në Kosovë, sidomos në Gjakovë dhe në Pejë. Më tepër se kudo mobilizimi përfshiu banorët e Plavës dhe të Gucisë. Shqiptarët, të cilët përbënin shumicën dërrmuese të këtyre dy krahinave, u vunë në gatishmëri të plotë, duke vëzhguar ditë e natë lëvizjet e ushtrive malazeze përtej kufirit. Sipas vendimit që mori Komiteti Kombëtar i Lidhjes së Prizrenit, vullnetarët e krahinave të tjera do të qëndronin në shtëpitë e tyre në pritje për t'u nisur në front sapo të lëshohej kushtrimi.

Përgatitjet politike dhe ushtarake të Lidhjes së Prizrenit tregonin se nenet e Traktatit të Berlinit që cënonin të drejtat kombëtare të Shqipërisë nuk mund të zbatoheshin pa dhunën e armatosur kundër shqiptarëve ose nga Mali i Zi ose nga Perandoria Osmane. Për ta mënjanuar këtë konflikt tepër të kushtueshëm dhe me rezultat të pasigurt për Malin e Zi, knjaz Nikolla kërkoi ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha duke e akuzuar Portën e Lartë si organizatoren e Lidhjes së Prizrenit.

Për Perandorinë Osmane, kazaja e Gucisë, me më pak se 10 mijë banorë, nuk kishte asnjë rëndësi ekonomike dhe strategjike në krahasim me territoret e gjera të Bullgarisë, Bosnjës, Hercegovinës, etj., që asaj iu shkëputën nga Traktati i Berlinit. Por Porta e Lartë nuk donte që për shkak të një krahine të parëndësishme kufitare të ndizte revoltimin e mëtejshëm të gati 1,6 milion shqiptarëve që do të mbeteshin brenda kufijve të Perandorisë. Si rrjedhim, ajo ngurroi të kryente dorëzimin e Plavës dhe të Gucisë duke u justifikuar para Fuqive të Mëdha me arsyen e vërtetë — me rrezikun e një konflikti të armatosur midis saj dhe shqiptarëve.

Por në dhjetëditëshin e tretë të korrikut synimet politike të Portës së Lartë pësuan një goditje serioze. Kur më 22 korrik ushtritë austro-hungareze filluan marshimin drejt Bos-



njës dhe Hercegovinës, autoritetet shtetërore osmane u kërkuan krerëve të Lidhjes Shqiptare që t'u vinin në ndihmë me forcat e tyre të armatosura boshnjakëve që kishin rrëmbyer armët kundër pushtuesve të huaj. Kërkesën e Stambollit e miratuan vetëm qarqet sulltaniste, të cilat u përpoqën të bindnin Këshillin e Përgjithshëm të Lidhjes për të marrë pjesë në luftën kundër Austro-Hungarisë. Por anëtarët e tij nuk pranuan duke përdorur si argument nevojën e ngutshme që kishte vendi për mbrojtjen e trojeve shqiptare. Presioni i qarqeve qeveritare dhe i elementëve turkomanë vazhdoi katër javë, derisa më 19 gusht 1878, Këshilli i Përgjithshëm i mbledhur posaçërisht për këtë qëllim, e hodhi përfundimisht poshtë kërkesën e Portës së Lartë. Me këtë qëndrim Lidhja e Prizrenit u dha, pas miratimit të kanunit kombëtar me 2 korrik 1878, goditjen e dytë planeve të sulltanit. Goditjen e tretë ajo ua dha tre javë më vonë, me vrasjen në Gjakovë të mareshallit Mehmet Ali pashë Maxhari.

Pas dështimit të planeve të saj në lidhje me Bosnjën dhe Hercegovinën, Porta e Lartë filloi të shqetësohej si nga rruga e veprimeve të pavarura në të cilët tashmë kishte hyrë Lidhja Shqiptare, ashtu dhe nga presioni i madh që po ushtronin Fuqitë e Mëdha në lidhje me zbatimin e Traktatit të Berlinit kundrejt Malit të Zi dhe Mbretërisë Greke. Presion të fuqishëm ushtronte sidomos Rusia cariste, e cila po e kushtëzonte tërheqjen e ushtrive të veta nga Rumelia Lindore me dorëzimin nga ana e Perandorisë Osmane të trojeve që i qenë premtuar Malit të Zi. Për t'u çliruar nga ky presion që po ushtrohej nga Rusia, ushtritë e së cilës ndodheshin në afërsitë e Stambollit, Porta e Lartë vendosi të shpejtonte veprimet për dorëzimin e këtyre trojeve duke përfshirë këtu edhe Plavën e Gucinë. Për këtë qëllim ajo dërgoi në Shqipëri, si komisar me fuqi të jashtëzakonshme për kufijtë turko-malazeze, mareshal Mehmet Ali pashë Maxharin*, të shoqëruar nga një adjutant i sulltanit, me porosi që përpara se të shkonte në kufi, ta bindte Komitetin e Lidhjes të mos e kundërshtonte dorëzimin e Plavës dhe Gucisë.

*) Mehmet Ali pasha, dikur me emrin Karl Detroit, lindur në Magdenburg një gjerman me origjinë franceze, kishte braktisur qysh i ri vendlindjen dhe ishte vendosur në Turqi, ku pasi kishte ndryshuar emrin dhe fenë duke u bërë mysliman, kishte bërë karrierë të shpejtë në radhët e ushtrisë osmane. Shqiptarët, të cilët e njihnin prej kohësh, mbasi ky kishte ardhur disa herë në Shqipëri, për të shtypur kryengritjet e tyre, kujtonin se ishte hungarez prandaj e quanin Mehmet Ali pashë Maxhari.

Lajmi i misionit të Mehmet Ali pashës u prit me zemërim në Shqipëri. Në Prizren, Komiteti Kombëtar i Lidhjes u shpreh kundër pjesëmarrjes së mareshalit në komisionin e kufirit. Në një mbledhje të fshehtë që u mbajt në Shkodër, nga aktivistët më radikalë, u vendos që të mos e linin komisarin e sulltanit, as të hynte në qytetin e tyre.

Mehmet Ali Pasha arriti në Prizren më 25 gusht 1878 dhe ra menjëherë në kontakt me anëtarët e organeve qendrore dhe ndërkrahinore të Lidhjes Shqiptare. Ai u përpoq të bindte veçan udhëheqësit e saj mbi kotësinë dhe dëmin e kundërshtimit të shqiptarëve, mbasi, sipas tij, jo vetëm Porta e Lartë, por as Fuqitë e Mëdha nuk do të tërhiqeshin por do ta zbatonin me çdo kusht Traktatin e Berlinit. Në një mbledhje të përbashkët me të gjithë krerët e Lidhjes më 26 gusht, ai përdori midis të tjerave edhe kërcënimin duke u lënë një afat prej 24 orësh për t'u menduar. Por të nesërmen, në orën e caktuar, askush nuk u paraqit në mbledhje. Për më tepër dy orë më vonë u vra nga njerëzit e Lidhjes Shqiptare me atentat në lagjen Marash të Prizrenit, telegrafisti i Mehmet Ali pashës, të cilin mareshali e kishte sjellë me vete për të ruajtur sekretin e raporteve që i drejtonte Portës së Lartë. Vrasja e telegrafistit ishte një paralajmërim që Lidhja e Prizrenit i drejtonte Maxhar pashës dhe nëpërmjet tij qeverisë osmane, për të hequr dorë nga dorëzimi i trojeve shqiptare.

Por Mehmet Ali pasha nuk hoqi dorë nga misioni i tij. Më 31 gusht ai u nis për në Gjakovë i shoqëruar nga tre batalione ushtarësh turq duke kërkuar nga Mitrovica që t'i dërgonin në ndihmë edhe një batalion tjetër. Edhe në Gjakovë, ai thirri më 1 shtator në një mbledhje krerët e Degës së Lidhjes, të cilët u përpoq t'i bindte që t'i nënshtroheshin vullnetit të sulltanit. Por këtu ai gjeti një qëndrim më të rreptë. Me përjashtim të kryetarit të Degës së Lidhjes, Abdullah pashë Drenit, i cili si sulltanist u bashkua me Maxhar pashën, të gjithë anëtarët e tjerë të udhëhequr nga patriotët revolucionarë Sulejman Vokshi dhe Ahmet Koronica, e ftuan mareshalin osman që të mos e vazhdonte më tej rrugën drejt kufirit malazez.

Për t'i dhënë një paralajmërim tjetër më kategorik, po atë mbremje qytetarët dhe malësorët gjakovarë rreth 4500 veta të armatosur, të cilët i qenë përgjigjur kushtrimit të Lidhjes Shqiptare, rrethuan sarajet e Abdullah pashë Drenit. Të nesërmen më 2 shtator 1878, një delegacion gjakovarësh u paraqit përsëri te Abdullah pashë Dreni, ku ishte strehuar Mehmet Ali pasha, dhe i dhanë një ultimatum prej 24 orësh që ta përcillte mareshalin nga kishte ardhur. Të dy pashallarët shpresuan se me gjashtë kompanitë (rreth 600 vetë që mbronin sarajet, me 30 trimat që kishin me vete dhe me ndihmat që prisnin t'i vinin nga Mitrovica, nga Prizreni dhe nga miqtë e tyre, do ta shtypnin kryengritjen. Në fakt atyre u erdhën vetëm 70 malësorë nga Fandi i Gjakovës, të mashtruar prej priftit të tyre.

Më 3 shtator, pasi mbaroi afati i ultimatumit, rreth 4500 kryengritës që mbanin të rrethuar sarajet filluan sulmin. Përleshja ishte e ashpër dhe me humbje të mëdha për të dy palët. Në mbrëmje u bë një armëpushim prej 24 orësh, për të rifilluar bisedimet, të cilat vazhduan gjatë natës dhe gjatë ditës së nesërme, por pa ndonjë rezultat. Në mbrëmjen e 4 shtatorit rifilluan luftimet. Më 5 shtator, gjendja e të rrethuarve u keqësua, mbasi shumica e ushtarëve që mbronin sarajet u dorëzuan kurse batalioni që u nis nga Mitrovica për t'i ardhur në ndihmë Maxhar pashës, u shthur rrugës dhe shumica e ushtarëve të tij, duke qenë shqiptarë, u bashkuan me kryengritësit. Më 6 shtator 1878, pas një sulmi të rreptë që ndërmorën luftëtarët e Lidhjes Shqiptare edhe mbeturinat e kompanive turke që mbronin mareshalin osman, u dorëzuan. Pastaj kryengritësit arritën t'u vënë zjarr sarajeve. Mehmet Ali pasha dhe Abdullah pashë Dreni mbetën të vrarë gjatë sulmit të fundit. Me vrasjen e tyre luftimet morën fund me fitoren e forcave të Lidhjes Shqiptare. Gjatë këtij aksioni treditor, të dy palët patën humbje të mëdha — të rrethuarit rreth 100 veta, forcat e Iidhjes rreth 500 veta.

Aksioni i Gjakovës pati jehonë të thellë brenda dhe jashtë vendit. Në saje të pjesëmarrjes së gjerë të masave popullore dhe të gjakut të tyre të derdhur në këto luftime, ai shënoi fitoren e plotë të vijës patriotike shqiptare në gjirin e Lidhjes së Prizrenit. Aksioni i Gjakovës tregoi se Lidhja e Prizrenit ishte një organizatë krejtësisht e pavarur nga Porta e Lartë madje ajo ishte e vendosur që për të mbrojtur tërësinë territoriale të atdheut të luftonte edhe kundër saj. Në fakt, Lidhja e Prizrenit, e cila u formua për të kundërshtuar vendimet e Fuqive të Mëdha dhe u përgatit për të hyrë në luftë kundër shteteve fqinje shoviniste, dëshmorët e saj të parë i la në luftë kundër Perandorisë Osmane.

**Kuvendi i Dibrës. (1 nëntor 1878)**

Me aksionin e Gjakovës, Lidhja e Prizrenit bëri një hap të rëndësishëm përpara. Opinioni shqiptar priste tani që Porta e Lartë të ndërhynte energjikisht për të vënë në vend dinjitetin e saj, të shkelur rëndë. Nga ana tjetër, vëzhguesit e

huaj, të cilët e vlerësuan këtë aksion si një kryengritje kundër Stambollit, prisnin që ajo të shtrihej edhe në viset e tjera të Shqipërisë. Por Porta e Lartë, me gjithë presionin e qarqeve reaksionare të Stambollit që kërkonin ndërhyrjen e saj hakmarrëse, nuk mori asnjë masë, mbasi as tani nuk kishte interes që të hapte konflikt me shqiptarët. Ajo e la në heshtje aksionin e Gjakovës duke ua ngarkuar përgjegjësinë e gjakderdhjes disa personave të «pandërgjegjshëm» kundër të cilëve deklaroi se do të merreshin masa në kohën e duhur.

Për një kryengritje të armatosur kundër Stambollit në këtë periudhë, kur rreziku i copëtimit territorial të atdheut ndodhej në momentin e tij më të mprehtë, nuk qenë të interesuara as qarqet patriotike shqiptare. Megjithatë, ato mendonin se tani që lëvizja popullore kishte ecur mjaft përpara, ishin krijuar rrethana të favorshme për ta detyruar Portën e Lartë që të lëshonte pe në lidhje me të drejtat autonomiste të Shqipërisë, pa qenë nevoja për një kryengritje të armatosur kundër saj. Kjo çështje u trajtua nga Komiteti i Stambollit gjatë dhjetëditëshit të tretë të muajit shtator 1878.

Pasi analizoi situatën e re politike, Komiteti i Stambollit, në mbledhjen e fshehtë që zhvilloi nën kryesinë e Abdyl Frashërit, vendosi ta ngrinte me forcë para Portës së Lartë çështjen e formimit të Vilajetit Shqiptar. Vendimi i fshehtë i Komitetit u shpall botërisht si lajm, pa emër autori, nën formën e «zërave të përhapura në Stamboll», më 27 shtator 1878, në gazetën «Terxhuman-i Shark» që botohej nën drejtimin e Sami Frashërit në kryeqytetin perandorak. Sipas këtyre «zërave», Lidhja Shqiptare kishte hartuar një program prej 7 pikash. Në pikën e parë thuhej se sovraniteti i sulltanit do të ruhej në Shqipëri dhe se asnjë pëllëmbë tokë shqiptare nuk duhej t'u jepej shteteve të tjera, nënvizim ky që tingëllonte si kusht për ruajtjen e sovranitetit të sulltanit. Në pikën e dytë kërkohej krijimi i «Vilajetit të Shqipërisë», domethënë, bashkimi i të gjitha trojeve shqiptare në një njësi të vetme politike-administrative. Pikat e tjera trajtonin prerogativat autonomiste dhe parimet kushtetore që duhej të kishte ky vilajet. Të gjithë nëpunësit do të ishin shqiptarë. Në administratë dhe në shkollë do të përdorej gjuha shqipe. Osmanishtja do të përdorej vetëm në korrespondencën me Portën e Lartë. «Vilajeti i Shqipërisë» do të kishte gjithashtu ushtrinë e vet kombëtare. Shqipëria autonome do të qeverisej nga një regjim demokratik. Të gjithë banorët, pa marrë parasysh dallimet fetare dhe shoqërore, do të kishin të drejta dhe detyra të barabarta. Vendi do të qeverisej nga



organe pushtetore të zgjedhura demokratisht prej tyre. Çdo nahije (lokalitet), çdo kaza (rreth) dhe çdo sanxhak (qark) do të kishte këshillin e vet të zgjedhur periodikisht. Organi më i lartë do të ishte «Kuvendi i Madh i Vilajetit» i zgjedhur nga këshillat e sanxhakëve, i veshur me pushtet legjislativ dhe ekzekutiv. «Kuvendi i Madh» do të zgjidhte nga ana e vet qeverinë e vilajetit («Këshillin e Vilajetit»). Qeveria do të përgatiste ligjet do të studionte reformat, do të hartonte buxhetin dhe do të zgjidhte gjykatën e përgjithshme, të cilat do t'ia paraqiste për miratim «Kuvendit të Madh». Vendimet e «Këshillit të Vilajetit», thuhej në këtë program, do të zbatoheshin nga të gjithë shqiptarët. Ato do të ishin të detyrueshme edhe për qeverinë perandorake osmane.

Pasi u shpall botërisht, u ftuan të gjitha degët e Lidhjes së Prizrenit që ta miratonin programin e ri dhe të ngarkonin një delegacion të përbërë nga personalitete shqiptare të njohura, për t'ia paraqitur atë Portës së Lartë. Në shumë krahina të vendit u hap një diskutim i zjarrtë midis aktivistëve patriotë që e mbështetën programin e ri dhe qarqeve sulltaniste, të cilat u ngritën kundër përmbajtjes së tij. Me qëllim që të tërhiqnin në anën e tyre përkrahësit e rrymës së moderuar, në mjaft krahina udhëheqësit u detyruan të bënin një lëshim — të hiqnin dorë nga pjesa e fundit e programit (nga parimet kushtetore që duhej të kishte «Vilajeti i Shqipërisë») rreth të cilave u përqendrua diskutimi më i rreptë.

Në fillim, programi u shtrua për diskutim në Degën e Lidhjes Shqiptare për Dibrën dhe u miratua më 14 tetor 1878 nga të gjithë anëtarët e saj. Rezoluta që doli nga kjo mbledhje u vendos t'i shtrohej një diskutimi më të gjerë në një kuvend të posaçëm, në të cilin do të merrnin pjesë përfaqësuesit e të gjitha krahinave të sanxhakut. Kuvendi u mblodh më 1 nëntor 1878, nën kryesinë e Iljaz pashë Dibrës. Aty mori pjesë edhe kryetari i Komitetit të Stambollit, Abdyl Frashëri, por me cilësinë e përfaqësuesit të Lidhjes Shqiptare për Toskërinë. Në përfundim të diskutimeve, Kuvendi i Dibrës miratoi po atë ditë një rezolutë në trajtë memorandumi, të cilën krahas përfaqësuesve të sanxhakut, e nënshkroi edhe Abdyl Frashëri.

Rezoluta e Dibrës përmbante po ato kërkesa, që shtroheshin në programin e Komitetit të Stambollit të përmbledhura në pesë pika, siç ishin: formimi i Vilajetit të Shqipërisë, pajisja e tij me nëpunës shqiptarë, zhvillimi i arsimit në gjuhën shqip, zbatimi i reformave nga Kuvendi i Madh, përdorimi i një pjese të konsiderueshme të buxhetit për përparimin e arsimit dhe për ndërtime botore. Nga programi i Ko-



Rezoluta e Kuvendit të Parë të Dibrës (1 nëntor 1878)

mitetit të Stambollit, nuk u përfshinë haptas në rezolutë vetëm parimet demokratike të strukturës shtetërore të Vilajetit të Shqipërisë. Vendin e tyre këtu e kishte zënë e drejta që do të kishte Kuvendi i Madh për të zbatuar «reforma të dobishme për shtetin dhe për kombin». Më në mund në rezolutë thuhej se këto kërkesa do t'i paraqiteshin, brenda një muaji, Portës së Lartë, me anë të një delegacioni të përbërë nga personalitete të shquara të Shqipërisë dhe se pjesëtarët e delegacionit, para se të vinin në Stamboll, duhej të merrnin pëlqimin, me mandat të shkruar, nga të gjitha kazatë dhe sanxhakët shqiptare. «Shqipëria, — thuhej në fund të rezolutës, — do të rezistojë duke qenë e lidhur dhe e bashkuar si një trup i vetëm, deri sa të arrihet plotësimi i kërkesave të lartpërmendura».

Sipas marrëveshjes që u arrit në Dibër, delegacioni që do ta paraqiste dhe do ta mbronte rezolutën para Portës së Lartë, do të përbëhej nga 14 veta, midis të cilëve ishin Iljaz pashë Dibra, sheh Mustafa Tetova, Hasan pashë Prizreni, Mustafa pashë Vlora, Abedin bej Dino, Mehmet Ali Vrioni, Sabri Gjirokastra, Mihal Kristo, Abdyl Frashëri etj. Detyrën për të nxjerrë mandatet e miratimit të rezolutës dhe të përbërjes së delegacionit e morën përsipër Iljaz pashë Dibra për krahinat veriore dhe Abdyl Frashëri për krahinat jugore.

Misionin e vet të vështirë dhe të lodhshëm, Abdyl Frashëri e kreu brenda një muaji. Pasi la Dibrën, ai u nis në drejtim të Elbasanit, kaloi në Berat, Fier e Vlorë, pastaj në Gjirokastër, Delvinë e Filat dhe pasi përshkoi Çamërinë deri në Prevezë u kthye në Janinë. Që këtej, ai e njoftoi, më 2 dhjetor 1878 Iljaz pashë Dibrën, mbi entuziazmin që kishin



shkaktuar kudo vendimet e Kuvendit të Dibrës dhe mbi gatishmërinë e masave popullore për të nënshkruar mandatet e përfaqësimit. Në Veri, mandatet e miratimit të rezolutës dhe të pjesëtarëve të delegacionit, Iljaz pashë Dibra i përfundoi aty nga mesi i janarit 1879.

Por delegacioni shqiptar e pezulloi nisjen për në Stamboll mbasi ndërkohë lindi reziku i aneksimit të pjesës jugore të Çamërisë nga ana e qeverisë greke. Ky rezik i detyroi udhëheqësit e Lidhjes Shqiptare që të merreshin me mbrojtjen e saj dhe ta linin për më vonë paraqitjen e rezolutës së Kuvendit të Dibrës në Portën e Lartë.

**Mbrojtja e trojeve jugore. Kuvendi i Prevezës (11 janar 1879) dhe misioni diplomatik i Abdyl Frashërit (pranverë 1879)**

Gjatë kohës që patriotët shqiptarë po merreshin me çështjen e të drejtave autonomiste të Shqipërisë, qeveria e Athinës i bënte presion të vazhdueshëm Portës së Lartë që të zbatonte menjëherë Protokollin nr. 13 të Kongresit të Berlinit, domethënë të fillonte bisedimet me palën greke për të caktuar kufirin e ri midis tyre mbi bazën e vijës Kalamas-Selemvria që kishin rekomanduar Fuqitë e Mëdha. Nën presionin e protestave shqiptare, Porta e Lartë e zvarriti për muaj me radhë përgjigjen e saj me shpresë se me kalimin e kohës do të krijoheshin rrethana më të favorshme për të. Por në fund të vitit 1878, ajo u detyrua të pranonte se ishte gati të fillonte bisedimet me qeverinë greke. Konferenca dypalëshe do të zhvillohej në Prevezë, në fund të janarit 1879.

Sapo u hap lajmi i mbledhjes së afërt të konferencës, patriotët shqiptarë ftuan menjëherë degët e Komitetit Ndërkrahinor të Janinës që të dërgonin sa më parë përfaqësuesit e tyre në një kuvend të jashtëzakonshëm në Prevezë, për të vendosur rreth masave që duheshin marrë në situatën e re. Në kuvend u ftuan të merrnin pjesë edhe delegatë nga komitetet ndërkrahinore të Prizrenit dhe të Shkodrës.

Kuvendi i Prevezës u hap më 11 janar 1879 me pjesëmarrjen e rreth 400 delegatëve, të cilët pasi e shpallën veten si krerë të mbarë Shqipërisë morën një sërë vendimesh politike dhe ushtarake. Kuvendi nuk e kundërshtoi plotësisht Protokollin nr. 13. Delegatët deklaruan se e pranonin rekomandimin e Fuqive të Mëdha për bashkimin e Thesalisë me Greqinë (deri te lumi Selemvria), por se ishin kategorikisht

të vendosur për ta kundërshtuar deri në fund lëshimin e Epirit Mbretërisë Greke (deri te lumi Kalamas). Në rast se Fuqitë e Mëdha — thuhet në rezolutën e Kuvendit — nuk do t'i marrin parasysh interesat e Shqipërisë, atëherë shqiptarët do t'i kundërshtojnë me armë vendimet e tyre. Për këtë qëllim — thuhej më tej — «do të mobilizohen, me shpenzimet e Lidhjes, të gjithë shqiptarët e aftë për luftë».

Para se të shpërndahej, Kuvendi i Prevezës formoi tri komisione me detyra të posaçme. I pari do të qëndronte në Prevezë për të ndjekur nga afër punimet e konferencës turke-greke; i dyti do të shpërndahej në Shqipëri për të organizuar forcat luftarake të Lidhjes; i treti do të shkonte në Stamboll për t'i bërë presion Portës së Lartë që të mos pranonte lëshimin e trojeve shqiptare Greqisë. Në krye të komisionit të tretë u vu Abdyl Frashëri, meqenëse ky do të merrte pjesë edhe në delegacionin e Kuvendit të Dibrës, i cili, siç u tha, e shtyu për më vonë nisjen e tij për t'i paraqitur Portës së Lartë rezolutën e 1 nëntorit 1878.



Nënshkrimi i memorandumit të Prevezës, 18 shkurt 1879

Delegacioni osman arriti në Prevezë javën e fundit të janarit 1879. Atë e kryesonte mareshali Ahmet Muhtar pasha, i cili gëzonte një konsideratë të veçantë në Perandorinë Osmane për qëndresën heroike që kishte zhvilluar gjatë luftës së fundit kundër ushtrive ruse. Sulltani shpresonte se për hir të kësaj konsiderate, mareshali do t'i zbuste shpirtrat e revoltuara të shqiptarëve. Për të njëjtin qëllim, në delegacionin prej tre komisarësh, siç u quajtën në atë kohë, ishte vënë edhe një personalitet i njohur shqiptar, Abedin bej Dino, i cili në fillim kishte aderuar në Lidhjen e Prizrenit, por tani kishte kaluar nga ana e Portës së Lartë. Por asnjëri, as tjetri nuk patën sukses. Sapo delegacioni arriti në Prevezë, me mijëra shqiptarë të armatosur zhvilluan demonstrata në rrugët e qytetit duke deklaruar se nuk do të pranonin asnjë lëshim të trojeve të tyre në dobi të Greqisë. Madje, më 28 janar 1879, përfaqësuesit e krahinave shqiptare që ndodheshin në Prevezë, u drejtuan Fuqive të Mëdha një protestë kategorike me të cilën paralajmëronin se do të ndërmerrnin një luftë vendimtare me pasoja të thella për paqen në Gadishullin Ballkanik, në rast se nuk do të merreshin parasysh të drejtat territoriale të Shqipërisë.

Për shkak të demonstratave kërcënuese të shqiptarëve, të cilat vazhduan për disa ditë me radhë, konferenca turko-greke filloi me vonëse — më 6 shkurt 1879. Veç kësaj, presioni i fortë i shqiptarëve e detyroi delegacionin osman që të mos u nënshtrohej kërkesave greke. Duke u justifikuar me rrezikun e shpërthimit të kryengritjes antiosmane në Shqipëri dhe duke u kapur pas faktit se vija Kalamas-Selemvria që kishin shënuar Fuqitë e Mëdha në Protokollin nr. 13 nuk kishte formën e një *vendimi,* por të një *rekomandimi,* Ahmet Muhtar pasha u tregua më në fund i gatshëm t'i lëshojë Greqisë Thesalinë, por jo Epirin. Meqenëse Athina nuk e pranoi këtë zgjidhje, pas gjashtë javësh Konferenca e Prevezës mori fund.

Menjëherë pas dështimit të bisedimeve dypalëshe qeveria e Athinës kërkoi ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha, të cilat në fakt ishin të prirura për të vënë në jetë Protokollin nr. 13. Në këto rrethana qarqet patriotike shqiptare vendosën që krahas protestave me shkrim që vazhdonin të hartoheshin në emër të Lidhjes Shqiptare, të nisnin një delegacion diplomatik në kryeqytetet e Fuqive të Mëdha për të argumentuar para kancelarive të tyre padrejtësinë që ato kishin kryer me Protokollin nr. 13 ndaj interesave jetike të Shqipërisë. Barra e këtij misioni diplomatik iu ngarkua Abdyl Frashërit dhe Mehmet Ali Vrionit.

Misioni diplomatik i përfaqësuesve të Lidhjes Shqiptare vazhdoi tre muaj. Ata u nisën nga Preveza në fund të muajit mars 1879, shkuan në Romë, Paris, Londër, Berlin, Vjenë dhe Stamboll*. Kudo ku shkuan ata u paraqitën mini-

*) Në misionin e tyre diplomatik, Abdyl Frashëri dhe Mehmet Ali Vrioni e përjashtuan Petersburgun mbasi qenë të bindur për qëndrimin thellësisht antishqiptar të qeverisë ruse.

strave të Jashtëm të Fuqive të Mëdha dhe për njoftin Portës së Lartë, një memorandum me të njëjtën përmbajtje.

Në këtë memorandum dënoheshin haptas vendimet që kishte marrë Kongresi i Berlinit në dëm të Shqipërisë duke shkëputur shumë krahina të saj në favor të Serbisë, Malit të Zi dhe Greqisë. Megjithatë diskutimi kryesor këtu sillej rreth Protokollit nr. 13. Qeveria greke, theksohej në këtë memorandum, kishte përdorur prej kohësh të gjitha mjetet për ta shtënë në dorë Epirin. Ajo kishte harxhuar shuma të mëdha për të nxitur popullsinë lokale që të kërkonte bashkimin e saj me Greqinë. Por të gjitha orvatjet e Athinës kishin dështuar, sepse popullsia e Epirit në shumicën e saj dërrmuese ishte shqiptare dhe jo greke. Pasi u bind se në Epir ajo nuk kishte mbështetjen e popullsisë lokale, thuhej më tej, qeveria greke, iu drejtua Kongresit të Berlinit duke shpresuar se me përkrahjen e Fuqive të Mëdha do t'i realizonte lakmitë e saj shoviniste. Por Kongresi i Berlinit, nënvizohej në memorandum, ndonëse nuk i miratoi me vendim të prerë kërkesat greke, fakti që rekomandoi t'i lëshohen Greqisë krahinat në jug të lumit Kalamas, tregonte se nuk u shqetësua për të drejtat e popullit shqiptar.

Më tej në memorandum rreshtoheshin argumentet etnike, historike, ekonomike dhe strategjike që provonin karakterin shqiptar të këtyre krahinave dhe domosdoshmërinë për të mos u shkëputur nga trupi i Shqipërisë. «T'i japësh Greqisë — theksohej po aty — vendet që ajo kërkon në këtë krahinë, do të thotë t'i shmangesh detyrës që ka çdo popull për të mbrojtur atdheun dhe kombin e tij, sepse kjo do të ishte njëlloj sikur t'i jepje që tani çelsat e Shqipërisë një vendi të huaj (Greqisë — Hart.), i cili me përpjekjet e tij nuk synon tjetër veçse ta pushtojë dhe ta sundojë atë tërësisht».

Në lidhje me qëndrimin e shqiptarëve ndaj Protokollit nr. 13, gjuha e memorandumit ishte e prerë. Shqiptarët, thuhej aty, si një popull i frymëzuar nga ndjenja patriotike nuk do të lejojnë që vendi i tyre të pushtohet dhe të sundohet nga të tjerët. Dhe më tej: «Shqiptarët kanë ruajtur atdheun e tyre, kombësinë e tyre, gjuhën e tyre dhe zakonet e tyre duke prapsur në kohët barbare sulmet e romakëve, bizantinëve dhe venedikasve. Si mund të lejohet që në këtë shekull të diturisë dhe të qytetërimit, një komb kaq trim dhe kaq i lidhur me truallin e tij, të sakrifikohet duke iu dhënë një fqinji kaq të pangopur, pa asnjë arsye të ligjshme?» Memorandumi drejtuar Fuqive të Mëdha, shpallte në fund se përballë lakmive të egra të fqinjëve, shqiptarët qenë bashkuar me njëri-tjetrin dhe qenë betuar solemnisht se do ta mbronin




Abdyl Frashëri dhe Mehmet Ali Vrioni gjatë misionit diplomatik të pranverës

me armë atdheun e tyre deri te njeriu i fundit dhe se në të njëjtën kohë do të përpiqeshin për të zbatuar në atdheun e tyre reformat për të cilat kishte nevojë vendi, në mënyrë të veçantë zhvillimin e arsimit publik.

Tezat e parashtruara në memorandum Abdyl Frashëri i shtjelloi më hollësisht gjatë takimeve që pati me ministrat e Jashtëm dhe me personalitete politike të vendeve që vizitoi. Argumentet që ai solli se shqiptarët do t'i mbronin me armë të drejtat e tyre kombëtare, në rast se Fuqitë e Mëdha do të merrnin një vendim të prerë në lidhje me lëshimin e Epirit në favor të Greqisë, lanë kudo një përshtypje të thellë. Mbrojtësi më i flaktë i pretendimeve greke, ministri i Jashtëm freng V. Vadington (Waddington) u detyrua të pranonte se Franca nuk do të ngulte këmbë për zbatimin me çdo kusht të Protokollit nr. 13 dhe se kufiri i ri turko-grek nuk do të caktohej përfundimisht pa u dëgjuar edhe teza e shqiptarëve. Një premtim të tillë Abdyl Frashëri mori edhe nga kryeministri italian Depretis dhe nga ministri i Jashtëm britanik Solsbëri (Salisbery). Si rrjedhim, Fuqitë e Mëdha ngurruan që ta caktonin vetë kufirin turko-grek. Me propozimin e Francës, ato kërkuan bashkërisht, në qershor 1879, nga Perandoria Osmane dhe Mbretëria Greke që të rifillonin bisedimet dypalëshe rreth kufirit të tyre të ri. Konferenca e re turko-greke do të zhvillohej në Stamboll dhe do të ndiqej së afërmi nga ambasadorët e Fuqive të Mëdha të akredituar pranë Portës së Lartë. Fakti që Fuqitë e Mëdha pranuan të vihej në diskutim Protokolli nr. 13, qe fitorja e parë diplomatike që korri Lidhja Shqiptare në arenën ndërkombëtare.

Vendimi që ato morën për rifillimin e bisedimeve dypalëshe u dha mundësi shqiptarëve që ta vazhdonin presionin e tyre si ndaj Portës së Lartë, ashtu dhe ndaj Fuqive të Mëdha. Në qershor të vitit 1879, Lidhja Shqiptare deklaroi se nuk kishte hequr dorë nga vendimi i saj i mëparshëm për të luftuar me armë jo vetëm kundër Greqisë, por edhe kundër Stambollit, në rast se do të miratoheshin pretendimet e Athinës në Epirin shqiptar. Për t'ia paraqitur Portës së lartë këtë vendim, në muajin gusht shkoi në Stamboll një delegacion i përbërë nga Abdyl Frashëri, Mehmet Ali Vrioni dhe Vesel Dino. Një muaj më vonë, në shtator 1879, Këshilli i Përgjithshëm i Lidhjes Shqiptare, në një mbledhje të jashtëzakonshme që zhvilloi në Prizren, ripohoi vullnetin e mbarë Shqipërisë për të mbrojtur trojet e saj përballë lakmive të Greqisë dhe në të njëjtën kohë, formoi një «Komitet të Luftës» të përbërë nga 37 anëtarë, për të vazhduar përgatitjet e nevojshme ushtarake në krahinat jugore.

Vendosmëria që treguan shqiptarët për të mbrojtur trojet e tyre dhe rreziku i shpërthimit të kryengritjes antiosmane në Shqipëri, e detyruan Portën e Lartë që t'i zvarriste përsëri nga njeri muaj në tjetrin bisedimet me palën greke duke mos pranuar tezën e Athinës, e cila ngulte këmbë për të marrë si bazë në këto bisedime Protokollin nr. 13. Në të njëjtën kohë, edhe Fuqitë e Mëdha vazhduan përherë e më tepër të bindeshin se zbatimi i këtij Protokolli nuk varej vetëm nga nënshkrimi i Perandorisë Osmane dhe se aneksimi i Epirit nga Mbretëria Greke nuk mund të realizohej pa luftë me shqiptarët ose siç shprehej një diplomat freng në nëntor 1879, pa një gjakderdhje të madhe, e cila mund të ishte fatale për Greqinë. Kështu pas gati 10 muaj përpjekjesh, edhe Konferenca e Stambollit u shpërnda pa asnjë rezultat. Në këto rrethana, Fuqitë e Mëdha vendosën ta merrnin vetë në dorë caktimin e kufirit turko-grek. Për këtë qëllim ato thirrën në qershor të vitit 1880 një forum ndërkombëtar — Konferencën e Berlinit.

**Mbrojtja e Plavës dhe e Gucisë (tetor 1879 — janar 1880)**

Pasi u vra në Gjakovë mareshal Mehmet Ali pasha, Porta e Lartë u dha të kuptojnë Fuqive të Mëdha se e kishte tepër të vështirë të përmbushte kundrejt Malit të Zi detyrimet territoriale që rridhnin nga Traktati i Berlinit. Por knjaz Nikolla nuk donte të dinte për asnjë justifikim. Nga frika se me kalimin e kohës mund të



ndryshonin rrethanat ndërkombëtare në dëm të saj, Cetina kërkonte vazhdimisht ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha për ta detyruar Perandorinë Osmane të dorëzonte sa më parë krahinat e Podgoricës, Shpuzës, Zhabjakut, Plavës, Gucisë dhe Rugovës, të cilat Kongresi i Berlinit ia kishte dhënë Malit të Zi. Veç kësaj, si kundërpeshë ajo po e vononte dorëzimin e Ulqinit, Dinoshit dhe të Bregut të Bunës, të cilat i mbante të pushtuara qysh nga koha e luftës, por që në bazë të Traktatit të Berlinit duhej t'i ktheheshin Perandorisë Osmane.

Presionin më të fortë ndaj Perandorisë Osmane e ushtroi Rusia cariste e cila vazhdoi ta kushtëzonte tërheqjen e ushtrive të saj pushtuese nga Traka me dorëzimin e krahinave që i qenë premtuar Malit të Zi. Fuqitë e tjera të mëdha u bashkuan me presionin carist, mbasi e shikonin me shqetësim qëndrimin e mëtejshëm të ushtrive ruse në afërsi të Stambollit. Kështu, në fund të vitit 1878, Porta e Lartë vendosi t'i zbatonte detyrimet territoriale kundrejt Malit të Zi.

Vendimi i Stambollit ngriti përsëri në këmbë mbarë shqiptarët. Për të shqyrtuar gjendjen e re u mblodh menjëherë në fillim të janarit 1879, Komiteti Kombëtar i Lidhjes, i cili ripohoi vijën e vet të caktuar më parë. Sipas kësaj vije Lidhja e Prizrenit nuk do ta pengonte dorëzimin e Podgoricës, Shpuzës dhe Zhabjakut, mbasi ato banoheshin kryesisht nga populli sllave, por do ta kundërshtonte me armë lëshimin e Plavës dhe Gucisë, popullsia e të cilave, ishte në masën dërrmuese shqiptare. Vendimin e Komitetit Kombëtar e miratuan të dy komitetet ndërkrahinore të vilajeteve të Shkodrës dhe të Kosovës, të cilët mblodhën po atë muaj kuvendet e tyre të jashtëzakonshme, pothuajse në atë kohë që zhvilloi punimet e veta edhe Kuvendi Ndërkrahinor i Prevezës. Meqenëse Plava dhe Gucia bënin pjesë në vilajetin e Kosovës, barrën e drejtimit dhe organizimit të luftës për mbrojtjen e tyre e mori përsipër Komiteti Ndërkrahinor i Prizrenit, i cili nga ana e vet formoi një shtab ushtarak të posaçëm, me në krye Ali pashë Gucinë.

Në këto rrethana u mblodh në fshatin Vir-Pazar, në afërsi të liqenit të Shkodrës, komisioni turko-malazez, i cili më 2 shkurt 1879, nënshkroi marrëveshjen dypalëshe mbi formalitetet e dorëzimit brenda një jave të krahinave të vilajetit të Shkodrës që i takonin njëra-tjetrës, në bazë të Traktatit të Berlinit. Nga frika e kryengritjes së shqiptarëve, Porta e Lartë refuzoi ta përfshinte në marrëveshje dorëzimin e Plavës dhe të Gucisë duke e lënë çështjen e tyre për t'u zgjidhur më vonë. Në bazë të marrëveshjes, dorëzimi i Podgoricës, Shpuzës dhe Zhabjakut nga ana e autoriteteve turke u krye



Roje kufitare e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (gravurë, 1880)

pa vështirësi. Po ashtu, u krye edhe dorëzimi i Ulqinit, Dinoshit dhe Bregut të Bunës nga ana e autoriteteve malazeze.

Por Mali i Zi nuk deshi ta linte punën të zgjatej më tej. Knjaz Nikolla iu drejtua menjëherë Fuqive të Mëdha duke kërkuar prej tyre që ta detyronin Perandorinë Osmane tia dorëzonte dy krahinat shqiptare (Plavën dhe Gucinë) Malit të Zi. Nga ana e vet, Porta e Lartë u kërkoi Fuqive të Mëdha të dërgonin në Plavë dhe Guci një komision ndërkombëtar për t'u bindur mbi vështirësitë që ajo gjente te shqiptarët e egërsuar nga padrejtësitë e Kongresit të Berlinit. Në vend të tij ato dërguan Komisionin Ndërkombëtar për caktimin e vijës së kufirit të përbërë nga përfaqësues të gjashtë Fuqive të Mëdha dhe të dy shteteve të interesuara. Komisioni filloi nga puna në maj 1879 dhe për disa muaj me radhë u mor me caktimin e pikave të kufirit turko-malazez në vilajetin e Shkodrës. Por gjatë verës, kur komisioni ndërkombëtar donte të shkonte në Plavë dhe Guci, përfaqësuesit e Komitetit Ndërkrahinor të Prizrenit u paraqitën më 22 gusht 1879 Fuqive të Mëdha një notë me shkrim, me të cilën deklaronin se nuk do të njihnin asnjë ndryshim të kufirit me Malin e Zi pa pjesëmarrjen në komisionin ndërkombëtar të krerëve të Lidhjes Shqiptare dhe pa u miratuar vendimet e tij nga e «gjithë» Shqipëria. Pas kësaj note të rreptë, komisioni ndërkombëtar e ndërpreu punën e vet.

Me këtë rast filluan përsëri protestat e Malit të Zi dhe ndërhyrjet e Fuqive të Mëdha për ta detyruar Perandorinë Osmane që ta zgjidhte sa më parë çështjen e Plavës dhe Gucisë. Porta e Lartë provoi t'i bindte banorët e dy krahinave kufitare që të hiqnin dorë nga qëndresa e mëtejshme duke u premtuar familjeve që nuk dëshironin të jetonin nën sundimin malazez se do t'u jepte tokë në vendbanime të reja dhe se do t'i çlironte nga taksat për dhjetë vjet. Por shqiptarët nuk u lëkundën nga vendimi i tyre. Atëherë knjaz Nikolla filloi të kërcënonte se do ta zgjidhte këtë çështje me anën e luftës së armatosur dhe se në një rast të tillë nuk do të aneksonte vetëm Plavën dhe Gucinë, por edhe vise të tjera shqiptare.





Ali pashë Gucia

Në këto rrethana, marrëdhëniet shqiptaro-malazeze erdhën duke u keqësuar vazhdimisht. Gjatë muajit tetor 1879, Mali i Zi filloi përqendrimin e ushtrive të veta në kufi. Këtyre masave Lidhja e Prizrenit iu përgjigj duke vënë në gatishmëri luftarake forcat e saj të armatosura. Për ta mënjanuar konfliktin e armatosur, Porta e Lartë i propozoi Cetinës që në vend të krahinave shqiptare të Plavës dhe Gucisë t'i jepte disa vise sllave të Hercegovinës. Por propozimin e Stambollit, të cilin e kundërshtoi Austro-Hungaria, nuk e pranoi as Mali i Zi.

Pas disa ndeshjeve sporadike kufitare që ndodhën gjatë tetorit, knjaz Nikolla vendosi më në fund të kalonte në sulm të hapur. Më 1 nëntor 1879, dy batalione ushtarësh malazezë sulmuan forcat shqiptare në sektorin e Plavës. Në fakt ky qe një sulm demonstrativ, të cilin shqiptarët e përballuan pa ndonjë vështirësi. Ushtritë malazeze u sprapsën. Por edhe pse dështoi, sulmi malazez ngjalli një valë të madhe mobilizimi në të katër anët e Shqipërisë. Me mijëra vullnetarë të tjerë vrapuan në krahinat e Gjakovës, Pejës, Dibrës dhe Shkodrës. Gatishmëria e shqiptarëve qe aq masive sa Shtabi Ushtarak i Lidhjes së Prizrenit, i vendosur në Guci, u detyrua të pengonte nisjen e tyre drejt frontit, mbasi nuk e ndiente nevojën e tyre dhe nuk kishte mundësi për t'i sistemuar.

Një muaj më vonë, më 4 dhjetor 1879, ajka e ushtrisë malazeze prej rreth 4 mijë vetash, nën komandën e Mark Milanit, ndërmori një sulm të furishëm në drejtim të Plavës dhe të Gucisë. Shtabi Ushtarak i Lidhjes, i përbërë nga Ali pashë Gucia (kryetar), Jakup Ferri, Sulejman Vokshi, Haxhi Zeka, Filip Çeka, Jusuf Sokoli dhe të tjerë, midis të cilëve kishte edhe disa oficerë të karrierës, u përgjigj duke hedhur në sulm rreth 3 mijë luftëtarë. Të dy palët luftuan me

rreptësi madje luftëtarët lanë mënjanë pushkët dhe nxorën jataganet duke u përleshur trup me trup. Më në fund forcat malazeze, pasi u thyen në Nevshok, u tërhoqën në thellësi të territorit të tyre. Të dyja palët patën me qindra të vrarë e të plagosur.

Vendosmëria e shqiptarëve për të qëndruar deri në fund dhe këmbëngulja e Cetinës për të vazhduar më tej luftën alarmuan si Fuqitë e Mëdha, ashtu edhe Perandorinë Osmane. Nga frika e ndërlikimeve të reja, Porta e Lartë vendosi ta zgjidhte me çdo kusht dorëzimin e dy krahinave kufitare. Për këtë qëllim, ajo nisi menjëherë për në Kosovë mareshal Ahmet Muhtar pashën, i cili atë kohë ishte komandanti i Armatës osmane të Rumelisë me qendër në Manastir. Mareshali i shoqëruar nga 6 batalione, sapo arriti në Prizren, thirri në takim anëtarët e Komitetit Kombëtar të Lidhjes për t'i bindur që t'i nënshtroheshin vendimit të sulltanit. Por ata nuk pranuan. Më 14 dhjetor 1879, lëshoi një shpallje me të cilën u kërkonte shqiptarëve që të merrnin në konsideratë gjendjen kritike të Portës së Lartë dhe të mos pengonin dorëzimin e dy krahinave kufitare, mbasi me qëndresën e tyre po shkaktonin shkatërrimin e Perandorisë Osmane por as lutjet, as kërcënimet nuk dhanë rezultat. Madje në Gjakovë e paralajmëruan se po ta vazhdonte më tej rrugën drejt kufirit do të pësonte fatin e Mehmet Ali pashë Maxharit. Kur pa se edhe Peja e kishte bllokuar rrugën për në Plavë dhe në Guci, mareshali osman e ndërpreu misionin e vet dhe u kthye në Prizren.

Dështimi i misionit të Ahmet Muhtar pashës e bindi përfundimisht knjaz Nikollën të mos shpresonte më as te ndërhyrjet e Fuqive të Mëdha. Si rrjedhim, ai vendosi të ndërmerrte kundër forcave të Lidhjes Shqiptare një mësymje të përgjithshme, e cila u zhvillua javën e parë të muajit janar 1880.

Në këtë mësymje u hodhën pothuajse të gjitha forcat luftarake malazeze — rreth 9 mijë veta. Përballë tyre qëndronin forcat luftarake shqiptare — rreth 7 mijë vullnetarë të armatosur dobët dhe me municion të pakët, të udhëhequra si dhe më parë nga Shtabi Ushtarak i Lidhjes së Prizrenit, por i zgjeruar me anëtarë të tjerë.

Komanda malazeze kishte rreshtuar në vijën e parë të frontit forcat vullnetare të komanduara nga Mark Milani, të cilët do të fillonin sulmin sipas taktikës së tyre tradicionale që kishte pasur kurdoherë sukses përballë ushtrive osmane. Por Shtabi Ushtarak Shqiptar ua mori malazezëve në mënyrë të papritur iniciativën. Më 8 janar 1880, ndërsa forcat malazeze ishin të çoroditura nga një sulm i simuluar i organizuar nga shqiptarët në Verilindje një ditë më parë, nga jugu, vullnetarët vendës, të cilët e njihnin mirë terrenin, të udhëhequr nga



Kurt Asllani dhe Nure Kurti, sulmuan në mënyrë të befasishme armikun duke shkaktuar pështjellim në radhët e tij. Këtë pështjellim e shfrytëzuan forcat e tjera shqiptare, të cilat u hodhën në sulm të përgjithshëm. Filloi kështu një përleshje e përgjakshme trup me trup, aq e rreptë sa të dy palët në shumë raste lanë, si dhe në betejën e mëparshme, pushkët dhe përdorën jataganët. Luftimet vazhduan tri ditë, deri sa forcat malazeze u thyen keq në Velikë dhe në Pepaj. Edhe në këtë betejë secila palë pati me qindra të vrarë dhe të plagosur.

Vrulli patriotik që përshkroi luftën e shqiptarëve dhe fitorja që ata korrën kundër ushtrive malazeze, la përshtypje të thellë në opinionin ndërkombëtar. Disa ditë më vonë, kryekonsulli austro-hungarez në Shkodër, Shmuker, i cili e ndoqi së afërmi zhvillimin e betejës, i raportonte qeverisë së vet: «Vetë malazezët pohojnë se në luftën e Velikës dhe Pepajt, shqiptarët luftuan burrërisht dhe fituan mbi ta. Dhe me të vërtetë fuqia e Lidhjes (së Prizrenit — Hart.) e theu atë ushtri malazeze që ka qenë kurdoherë e zonja t'u bëjë ballë forcave turke. Shqiptarët luftuan të shtyrë nga ideja kombëtare». Në të njëjtën kohë, opinioni publik evropian filloi të interesohej për historinë e popullit shqiptar dhe për të drejtat e tij kombëtare. Veç kësaj disa publicistë kritikuan Kongresin e Berlinit që nuk i kishte përfillur të drejtat e një kombi aq trim dhe aq liridashës siç ishte populli shqiptar.

Disfata që pësoi në front e bindi qeverinë malazeze se ajo vetë nuk ishte në gjendje ta thyente qëndresën e Lidhjes Shqiptare me anën e luftës së armatosur. Për këtë arsye knjaz Nikolla shpalli menjëherë se i kishte pezulluar veprimet luftarake në kufi dhe se zbatimin e Traktatit të Berlinit në këtë pikë po ua linte përsëri në dorë Fuqive të Mëdha. Madje ai kërkoi nga konsulli britanik në Shkodër që të ndërhynte pranë autoriteteve qeveritare të vilajetit, me qëllim që edhe shqiptarët t'i pezullonin veprimet e mëtejshme luftarake.

**Mbrojtja e Hotit dhe e Grudës (pranverë 1880)**

Fitoret e shqiptarëve kundër ushtrive malazeze dhe jehona e tyre në arenën ndërkombëtare patën pasoja të thella në Shqipëri. Ato e përforcuan më tej bindjen e shqiptarëve se tashmë ishin në gjendje t'i mbronin trojet e tyre jo vetëm pa ndihmën e ushtrive osmane, por edhe kundër vullnetit të Portës së Lartë. Besimi që fituan te forca e tyre e armatosur, e ngriti në një shkallë më të lartë vendosmërinë për të kundërshtuar me armë çdo ndërhyrje të re të


Nikë Leka, udhëheqësi i vullnetarëve kelmendas në betejën e Rrxhanicës (gravurë, 1881)

Fuqive të Mëdha ose çdo orvatje të re të qeverisë së Stambollit në dëm të trojeve të tyre amtare.

Pas disfatës që pësoi në Velikë dhe Pepaj, knjaz Nikolla iu drejtua përsëri Fuqive të Mëdha dhe këto nga ana e tyre i bënë përsëri presion Perandorisë Osmane për ta çuar deri në fund dorëzimin e Plavës dhe të Gucisë. Porta e Lartë u përgjigj se ishte e gatshme ta kënaqte Malin e Zi, por jo në Plavë dhe në Guci. Duke parë vendosmërinë luftarake të shqiptarëve dhe paaftësinë ushtarake të Malit të Zi, Fuqitë e Mëdha pranuan në parim ta rishikonin vendimin që kishin marrë në Kongresin e Berlinit. Me këtë rast u bënë disa propozime për ta kënaqur Cetinën me vise sllave në veri ose në jug të Malit të Zi, por nuk u pranuan. Më në fund ndërhyri Italia, e cila nëpërmjet ambasadorit të saj në Stamboll, kontit Korti (Corti), sugjeroi që t'i jepeshin Malit të Zi, viset e Hotit dhe të Grudës së bashku me një pjesë të Kelmendit, të cilat banoheshin gjithashtu nga popullsi shqiptare. Fuqitë e Mëdha menduan se popullsia e këtyre viseve duke qenë katolike dhe jo myslimane, nuk do ta kundërshtonte bashkimin e saj me Malin e Zi të krishterë. Porta e Lartë nuk solli ndonjë pengesë. Vetëm knjaz Nikolla, i bindur se do të kishte përsëri telashe me shqiptarët, protestoi rreptësisht. Por më në fund, duke parë këmbënguljen e të gjitha Fuqive të Mëdha, u detyrua të përulej. Kështu, më 18 prill 1880, ambasadorët e Fuqive të Mëdha miratuan propozimin italian që njihet me emrin «vija Korti», për t'i dhënë Malit të Zi, në vend të Plavës dhe Gucisë, viset e Hotit dhe të Grudës. Dorëzimi i këtyre viseve u vendos të kryhej pas 4 ditësh — më 22 prill 1880.



Fakti që Fuqitë e Mëdha, Perandoria Osmane dhe Mali i Zi u detyruan, pas 20 muaj përpjekjesh pa rezultat, të hiqnin dorë nga vendimi i Kongresit të Berlinit në lidhje me Plavën dhe Gucinë, shënonte një fitore të re diplomatike që korrën shqiptarët në arenën ndërkombëtare.

Protokolli i Stambollit i nënshkruar nga ambasadorët e tyre më 18 prill 1880 për Hotin dhe Grudën ishte po aq i padrejtë sa edhe neni i Traktatit të Berlinit për Plavën dhe Gucinë. Viset e Hotit dhe të Grudës së bashku me ato të Kelmendit dhe të Kastratit, ishin pjesë e pandarë e Malësisë së Madhe. Banorët e tyre krejtësisht shqiptarë dhe me tradita të lashta luftarake liridashëse, ishin bashkuar me Lidhjen Shqiptare të Prizrenit qysh me themelimin e saj. Për këtë arsye, më 1 mars 1880, sapo arritën lajmet e para rreth propozimit italian, pra një muaj para se të nënshkruhej Protokolli i Stambollit, krerët e tyre, të mbështetur nga banorët e krejt Malësisë së Madhe, zbritën në Shkodër dhe shpallën se ishin të vendosur të kundërshtonin çdo vendim që do të merrej në kurriz të viseve të tyre.

Kushtrimi që lëshuan banorët e Malësisë së Madhe vuri në lëvizje popullsinë e të gjitha krahinave të vendit. Gjatë atyre ditëve, shqiptarët e tre besimeve u lidhën më tepër se kurrë me njëri-tjetrin. Kudo u shpreh vendosmëria për të mbrojtur Hotin dhe Grudën deri në pikën e fundit të gjakut. Shqipëria u përgatit kështu përsëri për luftë.

Meqenëse Hoti, Gruda, Kelmendi dhe Kastrati bënin pjesë në vilajetin e Shkodrës, barra e organizimit të luftës mbrojtëse i takonte Komitetit Ndërkrahinor të këtij vilajeti. Për këtë qëllim, më 11 prill 1880, Komiteti Ndërkrahinor i Shkodrës, ashtu siç kishin vepruar edhe dy komitetet e tjera ndërkrahinore, formoi menjëherë Shtabin Ushtarak të vilajetit me detyrë që të merrte masat e duhura për mbrojtjen e Hotit dhe të Grudës. Në krye të Shtabit Ushtarak u vu Hodo Sokoli, një kolonel i karrierës. Midis anëtarëve të tij bënin pjesë jo vetëm përfaqësues nga qyteti, si Selim Çoba, Filip Çeka, Shaban Bushati, Zef Simoni, Selim Gjyrezi, etj., por edhe mjaft krerë malësorë të regjur në luftëra, si Dedë Gjoni dhe Ismail Marku nga Hoti, Ismail Martini dhe Bazo Kurti nga Gruda, Nikë Gila dhe Nikë Leka nga Kelmendi, Shaban Elezi dhe Gjon Deda nga Kastrati, etj. Komiteti Ndërkrahinor i Shkodrës i bëri thirrje të veçantë Prengë pashë Bibë Dodës, i cili deri atëherë nuk kishte marrë pjesë në mbrojtjen e trojeve shqiptare, duke e emëruar, në rast se do të ishte i gatshëm, nënkryetar të Shtabit Ushtarak.

Formimi i Shtabit Ushtarak u pasua nga gatishmëria që treguan krahinat e ndryshme të vendit për të dërguar vullnetarë, sipas zakonit nga një burrë për shtëpi, kurse viset e Malësisë së Madhe u zotuan të mobilizonin të gjithë burrat e aftë për armë. Shtabet ushtarake të formuara në vilajetet e Kosovës dhe Janinës, njoftuan se ishin gati të dërgonin forcat e tyre vullnetare sapo të ndihej nevoja. Por Shtabi Ushtarak i Shkodrës, duke parë gatishmërinë e masave popullore, i konsideroi të mjaftueshme forcat luftarake të mobilizuara vullnetarisht në vilajetin e vet. Në të njëjtën kohë, Komiteti Ndërkrahinor i Shkodrës lëshoi një shpallje, me anën e së cilës, pasi vinte në dukje vendosmërinë e mbarë vendit për të mbrojtur trojet e atdheut, u kërkonte vullnetarëve të qëndronin në gatishmëri, në pritje të zhvillimit të ngjarjeve.

Zemërimi dhe vendosmëria e shqiptarëve arriti kulmin pasi u nënshkrua Protokolli i Stambollit (18 prill 1880). Me këtë rast u përsëritën protestat telegrafike drejtuar Fuqive të mëdha dhe Portës së Lartë. Në të njëjtën kohë filluan përgatitjet ushtarake. Më 19 prill në Shkodër u zhvillua një miting i madh popullor. Po atë ditë u nisën për në vijën e kufirit vullnetarët e parë qytetarë, rreth 1 500 veta, të cilët u bashkuan me mijëra vullnetarë malësorë që kishin vrapuar nga malësitë e Veriut. Në miting, midis entuziazmit popullor, Hodo Sokoli, në një fjalim të zjarrtë që mbajti para mijëra qytetarëve dhe malësorëve, deklaroi ndër të tjera se përballë veprimeve që po kryente Porta e Lartë në dëm të tërësisë territoriale të Shqipërisë dhe për të shpëtuar atdheun nga fatkeqësi të tjera që do të sillte sundimi i mëtejshëm i saj, shqiptarët duhej t'i këpusnin lidhjet me Perandorinë Osmane dhe ta merrnin vetë në dorë fatin e atdheut të tyre.

Në bazë të Protokollit të Stambollit, më 22 prill 1880 trupat turke u larguan nga kalaja e Tuzit dhe nga pikat e tjera që i takonin Malit të Zi. Por, ashtu siç ndodhi në Plavë e Guci, edhe në Hot e Grudë forcat shqiptare i zunë këto pika para se të afroheshin ushtritë malazeze. Madje në kalanë e Tuzit u vendos Shtabi Ushtarak me në krye Hodo Sokolin. Gjatë gjithë vijës mbrojtëse qenë rreshtuar rreth 6 mijë vullnetarë shqiptarë, në gatishmëri për të kundërshtuar përparimin e ushtrive malazeze.

Një orë më vonë, ushtritë malazeze arritën te Ura e Rzhanicës, pika më e avancuar e kufirit të vjetër. Aty u ndeshën me pararojat e ushtrisë së Lidhjes Shqiptare, të përbëra nga disa qindra qytetarë dhe malësorë, të cilët i ftuan të ndaleshin, mbasi banorët e këtyre vendeve nuk i njihnin vendimet e Fuqive të Mëdha. Ushtritë malazeze nuk u bindën, por kërkuan të marshonin për të marrë në dorëzim kalanë e Tuzit. Atëherë pararojat shqiptare hapën zjarr kundër pararojave malazeze. Kështu te Ura e Rzhanicës filloi përleshja e armatosur midis tyre.

Sapo shpërthyen krismat e para, forcat vullnetare të Malësisë së Madhe, nën drejtimin e Ismail Markut dhe Bazo Kurtit, u hodhën në sulm të furishëm kundër forcave kryesore malazeze që ndodheshin në Helm, në breg të lumit Cem. Të dy palët luftuan me vendosmëri për disa orë rresht. Më në fund, ushtritë malazeze u thyen dhe u tërhoqën për në Podgoricë duke lënë disa të vrarë dhe të plagosur.

Fitorja e Rzhanicës dhe e Helmit ngjalli entuziazëm në mbarë Shqipërinë. Megjithatë shqiptarët nuk u çmobilizuan. Përkundrazi, Komiteti Ndërkrahinor i Shkodrës, në parashikim të një sulmi të ri nga ana malazeze, vendosi t'i mbante forcat luftarake në kufi dhe të siguronte armë martina për vullnetarët shqiptarë të pajisur pjesërisht me huta dhe pjesërisht me jataganë. Për këtë qëllim u ftuan krahinat e vilajetit që të shtonin ndihmat financiare. Mbi shtresat e pasura të Shkodrës u shpall një tatim i jashtëzakonshëm në të holla dhe në drithë. Në këto rrethana, Prengë pashë Bibë Doda, duke parë se me qëndrimin e vet të lëkundur po cilësohej nga opinioni publik si bashkëpunëtor i Cetinës pranoi ftesën e Komitetit Ndërkrahinor për të mobilizuar mirditorët dhe për t'i prurë në Tuz.

Menjëherë pas disfatës që pësoi më 22 prill 1880, knjaz Nikolla protestoi pranë Fuqive të Mëdha dhe këto nga ana e tyre, më 24 prill i drejtuan qeverisë osmane një notë kolektive me të cilën e shtrëngonin që t'i dëbonte forcat shqiptare nga kufiri për t'u hapur rrugën forcave malazeze. Por Porta e Lartë nuk e kishte më situatën në dorë. Përveçse nuk donte të hapte konflikt me shqiptarët, ajo nuk kishte as forca të mjaftueshme në Shkodër për të zbatuar kërkesën e Fuqive të Mëdha.

Në fund të muajit prill, në vijën kufitare qenë përqendruar rreth 7 mijë vullnetarë, numri i të cilëve pas një jave, me ardhjen e forcave mirditore, u rrit në rreth 9 mijë veta, përveç 7 mijë vullnetarëve të tjerë që qëndronin në gatishmëri në shtëpitë e tyre për t'u nisur në front sapo të lëshohej kushtrimi. Sipas njoftimeve që kishte Shtabi Ushtarak, përtej kufirit qëndronin rreth 20 batalione malazeze të pajisura me topa me afërsisht 9 mijë veta të armatosur me martina. Morali i vullnetarëve shqiptarë ishte aq i lartë, sa nga radhët

e tyre doli propozimi për të organizuar një mësymje kundër ushtrive malazeze për ta detyruar knjaz Nikollën që të hiqte dorë një herë e përgjithmonë nga lakmia e tij për trojet shqiptare. Këtë ide e përqafoi jo vetëm Hodo Sokoli, kryetari i Shtabit Ushtarak të Shkodrës, por edhe Ali pashë Gucia, kryetari i Shtabit Ushtarak të Kosovës, i cili për më tepër u zotua ta fillonte mësymjen me forcat e veta nga Plava dhe Gucia, në thellësi të territoreve malazeze. Nuk pritej veçse miratimi nga Komiteti Kombëtar i Lidhjes Shqiptare. Por udhëheqësit e tij, për t'iu shmangur ndërlikimeve ndërkombëtare që do të shkaktonte mësymja shqiptare, nuk e pranuan propozimin e dy shtabeve ushtarake. Sipas tyre, presioni që ushtronte përqendrimi i forcave kufitare në Hot e Grudë, ishte i mjaftueshëm për t'i detyruar Fuqitë e Mëdha të rishikonin Protokollin e Stambollit.

Në fakt lufta për mbrojtjen e Hotit dhe të Grudës pati jehonë të thellë jashtë Shqipërisë. Interesimi i publikut evropian për konfliktin shqiptaro-malazez u rrit më tepër. Pothuajse të gjitha gazetat kryesore të Evropës Perëndimore dërguan ato javë korrespondentët e tyre të posaçëm në Shkodër, shumica e të cilëve u detyruan të vinin në dukje patriotizmin e lartë që frymëzonte rezistencën shqiptare. Fuqitë e Mëdha u bindën përfundimisht se as Protokolli i Stambollit nuk mund të zbatohej me anën e presionit diplomatik. Anglia me Rusinë propozuan një ndërhyrje ushtarake të përbashkët të Fuqive të Mëdha kundër shqiptarëve të përqendruar në kufi, por Austro-Hungaria me Gjermaninë kundërshtuan. Më në fund, fitoi rezistenca shqiptare. Pasi pranuan në parim të hiqnin dorë edhe nga Protokolli i Stambollit, Fuqitë e Mëdha miratuan më 15 qershor 1880 propozimin e Anglisë dhe Austro-Hungarisë, për t'i dhënë Malit të Zi, në vend të Hotit dhe të Grudës, qytetin bregdetar të Ulqinit së bashku me rrethin e tij. Heqja dorë e Fuqive të Mëdha nga vendimi që ato kishin marrë më 18 prill 1880, ishte fitorja e tretë diplomatike që korrën shqiptarët, brenda 6 muajve, në arenën ndërkombëtare.

## 4. LËVIZJA PËR AUTONOMINË E SHQIPËRISË

**Lëvizja kundër administratës osmane gjatë vitit 1879**

Me gjithë përqendrimin e vëmendjes së tyre kundër rrezikut të copëtimit territorial të atdheut, patriotët nuk e lanë pas dore kërkesën për vilajetin autonom të Shqipërisë që u formulua në rezolutën e Kuvendit të Dibrës, më 1 nëntor 1878. Si qendra e Lidhjes Shqiptare, ashtu edhe komitetet e saj ndërkrahinore e ngritën herë pas here me anën e memorandumeve çështjen e të drejtave autonomiste të vendit. Ndërsa Porta e Lartë, e vendosur për të mos bërë asnjë lëshim, vazhdoi ta zvarriste përgjigjen, në shumë krahina të Shqipërisë mori hov lëvizja popullore kundër administratës shtetërore osmane.

Në fakt, në viset shqiptare, administrata qeveritare e vilajeteve ishte paralizuar qysh në verën e vitit 1878. Qysh atëhere, qeveria e Stambollit nuk kishte nxjerrë nga këto vise as taksa, as nizamë. Gjyqet shtetërore nuk funksiononin. Në shumë raste, një pjesë e këtyre taksave ishte vjelë nga organet e Lidhjes Shqiptare për të përballuar luftën mbrojtëse dhe sistemimin e muhaxhirëve Rekrutët shqiptarë, në vend që të vinin nizamë në ushtrinë perandorake, ishin regjistruar vullnetarë në ushtrinë e Lidhjes së Prizrenit. Degët e saj kishin filluar të ushtronin në të njëjtën kohë edhe funksionet gjyqësore.

Porta e Lartë nuk mund të pajtohej gjatë me këtë gjendje. E shqetësuar nga rrjedha që po merrnin ngjarjet në Shqipëri, ajo u orvat në pranverën e vitit 1879 ta rivendoste autoritetin e saj në viset shqiptare, duke rimëkëmbur në këto vise administratën e saj të mëparshme. Por rivendosja e administratës së vjetër osmane, shkaktoi reagimin e menjëhershëm të shqiptarëve. Ata e kundërshtuan rreptësisht urdhrin që lëshoi Stambolli për të vjelë taksat e reja dhe ca më tepër taksat e prapambetura jo vetëm për faktin se pagesa e tyre ishte një barrë e rëndë për popullsinë e varfëruar nga lufta, por edhe për arsye politike. Fshatarët dhe qytetarët e quanin pa vend t'i paguanin taksa Perandorisë Osmane që nuk ishte në gjendje të mbronte trojet e tyre, madje, që po tregohej e gatshme t'i shiste, siç shpreheshin ata, te armiqtë e vendit. Rezistenca kundër taksave mori përpjesëtime aq të mëdha, sidomos në vilajetet e Kosovës dhe të Shkodrës, sa tagrambledhësit nuk guxonin t'u afroheshin fshatarëve dhe qytetarëve. Për ta shpënë urdhrin e saj deri në fund, Porta e Lartë i

porositi valinjtë që po ta shihnin të nevojshme të përdornin, në vjeljen e taksave, edhe dhunën ushtarake. Por, siç raportonte më 7 qershor 1879, ministri serb në Stamboll, për shkak të kësaj porosie, shqiptarët e Prizrenit dhe të Prishtinës, u revoltuan aq shumë ndaj qeverisë osmane, sa ishin gati të rrëmbenin edhe armët kundër saj. Si pasojë e kësaj qëndrese Stambolli u detyrua të hiqte dorë përkohësisht nga përdorimi i dhunës në vjeljen e taksave.

Të njëjtën rezistencë ndeshi te shqiptarët edhe orvatja tjetër e Portës së Lartë për të rekrutuar nizamë në Shqipëri. Nizamët shqiptarë nuk iu përgjegjën thirrjes nën armë ose edhe kur u paraqitën, u arratisën sapo u pajisën me armë, duke deklaruar se do e kryenin shërbimin ushtarak nën urdhrat e Lidhjes së Prizrenit. Lëvizja përfshiu edhe nizamët shqiptarë të rekrutuar gjatë viteve të kaluara, të cilët ndodheshin ende në radhët e ushtrisë osmane. Në mjaft raste, ata që kryenin shërbimin ushtarak jashtë Shqipërisë i braktisën repartet e tyre, sapo u formua Lidhja e Prizrenit. Përpjesëtimi që mori arratisja e tyre e detyroi Portën e Lartë që t'i mbante ata në reparte të dislokuara në trojet shqiptare.

Hov të madh mori sidomos lëvizja kundër gjykatave shtetërore osmane, që urreheshin nga masat popullore për shkak të procedurës së ndërlikuar, të ligjeve të papërshtatshme, të gjuhës së pakuptueshme dhe të korrupsionit të thellë që sundonte në to. Në mars të vitit 1879, në Prishtinë, në qendrën e vilajetit të Kosovës, filloi agjitacioni midis qytetarëve për të kërkuar krijimin e «gjykatave popullore», të pavarura nga pushteti qendror, të cilat duhet t'u përshtateshin kushteve dhe zakoneve të vendit, pra të ishin shqiptare nga ligjet, nga gjuha dhe nga gjyqtarët. Në prill agjitacioni u shtri edhe në fshat. Në fillim të majit një komision i posaçëm i kërkoi valiut të Kosovës të drejtën e formimit të gjykatave autonome shqiptare. Më 12 maj 1879 sulltani lejoi që në sanxhakun e Prishtinës të formoheshin gjykatat shqiptare, të cilat të vepronin krahas gjykatave shtetërore, duke ua lënë në dorë shtetasve që t'i drejtoheshin, sipas dëshirës, njërës prej tyre. Por disa ditë më vonë, me zgjerimin që mori lëvizja në viset e tjera, ai u detyrua ta shtrinte këtë të drejtë në gjithë vilajetin e Kosovës.

Lëvizja për gjykatat shqiptare ashtu si dhe lëvizjet kundër taksave shtetërore dhe rekrutimit të nizamëve, ndonëse u zhvilluan nën hijen e Lidhjes së Prizrenit, në fillim patën karakter spontan dhe lokal. Por hovi i madh që ato morën, tërhoqi menjëherë vëmendjen e organeve udhëheqëse të Lidhjes së Prizrenit, të cilat morën në dorë drejtimin e tyre.



Lëvizja kundër pagesës së taksave dhe rekrutimit të nizamëve u përhap kështu në pjesën më të madhe të vendit. Kërkesa për gjykatat shqiptare u shtri në vilajetin e Shkodrës, kurse në atë të Kosovës u thellua më tej. Qysh në maj, nën drejtimin e degëve të Lidhjes, doli në Gjakovë dhe në Pejë, kërkesa që me krijimin e gjykatave shqiptare të suprimoheshin gjykatat osmane. Madje, më 19 maj 1879, Komiteti Kombëtar i Lidhjes vendosi ta shtrinte kërkesën e autonomisë jo vetëm në institucionet gjyqësore, por në mbarë administratën shtetërore të vilajetit. Meqenëse Porta e Lartë refuzoi t'i suprimonte gjykatat shtetërore, Lidhja e Prizrenit shpalli bojkotimin e tyre. Popullsia u ftua t'u drejtohej vetëm gjykatave shqiptare dhe u shpallën ndëshkime kundër atyre që do të trokisnin në gjykatat shtetërore.

Porta e Lartë u përpoq ta shuante lëvizjen popullore pa hyrë në konflikt të armatosur me shqiptarët. Për këtë qëllim ajo dërgoi në Shqipëri emisarë dhe agjitatorë të posaçëm, të cilët i përsëritën premtimet e zakonshme për reforma administrative. Në të njëjtën kohë, me qëllim që të shkaktonin përçarje midis udhëheqësve të Lidhjes Shqiptare, ata e shtuan presionin e tyre ndaj qarqeve të moderuara, të cilat duke qenë në parim kundër çdo konflikti të armatosur me Stambollin, kishin filluar të shqetësoheshin nga vendosmëria që tregonin masat popullore për të mbrojtur me armë të drejtat e fituara gjatë pranverës.

Lëkundjet e tyre u dukën gjatë mbledhjes së Këshillit të Përgjithshëm të Lidhjes së Prizrenit që u zhvillua në muajin korrik. Edhe pse në parim përfaqësuesit e rrymës së moderuar ishin, si dhe udhëheqësit e rrymës radikale, për të drejtat autonomiste të Shqipërisë, midis tyre dolën në shesh kontradiktat e vjetra në lidhje me mënyrën e realizimit të këtyre të drejtave. Patriotët radikalë, duke mos pasur besim në gatishmërinë e Stambollit për reforma, kërkuan ta thellonin më tej lëvizjen popullore kundër administratës osmane për ta detyruar sulltanin që ta merrte parasysh rezolutën e Kuvendit të Dibrës. Qarqet e moderuara kërkuan të kundërtën — frenimin e lëvizjes popullore — sepse acarimi dhe ca më keq konflikti shqiptaro-turk që do të vinte nga thellimi i saj, do të çonte ujë, sipas tyre, në favor të armiqve të Shqipërisë.

Veç kësaj, Porta e Lartë, pasi e zvarriti për një kohë të gjatë përgjigjen ndaj rezolutës së Kuvendit të Dibrës, deklaroi, në verën e vitit 1879, se kërkesat e shqiptarëve do të zgjidheshin në kuadrin e «ligjeve organike» (reformave administrative) që ajo detyrohej të zbatonte në territoret e saj evro-

piane në bazë të nenit 23 të Traktatit të Berlinit. Me këtë deklaratë ajo linte të kuptonte se nuk kishte ndërmend ta ndryshonte ndarjen administrative të vilajeteve që ishte në fuqi.

Qarqet patriotike shqiptare e ngritën menjëherë zërin duke theksuar se zbatimi i nenit 23 të Traktatit të Berlinit, pa bashkuar më parë trojet e tyre në një vilajet të vetëm, ishte një shkelje flagrante e të drejtave kombëtare të Shqipërisë. Me një parashtresë drejtuar kryeministrit osman, më 27 gusht 1879, Abdyl Frashëri kërkonte që në kushtet aktuale të mos zbatohej në Shqipëri neni 23 i Traktatit të Berlinit, domethënë të mos formoheshin komisione të posaçme për të hartuar reforma të ndryshme për çdo vilajet. Që Shqipëria të shpëtonte nga rreziku i asgjësimit, që ajo të bëhej e aftë për veten e saj dhe për Perandorinë Osmane duhej, theksonte Abdyl Frashëri, që reformat e nevojshme të hartoheshin nga një komision i vetëm për të gjitha trojet shqiptare, gjë që kërkonte paraprakisht bashkimin e të gjitha këtyre trojeve në një vilajet të vetëm. Veç kësaj, shtonte ai, ishte e domosdoshme që ky komision i posaçëm t'i studionte reformat e dobishme për Shqipërinë në bashkëpunim me përfaqësuesit e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Edhe përballë përgjigjes që dha qeveria e Stambollit në lidhje me rezolutën e Kuvendit të Dibrës, qarqet e moderuara mbajtën një qëndrim të kundërt. Sipas pikëpamjes së tyre kapitulluese, Porta e Lartë nuk mund të lëshonte më tepër sesa e lejonte neni 23 i Traktatit të Berlinit, se çështja themelore për të cilin duhej të shqetësohej Lidhja e Prizrenit ishte gjithnjë mbrojtja e trojeve shqiptare dhe se realizimi i saj nuk mund të kryhej me sukses në rast se hapej një konflikt i armatosur me Portën e Lartë.

Si rrjedhim, divergjencat midis dy rrymave që udhëhiqnin Lidhjen e Prizrenit u thelluan. Qarqet patriotike shqiptare tani duhej ta udhëhiqnin lëvizjen autonomiste duke përballuar jo vetëm reaksionin e qarqeve sulltaniste, por edhe kundërshtimin e krerëve të moderuar. Por në vjeshtën e vitit 1879 realizimi i kësaj detyre ishte mjaft i vështirë, mbasi përfaqësuesit e rrymës së moderuar gëzonin në këtë kohë, në opinionin publik shqiptar, një prestigj jo të vogël, të cilin e kishin fituar me pjesëmarrjen e tyre në Lidhjen e Prizrenit. Veç kësaj, qysh nga muaji shtator, vëmendja e shqiptarëve filloi të përqendrohej te përgatitjet luftarake që po bënte Mali i Zi për sulmin e armatosur në sektorin e Plavës dhe Gucisë.

Megjithatë, qarqet patriotike shqiptare nuk u tërhoqën,



por e ngritën çështjen e të drejtave autonomiste në mbledhjen që zhvilloi Këshilli i Përgjithshëm i Lidhjes së Prizrenit, më 3 tetor 1879, për të shqyrtuar detyrat që dilnin nga rritja e tensionit në kufirin malazez. Ata shtruan për diskutim një rezolutë të hartuar prej tyre për t'ia paraqitur Portës së Lartë, të redaktuar në frymën e rezolutës së Kuvendit të Dibrës, veçse me tonin e një ultimatumi. Ashtu siç parashihej, qarqet e moderuara kundërshtuan. Pas dy javë diskutimesh, duke parë se rezoluta po fitonte shumicën e votave, organet qeveritare të Prizrenit vunë në përdorim garnizonin ushtarak dhe e shpërndanë mbledhjen e Këshillit të Përgjithshëm.

Ndërkohë në kufi tensioni kishte arritur në kulm. Disa ditë më vonë, në fillim të nëntorit 1879, kur filluan sulmet e ushtrive malazeze në sektorin e Plavës dhe të Gucisë, të cilat u pasuan nga mësymja që ato zhvilluan në fillim të dhjetorit 1879 dhe në javën e parë të janarit 1880, lëvizja popullore kundër administratës shtetërore osmane ra përkohësisht.

**Lëvizja autonomiste gjatë pranverës 1880**

Mbrojtja me sukses e Plavës dhe e Gucisë nga sulmet e ushtrive malazeze, u dha zemër rretheve patriotike që ta drejtonin vëmendjen përsëri në marrëdhëniet e tyre me administratën osmane. Rastin për ta tërhequr lëvizjen spontane popullore nën flamurin e kërkesave autonomiste e dha përsëri Porta e Lartë.

Menjëherë pas fitores që korrën shqiptarët në Velikë dhe Pepaj, qeveria osmane i shpalli reformat administrative (ligjet organike) që do të zbatoheshin në zotërimet e saj të Gadishullit Ballkanik. Reformat u shpallën pa krijuar asnjë komision lokal, për të cilin flitej në nenin 23 të Traktatit të Berlinit dhe pa e përfillur fare kërkesën e Lidhjes së Prizrenit për formimin e një vilajeti të vetëm shqiptar. Sipas këtyre reformave, në viset shqiptare, të copëtuara midis katër vilajeteve, do të forcohej më tepër se më parë zgjedha politike, ekonomike, shoqërore dhe kulturore e pushtetit qendror osman. Shqiptarët nuk fitonin asnjë të drejtë kombëtare. Nuk kishin të drejtë as për arsim në gjuhën amtare, madje, as të drejtën të quheshin «shqiptarë». Karakteri burokratik i administratës së vilajeteve forcohej. Po ashtu edhe vartësia e saj prej Portës së Lartë. Në reformën gjyqësore nuk kishte vend për gjykata shqiptare. Gjykatat e reja perandorake, edhe pse formalisht ndaheshin nga pushteti administrativ,

mbeteshin organe të pushtetit qendror osman. Sistemi fiskal dhe shërbimi ushtarak nuk prekeshin. Nga të ardhurat buxhetore vetëm një e dhjeta e tyre mbetej në dispozicion të këshillave administrativë lokalë për t'u shpenzuar në vend dhe vetëm në rast se të ardhurat realizoheshin plotësisht.

Në të njëjtën kohë me shpalljen e reformave administrative, Porta e Lartë e shtroi me forcë kërkesën e saj të mëparshme për të mbledhur taksat dhe nizamët e prapambetur. Madje tani, taksat dhe nizamët ajo i kërkonte për llogari të tre vjetëve.

Në këto rrethana, qëndresa popullore shqiptare kundër administratës perandorake osmane hyri në një fazë të re. Në mjaft raste ajo u shpreh me sulme të armatosura kundër saj. Gjatë pranverës së vitit 1880, këto sulme u drejtuan jo vetëm kundër vjeljes me dhunë të taksave, por edhe për pastrimin e vendit nga administrata shtetërore e vilajeteve.

Në vilajetin e Kosovës, përpjekjet e para të armatosura midis fshatarëve shqiptarë dhe ushtarëve turq që shoqëronin tagrambledhësit qeveritarë u dukën qysh në muajin shkurt. Në mars, rezistenca e armatosur u shtri në krejt rrethet e Prizrenit dhe të Prishtinës. Në fillim të prillit, u grumbulluan në Shtimje gati 3 mijë fshatarë për të sulmuar Prizrenin dhe për ta zëvendësuar administratën osmane me organe shtetërore shqiptare. Garnizoni turk i Prizrenit u doli përpara dhe në fshatin Krushe sulmoi një pjesë të tyre, por nuk i shpërndau dot. Për raprezalje autoritetet turke burgosën 6 udhëheqës të Lidhjes Shqiptare. Atëhere kryengritësit sulmuan Prizrenin, hynë brenda në qytet dhe pasi çliruan të burgosurit, ia dorëzuan pushtetin Komitetit të Lidhjes Shqiptare. Përballë këtij aksioni të armatosur garnizoni turk u detyrua të qëndronte i mbyllur në kala. Sulme të tilla ndodhën edhe në sanxhakët fqinjë të Prishtinës dhe të Pejës, ku pushteti lokal kaloi gjithashtu në duart e degëve të Lidhjes Shqiptare.

Lëvizja autonomiste u shtri, ndonëse në përpjesëtime më të vogla në mjaft vise të vilajetit të Manastirit dhe të Janinës. Përkundrazi në vilajetin e Shkodrës ajo u shpreh me një formë të tillë që la përshtypje të thellë si brenda ashtu edhe në arenën ndërkombëtare. Më 9 prill 1880, kur popullsinë e vilajetit e kishte pushtuar vala e përgatitjeve ushtarake për të mbrojtur Hotin dhe Grudën, u mblodh një kuvend i jashtëzakonshëm i Komitetit Ndërkrahinor të Shkodrës. Pas dy ditë punimesh, Kuvendi miratoi një rezolutë, me të cilën kërkohej nga sulltani që ky t'i largonte ushtritë turke nga Shqipëria dhe t'u njihte autonominë administrative mbarë viseve shqiptare të bashkuara në një vilajet të vetëm. Ky






V — Kufiri turko-malazez i caktuar nga Fuqitë e Mëdha në Kongresin e Berlinit më 13 qershor 1878 (⊣⊣⊣⊣), në Konferencën e Stambollit më 4 prill 1880 (- - - -) dhe në Konferencën e Berlinit më 26 qershor 1880 (——).

vendim u përsërit me ceremoni të veçantë në mitingun popullor që u zhvillua në Shkodër më 19 prill 1880 me rastin e nisjes së vullnetarëve të parë për në Tuz. Disa ditë më vonë, në fillim të majit, Komiteti Ndërkrahinor i Lidhjes e ktheu gazetën qeveritare turqisht të vilajetit me emrin «Shkodra», në një gazetë shqip dhe në një organ të tij. Në numrin e saj të parë shqip që doli më 7 maj 1880, u botua një deklaratë në të cilën thuhej se tani e tutje duhej të merrte fund sundimi osman në Shqipëri.

Megjithatë sundimi osman në Shqipëri nuk mori fund dhe Lidhja e Prizrenit nuk e kishte ende në duart e saj pushtetin politik të vendit. Me fitoret që ajo arriti në sajë të lëvizjes popullore, në pranverën e vitit 1880, në Shqipëri u krijua një diarki (dypushtet) e ndarë midis Portës së Lartë dhe Lidhjes Shqiptare. Në këto rrethana patriotët revolucionarë menduan se tashmë ishin krijuar kushtet për ta pajisur Lidhjen e Prizrenit me atributet e një qeverie të përkohshme.

Me sa dihet kjo çështje u shtrua për të parën herë në Kuvendin e Dytë të Frashërit, i cili u mblodh në fillim të muajit qershor 1880. Këtu morën pjesë përfaqësuesit e krahinave të Shqipërisë Juglindore, të cilat administrativisht vareshin nga vilajeti i Janinës dhe i Manastirit (afërsisht rrethet e sotme të Përmetit, Skraparit, Korçës dhe Kolonjës). Midis çështjeve të tjera që kishin të bënin me mbrojtjen e trojeve shqiptare, kuvendi miratoi edhe propozimin për të formuar një qeveri qendrore për krejt Shqipërinë, e cila të merrte në dorë administrimin e mbarë vendit. Qeveria do të formohej nga një kuvend i përgjithshëm i Lidhjes së Prizrenit ku duhej të merrnin pjesë përfaqësuesit e të gjitha krahinave shqiptare. Barra kryesore e realizimit të kësaj detyre historike iu ngarkua Abdyl Frashërit.

Fill pas mbylljes së punimeve të Kuvendit të Frashërit, Abdyli së bashku me aktivistët e tjerë patriotë u shpërndanë në viset e Shqipërisë Jugore për të popullarizuar idenë e qeverisë së përkohshme shqiptare. Përpara se të thirrej kuvendi i përgjithshëm i Lidhjes Shqiptare, u mendua që çështja të shqyrtohej nga Kuvendi Ndërkrahinor i Vilajetit të Janinës. Kuvendi Ndërkrahinor u vendos të mblidhej në Gjirokastër pasi të shiheshin rezultatet e Konferencës së Berlinit, e cila do të fillonte punimet e veta së afërmi, më 16 qershor 1880.

**Konferenca e Berlinit dhe çështja shqiptare në arenën ndërkombëtare (qershor-gusht 1880)**

Zyrtarisht Konferenca e Berlinit, në të cilën morën pjesë ambasadorët e gjashtë Fuqive të Mëdha nën kryesinë e ministrit të Jashtëm të Gjermanisë, princit Bylov (Bülov), u mblodh për t'u dhënë fund çështjeve të Traktatit të Berlinit që kishin mbetur, pas dy vjetësh, ende të pazgjidhura. Në fakt, dy qenë çështjet e rëndësishme ende të pazgjidhura dhe që të dyja ishin pasojë e qëndresës shqiptare: kufiri turko-grek dhe kufiri turko-malazez. Megjithatë, edhe pse shqiptarët e kishin mbajtur në tension dy vjet me radhë diplomacinë ndërkombëtare, Fuqitë e Mëdha vazhduan të mos i përfillnin aspiratat e tyre kombëtare. Shqiptarët nuk u lejuan as në Konferencën e Berlinit që të parashtronin dhe të mbronin interesat e tyre jetike.

I vetmi mjet për ta çuar zërin e tyre në Konferencën e Berlinit qenë protestat dhe memorandumet. Për këtë qëllim, në të katër anët e vendit u organizuan përsëri nën drejtimin e organeve të Lidhjes së Prizrenit mbledhje të gjera popullore, në të cilat u shpreh edhe një herë vendosmëria për të mos lejuar asnjë copëtim të trojeve shqiptare në favor të shteteve fqinje. Nga të katër anët e vendit u hartuan me një përmbajtje të tillë, një varg protestash, të cilat iu drejtuan telegrafisht Konferencës së Berlinit. Por krahas këtyre protestave të rrepta, me anën e të cilave shqiptarët paralajmëronin se do të luftonin deri te njeriu i fundit, në rast se do të cenoheshin interesat e tyre kombëtare, qarqet patriotike rilindase u përpoqën t'u tërhiqnin vëmendjen Fuqive të Mëdha edhe ndaj problemit të të drejtave autonomiste të Shqipërisë.

Këtë radhë Porta e Lartë u ndodh më ngushtë se herët e tjera. Meqenëse Fuqitë e Mëdha i injoronin shqiptarët, gjithë përgjegjësinë e çështjeve të pazgjidhura të Traktatit të Berlinit ato ia ngarkonin Perandorisë Osmane. Si rrjedhim, presioni i tyre për t'u dhënë fund këtyre çështjeve në favor të Greqisë dhe të Malit të Zi qe më i fortë se kurrë. Por tani që në Shqipëri lëvizja autonomiste kishte marrë hov të madh dhe autoriteti i Stambollit ishte dobësuar tepër, Porta e Lartë më tepër se kurdoherë e pati të vështirë t'u impononte shqiptarëve vullnetin e Fuqive të Mëdha. Ajo ishte e ndërgjegjshme se çdo ndërhyrje e saj ushtarake për t'i detyruar shqiptarët të pranonin copëtimin e trojeve të tyre do ta ndizte më keq flakën e luftës antiosmane në Shqipëri. Për këtë arsye, me gjithë presionin e Fuqive të Mëdha, ajo vendosi të kundërshtonte çdo zgjidhje territoriale në dëm të shqiptarëve. Madje, për t'i qetësuar në këtë drejtim, sulltani emëroi në pragun e Konferencës së Berlinit, ministër të Jashtëm të Perandorisë Osmane, Abedin pashë Dinon, ish-anëtarin e Kryesisë së Lidhjes së Prizrenit.

Konferenca e Berlinit i filloi punimet më 16 qershor 1880. Pothuajse të gjitha çështjet që ajo trajtoi kishin të bënin me Shqipërinë. Midis tyre, ajo që pati më tepër debate ishte çështja e kufirit turko-grek. Prirja që tregonin Fuqitë e Mëdha për ta zmadhuar Greqinë me qëllim që ta kishin si një ledh kundër ndikimit rus në Ballkan, e nxiti Athinën të kërkonte në Epir më tepër troje shqiptare se ato që rekomandoheshin në Protokollin nr. 13 të Kongresit të Berlinit — jo deri në lumin Kalamas, por deri në jug të Sarandës duke përfshirë edhe qytetin antik të Butrintit. Por Fuqitë e Mëdha kërkuan ta kënaqnin Greqinë në sektorë të tjerë, mbasi prania e shumë shqiptarëve në mbretërinë greke do ta dobësonte, sipas tyre, fuqinë e saj. Perandoria Osmane kundërshtoi si njërën, si tjetrën zgjidhje. Përfaqësuesi i saj la të kuptojë edhe një herë se Porta e Lartë ishte e prirur për të bërë lëshime vetëm në Thesalinë greke, por jo në Epirin shqiptar. Përfundimisht, Konferenca e Berlinit nuk bëri, në këtë çështje, asnjë hap përpara. Ajo miratoi propozimin e Francës për ta kthyer nga «rekomandim» në «vendim» vijën kufitare Kalamas-Selemvria, për të cilin flitej në Protokollin nr. 13. Megjithatë vendimi ishte përsëri i cunguar, mbasi nuk parashikonte asnjë mjet për ta detyruar Perandorinë Osmane që ta çonte deri në fund zbatimin e tij.

Konferenca e Berlinit nuk e trajtoi drejtpërdrejt çështjen e kufirit turko-malazez, mbasi kjo, sipas pikëpamjes së Fuqive të Mëdha, kishte gjetur zgjidhje dy javë më parë. Por gjatë ditëve që konferenca vazhdonte punimet e saj, ambasadorët e tyre në Stamboll ia propozuan variantin e ri Portës së Lartë duke ia lënë asaj në dorë që të zgjidhte për t'i dorëzuar Malit të Zi ose krahinën e Hotit dhe të Grudës, ose qytetin dhe rrethin e Ulqinit.

Edhe pse Konferenca e Berlinit nuk i përfilli interesat kombëtare të Shqipërisë, lufta e masave shqiptare nën udhëheqjen e Lidhjes së Prizrenit për të mbrojtur tërësinë e saj territoriale dhe për të fituar të drejtat e saj autonomiste, tashmë kishte filluar të bënte jehonë edhe në disa nga kancelaritë e Fuqive të Mëdha. Kush më shumë e kush më pak, ato filluan të bindeshin se lëvizja shqiptare nuk ishte, siç kishin pohuar deri atëherë, një makinacion i Stambollit, se ajo ishte shprehje e protestës së një populli që kishte aspira-

tat e veta kombëtare dhe se faktori shqiptar nuk duhej lënë pas dore në qoftë se ato dëshironin që vendimet e tyre të mëtejshme të viheshin me të vërtetë në jetë. Megjithatë, qëndrimi që ato mbajtën ndaj faktorit shqiptar nuk qe i njëjtë. Në secilën prej tyre ndikuan interesat e veçanta imperialiste që ato kishin në Evropën Juglindore.

Qëndrimi më i papajtueshëm ndaj çështjes shqiptare u duk midis Rusisë cariste dhe Britanisë së Madhe. Rusia vazhdonte të mos e pranonte idenë e një shteti autonom shqiptar, për ta lënë gjithnjë të hapur rrugën e realizimit të aspiratave shoviniste që ushqenin shtetet sllave të Ballkanit. Anglia udhëhiqej nga parime të kundërta. Ajo donte, si dhe më parë, forcimin e Perandorisë Osmane, të cilën, përveçse e kishte kthyer në një gjysmëkoloni të saj, vazhdonte ta konsideronte si një ledh të rëndësishëm për të penguar ekspansionin rus në Evropën Juglindore. Për këtë arsye, qeveria britanike ishte e prirur që t'u jepeshin shqiptarëve disa të drejta autonomiste me qëllim që ta çlironte Perandorinë Osmane nga telashet që i vinin prej tyre, të cilat çonin në dobësimin e saj. Një qëndrim të ndërmjetëm mbajti Austro-Hungaria, e pasuar nga Gjermania. Edhe Vjena udhëhiqej nga parimi për të penguar ekspansionin rus në Ballkan, por tani kishte filluar të shqetësohej edhe nga pavarësia që po fitonte Lëvizja Kombëtare Shqiptare dhe në mënyrë të veçantë nga fryma antiaustriake që kishte shkaktuar në Shqipëri, vendosja e garnizoneve të saj ushtarake në hyrje të Kosovës, deri në afërsi të Mitrovicës. Për këtë qëllim, Vjena nuk ishte për shtrirjen e të drejtave kombëtare në mbarë viset shqiptare, por vetëm në Shqipërinë Veriore me popullsi të dendur katolike, të cilën ajo shpresonte ta mbante nëpërmjet kultusprotektoratit, nën kontrollin e saj.

Gjatë ditëve të Konferencës së Berlinit triumfoi pikëpamja e Vjenës. Më 26 qershor 1880, ambasadorët e Fuqive të Mëdha në Stamboll, së bashku me variantin e zëvendësimit të krahinës së Hotit dhe të Grudës me qytetin dhe rrethin e Ulqinit, e këshilluan Portën e Lartë që të shqyrtonte mundësinë për t'i dhënë të drejtën e vetëqeverisjes administrative vetëm Vilajetit të Shkodrës.

Por disa diplomatë të huaj, të cilët e ndiqnin nga afër gjendjen e Shqipërisë, dyshonin se me këtë zgjidhje Perandoria Osmane përsëri nuk do të kishte qetësi të brendshme. Sikurse i raportonte qeverisë së vet, në korrik të vitit 1880, ambasadori anglez në Stamboll, Goshen, dhënia e autonomisë administrative vetëm për vilajetin e Shkodrës, nuk i shërbente Perandorisë Osmane, as politikës britanike në Ballkan. «Kombësia shqiptare, — shkruante ai, — është një element që nuk duhet lënë pa përfillur në çdo kombinim politik në të ardhmen. Edhe në qoftë se është e parakohshme, unë do të rekomandoj që formimi i një province shqiptare të bashkuar, të mbahej të paktën gjithnjë parasysh». Sipas diplomatit britanik ishte në interes të Anglisë që Shqipëria të bëhej e fortë dhe ajo mund të bëhej e tillë vetëm nëse bashkoheshin të gjitha viset shqiptare në një provincë të vetme autonome. «Ky popull, — nënvizonte Gosheni, — që në pjesën më të madhe është mysliman, do të bëhet burim vështirësish nga më të mëdhatë për vendet sllave dhe greke» të Gadishullit Ballkanik. Qeveria britanike e Gladstonit e përvetësoi tezën e ambasadorit të vet, por fuqitë e tjera të mëdha qëndruan në pikëpamjen e Vjenës, e cila vazhdoi të ngulte këmbë për t'i dhënë autonominë administrative vetëm vilajetit të Shkodrës, madje as krejt territoreve të tij, por kryesisht malësive katolike që bënin pjesë në këtë vilajet.

Megjithatë, çështja shqiptare tashmë kishte fituar të drejtën e qytetarisë në arenën ndërkombëtare dhe nuk mund të injorohej si më parë nga Fuqitë e Mëdha. Kjo u duk në mënyrë të hapur në mbledhjet që zhvilloi gjatë verës së vitit 1880 «Komisioni Evropian për Rumelinë Lindore» i krijuar nga Fuqitë e Mëdha për të shqyrtuar, në mbështetje të nenit 23 të Traktatit të Berlinit, projektin e reformave administrative që kishte përgatitur Porta e Lartë për të zbatuar në vilajetet e saj të Gadishullit Ballkanik. Me këtë rast, përfaqësuesi britanik Ficmoris (Fitzmaurice) i paraqiti komisionit një projekt me anën e të cilit kërkonte jo bashkimin e menjëhershëm të trojeve shqiptare në një vilajet të vetëm, por organizimin e tyre në katër sanxhakë me qendër në Shkodër, Prizren, Elbasan dhe Janinë, si hap të parë për bashkimin e tyre në të ardhmen në një shtet të vetëm shqiptar. Por projekti britanik ndeshi përsëri në kundërshtimin e fuqive të tjera. Madje «Komisioni Evropian», me përjashtim të përfaqësuesit rus, miratoi më 23 gusht 1880 projektin e hartuar bashkërisht nga përfaqësuesit e Francës dhe të Austro-Hungarisë, i cili shënonte një hap prapa në krahasim me idenë e formuluar dy muaj më parë, mbasi tani i sugjerohej Portës së Lartë të jepte autonominë administrative jo për krejt vilajetin e Shkodrës, por vetëm për malësitë patriarkale të Veriut. Megjithatë, me këmbënguljen e përfaqësuesit britanik, në deklaratën e «Komisionit Evropian për Rumelinë Lindore» u vu si shtesë shënimi se Fuqitë e Mëdha «nuk do të kishin asnjë kundërshtim» në rast se Porta e Lartë do ta shihte me vend që t'i bashkonte krahinat shqiptare në një vilajet të vetëm.

Por Porta e Lartë nuk pranoi asnjë nga këto sugjerime.

**Kuvendi i Gjirokastrës (23 korrik 1880)**

Sukseset që u korrën gjatë pranverës kundër administratës osmane të vilajeteve, paaftësia e Portës së Lartë për ta ndaluar vrullin luftarak të masave shqiptare dhe jehona që patën këto suksese në arenën ndërkombëtare i dhanë një shtytje të mëtejshme lëvizjes autonomiste në Shqipëri. Por vendimi që morën Fuqitë e Mëdha brenda dhe jashtë Konferencës së Berlinit për ta detyruar Portën e Lartë që ta kënaqte Athinën dhe Cetinën me lëshime territoriale në Çamëri dhe në Ulqin, krijoi një rrethanë thellësisht të ndërlikuar për marrëdhëniet e mëtejshme midis dy rrymave kryesore që dominonin në organet drejtuese të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Rreziku i ri i copëtimit të trojeve shqiptare, që erdhi si pasojë e vendimeve të Konferencës së Berlinit u dha rast qarqeve të moderuara që ta mbronin më me këmbëngulje tezën e tyre të vjetër, sipas së cilës konflikti i pashmangshëm që do të hapej me Portën e Lartë nga thellimi i lëvizjes revolucionare për të drejtat autonomiste do ta vështirësonte në kulm luftën kundër shteteve fqinje dhe Fuqive të Mëdha për mbrojtjen e krahinës së Çamërisë dhe të rrethit të Ulqinit.

Por qarqet patriotike i bënë një vlerësim krejt të kundërt çështjes shqiptare. Ato niseshin nga bindja e thellë se në gjendje paqeje Porta e Lartë nuk do t'i jepte asnjë të drejtë kombëtare Shqipërisë dhe se këto mund të siguroheshin vetëm nëse asaj i krijohej një situatë pa rrugëdalje. Sipas pikëpamjes së tyre, gjendja pa rrugëdalje do të krijohej vetëm në qoftë se lufta kundër copëtimit të trojeve shqiptare do të shkrihej me luftën për të drejtat autonomiste të Shqipërisë. Gjithnjë sipas vlerësimit të tyre, në një rast të tillë, Porta e Lartë do të nguronte të hapte një luftë frontale kundër mbarë Shqipërisë, aq më tepër që fuqitë perëndimore, në radhë të parë Britania e Madhe dhe Austro-Hungaria, do ta detyronin Perandorinë Osmane ta shmangte me çdo kusht këtë konflikt për të mos përfituar prej tij Rusia cariste.

Me thellimin e kësaj divergjence, qarqet e moderuara filluan të largoheshin për herë e më tepër nga krahu radikal dhe të afroheshin me qarqet sulltaniste. Si pasojë, përçarja në organet drejtuese të Lidhjes së Prizrenit, si në qendër ashtu dhe në krahina, doli haptas.

Kjo u duk në radhët e Këshillit të Përgjithshëm të Lidhjes së Prizrenit në mbledhjen plenare që u zhvillua në fillim të muajit korrik 1880. Këtë radhë në mbledhje kishin ardhur të gjithë përfaqësuesit e krahut të moderuar dhe partizanët e rrymës sulltaniste duke formuar kështu bashkërisht shumicën. Si rrjedhim, kërkesa e paraqitur nga anëtarët patriotë për aksion luftarak në favor të autonomisë së Shqipërisë nuk u miratua. Atëherë, përfaqësuesit e krahut revolucionar u larguan në mënyrë demonstrative nga Këshilli i Përgjithshëm dhe u grumbulluan rreth Komitetit të Lidhjes Shqiptare, i cili ndodhej në duart e qarqeve radikale.

Debati midis dy platformave të kundërta u shtri në organet e Lidhjes Shqiptare që vepronin në të katër vilajetet. Ai çoi pothuajse kudo në polarizimin e forcave politike midis dy «partive», siç i quajtën konsujt e huaj, midis rrymës së aksionit dhe rrymës së moderuar, nga të cilat, e para kishte mbështetjen e «vegjëlisë», e dyta, atë të «parisë».

Në këto rrethana u mblodh Kuvendi i Gjirokastrës, i cili, ndryshe nga sa ishte menduar në fillim, nuk pati karakter ndërkrahinor, por mbarëshqiptar. Sipas njoftimit që jep konsulli rus, Trojanski, Kuvendi u vendos të mblidhej në Gjirokastër për të qenë më afër qendrës së trojeve shqiptare, më larg presionit të qendrës së vilajetit dhe ndërhyrjes së agjentëve të huaj që ndodheshin në Janinë.

Kuvendi u mblodh më 23 korrik 1880. Aty morën pjesë përfaqësues pothuajse nga gjithë Shqipëria. Krahinat që nuk dërguan dot përfaqësuesit e tyre, i miratuan vendimet e tij me shkrim.

Punimet e Kuvendit i drejtoi Abdyl Frashëri. Çështja themelore që u trajtua aty ishte: autonomia e Shqipërisë, koha e shpalljes dhe mënyra e realizimit të saj. Pjesëmarrësit e Kuvendit pranuan në parim që t'i parashtrohej edhe një herë Portës së Lartë, me anë të një peticioni, kërkesa për autonominë e Shqipërisë. Por duke qenë të bindur për qëndrimin e saj negativ, ata vendosën që ta realizonin atë me rrugë revolucionare. Në Kuvend u propozua shpallja menjëhershme e autonomisë, por sipas pikëpamjes që gjeti më tepër përkrahës, koha më e përshtatshme për të kaluar në aksion do të ishte çasti kur Perandoria Osmane do të lejonte pushtimin e trojeve shqiptare nga ushtritë greke ose malazeze. Sapo të ndodhte kjo, Lidhja Shqiptare do të merrte në dorë pushtetin politik dhe do ta shpallte veten *qeveri e përkohshme*. Nëpunësit turq do të pushoheshin dhe do të zëvendësoheshin nga nëpunës shqiptarë pa dallim feje. Të ardhurat fiskale do të administroheshin nga qeveria e përkohshme për nevojat e Lidhjes Shqiptare. Menjëherë do të hartohej një kushtetutë, e cila do të garantonte sigurinë e personit, të pasurisë dhe ushtrimin e lirë të fesë. Qeveria e përkohshme do të merrte të gjitha masat për të vendosur rendin dhe qetësinë shembullo-



Ndërtesa ku u mblodh Kuvendi i Gjirokastrës

re në mbarë vendin. Për këtë qëllim do të dënoheshin me rreptësi jo vetëm autorët e krimeve, por edhe tradhtarët e vendit. Në të njëjtën kohë do t'i kushtohej një kujdes i veçantë ushtrisë kombëtare, në radhët e së cilës do të inkuadroheshin të gjithë nizamët, rezervistët dhe oficerët shqiptarë që shërbenin në ushtrinë osmane.

Kuvendi i Gjirokastrës vendosi që Shqipëria të mos kalonte përtej caqeve të një shteti autonom nën sovranitetin e sulltanit. Megjithatë, marrëdhëniet midis Shqipërisë autonome dhe Perandorisë Osmane do të kufizoheshin në minimum. Sulltani do të kishte vetëm një të drejtë: të emëronte guvernatorin e përgjithshëm të Shqipërisë, kurse Shqipëria nga ana e saj detyrohej t'i paguante Portës së Lartë një tribut vjetor në të holla dhe të ndihmonte me një kontigjent të caktuar ushtarësh shqiptarë në rast lufte me shtetet e huaja. Për kompensim, Perandoria Osmane do të detyrohej ta mbronte ushtarakisht Shqipërinë nga çdo agresion i jashtëm.

Për ta detyruar Perandorinë Osmane që ta njihte *de jure* autonominë e Shqipërisë, udhëheqësit patriotë mendonin të tërhiqnin në aksionin revolucionar masat popullore dhe ta vinin Portën e Lartë para faktit të kryer. Sipas tyre, fakti i kryer do të siguronte, në të njëjtën kohë edhe mbështetjen e atyre Fuqive të Mëdha, të cilat nuk dëshironin trazira të brendshme që do ta dobësonin më tepër Perandorinë Osmane. Ata mendonin të siguronin mbështetjen e tyre duke tërhequr simpatinë e opinionit botëror në favor të revolucionit çlirimtar dhe duke dhënë prova se shqiptarët ishin të përgatitur për të organizuar shtetin e tyre kombëtar. Për këtë qëllim, pjesëmarrësit u dhanë fund punimeve të Kuvendit duke u zotuar se do ta kryenin aksionin revolucionar me një disiplinë të rreptë për të vendosur menjëherë një pushtet shembullor, me anën e të cilit, siç thuhet në një akt të atyre ditëve, shqiptarët do të fitonin të drejtën e qenies së tyre si komb dhe si pjesëtarë të familjes së popujve evropianë.



Fill pas mbylljes së Kuvendit të Gjirokastrës, aktivistët patriotë u shpërndanë përsëri në viset e tyre me qëllim që të mobilizonin masat popullore jo vetëm për të mbrojtur tërësinë e trojeve shqiptare, por për të realizuar, në të njëjtën kohë, autonominë e Shqipërisë. Si në jug ashtu edhe në veri ata ndeshën në kundërshtimin e përfaqësuesve të krahut të moderuar. Gjatë këtij ballafaqimi, i cili në shumicën e rasteve u zhvillua me debate të ashpra, rreshtimi sipas dy platformave të kundërta mori përherë e më tepër karakter klasor. Në përgjithësi, patriotët revolucionarë tërhoqën në anën e tyre shtresat qytetare dhe masat e fshatarëve të vegjël, duke e kthyer kështu, sipas shprehjes së bejlerëve çifligarë, në një parti të «varfërish» dhe të «reckosurish», kurse rreth platformës së moderuar u përqendruan kryesisht qarqet bejlero-çifligare, tregtaro-reshpere dhe klerikale reaksionare së bashku me pasuesit e tyre të lidhur ekonomikisht, politikisht ose ideologjikisht me ta.

Tërheqja e masave popullore në platformën patriotike revolucionare i dha shtytje lëvizjes së mëparshme autonomiste. Fill pas mbylljes së Kuvendit të Gjirokastrës në mjaft krahina të jugut u rritën veprimet e masave për dëbimin e nëpunësve turq nga administrata lokale dhe për kthimin e saj në administratë shqiptare. Një muaj më vonë në gusht 1880, konsulli rus në Janinë, Trojanski, raportonte në lidhje me situatën në Çamëri: «Qeverisja e vilajetit, tani po kalon dalëngadalë në duart e shqiptarëve, të cilët përpiqen të largojnë që këtej të gjithë nëpunësit me origjinë joshqiptare dhe kanë pasur aq sukses në këtë punë saqë në rrethet e Epirit Veriperëndimor, Lidhja Shqiptare vepron pothuajse në mënyrë të pavarur».

Vendimet e Kuvendit të Gjirokastrës shkaktuan shqetësim të thellë në Stamboll. Porta e Lartë mori masa për ta shtypur lëvizjen autonomiste me anë të përçarjes ose të dhunës në rast se acarohej situata në sektorin e Ulqinit. Për sa i përket çështjes së Çamërisë ajo vendosi të fitonte kohë duke e vazhduar kundërshtimin ndaj Protokollit nr. 13 dhe duke i zvarritur përsëri bisedimet me palën greke.

**Mendimi politik, filozofik dhe shoqëror**

Gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit, Lëvizja Kombëtare Shqiptare nuk u shpreh vetëm me luftën e përditëshme politike, diplomatike dhe ushtarake për mbrojtjen e tërësisë tokësore të atdheut dhe për formimin e shtetit kombëtar shqiptar. Ajo u shpreh në të njëjtën kohë edhe me zhvillimin e vrullshëm të mendimit politik, filozofik, shoqëror dhe të veprimtarisë publicistike, letrare, shkencore.

Për nga frymëzimi patriotik dhe për nga karakteri revolucionar, lëvizja kulturore shqiptare e viteve të Lidhjes së Prizrenit ishte pjesë përbërëse e lëvizjes kulturore rilindëse, e cila kishte lindur gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm. Por gjatë viteve të Krizës Lindore ajo përfshiu të gjitha sferat e jetës kulturore të vendit dhe u kthye, më tepër se në të kaluarën, në një lëvizje militante. Si e tillë ajo u frymëzua nga lufta politike, diplomatike dhe ushtarake që zhvilluan shqiptarët nën udhëheqjen e Lidhjes së Prizrenit, por me përmbajtjen e saj patriotike revolucionare ndikoi nga ana e vet në ngritjen ideologjike të Lëvizjes Kombëtare në një shkallë të paparë deri atëherë.

Lëvizjen kulturore të kësaj periudhe e udhëhoqën po ata patriotë revolucionarë, të cilët përpunuan edhe platformën politike të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Atë e udhëhoqën figura të shquara si Abdyl Frashëri, Pashko Vasa, Jani Vreto, Sami Frashëri, Thimi Mitko, Ymer Prizreni, të cilët me veprimtarinë e tyre si ideologë dhe si aktivistë, si shkrimtarë dhe si agjitatorë zënë një vend të rëndësishëm në historinë e mbarë Rilindjes Kombëtare Shqiptare.

Në fushën e mendimit politik dhe shoqëror, lëvizja kulturore trajtoi problemet kryesore që shqetësonin Lëvizjen Kombëtare në kushtet e Krizës Lindore të viteve 70: konsolidimin e unitetit kombëtar të shqiptarëve, mbrojtjen e tërësisë tokësore të atdheut dhe formimin e shtetit kombëtar autonom si hap drejt krijimit të shtetit kombëtar të pavarur, demokratik dhe iluminist.

Një vend qëndror në platformën ideologjike të përpunuar në një varg shkrimesh nga udhëheqësit e Lëvizjes Kombëtare të këtyre viteve zuri koncepti filozofik mbi kombin. Çështja kishte rëndësi jetike për shqiptarët, mbasi në arenën ndërkombëtare sundonte ende koncepti mesjetar, i cili e konsideronte bashkësinë fetare të një populli si një komponent të domosdoshëm për të qenë një komb. Sipas këtij koncepti, shqiptarët të ndarë në tri sfera fetare të ndryshme nuk konsideroheshin ende si pjesëtarë të një kombi të vetëm as nga Perandoria Osmane, as nga Fuqitë e Mëdha, as nga monarkitë ballkanike. Si rrjedhim, atyre u mohohej e drejta për të formuar një shtet kombëtar më vete. Kundër këtij koncepti anakronik u ngritën të gjithë ideologët dhe aktivistët e lëvizjes kulturore shqiptare. «Të ngresh besimin e fetar në parim kombësie dhe të marrësh dogmën për racë apo ritin për atdhe, nuk është aspak e pranueshme» shkruante Pashko Vasa më 1879. Konceptin filozofik mbi kombin e formuloi në mënyrë më të plotë Abdyl Frashëri qysh në pragun e themelimit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Në artikujt e tij të botuar në pranverën e vitit 1878 ai shikonte si komponentë të një kombi: gjuhën e përbashkët, territorin e përbashkët, historinë e përbashkët dhe jetën shpirtërore të përbashkët, të cilën ai e kërkonte jo në fenë e përbashkët, por në fushën e dokeve, zakoneve, tregimeve, këngëve, valleve dhe virtuteve të përbashkëta. Lëvizja kulturore shqiptare përvetësoi kështu në fushën ideologjike një nga konceptet filozofike më të përparuara të shek. XIX.

Lëvizja kulturore shqiptare e shtriu këtë koncept të përparuar edhe në truallin e veprimtarisë politike. Edhe pse nuk qenë ateistë, ideologët revolucionarë të këtyre viteve u detyruan më tepër se paraardhësit e tyre ta zhvishnin lëvizjen kulturore shqiptare, ashtu si dhe lëvizjen politike kombëtare nga karakteri fetar dhe t'i jepnin asaj një përmbajtje laike, afetare. Madje, për hir të unitetit kombëtar, ata u detyruan t'u bënin thirrje bashkatdhetarëve të tyre që të mos dëgjonin predikimet e xhamisë dhe të kishës, duke hyrë kështu në konflikt të hapur me institucionet klerikale pa u lëkundur përballë kërcënimeve të tyre inkuizicionale. Thirrje të tilla si ajo e Pashko Vasës: *E mos shikoni kisha e xhamia — Feja e shqyptarit asht shqyptaria!* u bënë tepër popullore në Shqipëri. Ky laicizim i ndërgjegjes kombëtare, i cili gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit përparoi me hapa të shpejtë, pushtoi pothuajse të gjitha sferat e jetës kulturore të vendit.

Një vend po aq të rëndësishëm në platformën ideologjike të lëvizjes kulturore zuri edhe koncepti politik mbi territorin kombëtar të shqiptarëve. Çështja kishte gjithashtu një rëndësi jetike, mbasi në kushtet e Krizës Lindore shqiptarëve u duhej të afirmonin sa më parë në arenën ndërkombëtare tërësinë territoriale të Shqipërisë si njësi politike, për të parandaluar realizimin e lakmive të huaja shoviniste në kurriz të saj. Ashtu si në konceptin e kombit edhe në atë të terri-

torit, ideologët patriotë nuk ndoqën rrugën e udhëheqësve nacionaliste të monarkive ballkanike, të cilët, për të përligjur aspiratat e tyre shoviniste në kurriz të kombeve të tjera, ngritën të ashtuquajturin kriter historik. Siç dihet ky kriter krijoi te Serbia, Bullgaria dhe Greqia tendencën për të rimëkëmbur, në antagonizëm me njëra tjetrën, e para Perandorinë e Stefan Dushanit, e dyta Perandorinë e Car Samuilit, e treta Perandorinë Greke-Bizantine, të cilat patën nën zgjedhën e tyre feudale një varg kombësish të Ballkanit. Edhe shqiptarët, shkruante Abdyl Frashëri, kishin mundësi të merrnin nga historia e tyre e lashtë argumentin e trevës ku banonin mbarë fiset ilire për të përligjur krijimin e një shteti të madh shqiptar. Por ky kriter do të ishte i padrejtë, mbasi në mjaft nga ato vise tashmë banojnë popuj të tjerë, të cilët nuk do të pranonin në kushtet e reja të qytetërimit të hynin nën një zgjedhë të huaj. Rilindësit kërkonin që të zbatohej kriteri etnik dhe jo historik, të respektoheshin të drejtat territoriale aktuale të të gjithë popujve. Vetëm kriteri etnik, theksonte Abdyl Frashëri, do të vendoste një paqe të qëndrueshme në Gadishullin Ballkanik dhe një harmoni të vërtetë midis kombeve të tij. Me këtë koncept politik, lëvizja kulturore shqiptare u rreshtua gjithashtu në pozitat më të përparuara të lëvizjeve kulturore evropiane të shek. XIX.

Gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit, lëvizja kulturore shqiptare ngriti në një shkallë më të lartë edhe koncepte të tjera politike, filozofike ose shoqërore, të cilat ishin shfaqur gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm. Ajo i dha konceptit «atdhe» ose «mëmëdhe» një përmbajtje të re politike jo vetëm si një bashkësi të mbarë trojeve amtare, por edhe si një ideal të shenjtë për çlirimin ose mbrojtjen e të cilit të gjithë shqiptarët duhej të përpiqeshin me çdo mjet duke mos kursyer as jetën e tyre. Ajo e pasuroi më tej kulturën politike shoqërore duke e trajtuar konceptin e «autonomisë» së Shqipërisë nga këndi i interesave kombëtare shqiptare, si një hallkë kalimtare për të realizuar, në kushte ndërkombëtare më të favorshme, pavarësinë e saj të plotë. Procesi i laicizimit të ndërgjegjes politike kombëtare, ia hapi dyert, depërtimit më të hovshëm të mendimit iluminist në jetën kulturore të vendit, gjë që shpejtoi nga ana e vet emancipimin ideologjik të shqiptarëve nga presioni i dogmatizmit obskurantist të institucioneve fetare. Veç kësaj ajo e shtriu konceptin e «vëllazërimit» të shqiptarëve jo vetëm në fushën e detyrave, por edhe në atë të të drejtave. Si rrjedhim, ajo e shkriu atë me konceptin e «barazisë» së tyre qytetare pavarësisht nga përkatësia e tyre fetare, shoqërore dhe krahinore, e cila nuk



ekzistonte në rendin shoqëror osman. Përveç të tjerave, ajo e konceptoi edhe vetë «kulturën» jo si një stoli, por si një armë që duhej të forconte unitetin kombëtar të shqiptarëve në luftë për të mbrojtur tërësinë tokësore të Shqipërisë dhe për të formuar shtetin kombëtar shqiptar.

**Letërsia politike**

Gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit mendimi politik shqiptar u shpreh me mjete të panjohura më parë. Të tilla ishin protestat dhe memorandumet drejtuar Fuqive të Mëdha dhe Portës së Lartë, të cilat vetëm në një masë të vogël u redaktuan nga kryesia e Lidhjes së Prizrenit, kurse shumica dërrmuese e tyre u hartua me nismën e degëve krahinore të saj ose të qarqeve të ndryshme të vendit. Pavarësisht nga autorët, ato pajtohen midis tyre në trajtimin dhe në zgjidhjen e çështjeve themelore që shqetësonin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Pothuajse të gjitha flasin në emër të kombit shqiptar. Kudo spikat fryma e vëllazërimit të shqiptarëve pavarësisht nga dallimet fetare, e krenarisë së tyre për traditat e përbashkëta liridashëse dhe e vendosmërisë për të mbrojtur të drejtat e tyre kombëtare. Takimi i tyre në këto çështje të rëndësishme politike tregonte se platforma ideologjike kombëtare kishte depërtuar thellë në shtresat e gjera të popullsisë shqiptare.

Por shprehjen e vet më të lartë, si nga forma ashtu dhe nga përmbajtja, ajo e gjeti te traktatet politike dhe te shkrimet publicistike të hartuara nga personalitetet e Lëvizjes Kombëtare për publikun ndërkombëtar.

Patriotët shqiptarë e kishin ndier prej kohësh nevojën për një tribunë shtypi të pavarur. Por Porta e Lartë e kishte kundërshtuar vazhdimisht lejen për të nxjerrë një organ periodik shqip brenda kufijve të perandorisë. Edhe përpjekjet për të botuar një gazetë shqiptare jashtë Perandorisë Osmane kishin dështuar pjesërisht për mungesë mjetesh financiare, pjesërisht nga qëndrimi armiqësor i qeverive të huaja. Me përpjekje të mëdha Sami Frashëri arriti ta shtinte në dorë, në qershor të vitit 1878, drejtimin e gazetës turke «Terxhuman-i Shark» (Interpreti i Lindjes) që botohej në Stamboll, por kjo nuk pati jetë të gjatë, mbasi pas katër muajsh, u mbyll nga cenzura osmane. Një vit më vonë, Lëvizjes Kombëtare Shqiptare i erdhi në ndihmë një nga arvanitët më revolucionarë të Greqisë, Anastas Kullurioti, i cili filloi në shtator 1879 botimin në Athinë të gazetës «I foni tis Alvanias» (Zëri i Shqipërisë), por edhe kjo u mbyll pas një viti.

Ndër penat publicistike Abdyl Frashëri, u dallua në mënyrë të veçantë për gamën e problemeve, për forcën e argumenteve dhe për qartësinë e mendimeve në shkrimet e tij të botuara në shtypin turk, austriak dhe frëng. Ai shtjelloi në mënyrë koncize pothuajse të gjitha aspektet e platformës ideologjike dhe politike të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në përgjithësi dhe të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në veçanti. Një veprimtari po aq të pasur zhvilloi gjithashtu Sami Frashëri, i cili u shqua në fushën e publicistikës polemizuese kundër armiqve të çështjes kombëtare shqiptare. Veç kësaj, ai komentoi në gazetën e vet «Terxhuman-i Shark», nga këndi i interesave të Shqipërisë edhe ngjarjet e përditshme ndërkombëtare. Në publicistikën e këtyre viteve morën pjesë, ndonëse në një masë më të kufizuar gjithashtu Jani Vreto, Thimi Mitko dhe mjaft patriotë të tjerë, të cilët i botuan shkrimet e tyre pa emrin e autorit. Një kontribut të rëndësishëm dha në këtë fushë edhe Jeronim De Rada, një nga arbëreshët më të shquar të Italisë.

Midis traktateve politike të këtyre viteve, vendin kryesor e zë vepra e Pashko Vasës «E vërteta mbi Shqipërinë dhe shqiptarët», e cila u botua më 1879 frëngjisht dhe gjermanisht, kurse një vit më vonë u përkthye turqisht dhe greqisht. Me këtë vepër autori kishte për qëllim, sikurse shkruante vetë, ta bënte të njohur popullin shqiptar para botës së qytetëruar «me cilësitë, me të metat, me nevojat dhe me shpresat e tij», të tregonte origjinën e tij si një nga popujt më të lashtë të Evropës, të përshkruante fazat që ai kishte kaluar gjatë shekujve, ta mbronte nga armiqtë keqdashës që e kishin përbuzur dhe të argumentonte të drejtat kombëtare që i takonin. Çështjes së aleatëve të shqiptarëve në luftën e tyre kombëtare iu kushtuan dy traktate të veçanta. Në njërin prej tyre, të botuar bullgarisht në Sofje më 1879 nga Jusuf Ali beu me titull «Bisedime të ditës që meritojnë vëmendje», autori mendonte se shqiptarët dhe bullgarët kishin mjaft interesa të përbashkëta, të cilat krijonin mundësinë për të qenë bashkëluftëtarë, të njëri tjetrit. Në tjetrën, të botuar greqisht në Athinë më 1880 nga Thimi Brandi me titull «Ankime të shqiptarëve» mbrohej teza se shqiptarët dhe grekët rrezikoheshin njësoj nga rritja e shteteve sllave, se asnjëri nga të dy palët nuk mund të shpresonte te Fuqitë e Mëdha, se historia u diktonte rrugën e bashkëpunimit të ngushtë politik dhe se këtë bashkëpunim e pengonin vetëm qarqet zyrtare greke, të cilat mendonin pa të drejtë se me zhvillimin e saj lëvizja kulturore shqiptare do të pakësonte shkëlqimin e helenizimit. Një vend të rëndësishëm në letërsinë politike të



këtyre viteve zë, më në fund, broshura «Shqiptarët dhe demostrata navale përpara jurisë eprore të shtypit» që një autor anonim shqiptar botoi frëngjisht më 1880, për qëndresën që organizoi Lidhja e Prizrenit në mbrojtje të Ulqinit. Në këtë broshurë, autori iu bën një akuzë të ashpër kundër Fuqive të Mëdha në përgjithësi dhe qeverisë britanike në veçanti, të cilat në vend që të përkrahnin idenë e krijimit të një shteti kombëtar shqiptar si e vetmja rrugë e drejtë e zgjidhjes së Krizës Lindore, dërguan flotën e tyre luftarake për të shtypur me dhunë të drejtat legjitime të një populli liridashës.

Shkrimet publicistike dhe traktatet politike trajtojnë po atë temë që frymëzuan protestat dhe memorandumet e kësaj periudhe — njohjen e shqiptarëve në arenën ndërkombëtare si një komb i formuar plotësisht dhe miratimin e të drejtës së tyre supreme për të patur shtetin kombëtar në kufijtë e tyre etnikë.

Me këto shkrime dhe traktate, autorët e tyre sollën një varg argumentesh historikë, filozofikë, etnografikë, filologjikë, dhe politikë që provonin se shqiptarët kishin të gjitha vetitë për të qenë një komb. Një nga argumentet e dorës së parë ishte prejardhja e shqiptarëve nga ilirët, të cilët nga ana e tyre u konsideruan si pasardhës të pellazgëve, pra lashtësia e tyre shprehej në lashtësinë e autoktonisë, të gjuhës dhe të kulturës. Ata hodhën poshtë tezën pseudoshkencore të përhapur në ato vite, sipas të cilës nuk ekzistonte një gjuhë e vetme shqipe, por aq gjuhë sa ishin dialektet e saj ose tezën tjetër se të folmet e saj ishin «dialekte të bastardhuara» të greqishtes ose të latinishtes dhe mbrojtën pikëpamjen të cilën e kishin pranuar linguistët më të shquar të kohës së tyre — se gjuha shqipe ishte një gjuhë më vete në sistemin e gjuhëve indoevropiane, se dallimet dialektikore brenda saj nuk kishin rëndësi themelore por anësore dhe se lidhjet që ekzistonin midis saj dhe greqishtes ose latinishtes ishin pak a shumë njësoj si lidhjet që ekzistonin midis gjuhëve të ndryshme indoevropiane. Po ashtu ata sollën argumente të reja me të cilat provuan se shqiptarët e të gjitha besimeve dhe krahinave kishin të njëjtin formim shpirtëror. Shqiptarët, shkruante Abdyl Frashëri, kanë patur kulturën e tyre të veçantë qysh në kohët parahistorike; ata u kanë qëndruar besnikë, deri në një farë shkalle, traditave të lashta pasi përqafuan jo vetëm krishtërimin por edhe islamizmin. Në Shqipëri, dallimet fetare, nënvizonte ai, nuk kanë ndonjë rëndësi përballë dallimeve shoqërore. Shoqëria shqiptare karakterizohej, sipas tij, nga ndarja në krerë e në popull dhe jo nga

ndarja në myslimanë e të krishterë. Myslimanët dhe të krishterët shqiptarë, shkruante Pashko Vasa, «flasin po atë gjuhë, kanë po ato zakone, vazhdojnë po ato doke dhe po ato tradita. Midis tyre nuk ka patur kurrë smirë të rrënjosura, as armiqësira shekullore. Ndryshimi i fesë nuk ka qenë kurrë shkak për t'i shtytur në një përçarje sistematike.»

Pothuajse të gjithë autorët e kësaj periudhe evokuan në shkrimet e tyre politike figurën e ndritur të Skënderbeut si mishërim i unitetit kombëtar, si simbol i atdhedashurisë shqiptare dhe si flamur i luftës çlirimtare. Në të njëjtën kohë, nëpërmjet emrit të tij të lavdishëm, ata u kujtonin sundimtarëve osmanë se shqiptarët ishin gati, në rast se nuk do t'u njiheshin të drejtat e tyre kombëtare, të përsëritnin epopenë e shek. XV. Veç kësaj ata u kujtonin popujve të Evropës se vendet e tyre kishin detyrime të mëdha ndaj Shqipërisë, e cila me luftën e saj heroike që kishte zhvilluar nën udhëheqjen e Skënderbeut, e kishte mbrojtur lirinë e tyre nga invazioni osman.

Një vend të rëndësishëm në publicistikën e këtyre viteve zunë shkrimet që mbronin karakterin dhe programin kombëtar të Lidhjes së Prizrenit nga akuzat dhe shpifjet e armiqve të çështjes shqiptare, të cilët e paraqisnin atë si një organizatë fanatike islamike të manipuluar nga Porta e Lartë dhe të drejtuar kundër popujve fqinjë të krishterë. Sami Frashëri, i cili u dallua më tepër se të tjerët në këtë fushë, argumentoi me një varg artikujsh të botuar në shtypin osman se Lidhja e Prizrenit u formua nga ndërgjegjja kombëtare e shqiptarëve dhe se Porta e Lartë nuk ka patur gisht në formimin e saj. «Si mund të thuhet, — shkruante ai, — se Lidhja e Prizrenit është formuar mbi bazën e fanatizmit mysliman, kur aty kanë marrë pjesë pa dallim feje, myslimanë e të krishterë, domethënë mbarë bijtë e atdheut?». Porta e Lartë, shkruante Samiu në një artikull tjetër, jo vetëm «nuk ka patur gisht në formimin e saj», por ajo as «nuk është në gjendje t'i ndalojë shqiptarët që të marrin pjesë në të». Lidhja e Prizrenit, theksonin njëzëri patriotët e këtyre viteve, ka për qëllim të mbrojë të drejtat kombëtare të shqiptarëve dhe nuk drejtohet kundër kombeve të tjerë të Ballkanit. «Lidhja Shqiptare, — shkruante më 1879 një patriot anonim nga Shqipëria e Mesme, — është lidhje kombëtare. Ajo nuk dëmton asnjë komb tjetër. Ajo dëshiron, kërkon dhe përpiqet me të gjitha fuqitë e saj, të shpëtojë kombin e vet duke bashkuar Shqipërinë në një vilajet të vetëm autonom, dhe të shkëputet nga prapambetja duke zhvilluar shkrimin në gjuhën e kombësisë së saj. Ajo dëshiron dhe kërkon të ketë



paqë dhe miqësi me të gjitha kombet që e rrethojnë. Ajo respekton dhe nderon të gjitha kombësitë e huaja dhe të gjitha gjuhët e tjera që mund të ndodhen në gjirin e saj».

Më në fund, të gjithë autorët dhanë të njëjtin vlerësim për politikën e ndjekur nga Fuqitë e Mëdha në lidhje me çështjen shqiptare. Të gjithë e dënuan njësoj Traktatin e Shën Stefanit dhe Kongresin e Berlinit. Askush nuk pati iluzione se Fuqitë e Mëdha do t'i merrnin parasysh me vullnetin e tyre interesat kombëtare të Shqipërisë. Ata qenë njëzëri të mendimit, se në kushtet e atyre viteve, rreziku më imediat vinte nga politika pansllaviste ruse, se me synimet e veta ekspansioniste, Perandoria Cariste kërcënonte jo vetëm ekzistencën e kombësisë shqiptare, por edhe atë të kombësive të tjera ballkanike, madje edhe ekzistencën e kombësive sllave të gadishullit. Sipas mendimit të përgjithshëm të patriotëve shqiptarë, e vetmja rrugëdalje nga situata dramatike që kërcënonte jo vetëm Gadishullin Ballkanik, por edhe Kontinentin Evropian ishte respektimi i parimit të kombësisë për tërë popujt. Në rast se Shqipëria do të copëtohej midis fqinjëve të saj, Gadishulli Ballkanik nuk do të kishte kurrë qetësi, mbasi shqiptarët nuk do hiqnin asnjëherë dorë nga lufta për të fituar të drejtat e tyre kombëtare. Përkundrazi, theksonte Abdyl Frashëri, në rast se Shqipëria do të fitonte të drejtat e saj, «do të vijë dita kur Evropa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mirë se çdo popull tjetër i Lindjes».

**Shoqëria e Shkronjëzave (Shoqëria e Stambollit)**

Hovi që mori Lëvizja Kombëtare për autonominë e Shqipërisë, i dha gjithashtu një shtytje të fuqishme lëvizjes në fushën e arsimit dhe të letërsisë shqipe, të cilat tani synonin jo vetëm të ngrinin në një shkallë më të lartë ndërgjegjen patriotike të masave popullore, por edhe të përballonin nevojat që shtronte zëvendësimi i administratës osmane me administratën shqiptare.

Qysh me themelimin e Lidhjes së Prizrenit, u ndie më tepër se kurdoherë nevoja e domosdoshme dhe e ngutshme për të caktuar alfabetin unik të gjuhës shqipe dhe për t'i dhënë fund anarkisë që sundonte në këtë fushë. Po ashtu tani u ndie më tepër se më parë nevoja e ngutshme për të formuar një organizatë qendrore apo, siç thuhej atëherë, një shoqëri kulturore, e cila të merrte përsipër barrën e drejtimit dhe të organizimit të përpjekjeve për të ngritur shkolla shqipe në

mbarë vendin dhe për të zhvilluar me ritme më të shpejta letërsinë shqiptare duke botuar tekste shkollore, vepra letrare, broshura shkencore dhe organe periodike shqipe.

Nismën për zgjidhjet e këtyre dy detyrave e mori drejtpërdrejt Komiteti i Stambollit. Për këtë qëllim, ai formoi qysh në fillim të vjeshtës së vitit 1878 një komision të gjerë prej 25 vetash, i cili ngarkoi një komision të ngushtë me 7 anëtarë (Sami Frashëri, Jani Vreto, Pashko Vasa, Hoxha Tahsini, Koto Hoxhi, Ibrahim Bërzeshta, Said Toptani), për të zgjidhur çështjen e alfabetit të përbashkët.

Sikurse shprehej disa ditë më vonë Thimi Brandi në një letër që i drejtonte Jani Vretos, formimi i Komisionit Kulturor u përshëndet si një hap i rëndësishëm që «do të vinte themelet e gjuhës shqipe». Por përpjekjet e patriotëve shqiptarë për të formuar një Shoqëri Kulturore legale, e cila ta zhvillonte lirisht veprimtarinë e saj në Perandorinë Osmane, përsëri dështuan. Porta e Lartë dhe, nën shembullin e saj, Patrikana e Fanarit e kundërshtuan kërkesën e paraqitur prej tyre si për formimin e organizatës kulturore, ashtu dhe për botimin e një gazetë shqip.

Ndërsa i vazhduan përpjekjet për formimin e shoqërisë kulturore, patriotët u morën me çështjen e alfabetit. Në fillim të vitit 1879, para komisionit të alfabetit u paraqitën katër projekte të ndryshme, të cilët u diskutuan duke patur parasysh kriteret shkencore, politike dhe praktike që duheshin për gjuhën shqipe. Prej tyre komisioni miratoi projektin e Sami Frashërit, i cili ishte i ndërtuar mbi parimin fonetik (për çdo tingull një germë) dhe mbi alfabetin latin, të plotësuar për zërat e veçantë të shqipes me shkronja të huajtura nga alfabeti grek ose të sajuara nga autori. Projektet e tjera nuk u pranuan për arsye të ndryshme — o pse mbështeteshin vetëm në alfabetin grek (J. Vreto), o pse nuk respektohej parimi fonetik (P. Vasa), o pse për përdorimin e tij duheshin shtypshkronja të posaçme (H. Tahsini).

Në një letër që anëtarët e Komisionit u dërgonin, më 5 mars 1879, bashkatdhetarëve të tyre që banonin në Egjipt, i porositnin të përdornin, sikurse thuhet aty, «këtë alfabet (të cilin) në shokë vëllezër shqiptarë. . . me një mendje, me një zemër, me një fjalë, vumë themeli për të shkruar gjuhën tonë shqipenë». Ai shënonte një hap të madh përpara në fushën e lëvizjes kulturore dhe për rrjedhim pati një përhapje të gjerë në masën e shqiptarëve. Megjithatë, edhe ai nuk ishte shumë praktik, mbasi shtypshkronjat duhej të pajiseshin dhe me gërmat e tij të posaçme. Kjo e metë shkaktoi më vonë kundërshtime nga mjaft personalitete shqip-



tare, si pasojë e të cilave, çështja e alfabetit unik mbeti përsëri në rend të ditës.

Tre muaj më vonë, komisioni botoi veprën e parë me alfabetin e ri, me titull «Alfabetare e gluhësë shqipe», e cila përmbante, përveç alfabetit të Stambollit, disa shkrime mësimore të përgatitura nga Sami Frashëri, Pashko Vasa, Jani Vreto dhe Koto Hoxhi.

Për të mos e acaruar më tepër pakënaqësinë e shqiptarëve, të cilët në këtë periudhë i kishte pushtuar vala e lëvizjes autonomiste, Porta e Lartë ngurroi të ndërhynte menjëherë kundër kësaj veprimtarie që po zhvillohej brenda në kryeqytetin e Perandorisë. Këtë rrethanë e shfrytëzuan patriotët, të cilët shpejtuan të formonin, pa lejen e qeverisë, edhe shoqërinë kulturore. Pas disa ditë bisedimesh paraprake, ata thirrën në Stamboll, më 12 tetor 1879, një konferencë të posaçme, e cila do të themelonte shoqërinë dhe do të miratonte statutin e saj, në bazë të projektit që kishte përgatitur Jani Vreto qysh në tetorin e vitit të mëparshëm.



Kopertina e «Alfabetare e gluhësë shqip», Stamboll, 1879

Në Konferencën e Stambollit morën pjesë 27 veta, të cilët përfaqësonin, për sa lejonin rrethanat politike, popullsinë shqiptare të tri besimeve dhe të krahinave kryesore të vendit, që nga Kosova deri në Çamëri. Veç kësaj, ata vinin nga radhët e të gjitha shtresave shoqërore të Shqipërisë. Midis tyre kishte çifligarë të mëdhenj dhe përfaqësues të borgjezisë tregtare, por shumicën dërmuese e përbënin elementët mikroborgjezë me origjinë fshatare, të cilët kishin lënë vendlindjen për të punuar në kurbet. Krahas këtyre njerëzve të thjeshtë, aty morën pjesë edhe figurat më të shquara të Lidhjes së Prizre-

nit, të cilët ishin në të njëjtën kohë edhe anëtarë të Komitetit të Stambollit, si Abdyl Frashëri, Pashko Vasa, Jani Vreto, Sami Frashëri, Zija Prishtina, etj.

Më 12 tetor 1879, konferenca vendosi themelimin e shoqërisë kulturore dhe miratoi kanonizmën (statutin) e saj të cilën e nënshkruan të gjithë pjesëmarrësit. Zyrtarisht organizata u quajt *«Shoqëria e të Shtypuri Shkronja Shqip»*, kurse shkurtimisht u bë zakon të thirret *«Shoqëria e Shkronjëzave»*, ose *«Shoqëria e Stambollit»*. Kryetar i saj u zgjodh Sami Frashëri, kurse pjesëmarrësit e konferencës formuan këshillin qëndror të shoqërisë.

Programi i Shoqërisë së Shkronjëzave u shpreh në mënyrë të qartë në kanonizmën e saj. Ai nisej nga teza e shpallur qysh prej rilindësve të parë, se çdo komb që nuk e shkruan gjuhën e tij dhe nuk ka alfabetin e vet kombëtar është një komb i prapambetur. Prandaj qëllimi i shoqërisë ishte ta nxirrte popullin shqiptar nga prapambetja duke zhvilluar arsimin kombëtar dhe letërsinë shqipe. Ajo synonte të mobilizonte në këtë veprimtari të gjithë shqiptarët patriotë, kudo që ndodheshin, në atdhe ose në mërgim, duke i grumbulluar, nga pikëpamja organizative, në degë krahinore të varura prej qendrës. Ajo mendonte gjithashtu të krijonte një fond për të përballuar nevojat materiale të programit të saj. Fondi do të krijohej nga kuotizacionet e anëtarëve dhe nga të ardhurat që do të realizonte prej shitjes së librave. Sapo të shtoheshin të ardhurat, thuhej në nenin 18, shoqëria do të pajisej me një shtypshkronjë, me anën e së cilës, do të shtypte libra, gazeta dhe revista shqipe. Më vonë, thuhej në nenin 19, kur të ardhurat do të rriteshin më tepër, shoqëria do të ngrinte me shpenzimet e saj edhe shkolla shqipe. Këto shkolla do të ishin krejt të pavarura dhe do të formonin bërthamën e rrjetit arsimor kombëtar.



Ndërtesa ku u themelua Shoqëria e Shkronjëzave në Stamboll më 12 tetor 1879



Vula e Shoqërisë së Shtypuri Shkronja Shqip



Krerët e Shoqërisë së Shkronjëzave, iu përveshën punës për të zbatuar menjëherë programin e saj. Disa javë pas themelimit të shoqërisë ata shtypën në një shtypshkronjë të Stambollit, kanonizmën e saj, të cilën e shpërndanë brenda dhe jashtë Shqipërisë. Në të njëjtën kohë u nisën në Shqipëri një grup aktivistësh për të ndihmuar në formimin e degëve të shoqërisë. Por gjatë vitit 1880, Porta e Lartë kaloi në reaksion të hapur kundër lëvizjes kulturore shqiptare. Administrata e saj ndërhyri me ashpërsi dhe me kërcënime për të ndaluar veprimtarinë e Shoqërisë së Shkronjëzave. Ajo nuk dha leje as për botime librash, as për krijim degësh, as për ngritje shkollash shqipe. Në të njëjtën kohë, u ngritën edhe institucionet klerikale islamike dhe ortodokse, të cilat ndërmorën një fushatë të egër kundër aktivistëve të lëvizjes kulturore shqiptare. Peshkopi ortodoks i Drinopojës (Gjirokastrës) lëshoi një mallkim publik kundër shkrimit shqip. Hovi që mori lëvizja kulturore shqiptare shqetësoi jo vetëm kishën fanatike, por edhe qeverinë greke. Si pasojë e këtij shqetësimi organet shtetërore të Athinës ndaluan në vjeshtën e vitit 1880 botimin e mëtejshëm të gazetës «I foni tis Alvanias» dhe filluan persekutimet kundër botuesit të saj, Anastas Kulluriotit.

Në këto rrethana, Shoqëria e Shkronjëzave nuk pati mundësi ta zhvillonte veprimtarinë e saj kulturore brenda Perandorisë Osmane dhe ca më tepër në Shqipëri. Madje ajo u detyrua të kalonte në ilegalitet. Ndjekjeve u shpëtoi vetëm dega e Shoqërisë së Shkronjëzave, që u formua më 1880 në Bukuresht (Rumani), dhe e cila më vonë luajti një rol të rëndësishëm për realizimin e programit kulturor të Shoqërisë së Stambollit.

**Letërsia popullore dhe artistike**

Një vend të rëndësishëm në lëvizjen kulturore të viteve të Lidhjes së Prizrenit zë letërsia popullore dhe artistike shqip.

Në letërsinë popullore, një zhvillim shumë të begatshëm pati epika historike. Në qershor të vitit 1878, në ditët e themelimit të Lidhjes së Prizrenit, u botua në Aleksandri të Egjiptit vepra madhore e Thimi Mitkos «Bleta shqiptare», në të cilën qenë përfshirë mjaft këngë popullore hi-

storike të krijuara gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm nga poetët anonimë të krahinave të ndryshme të Shqipërisë. Në hullitë e këtyre këngëve eci edhe veprimtaria popullore e viteve të Lidhjes së Prizrenit. Si më parë edhe tani, ajo pati për qëllim të përjetësonte në vargje ngjarjet tronditëse historike dhe të frymëzonte brezat e rinj për betejat e ardhshme. Por poezia popullore historike e kësaj periudhe dallohet nga ajo e dhjetëvjeçarëve të mëparshëm për frymën e saj më të theksuar kombëtare. Uniteti kombëtar i shqiptarëve që krijoi Lidhja e Prizrenit në fushën politike u pasqyrua kështu edhe në krijimtarinë popullore historike.

Sipas traditës, rapsodët popullorë krijimet e tyre letrare më monumentale ua kushtuan ngjarjeve historike më të shënuara. Në qerthullin e këtyre ngjarjeve tani nuk hynë vetëm momentet dramatike madhore, siç ishin përpjekjet e armatosura me armiqtë e tyre, por edhe momentet politike kulmore. Kështu krahas këngëve epike që iu kushtuan luftës për mbrojtjen e Lëkurësit e të Gjashtës, të Plavës e të Gucisë, të Hotit e të Grudës, të Kelmendit e të Ulqinit, të Slivovës e të Shtimjes u thurën gjithashtu këngë historike për kuvendin e Prizrenit dhe të Gjirokastrës, të Gjakovës dhe të Frashërit, të Shkodrës dhe të Dibrës, madje edhe për forume të tilla ndërkombëtare siç ishte Kongresi i Berlinit. Po ashtu tani poetët anonimë u ngritën monumente në vargje jo vetëm kryetrimave që u shquan në fushën e luftës si Mic Sokoli, Ali Ibra, Isuf Sokoli, Col Delia, Çel Shabani ose Sef Kosharja, por edhe ideologëve ose udhëheqësve politikë të Lidhjes së Prizrenit siç ishin Abdyl Frashëri, Sulejman Vokshi, Ali pashë Gucia, Haxhi Ymeri (Ymer Prizreni), etj.

Të gjitha këngët popullore historike të këtyre viteve kanë karakter epik ose retorik. Pavarësisht se janë thurrur nga rapsodë të viseve të ndryshme dhe në mënyrë të pavarur nga njëri-tjetri, ato janë në unitet midis tyre qoftë për nga boshti tematik, qoftë për nga frymëzimi patriotik. Nëpërmjet vargjeve të tyre të pasura me figura dhe shprehje poetike, autorët anonimë himnizojnë drejtpërdrejt ose tërthorazi luftën patriotike të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Në të njëjtën kohë ata stigmatizojnë herë me fshikull, herë me sarkazëm armiqtë e egër, kryesisht «shtatë krajlat» (gjashtë Fuqitë e Mëdha së bashku me Perandorinë Osmane), rreshtimi i të cilëve kundër Shqipërisë shkaktonte te shqiptarët jo frikë, por krenari.

Krenaria kombëtare e lidhur ngushtë me besimin për të ardhmen mbizotërojnë pothuajse në të gjitha këngët popullore historike të kësaj periudhe. Shqiptarët janë krenarë,



sepse asnjëherë nuk i kanë lëshuar armët kundër sundimtarit osman — «Se Shqipnia e ka pas adet — Nga një pashë me mbyt për vjet!» thuhet në një këngë popullore të këtyre viteve. Sef Kosharja nuk e ndien veten të turpëruar, si dikur kreshnikët mesjetarë, kur mareshali osman Dervish pasha e dënoi me varje në majën e një lisi. Përkundrazi, ai është krenar se vdes për atdhe («Po hije m'ka mue, o djemt' e mi — Se kam lanë shpirtin për Shqipni»). Në një këngë tjetër popullore, Dervish pasha, pasi e shtyp Lidhjen e Prizrenit pyet: Ku ndodhet Sulejman Vokshi, që nuk po e kap dot? Ku u zhduk populli që shkon pas tij? Dhe rapsodi përgjigjet: Janë atje lart në bjeshkë, atje ku zbardhin retë dhe së shpejti do të takohen përsëri me të. («N'ato bjeshkë, te retë e bardha — Q'atje nelt, ku zbardhin ret' — Kjoft kysmet do'i shihsh opet!»). As Abdyl Frashëri nuk e ndien veten të mundur ose të turpëruar kur kalonte përmes Manastirit i lidhur me hekura dhe i shoqëruar nga xhandarët osmanë, të cilët po e çonin në burgun e Prizrenit. Përkundrazi, këndon rapsodi popullor «emiri i Shqipërisë» («udhëheqësi» i Shqipërisë) iu drejtua me krenari dhe optimizëm, një konsulli të huaj, i cili qeshi me ironi kur e pa të lidhur me pranga: «Ne e mbollëm këtë farë — Po të tjerë shqiptarë — Do ta korrin më të mbarë!».

Edhe letërsia artistike e këtyre viteve u dallua për karakterin më të theksuar kombëtar luftarak, për lidhjen më të ngushtë me detyrat politike, për rolin më të fuqishëm edukativ patriotik dhe për vëllimin më të pasur të krijimeve letrare.

Situata revolucionare që u krijua gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit tërhoqi në fushën e letërsisë mjaft pena të reja. Por, shumica e krijimeve të tyre letrare mbetën të pabotuara. Përveç «Alfabetares» dhe «Kanonizmës» së Shoqërisë së Stambollit, të cilat ishin një përjashtim, Porta e Lartë nuk lejoi asnjë shkrim tjetër shqip që të botohej në Perandorinë Osmane. Por edhe jashtë kufijve të saj, mundësitë e botimit të tyre ishin, siç u tha, tepër të kufizuara. Vetëm pak shkrime shqipe arritën të botoheshin në ndonjë organ periodik të jashtëm, siç ishte gazeta «I foni tis Allvanias» që dilte në Athinë ose revista «Iris» që shtypej në Bukuresht. Për të siguruar një përhapje më të gjerë në rradhët e bashkatdhetarëve të tyre, disa krijime letrare shqipe, siç ishte poema «Mori Shqipni» e Pashko Vasës dhe himni me titull «Marsejeza» i Thimi Mitkos, u botuan në fletë qarkulluese dhe u shpërndanë në atdhe me anën e veprimtarëve të Lidhjes së Prizrenit. Pati gjithashtu krijime letrare, të ci-

lat u shpërndanë në dorëshkrim midis bashkatdhetarëve. Kështu ndodhi, për shembull, me poemën «Shqipëria», të shkruar nga Naim Frashëri.

Lëvizja letrare shqipe u zhvillua kryesisht në gjininë e poezisë luftarake. Kjo u lidh me detyrat politike dhe kulturore imediate që shtroheshin para Lëvizjes Kombëtare në përgjithësi dhe Lidhjes së Prizrenit në veçanti. Si rrjedhim, tematika e rrahur prej saj ishte po ajo që trajtoi edhe letërsia politike e atyre viteve. Në çdo poezi spikat thirrja për bashkimin e shqiptarëve si një trup i vetëm pavarësisht nga dallimet fetare. Të gjithë autorët e tyre dënojnë armiqtë e atdheut — Perandorinë Osmane, Fuqitë e Mëdha, monarkitë ballkanike dhe institucionet klerikale. Të gjithë lëshojnë kushtrimin për të rrëmbyer armët jo vetëm për të fituar lirinë e Shqipërisë, por edhe për të mbrojtur tërësinë e saj tokësore. Në të njëjtën kohë, ata ftojnë bashkatdhetarët e tyre për të shkruar gjuhën amtare, lëvrimin e së cilët e vlerësonin si një armë të fuqishme jo vetëm për përparimin e vendit, por edhe për thellimin e luftës patriotike.

Krijimi letrar më i frymëzuar i viteve të Lidhjes së Prizrenit dhe në të njëjtën kohë një nga poezitë më përfaqësuese të mbarë Rilindjes Kombëtare është poema «Mori Shqipni» e Pashko Vasës. Me një pasuri figurash poetike, me një patos romantik revolucionar dhe me një gjuhë letrare të rrjedhshme, autori synon të ngrejë peshë zemrat e bashkatdhetarëve në luftë për lirinë e atdheut. Ai e fillon poemën e vet duke kundërvënë mjerimin e atëhershëm të Shqipërisë me madhështinë e saj të dikurshme. Shqipëria, këndon poeti, dikur zonjë e nderuar, nënë trimash të dëgjuar, të cilët në të kaluarën i kallnin tmerrin armikut, tani ishte e shtrirë përdhe si një lis i lartë, gjithkush e shkelte me këmbë trupin e saj dhe askush nuk e thoshte një fjalë të ëmbël për të. Pse ndodhte kjo? Kjo ndodhte, theksonte autori, jo se shqiptarët e kishin humbur trimërinë dhe atdhedashurinë e dikushme, por se ishin të përçarë nga institucionet fetare, se ishin të ndarë nga krerët në njëqind «çeta», dhe si rrjedhim, në vend që të bashkoheshin kundër armiqve luftonin kundër njëri-tjetrit. Pas tablosë dramatike, fillon shpërthimi epik i poetit patriot, i cili i fton shqiptarët të lënë mënjanë fetë, të bashkohen të gjithë si vëllezër, të lidhen të gjithë në një besë, të rrëmbejnë të gjithë armët dhe «Para se të humbasë kështu Shqipnia — Me pushkë në dorë le të vdesë trimnia». Poema arrin pikën e vet kulmore kur autori lëshon thirrjen për të mbrojtur me çdo kusht tokën shqiptare: «Asht toka jonë, t'parët na e kanë lanë - Kush mos e preki! Te vdesim të tanë! — Të vdesim si burrat qi diqen motit».



Këtë kalim nga nota heroike për të kaluarën në frymën elegjiake për të tashmen, e përdorën edhe poetë të tjerë të këtyre viteve si Thimi Mitko, Naim Frashëri dhe Nikolla Çako, mbasi u jep dorë që të ndezin me pathos patriotik zemrat e bashkatdhetarëve në luftën për çështjen e madhe të atdheut.

Të gjitha penat letrare të periudhës së Lidhjes së Prizrenit janë krenarë për të kaluarën e shqiptarëve që zë fill me pellazgët parahistorikë dhe për figurat e tyre të mëdha që kanë hyrë në historinë e njerëzimit si Aleksandri i Maqedonisë, Pirroja i Epirit, sidomos Skënderbeu, i cili siç theksonte N. Frashëri, i dha «dërmën» Perandorisë turke apo Marko Boçari, i cili siç shprehej N. Çako fitoi kundër «skllavërisë» osmane. Nëpërmjet këtyre evokimeve ata i përgjigjeshin në të njëjtën kohë reaksionit ndërkombëtar që e paraqiste kombin shqiptar si një popull pa histori. Madje, si poetë, ata reagonin më me pasion se sa si prozatorë, duke arritur deri në atë shkallë sa lashtësinë e Shqipërisë dhe të shqiptarëve nuk e shprehnin me argumente historike, por me hiperbola letrare (për Naimin, Shqipëria ka qenë gjallë që kur u krijua bota, për Mitkon, shqiptarët kanë lindur para se të formohej hëna).

Ashtu si Pashko Vasa edhe poetët e tjerë e përshkruajnë gjendjen e Shqipërisë së atyre viteve me ngjyrat më të errëta. Ata kanë pika takimi edhe kur trajtojnë detyrat që shtroheshin para vendit. Ç'na duhet trimëria, theksonte Naimi, në qoftë se prej saj nuk fiton gjë Shqipëria? Madje, vazhdonte ai, sot Shqipëria ka nevojë jo vetëm për trimërinë e bijve të saj, por edhe për diturinë e tyre dhe në mënyrë të veçantë për lëvrimin e gjuhës amtare. Në një thirrje të vargëzuar, Thimi Mitkoja u kujtonte bashkatdhetarëve se për të shpëtuar nga sundimi i huaj dhe për ta ndritur kombin e tyre, duhej të luftonin për tri çështje; për lirinë, për vetëligjësinë (autonominë) dhe për shkrimin e gjuhës shqipe, përveç detyrës që ishte në rend të ditës — mbrojtjes së trojeve shqiptare. Madje, të pushtuar nga patosi patriotik, shpeshherë ata shkuan më larg se kërkesat që përmbante programi politik i Lidhjes së Prizrenit. Në shumicën e rasteve ata u bënë thirrje vëllezërve të tyre jo aq për «vetëligjësi», sesa për «zbimin e Turqisë» dhe «lirinë e Shqipërisë», si në kohën e Skënderbeut.

Karakteristikë tjetër e përbashkët e poetëve të këtyre viteve ishte optimizmi i tyre për të ardhmen e atdheut. Ash-

tu si në shkrimet politike, edhe në krijimet letrare autorët e tyre ishin të bindur se me djem trima si ata që luftuan në Guci dhe me udhëheqës të ndritur si Abdyl Frashëri me shokë, Shqipëria e robëruar dhe e prapambetur do ta fitonte një ditë lirinë e humbur dhe do të hynte shpejt në rrugën e qytetërimit. Në një poezi të hartuar greqisht, një poet anonim e shprehte optimizmin e vet për luftën e mëtejshme të shqiptarëve me këto katër vargje:

Sa kohë jetojnë bijtë e Gjergjit të Madh
në Shqipëri,
Sa kohë që ata kanë moshën rinore
dhe shquhen për trimëri,
Sapo të vijë pranvera dhe tërfili
të mbijë përsëri,
Karejfili i shqiptarit do të ushtojë
prapë për liri!

### 6. LUFTA PËR REALIZIMIN E AUTONOMISË DHE SHTYPJA E LIDHJES SË PRIZRENIT

**Kongresi i Dibrës dhe lufta e Ulqinit (tetor-nëntor 1880).**

Mali i Zi e pranoi propozimin që bënë ambasadorët e Fuqive të Mëdha në Stamboll më 26 qershor 1880 për ta zëvendësuar krahinën e Hotit dhe të Grudës me qytetin dhe rrethin e Ulqinit. Por Porta e Lartë, megjithëse zyrtarisht nuk e kundërshtoi, nxori përsëri në shesh pengesën që do të ndeshte në dorëzimin e tij nga ana e shqiptarëve. Në fakt jo vetëm qyteti bregdetar i Ulqinit, por edhe hinterlandi i tij fshatar banohej krejtësisht nga popullsi shqiptare. Përveçse pjesë e pandarë e truallit kombëtar të Shqipërisë, Ulqini ishte skela kryesore e Shkodrës dhe e pellgut të saj në detin Adriatik. Ai ishte njëkohësisht edhe pika më e rëndësishme bregdetare që lidhte tregtinë e jashtme të Kosovës me skelat e ndryshme të Mesdheut.

Si dhe më parë, shqiptarët protestuan menjëherë për këtë

tu si në shkrimet politike, edhe në krijimet letrare autorët e tyre ishin të bindur se me djem trima si ata që luftuan në Guci dhe me udhëheqës të ndritur si Abdyl Frashëri me shokë, Shqipëria e robëruar dhe e prapambetur do ta fitonte një ditë lirinë e humbur dhe do të hynte shpejt në rrugën e qytetërimit. Në një poezi të hartuar greqisht, një poet anonim e shprehte optimizmin e vet për luftën e mëtejshme të shqiptarëve me këto katër vargje:

Sa kohë jetojnë bijtë e Gjergjit të Madh
në Shqipëri,
Sa kohë që ata kanë moshën rinore
dhe shquhen për trimëri,
Sapo të vijë pranvera dhe tërfili
të mbijë përsëri,
Karejfili i shqiptarit do të ushtojë
prapë për liri!

## 6. LUFTA PËR REALIZIMIN E AUTONOMISË DHE SHTYPJA E LIDHJES SË PRIZRENIT

**Kongresi i Dibrës dhe lufta e Ulqinit (tetor-nëntor 1880).** Mali i Zi e pranoi propozimin që bënë ambasadorët e Fuqive të Mëdha në Stamboll më 26 qershor 1880 për ta zëvendësuar krahinën e Hotit dhe të Grudës me qytetin dhe rrethin e Ulqinit. Por Porta e Lartë, megjithëse zyrtarisht nuk e kundërshtoi, nxori përsëri në shesh pengesën që do të ndeshte në dorëzimin e tij nga ana e shqiptarëve. Në fakt jo vetëm qyteti bregdetar i Ulqinit, por edhe hinterlandi i tij fshatar banohej krejtësisht nga popullsi shqiptare. Përveçse pjesë e pandarë e truallit kombëtar të Shqipërisë, Ulqini ishte skela kryesore e Shkodrës dhe e pellgut të saj në detin Adriatik. Ai ishte njëkohësisht edhe pika më e rëndësishme bregdetare që lidhte tregtinë e jashtme të Kosovës me skelat e ndryshme të Mesdheut.

Si dhe më parë, shqiptarët protestuan menjëherë për këtë





Ulqini

padrejtësi të re që Fuqitë e Mëdha po bënin në dëm të interesave të tyre kombëtare. Në të njëjtën kohë ata ia përsëritën Portës së Lartë vendosmërinë e tyre për ta mbrojtur me çdo kusht Ulqinin dhe gatishmërinë për të hyrë në luftë edhe kundër saj. Por këtë radhë Fuqitë e Mëdha ishin të vendosura për të mos i marrë në asnjë mënyrë parasysh justifikimet e qeverisë osmane. Me një notë kolektive që i drejtuan në gusht 1880 Stambollit, ato e ftonin Portën e Lartë ta thyente qëndresën e shqiptarëve dhe t'ia dorëzonte Ulqinin Malit të Zi.

Në fillim qeveria osmane përsëri ngurroi të përdorte forcën ushtarake kundër Lidhjes Shqiptare. Ajo u përpoq më tepër se kurdoherë me anë të kërcënimeve për t'i bindur udhëheqësit e saj të hiqnin dorë nga qëndresa, por orvatjet e saj nuk patën sukses. Vullnetarët shqiptarë nën komandën e Isuf Sokolit, Haxhi Mehmet Becit, Mehmet Gjylit, etj. e rrethuan Ulqinin dhe u përgatitën për ta shtënë në dorë, sapo të largoheshin ushtritë turke nga qyteti.

Për ta zgjidhur çështjen e dorëzimit të Ulqinit, Fuqitë e Mëdha e kërcënuan Turqinë se do të zhvillonin një demonstratë detare në bregdetin shqiptar, madje më vonë se do të zbarkonin trupat e tyre në skelën turke të Izmirit. Porta e Lartë, e cila nuk dëshironte më ndërlikime ndërkombëtare,

dërgoi në gusht 1880 në Shkodër gjeneral Riza pashën, të shoqëruar me 3000 ushtarë, me detyrë që ta dorëzonte rregullisht Ulqinin. Riza pasha u përpoq t'i bindte krerët e Lidhjes me të holla e premtime që t'i jepnin fund qëndrimit armiqësor kundër vendimeve të Fuqive të Mëdha. Pastaj në krye të 6 batalioneve u nis për në Ulqin. Por orvatjet e tij nuk dhanë rezultat. As letrat personale që sulltani u drejtoi krerëve të Lidhjes, as ndërhyrjet e ministrave të tij nuk i prapsën vullnetarët nga vendimi i tyre. Ushtritë shqiptare vazhduan ta mbanin të rrethuar Ulqinin, ku ndodheshin ushtritë osmane. Madje, kur në mes të shtatorit u përhap lajmi se flota e Fuqive të Mëdha e grumbulluar në Raguzë kishte marrë urdhër që të nisej drejt brigjeve të Shqipërisë, rreth 6000 vullnetarë shqiptarë sulmuan më 17 shtator 1880 dhe shtinë në dorë Ulqinin. Ushtria turke u mbyll në kazermat e veta dhe më vonë u largua fshehurazi nga qyteti.

Tri ditë më vonë arritën në Ulqin 17 luftanije angleze, austro-hungareze, frënge, ruse, italiane e gjermane, të cilat i kërkuan Riza pashës dorëzimin e qytetit brenda tri ditëve. Ushtritë e Lidhjes Shqiptare të cilat tani qëndronin përballë flotës ndërkombëtare, nuk u bindën. Më 25 shtator Riza pasha shpalli shtetrrethimin në Shkodër, bllokoi rrugën e Ulqinit për të ndaluar furnizimin e vullnetarëve, çarmatosi forcat e armatosura të qytetit që vareshin nga Lidhja, ndaloi mbledhjet dhe shpalli shpërndarjen e Degës së Lidhjes. Njëkohësisht bëri arrestime. Më 29 shtator Riza pasha kërcënoi degën e Lidhjes se do të merrte masa ushtarake kundër saj, nëse ajo nuk shpërndahej. Dega e Lidhjes të nesërmen u përgjegj se ajo tashmë nuk e njihte Riza pashën si komandant ushtarak të vilajetit dhe e kërcënonte se do ta dëbonte atë së bashku me garnizonin e tij nga Shkodra.

Pikërisht në këto ditë, kur acarimi i marrëdhënieve midis Lidhjes së Prizrenit dhe Portës së Lartë po çonte drejt konfliktit të armatosur, Anglia dhe Austro-Hungaria ndërhynë në dëm të mbrojtjes me armë të Ulqinit. Duke parë se as demonstrata detare e flotës ndërkombëtare, as masat ushtarake të qeverisë osmane nuk po jepnin rezultat, konsujt britanikë dhe austro-hungarezë u përpoqën të bindnin krerët e degëve të Lidhjes së Prizrenit dhe në mënyrë të veçantë anëtarët e Komitetit Ndërkrahinor të Shkodrës se Fuqitë e Mëdha ishin të prirura t'u jepnin shqiptarëve të drejta autonomiste, por kërkonin si kusht që këta të mos e kundërshtonin dorëzimin e Ulqinit dhe të mos shkaktonin konflikt të armatosur me Portën e Lartë. Edhe pse qe një mashtrim,





Flota ndërkombëtare në ujrat e Ulqinit

premtimi i tyre nuk mbeti pa efekt. Ai u erdhi për shtat qarqeve të moderuara, të cilat menduan se ia vlente të sakrifikohej Ulqini për të siguruar të drejtat autonomiste pa hyrë në konflikt me Portën e Lartë. Si rrjedhim, shumica e anëtarëve të Komitetit Ndërkrahinor të Shkodrës midis të cilëve edhe Hodo Sokoli, përkrahës i njohur i lëvizjes autonomiste, tani hoqën dorë nga lufta për mbrojtjen e Ulqinit.

Kjo rrethanë e vështirësoi më tepër detyrën e patriotëve revolucionarë për të vënë në jetë vendimet e Kuvendit të Gjirokastrës — mbrojtjen me armë të Ulqinit dhe aksionin revolucionar autonomist. Megjithatë, ata nuk hoqën dorë nga programi i tyre, por u përpoqën të mbanin gjallë frymën luftarake në të katër vilajetet. Veç kësaj, ata vendosën të ndërmerrnin përçapjen e fundit për të tërhequr në programin e tyre qarqet e moderuara, në mënyrë të veçantë forcat luftarake që ishin ende të lidhura pas tyre. Për këtë qëllim u thirr një kuvend i jashtëzakonshëm i Lidhjes Shqiptare në qytetin e Dibrës.

Kuvendi i Dibrës u hap më 20 tetor 1880. Aty morën pjesë rreth 300 delegatë të ardhur nga krahinat shqiptare të katër vilajeteve, të cilët ishin të shoqëruar nga gati 5 mijë veta të armatosur. Shumicën dërrmuese e përbënin delegatët radikalë dhe të moderuar.

Patriotët radikalë të udhëhequr nga Abdyl Frashëri, argu-

mentuan në mbledhje programin e Kuvendit të Gjirokastrës — mbrojtjen me armë të Ulqinit, krijimin e vilajetit të Shqipërisë dhe formimin e qeverisë së përkohshme. Ashtu siç parashikohej, delegatët sulltanistë (rreth 20 veta) mbajtën anën e Portës së Lartë. Ata nuk pranuan asnjë nga kërkesat e patriotëve radikalë dhe u sulën me ashpërsi kundër tyre. Me votat e patriotëve radikalë dhe të delegatëve të moderuar, Kuvendi vendosi të mbrohej Ulqini, pavarësisht nga urdhri që kishte dhënë sulltani për dorëzimin e tij. Të moderuarit e pranuan në parim edhe formimin e Vilajetit të Shqipërisë. Madje disa prej tyre, ndër të cilët Iljaz pashë Dibra dhe Ali pashë Gucia, e miratuan edhe tezën e Abdyl Frashërit për ta realizuar vilajetin autonom me anën e veprimeve të armatosura. Të tjerët ngulën këmbë në pikëpamjen e tyre të mëparshme: për të mos shkuar përtej paraqitjes së peticionit, duke ia lënë sulltanit të dorë realizimin e tij. Debate të zjarrta, të cilat arritën deri në prag të përleshjes, u zhvilluan sidomos rreth çështjes së formimit të qeverisë së përkohshme, kundër së cilës u ngritën të gjithë delegatët e rrymës së moderuar së bashku me partizanët sulltanistë.


Isuf Sokoli

Si pasojë e këtyre divergjencave Kuvendi i Dibrës doli me dy rezolucione. Njëri, i ndërtuar mbi platformën e Kuvendit të Gjirokastrës, me të cilin kërkohej krijimi i Vilajetit të Shqipërisë me autonomi të gjerë, fitoi afërsisht 130 vota. Tjetri, i propozuar nga delegatët e krahut të moderuar, me të cilin lutej Porta e Lartë që të krijonte një vilajet shqiptar me një autonomi të kufizuar, grumbulloi shumicën prej 150 votash. Delegatët sulltanistë nuk nënshkruan asnjërin prej tyre. Të dy rezolucionet u dërguan veç e veç në Stamboll. Për çështjen e qeverisë së



përkohshme. Kuvendi i Dibrës, zyrtarisht nuk mori asnjë vendim. Në bazë të marrëveshjes që u bë midis patriotëve revolucionarë, ajo u la të shqyrtohej edhe një herë në Prizren.

Gjatë ditëve të Kuvendit të Dibrës, qeveria e Stambollit mori masa të tjera shtrënguese kundër shkodranëve për të siguruar dorëzimin pa luftë të Ulqinit. Më 25 tetor 1880 ajo largoi nga Shkodra gjeneral Riza pashën dhe në vend të tij dërgoi mareshal Dervish pashën, të shoqëruar nga 21 batalione dhe të pajisur me fuqi të jashtëzakonshme. Për të shmangur pusitë e forcave shqiptare, Dervish pasha udhëtoi nga Stambolli në Shqipëri me anije nga deti. Sapo arriti në Shkodër më 3 nëntor 1880, ai i dha një ultimatum Komitetit Ndërkrahinor të Shkodrës për të tërhequr vullnetarët Shqiptarë nga Ulqini.

Këtë radhë Dervish pasha gjeti përkrahjen e partizanëve të rrymës së moderuar, të cilët kishin rënë në kurthin e premtimeve të konsujve britanikë dhe austrohungarezë. Madje ata kishin shkuar aq larg sa disa ditë më parë kishin lajmëruar telegrafisht Kuvendin e Dibrës se nuk kishin nevojë për ndihma, mbasi kishin vendosur ta dorëzonin qytetin. Kapitullimi i tyre shkaktoi revoltimin e masave popullore shkodrane, të cilat e përmbysën komitetin e vjetër dhe zgjodhën një komitet të ri të Lidhjes Shqiptare. Në komitetin e ri, i cili u formua më 19 nëntor 1880, hynë partizanët e vendosur të mbrojtjes me armë të Ulqinit, si Selim Çoba, Isuf Sokoli, Fetah Dragusha, Filip Çeka, etj.

Por ngjarjet u zhvilluan me shpejtësi të madhe dhe komiteti i ri nuk pati kohë të organizonte rezistencën e armatosur kundër ushtrisë osmane. Tri ditë më vonë, më 22 nëntor 1880, ndërsa Shkodra nuk e kishte kapërcyer ende krizën e brendshme politike, Dervish pasha i dha urdhër ushtrisë turke të fillonte marshimin për në Ulqin. Atë ditë ushtritë turke u ndeshën me forcat shqiptare afër fshatit Klesna. Në fillim vullnetarët shqiptarë i sprapsën ushtritë turke, por më vonë, pasi arritën reparte të tjera osmane të pajisura me artileri moderne, forcat shqiptare u thyen. Komandanti i tyre Isuf Sokoli u plagos rëndë dhe pak më vonë vdiq.

Si u thye ushtria shqiptare, taborët turq vazhduan marshimin dhe hynë në Ulqin më 23 nëntor 1880, të cilin pastaj më 26 nëntor ua dorëzuan ushtrive malazeze.

Së bashku me dorëzimin e Ulqinit mori fund edhe çështja e kufijve veriorë, e cila kishte shqetësuar për gati 30 muaj jo vetëm Perandorinë Osmane, por edhe diplomacinë evropiane. Por edhe pse çështja e kufirit turko-malazez u mbyll, lufta që zhvilluan shqiptarët kundër shantazhit brutal të Fuqive të Mëdha dhe ndërhyrjes ushtarake të Portës së

Lartë la përshtypje të thellë në opinionin publik të Evropës. Jo vetëm në shtyp, por edhe në disa parlamente të Evropës u ngritën zëra proteste kundër politikës së Fuqive të Mëdha, të cilat vendosën të përdornin luftanijet e tyre për të shtypur të drejtat kombëtare të popullit shqiptar.

**Kryengritja e armatosur antiosmane dhe formimi i qeverisë së përkohshme**

Për shkak të kapitullimit të qarqeve të moderuara çifligare-borgjeze, patriotët revolucionarë nuk e shfrytëzuan dot acarimin e marrëdhënieve shqiptaro-osmane që ndodhi në vjeshtën e vitit 1880 për të realizuar autonominë e Shqipërisë. Ngjarjet e fundit treguan se nuk ekzistonte asnjë mundësi për t'i tërhequr këto qarqe në rrugën e aksionit autonomist. Për këtë arsye, fill pasi mori fund Kuvendi i Dibrës, ato shqyrtuan mundësinë e realizimit të autonomisë me anën e presionit të armatosur, pa pjesëmarrjen e tyre. Në një mbledhje të veçantë që u zhvillua në Prizren në nëntor, në të cilën mori pjesë edhe Abdyl Frashëri, u vendos që kryengritja antiosmane të niste, sapo të shihej se Porta e Lartë do të kalonte në sulm kundër Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Shenjat e para u dukën në Shkodër. Menjëherë pasi përfundoi dorëzimin e Ulqinit, Dervish pasha u turr me egërsi të jashtëzakonshme kundër organeve të Lidhjes së Prizrenit në vilajetin e Shkodrës, të cilat arriti t'i shpërndante me terror duke rivendosur pushtetin e administratës centraliste osmane. Mareshali turk u tregua më i egër me partizanët e lëvizjes autonomiste, sesa me pjesëmarrësit e luftës së Ulqinit. Me 10 dhjetor ai arrestoi me pabesi dhe internoi në Anadoll edhe figura të tilla si Hodo Sokolin dhe Preng Bibdodën, të cilët nuk morën pjesë në luftën e Ulqinit, por ishin përkrahës të kërkesave autonomiste.

Disa ditë më vonë Porta e Lartë e thirri në Stamboll Dervish pashën dhe i ngarkoi atij detyrën të hartonte planin e një ekspedite të madhe ushtarake kundër Shqipërisë, për të shtypur në mbarë vendin Lidhjen Shqiptare dhe prirjen e saj për kryengritje të armatosur antiosmane. Në të njëjtën kohë sulltan Abdyl Hamiti II u drejtoi shqiptarëve një thirrje të jashtëzakonshme, me të cilën i cilësonte, të gjithë ata që kërkonin krijimin e një vilajeti të vetëm shqiptar si armiqtë më të rrezikshëm të Perandorisë Osmane.

Udhëheqësit patriotë shqiptarë ranë në dijeni të synimeve të Stambollit prandaj i shpejtuan përgatitjet për organizimin e aksionit të armatosur autonomist. Sipas planit të tyre ai do të fillonte në vilajetin e Kosovës, do të shtrihej menjëherë në vilajetin e Janinës dhe pastaj do të përhapej në viset shqiptare të dy vilajeteve të tjera.

Në Kosovë veprimet e armatosura filluan në sanxhakun e Prizrenit qysh në muajin dhjetor 1880 me një varg sulmesh nga ana e fshatarëve kundër administratës osmane. Fill pas tyre u ngritën banorët e Prizrenit, të cilët dëbuan nga qyteti i tyre mytesarifin e sanxhakut së bashku me nëpunësit e huaj. Brenda pak ditëve, krahina të tjera si Gjakova, Luma dhe Gucia u pastruan gjithashtu nga administrata perandorake dhe u bashkuan me pushtetin e ri që u ngrit në Prizren.

Në këtë situatë revolucionare u mblodh në Prizren, në fillim të vitit 1881, Kuvendi i Jashtëzakonshëm i Lidhjes Shqiptare, në të cilin morën pjesë vetëm partizanët e rrymës autonomiste. Me një fjalim të zjarrtë që mbajti në kuvend, Abdyl Frashëri tha midis të tjerave: «Porta e Lartë nuk do që të bëjë asgjë për Shqipërinë. Ajo, lutjet tona si dhe ne, na trajton me përbuzjen më të madhe... Le të mendojmë dhe le të punojmë për vete dhe të mos ketë asnjë ndryshim midis toskëve dhe gegëve. Të jemi të gjithë shqiptarë dhe të formojmë një Shqipëri të bashkuar».


Sulejman Vokshi

Në përfundim të punimeve, Kuvendi i Jashtëzakonshëm i deklaroi të përjashtuar nga Këshilli i Përgjithshëm të gjithë kundërshtarët e lëvizjes autonomiste. Ai miratoi, me pak ndryshime, Komitetin Kombëtar të mëparshëm të Lidhjes Shqiptare. Duke marrë parasysh detyrën e re që shtrohej para vendit — zëvendësimin e administratës osmane me administratën shqiptare autonome — Kuvendi e veshi organin qendror të Li-

dhjes Shqiptare me funksione të plota pushtetore. Për këtë qëllim ai e shpalli Komitetin Kombëtar «qeveri të përkohshme» me kryetar Ymer Prizrenin, nënkryetar Shuahip Spahiun dhe me dhjetë anëtarë, midis të cilëve ishin Abdyl Frashëri, i ngarkuar për punët e jashtme dhe Sulejman Vokshi, i ngarkuar për punët ushtarake.

Fill pas formimit të saj, «qeveria e përkohshme» u përpoq ta përhapte flakën e kryengritjes çlirimtare në viset e tjera të vilajetit të Kosovës. Në të njëjtën kohë ajo iu përvesh organizimit të forcave ushtarake. Brenda pak ditëve u formuan njësi ushtarake të rregullta dhe pranë tyre reparte shëtitëse që do të shërbenin ku ta lypte nevoja. Në viset e çliruara u ngrit menjëherë administrata shqiptare, e cila hyri nën vartësinë e «qeverisë së përkohshme» të Prizrenit.

Lëvizja e armatosur autonomiste u përhap me shpejtësi edhe në viset e tjera të vilajetit të Kosovës. Në saje të përkrahjes që gjetën në masat popullore, repartet e Lidhjes Shqiptare të komanduara nga Sulejman Vokshi sulmuan-tgsh shtinë në dorë Shkupin më 4 janar, Prishtinën më 18 janar dhe Mitrovicën më 25 janar 1881. Ndërkohë u lidhën me qeverinë e përkohshme edhe qytetet e tjera të vilajetit të Kosovës, si Peja, Ferizaj, Vuçiterni, etj. Nëpunësit e lartë turq u dëbuan nga të gjitha këto qendra, ku u vendos autoriteti i Lidhjes. Garnizonet e dobëta turke u detyruan të mbylleshin në pika të caktuara, prej nga nuk mund të dilnin pa dorëzuar më parë armët. Forcat e Lidhjes Shqiptare zunë urat hekurudhore në mënyrë që të pengohej ardhja e përforcimeve ushtarake osmane. Shoqëria e trenave me qendër në Shkup mori urdhër të mos transportonte trupa dhe municione për ushtrinë turke.

Në shkurt, autoriteti i «qeverisë së përkohshme» u shtri në Tetovë, Gostivar dhe Dibër. Në Dibër dëbimi i nëpunësve turq ndeshi në kundërshtimin e feudalëve që kryesoheshin nga Sadik Pashë Hoxholli, të cilët, duke mos patur mbështetje në popullsinë vendase, thirrën në ndihmë dy batalione turke nga Manastiri. Por pas një përleshjeje të armatosur përkrahësit e Lidhjes Shqiptare e dëbuan më në fund mytesarrifin turk dhe vendosën pushtetin e ri.

Porta e Lartë u përpoq t'i mbyste me anën e cenzurës lajmet mbi ngjarjet tronditëse që po zhvilloheshin në Kosovë. Madje, jo vetëm shtypi turk, por edhe shtypi ndërkombëtar nuk botoi asgjë mbi këto ngjarje. Patriotëve shqiptarë nuk u mbeti asnjë mjet në dorë për të njoftuar zhvillimin e lëvizjes autonomiste. përveçse letrat personale që shkëmbenin fshehurazi midis tyre. Në një letër të tillë që Sami Frashëri i





**Faqja e parë dhe e fundit e letrës së Sami Frashërit drejtuar Jeronim de Radës më 20 shkurt 1881.**

dërgonte nga Stambolli Jeronin De Radës në Itali në valën e këtyre ngjarjeve, në 20 shkurt 1881, shkruante: «Lidhja e Shqiptarëve që ka kërthizën në Prizren, në Gegëri, ka kërkuar shumë herë, që nga tre vjet e tëhu, bashkimin e Shqipërisë me një provincë me autonomi; po mbretëria gjer më sot e kish gënjyer me fjalë. Këtë herë shqiptarët e kuptuan fort mirë që mbretëria nuk do të bënjë gjë kurrë për ta, dhe Lidhja e Prizrenit, pa nevojë të bashkojë Shqipërinë e ta bënjë një me autonomi, a mbase me shkëputje fare pas punësë. Kështu Lidhja mori emrin e guvernos së përdorme (qeverisë së përkohshme -Hart.) dhe përzuri guvernatorët turq nga gjithë vilajet'i Kosovës dhe nga Prizreni, nga Gjakova, nga Tetova, nga Dibra etj. 10 000 shqiptarë, të armatosur kanë zënë Shkupin dhe udhënë e hekurtë; 10 000 të tjerë po bëhen gati për t'u unjur në Toskëri. Për pak kohë do të dëgjoni një kryengritje të madhe në Shqipëri».

Krahas veprimeve ushtarake, të cilat çuan në çlirimin e shpejtë të vilajetit të Kosovës dhe të disa viseve të vilajetit të Manastirit, qeveria e përkohshme i kushtoi kujdes të veçantë edhe ngritjes së pushtetit të ri shqiptar. Administrata e re që u ngrit në viset e çliruara u pastrua jo vetëm nga funksionarët sulltanistë, po edhe nga partizanët e qarqeve të moderuara. U morën masa të rrepta kundër veprimeve arbi-

trare dhe shpërdorimit të funksioneve pushtetore nga nëpunësit e pandërgjegjshëm. Duke i dhënë një rëndësi të madhe vendosjes së një qetësie shembullore, organet e Lidhjes Shqiptare ndoqën me ashpërsi të gjithë keqbërësit e arratisur. Masa të rrepta u morën gjithashtu edhe kundër bejlerëve reaksionarë, të cilët u përpoqën ta minonin pushtetin e ri me veprimtarinë e tyre armiqësore. Mjaft prej tyre u arrestuan. Në lidhje me sukseset që pati pushteti i ri i vendosur nga Lidhja Shqiptare në viset e Kosovës, kryekonsulli austro-hungarez, raportonte nga Shkodra, më 5 mars 1881, midis të tjerave: «... Edhe nëpunësit më të vegjël janë caktuar nga Lidhja; gjyqtar është një qytetar i Prizrenit; taksat që nxirren nga popullsia derdhen në llogari të Lidhjes; nëpunësit i marrin rrogat rregullisht. Lidhja ka kujdes për mbajtjen e rendit qoftë në qytet, qoftë në fshat. Sigurimi publik tani është shumë më në rregull se ç'ishte në kohën kur administratën e drejtonin funksionarët e sulltanit».

Sukseset që arriti lëvizja çlirimtare në Kosovë ngjallën një entuziazëm të madh në radhët e patriotëve shqiptarë. Madje shumë prej tyre filluan të shpresonin se me këtë hov që po merrte aksioni revolucionar çlirimtar po krijohej mundësia për të realizuar jo vetëm autonominë e Shqipërisë, por «mbase», siç shprehej Sami Frashëri ato ditë, edhe shkëputjen e saj të plotë nga Perandoria Osmane. Në këto rrethana patriotët revolucionarë filluan të mendonin edhe për formën e qeverisjes që duhej të kishte shteti i ardhshëm shqiptar. «Në u bëftë dot Shqipëria me vete, — shkruante Sami Frashëri, në letrën e përmendur drejtuar De Radës, — nuk do të kemi nevojë për princër as të krishterë as muhamedanë që të na rrjepnë e të na pinë gjaknë. Vendi ynë mund edhe do të guvernohet (qeveriset. Hart.) prej një farë dhimokratije, prej pleqet». Kjo pikëpamje për të vendosur në Shqipëri një regjim republikan me një presidencë kolegjale përfaqësonte mendimin më përparimtar të shprehur deri atëherë nga lëvizja demokratike shqiptare.

Pas sukseseve që korri lëvizja në vilajetin e Kosovës dhe në sanxhakun e Dibrës, pritej që ajo të shtrihej edhe në viset e tjera të vendit. Në fakt, në Shqipërinë e Jugut patriotët prisnin çastin e përshtatshëm për të kaluar në aksion. Meqenëse këtu Porta e Lartë kishte përqendruar forca ushtarake të konsiderueshme për të përballuar një sulm të mundshëm nga ana e Greqisë, qeveria e përkohshme e Prizrenit filloi të përgatiste reparte vullnetarësh për të ndihmuar kryengritësit e vilajetit të Janinës, sapo këta të hidheshin në veprim. Por pikërisht ato ditë u krijua një situatë ndërkombëtare te-






VI — Kufiri turko-grek i rekomanduar nga Kongresi i Berlinit më 5 korrik 1878 (............) dhe ai i vendosur me marrëveshjen midis dy palëve më 27 mars 1881 (———).

për e ndërlikuar, e cila e pengoi shtrirjen e lëvizjes në viset jugore.

Ngjarjet e reja në Shqipëri, të cilat po shpinin në prishjen e status quo-së në Evropën Juglindore, pra në ndryshimin e hartës politike të Kongresit të Berlinit, shqetësuan jo vetëm Portën e Lartë, por edhe Fuqitë e Mëdha. Shqetësimin e tyre e rriti më tej qëndrimi i Greqisë, e cila duke përfituar nga kryengritja shqiptare, filloi ta kërcënonte Perandorinë Osmane me luftë për ta detyruar që t'i lëshonte asaj Çamërinë dhe Thesalinë. Ndërlikimet e mëdha që po krijoheshin në Gadishullin Ballkanik nga sukseset e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare i detyruan Fuqitë e Mëdha të ndërhynin energjikisht për ta detyruar Stambollin dhe Athinën që t'i jepnin fund çështjes së kufirit turko-grek me qëllim që Porta e Lartë t'i kishte duart e lira për të shtypur Lidhjen e Prizrenit dhe kryengritjen e saj të armatosur.

Për t'i bërë ballë këtij komploti ndërkombëtar që po organizohej kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, udhëheqësit e Lidhjes së Prizrenit u orvatën përsëri të siguronin një pikëmbështetje të jashtme. Rastin ua dha Greqia me gatishmërinë e saj për të hyrë në luftë kundër Perandorisë Osmane. Në këto rrethana patriotët revolucionarë me Abdyl Frashërin në krye u kthyen te projekti i tyre i vjetër për të lidhur një aleancë politike dhe ushtarake me Greqinë, në bazë të së cilës, në përfundim të luftës së përbashkët kundër Stambollit, Athina do të aneksonte provincën greke të Thesalisë dhe pjesën greke të Epirit, kurse shqiptarët do të fitonin pavarësinë e tyre kombëtare në kufijtë e tyre etnikë duke përfshirë këtu edhe viset shqiptare të Çamërisë.

Në fillim qeveria e Athinës u tregua se ishte e interesuar për bisedimet shqiptaro-greke, të cilat u zhvilluan në Korfuz. Por shpejt u pa se ajo nuk kishte hequr dorë nga platforma e saj shoviniste në lidhje me të drejtat kombëtare të shqiptarëve. Veç kësaj, ndërsa vazhdonin bisedimet e Korfuzit, presioni i Fuqive të Mëdha ndaj Stambollit dhe Athinës u rrit aq tepër, sa Porta e Lartë dhe qeveria greke u detyruan të bënin lëshime dhe t'i jepnin fund grindjes rreth kufirit të tyre të ri. Në bazë të protokollit që u nënshkrua më 27 mars 1881, Perandoria Osmane pranoi t'i lëshonte Greqisë pjesën më të madhe të Thesalisë, afërsisht deri në lumin Selemvria dhe një pjesë shumë të vogël në këndin juglindor të Epirit, konkretisht qytetin e Artës së bashku me rrethin e tij.

Qëndrimi thellësisht armiqësor i Fuqive të Mëdha ndaj çështjes shqiptare dhe ndërhyrjet e konsujve të tyre kundër

lëvizjes autonomiste ndikuan negativisht në zhvillimin e mëtejshëm të ngjarjeve në Shqipërinë e Jugut. Veç kësaj, me nënshkrimin e marrëveshjes turke-greke, Athina nuk dëshironte më trazira në vilajetin e Janinës. Madje tani lindi rreziku që sapo të shpërthente kryengritja autonomiste në Shqipërinë e Jugut, ajo t'i sulmonte shqiptarët prapa krahëve për të realizuar aneksimin e vilajetit të Janinës. Në këto rrethana patriotët shqiptarë të viseve jugore ngurruan të fillonin veprimet kryengritëse kundër Portës së Lartë.

**Betejat e fundit të Lidhjes dhe shtypja e saj (prill 1881)**

Sapo u bind se çështja e kufirit turko-grek po hynte në rrugën e zgjidhjes, Porta e Lartë mendoi se tashmë i kishte duart e lira për të shtypur me forcë lëvizjen autonomiste shqiptare. Për këtë qëllim, disa ditë përpara se të nënshkruhej protokolli i marrëveshjes së kufirit, ajo i dha urdhër Dervish pashës që të vinte në zbatim planin e ekspeditës ushtarake kundër Shqipërisë.

Drejtimi fillestar i ekspeditës ishte Kosova. Për këtë qëllim Dervish pasha kishte në dispozicion forca të konsiderueshme ushtarake, të cilat ishin përqendruar me kohë në Selanik. Kontigjenti i tyre i parë u nis prej Selaniku më 25 mars 1881 në drejtim të Shkupit. Fillimi i ekspeditës osmane shërbeu si sinjal për feudalët sulltanistë, të cilët u hodhën në sulm, në prapavijë, kundër organeve të Lidhjes së Prizrenit për ta vënë pushtetin autonomist midis dy zjarresh.

Sulmi i kombinuar midis forcave armiqësore të jashtme dhe të brendshme u duk qysh në Shkup. Më 25 mars 1881, sapo u nisën forcat e ekspeditës, garnizoni turk që qëndronte i mbyllur në kala, së bashku me feudalët sulltanistë, sulmuan prapa krahëve dhe arrestuan në befasi pothuajse të gjithë anëtarët e komitetit të Lidhjes së Prizrenit për sanxhakun e Shkupit. Me arrestimin e tyre, rezistenca e armatosur u shthurr dhe qyteti ra pa vështirësi në duart e ushtrive osmane.

Pushtimi i Shkupit pati rëndësi të madhe për forcat osmane, mbasi për nga madhësia dhe pozita strategjike qyteti ishte një pikëmbështetje e fortë për zhvillimin e ekspeditës së tyre në mbarë vilajetin e Kosovës. Për këtë arsye, gjatë ditëve të mëvonshme u shpërngulën nga Selaniku në Shkup forcat kryesore të ekspeditës ushtarake osmane (40 batalione me rreth 20 mijë ushtarë). Më 7 prill 1881 arriti edhe vetë Dervish pasha i cili vendosi këtu shtabin e vet. Në të njëjtën



kohë aty u shpall shtetrrethimi dhe filluan arrestimet. Për të ngjallur terror në masat popullore, të gjithë anëtarët e arrestuar të komitetit të Lidhjes, mbasi u shëtitën në rrugë të lidhur me hekura, u dërguan në burgun e Selanikut dhe më vonë u internuan në ishullin e Rodosit, në detin Egje.

Sapo ra Shkupi, Lidhja Shqiptare lëshoi kushtrimin në mbarë Kosovën për të rrëmbyer armët dhe për t'i bërë ballë ekspeditës osmane. Udhëheqësit e saj vendosën ta zhvillonin luftën e armatosur në qafat e maleve midis Ferizajt dhe Suharekës, të cilat kontrollonin rrugën nga mund të kalonte ushtria turke për në Prizren. Për këtë arsye forcat e para vullnetare, rreth 6 mijë veta, u përqendruan kryesisht në Shtimje ku u vendos edhe shtabi i tyre nën kryesinë e Sulejman Vokshit. Pjesa tjetër zuri vend në pozita më të avancuara, në afërsi të fshatit Slivovë. Për të siguruar ndërlidhjen e shpejtë të shtabit me Prizrenin, u ngrit me të shpejtë në Shtimje një stacion telegrafik. Sipas planit të shtabit të ushtrive shqiptare, në rast se rezistenca e Shtimjes do të thyhej, prita tjetër kundër ushtrive osmane do të organizohej në Grykat e Carralevës.

Krahas përgatitjeve ushtarake, Lidhja e Prizrenit u drejtoi një memorandum ambasadorëve të Fuqive të Mëdha në Stamboll, me anën e të cilit, pasi shprehte vendimin që kishte marrë për të mbrojtur me armë të drejtat kombëtare, kërkonte ndërhyrjen e kancelarive evropiane për të ndaluar ekspeditën ndëshkimore osmane.

Por pikërisht në këtë çast vendimtar u dukën pasojat e dëmshme të qëndrimit të butë që kishte mbajtur qeveria e përkohshme ndaj feudalëve reaksionarë, të cilët u vunë në lëvizje për të penguar mobilizimin në masë të forcave vullnetare dhe organizimin e shpejtë të qëndresës së armatosur. Organet e qeverisë së përkohshme kundërvepruan, disa feudalë u arrestuan, por tashmë ishte vonë, mbasi shumica e tyre mundi të fshihej pranë garnizoneve ushtarake osmane, të cilat vazhdonin të qëndronin të bllokuara në kazermat e qyteteve të Kosovës.

Në këtë gjendje tensioni të jashtëm dhe të brendshëm, dy javë pasi ra Shkupi, Dervish pasha u dha urdhër ushtrive të veta të marshonin drejt Kosovës dhe të zinin qytetin Ferizaj. Për të ngjallur terror në popullsinë shqiptare, gjatë marshimit ushtria osmane, pasi theu qëndresën e parë që ndeshi në Grykën e Kaçanikut, bombardoi me artileri fshatrat që ndodheshin gjatë rrugës. Më 7 prill ajo hyri në Ferizaj. Të nesërmen arriti këtu edhe Dervish pasha së bashku me shtabin e vet.

Sapo u vendos në Ferizaj, ai u dërgoi një ultimatum forcave të Lidhjes duke i kërcënuar se do të merrte masa ndëshkimore të rrepta kundër atyre që do të qëllonin me armë ushtritë osmane. Krerët dhe vullnetarët e Lidhjes nuk lëvizën nga pozitat e tyre. Vetëm feudalë kapitullues, midis tyre edhe Ali pashë Gucia, u paraqitën te Dervish pasha duke i shprehur besnikërinë e tyre ndaj Sulltanit dhe duke dënuar aksionin autonomist të Lidhjes së Prizrenit.

Dervish pasha u përgatit për më tepër se dhjetë ditë para se të nisej ekspedita nga Ferizaj në Prizren. Pasi dështuan orvatjet e tij për të përçarë udhëheqësit e Lidhjes, ai ndërmori për katër ditë me radhë (nga 16 prilli deri më 19



Mic Sokoli (pikturë, 1977)



prill) disa operacione ushtarake të kufizuara për të zbuluar numrin e vullnetarëve shqiptarë dhe pozitat e tyre. Më 20 prill 1881 ushtritë osmane të ndara në dy kolona morën urdhër të fillonin sulmin kundër forcave shqiptare të vendosura në Slivovë dhe në Shtimje.

Ndeshja e parë me ushtritë osmane ndodhi në Slivovë. Edhe pse me municion të pakët, në sajë të heroizmit të tyre shqiptarët e ndalën për mjaft orë përparimin e armikut. Por gjendja e tyre u keqësua kur hyri në veprim artileria fushore turke. Duke parë dëmin që po u shkaktonte luftëtarëve një bateri e armikut, komandanti i këtij sektori, Mic Sokoli iu drejtua pozicionit të baterisë dhe iu hodh topit në grykë duke rënë heroikisht në fushën e luftës. Por përballë epërsisë së armikut në numër dhe në armatime, shqiptarët, me gjithë heroizmin që treguan, u detyruan të tërhiqeshin nga Slivova në Shtimje, ku qëndronin forcat kryesore të Lidhjes së Prizrenit.

Beteja e dytë ndodhi të nesërmen, më 21 prill 1881, në Shtimje. Këtu luftimet qenë më të përgjakshme se në Slivovë. Në luftimet e ashpra, të cilat vazhduan më tepër se pesë orë, morën pjesë dhe vetë anëtarët e shtabit shqiptar, si Sulejman Vokshi, Ali Ibra, Binak Alia, Rustem Sadria, e të tjerë. Edhe këtu vullnetarët shqiptarë luftuan me heroizëm të rrallë, por nën breshërinë e dendur të artilerisë së armikut dhe kur municioni i armëve të tyre filloi të shteronte, u detyruan të tërhiqeshin në drejtim të Suharekës.

Në betejat e Slivovës dhe të Shtimjes të dy palët patën shumë të vrarë dhe të plagosur — turqit rreth 1800 vetë, shqiptarët gati 800.

Pas Shtimjes, forcat e Lidhjes Shqiptare u bënë më 22 prill 1881 tri prita të tjera ushtrive osmane — në grykën e Carralevës, në fshatin Dule dhe në hyrje të Suharekës, — por marshimin e tyre nuk e ndalën dot. Të nesërmen, më 23 prill 1881, ushtritë osmane hynë në Prizren, duke shpallur menjëherë shtetrrethimin edhe duke kryer arrestime në masë.

Epërsia e ushtrisë osmane, kapitullimi i qarqeve të moderuara dhe pushtimi i shpejtë i Prizrenit shkaktuan tronditje të thellë në opinionin publik të vendit. Megjithatë, udhëheqësit patriotë të Lidhjes vendosën ta vazhdonin më tej qëndresën kundër ushtrive osmane. Vatrat e rezistencës tani duhej të organizoheshin në Gjakovë dhe në Dibër. Për organizimin e tyre shkuan Sulejman Vokshi në Gjakovë dhe Abdyl Frashëri në Dibër.

Sipas planit të ri, forcat dibrane duhej të sulmonin Shkupin për t'u prerë krahët ushtrive osmane, gjë që do të ndih-

monte vullnetarët gjakovarë të kundërsulmonin për të rimarrë Prizrenin. Por në Dibër Abdyl Frashëri gjeti një gjendje të ndryshuar nga veprimtaria armiqësore e krerëve feudalë, të cilët ndërkohë e kishin përmbysur pushtetin e qeverisë së përkohshme dhe kishin rivendosur në qytet autoritetin e administratës osmane. Në pamundësi për të organizuar sulmin kundër Shkupit, malësorët dibranë vendosën që ta kundërshtonin shtrirjen e administratës osmane në viset e tyre.

Në Gjakovë, Sulejman Vokshi gjeti kushte më të favorshme. Me gjithë reaksionin e qarqeve feudale, qyteti dhe malësia ndodheshin ende nën autoritetin e degës së Lidhjes Shqiptare. Udhëheqësit e saj arritën të mobilizonin forca të konsiderueshme, sidomos nga rradhët e malësorëve të Krasniqit dhe të Gashit. Por vullnetarët e mobilizuar nuk ishin të mjaftueshëm për një sulm kundër Prizrenit. Si rrjedhim edhe forcat gjakovare qëndruan në mbrojtje të krahinës së tyre. Vendosmëria e tyre e detyroi Dervish pashën të priste ardhjen e forcave të tjera përpara se të ndërmerrte sulmin kundër Gjakovës. Sulmi u zhvillua një muaj më vonë. Pasi morën Gjakovën ushtritë osmane shtinë nën kontrollin e tyre të gjitha qytetet e tjera të Kosovës. Por në malësinë e Gjakovës, të Dibrës dhe të Lumës qëndresa e armatosur kundër ushtrive osmane vazhdoi me sulme dhe kundërsulme nga të dy palët, deri në vjeshtë 1881.

Në përfundim të ekspeditës ushtarake osmane, Lidhja Shqiptare e Prizrenit u shpërnda. Pushtetin në vilajetin e Kosovës e mori kudo administrata e Portës së Lartë. Vendosja e saj u shoqërua me një terror të pashembullt për Shqipërinë. Me mijëra vetë u arrestuan dhe pasi kaluan në gjyqin ushtarak u dënuan me burgime të rënda dhe internime në vise të largëta.

Dervish pasha u përpoq të shtinte në dorë me çdo kusht udhëheqësit e lëvizjes autonomiste shqiptare dhe të rezistencës së armatosur antiosmane. Kryetari i qeverisë së përkohshme Ymer Prizreni, u fsheh për disa kohë në malësinë e Gjakovës, pastaj mërgoi në Mal të Zi (Ulqin). Ai nuk pranoi asnjë gjë nga ofertat për falje dhe për ofiqe të larta që i drejtoi sulltani dhe qëndroi në mërgim deri sa vdiq (1884). Sulejman Vokshi qëndroi gati pesë vjet i arratisur gjithashtu në malësinë e Gjakovës. Gjatë kësaj kohe ai organizoi një kryengritje tjetër kundër pushtuesit osman që shpërtheu në Kosovë më 1885. Me shtypjen e saj u kap dhe u dënua rëndë. Edhe Abdyl Frashëri u arratis. Dervish pasha, i cili donte ta shtinte me çdo kushte në dorë, u dha urdhra të rrepta organeve të xhandarmërisë turke për të zënë të gjitha shtigjet nga ai mund të kalonte dhe caktoi një shumë të madhe



për atë që do ta kapte të gjallë ose të vdekur. Abdyli, i cili donte të kalonte në jug, u shpëtoi ndjekjeve qeveritare gjatë udhëtimit të tij të fshehtë në rrethin e Dibrës, Matit, Krujës dhe Tiranës, por në kohën kur po kapërcente Shkumbinin, afër Elbasanit, u kap nga një patrullë turke dhe u dërgua në Prizren. Këtu u dënua nga një gjyq special me vdekje, dënim i cili u kthye në burgim të përjetshëm. Abdyli u mbajt tre vjet i burgosur në kalanë e Prizrenit, pastaj u internua së bashku me familjen në zonën e Marmarasë. Duke qenë i sëmurë rëndë nga vuajtjet në burg dhe në internim, Abdyl Frashëri u lejua më 1886 të kthehej në Stamboll, ku jetoi i izoluar, nën vëzhgimin e policisë, derisa vdiq më 1892.

Qëllimi i Portës së Lartë nuk ishte vetëm që të shtypte kryengritjen e armatosur antiosmane, por të mbyste edhe idenë e autonomisë së Shqipërisë duke përfshirë këtu edhe kërkesën për formimin e një vilajeti të vetëm shqiptar. Për këtë arsye, pasi mori fund qëndresa e armatosur, Dervish pasha thirri në një mbledhje të veçantë në Prizren të gjithë krerët e rrymës së moderuar, të cilët pavarësisht se e kishin kundërshtuar qeverinë e përkohshme të Lidhjes Shqiptare u kritikuan për rezolutën që kishin nënshkruar në Kuvendin e Dibrës, në tetorin e kaluar në favor të krijimit të një vilajeti të vetëm shqiptar. Dervish pasha theksoi aty se kërkesa për një vilajet të vetëm shqiptar, qoftë dhe e kushtëzuar nga pëlqimi i sulltanit, ishte një akt aq armiqësor ndaj Perandorisë Osmane sa edhe kryengritja e armatosur. Si rrjedhim, të gjithë krerët e moderuar, të cilët e dënuan me shkrim idenë e vilajetit autonom, u konsideruan të falur, madje disa prej tyre, midis të cilëve edhe Ali pashë Gucia, u emëruan në poste të rëndësishme të administratës së vilajetit të Kosovës.

Të njëjtin qëndrim Porta e Lartë mbajti edhe në vilajetin e Janinës. Edhe këtu, pasi u dënuan veprimet revolucionare të lëvizjes patriotike, valiu i vilajetit, Mustafa Asim pasha, thirri në një mbledhje të posaçme në Prevezë, të gjithë anëtarët e degëve të Lidhjes Shqiptare të krahinave të jugut, për të dënuar idenë e autonomisë së Shqipërisë. Ashtu si në Prizren, edhe në Prevezë, krerët që nuk pranuan të hiqnin dorë nga kërkesa për formimin e një vilajeti të vetëm shqiptar, pavarësisht nëse i takonin rrymës radikale ose të moderuar, duke përfshirë këtu dhe çifligarë të mëdhenjë si Mustafa pashë Vlora, Omer pashë Vrioni, Sulejman bej Dino, Qazim bej Preveza, etj., u arrestuan dhe u internuan në Çarmakkala.

Pas valës së burgimeve dhe internimeve, Dervish pasha iu përvesh detyrës së tretë me të cilën e kishte ngarkuar

Porta e Lartë — funksionimin e rregullt të administratës shtetërore osmane dhe në mënyrë të veçantë çarmatimin e popullsisë, vjeljen e taksave, rekrutimin e nizamëve dhe ngritjen e gjykatave perandorake në të gjitha trojet shqiptare. Për realizimin e kësaj detyre ai qëndroi në Shqipëri bashkë me forcat e tij deri në fund të vitit 1881.

Por, me gjithë terrorin e egër, Porta e Lartë nuk arriti ta nënshtronte plotësisht vendin. Ajo nuk mundi ta shtypte idenë që kishte pushtuar masat popullore për autonominë e Shqipërisë, as aspiratën e tyre për zhvillimin e kulturës kombëtare shqiptare. Administrata centraliste osmane u vendos vetëm në qytete dhe në fshatrat fushore. Fshatrat e viseve malore nuk pranuan as të dorëzonin armët, as të jepnin taksa, as të shkonin nizamë. Çështja e taksave, e nizamëve dhe e armëve mbetën një plagë e hapur për Portën e Lartë. Në kuadrin e lëvizjes autonomiste shqiptare ato u bënë shkak për shpërthimin e konflikteve të reja midis popullit shqiptar dhe pushtuesve osmanë.

**Rëndësia historike e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit**

Lëvizja Kombëtare Shqiptare, të cilën e udhëhoqi Lidhja Shqiptare e Prizrenit lindi nga vrulli patriotik i masave popullore të Shqipërisë dhe u zhvillua në truallin historik të përgatitur gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm nga lëvizja e Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Ajo shënoi një hap të madh cilësor nga pikëpamja e platformës ideologjike, e kërkesave politike dhe e frontit luftarak, në krahasim me lëvizjen çlirimtare të dhjetëvjeçarëve të kaluar. Lidhja e Prizrenit ishte e para lëvizje çlirimtare me karakter kombëtar, në të cilën morën pjesë të gjitha krahinat e Shqipërisë dhe në të cilën u kombinuan të gjitha format e luftës çlirimtare që nga kuvendet popullore deri te parashtresat politike, që nga misionet diplomatike deri te kryengritjet e armatosura. Ajo ishte e para lëvizje masive me karakter revolucionar, e cila synoi të realizonte programin madhor të Rilindjes Kombëtare Shqiptare në kushtet e Krizës Lindore të viteve 70-të të shek. XIX — njohjen e kombit shqiptar si një bashkësi të pandarë, mbrojtjen e tërësisë territoriale të atdheut dhe formimin e një shteti shqiptar autonom, demokratik dhe iluminist.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit shënonte, si organizatë, një hap të madh cilësor nga pikëpamja e funksioneve politike, e shtrirjes territoriale dhe e mjeteve të luftës në krahasim me besëlidhjet e mëparshme. Ajo ishte e para organizatë kombëtare që krijoi degë të saj në të gjitha krahinat shqiptare dhe e para organizatë militante që përdori për interesat e larta të atdheut krahas pushkës edhe penën. Për më tepër, Lidhja Shqiptare e Prizrenit ishte e para organizatë revolucionare, e cila jo vetëm u vesh qysh në fillim me funksione pushtetore, por arriti në fund të fitonte atributet e një qeverie të përkohshme shqiptare, pothuajse krejtësisht të pavarur nga autoriteti i Perandorisë Osmane.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit ishte e para organizatë patriotike shqiptare, e cila sfidoi prepotencën e Fuqive të Mëdha, agresivitetin e monarkive fqinje dhe arrogancën e Portës së Lartë. Nën udhëheqjen e patriotëve revolucionarë ajo mundi t'i nënshtronte armiqtë e brendshëm, t'i izolonte bashkëudhëtarët e përkohshëm dhe të merrte karakterin e një fronti popullor, duke e udhëhequr Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, në mënyrë të shkallëzuar por gjithnjë në ngritje, derisa arriti në momentin e saj kulmor, në formimin e qeverisë së përkohshme shqiptare.

Lidhja e Prizrenit u shtyp pasi arriti në pragun e realizimit të programit madhor të Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Materialisht ajo u shtyp nga dhuna ushtarake dhe nga terrori policor i Perandorisë Osmane. Në të vërtetë ajo u mbyt nga konspiracioni ndërkombëtar që organizuan kundër saj Fuqitë e Mëdha. Por edhe pse u shtyp, ajo pati një varg rezultatesh me rëndësi të madhe historike.

Gjatë viteve 1878-1881, u kryen hapa më të mëdha sesa gjatë dhjetëvjeçarëve të kaluar në procesin e bashkimit të shqiptarëve, pavarësisht nga dallimet fetare, përkatësia shoqërore, shpërndarja krahinore dhe pikëpamjet politike në një bashkësi të vetme kombëtare, e cila, për më tepër, u sanksionua edhe në llogoret e luftës së udhëhequr prej saj për të mbrojtur tërësinë tokësore të atdheut dhe për të formuar shtetin kombëtar shqiptar.

Me qëndresën e armatosur që zhvilloi për mbrojtjen e Plavës, Gucisë, Hotit, Grudës, Kelmendit dhe Ulqinit, Lidhja Shqiptare e Prizrenit tregoi se trojet shqiptare nuk mund të trajtoheshin si plaçkë tregu për të kënaqur interesat imperialiste të Fuqive të Mëdha ose lakmitë shoviniste të monarkive fqinje. Madje, në saje të kësaj rezistence ajo i detyroi Fuqitë e Mëdha jo vetëm të rishikonin tri herë me radhë vendimet e tyre në lidhje me përfitimet e Malit të Zi në dëm të trojeve shqiptare, por të hiqnin dorë përfundimisht edhe nga lëshimi i Çamërisë shqiptare në favor të Mbretërisë Greke.

Me karakterin kombëtar që përshkoi veprimtarinë e saj trevjeçare, Lidhja Shqiptare e Prizrenit e përmbysi tezën që mbronin Fuqitë e Mëdha, e cila e mohonte ekzistencën e kombit shqiptar, dhe argumentoi në shkallë ndërkombëtare se populli shqiptar ishte një komb i formuar, liridashës, patriot,

trim me aspiratat e veta dhe i vendosur për të krijuar shtetin e vet kombëtar. Edhe pse shqiptarët nuk i fituan gjatë Krizës Lindore të drejtat e tyre kombëtare, në saje të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, çështja shqiptare hyri tanimë në arenën diplomatike ndërkombëtare si një nga çështjet e mprehta që kërkonte zgjidhje në çdo rregullim të ardhshëm të Evropës Juglindore.

Me veprimtarinë pushtetore që zhvilloi sidomos gjatë muajve të fundit të jetës së saj, Lidhja Shqiptare e Prizrenit hodhi gjithashtu poshtë tezën tjetër të armiqve të Shqipërisë mbi paaftësinë e shqiptarëve për vetëqeverisje dhe provoi në truallin konkret se ata tashmë ishin të përgatitur politikisht për të patur shtetin e tyre kombëtar.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit i dha një shtytje të paparë deri atëherë edhe lëvizjes kulturore shqiptare aq sa përparimet e arritura brenda tre vjetëve të jetës së saj në fushën e mendimit shoqëror, të letërsisë publicistike dhe të krijimtarisë letrare ishin më të mëdha, sesa hapat e kryer gjatë dhjetëvjeçarëve të mëparshëm.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit krijoi më në fund një pikë të shëndoshë referimi si me programin e saj politik, ashtu edhe me formën e saj organizative për lëvizjet e mëvonshme çlirimtare që zhvilluan shqiptarët deri në fitoren e pavarësisë kombëtare, në nëntor të vitit 1912.

Nga ana tjetër, Lidhja e Prizrenit u dha shqiptarëve edhe një varg mësimesh të rëndësishme. Sukseset e saj treguan se autonomia e Shqipërisë ishte një synim i realizueshëm, por shtypja e saj tregoi se fitorja përfundimtare e autonomisë kalonte nëpër rrugë të vështira dhe se duheshin përpjekje të tjera vigane për realizimin e saj. Historia e Lidhjes tregoi se pengesa kryesore për krijimin e shtetit kombëtar shqiptar nuk vinte vetëm nga Perandoria Osmane, por edhe nga reaksioni ndërkombëtar dhe se luftën e tyre çlirimtare ata duhej ta zhvillonin duke u mbështetur në forcat e tyre njerëzore dhe materiale pa patur asnjë iluzion në përkrahjen e Fuqive të Mëdha. Ajo provoi gjithashtu se brenda vendit, Lëvizja Kombëtare Shqiptare, mbështetjen e saj politike, morale, materiale dhe luftarake duhej ta kërkonte te masat e gjera popullore dhe se qarqet e pasura çifligare, borgjeze dhe klerikale, ishin, me ndonjë përjashtim, të pasigurta dhe të lëkundshme përballë presionit politik të reaksionit osman dhe ndërkombëtar. Veprimtaria e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, tregoi, më në fund, rëndësinë e madhe që kishte për betejat e ardhshme çlirimtare, edukimi i masave popullore me ndërgjegjen luftarake kombëtare nëpërmjet shkollës shqipe, letërsisë shqiptare dhe publicistikës patriotike.

KREU IV

# RRITJA E LËVIZJES KOMBËTARE NË SHQIPËRI NË VITET 1882—1908

## 1. LËVIZJA KOMBËTARE SHQIPTARE NË VITET 1882—1895

**Gjendja politike e Shqipërisë pas shtypjes së Lidhjes Shqiptare të Prizrenit**

Me shtypjen e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, u krijua për Shqipërinë dhe Lëvizjen Kombëtare një gjendje tepër e rëndë. Forcat e mëdha ushtarake turke të komanduara nga Dervish Pasha, pasi shpërndanë qeverinë e përkohshme shqiptare rivendosën administratën turke në zonat ku kishte vepruar kjo qeveri dhe u përpoqën të ngrinin kudo autoritetin e Portës së Lartë.

Qeveria e Stambollit e tronditur thellë nga vrulli dhe rezultatet e Lidhjes së Prizrenit dhe, me qëllim që t'ua mbyllte shqiptarëve rrugën e bashkimit dhe të luftës për autonomi vendosi në Shqipëri një regjim terrori politik, që ishte i lidhur me emrin e sulltan Abdyl Hamitit II apo të «sulltanit gjakatar», siç e quajtën rilindësit. Shtetrrethimi dhe gjykatat ushtarake vepruan për një kohë të gjatë. Qindra patriotë shqiptarë vazhduan të ndiqeshin e të internoheshin.

Porta u dha kompetenca të veçanta organeve të xhandarmërisë dhe të policisë, për të cilat u destinua pjesa më e madhe e buxheteve lokale të sanxhaqeve dhe të vilajeteve

shqiptare. Sipas buxhetit të vitit 1889, për xhandarmërinë dhe policinë u destinuan në sanxhakun e Elbasanit 63% të shpenzimeve lokale, në atë të Korçës 64% dhe në atë të Dibrës 70% pa llogaritur garnizonet ushtarake, të cilat mbaheshin nga buxheti perandorak. Në fund të kësaj periudhe, në vitin 1898, nga 982 857 groshë shpenzimesh të vilajetit të Kosovës, 977 116 groshë u shpenzuan për xhandarmërinë. Shqipëria u mbulua me nizamë, redifë, xhandarë e policë.

Krahas shtypjes politike, administrata turke shtoi edhe shfrytëzimin ekonomik, duke rritur taksat e detyrimet ekzistuese dhe duke vendosur të reja, mori masa të rrepta për nxjerrjen e tyre, duke përfshirë edhe ato të prapambeturat. Në këto kushte u keqësua edhe më shumë gjendja ekonomike e masave popullore të fshatit dhe të qytetit. Megjithëse vendi ishte i varfër e i prapambetur, miliona groshë të nxjerrë nga djersa dhe mundi i popullsisë vazhdonin të merrnin rrugën e Stambollit. Midis të tjerash paguhej edhe për rrugët e shkollat, por rrugë e shkolla nuk ngriheshin. Në sanxhakun e Korçës, ku grabitja fiskale turke ishte më e theksuar, buxheti i vitit 1889 parashikonte vjelje taksash për një shumë prej 9 671 mijë groshë, nga të cilët vetëm 1795 mijë groshë destinoheshin për të përballuar shpenzimet administrative të vendit, kurse të tjerët, baraz me 81,4% të të ardhurave, shkonin në Stamboll.

Gjendjen ekonomike të masave popullore e këqësonin edhe më tepër korrupsioni dhe abuzimet e shfrenuara të nëpunësve turq. Lidhur me këtë konsulli austriak Shmuker shkruante në gjysmën e dytë të vitit 1881 se «korrupsioni dhe keqadministrimi i mëparshëm i nëpunësve qeveritarë ka filluar përsëri ..., lakmia e ditur e tij (e Dervish Pashës — Hart.) për të holla shfaqet gjithmonë e më qartë në të gjitha veprimet e tij».

Plagë të rënda për vendin vazhdonin të ishin shërbimi i detyrueshëm ushtarak, i cili kryhej për vite me radhë dhe në vise të largëta të Perandorisë, si dhe gjykatat turke, të cilat i zgjasnin proceset gjyqësore dhe nuk zgjidhnin asnjë çështje pa ryshfet.

Përveç dhunës së drejtpërdrejtë, Porta e Lartë përdori kundër lëvizjes shqiptare edhe mjete të tjera. Gjatë ekspeditave ushtarake për shtypjen e Lidhjes dhe më vonë, ajo, duke shpërndarë pa kursim para, grada dhe dekorata, arriti të tërhiqte në anën e saj krerë feudalë e bajraktarë të lëkundur e konservatorë. Porta u dha poste të rëndësishme edhe disa feudalëve shqiptarë që kishin marrë pjesë në Lidhjen e Prizrenit dhe kishin ndikim në popull.



Sulltani vazhdoi të përdorte kundër Lëvizjes Kombëtare ideologjinë islame; duke shfrytëzuar ndikimin e fesë në masat e popullit. Stambolli nxiste përçarjet fetare e ato fisnore e krahinore. Çdo pakënaqësi ose lëvizje kundër pushtetit turk hoxhallarët e interpretonin si fryt të propagandës së armiqve të fesë islame, ndërsa patriotët shqiptarë i quanin agjentë të shteteve të huaja.

Si pasojë e gjithë këtyre masave, Lëvizja Kombëtare Shqiptare mori një goditje të rëndë. Megjithatë qeveria osmane, për shkak të qëndresës së vazhdueshme të masave popullore nuk mundi të vendoste «rendin» dhe «qetësinë». Masat e saj shtypëse, administrative, fiskale dhe ushtarake, ndonëse të mbështetura nga bajonetat e ushtrisë, arritën të zbatoheshin vetëm në qytetet dhe në viset fushore, madje edhe atje jo në mënyrë të plotë. Ndërsa përpjekjet për të shtrirë administratën e centralizuar edhe në zonat malore nuk dhanë rezultat; atje vazhduan të ruhen privilegjet e mëparshme.

Duke vlerësuar pozitat e qeverisë osmane në Shqipëri në vitin 1884, konsulli austriak i Korfuzit A. Warsberg i shkruante Vjenës: «Mbasi e pashë gjendjen ngul këmbë se do të ishte gabim, të mos konsiderohej sundimi i tanishëm turk (në Shqipëri — Hart.) si një sundim krejt i kalbur, i dobët, i urryer dhe i përbuzur prej të gjithëve».

**Politika armiqësore e Fuqive të Mëdha dhe e shteteve ballkanike ndaj Shqipërisë**

Kushte të vështira për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare u krijuan jo vetëm nga reaksioni i gjithanshëm osman, por edhe nga politika që ndoqën pas Kongresit të Berlinit Fuqitë e Mëdha imperialiste ndaj Ballkanit e Turqisë, si edhe nga qëndrimi shovinist që mbajtën ndaj çështjes shqiptare shtetet fqinje ballkanike.

Pas zgjidhjes së Krizës Lindore, në Evropë u krijua një farë stabiliteti politik i përkohshëm. Fuqitë e Mëdha ishin të prirura, secila për interesat e veta, ta ruanin për një farë kohe *status quo*-në e Perandorisë Osmane dhe hartën politike të Ballkanit, që u vendos prej tyre në Kongresin e Berlinit.

Dy shtetet e mëdha koloniale, Anglia dhe Franca e përkrahën si edhe më parë ekzistencën e Turqisë në Ballkan për të ruajtur pozitat e tyre të privilegjuara, që i kishin siguruar prej kohësh në Perandorinë Osmane dhe për të penguar

daljen e Rusisë në ngushticat dhe të Austro-Hungarisë në Selanik. Rusia dhe Austro-Hungaria, nga ana e tyre, nuk e shikonin të mundshëm realizimin e aspiratave të tyre për të mbizotëruar në këtë sektor pa u përgatitur politikisht dhe ushtarakisht jo vetëm kundër njëra-tjetrës, por edhe kundër fuqive të tjera të interesuara në Çështjen Lindore. Prandaj si Petersburgu, ashtu dhe Vjena, në pritje të një kohe më të favorshme, nuk kishin ndër mend të cenonin hartën e Gadishullit Ballkanik. Edhe Italia duke qenë e pazonja për të shmangur kalimin e Ballkanit dhe në mënyrë të veçantë të bregdetit shqiptar të Adriatikut në duart e Austro-Hungarisë rivale, preferonte të ruhej sundimi osman në këtë zonë. Në këtë përiudhë Gjermania po rritej me shpejtësi si një fuqi e madhe imperialiste dhe po ushtronte presionin e saj të fuqishëm. Bismarku kërkonte të pengonte një koalicion antigjerman midis Francës dhe Rusisë së pakënaqur nga vendimet e Kongresit të Berlinit; prandaj përpiqej të mbante në anën e vet, krahas Austro-Hungarisë, edhe dy rivalet e Vjenës, Petersburgun e Romën. Meqenëse fusha ku ndesheshin interesat e kundërta austro-ruse dhe austro-italiane ishte kryesisht trashëgimi turk në Ballkan, «zbutja» e këtyre kontradiktave shihej vetëm në ruajtjen e *status quo*-së në këtë zonë. Ky qëndrim u sanksionua edhe me përtëritjen e «Aleancës së tre perandorëve» më 18 qershor 1881 midis sovranëve të Gjermanisë, Rusisë dhe Austro-Hungarisë.

Por stabiliteti politik që u vendos në Evropë ishte i përkohshëm. Kontradiktat imperialiste vinin duke u acaruar gjithnjë e më shumë. Secila fuqi e madhe përpiqej ta shfrytëzonte këtë periudhë «qetësie» për t'u përgatitur politikisht e ushtarakisht për realizimin e synimeve të veta imperialiste në rastin e një krize të re politike. Në fushën diplomatike fuqitë imperialiste evropiane po vepronin me ngulm për krijimin e aleancave e të blloqeve politiko-ushtarake. Më 20 maj 1882, midis Gjermanisë, Austro-Hungarisë dhe Italisë u nënshkrua aleanca e njohur në histori me emrin «Lidhja Tripalëshe»; më 1894 Rusia u afrua me Francën dhe lidhi me të «Aleancën Dypalëshe». Këto shënuan ndarjen e botës në dy blloqe imperialiste.

Kështu, për shkak të raportit të forcave në arenën ndërkombëtare dhe të kontradiktave imperialiste, Fuqitë e Mëdha, duke përkrahur ekzistencën e Perandorisë Osmane në Gadishullin Ballkanik, përkrahnin sundimin e kalbur mesjetar turk në Ballkan e Shqipëri dhe frenonin luftërat çlirimtare të popujve që ende vuanin nën robërinë osmane. Si pasojë, asnjë nga Fuqitë e Mëdha në atë kohë nuk kishte interes të përkrahte idenë e krijimit të një shteti shqiptar autonom ose të pavarur. Ato jo vetëm nuk e shikonin me sy të mirë lëvizjen çlirimtare shqiptare, por ishin të gatshme ta ndihmonin Turqinë që të shtypte çdo kryengritje të brendshme të armatosur.



Një dëm të madh i shkaktoi luftës së popullit shqiptar për çlirimin kombëtar edhe qëndrimi shovinist i shteteve fqinje ballkanike, të cilët, siç shkruante gazeta «Shqipëtari» e Bukureshtit në vitin 1888 «nuk u kënaqën me plagët që i bënë afro për vdekje (gjatë Krizës së fundit Lindore të 1878) po bëheshin gati ta gllabëronin fare për të forcuar trupin e tyre».

Shtetet fqinje ballkanike u detyruan ta pranonin politikën e *status quo*-së që diktuan Fuqitë e Mëdha. Por duke parashikuar se periudha e stabilitetit mund të merrte fund në një të ardhme të afërt, ato shtuan përpjekjet politiko-ushtarake dhe propagandistike për të shtënë në dorë zotërimet turke në Ballkan. Tani, pas ngjarjeve të Lidhjes së Prizrenit, për monarkitë fqinje, Serbinë, Greqinë, Malin e Zi e Bullgarinë ishte bërë edhe më e qartë se në përpjekjet për realizimin e pretendimeve të tyre territoriale ndaj trojeve shqiptare, ato do të ndesheshin me qëndresën e shqiptarëve që ishin të vendosur të mbronin tërësinë e Atdheut të tyre. Prandaj, secila prej tyre u orvat t'i tërhiqte ata pas vetes dhe ta vinte forcën e tyre luftarake në shërbim të politikës së saj pushtuese.

Këtij qëllimi i shërbenin nxitjet që monarkitë ballkanike u bënë shqiptarëve gjatë gjithë kësaj periudhe për t'i hedhur në kryengritje të parakohshme, që do t'i lidhnin duart Perandorisë Osmane, do të dobësonin forcën ushtarake të shqiptarëve dhe do të lehtësonin realizimin e planeve të tyre aneksioniste ndaj Shqipërisë.

Nga ana tjetër fuqitë ballkanike vazhdonin në mënyrë të ethshme përpjekjet për asimilimin e shqiptarëve me anën e kishës, shkollës, konsujve, agjentëve, etj. dhe mundoheshin me çdo mjet që në arenën ndërkombëtare të mohonin qenien e kombit shqiptar. Kjo veprimtari i krijoi vështirësi të shumta Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, nxiti grindjen dhe përçarjen midis popujve të Ballkanit, ndezi konflikte midis vetë shteteve ballkanike prapa të cilave qëndronin fuqitë imperialiste, e pengoi dhe e ndërlikoi procesin e çlirimit përfundimtar të Gadishullit Ballkanik. Këtë politikë të monarkive ballkanike e shfrytëzoi edhe Porta e Lartë për të nxitur përçarjen midis popujve të Ballkanit, për të larguar vëmendjen e popullit shqiptar nga kontradikta e tij me sunduesin shekullor osman dhe për ta drejtuar atë vetëm kundër rrezikut të jashtëm. Por as politika përçarëse e Portës së Lartë, as edhe qëndrimi shovinist i shteteve ballkanike nuk i larguan shqiptarët nga Lëvizja Kombëtare dhe kërkesat e tyre të pavarura.

Pas qeverisë turke ishte Greqia ajo që zhvilloi në këto vite veprimtarinë më të madhe armiqësore ndaj Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. «Gjithë bota e dinë *idhen' e madhe* te Greqet — shkruante Sami Frashëri në veprën e tij «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet?». (1899) — Pas kësaj *idhës'së madhe* grekërit kanë dashurë të pushtojnë e të futin nën greqit gjithë sinisin'e Ballkanit, edhe Rumaninë edhe Bullgarinë. Po si i humbnë për jetë këta vende me gjithë të thirrurat e të çjerrat e tyre, tani e kanë ngushtuarë shpresën e tyre në Shqipëri e në Maqedoni».

Kjo veprimtari u zhvillua në dy rrugë të ndryshme të cilat plotësonin njëra-tjetrën. Qeveria e Athinës, e përkrahur fuqimisht nga Patrikana dhe nga gjithë rrjeti i dendur i shkollave, i kishave dhe i konsullatave greke të vendosura në viset jugore e të mesme të Shqipërisë, si dhe nga grekomanët vendas e shumëfishoi veprimtarinë e saj për helenizimin e shqiptarëve.

Në Shqipërinë e Jugut ishin çelur mjaft shkolla greke që kishin arritur të përhapeshin deri në Durrës dhe Tiranë. Vetëm në vilajetin e Janinës kishte në vitin 1882 643 shkolla greke për djem dhe mikste dhe 22 shkolla vajzash. Numri i tyre gjatë kësaj periudhe erdhi duke u shtuar. Gjithë organizimi, plani e programi mësimor ishte i njëjtë me atë të shkollave të Greqisë. Mjetet kryesore financiare siguroheshin nga qeveria greke nëpërmjet silogut që ishte krijuar në Athinë për përhapjen e gjuhës e kulturës greke. Për helenizimin e shqiptarëve punonte gjithashtu kisha me klerin e saj ortodoks. Patrikana greke e Stambollit mbronte me ngulm interesat e borgjezisë shoviniste greke. Veprimtaria kryesore e klerit përqendrohej kryesisht në luftën kundër shkollave shqipe. Përdorimi i shqipes në ceremonitë fetare dhe në librat «e shenjta» paraqitej si një veprim antifetar. Mallkimi, shkishërimi, helmimi etj. binin mbi çdo shqiptar ortodoks që guxonte të punonte për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare.

Krahas kësaj veprimtarie që u zhvillua lirisht dhe nën mbrojtjen e ligjeve osmane, veprimtarët grekë e grekomanë, klerikë e laikë, zhvilluan nën rrogoz edhe një veprimtari politike në të mirë të Greqisë e gjoja edhe të të krishterëve shqiptarë. Madje ata u përpoqën të shfrytëzonin për këtë qëllim edhe prirjet antifeudale të popullsisë vendëse. Duke u kapur pas faktit se në Lëvizjen Kombëtare ishin përfshirë edhe disa bejlerë dhe për t'i larguar patriotët shqiptarë nga kjo Lëvizje, grekomanët, në fushatën e tyre propagandistike, u përpoqën ta paraqitnin në mënyrë krejt të shtrembër përmbajtjen kombëtare të lëvizjes shqiptare duke e quajtur atë një lëvizje të maskuar të feudalëve myslimanë shqiptarë, me fitoren e së cilës Shqipëria do të shkëputej nga Turqia dhe të krishterët ortodoksë do të privoheshin nga mbrojtja e Patrikanës e do të hynin në një zgjedhë të re më të rëndë.

Nga ana tjetër qeveritarët e Athinës nuk mund t'i varnin shpresat e realizimit të synimeve të tyre politike ndaj Shqipërisë vetëm në një grusht elementësh grekomanë vendës aq më tepër kur në radhët e shqiptarëve po rritej gjithnjë e më shumë lëvizja kombëtare për një shtet shqiptar më vete. Për të shfrytëzuar këtë lëvizje ata themeluan një varg komitetesh e organizatash duke aktivizuar kryesisht arvanitët (arbëreshët) e helenizuar. Të tillë ishin «Komiteti politik» i Korfuzit, themeluar më 1883, shoqata kulturore «Vllamët shqiptarë», themeluar në Athinë më 1884, «Komiteti i fshehtë greko-epirot» i Korfuzit, rikrijuar në fillim të vitit 1885 etj. Agjentët e këtyre komiteteve dhe shoqërive vepronin deri në Mirditë, Mat e Dibër. Këtij qëllimi i shërbenin edhe një varg organesh të shtypit, të cilat, krahas atyre brenda Greqisë dilnin edhe në Stamboll, Bukuresht, Trieste etj.

Gjatë viteve 1883-1884 Komiteti i Korfuzit u përpoq t'i nxiste shqiptarët të rrëmbenin armët kundër Turqisë duke hedhur përsëri parullën e vjetër për formimin e një shteti të përbashkët greko-shqiptar, nën kurorën e mbretit të Greqisë. Për ta popullarizuar këtë ide u dërguan agjitatorë si në Shqipëri, ashtu edhe në kolonitë shqiptare të mërgimit.

Por këto orvatje nuk patën sukses. Rilindësit demaskuan karakterin antishqiptar dhe mashtrues të idesë së formimit të një shteti të përbashkët greko-shqiptar, që synonte t'i hidhte shqiptarët në një aventurë kundër Portës së Lartë, për të aneksuar pastaj me lehtësi territorin e tyre. Duke iu përgjigjur disa personaliteteve evropiane, që nuk e kuptonin synimin e vërtetë të propagandës së Athinës, «Fiamuri i Arbërit» shkruante në shkurt 1886: «Disa zotërinj të huaj dhe të shquar na qortojnë përse ne e shkëputim fatin e Shqipërisë nga ai i Greqisë, duke shkaktuar kështu dobësimin e të dy vendeve. Ata nuk e kuptojnë se sot ekzistenca e jonë e veçuar bën që ne të vazhdojmë të ekzistojmë dhe bashkimi do t'i jepte fund ekzistencës sonë».

Duke filluar nga viti 1884 qeveria e Athinës tanimë jo me anë të Komitetit të Korfuzit, por drejtpërdrejt, disa herë me radhë u bëri thirrje shqiptarëve të fillonin kryengritjen kundër Perandorisë Osmane dhe të merrnin pjesë në të ashtuquajturën Federatë të Shteteve ballkanike, që përpiqej të formonte kryeministri grek Trikupis. Qarqet drejtuese të Athinës e shikonin Federatën si një mjet për të ndarë midis shteteve

ballkanike zotërimet evropiane të Turqisë pa e prishur ekuilibrin e forcave në Ballkan. Por kryeministri grek nuk mori asnjë zotim konkret ndaj shqiptarëve.

Rrethet patriotike shqiptare iu përgjigjën propozimit të Trikupisit me argumentin se Shqipëria nuk mund të fillonte asnjë kryengritje kur askush, bile as vetë kryeministri grek nuk tregohej përkrahës i shtetit shqiptar. Në atë kohë rilindësit mendonin se shqiptarët mund ta shqyrtonin çështjen e pjesëmarrjes në një federatë ballkanike vetëm pasi të viheshin në kushte të barabarta me popujt e tjerë të Ballkanit dhe pasi të kishin edhe ata shtetin e tyre kombëtar. Duke iu përgjigjur propozimit të Trikupisit, «Fiamuri i Arbërit» shkruante në mars të vitit 1884: «Greqia, Rumania, Serbia, Bullgaria dhe Mali i Zi, të cilat janë zonjat e vetvetes dhe i kanë duart të lira, le të federohen. Edhe Anglia — ose kush të dojë le t'i përkrahë në se Turqia ose ndonjë tjetër ato i kundërshton. Dhe atëherë (pasi të formohet federata) Shqipëria do të vendosë vetë pasi të shohë diçka përpara syve të saj. Përndryshe do të kërkojmë të zbulojmë gjarprin e zi që e këshillon (Shqipërinë — Hart.) të ngrejë krye për diçka që nuk ekziston dhe që ta


FIÀMURI ARBËRIT
La Bandiera dell' Albania
PUBBLICAZIONE PERIODICA MENSILE

Gazeta «Fiamuri i Arbërit» (1883-1897).



fillojë ajo, e përçarë, pa të holla, pa armë, pa taktikë ushtarake dhe me krahë të pakëta, luftën kundër Turqisë që i ka të gjitha këto me shumicë dhe më tepër aleatë që e ndihmojnë».

Shqiptarët u nxitën për të rrëmbyer armët kundër Stambollit edhe nga Mali i Zi, i cili gjatë atyre viteve bashkëpunonte për këtë çështje me Greqinë. Ata ishin në dijeni të këtij bashkëpunimi dhe të rolit të dyfishtë që luante Komiteti i Korfuzit për t'i shërbyer jo vetëm Athinës, por edhe Cetinës.

Te këto përpjekje që zhvilloheshin pa kundërshtimin e qeverisë turke, rilindasit shikonin një rrezik serioz për Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Në saje të veprimtarisë shekullore të Fanarit në dobi të helenizimit të popullsive të krishtera jogreke të Turqisë, në një pjesë të opinionit publik evropian dhe të literaturës politike e shkencore të kohës, ishte përhapur pikëpamja e gabuar se ortodoksët shqiptarë ishin grekë. Veç kësaj, pretendimet shoviniste të qarqeve politike të Athinës ndaj trojeve shqiptare vazhdonin të gjenin përkrahje në disa nga kancelaritë e Fuqive të Mëdha.

Për të gjitha këto arsye patriotët shqiptarë shikonin në këto vite te Greqia shoviniste dhe te aleatja e saj, Patrikana e Stambollit, armiq po aq të rrezikshëm për Lëvizjen Kombëtare sa edhe Perandoria Osmane.

**Vija politike e rilindësve në vitet e reaksionit**

Kushtet e reja të vështira të krijuara në Shqipëri pas shtypjes së Lidhjes, rreziku i copëtimit të tokave shqiptare midis fqinjëve lakmitarë dhe politika imperialiste e ruajtjes së *status quo*-së e ndjekur nga Fuqitë e Mëdha në këtë periudhë, diktuan nevojën e përpunimit të një taktike të re të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

Ndonëse pa një organizatë qendrore dhe masive rilindësit, në saje të lidhjeve që kishin midis tyre, mbajtën pak a shumë të njëjtin qëndrim përballë problemeve politike të Lëvizjes. Pikëpamjet e tyre të përbashkëta shërbyen si program në këtë periudhë zbatice të lëvizjes së armatosur.

Rilindësit e kuptuan se tani kishte marrë fund përkohësisht periudha e sulmit të drejtpërdrejtë dhe kishte filluar një periudhë e re e grumbullimit të forcave. Ata me të drejtë e vlerësuan situatën e re si të papërshtatshme për një kryengritje të përgjithshme të armatosur së cilës do t'i kundërviheshin jo vetëm forcat ushtarake turke, por edhe ato të Fuqive të Mëdha që do të ndërhynin për shtypjen e saj.

Si rrjedhim, rilindësit nuk shikonin ende kushtet dhe

mundësitë për të realizuar në ato vite shkëputjen e Shqipërisë nga Perandoria Osmane. Por ata këtë situatë e shihnin si të përkohshme, aq më tepër kur mendonin, sikurse shkruante Sami Frashëri, se Perandoria e kalbur nuk do të jetonte gjatë në Ballkan.

Në këtë periudhë stabiliteti politik të përkohshëm rilindësit u kufizuan me disa kërkesa të karakterit kulturor-arsimor dhe administrativ që nuk preknin *status quo*-në e Perandorisë Osmane. Ata kërkuan nga Porta e Lartë zbatimin e reformave të parashikuara në artikullin 23 të Traktatit të Berlinit që vetë Turqia e kishte pranuar nën presionin e Fuqive të Mëdha. U kërkua gjithashtu që të ktheheshin nga viset e ndryshme të Perandorisë shqiptarët e internuar gjatë shtypjes së Lidhjes së Prizrenit.

Por theksi kryesor gjatë kësaj periudhe u vu në zgjerimin e lëvizjes kulturore kombëtare për përhapjen e shkrimit shqip, të shkollës dhe të letërsisë kombëtare, me qëllim që të ngrihej më tej ndërgjegjja politike e popullit, të njihej kombësia shqiptare në arenën ndërkombëtare dhe të mbrohej nga orvatjet shkombëtarizuese të armiqve. Për këtë arsye lufta për shkollën dhe letërsinë shqiptare mbeti edhe në këtë periudhë stabiliteti, ashtu siç kishte qenë para Lidhjes së Prizrenit, përmbajtja kryesore e Lëvizjes Kombëtare. Gjuha dhe kultura kombëtare u bënë hallka të rëndësishme me anën e të cilave rilindësit punuan për të bashkuar gjithë popullsinë shqiptare pavarësisht nga dallimet fetare, krahinore dhe klasore.

Lëvizja Kombëtare brenda vendit u zhvillua në kushtet e një ilegaliteti të thellë. Për këtë arsye një rëndësi të madhe morën kolonitë shqiptare të mërgimit sidomos ato të Rumanisë, Bullgarisë, Egjiptit, etj. Në to, pikërisht në këtë periudhë filloi jetën e vet shtypi shqiptar ku rilindësit patën mundësinë të shprehnin hapur pikëpamjet e tyre. Më 20 korrik 1883 në Kalabri doli numri i parë i organit mujor «Fiamuri i Arbërit» në dy gjuhë, në të folmen e arbëreshëve të Kalabrisë dhe italisht, nën drejtimin e Jeronin de Radës. Ai vazhdoi botimin deri në vitin 1887 dhe dha një kontribut të shquar për njohjen dhe afirmimin e të drejtave të popullit shqiptar në arenën ndërkombëtare.

Në vitin 1884 filloi të botohej në Stamboll revista mujore me emrin «Drita» e më vonë «Dituria» dhe më 1888 botohet në Bukuresht gazeta «Shqiptari».



### Lufta e armatosur antiosmane në vitet 1882-1895

Megjithëse rilindësit e konsideronin gjendjen politike të brendshme e të jashtme të vendit, pas shtypjes së Lidhjes së Prizrenit, si të papërshtatshme për një kryengritje të përgjithshme, lufta e armatosur e masave popullore kundër sundimit shekullor osman dhe masave të tij shtypëse vazhdoi pa ndërprerje. Megjithatë ajo pati një karakter lokal e u zhvillua në përpjesëtime të kufizuara.

Vatra të pashuara kryengritjesh dhe konfliktesh të armatosura mbetën malësitë shqiptare (të Kosovës, Shkodrës, Lumës, Mirditës, Himarës, etj.). Por lufta e armatosur përfshiu herë pas here edhe zonat fushore e qytetet (si Podrimen, Rekën e Gjakovës, Zadrimën dhe qytetet e Prizrenit, Gjakovës, Pejës, Shkodrës etj.).


DRITA

1884.

Revista «Drita» e cila pas numrit të tretë vazhdoi me emrin «Dituria», që doli në Stamboll nën drejtimin e Sami Frashërit dhe Naim Frashërit (1884-1885)

Kryengritja e parë shqiptare pas shtypjes së Lidhjes ishte ajo e Malësisë së Mbishkodrës, ku pakënaqësia kishte ardhur gjithnjë duke u rritur. Në vitin 1882 ajo u forcua edhe më tepër për shkak të veprimeve arbitrare dhe të krimeve të bylykbashit të krahinës. Shaljanët dogjën shtëpitë e disa zaptijeve që ishin të lidhur me bylykbashin dhe dërguan tek qeveritari i Shkodrës një përfaqësi të përbërë prej 60 vetësh të armatosur, e cila i njoftoi atij se kundërshtimi ndaj qeverisë do të vazhdonte derisa të emërohej një bylykbash i përshtatshëm për ta. Në dhjetor të po atij viti u vra nga malësorët komisari i policisë së bajraqeve malore, i cili kishte fituar urrejtjen e gjithë Malësisë.

Situata u acarua edhe më tepër kur autoritetet qeveritare turke hynë në bisedime me Malin e Zi lidhur me konfliktet kufitare për të siguruar asnjanësinë e tij në rastin e organizimit të një ekspedite ushtarake për nënshtrimin e Malësisë së Mbishkodrës. Për t'i dalë përpara situatës, më 26 prill 1883 përfaqësuesit e Malësisë organizuan në Kastrat një mbledhje në të cilën vendosën të kundërshtonin shtimin e trupave ushtarake turke në Malësi dhe çdo lëshim të territorit të tyre Malit të Zi. Në mbledhjen e Kastratit u vendos që të formohet një lidhje mbrojtëse e Malësisë, e cila do të merrte masa si kundër Portës së Lartë, ashtu edhe kundër Malit të Zi.

Turqit nga ana e tyre po përgatisnin me shpejtësi një ekspeditë ushtarake për nënshtrimin e Malësisë. Më 2 qershor 1883 u vunë në lëvizje shtatë batalione dhe një bateri malore, e komanduar nga gjenerali Hafiz Pasha. Në ndihmë të tyre u vunë dhe dy luftanije në liqenin e Shkodrës me dy kompani ushtarësh. Me kastratasit u bashkuan forcat e Shalës, të Shkrelit e pjesërisht të Hotit, Grudës dhe Kelmendit. Përpara qëndresës këmbëngulëse të kryengritësve Hafiz pasha u detyrua të kërkonte ndërprerjen e luftës duke u premtuar «kushte të ndershme»: do të respektoheshin privilegjet e tyre dhe do të gjendeshin «kompensime të tjera» për lëshimet tokësore ndaj Malit të Zi.

Por luftimet vazhduan gjatë 15 ditëve. Forcat osmane morën masa të egra terrori ndaj popullsisë. Me shtypjen e kryengritjes turqit shpallën një falje gjysmake. Një numër krerësh malësorë u hodhën në arrati për të mos rënë në dorë të tyre.

Trazira të tjera ndodhën gjatë vitit 1883 në Llap të Kosovës, ku u ngritën rreth 300 burra për të kundërshtuar bylykbashin turk, i cili ishte dërguar për të mbledhur taksat qeveritare. Po kështu, në Dibër, nën presionin e popullsisë së pakënaqur të qytetit dhe të malësisë, u hoqën nga detyra e tyre mytesarifi dhe kryetari i gjyqit ushtarak. Me këtë rast dibranët u çliruan dhe nga puna angari në rrugën ushtarake Ohër-Strugë-Dibër, ndërtimi i së cilës u pezullua.

Vatër e luftës antiosmane mbeti gjithnjë Kosova. Megjithëse pesha kryesore e ekspeditës ushtarake të komanduar nga Dervish pasha, kishte rënduar pikërisht mbi të, Stambolli nuk arriti ta qetësonte këtë krahinë veçse përkohësisht. Në gusht dhe shtator të vitit 1884 popullsia e Prizrenit dhe e rretheve të tij e kundërshtoi pagimin e taksës për kokë që do të vilej me rastin e regjistrimit të popullsisë si dhe shtesën e së dhjetës në masën 25%. Rreth 500 podrimas, fandas dhe lumjanë të armatosur kishin hyrë në Prizren. Në këto rrethana autoritetet e vendit premtuan se do të hiqnin dorë nga detyrimet e reja.



Mirëpo, kur nga mesi i shtatorit ato u kërkuan përsëri, një numër edhe më i madh malësorësh të armatosur hynë në Prizren dhe dëbuan prej qytetit mytesarifin dhe drejtorin e financës.

Për të qetësuar gjendjen Porta i transferoi nga Prizreni nëpunësit e dëbuar dhe premtoi përsëri anulimin e taksave dhe lirimin e patriotëve të burgosur dhe të internuar gjatë ekspeditës së komanduar nga Dervish pasha. Por, pas kësaj, qeveria osmane dërgoi përforcime ushtarake në Prizren dhe arrestoi e internoi pjesëmarrësit e ngjarjeve të shtatorit 1884. Reagimi i popullsisë ishte i menjëhershëm. Në shkurt të vitit 1885 shpërtheu një kryengritje e re. Këtë radhë, krahas uljes së taksave dhe të drejtës për mbajtjen e armëve, kryengritësit kërkuan edhe faljen për të burgosurit dhe të internuarit e shumtë që mbaheshin në burgjet dhe viset e Anadollit që nga koha e shtypjes së Lidhjes së Prizrenit.

Lëvizja u shtri në rrethet e Prizrenit, të Ferizajt dhe në krahinën e Lumës. Krerët e saj mbanin lidhje edhe me organizatat patriotike të mërgimit. Veprimet luftarake vazhduan nga fundi i shkurtit deri në mesin e marsit. Kryengritësit prenë linjat telegrafike, sulmuan e rrethuan Prizrenin. Më 20 shkurt 1885 midis Prizrenit dhe Ferizajt u bë ndeshja e parë e një pjese të kryengritësve kosovarë me repartet osmane. Atë ditë kryengritësit, të paktë në numër dhe të armatosur keq, u tërhoqën përpara zjarrit të dendur të topave dhe mitralozave të armikut. Por shumë shpejt e rifilluan kundërsulmin «. . . më 1 mars, thuhet në raportin që një patriot prizrenas u dërgoi disa ditë më vonë organizatave të mërgimit, kryengritësit . . . pasi u grumbulluan, sulmuan Prizrenin nga të gjitha anët pasdite në orën 9 allaturka dhe luftuan trimërisht deri në mëngjes. . . Dhe, me gjithë mitralimin e tmerrshëm e të vazhdueshëm, luftuan deri në shtëpitë e para të qytetit dhe i pushtuan».

Autoritetet osmane dërguan atëherë një ekspeditë të madhe ushtarake me në krye mareshalin Vesel pasha. Kryengritësit të ndodhur përballë forcave të mëdha armike u detyruan të heqin rrethimin e qytetit dhe të tërhiqen, ndërsa udhëheqësit e tyre qëndruan në arrati dhe u përpoqën të mbanin gjallë kryengritjen. Vesel pasha krahas masave që mori për të siguruar qetësinë në Prizren, në gusht 1885 iu drejtua papritmas Gjakovës ku nën drejtimin e Sulejman Vokshit po bëheshin përgatitje për të formuar një lidhje të re. Në fillim ai arrestoi Sulejman Vokshin dhe bashkëpunëtorët e tij. Popullsia e indinjuar duke dashur të përsëriste ngjarjet e zhvilluara tetë vjet më parë kundër mareshalit Mehmet Ali pasha,

sulmoi trupat osmane që kishin bllokuar qytetin. Midis tyre u zhvilluan luftime të ashpra, por në saje të përforcimeve ushtarake që erdhën nga Prishtina, Vesel pasha mundi t'i prapste sulmet e shqiptarëve.

Kur në Gjakovë zhvilloheshin luftimet, në Rumelinë Lindore shpërtheu kryengritja çlirimtare kundër Stambollit dhe disa ditë më vonë u shpall bashkimi i saj me Bullgarinë. Duke parashikuar keqësimin e mëtejshëm të gjendjes në Ballkan, Porta e Lartë u detyrua të ndryshonte qëndrimin e vet ndaj shqiptarëve. Ajo pezulloi veprimet ushtarake, e anuloi edhe njëherë urdhrin për zbatimin e reformave centralizuese, ua njohu malësorëve të drejtën të mbanin armë, liroi nga burgu dhe internimi shqiptarët e arrestuar, duke përfshirë edhe udhëheqës të Lidhjes së Prizrenit, si Abdyl Frashërin e Sulejman Vokshin dhe, më në fund, premtoi se do të lejonte përdorimin e gjuhës shqipe në shkollat e Shqipërisë.

Meqenëse bashkimi i Rumelisë Lindore me Bullgarinë (1885) cenonte *status quo*-në në Ballkan, u vunë në lëvizje si Fuqitë e Mëdha, ashtu edhe monarkitë ballkanike. Rusia dhe Austro-Hungaria e kundërshtuan këtë akt që «prishte» ekuilibrin politik të Ballkanit. Por në konferencën e Fuqive të Mëdha, që u mblodh në Stamboll posaçërisht për këtë çështje, triumfoi teza e Anglisë, e cila, duke e parë rritjen e Bullgarisë, që tani ishte prishur me Petersburgun, si një pengesë për shtrirjen ruse në Ballkan, kërkoi që bashkimi i Rumelisë Lindore me Bullgarinë të njihej si fakt i kryer. Serbia dhe Greqia, nga ana e tyre, nuk u pajtuan me këtë akt; ato kërkuan shpërblime territoriale për të kundërbalancuar rritjen e Bullgarisë dhe filluan përgatitjet ushtarake. Me nxitjen edhe të Austro-Hungarisë, Serbia në nëntor të vitit 1885, i shpalli luftë Bullgarisë që përfundoi pas dhjetë ditësh me disfatën e serbëve. Greqia hoqi dorë nga lufta kundër Bullgarisë, por u orvat të siguronte shpërblime territoriale duke e kërcënuar Turqinë me luftë. Porta e Lartë iu përgjigj këtij kërcënimi duke forcuar kufijtë turko-grekë. Me këtë rast edhe në Shqipërinë e Jugut, në afërsitë e kufirit grek, u përqendruan ushtri të konsiderueshme osmane. Edhe këtë radhë Stambolli u bëri thirrje shqiptarëve të inkuadroheshin në ushtrinë turke për t'i bërë ballë kërcënimit grek.

Në këto kushte, kur për shkak të masave ushtarake të Athinës lindi përsëri rreziku i copëtimit të vendit, jo vetëm krerët feudalë, që nuk donin të shkëputeshin nga Perandoria Osmane por edhe rilindësit që udhëhiqnin Lëvizjen Kombëtare, nuk ndryshuan qëndrimin e tyre ndaj Turqisë dhe nuk shtruan çështjen e shkëputjes prej saj. Duke shprehur gatishmërinë e tyre për të luftuar kundër rrezikut grek që kërcënonte tokat shqiptare, rilindësit theksuan njëkohësisht përballë opinionit publik evropian dhe qeverisë së sulltanit karakterin e veçantë kombëtar të qëndresës shqiptare.



Por gjendja e jashtme politike e Turqisë u përmirësua shpejt. Fuqitë e Mëdha, konsekuente në politikën e ruajtjes së *status quo*-së, formalisht nuk lejuan të bëheshin ndryshime territoriale në Ballkan. Me traktatin bullgaro-turk që u nënshkrua në mars të vitit 1886 në Bukuresht, ato e njohën bashkimin e Principatës Bullgare me Rumelinë Lindore, por me kushte të tilla që të ruhej në dukje gjendja e mëparshme. Fuqitë e Mëdha e ndaluan edhe Greqinë që të kryente veprime luftarake kundër Turqisë dhe e detyruan me forcë të bënte çmobilizimin.

Me t'u qetësuar gjendja e saj e jashtme, Porta e Lartë u kthye në qëndrimin e mëparshëm ndaj shqiptarëve, gjë që solli riacarimin e marrëdhënieve shqiptare-osmane. Abuzimet e nëpunësve osmanë dhe rritja e papërmbajtur e taksave u bënë shkak për lëvizje të reja protestash në krahina të ndryshme të vendit. Gjatë viteve 1887-1892 protestuan e ngritën krye popullsia e Mirditës, Zadrimës, Prishtinës, Drenicës, Dibrës, Himarës etj. Autoritetet osmane arritën t'i shtypnin këto lëvizje me anën e forcës ose t'i shpërndanin kryengritësit duke u bërë premtime të rreme.

Për të qetësuar gjendjen në vilajetin e Kosovës, Porta përqendroi atje forca të mëdha ushtarake. Megjithatë, lëvizja patriotike e udhëhequr prej Haxhi Zekës, Bajram Currit etj. po përhapej gjerësisht në pranverën e vitit 1893. Në fund të majit Haxhi Zeka ftoi popullin e Pejës dhe të rretheve të saj që të ngrihej në luftë kundër pushtetit osman.

Pasi dështuan në orvatjet e tyre për t'i bindur kryengritësit të shpërndaheshin, turqit dërguan në Pejë forca nga Mitrovica, Berana dhe Shkupi. Haxhi Zeka ishte tërhequr nga qyteti dhe qe vendosur në fshatin Leshan, ku i shkuan në ndihmë 2 000 malësorë të krahinës së Gjakovës të udhëhequr nga Bajram Curri. Veprimet luftarake filluan më 11 korrik, por nuk vazhduan gjatë. Turqit duke përdorur forcën dhe premtimet si dhe duke pasur përkrahjen e çifligarëve vendës shtypën kryengritjen, e cila, për mungesë organizimi, mbeti e kufizuar vetëm në rrethet e Pejës e të Gjakovës. Haxhi Zeka u arrestua në mënyrë të pabesë dhe u mbajt në Stamboll për disa vjet.

Pa u shtypur mirë kjo kryengritje, në Lumë shpërtheu një kryengritje e re. 3 000 lumjanë të armatosur iu afruan Prizrenit dhe kërkuan dëbimin e mytesarifit turk. «Tërë Luma

është ngritur me armë dhe kërkon përzënien e mytesarifit të Prizrenit dhe të disa bejlerëve të atjeshëm», shkruante në atë kohë konsulli serb i Prishtinës. Valiu i Kosovës dhe Porta e Lartë për t'i prerë rrugën zgjerimit të konfliktit shkarkuan nga detyra mytesarifin e Prizrenit, Salih pashën.

Kryengritjet antiosmane të këtyre viteve nuk ishin të organizuara në shkallën e duhur dhe as të lidhura midis tyre. Edhe kërkesat e paraqitura ishin të kufizuara. Ndonëse u shtypën, ato arritën disa rezultate të pjesshme, siç ishin ulja e barrës së taksave apo lirimi i të burgosurve dhe i të internuarve politikë.

**Përhapja e mësimit shqip dhe shkollat e para kombëtare**

Një rëndësi të veçantë në vitet e reaksionit osman, rilindësit i dhanë zbatimit të programit të tyre kulturor. «Shqipëria, — shkruante K. Kristoforidhi më 1888, — nukë mësonetë dot, as nuk ndritetë dot, as nuk qytetëronetë dot, me gjuhë të huajë, përveç me gjuhën e mëmësë . . . edhe ndë u shkroftë gjuha e shqipesë në këtë kohë që gjendemi sot, edhe të futetë ndëpër skolirat e Shqipërisë, kemi shpresë se do të na njohënë për komp e për vendarë ndë dhe t'anë, edhe do të kemi pjesë e vent ndë rretht e ndë shoqërit të kombevet tjerë që gjendenë në Europë . . .»

Rilindësit bënë përpjekje të mëdha për të nxjerrë nga Porta e Lartë lejen e përdorimit të gjuhës amtare në shkollat e vendit, për botimin e librave shqip, për shpërndarjen e tyre në Shqipëri dhe për nxjerrjen e një organi periodik shqip, qoftë edhe me përmbajtje krejtësisht kulturore.

Për disa kohë këto kërkesa ndeshën në kundërshtimin e vendosur të qeverisë osmane. Por, në verën e vitit 1884, e shqetësuar nga përpjekjet e Greqisë për t'i nxitur shqiptarët të hidheshin në kryengritje kundër Stambollit dhe nga themelimi i shoqatës kulturore «Vllamët Shqiptarë» në Athinë, Porta dha lejën për botimin e një organi kulturor shqip. Megjithatë, edhe në këtë rast, ajo u qëndroi besnike parimeve të veta; lejen për botimin e organit shqip ajo nuk ua dha shqiptarëve myslimanë, të cilët vazhdonte t'i konsideronte turq, por vetëm shqiptarëve ortodoksë, me qëllim që t'i largonte nga mundësia e bashkëpunimit me grekët.

Leja për botimin e një reviste shqipe u dha nga Ministria turke e Arsimit në emrin e Petro Pogës, pas kësaj në gusht të vitit 1884 filloi botimi i revistës mujore «Drita». Lënda e revistës u kufizua, për shkak të censurës, në shkrime letrare



e arsimore. Meqenëse Porta e Lartë ua ndalonte shqiptarëve myslimanë shkrimin e shqipes Sami Frashëri dhe Naim Frashëri, nga penda e të cilëve u përgatit shumica e lëndës, nënshkruanin me pseudonim. Në «Drita» botuan shkrimet e tyre edhe Jani Vreto, Pandeli Sotiri, Koto Hoxhi, etj.

Botimi i organit shqip, edhe pse përmbante vetëm shkrime me karakter arsimor-kulturor, shkaktoi shqetësimin e qarqeve kishtare e shoviniste greke, të cilat ushtruan presion të fortë ndaj P. Pogës dhe e detyruan të hiqte dorë nga revista, pas botimit të numrit të saj të tretë. Por patriotët shqiptarë të Stambollit nxorën në emrin e Pandeli Sotirit një leje të dytë për një revistë të re me emrin «Dituria» e cila u bë vazhdimi i «Dritës».

Edhe përhapja e shkrimit dhe e shkollës shqipe ndeshte gjithnjë në pengesa të shumta të jashtme dhe të brendshme ndër të cilat më kryesoret ishin ato që nxirrte Perandoria Osmane. Në kohën kur në Shqipëri po shtohej numri i shkollave greke, serbe e bullgare, Porta e Lartë ndalonte hapjen e shkollave shqipe. Ministria turke e Arsimit tërhoqi bile edhe lejen që kishte dhënë për botimin e fjalorit të K. Kristoforidhit. Përhapja e shkrimit dhe e shkollës shqipe pengohej edhe nga fanatizmi fetar e konservatorizmi, të kultivuara prej shekujsh dhe sidomos nga kundërshtimi i turkomanëve dhe i grekomanëve.

Megjithëse në kushte shumë të vështira, shkrimi i gjuhës shqipe vazhdoi të mësohej fshehurazi në vise të ndryshme të Shqipërisë. Nën shembullin e mësuesit të tij Koto Hoxhit, Petro Nini Luarasi, ndonëse ishte fare i ri në moshë dhe punonte si mësues i greqishtes në shkollat e fshatrave Bezhan, Katund dhe Luaras, gjatë viteve 1882-1887 u bë një përhapës i flaktë i shkrimit të gjuhës shqipe dhe i ndjenjave kombëtare. Po kështu K. Kristoforidhi, me t'u kthyer në atdhe në vitin 1884, hyri si mësues i greqishtes në shkollën e Elbasanit dhe ashtu siç kish bërë dikur në Tiranë, filloi t'u mësonte nxënësve fshehurazi gjuhën shqipe. Në Shkodër mësimi i gjuhës shqipe kishte krijuar tashmë një farë tradite dhe vazhdonte të mësohej në disa shkolla private për djem dhe për vajza. Gjithashtu aty nga viti 1885 Gjerasim Qirjazi kishte hapur në Manastir një shkollë private shqipe për djem dhe për vajza.

Rilindësit shfrytëzuan në dobi të Lëvizjes Kombëtare edhe gjendjen e vështirë në të cilën u vu Perandoria Osmane në fund të vitit 1885 dhe në fillim të 1886 si pasojë e bashkimit të Rumelisë Lindore me Bullgarinë dhe e acarimit të marrëdhënieve turko-greke. Meqenëse qeveria turke kundër-

shtonte formimin e organizatave politike, rilindësit kërkuan të themelonin brenda në Shqipëri një shoqëri kulturore. Ndërkaq qeveria turke premtoi se do të lejonte futjen e mësimit të shqipes në shkollat shtetërore.

Në fund të vitit 1885 patriotët shqiptarë zgjodhën si vend më të përshtatshëm për formimin e një shoqërie të tillë qytetin e Korçës. Në këtë mënyrë do t'i jepej një goditje e rëndë edhe propagandës helenizuese të qarqeve shoviniste të Athinës dhe klerit ortodoks që u shërbente atyre. Për të ndihmuar atdhetarët brenda vendit shoqëria «Drita» e Bukureshtit dërgoi në Korçë Thimi Markon, një nga anëtarët më aktivë të Kryesisë. Sipas udhëzimeve të shoqërisë ai i paraqiti pleqësisë së Mitropolisë, si dhe vetë mitropolitit grek të Korçës, Filotheu kërkesën e shqiptarëve të mërguar të Bukureshtit për të vënë «gjuhën shqipe nëpër gjithë mësonjëtoret» e qytetit që administroheshin nga silogu grekoman i Korçës. Por shumica e anëtarëve të pleqësisë dhe të silogut të qytetit, të cilët ndodheshin nën ndikimin e mitropolitit grek e hodhën poshtë këtë kërkesë. Me gjithë kundërshtimin e tyre kërkesa gjeti mjaft përkrahës në radhët e qytetarëve; ajo u mbështet edhe nga disa anëtarë të dhimogjerondisë[1] së komunitetit të krishterë të qytetit, ndër të cilët më aktiv u tregua Jovan Cico Kosturi.


Koto Hoxhi

Në lëvizjen për përhapjen e gjuhës shqipe u përfshinë jo vetëm qytetarët ortodoksë të Korçës, por edhe ata myslimanë. Për të drejtuar këtë lëvizje, u krijua brenda në Korçë në muajt e parë të vitit 1886 një Komitet Kombëtar i fshehtë, i përbërë nga Jovan C. Kosturi, Ohran Ç. Pojani dhe Thimi Markua.

Në fund të vitit 1886, me përmirësimin e gjendjes politike të jashtme të Turqisë, u duk qartë se Porta e Lartë nuk kishte ndërmend ta mbante premtimin e dhënë për të futur mësimin e shqipes në shkollat shtetërore dhe as të lejonte krijimin e organizatave kulturore shqiptare. Nga ana tjetër, për t'i vënë një farë gardhi politikës antiturke që zhvillonin me anën e arsimit agjentët grekë, qeveria e Stambollit dha të kuptohej se ajo nuk do t'i pengonte shqiptarët ortodoksë të futnin në shkollat e komuniteteve të tyre mësimin e gjuhës amtare dhe të kishin klubet kulturore shqiptare duke përjashtuar gjithnjë nga kjo e drejtë shqiptarët myslimanë.

Duke e parë të pamundur futjen e gjuhës shqipe në shkollat e huaja Komiteti Kombëtar i Korçës, në fillim të vitit 1887, vendosi të krijonte shkolla shqipe të veçanta, të pavarura nga shkollat që administroheshin nga silogu grekoman. Ndërsa patriotët e Korçës dhe të Bukureshtit po përpiqeshin të siguronin pajisjet, librat mësimorë dhe lokalin për shkollën, Sami Frashëri dhe Naim Frashëri, pas kërkesave të reja që i paraqitën qeverisë turke, shkëputën prej saj lejen në emrin e Pandeli Sotirit për çeljen e një shkolle private shqipe në Korçë.

Pas një lufte këmbëngulëse gati dyvjeçare më 7 mars 1887 u çel në Korçë shkolla e parë kombëtare dhe laike shqip-


Jovan Cico Kosturi


Orhan Çerçiz Pojani

1) Dhimogjerondia (greqisht) = kryepleqësia.



Thimi Marko

tare, drejtor i së cilës ishte Pandeli Sotiri. Si lokal për shkollën shërbeu shtëpia e dhuruar nga patrioti i mërguar korçar Mandi Tërpo.

Çelja e shkollës shqipe të Korçës ishte një ngjarje e shënuar dhe një fitore për gjithë Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Ajo ishte kurorëzimi i përpjekjeve të përbashkëta të organizatave patriotike të të mërguarve shqiptarë dhe të patriotëve brenda vendit. Mësonjëtorja shqipe e Korçës nuk varej dhe nuk financohej prej asnjë shteti apo shoqërie të huaj. Ajo u hap, u financua dhe u mbrojt nga populli dhe nga shoqëritë shqiptare të mërgimit.

Dita e përurimit të saj u kthye në një ditë feste. Të nesërmen e kësaj ngjarjeje, më 8 mars 1887 Thimi Markoja i shkruante Visar Dodanit në Bukuresht: «... dëshira tonë u mbarua; shkolla shqipe u hap, druri që vumë në dhet këtu e dy vjet sot lulëzoi dhe dha pemë të ëmbla... Mundimet tona dhe të luftuarit e faqezinjvet grekomanë gjer sa mbaruam këtë të shënjtëruarë punë janë aqë shumë sa nuk mund t'ua shkruaj ndë kartë».

Qysh ditën e parë në këtë shkollë u regjistruan 35 nxënës. Numri i tyre erdhi duke u rritur dhe në vitin e dytë arriti në 200. Ajo ishte një shkollë fillore ku gjithë mësimet jepeshin shqip. Turqishtja mësohej si gjuhë e huaj, më vonë u fut edhe frengjishtja. Si tekste mësimore përdoreshin ato që ishin përgatitur nga N. Frashëri, S. Frashëri etj. dhe që ishin shtypur e dërguar pa shpërblim nga kolonia shqiptare e Bukureshtit. Mësonjëtorja e Korçës u bë qendër e përhapjes së shkrimit e të këndimit të gjuhës shqipe edhe për të rriturit. Ajo ishte gjithashtu qendër e përhapjes së ideve kombëtare shqiptare. Duke qenë shkollë e përbashkët për fëmijët e besimeve të ndryshme, ajo ndihmonte bashkimin e shqiptarëve pavarësisht nga feja dhe ngrinte tek ata ndërgjegjen kombëtare. Përveç Pandeli Sotirit që qe drejtori i parë i kësaj shkolle, në të punuan si drejtorë e mësues edhe patriotë të tjerë të shquar si Thanas Sina, Petro N. Luarasi, Nuçi Naçi, etj.





Mësonjëtorja shqipe e Korçës (pamje e mëvonshme)

Çelja e shkollës kombëtare të Korçës ngjalli entuziazëm në patriotët e mbarë vendit dhe u bë nxitje për çeljen e shkollave të tjera në krahina të ndryshme të Shqipërisë. Disa javë më vonë u çelën shkolla shqipe në Pogradec me mësues Koço Sotirin (i vëllai i Pandeli Sotirit), në Rekë e Ohër dhe u bënë përgatitje për të tilla shkolla në Elbasan, Leskovik, Ersekë, etj. Filloi të mësohej shkrimi shqip edhe në mjaft fshatra.

Komitetit Kombëtar të Korçës filluan t'i vinin nga krahina të ndryshme të Shqipërisë bashkë me përgëzimet edhe kërkesa të shumta për t'u dërguar tekste shkollore që të përhapnin mësimin e shqipes qoftë në shkollë, qoftë jashtë saj. Në një letër të Thimi Markos, dërguar nga Korça në Bukuresht më 1887 thuhet: «Sot nuk ka vend të Shqipërisë që të mos ndodhen burra shqiptarë, në fyejt e të cilëve të mos lëvrinjë gjak shqiptari dhe të cilët të mos përpiqen për këtë të shënjtëruar punë. Nga të gjitha anët e Shqipërisë marrim karta hiri dhe gëzimi për shkollën që hapmë ... megjithëqë na dërguat afro 600 copë vivlla, u lutemi të na dërgoni edhe të tjera».

Këto suksese e lejuan Komitetin të bënte një hap tjetër: ai formoi në Korçë një klub shqiptar, që filloi të quhej Shoqëria e Mësimit Shqip. Në krye të kësaj Shoqërie u vu Alo Dishnica. Shoqëria kishte si detyrë kryesore të organizonte e të drejtonte veprimtarinë e aktivistëve të shpërndarë në kra-


Pandeli Sotiri

hinat e ndryshme të vendit për mbajtjen e shkollave të çelura, për hapjen e shkollave të reja shqipe, për grumbullimin e fondeve të nevojshme dhe shtypjen e teksteve shkollore dhe të ndonjë organi periodik.

Por përpjekjet për hapjen e shkollave shqipe ndeshën në vështirësi të shumta. Valë të furishme kundërshtimi shpërthyen kundër Shoqërisë së Mësimit Shqip dhe mësonjëtores së Korçës që në ditët e para të themelimit të tyre. Nën nxitjen e mitropolitit të Korçës dhe të Patrikanës së Stambollit, autoritetet osmane filluan të pengonin zgjerimin dhe vetë ekzistencën e shkollave shqipe si dhe veprimtarinë e Shoqërisë së Mësimit Shqip. Propaganda fetare, shpifjet, shantazhet, frikësimet dhe shtrëngimet e tjera kundër mësuesve, nxënësve, prindërve dhe përkrahësve të shkollës qenë mjetet e zakonshme që agjentët grekë dhe autoritetet osmane përdorën në luftën kundër tyre. Në vitin 1890, autoritetet ndaluan fëmijët myslimanë që të ndiqnin shkollën shqipe.

Nën këtë reaksion të dyfishtë përpjekjet për të hapur shkolla të tjera shqipe nuk patën sukses. Për më tepër edhe shkollat e hapura gjatë vitit 1887-1888 u mbyllën njëra pas tjetrës me përjashtim të shkollës së Korçës, e cila me sakrifica të mëdha dhe në luftë të vazhdueshme me institucionet kishtare dhe autoritetet osmane e vazhdoi veprimtarinë e vet ndonëse me një numër më të kufizuar nxënësish.

Viktimë e këtij reaksioni antishqiptar ra dhe vetë drejtori i shkollës së Korçës, Pandeli Sotiri i cili u vra më 1891 në Stamboll nga agjentët grekomanë. Patriotë të tjerë shqiptarë si Jovan Cico Kosturi, Thimi Marko etj. iu nënshtruan ndjekjeve të pashembullta. Një luftë e ashpër dhe në forma të ndryshme u bë kundër Alo Dishnicës, i cili qëndronte në krye të



Shoqërisë së Mësimit Shqip. Pasi dështuan orvatjet për ta tërhequr në anën e tyre me dekorata e mjete të tjera, agjentët e Patrikanës bënë kundër tij një varg shpifjesh e ankesash që ua dërguan autoriteteve lokale. Por të gjitha këto nuk dhanë rezultat.

Një kontribut të ri e të çmuar për shkollën shqipe solli familja e Qirjazëve dhe veçanërisht Gjerasim D. Qirjazi. Bir i një tregtari shqiptar të vendosur në Manastir, qysh i vogël u edukua prej të jatit me dashurinë për atdheun dhe gjuhën amtare. Ndonëse ishte në shërbim të Shoqërisë Biblike Angleze, në vend të K. Kristoforidhit, gjithë vëmendjen e tij ai e drejtoi në përhapjen e shkrimit të gjuhës shqipe dhe të ndjenjës kombëtare. Që nga viti 1888 ai u vendos në Korçë dhe bëri përgatitjet e nevojshme për të çelur një shkollë shqipe për vajza. Këtu erdhi pasi mbaroi kolegjin në Stamboll edhe e motra e tij Sevasti Qirjazi që, së bashku me të vëllanë, Gjerasimin, iu vunë punës për çeljen e kësaj shkolle. Në këtë vepër ata u ndihmuan edhe nga Naim Frashëri, i cili ndërhyri që t'u jepej iradeja (urdhri) nga qeveria osmane.

Më 23 tetor 1891 u çel në Korçë shkolla e parë shqipe për vajza. Në kushtet e terrorit turk, hapja e saj u bë e mundur në saje të pasaportës së huaj që mbante themeluesi i saj Gj. Qirjazi. Qysh në vitin e parë, numri i nxënëseve u rrit në 27. Më vonë shkolla kishte çdo vit 30-50 nxënëse. Edhe në këtë shkollë mësuan vajza të besimeve të ndryshme. Mësueset e para të saj ishin Sevasti Qirjazi, Fanka Efthimi, më vonë edhe Polikseni Luarasi e Parashqevi Qirjazi.


Gjerasim Qiriazi

Gjerasim Qirjazi kishte lidhje me Komitetin Kombëtar të Korçës dhe me kolonitë shqiptare jashtë atdheut. Ai u ndihmua veçanërisht nga shoqëria «Drita» e Bukureshtit. Me gjithë pengesat e shumta të armiqve, shkolla e vajzave mbeti e hapur edhe pas vdekjes së parakohshme të Gjerasim Qirjazit



Sevasti Qiriazi

dhe u bë një vatër e rëndësishme për përhapjen e arsimit, kulturës dhe të ndërgjegjes kombëtare.

Krahas Korçës, krahinat e Kolonjës dhe të Vakëfeve u bënë vatra të rëndësishme të përhapjes së arsimit kombëtar. Vepra e nisur nga mësuesi patriot Petro Nini Luarasi u zgjerua edhe më tepër në fillim të viteve 90. I ndihmuar nga ish-nxënësit e tij, nga kolonitë e mërgimit, në mënyrë të veçantë nga shoqëria «Drita» dhe me përkrahjen dhe mbrojtjen e popullsisë së këtyre zonave ai çeli gjashtë shkolla të reja shqipe, të cilat filluan të funksiononin që në vjeshtën e vitit 1892, në fshatrat Luaras, Gostivisht, Rehovë, Vodicë, Selenicë e Pishës dhe Treskë. Midis mësuesve të këtyre shkollave ishin dhe Nuçi Naçi, Kristo Luarasi, Vasil Thanasi dhe Balil Tahiri.

Lajmi për hapjen e këtyre shkollave të reja shqipe shkaktoi një kundërveprim të ri të kishës greke dhe të autoriteteve osmane. Mitropoliti i Kosturit Fillareti në bashkëpunim me atë të Korçës lëshoi kundër Petro Nini Luarasit mallkimin. «Me pikëllim të madh — thuhet në aktin e mallkimit — pamë syfaqeza dhe dëgjuam në udhëtimin tënë që bëmë në ato vise se i mallëkuari dhe i çvetëmtuari prej Perëndisë, Petro Luarasi . . . erdhi rreth e përqark në katundet e ndryshme të Kazasë së Kolonjës duke u zotuar të emërojë mësonjës shqiptarë, gjoja për të mësuar gjuhën shqipe, e cila nuk ekziston . . .

Për këto shkaqe pra . . . ju porositim të gjithë ju, të vegjël e të mëdhenj, të vobegtë e begatorë, burra e gra, që të mos u jepni besë fjalëvet dhe zotimevet të këtyre të mallkuarve femohues, që t'i mbyllni veshët tuaj kundër blasfemivet të tyre . . . »

Patriotët nuk u prapsën as nga mallkimet dhe as nga shkishërimet e mitropolitit grek. Por në ndihmë të tij vajtën autoritetet turke të vilajetit të Manastirit, të cilat dërguan në vend shefin e policisë së vilajetit. Në këto rrethana, shkollat shqipe të Kolonjës u mbyllën njëra pas tjetrës. E fundit u mbyll shkolla e Luarasit, në vitin 1896. Megjithëkëto, Petro N. Luarasi dhe shokët e tij e vazhduan veprimtarinë e tyre në dobi të përhapjes së shkrimit shqip në forma ilegale.



**Organizimi i shqiptarëve të mërguar dhe veprimtaria e tyre**

Për shkak të reaksionit të egër osman dhe të keqësimit të mëtejshëm të gjendjes ekonomike, mërgimi jashtë vendit e sidomos jashtë kufijve të Perandorisë Osmane, në Rumani, Egjipt, Bullgari etj. mori përmasa gjithnjë e më të mëdha. Të mërguarit forcuan kështu kolonitë e vjetra shqiptare që ndodheshin në këto vende. Në këto vite filluan gjithashtu mërgimet e para të shqiptarëve në Rusi e në Shtetet e Bashkuara të Amerikës.

Me gjithë vështirësitë e shumëllojshme që duhej të kapërcenin, shqiptarët e mërguar, mbajtën lidhje të vazhdueshme me atdheun dhe dhanë një kontribut shumë të madh në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare.

Veprimtaria patriotike e kolonive shqiptare të mërgimit filloi tani të organizohej dhe të udhëhiqej nga shoqëritë që u themeluan gjatë kësaj periudhe. Këto shoqëri patriotike të ngritura jashtë Perandorisë Osmane, ndonëse kishin synime të qarta politike për të përgatitur çlirimin e atdheut nga robëria dhe mbrojtjen e tij nga copëtimi, paraqiteshin si shoqëri kulturore me programe kulturore. Kjo bëhej për të kapërcyer pengesat që u nxirreshin nën presionin e qeverisë osmane, nga qarqet qeveritare të vendit dhe për të shfrytëzuar mjetet legale në të mirë të lëvizjes shqiptare.

Një bashkëkohës dhe pjesëmarrës i këtyre ngjarjeve ka shkruar më vonë «Ahere fytyr' e dëshirës së shqiptarëve ishte përlindja e letraturës shqipe; po qëllimi që mshifnin dëshirat ish l i r i a k o m b i a r e . . . »

Shoqëria e Shkronjave Shqipe e themeluar në Stamboll në vitet e Lidhjes së Prizrenit pati një jetë të shkurtër. Pas tronditjes që pësoi gjatë reaksionit të vitit 1881 dhe e mbetur me pak anëtarë ajo nuk mundi të vazhdonte veprimtarinë e saj në forma të organizuara si më parë. Disa nga anëtarët e kësaj Shoqërie u larguan nga Stambolli, ndërsa mjaft të tjerë hoqën dorë prej saj. Megjithatë disa anëtarë aktivë si dhe kryetari i saj Sami Frashëri e vazhduan veprimtarinë e tyre në fushën kombëtare më tepër në mënyrë individuale e në kushte ilegaliteti.

Pikërisht kur po shtypej Lidhja dhe kur ishin krijuar kushte të vështira për veprimtarinë e Shoqërisë së Stambollit, zuri fill Shoqëria e Bukureshtit, e cila si nga numri i anëtarëve, ashtu edhe nga veprimtaria, u bë shoqëria më e rëndësishme kulturore e kësaj periudhe.

Kriza e fundit e Lindjes dhe lufta 4-vjeçare e popullit shqiptar nën udhëheqjen e Lidhjes së Prizrenit ushtruan ndikimin e tyre në gjallërimin e aktivitetit patriotik të shqiptarëve të Rumanisë. Përveç kontakteve që mbanin me Shqipërinë, ata filluan të lidheshin edhe me shqiptarët e Stambollit dhe të Egjiptit, veçanërisht me Sami Frashërin.

Në korrik të vitit 1881 ata organizuan në Bukuresht një mbledhje në të cilën u formua shoqëria e quajtur «Deg' e Shoqërisë së Stambollit». Pas krijimit të bërthamës së parë të shoqërisë shkuan në Bukuresht Jani Vreto dhe Pandeli Sotiri të dërguar nga Shoqëria e Stambollit. Vitin tjetër edhe në Egjipt u themelua dega tjetër e Shoqërisë së Stambollit me të njëjtin emër, por për shkak të vështirësive politike kjo degë përkohësisht nuk mundi të zhvillohej. Për disa kohë edhe «Deg' e Shoqërisë së Stambollit» në Bukuresht mbeti e dobët dhe me veprimtari të kufizuar. Por me shtimin e numrit të anëtarëve të saj dhe për të përballuar më mirë nevojat që shtronte zhvillimi i mëtejshëm i Lëvizjes Kombëtare, sidomos në fushën kulturore u bë një hap i ri përpara.

Në dhjetor të vitit 1884 u mblodh në Bukuresht një kuvend i posaçëm, i cili themeloi një shoqëri kulturore më vete me emrin «Drita». Në dokumentet e kësaj mbledhjeje dhe në statutin e shoqërisë u përcaktua edhe programi. Mbledhja zgjodhi edhe komitetin drejtues me kryetar Anastas Avramidhi Lakçe, një pasanik shqiptar nga Korça, nga i cili shoqëria shpresonte të siguronte shuma të rëndësishme për qëllimet e saj. Qysh në këtë mbledhje u hartua një listë ndihmash për blerjen e një shtypshkronje. Kryetari i shoqërisë «Drita» premtoi se do të jepte për këtë qëllim 100 mijë franga dhe se do të linte me testament në dobi të lëvizjes kulturore shqiptare gjithë pasurinë e tij.

Shoqëria «Drita» e Bukureshtit duke ecur në gjurmët e shoqërisë së Stambollit filloi të punonte për përhapjen e shkrimit të gjuhës shqipe, me anën e shkollave, librave didaktike, gazetave etj. Qysh në muajt e parë numri i anëtarëve të saj arriti në 300 veta. Me fondet e grumbulluara u ble edhe një shtypshkronjë që filloi të merrej me botimin e veprave të rilindësve të shquar shqiptarë Naim e Sami Frashëri etj. Sipas statutit të shoqërisë, botimi i këtyre veprave do të bëhej me alfabetin e Stambollit.



Shoqëria «Drita» kërkoi nga qeveria turke që shkollat në gjuhë të huaj në Shqipëri të ktheheshin në shkolla shqipe ose që në to të mësohej edhe gjuha shqipe. Në një kohë me këto kërkesa Sami Frashëri, Naim Frashëri dhe Jani Vreto përgatitën tekstet mësimore dhe ia dërguan Shoqërisë së Bukureshtit e cila në muajt e parë të vitit 1886 filloi t'i shtypte në shtypshkronjën e saj.

Themelimi i kësaj shoqërie kulturore, pjesëmarrja në të e qindra shqiptarëve ortodoksë dhe në mënyrë të veçantë e korçarëve, që në rini kishin ndjekur shkollën dhe kishën greke, shqetësoi të gjithë armiqtë e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe veçanërisht qarqet shoviniste greke, të cilat kishin pretendime mbi Korçën dhe tërë Shqipërinë e Jugut. Duke shprehur këtë shqetësim gazeta e Athinës «Konfederata Lindore» shkruante në janar të vitit 1885: «Morëm vesh me një habi të dhimbëshme se në Bukuresht u themelua një silog (komitet) për lëvrimin e gjuhës shqipe ... për ta përpunuar dhe bërë sa më të kulluar . . . Për ta shkëputur përgjithmonë Shqipërinë nga Greqia, deshën të nxjerrin në dritë një gjuhë shqipe. Sepse lindja e kësaj gjuhe nuk do të thotë gjë tjetër veçse ndarje dhe shkëputje e shqiptarëve prej nesh . . . »

Në Stamboll u bënë përpjekje për t'ia paraqitur Shoqërinë e Bukureshtit Portës së Lartë si një komitet revolucionar shqiptar, ndërsa në Bukuresht konsujt e atjeshëm grekë dhe rusë u përpoqën të pengojnë dhe të paralizojnë veprimtarinë e shoqërisë shqiptare. Disa nga drejtuesit e shoqërisë «Drita» u lëkundën kundrejt presionit grek. Madje, vetë kryetari i saj A. Lakçe, nën ndikimin e ledhatimeve e lavdërimeve të mbretit të Greqisë, që e dekoroi për «besnikëri» dhe i kërcënuar në fshehtësi nga elementët grekomanë, hoqi dorë nga veprimtaria e tij në dobi të Lëvizjes Shqiptare dhe u bashkua me grekomanët.

Ndërhyrjet dhe intrigat e armiqve të popullit shqiptar bënë që në radhët e Shoqërisë së Bukureshtit të futet fara e grindjes dhe e përçarjes dhe që veprimtaria e saj të bjerë përkohësisht. Lëkundjet e grekomanëve dhe mosmarrëveshjet midis dy grupimeve politike që u forcuan në gjirin e Shoqërisë bënë që ajo të shpërndahej në vitin 1886. Në vendin e saj u krijuan dy shoqëri.

Grupi i kryesuar nga N. Naço (1843-1913), në mbledhjen që u mbajt në janar të vitit 1887, themeloi një shoqëri më vete po me emrin «Drita», në të cilën morën pjesë përkrahësit e tij. Pjesa tjetër e patriotëve shqiptarë formuan në fund

të 1887 një shoqëri tjetër me emrin «Dituria», sipas emrit të dytë të revistës shqipe të botuar në Stamboll.

Në bazë të konfliktit midis dy shoqërive qëndronin pikëpamjet e tyre të ndryshme për një varg çështjesh të Lëvizjes Kombëtare. N. Naçua vlerësoi drejt rrezikun që i kërcënohej Lëvizjes Kombëtare nga politika shoviniste e qarqeve sunduese të Greqisë dhe nga ndikimi i kishës dhe i kulturës greke mbi shqiptarët. Por, në të njëjtën kohë, ai mendonte se shqiptarët do të mund të përballonin lakmitë aneksioniste të shteteve fqinje nëpërmjet bashkëpunimit me vllehët e Shqipërisë, të Maqedonisë e të Pindit dhe, nëpërmjet tyre, me Rumaninë. Sipas tij, vetëm një bashkëpunim i tillë do t'u jepte mundësinë të dy palëve, shqiptarëve dhe vllehëve, që t'u bënin ballë rreziqeve të përbashkëta që u vinin nga shovinistët grekë, serbë e bullgarë.

Pikëpamjet e N. Naços për t'u mbështetur në ndihmën e një shteti të huaj sikurse ishte Rumania, nuk përputheshin me qëndrimin politik të forcave më të përparuara të rilindësve, të cilat përpiqeshin ta ruanin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare nga çdo ndikim i huaj.

Shoqëritë e riformuara «Drita» dhe «Dituria» e vazhduan veprimtarinë e tyre në mënyrë të pavarur. E para, krijoi një numër degësh në qytete të tjera të Rumanisë, bëri disa botime didaktike dhe në vitin 1888 nxori gazetën «Shqipëtari», që me ndërprerje vazhdoi të qarkullonte deri në vitin 1903. Shoqëria «Drita» dhe N. Naço që ishte udhëheqësi i vërtetë i saj, u përpoqën të tërhiqnin vëmendjen e opinionit publik evropian mbi çështjen shqiptare duke u dërguar thirrje dhe memorandume personaliteteve politike të kohës, qeverisë osmane etj.

Shoqëria «Drita» kontribuoi në mbajtjen e shkollave shqipe dhe në furnizimin e tyre me libra shqip. Më 1892 N. Naço hapi në Bukuresht një shkollë normale shqiptare-vllahe për përgatitjen e mësuesve, në të cilën mësuan një varg të rinjsh shqiptarë. Shkolla pati një aktivitet të kufizuar dhe u mbyll mbas disa vjetësh.

Shoqëria «Dituria», me të cilën u bashkuan shumica e shqiptarëve të Bukureshtit, vazhdoi të punonte për të zbatuar programin themelor të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe veçanërisht për botimin dhe shpërndarjen e librave shkollorë dhe të letërsisë artistike kombëtare. Në vitet 1886-1888 shoqëria «Dituria» botoi për nevojat e shkollës shqipe «Abetaren», «Shkronjëtoren» (gramatikën) dhe «Dheshkronjën» (gjeografinë) të përgatitur nga Sami Frashëri; «Këndonjëtoren» (në dy pjesë), «Istorinë e përgjithshme», «Dituritë» (njohuri të shkencave shoqërore e natyrore) dhe «Vjersha për



mësonjëtoret e para», të përgatitura nga Naim Frashëri, «Numeratoren» (Aritmetikën) dhe «Mirëvetinë» (mësime morali), përgatitur nga Jani Vreto. Disa prej këtyre u ribotuan disa herë. Ajo botoi gjithashtu një numër veprash poetike, sidomos të N. Frashërit si «Dëshira e vërtetë e Shqiptarëve», e botuar greqisht; poema lirike patriotike «Bagëti e Bujqësia»; «Lulet e verës» etj. Samiu dhe Naimi i nënshkruan veprat vetëm me inicialet, i pari, S. F. dhe i dyti, N. H. F. Botimet e Bukureshtit u shpërndanë në Shqipëri dhe në kolonitë shqiptare.

Një ndihmë të madhe dha shoqëria «Dituria» për hapjen e shkollave shqipe në atdhe, veçanërisht në qarkun e Korçës. Ajo dërgoi tekste shkollore pa pagesë dhe ndihmoi në mbajtjen e mësuesve të shqipes.

Në vitet 90 të shek. XIX Lëvizja Kombëtare në kolonitë e mërgimit mori një zgjerim më të madh. Në Bullgari një rol të rëndësishëm në përhapjen e ideve kombëtare dhe të shkrimit shqip midis shqiptarëve të mërguar luajti Dhimitër Mole, i cili shkoi atje nga Bukureshti qysh në fillim të vitit 1886. Me punën e tij këmbëngulëse Dh. Mole grumbulloi rreth vetes një numër të konsiderueshëm shqiptarësh që jetonin në Sofje dhe që, në përgjithësi, ishin punëtorë të thjeshtë e zanatçinj. Në vitin 1889 atje u themelua bërthama e parë e «Shoqërisë për arsim në Shqipëri». Me zgjerimin e numrit të shqiptarëve që interesoheshin për fatin e atdheut të robëruar, në janar të vitit 1893 u formua në Sofje shoqëria shqiptare me emrin «Dëshira» me statutin dhe fondin e saj. Programi i kësaj shoqërie ishte i njëjtë me atë të shoqërive të Stambollit dhe Bukureshtit, «për të lartësuar frymën e shqiptarizmit» dhe «për skoli në Shqipëri». Kryetar i Komitetit të zgjedhur nga shoqëria ishte Ligor P. Marko dhe sekretar Dhimitër Mole.

Shumë shpejt shoqëria e re hyri në marrëdhënie me patriotët dhe shoqëritë e tjera shqiptare jashtë Bullgarisë, si me Sami Frashërin e Naim Frashërin në Stamboll, me shoqërinë «Drita» në Bukuresht, dhe pati korrespondencë edhe me atdhetarë brenda Shqipërisë. Veprimtaria e shoqërisë «Dëshira» u zgjerua në vitet e fundit të shek. XIX, kur ajo u pajis me shtypshkronjën «Mbrothësia».

Egjipti ishte një qendër tjetër e rëndësishme e lëvizjes shqiptare gjatë kësaj periudhe. Nismat e para të Thimi Mitkos dhe Jani Vretos për të formuar këtu shoqëri kulturore nuk patën sukses. Megjithatë, Th. Mitko, Spiro Dine, Grigor Nuko etj. vazhduan në mënyrë individuale veprimtarinë e tyre patriotike. Krahas kësaj Th. Mitko u përpoq disa herë të organizonte një shoqëri me shqiptarët e Egjiptit, por vetëm në



Anëtarë të shoqërisë «Dëshira» të Sofjes (1904)

vitin 1894 u arrit që ata të formonin një shoqëri me emrin «Vëllazëria e Shqiptarëve».

Një rol të rëndësishëm në dobi të Lëvizjes Kombëtare vazhduan të luanin në këtë periudhë edhe arbëreshët e Italisë. Megjithëse i moshuar, në krye të lëvizjes arbëreshe qëndronte gjithnjë shkrimtari dhe patrioti Jeronim De Rada. Arbëreshët mbanin lidhje me qendrat e tjera të shqiptarëve të mërguar dhe me patriotë shqiptarë brenda Shqipërisë, si dhe me personalitete politike përparimtare italiane dhe evropiane. Me anën e korrespondencave personale, të artikujve në shtypin e kohës dhe sidomos me organin e botuar prej tyre «Flamuri i Arbërit», arbëreshët e Italisë bënin të njohura dhe mbronin të drejtat kombëtare të popullit shqiptar. Intelektualët arbëreshë punuan me zell në fushën e studimit të gjuhës dhe kulturës shqiptare. Në tetor të vitit 1895 ata organizuan në Koriliano Kalabro (Corigliano Calabro) një kongres gjuhësor në të cilin u vendos të formohej edhe një shoqëri që mori emrin «Shoqëria kombëtare shqiptare» dhe krijoi degë në të gjitha kolonitë arbëreshe.

Veprimtaria e arbëreshëve në dobi të Lëvizjes Kombëtare u zhvillua në kushte më të favorshme se ajo e kolonive të tjera; qeveria italiane për shkak të interesave të saj ekonomike dhe politike, në dukje pajtohej me parimin e ndjekur nga arbëreshët «Shqipëria për shqiptarët». Me këtë ajo synonte të ndalte si shtrirjen e Austro-Hungarisë e të shteteve sllave drejt Jugut dhe Perëndimit të Ballkanit, ashtu dhe zgjerimin e Greqisë drejt Veriut. Por krahas kësaj, qarqet politike italiane kishin filluar nga ana tjetër të punonin për ta vënë lëvizjen e arbëreshëve në shërbim të interesave imperialiste italiane në Shqipëri.

ndalte si shtrirjen e Austro-Hungarisë e të shteteve sllave drejt Jugut dhe Perëndimit të Ballkanit, ashtu dhe zgjerimin e Greqisë drejt Veriut. Por krahas kësaj, qarqet politike italiane kishin filluar nga ana tjetër të punonin për ta vënë lëvizjen e arbëreshëve në shërbim të interesave imperialiste italiane në Shqipëri.

## 2. NGRITJA E LËVIZJES AUTONOMISTE NË VITET 1896—1897

**Shqipëria dhe «Çështja maqedonase»**

Lëvizja Kombëtare zhvillohej në këtë periudhë në rrethana të ndërlikuara ndërkombëtare, kur si pasojë e ashpërsimit të «çështjes maqedonase» në mesin e viteve 90, u shtuan lakmitë pushtuese të shteteve fqinje ballkanike dhe ndërhyrjet e Fuqive të Mëdha në Ballkan.

Qarqet monarkiste të Sofjes, Beogradit dhe Athinës, nën pretekstin e përkrahjes së lëvizjes çlirimtare të popullsive maqedonase, serbe e greke të Turqisë evropiane, ndërhynë në «çështjen maqedonase» jo aq për të çliruar bashkatdhetarët e tyre që vuanin ende nën zgjedhën osmane, se sa për të përmbushur aspiratat e tyre pushtuese ndaj trojeve të Shqipërisë e Maqedonisë. Ato shfrytëzuan faktin se Maqedonia nuk ekzistonte si njësi administrative-territoriale e veçantë dhe duke iu referuar të ashtuquajturave «argumente historike» dhe «të dhënave etnike» të falsifikuara, u përpoqën t'i jepnin asaj një shtrirje më të gjerë duke përfshirë në kufijtë e saj përveç vilajetit të Selanikut edhe gjithë sanxhaqet e vilajeteve të Manastirit dhe të Kosovës. Mirëpo, shumica dërrmuese e popullsisë së dy vilajeteve të fundit përbëhej nga shqiptarë; vetëm në disa vise e sidomos në ato periferike, krahas shqiptarëve kishte edhe popullsi sllave (pakica serbe e në një masë më të madhe maqedonase). Ndërsa në vilajetin e Selanikut, përveç popullsisë sllave-maqedone që përbënte shumicën, kishte edhe popullsi greke, vllahe, turke dhe pakica të tjera.

Në rrethana të tilla ndërhyrja e shteteve ballkanike dhe e Fuqive të Mëdha në «çështjen maqedonase» prekte drejtpërdrejt interesat kombëtare të popullit shqiptar dhe cenonte tërësinë e trojeve të tij. Një veprimtari të gjerë në të ashtuquajturën «Maqedoni» ndërmorën rrethet monarkiste bullgare,

të cilat u orvatën të vënë nën kontrollin e tyre luftën e drejtë çlirimtare që popullsia maqedonase, e udhëhequr nga «Organizata e Brendshme Revolucionare e Maqedonisë», (e themeluar në vitet 1893-1894), zhvillonte kundër sunduesve osmanë, dhe t'ua nënshtronin atë synimeve ekspansioniste të borgjezisë bullgare, për të krijuar një Bullgari të Madhe me kufijtë e caktuar nga Traktati i Shën-Stefanit i 1878-ës.

Të njëjtat aspirata vazhduan të ushqenin edhe qarqet shoviniste të Serbisë dhe të Greqisë që lakmonin gjithashtu të pushtonin gjithë Shqipërinë dhe Maqedoninë. Ndërsa në Athinë qarqet drejtuese dhe organizatat shoviniste vazhdonin veprimtarinë e tyre antishqiptare, në Serbi kishte shpërthyer tani, me një forcë të re propaganda serbomadhe e ushqyer nga qarqet drejtuese dhe po punohej me të gjitha mjetet për të realizuar «Projektin» e rimëkëmbjes së perandorisë së Stefan Dushanit, ku të përfshihej edhe Shqipëria. Pas orvatjeve pa sukses për të arritur një marrëveshje me Sofjen për ndarjen e zonave të ndikimit në Turqinë evropiane, qeveria e Beogradit gjatë viteve 1891-1893 bëri përçapje pranë Athinës për t'u marrë vesh për copëtimin e tokave shqiptare dhe maqedonase. Por të gjitha këto përpjekje dështuan për shkak të kontradiktave që kishin midis tyre monarkitë ballkanike.

Rivaliteti midis Bullgarisë, Greqisë dhe Serbisë në fillim u shfaq me grindjen kishtare midis Patrikanës greke të Stambollit, e cila përpiqej të ruante të drejtën tradicionale për të pasur në varësi ortodoksët e Perandorisë Osmane dhe të Ekzarkatit bullgar, që ishte shkëputur qysh më 1870. Shtrirja e juridiksionit kishtar ekzarkist në vilajetet e Manastirit dhe të Kosovës, që u shoqërua njëkohësisht me hapjen e shkollave bullgare në këto vise, nxiti edhe Serbinë që të hynte në luftë kundër kishës bullgare në këto vilajete.

Rritja e ndikimit të kishës bullgare në viset shqiptare, çelja më 1890 e një shkolle bullgare në Korçë si edhe orvatjet e mëvonshme për t'i futur dioqezat e krahinave lindore shqiptare nën varësinë e Ekzarkatit dhe për t'u veshur atyre karakterin bullgar, i shtyu patriotët shqiptarë që, krahas me luftën kundër Patrikanës së Stambollit, të hynin në luftë edhe kundër shovinizmit bullgar e serb dhe kishave të tyre përkatëse. Në këto rrethana, në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare u hodh përsëri ideja e shfaqur prej kohësh për të krijuar një kishë shqiptare të pavarur nga Patrikana e Stambollit si një nga mjetet që do të dobësonte ndikimin që qarqet shoviniste fqinje ushtronin mbi popullsinë ortodokse shqiptare me anë të kishës së tyre.

Në të njëjtën kohë patriotët shqiptarë të Rumanisë protestuan disa herë me anë të peticioneve që i dërguan Patrikanës kundër politikës shoviniste dhe asimiluese të kishës së huaj. Po kështu, më 1894 iu dërgua sulltanit një memorandum nga Shqipëria në emër të treqind fshatrave shqiptare të disa krahinave të vilajeteve të Kosovës e të Manastirit, ku parashtrohej ankesa kundër Portës së Lartë, që u jepte mundësi bullgarëve, serbëve dhe grekëve të ngrinin në viset shqiptare si në Dibër, Prizren, Prishtinë e gjetkë, shkolla, peshkopata dhe seminare në gjuhët e tyre. Në të kërkohej gjithashtu leje për hapjen e shkollave shqipe në këto vise. Autoritetet turke jo vetëm që nuk i morën parasysh këto kërkesa, por përkundrazi i internuan nismëtarët e memorandumit.

Qarqet shoviniste të shteteve fqinje ngritën gjithashtu komitetet e tyre, që merreshin me organizimin dhe dërgimin e bandave të armatosura në viset maqedonase dhe shqiptare.

Në vitin 1895 organizatat nacionaliste bullgaro-maqedonase, filluan luftën e armatosur me anën e këtyre bandave. Kjo luftë ndikoi në aktivizimin e nacionalistëve grekë dhe serbë që, organizuan dhe dërguan në viset shqiptare e maqedonase bandat e tyre të armatosura. Gjatë viteve 1896-1897 ato zhvilluan në qendra të ndryshme të të ashtuquajturave «vilajete maqedonase» përleshje të armatosura jo vetëm kundër forcave ushtarake osmane, por edhe kundër njëra-tjetrës duke tërhequr në këtë luftë edhe kombësitë e ndryshme të këtyre vilajeteve.

Disfata e Greqisë në luftën me Turqinë në vitin 1897 dhe dobësimi i pozitave të saj i dha një nxitje shumë të madhe propagandës shoviniste bullgare dhe serbe në Turqinë evropiane. Në këto rrethana u acarua edhe konflikti kishtar serbogrek. Serbët synonin të shkëputeshin nga Patrikana greke e Stambollit, të rimëkëmbnin Patrikanën e Pejës dhe të krijonin kështu kishën e pavarur serbe në Turqinë Evropiane. Kjo do t'u jepte mundësi qarqeve sunduese të Beogradit të forconin pozitat politike dhe mbështetjen për pretendimet territoriale mbi viset shqiptare të vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit.

Premtimi që sulltani i dha qeverisë së Beogradit për të emëruar një mitropolit serb në Shkup në vitin 1897, emërimi i dhespotëve të rinj ekzarkistë në Manastir dhe në Dibër në fillim të vitit 1898 dhe në përgjithësi konflikti kishtar serbogreko-bullgar ashpërsoi edhe më shumë kontradiktat midis Bullgarisë, Serbisë e Greqisë dhe u shoqërua me përleshje të reja të përgjakshme midis bandave të këtyre shteteve në Maqedoni.

Krahas shteteve ballkanike qëndrim armiqësor ndaj çështjes shqiptare mbajtën edhe Fuqitë e Mëdha imperialiste. An-

glia duke dashur ta largonte Rusinë nga çështjet e Lindjes së Largme dhe të fuste shtetet evropiane në luftë njera me tjetrën për «trashëgimin osman», duke filluar nga viti 1895 disa herë i propozoi Gjermanisë dhe më vonë Rusisë, që ta ndanin Perandorinë Osmane, e cila, sipas shprehjes së kryeministrit të atëhershëm anglez Salsbori, «ishte e pafuqishme për të jetuar». Anglia propozonte me këtë rast që «Italinë ta kënaqte në Tripoli dhe në Shqipëri». Gjermania, për të shmangur një përleshje të saj ose edhe të aleatit të vet Austro-Hungarisë me Rusinë dhe duke synuar ta hedhë këtë të fundit në luftë me Anglinë në Lindjen e Largme, kundërshtonte çdo projekt për copëtimin e Perandorisë Osmane dhe kërkonte të ruhej *status quo*-ja.

Edhe Rusia, e angazhuar në Lindjen e Largme, ndonëse nuk kishte hequr dorë nga pretendimet e saj të vjetra mbi Stambollin dhe ngushticat, nuk donte të kthehej në këtë kohë në çështjet e Lindjes së Afërme, prandaj, preferonte që përkohësisht të ruhej *status quo*-ja në Perandorinë Osmane. Të njëjtin qëndrim vazhdoi të mbante edhe Austro-Hungaria, e cila përpiqej të shuante çdo lëvizje revolucionare dhe çlirimtare të popujve të shtypur.

Prandaj Vjena u tregua kundërshtare e hapët e luftës së armatosur të popullit shqiptar për çlirimin e tij nga zgjedha osmane. Me anë të agjentëve konsullorë, të klerit reaksionar katolik që subvencionohej prej saj dhe që i shërbente me besnikëri, tregtarëve, mësuesve dhe nëpunësve të ndryshëm, Austro-Hungaria përpiqej të largonte popullin dhe patriotët rilindës nga rruga e luftës politike për autonominë e Shqipërisë. Agjentët e saj propagandonin idenë reaksionare të pamundësisë së ekzistencës së një shteti të pavarur shqiptar dhe shfrytëzonin politikën shoviniste të shteteve sllave të Ballkanit ndaj Shqipërisë për të krijuar këtu bindjen se rreziku sllav ishte rreziku kryesor për të ardhmen e vendit dhe se e vetmja rrugë shpëtimi ishte protektorati austro-hungarez që gjoja garantonte zhvillimin kulturor të pavarur të popullit shqiptar.

Politika antishqiptare e monarkive ballkanike dhe e Fuqive të Mëdha dhe rreziku i ri i copëtimit të trojeve shqiptare, që ishte rrjedhim i kësaj politike, i dha një shtytje të re luftës së popullit shqiptar për autonominë e Shqipërisë dhe për ruajtjen e tërësisë tokësore të vendit.



**Kërkesat për autonominë e Shqipërisë**

Qeveria turke nuk ishte në gjendje as të zgjidhte «çështjen maqedonase», as të ndalonte ndërhyrjet e shteteve fqinje dhe të Fuqive të Mëdha në Turqinë evropiane. Në prill të vitit 1896 për të dalë nga gjendja e vështirë, sulltan Abdyl Hamiti shpalli dekretin «mbi reformat në vilajetet e Rumelisë» në të cilin parashikoheshin masa të tilla si emërimi në vilajete i ndihmësvalinjve të krishterë (maqedonas, serbë ose grekë), plotësimi i policisë dhe i xhandarmërisë me të krishterë të po këtyre kombësive etj. Për zbatimin e tyre sulltani dërgoi në vilajetin e Manastirit dhe të Selanikut një komision të veçantë. Në vilajetin e Kosovës u ngarkua me këtë detyrë vetë valiu, Hafiz Mehmet pasha. Megjithatë kjo masë nuk pati asnjë efekt mbi bullgarët, serbët dhe grekët që vazhduan veprimtarinë e tyre politike në Turqinë evropiane.

Shpallja nga sulltani e projektit të reformave vuri në lëvizje tërë klasat dhe forcat politike të shoqërisë shqiptare. Pavarësisht nga dallimet që kishin në pikëpamjet dhe në qëndrimin e tyre ndaj sunduesve osmanë, përfaqësuesit e shtresave të ndryshme të popullsisë shqiptare pritën me shqetësim dhe pakënaqësi projektin turk të reformave, sepse e dinin se përfshirja e vilajeteve shqiptare të Manastirit dhe të Kosovës në zonën e reformave, donte të thoshte pranimi i tyre zyrtar si toka maqedonase. Ky rrezik ishte real në kushtet, kur qarqet shoviniste bullgare kërkonin të futnin në kufijtë e Bullgarisë ose të Maqedonisë «autonome» në perëndim viset shqiptare deri në Boboshticë e Drenovë, afër Korçës dhe në veriperëndim Dibrën së bashku me një pjesë të Kosovës deri në Kumanovë.

Duke mos qenë në thelb kundër reformave, shqiptarët kundërshtuan me vendosmëri përfshirjen e viseve të tyre në zonën e reformave maqedonase dhe kërkuan nga qeveria e sulltanit reforma të veçanta për tërë vilajetet shqiptare. Vetëm krerët reaksionarë feudalë dhe bajraktarë që përbënin mbështetjen e sundimit osman në Shqipëri u shprehën kundër çdo lloj reforme për Turqinë Evropiane dhe për Shqipërinë, për të ruajtur të pandryshueshme gjendjen e popullit shqiptar nën zgjedhën e Perandorisë Osmane.

Patriotët rilindës përpunuan më tej dhe mbrojtën programin e autonomisë territoriale-administrative të Shqipërisë, të cilën ata e quanin si zgjidhje të drejtë të çështjes shqiptare në ato rrethana.

Përbërja heterogjene e forcave shoqërore që merrnin pjesë në Lëvizjen Kombëtare bëri që në çështjen e luftës dhe të qëndrimit ndaj sundimit osman në Shqipëri, të shfaqeshin

prirje të ndryshme politike. Kjo u pasqyrua edhe në përmbajtjen, në trajtimin që u bëhej kërkesave për reforma në memorandumet dhe peticionet që iu paraqitën Portës së Lartë dhe Fuqive të Mëdha në vitet 1896-1897.

Në memorandumin që iu dha kryeministrit turk në korrik të vitit 1896 nga një komitet i reformës shqiptare jashtë atdheut (në Bukuresht), shprehej protesta kundër hapjes së shkollave e kishave greke e sllave dhe propagandës së huaj në viset shqiptare. Ndonëse përmbante kërkesën e rëndësishme të njohjes nga sulltani si një komb më vete të të gjithë shqiptarëve të krishterë e myslimanë, memorandumi kufizohej me nevojën e zbatimit në të katër vilajetet shqiptare (të Shkodrës, të Kosovës, të Manastirit dhe të Janinës) të disa reformave siç ishin lirimi i gjithë shqiptarëve të internuar dhe të burgosur, ndalimi i propagandës greke e sllave në Shqipëri, e drejta e themelimit të shkollave dhe kishave në gjuhën shqipe etj. Por autorët e memorandumit (N. Naço, I. Temo, F. Konica) linin mënjanë kërkesën themelore të Lëvizjes Kombëtare, autonominë e Shqipërisë.

Në memorandumin tjetër me titull «Peticion për të kërkuar mbështetjen dhe mbrojtjen e qeverive të Fuqive të Mëdha», që iu dërgua këtyre fuqive nga shoqëria «Dëshira» e Sofjes në shtator 1896, kërkohej bashkimi i vilajeteve të Kosovës, të Manastirit, të Shkodrës dhe të Janinës në një vilajet të vetëm me kryeqendër Manastirin, me një administratë të veçantë të përbërë nga funksionarë shqiptarë myslimanë e të krishterë dhe të kryesuar nga një guvernator i përgjithshëm. Aty përcaktohej gjithashtu struktura organizative e vilajetit të bashkuar shqiptar: në kazatë e të katër vilajeteve do të zgjidheshin këshilltarët nga të cilët formohej Këshilli i Pleqve, i përbërë prej 24 anëtarësh (nga 6 për çdo vilajet), që do të funksiononte pranë guvernatorit të përgjithshëm. Në memorandum kërkohej gjithashtu hapja e shkollave në qytetet dhe fshatrat e Shqipërisë, ku krahas me shqipen do të mësohej edhe turqishtja, e cila njihej si gjuhë zyrtare.

Me nismën e patriotëve të shoqërisë «Dituria» që ishte organizata më e madhe patriotike jashtë shtetit, në nëntor të vitit 1897 u organizua në Bukuresht një mbledhje e gjerë, ku morën pjesë përfaqësues të komiteteve brenda vendit dhe të shoqërive patriotike të kolonive të tjera shqiptare. Në këtë mbledhje u miratua një memorandum «Ndë emër të Llauzit (popullit -Hart.) shqiptar» që iu dërgua sulltanit dhe ambasadorëve të Fuqive të Mëdha në Stamboll.

Në këtë memorandum kërkohej nga Turqia dhe qeveritë evropiane njohja e kombësisë shqiptare dhe autonomia territoriale-administrative e Shqipërisë që do të realizohej duke bashkuar të katër vilajetet (ku shqiptarët përbënin shumicën) në një vilajet të vetëm, me në krye një qeveritar të përgjithshëm shqiptar dhe me kryeqytet Manastirin. Si gjuhë zyrtare për administratën shtetërore, institucionet shkollore dhe fetare të ishte shqipja. Kërkohej gjithashtu ndalimi i çarmatimit të shqiptarëve dhe amnisti për gjithë ata që ishin internuar, burgosur dhe dëbuar jashtë për çështje politike. «Qeveria autonome e Shqipërisë» që do të vihej në krye të vendit do t'i paguante sulltanit një shumë të caktuar të hollash.

Duke parashtruar rrugën e zgjidhjes së çështjes shqiptare me anë të krijimit të një shteti autonom, memorandumi i Bukureshtit u përgjigjej në thelb kërkesave të Lëvizjes Kombëtare në atë kohë. Të mbështetur në përvojën e Lidhjes së Prizrenit, autorët e këtij memorandumi e orientuan drejt Lëvizjen Kombëtare duke theksuar se formimi i shtetit kombëtar e autonom shqiptar do të ishte edhe rruga më e mirë për sigurimin e tërësisë territoriale të Shqipërisë.

Kërkesa e autonomisë territoriale-administrative të vendit u parashtrua nga patriotët rilindës edhe në një varg artikujsh të botuar në shtypin shqiptar të kohës dhe sidomos në gazetën «Shqipëria» të Bukureshtit (1897-1899). Por kërkesat për njohjen e kombit shqiptar dhe të të drejtave të tij të ligjshme për të formuar shtetin e vet kombëtar, nuk u morën parasysh as nga qeveria e sulltanit, as edhe nga Fuqitë e Mëdha.

**Çështja shqiptare në pranverën e vitit 1897**

Në pranverën e vitit 1897, si pasojë e shpërthimit të luftës greko-turke për çështjen e Kretës, gjendja politike në Shqipëri u acarua edhe më tepër. Krahas rrezikut që i kërcënohej pjesës jugore të Shqipërisë nga forcat greke, lindi edhe ai i ndërhyrjes së shteteve të tjera të Ballkanit (të Serbisë e të Bullgarisë) për të cenuar tërësinë territoriale të trevave veriore dhe verilindore të Shqipërisë.

Grumbullimi i trupave greke në kufijtë e Thesalisë e të vilajetit të Janinës dhe rreziku i copëtimit të tokave shqiptare në rast se fitonte Greqia, e largoi për një kohë vëmendjen e Lëvizjes Kombëtare nga lufta kundër sunduesve osmanë dhe e drejtoi atë nga Athina. Kjo i dha mundësi sulltanit që luftën kundër Greqisë ta paraqiste me demagogji si luftë për mbrojtjen e territoreve shqiptare. Në të njëjtën kohë Porta e Lartë, me anë të premtimeve për t'u dhënë tituj, shpërblime dhe privilegje në administrimin e vendit, bëri për vete

krerë feudalë shqiptarë. Në këtë mënyrë ajo siguroi mobilizimin e forcave «vullnetare» shqiptare.

Pas ndërmarrjes pa sukses për të pushtuar Kretën në shkurt të vitit 1897, Greqia e shtriu luftën në Thesali dhe në vilajetin e Janinës, ku sulmoi forcat turke më 12 prill të vitit 1897, por u shpartallua prej tyre pas tri javësh. Me ndërhyrjen e Rusisë dhe të fuqive të tjera të mëdha, trupat turke e ndalën përparimin e tyre të mëtejshëm dhe më 19 maj u nënshkrua armëpushimi midis Turqisë dhe Greqisë.

Meqenëse lufta greko-turke shkaktoi acarimin e gjendjes politike në Ballkan dhe mund të prishte *status quo*-në e Perandorisë Osmane, Austro-Hungaria dhe Rusia shpejtuan të merreshin vesh midis tyre për çështjet e Ballkanit dhe të Lindjes së Afërme. Si rezultat i bisedimeve dhe i notave që u shkëmbyen midis ministrave të Jashtëm të të dy shteteve, në maj të vitit 1897 u arrit në parim një marrëveshje që theksonte edhe një herë interesimin dhe vendosmërinë e të dy fuqive për të ruajtur *status quo*-në në Ballkan, i cili ndahej me këtë rast në dy zona ndikimi: në atë austriake të perëndimit dhe në atë ruse të lindjes.

Në këto nota bëhej fjalë gjithashtu mbi qëndrimin që do të mbahej, në qoftë se më në fund do të ishte e pamundur të ruhej *status quo*-ja në Ballkan. Në këtë rast Austro-Hungaria kërkoi të aneksonte Bosnjën dhe Hercegovinën që i kishte pushtuar nga koha e Traktatit të Berlinit, si edhe sanxhakun e Jenipazarit. Ajo propozoi gjithashtu të krijohej një shtet i pavarur shqiptar me emrin «Principata e Shqipërisë» që do të përfshinte në kufijtë e vet tokat midis Janinës në jug dhe liqenit të Shkodrës në veri dhe do të kishte një shtrirje të «arsyeshme» në lindje. Tokat që do të mbeteshin pas kësaj do të ndaheshin midis shteteve të vogla të Ballkanit në mënyrë që të ruhej ekuilibri që ekzistonte atëherë. Sado që Vjena shpalli se «përjashtohej çdo sundim i huaj mbi principatën shqiptare», ajo, në këtë rast kujdesej më tepër për të parandaluar mundësinë e një pushtimi italian të Shqipërisë se sa për pavarësinë e shtetit shqiptar. Ky shtet, sipas projekteve të fshehta të Vjenës do të vihej nën protektoratin austro-hungarez, i cili, në rast se do ta lejonin rrethanat, do të shoqërohej edhe me një pushtim të pjesshëm të trojeve të Shqipërisë e në radhë të parë të Durrësit e të Vlorës. Kjo do t'i siguronte Austro-Hungarisë kontrollin mbi Otranton e detin Adriatik.

Propozimet e Austro-Hungarisë për sistemimin e ri në Ballkan dhe ndarjen e territoreve të Rumelisë, u kundërshtuan nga ministri i Jashtëm i Petersburgut si të papajtueshme me interesat dhe politikën e Rusisë në Ballkan.



Ripohimi nga ana e Fuqive të Mëdha i politikës së ruajtjes së *status quo*-së në Perandorinë Osmane bëri që sulltani ta ndiente veten më të sigurt dhe të hiqte dorë nga premtimet që u kishte dhënë shqiptarëve gjatë luftës greke-turke për t'u bërë lëshime në administrimin e vendit. Sulltani kënaqi vetëm krerët feudalë, të cilëve u dha zotërime të reja tokësore dhe shpërblime të tjera që t'i lidhte më tepër pas Stambollit.

## 3. LIDHJA SHQIPTARE E PEJËS

**Organizimi i Besëlidhjes Shqiptare (1897)**

Të bindur çdo ditë e më tepër se e vetmja rrugë për të siguruar autonominë e atdheut ishte ngritja e masave popullore në luftën e armatosur kundër sundimit osman, veprimtarë të Lëvizjes Kombëtare filluan t'i bënin thirrje popullit me anë të shtypit që të rrëmbente përsëri armët për autonominë. Por kushtet e brendshme dhe të jashtme ishin të tilla që e bënin shumë të vështirë organizimin e një kryengritjeje të përgjithshme. Për të kapërcyer karakterin lokal e të kufizuar të lëvizjeve të veçanta antiosmane dhe për t'i shkrirë ato në një lëvizje të vetme mbarëshqiptare ishte e nevojshme që rrethet drejtuese të Lëvizjes të bënin një punë të dendur e të gjithanshme politike dhe organizative.

Edhe shoqëritë patriotike të mërgimit, me gjithë punën e madhe që kishin bërë, vazhdonin të ishin të veçuara njëra nga tjetra dhe, të palidhura sa duhej me qendrat kryesore të lëvizjes në Shqipëri.

Detyra e parë në këto rrethana ishte krijimi i një organizate të re, si ajo e Lidhjes së Prizrenit, që të përfshinte të gjithë vendin dhe të siguronte udhëheqjen e vetme të lëvizjes për çlirimin kombëtar. Zgjidhja e kësaj detyre favorizohej nga atmosfera e nderë që kishin krijuar lëvizjet e pareshtura antiosmane, rritja e aktivitetit të qarqeve shoviniste fqinje për të copëtuar tokat shqiptare të vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit dhe paaftësia e qeverisë së sulltanit për të mbrojtur tërësinë tokësore të Shqipërisë.

Nismën për krijimin e një organizate të tillë e morën qytetet kryesore të vilajetit të Kosovës. Në shkurt të 1897, në

pragun e luftës greke-turke, në Gjakovë e Pejë u zhvilluan mbledhje të përfaqësuesve të popullsisë dhe u hodhën bazat e një lidhjeje të re që u quajt Besëlidhja Shqiptare. Në pranverën e këtij viti Besëlidhja u zgjerua duke u shtrirë në qytete të tjera të Kosovës.

Në krye të Komitetit që drejtonte veprimtarinë e saj u vu Haxhi Zeka[1], që ishte një nga udhëheqësit më të shquar të Lëvizjes Kombëtare në vilajetin e Kosovës.

Besëlidhja Shqiptare në fillim të veprimtarisë së saj u kufizua me kërkesën e ruajtjes së tërësisë territoriale të Shqipërisë nga rreziku i jashtëm. Kjo shpjegohet me dendësimin e orvatjeve të Serbisë, Bullgarisë, Malit të Zi e Greqisë për të copëtuar trojet shqiptare. Në të njëjtën kohë Haxhi Zeka punoi për ta shtrirë Besëlidhjen në tërë vilajetet shqiptare dhe për të vënë në themel të saj kërkesat e autonomisë së Shqipërisë.

Patriotët rilindës brenda dhe jashtë atdheut bënë përpjekje të mëdha për të përpunuar më tej programin e Lëvizjes Kombëtare dhe për ta orientuar Lidhjen drejt përmbushjes së detyrave themelore të saj. Nismën për këtë e mori Shoqëria e Stambollit, e cila në këtë kohë u riorganizua me emrin «Komiteti Shqiptar» me kryetar gjithnjë Sami Frashërin. Në manifestin «Ç'duan shqiptarët» që ky Komitet lëshoi në pranverën e vitit 1897, miratohej krijimi i Besëlidhjes, si dhe kërkesa e saj për ruajtjen e tërësisë territoriale të vendit. Por Komiteti theksonte njëkohësisht se krahas kësaj ishte e nevojshme të luftohej kundër qeverisë së sulltanit për të siguruar autonominë e Shqipërisë, për bashkimin e vilajeteve të saj në një vilajet të vetëm autonom, me gjuhën shqipe si gjuhë lokale dhe me një guvernator të përgjithshëm që do të administronte vendin nën kontrollin e një kuvendi kombëtar me funksionarë shqiptarë. Ndërtimi shtetëror i Shqipërisë autonome parashikohej të bëhej në bazë të parimeve demokratike dhe të përparuara të kohës.

Në manifest i bëhej thirrje popullit shqiptar të vazhdonte edhe në të ardhmen luftën kundër synimeve shoviniste të

1) Haxhi Zeka kishte marrë pjesë në luftën e Lidhjes së Prizrenit për autonominë e Shqipërisë, qe anëtar i Këshillit Qendror të saj dhe bashkëpunëtor i ngushtë i Sulejman Vokshit. Ai vazhdoi përpjekjet për të realizuar idetë autonomiste të Lidhjes edhe pas shpërndarjes së saj. Për aktivitetin e vet patriotik në vitin 1893 u tërhoq në Stamboll ku u mbajt i arrestuar deri në vitin 1896, kur u lirua dhe u kthye përsëri në Shqipëri i pritur me gëzim dhe respekt të madh nga bashkatdhetarët.



Greqisë dhe të shteteve fqinje sllave për mbrojtjen e tërësisë së territoreve shqiptare, theksohej se duhej prerë çdo lidhje me Patrikanën dhe të formohej një kishë e pavarur shqiptare. Krahas me kundërshtimin e hapur ndaj çdo protektorati të Fuqive të Mëdha mbi Shqipërinë në manifest shprehej besimi në aftësitë e shqiptarëve për të drejtuar vendin e tyre.

Duke e ndier rrezikun e madh që i kanosej nga një lëvizje e organizuar shqiptare me program kombëtar, Porta e Lartë mori masa të rrepta për shpërndarjen e Besëlidhjes. Si pasojë, pas një mbledhjeje të gjerë që u mbajt në nëntor 1897 në Pejë, në të cilën morën pjesë mbi 500 vetë dhe ku u shqyrtua çështja e reformave që duhej të bëheshin në Shqipëri, veprimtaria e Besëlidhjes erdhi duke rënë, derisa u ndërpre fare.

Krahas me ushtritë e shumta, Porta e Lartë dërgoi edhe kësaj radhe në Shqipëri misione hoxhallarësh për të propaganduar në besimtarët myslimanë besnikërinë ndaj sulltanit «Kalifit të gjithë myslimanëve». Autoritetet turke bënë për vete edhe njërin prej krerëve me influencë të lëvizjes, Riza bej Kryeziun, i cili ishte dalluar për veprime përçarëse dhe synonte ta shfrytëzonte lëvizjen për qëllimet e tij të ngushta egoiste. Ata e dërguan atë në Stamboll në fund të vitit 1897, në krye të një komisioni të parisë së vendit, gjoja për t'i paraqitur Abdyl Hamitit një pasqyrë të gjendjes së Shqipërisë dhe nevojat e kërkesat e saj. Në Stamboll Riza Kryeziu kapitulloi dhe hyri në rrugën e bindjes dhe nënshtrimit ndaj sulltanit, gjë që e dobësoi ndikimin e tij në Shqipëri.

Meqenëse Besëlidhja nuk arriti të forcohej si organizatë kombëtare dhe të drejtonte e bashkërendonte lëvizjet antiosmane, këto vazhduan të zhvilloheshin të veçuara e pa lidhje njëra me tjetrën.

Në gjysmën e parë të tetorit dhe në fillim të nëntorit ndodhën përleshje të ndryshme midis kryengritësve shqiptarë dhe forcave qeveritare në Pejë e Gjakovë, Prizren e Prishtinë ku populli dëboi mytesarifët dhe nëpunësit e urryer turq dhe kërkoi që të emëroheshin në vend të tyre nëpunës shqiptarë. Krahas arrestimeve në masë të pjesëmarrësve të lëvizjes, qeveria e sulltanit duke kuptuar se vilajeti i Kosovës dhe veçanërisht rrethi i Shkupit kërcënohej nga një kryengritje e re, dërgoi atje forca të mëdha ushtarake, të sjella nga vilajeti i Janinës. Po në këtë kohë mbërriti në Shkodër Tefik Pasha, i dërguar nga sulltani, gjoja «për të dëgjuar dëshirat» e shqiptarëve. Sikurse shkruante «Shqipëria» e Bukureshtit më 11 tetor të vitit 1897, tetëdhjetë shqiptarë nga krerët myslimanë e të krishterë të Shqipërisë së Sipërme i deklaruan delegatit

turk se nuk do të pranonin të dorëzonin armët dhe t'i nënshtroheshin qeverisë turke, derisa ajo të zbatonte reformat që kishin kërkuar shqiptarët dhe pikërisht autonominë e vendit. Orvatjet e Tefik pashës për t'i bindur me anë të premtimeve të zakonshme krerët e Shkodrës e të Malësive që të dorëzonin armët, nuk dhanë rezultat.

Në fillim të nëntorit të vitit 1897 u acarua gjendja edhe në Shqipërinë e Mesme e të Jugut; ndërsa në Elbasan, Tiranë, Vlorë, Delvinë, Gjirokastër bëheshin plane për të liruar të burgosurit dhe të internuarit politikë, në Himarë shpërtheu kryengritja, e cila u shtyp nga forcat osmane.

**Formimi i Lidhjes së Pejës (janar 1899)**

Më 1 janar 1898 shoqëritë patriotike të mërgimit, «Komiteti i Stambollit», shoqëria «Dituria» e Bukureshtit, «Vëllazëria Shqiptare» në Egjipt, shoqëria «Dëshira» e Sofjes dhe «Shoqëria Kombëtare Shqiptare» e arbëreshëve të Italisë, botuan një memorandum të përbashkët me titullin «Në emër të popullit shqiptar», që u drejtohej qeverisë së Stambollit dhe Fuqive të Mëdha.

Në memorandum dënoheshin intrigat e shteteve fqinje në Shqipëri dhe politika e verbër dhe armiqësore e Portës së Lartë që u kishte lejuar grekëve, serbëve e bullgarëve të hapnin kisha e shkolla në vilajetet shqiptare dhe u kishte bërë atyre lëshime të njëpasnjëshme politike në dëm të Shqipërisë. «Në se grekët, bullgarët, serbët e malazeztë thonë se janë vëllezërit tanë . . ., thuhej në memorandum, ne si vëllezër do t'i presim, por me kusht që secili të jetë zot në shtëpinë e tij. Ne nuk kemi asnjë pretendim mbi tokat e tyre, ne duam që Shqipëria të jetë për shqiptarët».

Memorandumi parashtronte pastaj kërkesat themelore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. «Të gjithë ne shqiptarët, theksohej në të, kudo që ndodhemi, brenda dhe jashtë atdheut dhe pavarësisht nga besimet fetare, kërkojmë nga sulltan Abdyl Hamiti autonominë administrative të tokave shqiptare, bashkimin e vilajeteve ku është përfshirë atdheu ynë në një vilajet të vetëm me një guvernator shqiptar» me gjuhë zyrtare gjuhën shqipe, me shkolla dhe kisha shqipe. Në memorandum theksohej ideja se shqiptarët, për të ruajtur qenien e tyre dhe për të përmbushur kërkesat kombëtare, nuk do të ngurronin të përdornin edhe luftën e armatosur, të drejtën supreme të popujve, revolucionin.

Memorandumi i shoqërive shqiptare të mërgimit ishte



një dokument i rëndësishëm programatik që pati ndikim si në opinionin publik evropian, ashtu edhe në Shqipëri.



Haxhi Zeka

Acarimi i ri i «çështjes maqedonase» në fund të vitit 1898 dhe në fillim të vitit 1899, ndërhyrja e qarqeve drejtuese të Bullgarisë, Serbisë, Greqisë e Malit të Zi në Turqinë evropiane dhe veçanërisht në vilajetet shqiptare krijuan përsëri një gjendje të nderë politike në Ballkan dhe si rrjedhim edhe në Shqipëri. Këtu ndikoi gjithashtu qëndrimi i Fuqive të Mëdha, të cilat në janar 1899 bënë traktativa për një ndërhyrje kolektive pranë Portës së Lartë duke kërkuar zbatimin e reformave në Maqedoni për të ndaluar kryengritjen në këtë zonë.

Në këto rrethana rifilluan me një vrull të madh përpjekjet e patriotëve shqiptarë për bashkimin e gjithë popullit dhe për krijimin e një lidhjeje të re që do ta udhëhiqte atë në luftën kundër armiqve.

Frut i këtyre përpjekjeve ishte formimi i Lidhjes Shqiptare të Pejës në janar të vitit 1899. Më 23-29 janar 1899 u zhvillua në Pejë një mbledhje e gjerë ku morën pjesë rreth 500 vetë, përfaqësues të parisë dhe të popullsisë së vilajetit të Kosovës, si edhe përfaqësues të veçantë të vilajeteve të Manastirit e të Janinës. Këtu u shpall formimi i lidhjes së re shqiptare që, sipas shembullit të asaj të Prizrenit të vitit 1878, u quajt Lidhja e Pejës. Në krye të Komitetit drejtues të Lidhjes u vu Haxhi Zeka.

Në «Vendimin» (Kararnamenë) prej 11 pikash që përbën dokumentin kryesor të Kuvendit të Pejës, të miratuar më 28 janar 1899, vihej theksi në luftën për mbrojtjen e tërësisë territoriale të Shqipërisë kundër çdo orvatjeje që Serbia, Bullgaria, Mali i Zi dhe Greqia do të ndërmerrnin për co-

pëtimin e trojeve shqiptare. Por, duke shtruar këtë detyrë tepër të rëndësishme në rrethanat ekzistuese, Kuvendi i parë i Lidhjes së Pejës, sado që diskutoi gjatë edhe mbi çështjen e autonomisë së Shqipërisë, në vendimet e tij të para nuk e përcaktoi qartë këtë kërkesë themelore.

Për këtë ndikuan në radhë të parë si rreziku i drejtpërdrejtë i copëtimit të vilajeteve shqiptare nga ana e shteteve fqinje, ashtu edhe prania në gjirin e Lidhjes, krahas rrymës autonomiste të kryesuar nga Haxhi Zeka, edhe e krahut konservator turkoman.

Në «Vendim» kërkohej që Lidhja të shtrinte veprimtarinë dhe të formoheshin komitetet e saj në të katër vilajetet shqiptare, të Kosovës, Shkodrës, Manastirit dhe Janinës. Fill pas formimit të Lidhjes, Haxhi Zeka dhe patriotët e tjerë brenda dhe jashtë atdheut iu vunë punës për t'i dhënë asaj karakter mbarëshqiptar dhe për të përfshirë në program edhe kërkesën e bashkimit të katër vilajeteve shqiptare në një njësi të vetme territoriale administrative që do të përbënte themelin e shtetit kombëtar shqiptar.

Vetë organizimi i Lidhjes si një institucion shqiptar me komitetet e pajtimit dhe të sigurimit që do të krijoheshin në qytete të ndryshme të Shqipërisë, ishte një shfaqje e synimeve të shqiptarëve për të organizuar dhe për të realizuar vetë bashkimin dhe mbrojtjen e atdheut. Rëndësi të veçantë kishte krijimi nga ana e Lidhjes i ushtrisë së saj në radhët e së cilës në fillim hynë më shumë se 15 mijë vullnetarë. Po kështu në «Vendimin» e Pejës u shfaq prirja për të përqendruar në duart e komiteteve të Lidhjes kompetenca të tilla të organeve lokale qeveritare si lufta kundër hakmarrjes, pajtimi i gjaqeve, ndalimi i keqbërjeve, sigurimi i qetësisë publike, dënimi i atyre që do të kryenin veprime dhune mbi qytetarët duke përfshirë edhe nëpunësit turq që do të shtypnin popullin dhe do të bënin padrejtësi. Për të shmangur përçarjet midis shqiptarëve Kuvendi i Pejës vendosi gjithashtu që të shpallej Besa për një vit dhe të ndaloheshin të gjitha veprimet që shkonin në kundërshtim me të si hakmarrjet, grindjet etj.

«Vendimi» i miratuar në Kuvendin e parë të Lidhjes nuk përbën aktin e vetëm të saj. Po më 29 janar 1899, në ditën kur Kuvendi mbylli punimet e tij dhe shpalli Kararnamenë, Komiteti Shqiptar me qendër në Bukuresht që ishte në dijeni të punimeve të Kuvendit të Pejës dhe bashkëpunonte me organizatorët e tij, botoi në gjuhën turke thirrjen «Rruga e shpëtimit është në Besa-Besën». Në këtë thirrje parashtroheshin kërkesat e shndërrimit të Lidhjes në





Shtëpia ku u mblodh Kuvendi i Pejës

një organizatë të përgjithshme, të shtrirë në të katër vilajetet, të veshur me atribute shtetërore, me organet e saj lokale dhe qendrore dhe me statutin e vet të veçantë.

Në ditët e para të formimit të Lidhjes sulltani dhe Porta e Lartë, të interesuar për mobilizimin e forcave ushtarake shqiptare në luftën kundër rrezikut të një sulmi nga jashtë mbi Turqinë Evropiane, nuk e ndaluan haptazi veprimtarinë e saj. Porta qe e detyruar të mbante këtë qëndrim edhe për shkak se nuk ishte në gjendje ta shtypte menjëherë Lidhjen e mbështetur në shqiptarët e armatosur.

Por, pak ditë pas mbledhjes së Pejës, me shtrirjen e komiteteve të saj në qytete të tjera dhe me zgjerimin dhe thellimin e veprimtarisë së tyre kombëtare, kontradiktat e Portës së Lartë me shqiptarët u acaruan dhe ajo ndryshoi qëndrimin ndaj Lidhjes.

Duke qenë edhe nën presionin e Rusisë dhe të Austro-Hungarisë që shikonin te lëvizja shqiptare një rrezik për prishjen e *status quo*-së në Ballkan, qeveria e sulltanit nxori një varg urdhëresash për t'i çarmatosur shqiptarët dhe për ta shtypur Lidhjen. Në fazën e parë sulltani përdori për këtë qëllim parinë e Gjakovës të kryesuar nga Riza bej Kryeziu që qysh në fillim iu kundërvu Lidhjes dhe hyri në shërbim të Turqisë.

Por qëndresa e shqiptarëve bëri që të dështonin orvatjet e para armiqësore të Portës së Lartë. Në fund të shkurtit 1899 u mbajt në Prizren një mbledhje ku patriotët shpallën bashkimin e sanxhakut të Prizrenit me Lidhjen, miratuan «Vendimin» e shpallur në Pejë dhe kërkuan të thirrej një kuvend i përgjithshëm shqiptar.

Në fillim të marsit 1899 forcat patriotike të Lëvizjes Kombëtare në Shkodër arritën të sprapsin kundërshtimin e krerëve turkomanë të vendit dhe bënë që edhe popullsia e sanxhakut të Shkodrës, myslimanë e katolikë, të bashkohet me Lidhjen Shqiptare të Pejës. Në Shkodër u formua gjithashtu Komiteti i Sigurimit që drejtonte veprimtarinë e Lidhjes.

Ndikimi i Lidhjes u përhap gjithashtu në Shqipërinë e Mesme, në sanxhakun e Dibrës, në Ohër, Starovë dhe në Elbasan. Me gjithë urdhrat e sulltanit dhe përpjekjet e valiut të Manastirit për të penguar shtrirjen e saj, në fund të shkurtit me thirrjen e patriotëve u zhvillua në Dibër një mbledhje e gjerë e përfaqësuesve të popullsisë së qytetit dhe të malësisë, ku morën pjesë rreth 1000 veta dhe ku u miratuan vendimet e Pejës.

Komiteti i Dibrës që u zgjodh në këtë mbledhje diskutoi dhe vendosi për një varg çështjesh të rëndësishme të Lëvizjes Kombëtare siç ishin ato të bashkimit të të gjithë shqiptarëve pa dallim feje, trajtimi i barabartë i shqiptarëve myslimanë e të krishterë, nevoja e lëvrimit dhe e ruajtjes së gjuhës shqipe, çelja e shkollave shqipe dhe sigurimi i mjeteve shkollore.

Vendimet e Dibrës u miratuan edhe nga qendrat më të afërta me Dibrën, nga Elbasani, Tirana, Starova, Korça, Berati, Ohri, Manastiri, Kërçova etj. Lidhja e Pejës kishte hyrë tanimë në rrugën e shndërrimit të saj në një organizatë të përgjithshme kombëtare shqiptare, me komitetet e saj të sigurimit në qendrat kryesore të Shqipërisë. Kudo ku u shtri veprimtaria e komiteteve të Lidhjes u vendos rregulli dhe qetësia dhe u mënjanuan arbitrariteti dhe dhuna e nëpunësve osmane.

**Qëndrimi i ideologëve të Rilindjes ndaj Lidhjes Shqiptare të Pejës**

Qysh në formimin e saj Lidhja e Pejës gjeti përkrahjen e rretheve patriotike shqiptare brenda e jashtë atdheut, të cilat nëpërmjet artikujve të botuar në shtyp dhe thirrjeve drejtuar popullit, propagandonin idenë e bashkimit të shqiptarëve nën drejtimin e Lidhjes, nevojën e shtrirjes së veprimtarisë së saj në gjithë vendin dhe të luftës për autonominë e Shqipërisë.



Në mars të vitit 1899 kur Lidhja e Pejës vazhdonte të shtrihej në qytete të tjera të Shqipërisë dhe po përgatitej kuvendi i përgjithshëm i saj, u botua në Bukuresht nga shoqëria «Dituria», pa emrin e autorit, vepra e Sami Frashërit «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e çdo të bëhet?»

Në këtë vepër S. Frashëri përcaktoi dhe argumentoi në mënyrë të thellë rrugën që duhej të ndiqte Lëvizja Kombëtare Shqiptare dhe veçanërisht Lidhja Shqiptare e Pejës në luftën kundër zgjedhës osmane. Ai e konsideronte formimin e saj një ngjarje të rëndësishme në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare dhe shprehte besimin e shpresën se Lidhja do të realizonte bashkimin dhe çlirimin e popullit shqiptar nga zgjedha osmane dhe do të garantonte tërësinë e trojeve shqiptare.

Në veprën e tij Samiu shkruante se «kjo Lidhje, kjo mbledhje e kjo besë që po bëhet sot në Shqipëri do të jetë krej'i shpëtimit të Shqipërisë...». «Më parë se çdo gjë, — theksonte Samiu, — shqiptarët duhet të lidhin një besë të madhe e të përgjithshme në mes të tyre e të bëjnë një lidhje e një bashkim, që të pushtojnë të tërë Shqipërinë».

S. Frashëri orientonte patriotët shqiptarë që ta shndërronin Lidhjen Shqiptare në një organ të përhershëm qeveritar që «të jetë gjithnjë e kudo sa t'u jepen shqiptarëve ato që duan dhe të shpëtojë Shqipëria nga rreziku», «të qëndronjë e të mbanjë vent qeverie në Shqipëri se qeveri e turqve s'është një qeveri për ndërtime, po për prishje»; prandaj «Lidhja e shqiptarëve të zërë vendin e saj» dhe të realizojë vetë ose të detyrojë me forcë qeverinë turke të realizojë kërkesat e lëvizjes shqiptare.

Vepra «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e çdo të bëhet?» pati një ndikim të madh në veprimtarinë e Lidhjes Shqiptare të Pejës dhe në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare; ajo mbeti si një nga dokumentet kryesore programatike të kësaj Lëvizjeje.

Një muaj pas botimit të veprës së Samiut në prill të vitit 1899, u botua në Bukuresht në formë broshure turqisht në emër të një «Shoqërie Qendrore Shqiptare» thirrja «Ujanallëm» («Të zgjohemi»).

Në këtë thirrje patriotët shqiptarë e orientuan Lidhjen Shqiptare të Pejës drejt luftës për të drejtat politike dhe kombëtare të popullit shqiptar; në të vlerësohej si një veprim me rëndësi bashkimi i patriotëve shqiptarë në Lidhje, shpallja e Besa-Besës dhe i bëhej thirrje gjithë popullit që të bashkohej me këtë Lidhje. Të krishterët e myslimanët, gegët e toskët, theksohej në thirrje, gjithë shqiptarët e katër vilajeteve, të kërkojnë nga qeveria e sulltanit zbatimin e programit të përgjithshëm të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare: ndryshimin e sistemit ekzistues të qeverisjes së Shqipërisë; formimin e

një këshilli të pleqve që do të vihet në krye të vendit; zgjedhjen nga një këshill ekzekutiv të një valiu që do të vihet në krye të 4 vilajeteve të bashkuara; emërimin në Shqipëri vetëm të nëpunësve shqiptarë të krishterë e myslimanë; barazinë për të gjithë shqiptarët pa dallim feje; hapjen në çdo qytet të Shqipërisë të shkollave shqipe; kryerjen e shërbimit ushtarak vetëm në Shqipëri; përdorimin e të ardhurave të përgjithshme për përparimin e Shqipërisë etj.

**Qëndresa kundër administratës osmane. Shtypja e Lidhjes**

Vendimi për thirrjen e një mbledhjeje apo kuvendi të përgjithshëm që u mor menjëherë pas themelimit të Lidhjes, gjeti përkrahjen e plotë të komiteteve që u formuan më vonë në qytetet e vendit. Në prill-maj të vitit 1899, kryetari i Lidhjes, Haxhi Zeka, shpërndau ftesat për këtë mbledhje në vilajetet shqiptare të Kosovës, Shkodrës, Manastirit dhe Janinës.

Haxhi Zeka dhe pasuesit e tij kishin për qëllim që me anën e kësaj mbledhjeje, të shtrinin Lidhjen në tërë Shqipërinë dhe të miratonin programin e saj kombëtar. Gjatë ditëve të përgatitjes së mbledhjes së përgjithshme përfaqësuesit më të përparuar të forcave patriotike shqiptare, që merrnin pjesë në Lidhje shtruan si qëllim të saj bashkimin e katër vilajeteve shqiptare në një njësi të vetme administrative që do të përbënte hapin e parë drejt autonomisë së Shqipërisë.

Por këto përpjekje të Haxhi Zekës dhe të patriotëve të tjerë shqiptarë, ndeshën në kundërshtimin e hapët të qeverisë së sulltanit; e shqetësuar përpara zgjerimit dhe thellimit të veprimtarisë së Lidhjes së Pejës, ajo ndaloi thirrjen e mbledhjes së përgjithshme, që qe caktuar të mbahej në fund të majit të vitit 1899 dhe pas kësaj filloi shtypjen me forcë të çdo shfaqjeje të tendencave kombëtare të lëvizjes shqiptare.

Në këtë kohë u përmirësua disi edhe pozita ndërkombëtare e Perandorisë Osmane. Konferenca e Hagës e Fuqive të Mëdha «për çarmatimin dhe paqen», që u mblodh në maj të vitit 1899, nuk pranoi të shqyrtonte propozimet e komiteteve maqedonase për zbatimin e reformave në Maqedoni. Konferenca tregoi se Fuqitë e Mëdha nuk kishin ndërmend të ndërhynin në atë kohë për ta detyruar Turqinë të bëjë «reforma» në Rumeli.

Në kushte të tilla Porta e Lartë përqendroi gjithë vëmendjen në shtypjen e lëvizjes shqiptare që vazhdonte endę. Në vjeshtën e vitit 1899 Lëvizja Kombëtare, e udhëhequr



nga Lidhja Shqiptare e Pejës, hyri në një fazë të re, filloi lufta kundër administratës osmane në tërësi, për të vendosur një administratë shqiptare. Kjo luftë u gërshetua me qëndresën e armatosur të masave kundër përpjekjeve të Portës së Lartë për të shpartalluar komitetet e Lidhjes dhe për të rivendosur autoritetin e organeve shtetërore osmane në viset, ku qeveriste Lidhja Shqiptare.

Sado që kjo qëndresë nuk u shtri në mbarë Shqipërinë, ajo ishte një përpjekje për të përmbushur programin e Lidhjes Shqiptare dhe të Lëvizjes Kombëtare në tërësi, për sigurimin e autonomisë së Shqipërisë. Në këtë periudhë të lëvizjes doli edhe një herë në pah roli i masave popullore që ishin forcat kryesore të luftës antiosmane.

Vatrat kryesore të kësaj lëvizjeje ishin sanxhaku i Dibrës, ku në tetorin e vitit 1899, nën udhëheqjen e Komitetit të Lidhjes filloi qëndresa kundër ushtrive osmane që u shndërrua në një kryengritje të armatosur popullore, ku morën pjesë mijëra qytetarë e malësorë të fshatrave të Dibrës. Për katër muaj, pushteti i mytesarifit, i valiut të Manastirit dhe i vetë sulltanit në Dibër, ishte krejt formal. Ky pushtet u përqendrua në duart e shqiptarëve të armatosur të udhëhequr nga Komiteti i Lidhjes.

Kryengritësit dibranë, patën përkrahjen e popullsisë së vilajetit të Kosovës e sidomos të Pejës, të Prizrenit, Gjakovës e Prishtinës që ishin përfshirë gjithashtu nga vala e lëvizjes antiosmane. Në fillim të vitit 1900 lëvizja përfshiu Shkupin, Prizrenin, Mitrovicën, Pejën dhe vise të tjera, ku shpërthyen kryengritjet e armatosura. Manifestimet e Shkupit morën përmasa të gjera dhe vazhduan deri në prill të 1900-ës. Kryengritja e Shkupit udhëhiqej nga Idriz Gjakova, një nga atdhetarët më me ndikim në popullsinë e këtij qyteti. Kryengritësit e Shkupit si edhe të viseve të tjera të Shqipërisë, shtruan si kërkesë themelore autonominë e Shqipërisë nën sovranitetin e sulltanit.

Konfliktet e shqiptarëve me autoritetet turke vazhduan deri në maj të vitit 1900. Në pranverën e këtij viti shpërthyen konflikte të armatosura në Gjilan në jug të Prishtinës; u forcua agjitacioni i ideve kombëtare dhe turbullirat në Shkup, Ferizaj, Mitrovicë, Mat, Dibër e në vende të tjera të vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit.

Në ato ditë, Haxhi Zeka bëri një përpjekje të re për të mbajtur një kuvend tjetër shqiptar, ku të kërkohej autonomia e Shqipërisë. Për këtë, qysh në mars të vitit 1900 ai vizitoi Prishtinën, Prizrenin dhe Dibrën. Por, për shkak të dhunës osmane këto orvatje nuk u kurorëzuan me sukses.

Qeveria e sulltanit, duke pasur edhe përkrahjen e Fuqive të Mëdha, të cilat qenë çliruar nga lëvizja maqedonase që tanimë kishte rënë, kundërshtonte çdo kërkesë të shqiptarëve dhe kaloi në sulm të hapur kundër Lëvizjes Kombëtare në Shqipëri. Vetëm në vilajetin e Kosovës u dërguan 40 mijë ushtarë turq. Krahas me forcat ushtarake, ajo përdori politikën demagogjike të lëshimeve të pjesshme. Kështu u detyrua të largojë nga Shqipëria valiun e Shkupit, Hafiz Pashën, të lirojë nga burgu Idriz Gjakovën me shokë etj. Këto lëshime dhe veçanërisht dhuratat dhe ofiqet që iu dhanë krerëve feudalë shqiptarë, përmirësuan disi pozitat e elementëve turkomanë dhe të qeverisë turke në vilajetet e Kosovës dhe të Manastirit. Të gjitha këto masa bënë që në majin e vitit 1900 lëvizja për autonominë e Shqipërisë të bjerë.

Lidhja e Pejës u shtyp pa arritur të përmbushte detyrat e Lëvizjes Kombëtare. Megjithatë ajo la mbresa të thella në ndërgjegjen e popullit shqiptar. Mësimet e saj vlejtën për organizimin e mëtejshëm të luftës së armatosur kundër sunduesve osmanë.

### 4. PIKËPAMJET POLITIKE TË SAMI FRASHËRIT DHE ISMAIL QEMALIT MË 1899-1900

**Traktati politik «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet?» (1899)**

Një vend të rëndësishëm në krijimtarinë e gjithanshme të Sami Frashërit zë vepra «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e çdo të bëhet?», në të cilën autori argumenton me qartësi e në mënyrë të plotë qëndrimin ndaj Perandorisë Osmane, konceptet dhe bindjet e tij ndaj së tashmes dhe të ardhmes së Shqipërisë. Kjo vepër është një përgjithësim i përvojës së pasur politike të Samiut dhe të të gjithë Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe një program i luftës për çlirimin e Shqipërisë e për organizimin e saj politiko-shtetëror dhe ekonomik. Në të janë hedhur themelet e strategjisë së Lëvizjes Kombëtare që përcaktohej nga raporti i atëhershëm i forcave në Perandorinë Osmane dhe në Evropë si edhe të taktikës, të rrugës që duhej ndjekur për të siguruar formimin e një shteti të pavarur shqiptar. Me veprën e tij «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do bëhet?», S. Frashëri



u bë ideologu më i shquar i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe një nga figurat më të ndritura të historisë së mendimit politik shqiptar.

Pas një përshkrimi të shkurtër të historisë së lashtë dhe mesjetare të Shqipërisë, me qëllim që të ngjallte në bashkatdhetarët e vet krenarinë kombëtare për të kaluarën e tyre, Samiu trajtonte me ngjyra të forta gjendjen e mjerueshme ku e kishte zhytur Shqipërinë sundimi turk. «Sot shqiptarët janë robër, të poshtruar e t'unjurë, të shkelur e të çpërndarë shumë më tepër se të tjerët kombe... Turqia — vazhdonte Samiu — sot shqiptarë e mer ushtar, e mundon e reh që të mësonjë gjuhën e ti ... Shqiptarët janë futur në aq të rënda pagesa, sa s'mundin të ngrenë krye ..., janë lakuriq me një këmishë, që s'ka ku ta zerë qeni. Vete dhe zaptija e tahsildari e ngre shkopin e i rreh duke thirrur: paguani!» Samiu ngre zërin kundër politikës së egër antishqiptare dhe asimiluese të sunduesve osmanë. Në kohën kur ndihmon grekët, serbët e bullgarët të çelin shkolla të huaja në Shqipëri, vinte në dukje Samiu, qeveria turke «nuk le të hapet ndonjë shkollë shqipe e të shkruhet ndonjë libër shqip». Varfëria, paqeveria (administrimi i keq — Hart.) padituria, ishin sipas Samiut karakteristikat kryesore të sundimit turk në Shqipëri.

Në veprën e tij Samiu analizon në mënyrë të plotë gjendjen e brendshme të Shqipërisë në kuadrin e Perandorisë Osmane dhe atë ndërkombëtar lidhur me raportin e atëhershëm të forcave në Ballkan dhe në Evropë. Kjo analizë e çoi S. Frashërin në konkluzionin e drejtë se armiku kryesor i popullit shqiptar ishte Perandoria Osmane që e mbante atë të robëruar prej 500 vjetësh dhe pas saj shtetet fqinje të Ballkanit që synonin të copëtonin e të ndanin midis tyre tokat shqiptare dhe që përkraheshin nga Fuqitë e Mëdha. Ai theksonte gjithashtu se Perandoria Osmane e kalbur qysh në themelet e saj, nuk ishte në gjendje të përballonte goditjet e shteteve ballkanike dhe të Fuqive të Mëdha, se shkatërrimi i saj ishte i shpejtë dhe i pashmangshëm, se sundimi i saj në Evropë do të merrte fund.

Duke u mbështetur këtu S. Frashëri argumentoi në mënyrë shkencore domosdoshmërinë e shkëputjes, të veçimit të Shqipërisë nga Turqia dhe të formimit të një shteti të pavarur shqiptar si rrugë e vetme për shpëtimin e kombit shqiptar dhe të Shqipërisë nga zgjedha turke dhe nga copëtimi. «Turqia në Evropë jetën e ka fort të shkurtër — shkruante Samiu. — Shqipëria s'ka bërë themel as ka lëshuar rrënjë në vetëhe; ron në themelet të gremisurë të Turqisë e në rrënjët e kalbura të saj. Me të rënët të kësaj stihie të madhe (të Perandorisë




Kopertina e veprës së Sami Frashërit «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë?» botuar pa emrin e autorit më 1899

Osmane — Hart.) do të bjerë edhe Shqipëria e do të shtypetë nën gërmadhat e rënda të saj. . .».

Në qoftë se Shqipëria, arsyetonte ideologu i madh, do të vazhdonte të ishte e ndarë në katër vilajete të zakonshme turke pa asnjë të drejtë të veçantë dhe, në qoftë se shqiptarët do të luftonin kundër shteteve fqinje për mbrojtjen e tokave të tyre, duke shprehur njëkohësisht besnikërinë ndaj sulltanit pa kërkuar prej tij të drejtat kombëtare, ishte rrezik që shqiptarët të identifikoheshin me turqit dhe, kur Perandoria Osmane të shembej, Shqipëria të trajtohej si një pjesë e trashëgimit turk, si objekt për t'u ndarë midis monarkive. «Prandaj, — shkruante ai, është e domosdoshme që gjithë shqiptarët të luftojnë kundër sundimit osman, që Shqipëria të shkëputet nga Perandoria Osmane që të shpëtojë nga shkatërrimi e nga katastrofa drejt së cilës po shkon kjo perandori. Shembja e saj duhet ta gjejë Shqipërinë të organizuar në shtet më vehte me qeverinë e vet. Është detyrë e parë që shqiptarët të kërkojnë nga sulltani dhe nga shtetet evropiane që Shqipëria të veçohej nga trungu turk që «një orë e më parë të ndahetë Shqipëria e të dihetë që ku e gjer ku është. Të njihet vendi ynë për Shqipëri, ta njohë Evropa për Shqipëri».

Megjithëse në tërë veprën e tij Samiu argumentonte domosdoshmërinë e shkëputjes së plotë të Shqipërisë nga Perandoria Osmane, ai lejonte në të njëjtën kohë që «kjo qeveri shqiptare të jetë sot për sot nën Turqinë . . .» «por me një mënyrë që në rëntë Turqia, të mundënjë Shqipëria sikundër që është të qendrojë më vehte». Formimin në fazën e parë të një



shteti autonom shqiptar, të një qeverie shqiptare nën sovranitetin e sulltanit Samiu e argumentonte me faktin se në shtresat e ndryshme të popullsisë shqiptare ende nuk qe formuar bindja mbi nevojën e shkëputjes së plotë të Shqipërisë nga Perandoria Osmane.

Samiu theksonte gjithashtu nevojën e luftës me armë për realizimin e qëllimeve kryesore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, për çlirimin e atdheut nga zgjedha turke. Duke iu drejtuar atyre krerëve shqiptarë që shpresonin se Porta e Lartë do t'ua jepte me «hirin» e vet reformat e premtuara, ai shkruante: «Turqia me dashuri e mirësi s'jep gjë kurrë. Do më mirë Turqia ta humbasë Shqipërinë e ta ndajë në mes armiqve të saj se sa t'i japë një qeveri të urtë e të mirë, e cila të ndreqnjë e të zbukuronjë e ta bëjë vend të ndriturë si gjithë bota . . . Prandaj edhe shqiptarëve me hir Turqia s'u ka për të dhënë gjë. Shqiptarët duhet t'i marrin ato që duan me pahir: t'i kërkojnë me fjalë, po të kenë edhe pushkën plot». Ata «janë të zotë t'i ruajnë dhe t'i kërkojnë të drejtat e tyre edhe me armë në dorë. Kur përzihet e drejta me fuqinë — theksonte Samiu — merr një forcë të cilës gjë s'i rri dot kundrejt».

Në veprën e vet Samiu parashtronte edhe një projekt të kushtetutës që sipas tij, duhej të kishte Shqipëria kur të bëhej shtet më vete, e që formulohej për të parën herë në mënyrë të plotë në historinë e mendimit politik shqiptar. Projekti ishte një zhvillim i mëtejshëm i mendimeve të parashtruara në manifestin e Komitetit Shqiptar të Stambollit të vitit 1897. Sipas Sami Frashërit, Shqipëria si shtet më vete, duhej të ishte një republikë parlamentare me organet e saj të veçanta. Pushteti ekzekutiv do të ishte i ndarë nga ai legjislativ; të parin do ta ushtronte qeveria e përbërë prej shtatë ministrash, njeri prej të cilëve do të ishte Kryetar i Këshillit të Ministrave; atë legjislativ, Këshilli i Përgjithshëm (parlamenti) i përbërë nga deputetët që do të zgjidheshin një për çdo 20 mijë banorë.

Në krye të shtetit shqiptar do të qëndronte Këshilli i Pleqësisë që do të përbëhej prej 15 vetash, të cilët do të zgjidhnin nga gjiri i tyre një kryetar dhe një nënkryetar. Ky organ sipas mendimit të Samiut do të ishte si një lloj presidiumi i Këshillit të Përgjithshëm dhe do të ngarkohej me detyrat që në shtetet e tjera i kryente mbreti, princi ose presidenti i republikës. Me vendim të Pleqësisë do të bëhej edhe ndërrimi i qeverisë apo caktimi i qeverisë së re dhe i kryetarit të saj. I tillë do të ishte sipas Samiut organizimi i shtetit të pavarur shqiptar. Por sa kohë që Shqipëria do të ishte autonome nën sovranitetin e Perandorisë Osmane, në krye të qeverisë

do të vihej një guvernator apo siç e quante Samiu një qeveritar i përgjithshëm, i cili do të emërohej nga sulltani për 5 vjet, pasi të merrej pëlqimi nga Pleqësia dhe Këshilli i përgjithshëm. Në të dy rastet qeveria do të ishte e detyruar të përgjigjej e të jepte llogari përpara Pleqësisë dhe Këshillit të Përgjithshëm që kishin të drejtë të pranonin ose të rrëzonin ligjet dhe vendimet e paraqitura prej saj. Kushtetuta e Samiut përshkohet nga një frymë demokratike. Ajo ishte kushtetutë e një regjimi borgjez demokratik.

Idesë mbi shtetin shqiptar Samiu i jepte një përmbajtje të përparuar edhe nga ana ekonomike e shoqërore. Ai kërkonte që në Shqipërinë e lirë të merreshin masa të shpejta me anë investimesh të mëdha për të përmirësuar gjendjen e vajtueshme ekonomike të vendit. Samiu kërkonte të ngrihej një industri kombëtare, të mëkëmbej bujqësia e prapambetur, të pajisej vendi me një rrjet të gjerë transporti, të forcoheshin financat dhe të vendosej një sistem arsimor mjaft i përhapur dhe i përparuar. Ai i kushtonte arsimit një kujdes të veçantë dhe idetë e tij në këtë pikë janë thellësisht përparimtare. Samiu kërkonte një arsim të përgjithshëm dhe të detyrueshëm për të gjithë të rinjtë e të rejat e vendit, të njëllojtë si për djemtë edhe për vajzat, një arsim në gjuhën amtare si për shqiptarët ashtu edhe për pakicat kombëtare që do të bënin pjesë në Shqipëri; ai kërkonte një shkollë laike të shkëputur nga kisha dhe xhamia e të varur krejtësisht nga shteti, një shkollë që të ishte vatër diturie dhe patriotizmi, shkollë që të bëhej bartëse e lulëzimit dhe e qytetërimit të atdheut. Sistemi arsimor i rilindësit të shquar parashikonte shkolla fillore, qytetëse, gjimnaze, teknikume, universitete dhe institute të larta për miniera, bujqësi, pyje, histori, gjeografi, gjuhësi, akademi ushtarake e detare etj.

Vepra «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet?» la përshtypje të thellë në radhët e atdhetarëve. Megjithëse u botua pa emër, shumë shpejt u kuptua se autori i saj ishte Samiu. Si pasojë kundër tij filloi persekutimi nga ana e qeverisë. Ai u urdhërua nga policia e Stambollit të qëndronte i mbyllur në shtëpinë e tij dhe të ndërpriste çdo kontakt me shokët e miqtë e vet. Nën vëzhgimin e rreptë të policisë, ky izolim u kthye pas disa muajsh në një burgim të vërtetë që vazhdoi derisa rilindësi i madh vdiq më 18 qershor 1904.



**Ismail Qemali dhe programi i tij**

Nga viti 1900 filloi të marrë pjesë aktive në jetën politike të Shqipërisë edhe Ismail Qemali. Ai lindi në Vlorë më 24 janar 1844 në një familje të madhe feudale. Pasi kreu shkollën fillore në qytetin e lindjes dhe gjimnazin Zosimea të Janinës në vitin 1860, u vendos me familjen e tij në Stamboll ku mori pjesë së bashku me patriotët e tjerë shqiptarë në përpjekjet që u bënë në vitet 60-të për caktimin e një alfabeti të përbashkët për gjuhën shqipe dhe për formimin e një shoqërie kulturore shqiptare.

Duke qenë njohës i shumë gjuhëve dhe me një kulturë të gjerë, i pajisur me zgjuarsi dhe talent në fushën shtetërore dhe të diplomacisë dhe sidomos në saje të artikujve që botonte në gazetat më të mëdha evropiane, Ismail Qemali qysh në vitet 70-të u bë një nga figurat e shquara të Perandorisë Osmane dhe më të njohura në arenën ndërkombëtare.

Ai u shqua shumë shpejt për pikëpamjet përparimtare, si përkrahës i reformave dhe i kushtetutës. Ndërsa qarqet përparimtare të Perandorisë dhe popujt e shtypur i shikonin me simpati idetë e Ismail Qemalit për zbatimin e reformave, sulltani dhe Porta e Lartë i konsideronin ato dhe autorin e tyre të rrezikshëm për stabilitetin e sundimit të tyre. Për pikëpamjet e tij si dhe për lidhjet me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, sulltani vendosi ta largonte Ismail Qemalin nga kryeqyteti dhe në prill të vitit 1900 e emëroi guvernator në Tripoli. Kjo qe në të vërtetë një përpjekje e maskuar për ta internuar dhe ndoshta për ta zhdukur atë. Por Ismail Qemali, i cili duket se dyshoi për këtë komplot, disa ditë pas takimit që pati me sulltanin, më 28 prill 1900 së bashku me djemtë e tij, u arratis nga Turqia. Ai shkoi në fillim në Athinë, pastaj në Napoli, Romë, Paris, Bruksel dhe u vendos në Londër ku qëndroi për një kohë më të gjatë. Në Athinë dhe në ndonjë vend tjetër Ismail Qemali pati takime edhe me personalitete politike dhe shtetërore të kohës.

Arratisja e Ismail Qemalit bëri përshtypje të madhe në Turqi dhe në Evropë, prandaj sulltani qysh në ditët e para të largimit të tij bëri disa tentativa për ta tërhequr në Stamboll duke i premtuar poste të ndryshme shtetërore, që ai i refuzoi.

Në emigrim iu kushtua tërësisht veprimtarisë politike në dobi të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Krahas me këtë Ismail Qemali, si edhe mjaft shqiptarë të tjerë, mori pjesë në lëvizjen e turqve të rinj, ku bashkohet me përkrahësit e rrymës së decentralizimit që kërkonin zbatimin e disa reformave nga të cilat mund të përfitonin edhe kombësitë e Perandorisë.

Në intervistën që i dha gazetës së rëndësishme italiane «Tribuna» kur ende ndodhej në Romë, ai shfaqi publikisht programin e vet politik në lidhje me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Përveç kësaj në tetor të vitit 1900, I. Qemali botoi në revistën «Albania» një thirrje drejtuar shqiptarëve, në të cilin paraqiti edhe njëherë pikëpamjet e veta për lëvizjen shqiptare.

Në këto dokumente I. Qemali parashtroi kërkesën e drejtë dhe të rëndësishme të njohjes së kombësisë shqiptare, të pranimit «si një kurm e një komp të shqiptarëve që rrojnë tubërisht në Shkodër, Kosovë, Manastir e në Janinë, e tej e këtej në viset e tjera të Turqisë Evropiane». Por në programin e tij të vitit 1900 mungon teza mbi autonominë territoriale administrative të Shqipërisë, e cila përbënte edhe në këtë kohë, synimin kryesor të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

Duke menduar se Shqipëria autonome dhe e veçuar nga Turqia nuk do të mund t'i rezistonte rrezikut të copëtimit nga shtetet fqinje dhe Fuqitë e Mëdha (Rusia dhe Austro-Hungaria) Ismail Qemali theksonte se përkohësisht ishte në interesin e përbashkët të shqiptarëve dhe turqve që të ruhej *status quo*-ja në Ballkan. «Përsa u përket shqiptarëve, deklaronte ai në vitet 1900, çdo lëvizje e hapur revolucionare nuk do të sillte gjë tjetër veçse do të bënte të ligjshme ndërhyrjen e huaj».

Në kushtet kur Fuqitë e Mëdha nuk lejonin shkëputjen e kombësive joturke nga Perandoria Osmane, Ismail Qemali shihte si rrugëdalje decentralizimin e pushtetit qendror në dobi të pushtetit krahinor nga i cili, sipas mendimit të tij, do të përfitonin të gjitha kombësitë e Perandorisë. I. Qemali mendonte se në kushtet e atëhershme duhej kufizuar me kërkesën e një autonomie kulturore, e cila do të ishte e pranueshme edhe për Turqinë. «Për t'u futur në rrugën e qytetërimit, shkruante ai pak më vonë, ne kemi nevojë të mësojmë, kemi nevojë të hapim shkolla kombëtare për tërë Shqipërinë që gjuha shqipe të lexohet dhe të përhapet në çdo vend. Kjo nevojë për shkolla është e para nga ato reforma që kemi nevojë të kërkojmë. Është e mundur të përmirësohet një popull pa shkolla dhe pa arsim? Duhet të jesh i verbër e tradhtar të mos pranosh shkollat kombëtare. Shqiptarët nuk do të vonojnë të marrin në duart e tyre armën e arsimit shqip».

Në kërkesën e autonomisë kulturore ai shihte njëkohësisht rrugën e mundshme të konsolidimit të kombësisë shqiptare dhe të njohjes së saj në arenën ndërkombëtare. «Ne — shkruante ai — duam vetëm bashkimin dhe unitetin e kombësisë sonë shqiptare, përparimin e saj intelektual dhe ekonomik me qëllim që të bëhemi mjaft të fortë për të kundërshtuar atë që synon të na përpijë ne...». Por pikëpamjet e I. Qemalit për nevojën e zhvillimit kulturor të vendit, ndonëse do të shënonin, po të viheshin në jetë, një hap përpara në krahasim me gjendjen e mjerueshme në të cilën ndodhej populli shqiptar nën sundimin osman, e kufizonin së tepërmi programin themelor të Lëvizjes Kombëtare të përpunuar prej kohësh nga Lidhja e Prizrenit dhe më pastaj nga S. Frashëri, në të cilin parashtrohej si detyrë kryesore themelimi i një shteti autonom shqiptar.

Por shumë shpejt I. Qemali i ndryshoi pikëpamjet e tij, u bashkua me programin e përgjithshëm të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe u bë një nga udhëheqësit më të shquar të saj.

Ai i kushtoi një kujdes të madh gjendjes ndërkombëtare të Shqipërisë dhe veçanërisht marrëdhënieve me Greqinë. Që kur ishte në Turqi kishte bërë përpjekje për t'i bindur udhëheqësit e pakicave greke që jetonin në Perandorinë Osmane që të bashkëpunonin me shqiptarët dhe forcat përparimtare turke në bazë të ruajtjes së *status quo*-së në Turqi dhe të zbatimit të reformave decentralizuese. Por kjo vijë politike hasi në kundërshtimin e qarqeve qeveritare të Athinës dhe të organizatave shoviniste greke që vepronin në Greqi. Pas largimit nga Turqia, duke synuar të siguronte përkrahjen e Greqisë kundër lakmive pushtuese të Serbisë e Bullgarisë që cenonin interesat shqiptare në vilajetin e Kosovës dhe të Manastirit e ato greke në Maqedoni, I. Qemali arriti të lidhte me qeverinë greke një marrëveshje për një bashkëpunim shqiptaro-grek. Me përkrahjen e I. Qemalit u formua në Athinë në vitin 1907 «Lidhja shqiptaro-greke» dhe në prill të po atij viti, në emër të Komitetit të kësaj lidhjeje u botua një manifest programatik. Duke kërkuar aleancën me Greqinë, Ismail Qemali vinte si kusht kryesor barazinë e plotë midis të dy palëve dhe kundërshtonte çdo lloj federate greko-shqiptare. «Shqiptari, deklaronte ai, që njihet si i tillë për gjuhën e vet, për historinë e vet dhe ndërgjegjen e vet do të qëndrojë atje ku është efektivisht, po kështu edhe greku...».

Por bashkëpunimi dhe aleanca që lidhi I. Qemali me Greqinë u kundërshtua nga qarqet patriotike shqiptare në çdo anë të Shqipërisë. Në artikujt dhe korrespondencat e botuara në shtypin politik të kohës këto rrethe, duke marrë parasysh qëndrimin shovinist të qarqeve sunduese greke dhe synimet e tyre për t'i shtrirë, pas shkatërrimit të Perandorisë Osmane rivendikimet e tyre në pjesën më të madhe të Shqi-

përisë, hodhën poshtë çdo mundësi për aleancën me Greqinë. Në të vërtetë, bashkëpunimi shqiptaro-grek mbeti një deklaratë e thjeshtë që nuk mundi të vihej kurrë në jetë.

## 5. ORGANIZIMI I LUFTËS SË ARMATOSUR TË ÇETAVE

**Depërtimi i mëtejshëm dhe rivaliteti i shteteve imperialiste në Shqipëri**

Në fillim të shek. XX në Shqipëri, ashtu si në gjithë zotërimet e Turqisë, po shtohej gjithnjë e më shumë depërtimi i kapitalit të huaj dhe rivaliteti midis fuqive imperialiste, të cilat shfrytëzuan rënien e përgjithshme të Perandorisë Osmane për të rritur këtu ndikimin e tyre politik dhe ekonomik.

Në Shqipëri, u ndeshën veçanërisht interesat e imperializmit austro-hungarez dhe atij italian, sepse pozita e rëndësishme që zinte ajo në Ballkan dhe në Adriatik kishte një vlerë të veçantë politike dhe strategjike për këto dy fuqi. Austro-Hungaria u aktivizua sidomos pas pushtimit të Bosnjës dhe të Hercegovinës kur shtroi si qëllim të shtrihej në territoret e tjera ballkanike të Perandorisë Osmane, të dilte në Selanik dhe të ndërtonte hekurudha drejt Egjeut dhe Adriatikut, të cilat do të kalonin nëpërmjet territoreve shqiptare. Imperializmi austro-hungarez synonte të përdorte tokat dhe popullsinë shqiptare si mburojë kundër shtrirjes së shteteve sllave (të Malit të Zi dhe të Serbisë) në brigjet e Adriatikut dhe të pengonte njëkohësisht zgjerimin e Italisë në këtë zonë.

Imperializmi italian nga ana e tij, i shqetësuar përpara rritjes së ndikimit austriak në Shqipëri dhe në Ballkan, qysh nga fundi i shek. XIX, filloi të zhvillonte një veprimtari të gjerë për depërtimin ekonomik, politik dhe ideologjik në Shqipëri.

Ndeshja e interesave dhe ashpërsimi i kontradiktave midis këtyre dy fuqive i detyroi ato të bënin një farë marrëveshjeje mbi politikën e tyre të mëtejshme në Shqipëri. Në dhjetor të vitit 1900 dhe në janar 1901, midis Romës dhe Vjenës u bë një shkëmbim notash, në të cilat u ripohua nevoja e ruajtjes së *status quo*-së në Shqipëri dhe u theksua me këtë rast se në qoftë se ajo do të prishej, atëherë do të

përisë, hodhën poshtë çdo mundësi për aleancën me Greqinë. Në të vërtetë, bashkëpunimi shqiptaro-grek mbeti një deklaratë e thjeshtë që nuk mundi të vihej kurrë në jetë.

### 5. ORGANIZIMI I LUFTËS SË ARMATOSUR TË ÇETAVE

**Depërtimi i mëtejshëm dhe rivaliteti i shteteve imperialiste në Shqipëri**

Në fillim të shek. XX në Shqipëri, ashtu si në gjithë zotërimet e Turqisë, po shtohej gjithnjë e më shumë depërtimi i kapitalit të huaj dhe rivaliteti midis fuqive imperialiste, të cilat shfrytëzuan rënien e përgjithshme të Perandorisë Osmane për të rritur këtu ndikimin e tyre politik dhe ekonomik.

Në Shqipëri, u ndeshën veçanërisht interesat e imperializmit austro-hungarez dhe atij italian, sepse pozita e rëndësishme që zinte ajo në Ballkan dhe në Adriatik kishte një vlerë të veçantë politike dhe strategjike për këto dy fuqi. Austro-Hungaria u aktivizua sidomos pas pushtimit të Bosnjës dhe të Hercegovinës kur shtroi si qëllim të shtrihej në territoret e tjera ballkanike të Perandorisë Osmane, të dilte në Selanik dhe të ndërtonte hekurudha drejt Egjeut dhe Adriatikut, të cilat do të kalonin nëpërmjet territoreve shqiptare. Imperializmi austro-hungarez synonte të përdorte tokat dhe popullsinë shqiptare si mburojë kundër shtrirjes së shteteve sllave (të Malit të Zi dhe të Serbisë) në brigjet e Adriatikut dhe të pengonte njëkohësisht zgjerimin e Italisë në këtë zonë.

Imperializmi italian nga ana e tij, i shqetësuar përpara rritjes së ndikimit austriak në Shqipëri dhe në Ballkan, qysh nga fundi i shek. XIX, filloi të zhvillonte një veprimtari të gjerë për depërtimin ekonomik, politik dhe ideologjik në Shqipëri.

Ndeshja e interesave dhe ashpërsimi i kontradiktave midis këtyre dy fuqive i detyroi ato të bënin një farë marrëveshjeje mbi politikën e tyre të mëtejshme në Shqipëri. Në dhjetor të vitit 1900 dhe në janar 1901, midis Romës dhe Vjenës u bë një shkëmbim notash, në të cilat u ripohua nevoja e ruajtjes së *status quo*-së në Shqipëri dhe u theksua me këtë rast se në qoftë se ajo do të prishej, atëherë do të formohej një principatë autonome shqiptare. Kjo marrëveshje e konsideronte Shqipërinë zonë të ndikimit austro-italian.

Duke qenë të ndërgjegjshme se ruajtja e *status quo*-së kishte një karakter të përkohshëm, Austria dhe Italia i shtuan edhe më shumë orvatjet për zgjerimin e depërtimit ekonomik dhe politik në Shqipëri në mënyrë që të ishin të përgatitura për realizimin e planeve të tyre imperialiste, në rast se do të ndodhnin ndryshime eventuale në hartën politike të Ballkanit.

Ato shtinë shumë shpejt në dorë tregun e saj, e shndërruan Shqipërinë në një shtojcë agrare të ekonomisë së tyre imperialiste dhe vendosën kontrollin mbi tregtinë e jashtme të vendit që bëhej nëpërmjet skelave të Adriatikut. (të Shkodrës me anë të Obotit në Bunë, të Shëngjinit, Durrësit, Vlorës, Sarandës).

Në vitet e para të shekullit XX Austro-Hungaria kishte përqendruar në duart e veta 3/4 e import-eksportit të Shkodrës dhe 2/3 e atij të Durrësit, domethënë të skelave më të rëndësishme për tregtinë e jashtme të vilajeteve shqiptare. Firmat austro-hungareze zinin gjithashtu vendin e parë në import-eksportin e vilajetit të Kosovës që bëhej kryesisht nëpërmjet Selanikut. Pas Austro-Hungarisë një vend të rëndësishëm në tregtinë e jashtme të Shqipërisë zinte Italia, e pas saj Franca, Anglia, Rusia dhe shtetet e tjera.

Austro-Hungaria dhe Italia kishin vendosur gjithashtu kontrollin e tyre mbi lundrimin detar dhe transportin tregtar postar të porteve shqiptare të Adriatikut dhe të Jonit. Në vitet e para të shek. XX shoqëritë austriake të lundrimit «Llojd» («Lloyd»), «Raguza» («Ragusa»), «Ungaro-Kroate», ndeshën në konkurrencën e shoqërive italiane «Pulia» («Puglia»), dhe «Adria» që depërtuan në skelat shqiptare të Shëngjinit, Durrësit, Vlorës, Sarandës. Shoqëria tregtare italiane «Frateli Alatini» ishte bërë grumbulluesja kryesore e leshit dhe e drithit në vilajetet shqiptare.

Në vitin 1910 Italia kishte arritur të zinte vendin e parë në importin e Shqipërisë së Jugut duke lënë pas Austro-Hungarinë, e cila vazhdoi të mbante vendin e parë në importin e skelave të Shqipërisë së Veriut.

Kapitali i huaj dhe veçanërisht ai austriak dhe italian depërtuan edhe nëpërmjet sistemit bankar dhe kredisë. Kështu në vilajetin e Shkodrës vepronin shtëpitë bankare të Triestes, ndërsa bankat evropiane (franceze, italiane, gjermane, angleze) jepnin kredi me anë të agjentëve ndërmjetës. Në vitin 1906 u themeluan në Shkodër dhe në Durrës degë bankare italiane të «Shoqërisë Tregtare të Lindjes» («Societa Com-

merciale d'Oriente») që kishin si synim të përqendronin në duart e tyre veprimet e blerjes së mallrave, të ipotekimeve, të inkasimeve dhe të vendosnin ndikimin italian mbi sistemin financiar në Shqipërinë e Veriut.

Firmat e huaja kapitaliste bënë përpjekjet e para për të depërtuar edhe në fushën e industrisë; në Vlorë në fillim të shek. XX, firmat austriake ndërtuan presa për prodhimin e vajit, ndërsa sipërmarrës të tjerë austriakë filluan të shfrytëzonin pyjet e Bregut të Matit. Po në këto vite një shoqëri italiane siguroi nga Turqia koncesionin e përpunimit të pyjeve të Rushkullit; firma të tjera italiane hapën në Vlorë, në Durrës e në Butrint kripore, mullinj dhe presa për prodhimin e vajit.

Për të siguruar ndikimin e vet ekonomik dhe politik në Shqipëri Austro-Hungaria dhe Italia kishin ngritur konsullatat dhe agjencitë konsullore, tregtare dhe postare në qytetet më të rëndësishme si në Shkodër, Durrës, Vlorë, Janinë, Prevezë, Gjirokastër, Shkup, Prizren, Mitrovicë, Manastir etj. Përfaqësi të shumta konsullore kishte gjithashtu Franca dhe në disa qendra të Shqipërisë edhe Rusia me Anglinë.

Rivaliteti austro-italian u shpreh me forcë edhe në çështjen e kishës dhe të shkollës. Vjena synonte të ruante përgjithmonë të drejtën e protektoratit mbi klerin dhe shqiptarët katolikë, të siguruar prej kohësh me anë të kapitulacioneve, ndërsa qeveria italiane filloi orvatjet për t'i vënë ata nën ndikimin e vet. Qeveritë e të dy vendeve bënin shpenzime të mëdha për të bërë për vete klerin katolik duke i dhënë atij subvencione të rregullta mujore ose vjetore.

Një mjet i rëndësishëm për depërtimin ideologjik u bë edhe shkolla. Pas shkollave fetare dhe disa shkollave fillore të hapura qysh përpara në qytete të ndryshme të Shqipërisë, imperialistët austro-hungarezë çelën shkolla të reja katolike dhe fillore në Shkodër, Tiranë, Durrës, Milot, Rrëshen, Shkup, Prizren, Gjakovë, Pejë etj. Konsulli austriak në Shkodër, në raportin e vet të 19 shkurtit të vitit 1907 pohonte se «qëllimi i këtyre shkollave ishte sigurimi i ndikimit austriak në Shqipëri».

Duke dashur të dobësonte ndikimin italian që po rritej dhe të forconte njëkohësisht kontrollin e vet mbi lëvizjen kulturore shqiptare, Austro-Hungaria filloi të zëvendësonte gjuhën italiane me gjuhën shqipe në mjaft prej shkollave katolike në Shqipërinë e Veriut.

Nga viti 1896, pas ardhjes në fuqi të kryeministrit Krispi, Italia çeli shkolla fillore e profesionale në Shkodër, Janinë, Durrës dhe në Vlorë. Nën presionin e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare edhe Italia u detyrua, ndonëse në një masë shumë



të kufizuar, të vinte mësimin e gjuhës shqipe në shkollat italiane.

Qarqet drejtuese të Romës shfrytëzuan për qëllimet e tyre edhe veprimtarinë e arbëreshëve të Italisë. Ata vunë nën ndikimin e vet «Shoqërinë Kombëtare Shqiptare» («Società Nazionale Albanese»), të themeluar në vitin 1895 dhe të drejtuar nga J. De Rada dhe Anselmo Lorekio si dhe organin e saj politiko-letrar «La Nazione Albanese» që filloi të botohej nga janari i vitit 1897 në Pallagorio (Krahina e Katanxaros) nën drejtimin e A. Lorekios. Megjithëse «Shoqëria Kombëtare Shqiptare» deklaroi se kishte vetëm qëllime letrare dhe gjuhësore, as ajo, as organi i saj «La Nazione Albanese» nuk qëndruan larg çështjeve politike.

Më 1897 dhe 1901, me përkrahjen e qeverisë së Romës u thirrën dy kongrese gjuhësore, i pari, nën drejtimin e A. Lorekios në Koriliano Kalabro dhe i dyti, të Z. Skiroit në Lungro të Kalabrisë. Në vend të «Shoqërisë Kombëtare Shqiptare» që nuk pati ndonjë aktivitet dhe ndikim në Shqipëri, u formua në Romë «Lidhja Kombëtare Shqiptare» (Lega Nazionale Albanese»). Krahas me organin «La Nazione Albanese» u botuan edhe organe të tjera si «Albania», «Nuova Albania» dhe «Pro Patria», të gjitha në gjuhën italiane. Megjithëse në këto organe dhe veçanërisht në gazetën «La Nazione Albanese» botoheshin artikuj dhe thirrje ku kërkohej autonomia e Shqipërisë, liria e kulturës dhe e shkollës shqipe dhe demaskohej politika shtypëse e Portës së Lartë, përkrahja prej tyre e idesë për t'u mbështetur tek Italia dhe te politika italiane ndaj Shqipërisë dhe Ballkanit i shndërroi ato në përçuese dhe zëdhënëse të politikës së Romës. Prandaj, si shoqëritë arbëreshe të Italisë, ashtu edhe organet e tyre të shtypit nuk patën ndonjë ndikim të ndjeshëm as në Shqipëri as në shoqëritë patriotike shqiptare të Sofjes, Bukureshtit, Egjiptit etj. që ndiqnin një politikë thjesht kombëtare shqiptare.

**Rritja e lëvizjes antiosmane dhe antiimperialiste në vitet 1901-1904**

Shtypja e egër ekonomike dhe politike turke, krahas me depërtimin e imperializmit austro-hungarez dhe italian në trevat shqiptare, bënë që lëvizjet çlirimtare të drejtoheshin njëkohësisht kundër shteteve imperialiste dhe qeverisë turke që u bënte lëshime atyre në dëm të popullit shqiptar. Kështu, projektimi i hekurudhës austriake Uvac-Mitrovicë, u konsiderua nga popullsia e Kosovës si një rrezik imediat që i kanosej vendit. Si pasojë, në

fillim të vitit 1901 vepronte në Prizren një «komitet qendror», që kishte degët e veta në Prishtinë, Shkodër, Guci dhe që zhvillonte një propagandë të gjerë kundër synimeve të Vjenës. Në prill të po atij viti, Haxhi Zeka, organizoi mbledhje në qytetet e Kosovës me qëllim që të riformonte Lidhjen e Pejës për të përballuar rrezikun që i kërcënohej vendit nga Austro-Hungaria dhe shtetet ballkanike.

Në verën dhe vjeshtën e vitit 1901 pakënaqësia në Shqipëri u bë e përgjithshme dhe u shtri në të gjitha vilajetet shqiptare. Popullsia në krahina të tëra nuk pranonte të paguante taksat dhe të jepte ushtarë. Në Shkodër grupe kryengritësish u përqendruan në afërsi të qytetit, ndërsa në Shqipërinë e Jugut kryengritësit zunë rajonin midis Tepelenës e Vlorës dhe zhvilluan përleshje me trupat turke duke i shtrirë veprimet e tyre deri në Konicë dhe në afërsi të Elbasanit.

Në shkurt të vitit 1902 ngritën krye mirditasit që ranë në marrëveshje me malësorët e Pukës dhe prenë rrugën midis Shkodrës dhe Prizrenit, si edhe vijën telegrafike në afërsi të Lezhës. Në memorandumin dërguar valiut të Shkodrës dhe konsujve të huaj, krahas kërkesës për të kthyer nga internimi dhe për të emëruar si guvernator të Mirditës Prengë Bibë Dodën, ata deklaruan se «nuk do ta njohin më sulltanin si kryezotin e tyre dhe se kërkojnë njohjen e kombësisë shqiptare».

Për të rivendosur gjendjen në Shqipëri Abdyl Hamiti mori masa të ashpra terrori; pasi hoqi valiun e Shkodrës Qazim Pashën si të paaftë për të shtypur lëvizjen shqiptare, sulltani dërgoi në vendin e tij Shaqir Pashën me kontigjente të shumta ushtarësh për të forcuar garnizonin e Shkodrës dhe për të «paqëtuar» shqiptarët. Në Shkodër u bënë arrestime të shumta midis krerëve dhe qytetarëve të thjeshtë që kishin kërkuar reforma me karakter kombëtar. Trupat osmane bënë gjithashtu masakra midis popullsisë së Pejës, Gjirokastrës, Konicës dhe të qyteteve të tjera.

Një nga aktet më të shëmtuara të armiqve të popullit shqiptar ishte vrasja në Pejë, më 21 shkurt të vitit 1902 e udhëheqësit të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, Haxhi Zekës, që u krye me nxitjen e qarqeve shoviniste fqinje dhe me përkrahjen e autoriteteve osmane. Si përgjigje për këtë populli i Pejës ngriti krye, sulmoi zyrat qeveritare, shtiu në dorë postëtelegrafin, arrestoi gjithë funksionarët turq dhe kërkoi nga sulltani lirimin e gjithë bashkatdhetarëve të burgosur. Lëvizje të tilla pati edhe në Mitrovicë, Prishtinë e qytete të tjera.

Në gjysmën e dytë të vitit 1902 u acarua përsëri «çështja



maqedonase», sepse sulltani jo vetëm nuk zbatoi premtimet për «reforma» të bëra me aq bujë, por mori masa të reja shtypëse ndaj popullsisë maqedonase.

Për t'i prerë hovin lëvizjes kryengritëse në Maqedoni dhe për të plotësuar kërkesat këmbëngulëse të Rusisë dhe të Austro-Hungarisë, Porta e Lartë u detyrua të shpallte më 3 dhjetor të vitit 1902 «reformat» për vilajetet evropiane të Turqisë.

Por në zbatimin e tyre Porta u kufizua vetëm me tri të ashtuquajturat «vilajete maqedonase» të Selanikut, Manastirit dhe Kosovës në krye të të cilave vuri Hysen Hilmi pashën si inspektor të përgjithshëm. Këto reforma ishin gjysmake dhe të thelb nuk i sillnin ndonjë përmirësim gjendjes së popullsive të shtypura. Për këtë arsye «reformat» nuk u pritën mirë as nga këto popullsi, as edhe nga opinioni evropian.

Pakënaqësinë e përgjithshme të shkaktuar nga «reformat» turke e shfrytëzuan Vjena dhe Petersburgu për të ndërhyrë drejtpërdrejt në «çështjen maqedonase», me qëllim që të zgjeronin ndikimin e tyre në Turqinë evropiane. Më 21 shkurt 1903 ato i paraqitën Portës së Lartë projektin austro-rus «të reformave» që u miratua edhe nga Fuqitë e tjera të Mëdha, të cilin u detyrua ta pranonte edhe sulltani. Miratimi i projektit austro-rus që parashikonte disa masa në vilajetet e Selanikut, të Manastirit e të Kosovës, të cilat në thelb kishin për qëllim të forconin kontrollin e dy fuqive në këtë zonë, e elektrizoi gjendjen në Shqipëri. Me zbatimin e tij, Fuqitë e Mëdha do të saksiononin në fakt copëtimin e tokave të vilajeteve shqiptare të Kosovës dhe të Manastirit që ndaheshin nga ato të vilajeteve të Shkodrës e të Janinës. Kjo ishte arsyeja që i bëri shqiptarët të shpreheshin kundër këtij projekti.

Nëpërmjet artikujve të botuar në shtypin e kohës, i bëhej thirrje popullit që përkundrejt synimeve të Fuqive të Mëdha dhe të shteteve fqinje për copëtimin e tokave shqiptare «të kërkojë bashkimin e vendeve që janë në Shqipëri nën një vali», t'u shpallë Fuqive të Mëdha dhe Portës së Lartë se shqiptarët nuk janë kundër reformave në përgjithësi «por duan që të mbajnë vendin e tyre, duan që ai të mos të shkelet prej të huajve..., që në Shqipëri të bëhen reforma për të mirën e shqiptarëve dhe duke qenë e tërë Shqipëria e bashkuar dhe jo e ndarë copa-copa».

Komisionet e dërguara nga Porta e Lartë për t'i bindur shqiptarët të mos ngrinin krye, nuk patën sukses. Po kështu dështuan edhe orvatjet e inspektorit të përgjithshëm të Rumelisë Hilmi Pashës për t'i bindur personalisht krerët shqip-

tarë të pranonin reformat e shpallura. Patriotët i deklaruan atij se nuk janë kundër reformave, po kundër përpjekjeve që po bëheshin nëpërmjet tyre për të copëtuar atdheun. Ata kërkuan njëkohësisht zbatimin në vilajetet shqiptare të masave që do të siguronin njohjen zyrtare të kombësisë shqiptare, të drejtën e lëvrimit të gjuhës amtare dhe përdorimin e saj në ceremonitë fetare, emërimin e nëpunësve shqiptarë nga njerëzit e aftë, përdorimin e një pjese të taksave të nxjerra në Shqipëri për ngritjen e shkollave shqipe dhe hapjen e rrugëve, amnisti për të burgosurit politikë, ndalimin e të huajve që të përziheshin në punët e katër vilajeteve shqiptare etj.

Në mars të vitit 1903 mijëra shqiptarë të armatosur u grumbulluan në rrethet e Prizrenit, të Mitrovicës dhe në zonën midis Gjakovës dhe Pejës. Një karakter të ashpër morën ngjarjet në rrethet e Mitrovicës ku shqiptarët protestuan kundër «reformave që po dëmtonin interesat e atdheut» dhe kërkuan dëbimin e konsullit rus nga Mitrovica. Nën presionin e Rusisë dhe të konsullit rus që nxiste ushtrinë turke kundër shqiptarëve, autoritetet osmane urdhëruan garnizonin e Mitrovicës të sulmonte kryengritësit. Më shumë se 200 shqiptarë mbetën të vrarë në hyrjet e qytetit, ndërsa forcat e tjera u detyruan të tërhiqeshin.

Në prill të vitit 1903 valiu i Shkupit u drejtua me 20 batalione ushtarësh në Prizren, ku bëri arrestime të shumta midis udhëheqësve të lëvizjes që u dërguan në Mosull e Anadoll. Ushtri të tjera turke, nën komandën e Shemsi Pashës, në fund të prillit dhe gjatë majit u dyndën në Gjakovë, Pejë, Mitrovicë e Prishtinë ku u përleshën me forcat kryengritëse vendase. Në Pejë e Gjakovë u arrestuan rreth 47 udhëheqës të lëvizjes. Gazeta «Drita» në shtator të vitit 1903 shkruante «për egërsitë e turqve në Mitrovicë ku u vranë 300 shqiptarë, për ekspeditat ndëshkimore të Ruzhdi Pashës, Shemsi Pashës etj. që vranë gra, pleq, foshnja dhe çuan në internim qindra shqiptarë».

«Reformat» e parashikuara nga projekti austro-rus i shkurtit të 1903, nuk kënaqën as popullsinë maqedonase. Për më tepër, Porta po e zvariste zbatimin e tyre. Ndërkaq në Maqedoni gjendja e popullsisë u bë e padurueshme dhe i dha shkas shpërthimit të kryengritjes në rrethin e Manastirit më 2 gusht 1903. Kryengritja që u quajt e «Ilindenit» (e ditës së Shën-Ilisë) u shtri edhe në Trakë dhe vazhdoi 3 muaj. Patriotët shqiptarë përkrahën luftën çlirimtare të popullit maqedonas kundër zgjedhës osmane, dënuan me indinjatë terrorin turk dhe reformat demagogjike të sulltanit, të cilat, sikurse shpreheshin në shtyp, «i sollën shkatërrime, vaj e varfëri popullit të thjeshtë»; ata i bënin thirrje popullit shqiptar që «të bashkohet me maqedonasit dhe me ta të kërkojë lirinë kundër armikut të përbashkët, qeverisë së sulltanit».



Kryengritja maqedonase u shtyp egërsisht nga ushtritë osmane, por ajo u dha rast të përshtatshëm Austro-Hungarisë dhe Rusisë që të ndërhynin më me vendosmëri kundër lëvizjes revolucionare në Ballkan dhe njëkohësisht të forconin pozitat e tyre në këtë zonë. Më 22 tetor 1903, pas marrëveshjes midis perandorit austriak dhe atij rus në Myrcshteg (Austri), në emër të këtyre dy fuqive iu paraqit Portës së Lartë një program tjetër reformash për tri të ashtuquajturat vilajete «maqedonase». Sipas këtij programi Vjena dhe Petersburgu vinin nën kontrollin e tyre vilajetet e Kosovës, të Manastirit dhe të Selanikut duke caktuar pranë inspektorit të përgjithshëm, Hysen Hilmi pashës, dy nëpunës civilë, një rus e një austriak. Projekti parashikonte gjithashtu riorganizimin e xhandarmërisë për të cilin ngarkoheshin një gjeneral edhe oficerë të huaj, krijimin e komisioneve me pjesëmarrjen e përfaqësuesve konsullorë të të dy fuqive dhe të popullsisë së krishtere e myslimane për shqyrtimin e problemeve politike etj.

Ndërhyrja e drejtpërdrejtë austro-ruse në Maqedoni e shqetësoi qeverinë italiane që nuk u përfill. Megjithatë, qarqet imperialiste të Romës u detyruan të pranonin programin e reformave duke fituar të drejtën që komandanti i xhandarmërisë së riorganizuar të ishte një italian.

Projekti austro-rus i «reformave» i dha një shtytje të re lëvizjes kryengritëse në Shqipëri. Në janar të vitit 1904 kryengritjet përfshinë Gjakovën, Pejën, Lumën, Rekën, rrethet e Mitrovicës dhe qendra të tjera. Për t'i shtypur ato qeveria turke dërgoi forca të mëdha ushtarake të komanduara nga Shemsi Pasha i njohur për egërsitë e tij kundër shqiptarëve. Megjithëse u shtypën me terror, kryengritjet e Kosovës ndikuan në vendimin e Fuqive të Mëdha për caktimin e zonave ku do të zbatoheshin «reformat».

Një rol të rëndësishëm në caktimin e këtyre zonave luajtën edhe kontradiktat austro-italiane. Vjena kërkoi që nga «reformat» të përjashtoheshin jo vetëm vilajeti i Shkodrës dhe ai i Janinës, por edhe tokat shqiptare të vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit, me qëllim që të mos lejonte ndërhyrjen e partnerëve të saj, sidomos të Italisë, në këto krahina që i konsideronte nën ndikimin e vet.

Si pasojë, komisioni ushtarak ndërkombëtar i krijuar për të caktuar zonat ku do të funksiononte xhandarmëria, vendosi në shkurt të vitit 1904, të përjashtoheshin përkohësisht

nga «reformat» krahinat perëndimore të vilajeteve të Manastirit dhe të Kosovës, të banuara me popullsi shqiptare, dhe pikërisht sanxhaku i Korçës (me përjashtim të kazasë së Kosturit), sanxhaku i Elbasanit, pjesa perëndimore e kazasë së Ohrit, gjithë sanxhaku i Dibrës dhe i Prizrenit dhe pjesa jugperëndimore e sanxhakut të Pejës. Ky ishte në të vërtetë një pranim ndonëse jo i drejtpërdrejtë nga Fuqitë e Mëdha i karakterit shqiptar të këtyre trojeve.

**Komitetet e fshehta «Për lirinë e Shqipërisë»**

Në fillim të shek. XX Lëvizja Kombëtare filloi të merrte forma të reja organizimi që u përcaktuan si nga nevojat e brendshme të zhvillimit të saj, ashtu edhe nga rrethanat e jashtme që u krijuan në Ballkan pas marrëveshjes së Myrcshtegut.

Sipas kësaj marrëveshjeje (nyjes 3) Turqisë i kërkohej që pas qetësimit të vendit, të bënte ndryshime në kufijtë territorialë të njësive administrative për të siguruar një grupim më të mirë dhe më të rregullt të kombësive të ndryshme. Kjo kërkesë u bë burim grindjesh të reja kombëtare në Ballkan.

Rrethet nacionaliste bullgare, serbe e greke filluan të botonin statistika të tilla për përbërjen etnike të popullsisë së ashtuquajtur maqedonase, me të cilat shtrembëronin realitetin në të mirë të tyre. Në një mënyrë veçanërisht të shtrembër e tendencioze paraqiteshin të dhënat mbi popullsinë e vilajeteve shqiptare të Kosovës, Manastirit dhe të Janinës. U shtuan gjithashtu bandat e hedhura nga shtetet fqinje në Turqinë Evropiane që rifilluan përleshjet e përgjakshme midis tyre për të ndryshuar me forcë karakterin etnik të «vilajeteve maqedonase» dhe për të siguruar kur të zbatohej nyja 3 e vendimeve të Myrcshtegut, sanksionimin e këtyre ndryshimeve nga ana e Fuqive të Mëdha.

Çetat greke që filluan të aktivizoheshin në shkallë më të gjerë në vjeshtën e vitit 1904, u përpoqën me anë të terrorit e të propagandës panheleniste të largonin popullsinë e Shqipërisë së Jugut nga Lëvizja Kombëtare. Në shkurt të vitit 1905, një çetë greke vrau në mënyrë barbare, në fshatin shqiptar Negovan, shkrimtarin patriot Papa Kristo Negovanin me disa bashkëfshatarë të tij. Ky krim shkaktoi indinjatën e patriotëve dhe të popullit shqiptar që e konsideruan këtë akt si një sulm të hapur dhe të organizuar të shovinistëve grekë kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

Në rrethana të tilla përjashtimi nga reformat i pjesës



më të madhe të tokave shqiptare të vilajeteve të Kosovës dhe të Manastirit, si edhe i gjithë vilajeteve të Shkodrës dhe të Janinës, nuk qe i mjaftueshëm për të siguruar tërësinë territoriale të Shqipërisë.



Bajo Topulli

Kjo shtronte përsëri nevojën e ngutshme të riorganizimit të Lëvizjes Kombëtare mbi baza të reja, për t'u bërë ballë me sukses propagandës antishqiptare dhe dhunës së përdorur nga shovinistët fqinjë në tokat shqiptare, për të ripohuar me luftë të armatosur e të organizuar qenien e kombit shqiptar në trojet e veta dhe për ta detyruar Turqinë ta njihte atë.

Në Lëvizjen Kombëtare kishte filluar tani të forcohej dhe të ushtronte një ndikim gjithnjë më të madh rryma e patriotëve revolucionarë e demokratë, të cilët rridhnin kryesisht nga shtresat mikroborgjeze të fshatit e të qytetit. Përfaqësuesit e kësaj rryme morën këtë radhë në dorë drejtimin e lëvizjes për krijimin e një organizate të fshehtë. Në nëntor të vitit 1905, me nismën dhe nën kryesinë e patriotit demokrat Bajo Topulli, nëndrejtor i Gjimnazit turk të Manastirit, u formua këtu një komitet i fshehtë shqiptar me emrin «Për lirinë e Shqipërisë». Në të merrnin pjesë Halit Bërzeshta, Gjergj Qirjazi, Fehim Zavalani, Sejfi Vllamasi etj.

Sipas statutit (kanonizmës) të komitetit, qëllimi i organizatës ishte «të ngjallurit e Shqipërisë duke mbjellë vëllazërimin, dashurinë, bashkimin; duke përhapur udhën e qytetërimit me anë të librave që do të shtypen; duke dërguar njerëz nëpër gjithë anët e Shqipërisë që të mbjellin këto mendime; duke mbajtur njerëz maleve që të ndihnin në çdo mënyrë për qëllime të komitetit edhe duke përdorur çdo vegël për mbrothësinë e kombit dhe të shpëtuarit nga zgjedha dhe errësira në të cilën gjendet sot».

Qysh në mbledhjet e para për organizimin e komitetit u kërkua që të luftohej për njohjen zyrtare të gjuhës shqipe në institucionet shtetërore, dhe në shkolla, për emërimin në vend vetëm të nëpunësve shqiptarë, për ndalimin e përdorimit të ushtrisë shqiptare jashtë Rumelisë. Si mjet kryesor për plotësimin e këtyre kërkesave u konsiderua krijimi i çetave patriotike dhe lufta e tyre e armatosur.



Kanonizma e Komitetit të Manastirit

Sipas kanonizmës komiteti parashikonte të krijonte një organizatë të gjerë ku të merrnin pjesë patriotët e vërtetë shqiptarë burra e gra, të cilët duhej të jepnin besën, të bënin betimin, të ruanin fshehtësinë, t'u nënshtroheshin urdhrave të komitetit dhe të paguanin një kuotë mujore që do të derdhej në arkën e komitetit dhe do të përdorej për nevojat e tij.

Komiteti i Manastirit që filloi të luante rolin e komitetit qendror, dërgoi përfaqësues në krahina të ndryshme të Shqipërisë dhe ngriti në qendrat më të rëndësishme të vendit degët e veta, komitetet lokale. Komiteti i Manastirit u lidh gjithashtu me shoqëritë patriotike jashtë atdheut dhe veçanërisht me ato të Bukureshtit dhe të Sofjes që e përkrahën plotësisht programin dhe veprimtarinë e tij.

**Veprimtaria e çetave të armatosura në vitet 1906-1908**

Në vitin 1906 komitetet «Për lirinë e Shqipërisë» filluan të formonin çetat e armatosura, e t'i jepnin luftës për çlirimin kombëtar një karakter më të organizuar. Por me gjithë punën e tyre të madhe propagandistike dhe organizative, ato nuk mundën të përqendronin në duart e tyre udhëheqjen e lëvizjes në tërë



vendin. Në mjaft krahina dhe sidomos në vilajetin e Kosovës vazhduan lëvizjet spontane e të paorganizuara të masave popullore të drejtuara kundër zgjedhës osmane. Në pranverën dhe verën e vitit 1906 në Pejë, në Vuçitern, në Plavë e Guci etj. populli nuk pranoi të paguante taksat për bagëtinë, arsimin, për blerjen e armatimeve, etj. Në të gjitha këto qendra autoritetet turke dërguan forca ushtarake dhe i shtypën lëvizjet.

Në vjeshtën e vitit 1905 popullsia e Kurbinit dhe e Krujës me fshatrat përreth, duke qenë në gjendje të mjerueshme ekonomike, ngriti krye dhe nuk pranoi të paguante taksat për bagëtinë, për shërbimin ushtarak, si edhe detyrimin e së dhjetës. Ushtritë turke dogjën fshatrat përreth Krujës dhe ato të Kurbinit. Popullsia u detyrua të tërhiqej në male duke marrë me vete edhe bagëtinë. Në të njëjtën kohë autoritetet osmane, me qëllim që ta shtypnin më lehtë lëvizjen hynë në bisedime me parinë e Krujës dhe pranuan t'u bënin lehtësi në taksat për bagëtinë banorëve myslimanë të Krujës. Në tetor gjendja në qytet u stabilizua dhe u rivendos autoriteti i administratës turke.

Ndërkaq vazhdoi lufta në Kurbin e në rrethet e tij ku popullsia katolike, e fshehur në male rezistoi deri në pranverën e vitit 1907, kur qeveria turke u detyrua të bënte gjithashtu lëshime, duke hequr taksën e bagëtisë dhe duke pakësuar të gjitha taksat e tjera.

Një karakter më të organizuar mori lëvizja në Shqipërinë e Jugut, ku drejtimi i saj u përqendrua në duart e komiteteve të fshehta. Vendimi për të krijuar çetat e para si njësi lufte e agjitacioni u mor në janar të vitit 1906 nga Komiteti i Manastirit. Çeta e parë u formua në pranverë në krahinën e Korçës, e komanduar nga vetë Bajo Topulli. Në Kolonjë u formuan çetat e komanduara nga Fehim Zavalani dhe Sali Butka. Çeta të tjera të armatosura, që përgjithësisht ishin të vogla vepronin në rrethet e Beratit, Devollit, Leskovikut e Përmetit.

Qeveria turke urdhëroi ushtarët rezervistë (repartet koshadhe) për ndjekjen e tyre. Përpjekja e parë serioze midis çetave dhe ushtrisë turke u bë në maj të 1906 afër Leskovikut.

Për t'i bërë ballë terrorit të andartëve grekë dhe për t'u hakmarrë për vrasjen e patriotit Papa Kristo Negovani, çeta e Çerçiz Topullit vrau, në shtator 1906, mitropolitin grek të Korçës.

Qeveria turke ra shpejt në gjurmët e Komitetit të Manastirit dhe në korrik 1906 filloi të merrte masa të rrepta kun-

dër anëtarëve dhe përkrahësve të tij. Këto ndjekje i detyruan udhëheqësit e Komitetit ta shpërngulnin qendrën e tyre në Bukuresht dhe të linin në Manastir një komitet lokal. Në nëntor 1906 vëllezërit Bajo e Çerçiz Topulli u larguan nga atdheu për në Bukuresht e Sofje ku, të përkrahur nga shoqëritë patriotike shqiptare, morën masat dhe siguruan mjetet financiare për kryengritjen shqiptare.


Papa Kristo Negovani

Formimi i çetave dhe fillimi i luftës së organizuar u përkrah e u propagandua në mënyrë të veçantë nga organet e shtypit demokratik shqiptar, si: «Drita», «Kombi», «Shpnesa e Shqypnisë», etj. Në dhjetor të vitit 1906 u botua në gazetën «Drita» që dilte në Sofje artikulli i Ç. Topullit «Ndjenjat e një mëmëdhetari», në të cilin u bëhej thirrje shqiptarëve «. . . të bashkohemi gegë e toskë, të krishterë e muhamedanë, të dalim maleve, të luftojmë deri në vdekje, dhe të bëjmë që të dëgjohet zëri i kryengritjes që nga Preveza e gjer ndë kufitë e Serbisë e Malit të Zi».

Luftën me armë për çlirimin kombëtar e kundërshtuan vetëm Faik Konica dhe përkrahësit e tij, si edhe revista «Albania», që qenë shndërruar në zëdhënës të politikës austro-hungareze në Shqipëri dhe kërkonin ta kufizonin Lëvizjen Kombëtare brenda caqeve kulturore.

Në Sofje patriotët shqiptarë bënë përgatitjet për organizimin e një çete nën komandën e Ç. Topullit. Me të u bashkua edhe shkrimtari patriot Mihal Grameno që kishte ardhur nga Bukureshti. Çetës iu vu si detyrë, para së gjithash, të përhapte «ndjenjat kombëtare mbi gjithë anët e Shqipërisë».

Në prill 1907 ajo u nis nga Italia dhe zbarkoi në bregdetin shqiptar, afër Vlorës. Çeta zhvilloi një veprimtari të gjerë propagandistike në krahinat e Gjirokastrës dhe të Korçës për t'i ngritur shqiptarët në luftë për çlirimin e vendit. Ajo shpërndante libra shqip, flamuj të Shqipërisë, fotografi të Skënderbeut etj.



Më 1907, krahas me luftën e çetave, vazhduan lëvizjet popullore në qytete dhe fshatra të ndryshme të vendit kundër barrës së rëndë të taksave dhe administratës turke. Ato përfshinë sanxhakun e Prishtinës dhe u përhapën dora-dorës në gjithë vilajetin e Kosovës. Në maj popullsia e Elbasanit e pakënaqur nga administrata turke dëboi mytesarifin dhe komandantin e xhandarmërisë. Të njëjtën gjë bënë me kajmekamin turk edhe banorët e Peqinit. Qeveria e shqetësuar nga lajmi se kryengritësit kërkonin pavarësinë dërgoi në Elbasan katër batalione dhe forca të artilerisë të komanduara nga Shemsi pasha që e shtypën lëvizjen. Shemsi pasha kishte marrë urdhër të zhdukte edhe shfaqjen më të vogël të idesë së pavarësisë së Shqipërisë.


Çerçiz Topulli dhe Mihal Grameno

Rritja e lëvizjes së organizuar shqiptare për çlirimin kombëtar ngjalli një interesim të veçantë në qarqet drejtuese të Bullgarisë dhe Greqisë, të cilat u përpoqën ta përdornin atë për interesat e tyre dhe ta drejtonin kundër rivalëve të vet, që secila palë i paraqiste si armiq të shqiptarëve.

U dalluan në këtë drejtim sidomos qarqet shoviniste të Athinës, të cilat gjatë viteve 1905-1907 filluan përsëri të propagandonin gjerësisht të ashtuquajturën aleancë greko-shqiptare. Në Athinë, u themelua «Lidhja Shqiptare-Greke». Nikolla Kazazi, profesor e personalitet i njohur grek, u vu në krye të fushatës për «afrimin» midis grekëve e shqiptarëve dhe bashkëpunimin e tyre kundër serbëve e bullgarëve.

Por rrethet patriotike shqiptare nuk ranë në kurthin e kësaj propagande dhe kundërshtuan çdo bashkëpunim me ata që prapa frazave «miqësore» synonin copëtimin e trojeve të atdheut.

Gjatë dimrit të vitit 1907-1908 veprimtaria e çetave ra, por ajo mori hov përsëri në pranverën e vitit 1908. Me vendim të Komitetit të Gjirokastrës, një pjesë e çetës me në krye Ç. Topullin, në fillim të marsit të vitit 1908, vrau në Gjirokastër komandantin e xhandarmërisë së vendit që ishte treguar shumë aktiv në ndjekjet e patriotëve shqiptarë dhe kishte territorizuar popullsinë me veprimet e tij. Pas disa ditësh, më 18 mars, forcat turke të dërguara nga valiu i Janinës për të ndjekur çetën e rrethuan këtë në fshatin Mashkullorë të Gjirokastrës. Aty u zhvillua një luftë e pabarabartë dhe e ashpër. Në saje të trimërisë së tyre luftëtarët patriotë u bënë ballë sulmeve të pareshtura të forcave turke dhe më të ngrysur mundën ta çanin rrethimin duke lënë të vrarë vetëm Hajredin Tremishtin. Të nesërmen, prefekti i Gjirokastrës njoftonte valiun në Janinë se në luftimet e Mashkullorës forcat turke kishin humbur 20 vetë.

Lufta e Mashkullorës, e cila u përjetësua edhe në këngët popullore, pati jehonë të gjerë në Shqipëri. Çetat i shtuan radhët me luftëtarë të tjerë midis të cilëve kishte të rinj që dezertonin nga radhët e ushtrisë turke, vullnetarë të ardhur nga kolonitë shqiptare të mërgimit etj. Ato vazhduan të përshkonin krahina të ndryshme të Shqipërisë së Jugut. Në maj të 1908 një nga këto çeta, e përbërë prej 60 vetësh, hyri në Sarandë dhe e mbajti atë për 6 orë. Në qershor u bënë përleshje me ushtritë turke në Libohovë, ndërsa në fillim të korrikut mbi malet e Vodicës, në Kolonjë.

**Hapat e parë të lëvizjes punëtore**

Bërthama e parë e klasës punëtore u formua qysh në gjysmën e dytë të shek. XIX, kur si rezultat i lindjes së elementëve kapitalistë, filloi të përdorej puna me mëditje.

Me origjinë të afërt fshatare ose zejtare, të paktë në numër dhe të shpërndarë, punëtorët nuk e kishin formuar ende ndërgjegjen e tyre klasore, edhe pse i nënshtroheshin një shfrytëzimi të rëndë nga pronarët vendës të punishteve dhe të tokave, nga sipërmarrësit e huaj dhe aparati shtetëror turk.

Në vitet e fundit të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX në radhët e tyre, sidomos në qendra të tilla siç ishte Shkodra, ishin përhapur edhe idetë socialiste, të sjella nga punëtorët e mërguar në vendet kapitaliste. Por mbizotërimi në klasën punëtore i elementëve të porsaardhur nga shtresat mikroborgjeze bënte që midis punëtorëve të përhapeshin rrymat e socializmit mikroborgjez. Prandaj edhe organizatat e para të klasës punëtore ishin më tepër organizata të ndihmës reciproke, sesa organizata të luftës klasore të proletariatit. Në këto shoqëri hynin shpeshherë edhe zejtarët që shfrytëzoheshin nga borgjezia tregtare e qytetit.

Pas përpjekjes së parë që u bë në Shkodër më 1902 për formimin e një shoqërie punëtorësh, në mars të vitit 1905 u themelua në këtë qytet «Shoqëria punëtore për ndihmë reciproke» ku bënin pjesë punëtorë, zejtarë, intelektualë. Megjithëse vepronte ilegalisht, ajo u detyrua ta ndërpriste veprimtarinë e vet, për shkak të ndjekjeve policore.

Në vitet e para të shek. XX u bënë edhe grevat e para të punëtorëve. Në mars 1904 punëtorët e ngarkim-shkarkimit në Durrës shpallën grevë kundër shoqërisë sipërmarrëse vendase duke kërkuar ngritjen e mëditjes për punën e kryer natën dhe kur deti nuk ishte i qetë. Në maj 1905 punëtorët këpucarë në Shkodër u paraqitën mjeshtërve të tyre një varg kërkesash për përmirësimin e gjendjes ekonomike dhe për ngritjen e pagës. Meqë këto kërkesa u hodhën poshtë më shumë se 60 punëtorë shegertë të punishteve të këpucëve shpallën grevë dhe u grumbulluan jashtë qytetit, ku u mbajtën fjalime për të drejtat e punëtorëve. Greva u shtyp me ndihmën e autoriteteve osmane që arrestuan nismëtarët e saj duke i akuzuar si «komplotistë» kundër qeverisë. Disa ditë pas fillimit të grevës së këpucarëve dhe gjatë saj, shpallën grevë edhe punëtorët e punishteve të duhanit, punëtorët e fabrikës së cigareve, si edhe punëtorët rrobaqepës që kërkuan ngritjen e pagës së punës. Drejtuesit e punishteve u detyruan të plotësonin kërkesat e punëtorëve.

Rritja e lëvizjes punëtore u shpreh gjithashtu në kremtimin për herë të parë të ditës së 1 Majit, festës ndërkombëtare të punëtorëve. Më 1905 1 Maji u kremtua në Shkodër nga një grup punëtorësh të ngarkim-shkarkimit, zejtarësh, kallfësh dhe arsimtarësh që organizuan atë ditë një piknik jashtë qytetit.

Më 1906, me nismën e një grupi punëtorësh, zejtarësh e tregtarësh të vegjël, u krijuan në Shkodër kooperativa pune si edhe një kooperativë konsumi me kontributin e pjesëmarrësve në to.

Më 1 prill 1907 në Shkodër u themelua «Shoqëria ndihmëtare» që kishte për qëllim të ndihmonte të varfrit dhe të

sëmurët. Duke qenë më masive dhe më e organizuar se të parat, ajo fitoi shpejt një popullaritet të madh në qytet. Kjo shoqëri kishte qëllime ndihme reciproke dhe patriotike. Për të ndihmuar në zgjimin e punëtorëve, Shoqëria ngriti edhe një shkollë nate ku, krahas mësimeve të gjuhës shqipe dhe ideve patriotike, merreshin edhe njohuri të tjera shoqërore, sidomos për të drejtat e punëtorëve.

Një muaj pas krijimit të «Shoqërisë ndihmëtare» dhe nën udhëheqjen e saj, në Shkodër u kremtua gjerësisht dita e 1 Majit 1907, në të cilën morën pjesë punëtorë, shegertë etj. Ata manifestuan nëpër rrugë, me shami e lule të kuqe, duke kënduar këngë patriotike e duke hedhur parulla për «lirinë e përparimin e përgjithshëm, për vëllazërimin e bashkimin e popullit» etj. Në kushtet e Shqipërisë së robëruar, festimet e 1 Majit shërbenin jo vetëm për të ngritur ndërgjegjen klasore të punëtorëve, por edhe për të zgjuar ndërgjegjen kombëtare të popullit; lëvizja punëtore i shërbente kështu edhe luftës për çlirimin e vendit.

Për të luftuar lëvizjen punëtore, qendra kryesore e së cilës u bë Shkodra, u mobilizuan jo vetëm autoritetet turke, por edhe kleri katolik, i cili me anë të predikimeve dhe të shtypit të vet hapi një fushatë shpifjesh kundër «Shoqërisë ndihmëtare» të Shkodrës, lëvizjes greviste të punëtorëve dhe ideve socialiste. Për këtë u përdorën edhe mallkimet e shkishërimet ndaj të gjithë atyre që sipas shprehjes së revistës jezuite «Elçia e Zemrës t'Jezu Krishtit» ndiqnin «rrugën e gabuar socialiste» «socializmin antikristian». Klerikët katolikë duke qenë mbrojtës të zellshëm të rendit në fuqi, iu kundërvunë përpjekjeve të punëtorëve për të fituar të drejtat e tyre, shpreheshin me përbuzje kundrejt «marangozëve», «teneqexhinjve», «shkarpaxhinjve», të cilëve, sipas tyre, nuk kishte «ç'ka t'u hante miu pas darke». Punëtorët nga ana e tyre protestuan kundër kësaj veprimtarie reaksionare të klerit katolik duke nderuar ata që ishin shkishëruar nga kisha katolike.

Kur predikimet dhe mallkimet nuk ia arritën qëllimit, kleri akuzoi udhëheqësit e «Shoqërisë ndihmëtare» tek autoritetet turke si «anarkistë», «nihilistë», «socialistë», etj. Në shtator të vitit 1907 xhandarmëria bastisi lokalet e Shoqërisë, arrestoi udhëheqësit e saj dhe sekuestroi dokumentet dhe orenditë. E gjendur përballë këtyre ndjekjeve «Shoqëria ndihmëtare» u shpërnda pas pesë muajve të ekzistencës së saj. Pas kësaj, për të penguar zhvillimin e mëtejshëm të organizatave punëtore, kleri katolik shpejtoi të formonte «arkat e të vobekëve» dhe shoqërinë katolike «Ndihmëtare» me në krye famulltarët jezuitë.



Megjithatë lufta e punëtorëve për të drejtat e tyre ekonomike e shoqërore dhe veçanërisht për çlirimin kombëtar të vendit, vazhdoi edhe në periudhën e mëvonshme, gjatë viteve 1908-1912.

**Zgjerimi i lëvizjes patriotike në kolonitë e mërgimit**

Ngritja e Lëvizjes Kombëtare në Shqipëri u pasqyrua edhe në zgjerimin e lëvizjes patriotike në kolonitë shqiptare të mërgimit. Duke vepruar në kushte të favorshme legale patriotët shqiptarë i kishin shndërruar këto koloni në vatra të rëndësishme për përhapjen e ideve të çlirimit kombëtar. Një rol të madh vazhduan të luanin kolonitë e Rumanisë dhe të Bullgarisë, popullsia shqiptare e të cilave ishte rritur me të mërguar të rinj të ikur nga Shqipëria për t'u shpëtuar ndjekjeve. Sipas statutit të miratuar në vitin 1896, shoqëria «Dituria» e Bukureshtit shtroi si qëllim të përhapte në Shqipëri literaturën mësimore shkencore, të hapte shkolla shqipe në atdhe e jashtë tij. Kjo shoqëri organizoi botimin dhe përhapjen në Shqipëri të veprave letrare të rilindësve, si edhe të literaturës politike shqiptare. Dokumentet më të rëndësishme programatike të Lëvizjes Kombëtare, memorandumet, thirrjet dhe manifestet e ndryshme, organet politike të shtypit, si «Shqipëria», «Drita», etj. botoheshin në kolonitë shqiptare të mërgimit. Një rol të veçantë në këtë veprimtari luajti shtypshkronja «Mbrothësia» në Sofje e drejtuar nga Kristo Luarasi.

Në fillim të shek. XX edhe në kolonitë e mërgimit u ndje gjithnjë e më shumë nevoja e bashkërendimit të lëvizjeve patriotike nën një udhëheqje të vetme. Këto rrethana u munduan t'i shfrytëzonin politikanë dhe aventurierë të tillë, si Albert Gjika, Aladro Kastrioti dhe Di Auleta. Princi rumun me origjinë të largët shqiptare Albert Gjika, duke dashur të vihej në krye të lëvizjes shqiptare dhe në rast suksesi, të zinte fronin e Shqipërisë, hodhi parullën e «pavarësisë» së Shqipërisë. Ai u përkrah edhe nga qarqet qeveritare rumune, të cilat përpiqeshin ta përdornin lëvizjen shqiptare, si edhe atë të kucovllehëve në interes të politikës së tyre ekspansioniste në Ballkan.

Me nismën e disa shqiptarëve të kolonisë së Bukureshtit më 23 prill 1905 u mblodh në kryeqytetin rumun një kongres ku morën pjesë përfaqësues nga kolonitë dhe nga Shqipëria, si edhe maqedonas e rumunë. Kongresi doli me kërkesën e A. Gjikës për një Shqipëri të pavarur brenda pesë vilajeteve

ku përfshihej edhe ai i Selanikut dhe krijoi një komitet qendror me emrin «Kombi». Kongresi vendosi gjithashtu të përgatitej kryengritja e armatosur dhe caktoi për këtë një organ të veçantë drejtues. Pas kongresit filloi të dilte në Romë edhe një organ shtypi i komitetit me titullin «Lajmëtari i Shqipërisë» («L'Araldo d'Albania»). Vendimet e kongresit nuk patën ndonjë ndikim në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare; pjesa më e madhe e patriotëve nuk e përkrahu A. Gjikën dhe qëndroi larg tij. Veprimtaria aventureske e princit rumun i shtyu edhe ata shqiptarë që u bashkuan me të qysh në vitin 1905 të largoheshin prej tij; si pasojë, ai mbeti i izoluar.

Po këtë fat pësuan edhe aventurierët e tjerë politikë, diplomati spanjoll Aladro Kastrioti dhe markezi italian Di Auleta, që paraqiteshin si pasardhës të familjes së Kastriotëve dhe e shpallën veten pretendentë të fronit të Shqipërisë. Propaganda e tyre nuk pati ndikim në qarqet patriotike shqiptare as brenda, as edhe jashtë Shqipërisë.

Kolonitë shqiptare të mërgimit e vazhduan veprimtarinë e tyre të pavarur patriotike duke qëndruar jashtë çdo ndikimi të huaj. Kjo veprimtari u gjallërua edhe më shumë me formimin e komiteteve «Për lirinë e Shqipërisë» kur Lëvizja Kombëtare brenda Shqipërisë po merrte një karakter të organizuar. Në shembullin e këtyre komiteteve u bë organizimi i shoqërive kulturore ekzistuese dhe u themeluan shoqëri të tjera. Në dhjetor të vitit 1906 u formua në Bukuresht shoqëria kulturore «Bashkimi», në të cilën u shkrinë tri shoqëritë e mëparshme «Dituria», «Drita» dhe «Shpresa». Në shoqërinë «Bashkimi» hynë qysh në mbledhjen e saj të parë rreth 200 vetë, midis të cilëve K. Meksi, M. Grameno, A. Drenova etj. Në koloninë shqiptare të Egjiptit, me ndihmën e Ismail Qemalit, duke filluar nga viti 1901, ripërtërihet e zgjerohet aktiviteti i shoqërisë «Vëllazëria shqiptare». Në këtë shoqëri u aktivizuan figura të tilla të Rilindjes Kombëtare, si Filip Shiroka që ishte edhe sekretari i saj, Athanas Tashko, Loni Logori etj.

Po në këtë kohë u formuan në SHBA, nga të mërguarit shqiptarë një varg shoqërish të reja. Më 1906, u themelua në Bufalo shoqëria «Malli i Mëmëdheut» dhe në Nju-Jork «Koha e Lirisë». Më 1907 u krijua në Boston shoqëria «Besa-Besën» nën kryesinë e Fan Nolit, me degë në tërë qytetet e SHBA ku kishte shqiptarë dhe në St. Lui shoqëria «Lidhja» etj. Po në vitin 1907 u formua në Buenos-Aires (Argjentinë) shoqëria «Lidhja shqiptare» dhe në vitin 1908 në Odesë shoqëria «Përlindja». Një rol të rëndësishëm në organizimin dhe në veprimtarinë e shoqërive shqiptare të SHBA luajtën Petro



Nini Luarasi dhe veprimtarët e rinj të Lëvizjes Sotir Peci dhe Fan Noli.[1]

Në vitin 1907 në Bukuresht nën shembullin e komiteteve të formuara në Shqipëri u themelua me nismën e Kristo Meksit, Pandeli Evangjelit, Bajo Topullit, etj. «Komiteti i shqiptarëve për lirinë e Shqipërisë» dhe u botua kanonizma (statuti) e tij.

Shoqëritë e reja të mërgimit, sikurse edhe ato që ishin krijuar më parë, bënë një punë të madhe për ngritjen e ndërgjegjes kombëtare të popullit shqiptar me anën e botimit të librave, gazetave, revistave dhe të shkollave shqipe, për hapjen e të cilave organizonin herë pas here fushata ndihmash në të holla. Ndonëse në statutet e tyre për t'iu shmangur ndërlikimeve të mundshme, nuk flitej hapur për qëllimet politike, shoqëritë mbanin lidhje me komitetet dhe patriotët revolu-



Anëtarë të Shoqërisë shqiptare «Malli i mëmëdheut» në Amerikë

1) Fan Noli lindi më 1882 në Qytezë, një nga fshatrat shqiptare të rrethit të Edrenesë. Qysh në moshë të re u detyrua të endej nëpër vende të ndryshme për të gjetur punë. Në vitin 1903 u vendos në Egjipt ku mori pjesë aktive në lëvizjen patriotike të kolonisë shqiptare të atjeshme dhe bashkëpunoi në revistën shqipe me tendenca demokratike «Shkopi». Më 1906 u detyrua të shkonte në ShBA ku u bë një nga organizatorët e lëvizjes patriotike të kolonive shqiptare në Amerikë.

cionarë shqiptarë brenda dhe jashtë atdheut. Ato dhanë një kontribut të veçantë në organizimin e luftës së çetave në Shqipëri duke dërguar vullnetarë dhe ndihma në të holla për përgatitjen e luftës së armatosur.

Shoqëritë patriotike të mërgimit luftuan jo vetëm kundër zgjedhës turke, por edhe kundër propagandës antishqiptare dhe politikës asimiluese e përçarëse të Patrikanës së Stambollit, e cila e kishte shtrirë veprimtarinë e saj jo vetëm në Shqipëri, por edhe në kolonitë shqiptare. Një masë e rëndësishme për të përballuar ndikimin e Patrikanës ishte krijimi i një kishe kombëtare shqiptare. Kjo kërkesë e shtruar qysh në fundin e shek. XIX u bë tepër e ngutshme në fillim të shek. XX.

Në vitin 1906 shoqëria «Malli i Mëmëdheut» kërkoi të hapej një kishë e tillë me prift shqiptar dhe me gjuhën shqipe si gjuhë shërbimi. Pas shumë përpjekjesh, në shkurt të vitit 1908 me dorëzimin e Fan Nolit si prift në një nga kishat e Nju-Jorkut, u themelua kisha shqiptare.

Veprimtaria e shoqërive patriotike të kolonive shqiptare të mërgimit mbeti edhe në vitet e ardhshme një faktor i rëndësishëm në luftën e popullit shqiptar për pavarësinë kombëtare dhe tërësinë territoriale të atdheut.

KREU V

# ZHVILLIMI I IDEOLOGJISË DHE I KULTURËS SË RILINDJES KOMBËTARE

## (Vitet 80 të shek. XIX — 1912)

Periudha e Rilindjes karakterizohet nga zhvillimi i një ideologjie dhe kulture të re me karakter kombëtar e demokratik, nga përpjekjet e jashtëzakonshme që rilindësit e shquar bënë për ruajtjen dhe lëvrimin e gjuhës shqipe, për zhvillimin e letërsisë dhe çeljen e shkollave në gjuhën amtare si mjete për ngritjen e ndërgjegjes politike të popullit shqiptar.

Një hov të mëtejshëm mori zhvillimi i mendimit politik, shoqëror dhe filozofik që u përpunua nga iluministët e mendimtarët më të shquar në bazë të përgjithësimit të përvojës së luftës së armatosur të masave popullore dhe të Lëvizjes Kombëtare në përgjithësi. Ky mendim politik e shoqëror dhe në tërësi ideologjik dhe programi politik i Rilindjes, u përgjigjeshin detyrave të bashkimit dhe çlirimit kombëtar, që objektivisht shtroheshin për zgjidhje para shoqërisë shqiptare. Por ato karakterizoheshin gjithashtu nga një frymë e theksuar demokratike e popullore, shprehnin aspiratat e masave të popullit për liri, pavarësi dhe përparimin shoqëror të vendit. Vetë rilindësit, mendimtarët e iluministët më të shquar të vendit tonë, ishin të lidhur ngushtë me masat e popullit, nga gjiri i të cilit kishin dalë.

Një rol të madh në përpunimin e mendimit politik e shoqëror të Rilindjes luajtën shtypi patriotik dhe letërsia artistike

që morën gjithnjë e më shumë karakter politik, përmbajtje kombëtare dhe frymë luftarake.

Duke vlerësuar këtë pasuri të madhe kulturore, që populli ynë trashëgoi nga epoka e Rilindjes, shoku Enver Hoxha thekson: «Rilindësit tanë të lavdishëm na kanë lënë një thesar të madh kulture që lulëzoi dhe ndriti nën një shtypje të egër dhe të errët. Ata luftuan si ata, për lirinë e atdheut, për dituri dhe dritë. U shkri si qiriu i madhi Naim Frashëri për t'i dhënë dritë Shqipërisë, për ta parë zonjë Shqipërinë. Për dituri luftoi Samiu i pavdekshëm, Koto Hoxhi e qindra njerëz të tjerë me mendje të ndritur, me guxim të pashoq e me zemër të pastër»[1].

### 1. MENDIMI POLITIKO-SHOQËROR DHE ARSIMI

**Pikëpamjet politiko-shoqërore dhe filozofike të S. Frashërit (1850-1904)**

Një kontribut të madh në përpunimin dhe zhvillimin e mëtejshëm të mendimit politiko-shoqëror dhe filozofik shqiptar dha ideologu i shquar i Rilindjes Kombëtare Sami Frashëri.

Mësimet e para Samiu i mori në fshatin e lindjes, kurse ato të mesme i kreu në gjimnazin «Zosimea» të Janinës. Më 1871, u vendos në Stamboll, ku filloi punën krijuese letraro-shkencore dhe veprimtarinë në të mirë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Në të njëjtën kohë ai u lidh edhe me lëvizjen përparimtare politiko-shoqërore turke.

Gjatë kësaj kohe dhe veçanërisht në vitet e Lidhjes së Prizrenit e më vonë, Samiu u dallua si një mbrojtës i vendosur i të drejtave të popullit shqiptar, si një organizator dhe udhëheqës i shquar i lëvizjes politike dhe kulturore kombëtare shqiptare.

Samiu ishte një nga themeluesit e kulturës në gjuhën shqipe që lulëzoi në gjysmën e dytë të shek. XIX. Ai shkroi 5 tekste për shkollën e parë shqipe, më të mirat ndër ato që ishin botuar deri atëherë. Një vlerë të veçantë ka «*Shkronjëtore e gjuhës shqipe*» (1886), një nga gramatikat më të mira,

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 17, Tiranë, 1974, f. 484.



shkruar në të kaluarën. Në të Samiu dha sistemin gramatikor të gjuhës shqipe, përpunoi kategoritë e saj themelore dhe formuloi terminologjinë përkatëse, një pjesë e së cilës i ka qëndruar me sukses kohës.

Ai u dallua si një punonjës i palodhur në fushën e letërsisë dhe të shkencës. Rezultatet e studimeve të tij i botoi turqisht me emrin Shemsettin Sami ose Sh. Sami Frashëri. I dha kulturës turke mbi 40 vepra, shumica origjinale, disa përkthime, një pjesë e të cilave mbetën të pabotuara. Në listën e gjatë të veprave të Samiut ka shkrime letrare, novela e drama, fjalorë e tekste shkollore, broshura për popularizimin e njohurive shkencore, studime mbi gjuhësinë dhe letërsinë turke e arabe. Samiu i dha popullit turk të parin fjalor normativ dhe etimologjik të turqishtes (Kamus-i-Turki) dhe të parën enciklopedi të historisë e të gjeografisë të botuar në 6 vëlime (Kamus-ul-alam). Ai drejtoi gjithashtu disa organe shtypi, gazeta dhe revista.

Të gjitha këto dëshmojnë për erudicionin e tij të thellë, i cili u vu para së gjithash në shërbim të çlirimit politik të popullit shqiptar dhe në të njëjtën kohë të përparimit shoqëror e kulturor të popullit shqiptar dhe atij turk.

Në veprat shqipe mbizotëron motivi i luftës kombëtare kundër sundimtarit osman, kurse veprat turqisht i përshkon fryma e luftës kundër absolutizmit despotik dhe dogmatizmit klerikal të Perandorisë Osmane. Ato synojnë, pra, të shembin të njëjtën kështjellë, pushtetin shtypës dhe feudal të sulltanëve për të çliruar njëkohësisht si popullin shqiptar, ashtu dhe atë turk.

Përballë despotizmit politik të sulltanëve osmanë Samiu vinte demokracinë dhe lirinë. Liria për Samiun ishte gjëja më e shtrenjtë që i ka dhënë njeriut natyra dhe që askush nuk ka të drejtë t'ia shkelë. Gëzimi më i madh, që mund të ndiejë njeriu në jetën e vet, shkruante Samiu, është çasti kur rifiton lirinë e humbur.

Përballë obskurantizmit mesjetar Samiu vinte dituritë të mbështetura në shkencat, të cilat kanë që të gjitha një vegël, një mjet, mendjen, inteligjencën njerëzore. Dituria ishte për Samiun rruga e lirisë. Prej diturisë rrjedhin mirëqenia dhe të gjitha të mirat e kësaj bote; «njerëzit kanë një detyrë të madhe: të njohin natyrën dhe të vërtetën e materjeve që gjenden në botë e veçanërisht mbi lëmsh të Dheut tonë, të dinë të përfitojnë nga cilësitë e atyre materjeve dhe t'i shtien ato në punë për mirëqënien e mbarë rruzullimit».

Prandaj gjëja më e mirë për njeriun është të përpiqet të fitojë dituri — «argëtimi më i mirë për njeriun është stu-



Sami Frashëri

dimi e shoku më i mirë libri». Të gjitha këto pikëpamje të Samiut dhe e gjithë puna që ai ka bërë për përhapjen e diturive në masat popullore e bëjnë atë një nga iluministët e racionalistët më të mëdhenj të asaj kohe në Shqipëri dhe në tërë Perandorinë Osmane.

Si iluminist, si mbrojtës i diturisë dhe i shkencës, Samiu ishte kundër obskurantizmit klerikal që mbisundonte në atë kohë në Perandorinë Osmane. Duke zbuluar kuptimin social të fesë si një vegël e njerëzve që e kanë humbur betejën mbi tokë dhe janë dorëzuar, ai shkruante «njeriu vetëm kur mërzitet në tokë çon kryet nga qielli», se «e shumta e njerëzve që s'vlejnë kurrgjë kapen pas fesë për të gjetur ngushëllim». Samiu luftoi kundër fanatizmit fetar dhe e quante atë «një përrallë që e ka shpikur mëria, e ka ushqyer frika dhe e ka ruajtur budallallëku».

Por lufta kundër obskurantizmit klerikal dhe fanatizmit fetar nuk e çoi Samiun në ateizëm. Ai mbeti në kuadrin e deizmit, d.m.th. në kuadrin e pranimit të zotit si një fuqi e mbinatyrshme që krijoi gjithësinë dhe tokën tonë, të cilat, me t'u krijuar, ekzistojnë dhe zhvillohen në bazë të ligjeve të tyre. «Çdo gjë që ekziston në natyrë, — shkruante ai, — gjithë trupat qiellorë u shtrohen një ligji dhe një rregulli».

Në qoftë se në rrjedhjen e ngjarjeve nuk ndërhyn vullneti i zotit, në qoftë se ato ecin në bazë të ligjeve të tyre të brendshme atëherë, sipas Samiut, forca vendimtare është «mendja», «inteligjenca» e njeriut, që e lejon të zbulojë të fshehtat e botës dhe të ecë përpara. Me anën e «mendjes», të «inteligjencës», njeriu — shkruante Samiu — «u largua gjithnjë e më tepër nga kafsha dhe u bë përherë e më tepër një levë e fortë që e shpuri lart e më lart qytetërimin».

Deizmi e çoi Samiun në një kuptim idealist të zhvillimit shoqëror. Në bazë të tij ai vinte një forcë ideale — mendjen, inteligjencën. Samiu merrte këtu pasojën për shkak dhe nuk arriti të kuptonte burimin e vërtetë të zhvillimit shoqëror. Në të vërtetë bazë e ekzistencës dhe e zhvillimit të shoqërisë është veprimtaria prodhuese shoqërore e njerëzve dhe prej saj ka lindur dhe është zhvilluar mendja dhe intelekti njerëzor. Megjithëkëtë, po të merren parasysh kushtet historike në të cilat jetoi e punoi Samiu, botëkuptimi filozofik i tij duhet vlerësuar si botëkuptimi më i përparuar i asaj kohe në Shqipëri dhe në Perandorinë Osmane. Ndonëse në emër «të arsyes», Samiu u ngrit kundër rendit të paarsyeshëm feudalo-despotik, si edhe kundër paditurisë dhe obskurantizmit fetar, kërkoi lirinë për popullin e vet, barazinë dhe mirëqenien të mbështetur në punën për të gjithë.

Samiu kishte besim në forcat potenciale të njeriut për t'u përsosur materialisht dhe moralisht dhe për të ecur gjithnjë përpara në rrugën e qytetërimit. Po kështu, ai kishte besim të plotë në të ardhmen e ndritur të shoqërisë njerëzore, në mundësinë e saj për të kapërcyer çdo pengesë drejt progresit shoqëror. Historia, vinte ai në dukje, nuk njeh ndërprerje, shoqëria njerëzore ka qenë dhe është një entitet që zhvillohet vazhdimisht nga një shkallë më e ulët në një shkallë më të lartë të qytetërimit. Arsyeja më e thellë e këtij progresi historik, ajo që e bën qytetërimin e mëvonshëm më të përsosur se atë më të hershmin, shpjegonte Samiu, është fakti se «një komb i qytetëruar bën për vete veprat e një kombi tjetër të qytetëruar, bile u shton atyre veprave prodhimet e fuqisë së tij intelektuale, i përsos dhe i shton më tej ato vepra». Në këtë kuptim çdo popull ka meritat e tij para historisë, sepse çdo popull kush më shumë e kush më pak, me veprat e veta ka kontribuar në thesarin e përgjithshëm të qytetërimit botëror.

Me vlerësimin e lartë që i bënte çdo kombi, Samiu mbronte një të vërtetë historike, nga e cila dilte vetëvetiu përfundimi se edhe populli shqiptar, ndonëse i vogël, kishte vlerat e tij, të drejtën e ekzistencës dhe kishte dhënë kontributin e tij në kulturën botërore. Vetë veprimtaria e pasur krijuese e Samiut, i cili, si edhe rilindësit e tjerë të shquar shqiptarë kishin studiuar e përvetësuar thellë idetë demokratike të kohës e veçanërisht të filozofëve e mendimtarëve të Revolucionit Demokratik-Borgjez Francez, si të Dideroit, D'Alamberit, Volterit, Rusoit etj. dhe, duke i vënë ato në shërbim të Lëvizjes Kombëtare të popullit shqiptar i pasuruan më tej me mendimin e përparuar politiko-shoqëror të Rilindjes Shqiptare, ishte shembull i ndihmesës që solli kombi shqiptar në thesarin e kulturës botërore.

Me vlerësimin që i bënte qytetërimit të ri evropian, si një shkallë më e përparuar e zhvillimit shoqëror se qytetërimi islamik i lidhur me sistemin feudal, që mbizotëronte në Perandorinë Osmane, Samiu mbronte një të vërtetë tjetër historike nga e cila dilte vetëvetiu përfundimi se Perandoria Osmane që ngrihej mbi themelet e sistemit feudal duhej të shembej dhe mbi gërmadhat e saj duhej të ndërtohej një shoqëri e re në një Shqipëri të pavarur dhe në një Turqi të re.

Idetë më të afërta për Samiun, ato që ndeshen më shpesh në veprën e tij dhe që shprehen më me forcë janë ato që kanë të bëjnë me kombin, me tiparet e tij, me rrugët e çlirimit kombëtar, me të sotmen dhe të ardhmen e Shqipërisë. «Sendet më të shtrenjtë në botë, shkruante Samiu, janë nderi dhe atdheu. Ato që për dobi personale shkelin dashurinë e atdheut ata shkelin njëkohësisht edhe nderin e tyre». Atdhedashurinë ai e shihte si një ndjenjë të tillë, së cilës «asnjë nuk mund t'i bëjë ballë». «Topi që shemb kështjellat më të fuqishme është atdhedashuria», thoshte Samiu.

Një problem i lidhur ngushtë me kombin është ai i gjuhës. «Shenja e kombësisë është gjuha, shkruante Samiu, çdo komb mbahet me gjuhët». Kur një komb e humb gjuhën, humb dhe veten. Me ç'gëzim të madh shkruanin Samiu dhe Naimi më 1898 në një letër dërguar një mikut të tyre për arritjet në shkrimin e lëvrimin e gjuhës shqipe. «Armiqtë e kombit tonë, thoshin ata, donin të na gënjenin ç'prej kohe se gjoja gjuha shqipe është një gjuhë e prishur dhe trashamane, se nuk mund të shkruhet, se s'ka gramatikë, se me të nuk mësohen shkencat e tjera. Por në fund panë se shqipja u bë, u shkrue, u krijua alfabeti i saj, u hartua gramatika, u shtypën librat e shkencës, u përkthyen poezi të bukura prej çdo gjuhe të huaj. Me një fjalë u kuptua se ç'gjuhë e përsosur dhe e rregullt është shqipja».

Në luftën për çlirimin e atdheut nga robëria një rol të madh, sipas mendimit të drejtë të Samiut, do të luante bashkimi i popullit shqiptar. Ai fliste me admirim për forcën e bashkimit dhe për dëmin e grindjes dhe të përçarjes. «Bashkimi, shkruante ai, bën të mundura sendet e pamundshme, kurse grindja bën të pamundura sendet e mundshme». Një pengesë e madhe në rrugën e bashkimit politik ishte feja, prandaj Samiu me gëzim bënte një konstatim që ishte në të njëjtën kohë dhe një dëshirë e tij. «Shqiptari nuk njeh grindjet e fesë dhe luftërat e përgjakshme fetare, që kanë njohur popujt e Lindjes dhe të Perëndimit. Bashkimi i vërtetë dhe i fortë është ai që mbështetet mbi një themel parimor, mbi bindje të përbashkëta». «Bashkimi i ideve dhe i parimeve, shkruante ai, është më i fortë se bashkimi i shteteve». Një bazë e tillë parimore për Samiun, ishte dashuria për Shqipërinë, së cilës duhej t'i nënshtrohej çdo lloj ndjenje dhe vlere tjetër. «Shqiptari është shqiptar para se të jetë musliman apo i krishterë», shpallte ai, duke ngritur kështu idenë e kombësisë mbi idenë e fesë. Por pikëpamjet e tij për çështjet themelore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, për rrugën që duhej ndjekur për bashkimin dhe çlirimin e popullit shqiptar nga zgjedha osmane, Samiu i përpunoi në mënyrë të gjithanshme në traktatin e tij politik «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e çdo të bëhet?»

Samiu i bëri një luftë të ashpër shoqërisë feudale dhe shfaqjes më të shëmtuar të saj — shfrytëzimit të masave fshatare nga çifligarët feudalë dhe nga fajdexhinjtë gjakpirës,

parazitë të vërtetë të shoqërisë njerëzore. «Në se ka njeri më të dëmshëm për shoqërinë njerëzore, shkruante Samiu, është ai i cili jeton me të ardhurat e një çifligu, që nuk punon vetë ose me kamatën e të hollave që i ka dhënë me fajde». Por në vend që të kërkonte zhdukjen e pronësisë çifligare në tërësi, Samiu u kufizua me kërkesën që pronarët e tokave t'i qeverisnin vetë pronat e tyre, të ktheheshin, pra, në çifligarë kapitalistë.

Samiu ishte një luftëtar i të drejtave njerëzore, një paralajmëtar i një bote tjetër pa despotizëm dhe pa shtypjen e dinjitetit të njeriut. Dëshmi për këtë, ndoshta më kuptimplotja, është qëndrimi i Samiut ndaj gruas. Problemit të gruas, të vendit të saj në shoqëri, të rrugëve të emancipimit të saj, Samiu i kushtoi një libër të tërë. Gruas ai i njihte një rol shoqëror, atë të edukimit të brezit të ri dhe nëpërmjet tij, të konsolidimit të vetë shoqërisë: «Një shtet i qytetëruar, shkruante Samiu, mbështetet në edukatën e gruas». Gjithashtu ai i njihte gruas të drejta të barabarta me burrin në familje.

Shkrimet e Samiut, e gjithë vepra e tij në Shqip dhe në turqisht është e mbushur me një besim të madh në çlirimin e afërt të Shqipërisë, në një të ardhme më të mirë të saj. Këtë besim ai e mbështeste në një varg faktorësh historiko-politikë e psikologjikë. Të tillë faktorë për Samiun ishin lashtësia e popullit shqiptar, trimëria e tij, talenti dhe zgjuarsia, dashuria për punë dhe mbi të gjitha atdhedashuria. Atdhedashuria e popullit shqiptar, e bashkuar me trimërinë e tij, ishin për Samiun ajo forcë, të cilën s'mund ta ndalte asgjë në rrugën e saj drejt qëllimit të caktuar.

Besimin në çlirimin e afërt të Shqipërisë Samiu e gjente dhe në bindjen që ai kishte se Perandoria Osmane ishte një kalbësirë, se koha e despotizmit politik dhe e shtypjes kombëtare ishte duke perënduar dhe, si rrjedhim, vitet e sundimit osman në Ballkan ishin të numëruara. Samiu priste çdo ditë të dëgjonte lajmin e gëzuar të shembjes së despotizmit anakronik të sulltanit.

**Shtypi**

Hapat e parë shtypi shqiptar i hodhi me daljen e organit mujor «Fiamuri i Arbërit» që filloi të botohej në Kalabri në vitet 1883-1887, në të folmen e arbëreshëve të Kalabrisë dhe italisht, nën drejtimin e Jeronim de Radës[1]. Një rëndësi të madhe në jetën politike-kulturore të vendit pati botimi në Stamboll, me nismën e Sami e Naim Frashërit i revistës mujore «Drita» e më vonë «Dituria» (1884-1885). Në fund të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX botohen organe të reja të shtypit shqiptar që luajtën një rol të rëndësishëm në përhapjen e ideve kombëtare dhe në mbrojtjen e të drejtave të popullit shqiptar. Në kushtet e regjimit tiranik të sulltan Abdyl Hamitit gazetat dhe revistat shqipe nuk mund të botoheshin në Shqipëri, prandaj nxirreshin jashtë në kolonitë shqiptare të mërgimit. Shumica e tyre botohej në gjuhën shqipe, ndërsa disa ishin dygjuhëshe. Nga këto më të rëndësishmet ishin: «Shqiptari» (Bukuresht, 1888-1903), «Shqipëria» (Bukuresht, 1897-1898), «Kalendari kombiar» (Sofje, 1897-1915), «Albania» Bruksel e më vonë në Londër, 1897-1909), «Drita» (Sofje, 1901-1908), «Albania» (Beograd, 1902-1905), «Shpnesa e Shqypnisë» (Raguzë, Trieste e Romë, 1905-1908), «Kombi» (Boston, 1906-1908), «Shqipëria» (Kajro, Magaga, 1906-1908) «Pellazgu» (Kajro), «Shkopi» (Kajro, 1907-1908) etj.



Botim shqip i vitit 1897 i Shoqërisë «Dëshira» Sofie

Megjithëse nuk botoheshin në Shqipëri, ato me rrugë dhe mjete të ndryshme përhapeshin edhe në atdhe, ku

1) Megjithatë pati edhe organe të tjera shtypi, që u botuan nga shqiptarët para «Fiamurit të Arbërit» dhe që trajtuan dhe mbrojtën çështjen shqiptare si «L'Albanese d'Italia» (Shqiptari i Italisë) më 1848, «I foni tis alvanias» (Zëri i Shqipërisë) më 1879-1880. Por ato shtypeshin në gjuhë të huaja, italisht dhe greqisht. Nga këto, ajo që u shqua veçanërisht për mbrojtjen e luftës së popullit shqiptar për autonominë e vendit dhe për tërësinë e trojeve të tij në vitet e Lidhjes së Prizrenit, ishte gazeta «Zëri i Shqipërisë» që nxirrte arbëreshi nga Greqia, Anastas Kullurioti.

kalonin dorë më dorë e lexoheshin me etje të madhe. Një popullaritet të veçantë gëzonte gazeta «Drita» e Sofjes, e cila më 1904 kishte një tirazh prej 670 kopjesh. Kjo i detyrohej në radhë të parë përmbajtjes patriotike të artikujve që botoheshin në këtë gazetë.

Duke çmuar rolin e organeve të shtypit në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, fuqitë imperialiste dhe veçanërisht Austro-Hungaria dhe Italia, duke shfrytëzuar edhe vështirësitë financiare të botuesve të tyre, u përpoqën të shtinin në dorë organe të veçanta. Austro-Hungaria, që u tregua veçanërisht aktive në këtë drejtim, u premtoi shoqërive patriotike të mërgimit dhe personaliteteve kombëtare që drejtonin organet e shtypit shqiptar subvencione financiare, me kusht që veprimtaria e tyre të mos shtrihej në fushën politike, të mos cenonte pushtetin e sulltanit dhe politikën e Vjenës në Shqipëri.

Organet e shtypit shqiptar dhe botuesit e tyre i qëndruan këtij presioni të shteteve të huaja e sidomos të Vjenës dhe vazhduan veprimtarinë e tyre të pavarur politike në të mirë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, ndryshe nga Faik Konica, i cili e vuri revistën e tij «Albania» nën ndikimin e politikës së Vjenës në Shqipëri, në bazë të marrëveshjes së përfunduar midis tij dhe Ministrisë së Jashtme të Austro-Hungarisë në dhjetor 1897.


Kristo Luarasi


Shahin Kolonja, drejtor i gazetës «Drita» Sofie





Gazeta «Drita», Sofie (1901-1908)

Në kushtet kur botimet e tjera ishin ende të kufizura, organet e shtypit u bënë tribuna kryesore e mendimit politik e shoqëror shqiptar. Në to gjetën pasqyrim në radhë të parë lufta e popullit shqiptar për autonominë e vendit, që ishte kërkesa themelore e revolucionit kombëtar shqiptar dhe, lidhur me këtë, qëndrimi i rrymave të ndryshme politike mbi mjetet dhe rrugët për realizimin e saj. Pjesa më e përparuar e patriotëve, përfaqësues të rrymës demokratike-revolucionare që vinin nga shtresat mikroborgjeze të qytetit dhe të fshatit, qëndronin në pozita të drejta duke u shprehur për domosdoshmërinë e mjeteve revolucionare të luftës, të kryengritjes së armatosur. Në formimin e bindjeve të tilla, ndikoi ngritja e re e lëvizjes çlirimtare në fillim të shek. XX, aktivizimi i mëtejshëm i masave të popullit, konfliktet e armatosura që u zhvilluan në qytetet dhe fshatrat e vendit. Tribuna të kësaj rryme u bënë sidomos gazetat «Shqipëria», «Drita», «Albania», «Kombi», «Shpnesa e Shqypnisë» etj., ku botonin shkrimet e tyre, Sh. Kolonja, Ç. Topulli, M. Gramenua, F. Noli, Asdreni, Çajupi, H. Mosi, N. Ivanaj, V. Dodani etj.

Në kundërshtim me këta, përfaqësuesit e rrymës reformiste, pas së cilës qëndronin borgjezia reshpere, çifligarët e lidhur me tregun dhe një pjesë e nëpunësve të lartë të lidhur me interesa ekonomike dhe politike me regjimin e sulltanit, synonin ta kufizonin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare vetëm në disa kërkesa kulturore dhe ekonomike. Shprehëse e ideve dhe e programit të kësaj rryme u bë revista «Albania» e F. Konicës dhe ndonjë organ tjetër. Shumica e artikujve të botuar në këto organe, karakterizoheshin nga një frymë pajtimi dhe bindjeje ndaj Portës së Lartë, nga një kundërshtim i hapur i luftës për autonominë dhe shkëputjen e Shqipërisë nga sundimi osman, nga mohimi i mjeteve revolucionare të luftës.



Nikolla Ivanaj, drejtor i gazetës «Shpnesa e Shqypeniis», Raguzë



Sotir Peci, drejtor i gazetës «Kombi», Boston ShBA

Në mendimin politik revolucionar shqiptar ndikoi edhe Revolucioni Rus i viteve 1905-1907, që ishte i pari revolucion demokratik borgjez me karakter popullor i epokës së imperializmit. Ai gjeti pasqyrim të gjerë dhe mbështetje të plotë në faqet e shtypit demokratik shqiptar. Nga ngjarjet e Revolucionit Rus, patriotët demokratë revolucionarë shqiptarë nxorën mësime të rëndësishme për zhvillimin me sukses të luftës kundër zgjedhës osmane dhe i bënë thirrje popullit shqiptar që të ndiqte shembullin e proletariatit rus e të ngrihej në luftë të armatosur.

Shtypi demokratik shqiptar e konsideronte luftën e popullit shqiptar dhe të popujve të tjerë të shtypur të Perandorisë Osmane, si edhe atë të popullit rus si një luftë të përbashkët çlirimtare që drejtohej kundër të njëjtëve armiq, «dy mbretërive të fëlliqura, që quhen Rusi dhe Turqi . . . që kanë përmbi krye dy njerëz gjakatarë e të poshtër që nuk u ngopën së thithuri gjak njeriu». («Drita»)

Krahas problemeve të lidhura me programin dhe mjetet e



luftës për çlirimin e vendit, në shtypin shqiptar kanë gjetur pasqyrimin e vet, megjithëse në një masë më të vogël, edhe çështjet ekonomiko-shoqërore, si ajo e rolit të masave popullore në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare etj. Gjendja e mjeruar ekonomike dhe kulturore e popullit, sidomos e fshatarësisë, përshkruhet me një forcë të veçantë e në mënyrë rënqethëse. Kjo gjendje shpjegohej me sundimin osman e politikën shtypëse të sulltanit e në ndonjë artikull me ndarjen e padrejtë të tokave, me zotërimin e pronës së madhe të çifligarëve dhe të shtetit osman. («Drita», «Kombi», «Shkopi» etj.).

Në kundërshtim me elementët reformistë, të cilët nga vetë pozita e tyre klasore mbronin klasën feudale që e quanin «shpresa e shpëtimit dhe e lirisë s'atdheut» («Albania», Bruksel), përfaqësuesit më të përparuar të Rilindjes sonë Kombëtare i bënin thirrje popullit që të luftonte jo vetëm kundër pushtetit të sulltanit, por edhe kundër parësisë shqiptare, që si pjesë e klasës sunduese osmane ishte bërë «vegël e guvernës turke për t'shtrydhur gjakun varfërisë dhe për të rrjepur njerëzinë» («Drita»).

Patriotët përparimtarë përcaktuan drejt edhe rolin e popullit në luftën për çlirimin e Shqipërisë, duke theksuar se bartës të vërtetë të ideve patriotike dhe luftëtarë të vendosur për çlirimin e vendit janë masat punonjëse, vegjëlia. Por me gjithë mendimet e veta përparimtare, ata nuk mundën të ngriheshin deri në atë shkallë sa të kuptonin domosdoshmërinë e zhdukjes së zgjedhës feudale duke likuiduar pronat e çifligarëve-feudalë për t'u dhënë fshatarëve tokë, d.m.th. domosdoshmërinë e revolucionit agrar, dhe ta ngrinin Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, që në thelbin e saj klasor ishte një revolucion kombëtar-borgjez, në shkallën e një revolucioni demokratik-borgjez antifeudal. Krahas me rrethanat historike të kohës, këtu ndikoi edhe karakteri i kufizuar klasor i rilindësve, programi i të cilëve, me gjithë frymën e vet demokratike dhe simpatinë e tyre



Josif Bagëri


VIT I OUT

SHQYPÉJA É SHQYPËNIS.

ORGAN PER POLITIK DHE DITUNI

АЛБАНСКИ ОРЕЛЪ

JOSIF BAGËRI

... nis lufta e re me Tyrkin për vetudhënimin e Shqypnis

Gazeta «Shqypeja e Shqypënis» që doli në Sofje nën drejtimin e Josif Bagërit

për popullin, mbeti i kufizuar vetëm me kërkesat për çlirimin kombëtar.

Një nga problemet e trajtuara gjerësisht në faqet e shtypit shqiptar ishte ai i luftës për lirinë e gjuhës dhe të shkollës shqipe, të cilat atdhedashësit i konsideronin si një mjet shumë të rëndësishëm për ngritjen e ndërgjegjes kombëtare të popullit shqiptar, për konsolidimin e tij kombëtar dhe për bashkimin në luftë kundër pushtuesve të huaj. Ata e trajtonin luftën për shkollën dhe shkrimin shqip si pjesë të pandarë të luftës politike për njohjen e kombit shqiptar dhe autonominë e tij.

Duke synuar të bashkonin gjithë popullin pa dallim feje, rilindësit zhvilluan një luftë të papajtueshme kundër përpjekjeve përçarëse të klerit dhe veprimtarisë antikombëtare të tij. Ata e zbuluan natyrën e vërtetë të klerit si mbështetje politike e fuqive të huaja, si vegël dhe agjenturë e tyre.

Lufta kundër reaksionit klerikal përbën një nga tiparet më të rëndësishme të mendimit politik e shoqëror të Rilindjes që dëshmon për guximin, vendosmërinë dhe karakterin luftarak të patriotëve rilindës, të cilët, në përpjekjet e tyre për të çliruar atdheun nga zgjedha e huaj, megjithëse jo nga pozitat e ateizmit, nuk ngurruan të sulmonin edhe kështjellën



mesjetare klerikale që mbrohej nga klasat sunduese të Perandorisë Osmane dhe fuqitë e huaja.

Një vend të rëndësishëm në organet e shtypit kanë zënë edhe artikujt e thirrjet e drejtuara kundër politikës antishqiptare e shoviniste të shteteve fqinje dhe të Fuqive të Mëdha.

Idetë përparimtare patriotike dhe demokratike të shtypit, luajtën një rol të madh për përgatitjen ideologjike dhe politike të popullit shqiptar në luftën për bashkimin dhe çlirimin kombëtar të vendit.

**Lëvrimi i gjuhës shqipe dhe përhapja e shkrimit shqip**

Pas themelimit të Lidhjes së Prizrenit më 1878 dhe të Shoqërisë së Stambollit më 1879 mori hov lëvizja për lëvrimin dhe studimin e gjuhës shqipe. Mendjet më të ndritura të kohës, si Kristoforidhi, Naimi, Samiu, De Rada, Pashko Vasa, J. Vretoja, etj, duke e njohur mirë gjuhën amtare dhe duke pasur besim të patundur në zhvillimin e saj të shpejtë, iu përveshën me zell një pune të shumanshme që nuk vonoi të jepte përfundime të dukshme. Drejtimet kryesore të përpjekjeve të tyre, që kushtëzoheshin nga kërkesat e kohës, ishin pastrimi i gjuhës shqipe nga fjalët e huaja të panevojshme, pasurimi i saj sidomos me terma shkencore e me fjalë të tjera të fjalorit abstrakt dhe përpunimi i disa normave gjuhësore që do të çonin shkallë-shkallë në zhvillimin e vazhdueshëm të gjuhës letrare shqipe. Me këto përpjekje patriotët rilindës synonin të forconin bashkimin dhe afirmimin kombëtar të popullit shqiptar për të cilin një faktor vendimtar ishte gjuha, si tipar themelor që dallon çdo komb.

Nevoja e pastrimit dhe e pasurimit të fjalorit diktohej nga vetë gjendja e gjuhës shqipe, e cila në kushtet e një prapambetjeje të gjithanëshme të popullit shqiptar, ishte e mbushur me fjalë të huaja dhe kishte mbetur e varfër sidomos me fjalë të sferave të ndryshme të shkencës e të kulturës. Për t'ia arritur këtij qëllimi të dyanshëm u shfrytëzuan sidomos mjetet e ndryshme fjalëformuese të gjuhës shqipe dhe u krijua kështu një numër i madh fjalësh të reja, një pjesë e mirë e të cilave i kanë qëndruar kohës. Të tilla janë, p.sh., fjalët ndërgjegje, vetëdije, cilësi, sasi, folje, rrokje, përemëri, atdhe, mëmëdhe, kryeqytet, qytetëroj, etj. Është e vërtetë se përpjekje për të krijuar fjalë të reja ishin bërë edhe më parë, duke nisur që nga Buzuku, Budi e Bogdani e deri te Naum

Veqilharxhi. Por përpjekjet e dhjetëvjeçarit të fundit të shekullit të kaluar në këtë fushë dalloheshin për karakterin e tyre më të vetëdijshëm, për përmasat e gjera dhe për arritjet e dukshme që patën.

Për pasurimin e fjalorit të gjuhës shqipe u shfrytëzua në radhë të parë visari i pasur i gjuhës popullore. Për këtë qëllim mblidheshin me zell nga goja e popullit fjalë e shprehje të rralla që rilindësit i shtinë në përdorim në veprat e tyre. Në këtë punë fisnike u dallua në mënyrë të veçantë Kristoforidhi, i cili me nismën e vet i ra kryq e tërthor mbarë vendit, duke mbledhur një visar të pasur, që e përfshiu në veprën e tij madhore, «Fjalori shqip-greqisht». Por këtë vepër me vlerë të madhe autori nuk mundi ta botonte sa qe gjallë. Pas shumë peripecish, ky fjalor më në fund u botua më 1904 në Athinë.* Fjalori nuk kishte karakter dialektor, si fjalorët e botuar më parë, por ishte një fjalor i mbarështhqipes. Mirëpo, duke qenë se shpjegimet aty jepeshin në gjuhën greke, kjo vepër nuk mund të shfrytëzohej nga ata që nuk dinin greqisht.

Më 1908 u botua në Shkodër nga shoqëria «Bashkimi» një tjetër fjalor i gjuhës shqipe me shpjegimet në gjuhën italiane. Ky fjalor kishte më fort një karakter dialektor dhe përmbante edhe mjaft huazime të mënjanueshme.

Drejtimi tjetër kryesor ku u përqendruan përpjekjet për lëvrimin dhe studimin e gjuhës shqipe, ishte përpunimi i disa normave drejtshkrimore e gramatikore dhe studimi i strukturës gramatikore të gjuhës. Edhe në këtë fushë puna nuk nisi nga e para. Përpjekje të tilla ishin bërë edhe më përpara. Por, pas vitit 1880, në kushtet e reja të rritjes së Lëvizjes Kombëtare shtrohej detyra për një punë më të vetëdijshme dhe me synime më të qarta. Në shkrimet shqipe duheshin zbatuar disa forma drejtshkrimore që t'i bënin ato sa më të kuptueshme për të gjithë shqiptarët, pavarësisht nga baza dialektore, në të cilën shkruheshin. Për një punë të tillë të vetëdijshme shprehen në shkrimet e tyre sidomos Kristoforidhi, Samiu, Naimi, etj. Gjatë kësaj periudhe u bënë përpjekje edhe për një afrim të dy varianteve të shkruara të shqipes. Por, në kushtet e sundimit të huaj dhe të përçarjeve krahinore e fetare, të ushqyera nga armiqtë e jashtëm e të brendshëm, këto përpjekje nuk mund të shkonin larg. Në këto rrethana, kur edhe një pjesë e shkrimtarëve, sidomos shkrimtarë fetarë katolikë, vazhdonin të përdornin në shkrimet e tyre një gjuhë thjesht dialektore, ishte shumë e vështirë të përpunoheshin e të zbatoheshin nga të gjithë normat drejtshkrimore e gramatikore të njësuara. Megjithatë u bë një punë e madhe për vendosjen e disa normave drejtshkrimore e gramatikore, që shënuan një hap të rëndësishëm përpara në zhvillimin e mëtejshëm të gjuhës letrare shqipe.

*) Fjalori u ribotua i përpunuar nga A. Xhuvani më 1961.



Një vëmendje e posaçme iu kushtua edhe studimit të strukturës gramatikore të gjuhës e kjo duket qartë edhe nga botimi i disa gramatikave me vlerë, të hartuara kryesisht nga autorë shqiptarë. Nga këto dallohen sidomos gramatika e Kristoforidhit (1882), me shpjegim në gjuhën greke, Shkronjëtorja e Samiut (1886), që është e para gramatikë me shpjegime në gjuhën shqipe, gramatika e Gj. Pekmezit (1908) me shpjegime në gjuhën gjermane, gramatika shqipe e A. Xanonit (1909) etj.

Puna për lëvrimin dhe studimin e gjuhës, bëri të mundur zhvillimin e mëtejshëm të gjuhës letrare shqipe dhe të studimit të strukturës së saj gramatikore.

Një rol të dorës së parë për përhapjen e shkrimit shqip do të luanin shkollat kombëtare. Atdhetarët megjithë pengesat e qeverisë turke nuk i ndërprenë përpjekjet për të përhapur arsimin në gjuhën amtare. Përveç dy shkollave shqipe të Korçës, në mjaft vise të Shqipërisë si në Elbasan, në Dibër, Krujë, Korçë, Berat, Gjirokastër, Kolonjë, Starovë, Vlorë, Përmet, Skrapar, Çamëri, etj., funksiononin në shumicën e rasteve pranë shtëpive private shkolla të fshehta shqipe, në të cilat arsimtarët patriotë u mësonin fëmijëve dhe të rriturve abetaren e gjuhës shqipe. Në këto qendra, si edhe në qytete të tjera të vilajeteve shqiptare si në Shkodër, Durrës, Tiranë, Prizren, Prishtinë, Shkup, Manastir, etj., mësuesit atdhedashës u mësonin fshehurazi shkrimin shqip nxënësve në shkollat e huaja turke, greke etj. Atdhetarët rilindës iu kundërvunë gjithashtu synimeve të Vjenës, Romës, Athinës, dhe të emisarëve të tyre në Shqipëri për t'i përdorur shkollat e veta si mjet për robërimin dhe asimilimin e popullit shqiptar; një dëshmi e këtyre përpjekjeve është, përveç të tjerave, konflikti që shpërtheu në vitet 1898-1900 midis popullsisë së Prizrenit dhe agjentëve konsullorë austro-hungarezë. Këta të fundit u përpoqën të vinin nën kontrollin e vet shkollën shqipe të qytetit dhe të fusnin në të sllavishten. Vatikani më 1898 largoi nga kjo shkollë klerikët shqiptarë nga Prizreni dhe emëroi në vend të tyre klerikë e murgesha kroate, të cilët filluan të përdornin në shkollë krahas shqipes edhe sllavishten. Meqenëse kërkesat e popullsisë së Prizrenit për pezullimin e mësimit në gjuhën sllave nuk u morën parasysh, ajo ngriti më 1899 një shkollë të re shqipe të pavarur në të cilën jepte mësim Mati Logoreci. Në këto përpjekje atdhetarët prizrenas patën edhe përkrahjen e popullsisë së Shkodrës dhe të viseve të tjera. Shkolla e re

tërhoqi shumicën e nxënësve të Prizrenit. Në konfliktin për çështjen e shkollës ndërhyri, me kërkesën e Vjenës edhe policia turke, e cila arrestoi mjaft shqiptarë patriotë. Qëndresa e gjatë dhe protestat e vazhdueshme të popullsisë së Prizrenit bënë më në fund efektin e tyre; më 1900 u hoqën nga shkolla mësuesit e huaj. Pas kësaj të dy shkollat u bashkuan në një shkollë të vetme.

Nën presionin e rretheve patriotike të Tiranës edhe në shkollën austriake të këtij qyteti u vunë në përdorim tekstet e përgatitura nga shoqëria e Stambollit.

Në saje të përkrahjes së popullit dhe të vendosmërisë së mësuesve patriotë, edhe mësonjëtorja shqipe e Korçës që ishte e vetmja shkollë shqipe legale, u bëri ballë për një kohë të gjatë ndjekjeve dhe intrigave të qeveritarëve osmanë dhe mitropolisë së Korçës. Në vitet e fundit të shekullit XIX kur drejtor i saj u bë Nuçi Naçi, ajo u kthye në një shkollë të rregullt fillore me katër klasë ku ndiqnin mësimet 80-100 fëmijë të krishterë e myslimanë nga 20-40 që kishte më parë. Përveç drejtorit, në shkollën e djemve të Korçës jepnin mësime edhe arsimtarët Thanas Nona dhe Nikolla Lako, ndërsa të rriturve abetaren shqip ua mësonte Kristo Vodica. Por edhe kjo shkollë më në fund u mbyll në vitin 1902, kur autoritetet osmane, të nxitura edhe nga kleri ortodoks grek, arrestuan mësuesin dhe drejtorin e saj të fundit Nuçi Naçin, të akuzuar si pjesëmarrës i një «organizate të fshehtë» shqiptare.

Shkolla e vajzave të Korçës, pasi funksionoi për një kohë, me rreth 50 nxënëse, u mbyll më 1904 nga autoritetet osmane.

Ndërsa pengonte përhapjen e mësimit të gjuhës shqipe dhe merrte masa të rrepta ndaj prindërve e sidomos ndaj atyre myslimanë që çonin fëmijët në shkollat shqipe qeveria osmane, për të thelluar edhe më shumë përçarjen midis shqiptarëve dhe nën presionin e Fuqive të Mëdha e të shteteve fqinje, lejonte çeljen e shkollave të reja austro-hungareze, italiane, greke, bullgare e serbe.

Krahas këtyre, përhapja e shkrimit shqip pengohej gjithashtu nga mungesa e një alfabeti të përbashkët për gjithë shqiptarët; edhe pas vendosjes së alfabetit të Stambollit në vitin 1879 çështja e një alfabeti të vetëm për shkrimin e shqipes mbeti e pazgjidhur përfundimisht. Alfabeti i Stambollit u përhap më shumë në Shqipërinë e Jugut e të Mesme dhe në disa koloni shqiptare të mërgimit, si në ato të Stambollit, Bukureshtit, Sofjes etj. Në Shqipërinë Veriore priftërinjtë katolikë vazhduan të përdornin alfabetin tradicional të shkrimtarëve të vjetër të Veriut. Pas vitit 1899 çështja e alfabetit



u ndërlikua edhe më shumë. Atë vit u themelua në Shkodër, me përkrahjen dhe nën ndikimin e Austro-Hungarisë, një shoqëri letraro-gjuhësore e françeskanëve me emrin «Bashkimi» e drejtuar nga Preng Doçi dhe Gjergj Fishta, e cila sajoi një alfabet të ri të mbështetur po në alfabetin latin dhe të plotësuar me disa dyshkronjëshe. Pas vitit 1901 numri i alfabetëve, që përdoreshin në Shkodër u shtua, sepse edhe shoqëria letrare «Agimi», e themeluar më 1901 që kishte si përfaqësues kryesor Ndre Mjedën, sajoi një alfabet të vetin, të mbështetur gjithashtu në alfabetin latin, por të plotësuar me disa shkronja latine me shenja diakritike.

Kështu vetëm në Shkodër përdoreshin për shkrimin e shqipes të paktën 3 alfabete të ndryshme. Përveç këtyre dhe alfabetit të Stambollit përdoreshin edhe alfabete të tjera të mbështetura kryesisht në alfabetin latin, me të cilat botoheshin organet e ndryshme të shtypit shqiptar.

Patriotët shqiptarë me të drejtë e konsideronin mungesën e një alfabeti të përbashkët si një shenjë dasie që pengonte bashkimin dhe konsolidimin kombëtar të shqiptarëve.

Si çështja e shkollës shqipe, ashtu edhe ajo e vendosjes së një alfabeti të njëjtë të gjuhës shqipe qenë shndërruar në probleme politike, zgjidhja e të cilave do të varej nga zhvillimi i përgjithshëm i Lëvizjes Kombëtare.

## 2. LETËRSIA DHE ARTET FIGURATIVE

**Naim Frashëri (1846-1900)**

Në fushën e letërsisë artistike, në gjysmën e dytë të shek. XIX vendin kryesor e zë krijimtaria e shumanshme e Naim Frashërit (1846-1900), poeti më i madh i Rilindjes, themeluesi i letërsisë kombëtare. Naimi lindi më 25 maj 1846 në Frashër, ku kaloi fëmininë dhe vitet e para të rinisë. Më 1865, në moshën 19-vjeçare ai shkoi së bashku me familjen në Janinë, ku ishte nëpunës vëllai i tij i madh Abdyli. Pasi kreu më 1870 gjimnazin «Zosimea» të Janinës, Naimi shkoi në Stamboll për të gjetur punë, por shumë shpejt u kthye përsëri në Shqipëri, ku punoi për dhjetë vjet si nëpunës finance e dogane në Janinë, Sarandë e Berat.


Naim Frashëri

Me gjithë shëndetin e dobët, gjatë viteve të Krizës Lindore dhe të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Naimi mori pjesë në veprimtarinë patriotike shqiptare. Më 1878 u bë anëtar i Komitetit të Stambollit dhe më 1879 i Shoqërisë së Shkronjëzave Shqipe. Duke qenë në Janinë Naimi u bë përkrahës i flaktë i ideve të Lidhjes Shqiptare dhe kontribuoi në veprimtarinë e komiteteve të saj në Shqipërinë e Jugut për mbrojtjen e tërësisë së atdheut.

Naim Frashëri u njoh si poet qysh në vitin 1880, kur shkroi vjershën e tij «Shqipëria», të cilën Shoqëria e Stambollit ua shpërndau atdhetarëve shqiptarë. Krenaria për të kaluarën e lavdishme të vendit, dhimbja për gjendjen e mjeruar të popullit, dëshira për ta parë Shqipërinë të lirë e të pavarur e shprehur me një forcë të re poetike, u lanë përshtypje të thellë atdhetarëve shqiptarë në të katër anët e vendit e në kolonitë e mërgimit. Në veprimtarinë e gjerë të Naim Frashërit, më tepër se tek çdo shkrimtar tjetër i Rilindjes, u pasqyruan problemet më shqetësuese të kohës, idetë kryesore të lëvizjes për çlirimin kombëtar, ndjenjat dhe mendimet patriotike e demokratike të popullit. Brenda viteve 1886-1899 u botuan 15 libra të Naimit të shkruara në një kohë të shkurtër, sepse që prej vitit 1895, i sëmurë rëndë, poeti nuk duhet të ketë shkruar më.

Por Naimi nuk u mor vetëm me poezi. Një vëmendje të veçantë ai u kushtoi përpjekjeve për organizimin e lëvizjes patriotike-kulturore të shqiptarëve të mërguar në Turqi e vende të tjera. Ai u bë shpirti i Shoqërisë së Stambollit, kryetar i së cilës ishte Samiu. Naimi dha kontributin më të madh në nxjerrjen më 1894 të revistës «Drita» (më vonë «Dituria») dhe ishte ndër drejtuesit dhe bashkëpunëtorët e saj kryesorë. Bashkë me Samiun, Naimi ishte nismëtar dhe nxitës i organizimit të shoqërive patriotike-kulturore në Bukuresht, Egjipt, Sofje dhe ndihmoi shumë për çeljen e shkollave të para shqipe.

Si patriot e iluminist, ai i jepte rëndësi të dorës së parë arsimimit të popullit. Poeti shkruante: «Drit'e diturisë përpara do na shpjerë, përpara drejt lirisë». Vend me rëndësi në veprimtarinë e Naim Frashërit zënë librat shkollorë. Për nevojat e shkollave të para shqiptare ai shkroi librat: «Vjersha për mësonjëtoret të para», (1886), «E këndimit çunavet këndonjëtoria» (1886), «Dituritë» (1888), «Histori e përgjithshme» (1886). Në fushën e pedagogjisë ai përkrahu metodat më të përparuara demokratike dhe u shpreh për barazinë e djemve e të vajzave për të mësuar, për futjen e shkencave në shkollë, për përdorimin e bindjes e të shembullit si mjete

edukimi dhe për njësimin e mësimit me edukatën. Ai i kushtonte rëndësi sidomos edukimit patriotik të fëmijëve, prandaj tekstet shkollore të Naimit, ashtu si ato të Sami Frashërit, Pashko Vasës, Jani Vretos etj., kishin përmbajtje patriotike. «Histori e Shqipërisë» (1899) e Naimit, për klasat e ulëta të shkollave fillore, kishte për qëllim jo vetëm t'u jepte nxënësve njohuritë e para mbi Shqipërisë, por edhe t'u ngjallte dashurinë për atdheun.

Me veprën e tij poetike dhe me librat shkollore, Naimi vuri bazat e gjuhës letrare shqipe. Së bashku me Kostandin Kristoforidhin dhe Sami Frashërin, ai pastroi gjuhën nga fjalët e huaja e të panevojshme e sidomos nga ato turke e greke duke i zëvendësuar me fjalët e thesarit të gjuhës popullore, të cilat brenda pak vjetëve u bënë pasuri e gjuhës letrare shqipe.

Si poet Naimi i dha letërsisë shqiptare vepra artistike me vlerë të veçantë. Ai u bë flamurtar i një letërsie të re kombëtare me përmbajtje patriotike, e ngriti atë në lartësi të reja artistike, zgjeroi dhe pasuroi tematikën e problematikën e saj. Në vepra të shquara poetike, si poemat «Bagëti e bujqësi» (1886), «Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve» (1886), «Histori e Skënderbeut» (1898) dhe në shumë vjersha lirike të vëllimit «Lulet e verës» etj., Naimi u këndoi me frymëzim të kaluarës së lavdishme dhe heroit kombëtar — Skënderbeut, bukurisë dhe madhështisë së atdheut, atdhedashurisë dhe etjes për liri, himnizoi punën e bujkut e të bariut, lartësoi virtytet e popullit. Ai u bë shprehësi i aspiratave demokratike, duke ëndërruar një Shqipëri të lirë, të përparuar e të lulëzuar. Në kohë shumë kritike



Naim Frashëri, «Bagëti e bujqësi», Bukuresht, 1886.



për fatet e vendit ai u dha zjarr ndjenjave të atdhedashurisë e të krenarisë kombëtare me vargjet:

Ti Shqipëri më ep nderë, më ep emërin shqiptar,
zemrën ti ma gatove plot me dëshirë e me zjarr...

Ai shprehu aspiratën e bashkatdhetarëve për të rrojtur të lirë në vendin e tyre dhe në miqësi me popujt e tjerë, mbi bazën e barazisë dhe të respektimit reciprok. Ai ëndërroi për një kohë kur Shqipëria do të hynte «në qytetërimt e në shpëtimt», për ditët e mira kur ajo do t'ishte «zonjë».

Në «Lulet e verës», poeti i këndon me patos e dashuri atdheut, u ngre himne gjuhës dhe shkollës amtare, dënon pa mëshirë tradhtarët dhe bën thirrje për bashkimin e shqiptarëve. Edhe në «Historinë e Skënderbeut», duke i thurur lavdi epokës dhe figurës së heroit, poeti bën thirrje për bashkimin kombëtar të popullit shqiptar në luftë kundër sunduesve osmanë. Me vjershat e tij të zjarrta patriotike, Naim Frashëri fitoi dashurinë dhe respektin e bashkatdhetarëve, të cilët e quajtën «apostull i shqiptarizmit», «bilbil i gjuhës shqipe». «Naim Frashëri, shkruan shoku Enver Hoxha, mbetet Naimi, poeti ynë më i madh që adhurohet nga të gjithë, sepse ai i ka kënduar me patos të madh bukurisë së atdheut, u shkri si qiriu për lirinë, për gjuhën shqipe, ëndërroi, punoi e luftoi për të ardhmen e popullit tonë, të cilën e bënë realitet Partia e Punës e Shqipërisë me pushtetin popullor».[1]

Mendimi politik e shoqëror i Naim Frashërit është ai i një demokrati përparimtar. Si edhe rilindësit e tjerë ai e urrente rendin monarkist e absolutist, ishte përkrahës i sistemit demokratik republikan, sipas shembullit të demokracive borgjeze më të përparuara të kohës. Naimi ka shprehur simpati për revolucionet demokratike-borgjeze dhe në mënyrë të veçantë për Revolucionin Francez të vitit 1789.

Pikëpamjet shoqërore që poeti shprehu në krijimtarinë e tij letrare kanë karakter përparimtar, sidomos po të kemi parasysh gjendjen në të cilën ndodhej Shqipëria në atë kohë. Megjithatë ato nuk u zhveshën nga ndikimet idealiste që karakterizonin botëkuptimin e poetit. Naimi pohonte se njeriu lind i lirë dhe duhet të rrojë i lirë, por shkallën e lirisë së tij e përcaktonte nga masa e diturisë, që e quante mëmë të përparimit. Ai ëndërronte për një shoqëri ku të sundonte mirësia dhe drejtësia, por besonte se kjo do të arrihej me anë të mirëkuptimit shoqëror që do t'i bënte njerëzit të kuptonin se janë vëllezër. Naimi nuk kishte koncepte të sakta

1) Enver Hoxha. *Vepra*, vëll. 21, Tiranë, 1976, f. 366.

për klasat shoqërore, megjithatë pranonte se shoqëria është e ndarë në të pasur e në të varfër. Në këtë ndarje ai mbante anën e të varfërve, por u bënte thirrje atyre të mos përdornin dhunën, ndërsa nga të pasurit kërkonte «mëshirën për të varfërit». Si burim të varfërisë njihte përtacinë e fatkeqësitë dhe në ndonjë rast edhe papunësinë.

Në formimin e botëkuptimit të Naimit, si të rilindësve të tjerë, ndikuan kushtet historike, ekonomike, shoqërore dhe politike-kulturore të Shqipërisë së shek. XIX, në të cilat u formua dhe veproi poeti. Me aq sa i lejonin rrethanat, Naimi e vuri botëkuptimin e tij në shërbim të luftës për çlirimin kombëtar. Pikënisje e botëkuptimit të tij filozofik e shoqëror u bë nevoja për të çliruar ndërgjegjen e bashkatdhetarëve të vet nga misticizmi islamik dhe obskurantizmi fetar që kultivoheshin nga sunduesit osmanë e kleri fanatik. Ai u kundërvuri atyre idetë iluministe, domosdoshmërinë e ndriçimit të mendjeve të brezit të ri shqiptar me njohuri shkencore. Ndonëse ishte armik i dogmës fetare islamike, që ishte dogma zyrtare e shtetit osman, Naimi nuk arriti dhe nuk mund të arrinte në kushtet e atëhershme të vendit deri në atë shkallë sa ta luftonte atë nga pozita materialiste, por mbeti në pozita idealiste. Në themel të botëkuptimit të Naimit mbeti ideja «e krijuesit», e perëndisë, që tek ai shfaqet në trajtën panteiste. Megjithëse ushqente simpati për teorinë planetare të Kant-Laplasit dhe veçanërisht për teorinë e evolucionit të Darvinit e për mendimet e Volterit e të Rusoit, Naimi pranonte ekzistencën e një zoti që ka krijuar botën materiale. Por zoti për Naimin nuk ishte një qënie e mbinatyrshme, por një qenie imanente. Ai ishte i shkrirë në natyrë dhe ishte bërë një me të, ishte tërësia e sendeve dhe gjendej edhe tek vetë njeriu.

Përpjekjet e Naimit për ta parë perëndinë kudo e në çdo send, të çojnë në atë që ta shohësh zotin si një materje të hyjnizuar. Për më tepër ato e bëjnë njeriun të mos e shohë zotin asgjëkundi. Megjithatë koncepti panteist për botën nuk e pengoi Naimin të përqafonte të dhënat e shkencave natyrore mbi përbërjen e gjithësisë, mbi origjinën e botës dhe mbi evolucionin e njeriut. Mendimet e Naimit hapnin rrugën drejt materializmit, por këtu ai nuk mundi të arrinte. Ai solli në historinë e mendimit filozofik shqiptar botëkuptimin origjinal të panteizmit të kombinuar me idetë shkencore. Pikëpamjet e tij ishin të guximshme, sepse ato forconin pozitat e shkencës dhe dobësonin e minonin pozitat e fesë. Naimi ishte një poet e mendimtar patriot e demokrat që vinte atdheun e kombësinë mbi fenë, që predikonte diturinë dhe shkencën, që besonte në forcën e arsyes njerëzore. Idetë e tij ky iluminist i shquar që jetoi në mjediset e obskurantizmit fetar ia nënshtroi një qëllimi të lartë, çlirimit të atdheut nga robëria.



Për këto arsye Naimi përkrahu dhe propagandoi bektashizmin, si një sekt që për shkak të tolerancës së tij, mund ta pranonte më tepër shkencën me panteizmin në bazë. Naimi i përkiste këtij sekti dhe qëndroi në radhët e tij edhe për faktin se bektashinjtë, në kohën e tij ishin në luftë të hapur dhe të ashpër me kalifatin osman, me dogmatizimin e tij dhe politikën shtypëse nacionale të Turqisë. Duke qëndruar në radhët e bektashinjve, Naimi futi në doktrinën e tyre pikëpamjet e tij përparimtare dhe frymën luftarake patriotike. Në veprën e tij «Fletore e bektashinjet» (1896), ai shkruante ndër të tjera: «Bektashinjtë jo vetëm në mes të tyre, por edhe me gjithë njerëzinë janë vëllezër e shpirt. Duanë si shpirtin e tyre dhe të tjerët mysliman'e të krishterë dhe shkojnë mir' e bukurë me gjithë njerëzinë. Po më shumë duan mëmëdhenë dhe mëmëdhetarët dhe kjo është m'e mirë nga gjithë të miratë».

Gjithë veprimtarinë e tij të pasur letrare e me vlera të mëdha politike-shoqërore Naim Frashëri e kreu brenda një kohe të shkurtër e me një shëndet të lig, që erdhi duke u keqësuar gjersa më 1895 e mposhti atë. Ai vdiq më 20 tetor 1900, në kohën kur vepra e tij kishte bërë vend në zemrën e popullit që gatitej për betejat përfundimtare të çlirimit të Shqipërisë.

**Fillimi i krijimtarisë letrare të A. Z. Çajupit (1866-1930) dhe A. S. Drenovës (1872-1947).**

Vepra e Naimit ushtroi ndikim të madh në zhvillimin e mëtejshëm të lëvizjes kulturore e letrare gjatë Rilindjes. Në vazhdën e tij në fund të shek. XIX dhe në fillim të shek. XX krijuan një radhë shkrimtarësh patriotë, si Thimi Krei, Gjerasim Qirjazi, Loni Logori, Milo Duçi, Petro Nini Luarasi, Kristo Negovani, etj.; këta shkrimtarë lëvruan temën patriotike nën ndikimin e Naimit, po zbuluan edhe aspekte të veçanta të saj, në pajtim me kërkesat e kohës e të luftës kundër sunduesve osmanë, reaksionit klerikal dhe qarqeve shoviniste fqinje. Ata shkruan vjersha, tregime, drama me temë patriotike, por edhe ndonjë pamflet, si «Mallkimi i shkronjave shqipe dhe çpërfolja e shqiptarit» e Petro Luarasit, që është një akuzë e fuqishme kundër patrikanës, e cila



Andon Zako Çajupi

orvatej të përdorte fenë dhe kishën në të mirë të synimeve ekspansioniste greke.

Në fillim të shek. XX në lëvizjen patriotike u dukën më hapur diferencimet klasore, që u pasqyruan edhe në kulturë dhe në letërsinë artistike. Nga një anë u forcuan prirjet demokratike e realiste dhe u mpreh kritika kundër feudalëve, bejlerëve dhe klerit reaksionar, kurse nga ana tjetër u gjallëruan pikëpamjet antishqiptare dhe antidemokratike të përfaqësuesve të feudalizmit e të klerit që u dukën sidomos në qëndrimet e disa intelektualëve bejlerë dhe të disa klerikëve katolikë reaksionarë. Shkrimtarët dhe patriotët më konsekuentë, që ishin të lidhur me popullin si Çajupi, Gramenua, Asdreni, Mjeda, Sotir Peci etj. e theksuan më shumë kritikën kundër feudalëve dhe klerit sidomos në lidhje me qëndrimin e këtyre të fundit ndaj Lëvizjes Kombëtare, por ndonjëherë u shtrinë edhe në aspektet ekonomike dhe shoqërore, siç bënë Çajupi, Mjeda e Asdreni. Kurse shkrimtarë reaksionarë, si Gjergj Fishta e klerikë të tjerë, për t'i siguruar pozita të privilegjuara kishës katolike, u vunë në kundërshtim me synimet themelore të Rilindjes dhe duke nxjerrë fenë para kombësisë u vunë në shërbim të të huajve. Bashkëpunimi i Gjergj Fishtës me Turqinë, Austro-Hungarinë dhe Italinë, ishte një shembull tipik i tradhtisë kombëtare, kurse pikëpamjet e tij shoqërore regresive dhe obskurantiste fetare e hodhën atë në anën e përfaqësuesve të kulturës feudale-fetare dhe e bënë armik të çdo prirjeje demokratike e përparimtare.

Pas vdekjes së Naimit, figura më e rëndësishme e letërsisë patriotike e demokratike të Rilindjes u bë Andon Zakoja (1866-1930) i njohur me pseudonimin Çajupi. Si mjaft patriotë të tjerë edhe Çajupi e kaloi jetën e tij në mërgim, në koloninë shqiptare të Egjiptit, ku mori pjesë në veprimtarinë patriotike për çlirimin e atdheut.



Si publicist, Çajupi u shqua për pikëpamjet e tij patriotike e përparimtare, për luftën e vendosur që zhvilloi në shtypin shqiptar të kohës për mbrojtjen e të drejtave kombëtare të popullit shqiptar kundër sunduesve osmanë, qarqeve shoviniste fqinje e Fuqive të Mëdha. Në artikujt e botuar qysh më 1898 në «Shqipëria» e Bukureshtit, Çajupi mbrojti me vendosmëri kulturën kombëtare dhe veçanërisht gjuhën shqipe, hodhi poshtë shpifjet e propagandës shoviniste greke që kishte për qëllim «të shuante kombësinë shqiptare». Një ndihmesë të veçantë dha ai në përpjekjet për vendosjen e një alfabeti të vetëm të gjuhës shqipe. Çajupi qysh në fillim u shpreh për alfabetin latin.

Poezitë e tij të para Çajupi i përmblodhi në vëllimin me titull «Baba Tomori» që u botua më 1902 e që ishte një nga veprat politike më të fuqishme të Rilindjes. Pas saj, ai përktheu dhe përshtati edhe vepra të tjera me vlerë si «Përralla» (1921) të La Fontenit, «Lulet e Hindit» (1922), shkroi dramën «Burri i dheut», dhe la në dorëshkrim përmbledhjen poetike «Baba Musa lakuriq» e komedinë «Pas vdekjes». Në krijimet e veta letrare, sikurse edhe në shkrimet publicistike e në veprimtarinë praktike, ai qëndroi me vendosmëri në pozitat e një patrioti dhe demokrati luftarak. Çajupi bëri thirrje të zjarrtë për bashkim kombëtar dhe për luftë kundër pushtuesve, himnizoi trimëritë e popullit dhe lirinë, i këndoi me dashuri atdheut dhe të ardhmes së tij. Në krijimet më të hershme ai ndoqi gjurmët e Naimit, por e rriti frymën demokratike të letërsisë së Rilindjes. Një pjesë të vjershave të tij i përshkon fryma kritike dhe satira fshikulluese kundër bejlerëve, klerikëve, e qeveritarëve antipopullorë. Krijimtaria e Çajupit solli në letërsinë shqiptare edhe idetë antifetare e antiklerikale, të cilat gjetën shprehje sidomos në poemën satirike «Baba Musa lakuriq» që është një parodi e biblës. Në këtë mënyrë Çajupi pasqyroi në letërsinë e Rilindjes temën shoqërore dhe ishte ndër të parët që vuri re se Shqipëria nuk mund të mbahej më me feudalët e bejlerët.

Edhe në pikëpamje artistike vepra e Çajupit ishte një hap i ri në letërsinë e Rilindjes, jo vetëm për origjinalitetin e shprehjes poetike të mbështetur në krijimtarinë popullore, por edhe si një përpjekje me sukses për t'i çelur udhën rea-

lizmit, që arrin në krijimet më të avancuara deri në pozita realiste kritike.

Në rrugën e letërsisë patriotike e demokratike të Rilindjes, u vunë edhe shkrimtarë të tjerë të kohës, ndër të cilët përmenden sidomos Aleks Stavre Drenova (1872-1947) i njohur me pseudonimin Asdren dhe Ndre Mjeda (1866-1937).

I mërguar qysh i ri në Rumani, Asdreni u bë në vitet e fundit të shek. XIX, një nga veprimtarët më të shquar të kolonisë shqiptare të Bukureshtit. Vjershat e tij të para i botoi në faqet e shtypit shqiptar. Ato tërhoqën vëmendjen e qarqeve patriotike si krijime të një pene të talentuar dhe të frymëzuar nga idetë e larta të Rilindjes. Vjershat e Asdrenit qenë kushtrime të vërteta për luftën çlirimtare dhe për kryengritjen e armatosur kundër pushtuesve të huaj.

Krijimet e tij të para poetike u botuan më 1904 në një vëllim më vete me titullin «Rreze drite», ndërsa më 1912 u botua një vëllim tjetër me vjersha i titulluar «Ëndrra e lotë». Me këto krijime poetike, si dhe me disa artikuj për problemet e lëvizjes patriotike, Asdreni, sikurse Çajupi, jo vetëm eci në rrugën e çelur prej Naimit, por hodhi edhe hapa të guximshëm përpara. Krijimet e tij theksuan karakterin antifeudal dhe demokratik të letërsisë. Në vjershat më të mira ai mori anën e popullit dhe zbuloi tradhtinë e krerëve feudalë, të cilët i sulmoi me ashpërsi. Në ndonjë vjershë si «Lulekuqeja» ku ndihet ndikimi i ideve socialiste të kohës, Asdreni shprehu aluzionin për ndryshime të thella shoqërore, për një botë në të cilën «njerëz robër fare s'sheh».



Aleks Stavre Drenova (Asdreni)

Asdreni u shqua gjithashtu si një publicist i talentuar që shprehu me guxim pikëpamjet e tij demokratike për çështje shumë të rëndësishme të jetës politike-shoqërore të Shqipërisë. Në artikullin «Dy-tri fjalë për oxhaksinë», botuar në revistën «Albania» në vitin 1902, Asdreni duke polemizuar me redaksinë e kësaj reviste dhe me përfaqësuesit e klasës çifligare, goditi pikëpamjet reaksionare të parisë shqiptare, të «Oxhakëve» që përçmonin masat e popullit dhe synonin të përjetësonin zgjedhën e tyre mbi to.



Publicistika e Asdrenit karakterizohet nga një frymë e lartë patriotike, nga besimi i madh e i patundur në çlirimin e afërt të popullit shqiptar; «ne, shkruante ai në vitin 1907, ushqejmë në zemrat tona një shpresë të plotë, se për pak kohë flamuri ynë kombëtar do të valojë si qëmoti nër malet e Shqipërisë me shkronja t'arta mbi të: «Shqipëria e shqiptarëve».

Në një varg artikujsh të shkruar në vitet 1902-1906 në gazetën «Drita» të Sofjes dhe në organet e tjera të shtypit patriotik, Asdreni, duke polemizuar me diplomatët e Athinës dhe profesorët shovinistë grekë, goditi me forcë dhe demaskoi pikëpamjet dhe veprimet e tyre antishqiptare.

Me publicistikën e vet Asdreni luftoi gjithashtu edhe qarqet shoviniste të shteteve sllave të Ballkanit dhe shprehu besimin e tij se shqiptarët do të qëndrojnë me vendosmëri përballë tyre, «se Shqipëria s'ka pushuar së linduri burra, se toka e gjigandëve nuk ka shterpuar akoma, por lind dhe do të lindë edhe në të ardhmen gjysmëperëndi dhe heronj të vërtetë, mbrojtës të kombit dhe të tokës së atdheut».

* * *

Fryma patriotike e demokratike përshkon edhe krijimet poetike të Ndre Mjedës, të botuara pjesërisht në periudhën e Rilindjes, ndërsa shumica pas Shpalljes së Pavarësisë. Poemën e parë «Vaji i Bylbylit» me temë patriotike, Ndre Mjeda e botoi më 1887, ndërsa krijimet e tij më të mira i përfshiu në vëllimin «Juvenilja» (1917) e në botime të tjera pas saj.

Krijimtaria e Mjedës dallohet për patriotizmin e flaktë që përshkon të gjitha vjershat e tij. Ato i kushtohen luftës çlirimtare, dashurisë për atdheun dhe për gjuhën shqipe. Ideja e çlirimit kombëtar tek Mjeda shkrihet me urrejtjen kundër tradhtisë feudale.

Ndërkohë u aktivizuan edhe poetë e shkrimtarë të tjerë të talentuar, të cilët me krijimtarinë e tyre letrare e pasuruan më tej letërsinë shqiptare të Rilindjes. I tillë ishte Filip Shiroka (1859-1935), i cili si shumë bashkatdhetarë të tjerë e zhvilloi veprimtarinë e vet politike e letrare në mërgim,



Filip Shiroka



Hilë Mosi

në Egjipt. Në veprat e tij, të rrjedhshme nga gjuha dhe të pasura me figura letrare («Shko dallëndyshe!», «Dallëndyshe eja», «Kushtrimi», «Atdhedashuni», etj.) Filip Shiroka i këndoi kryesisht mallit për atdhe, të kaluarës së lavdishme të Shqipërisë dhe shprehu dëshirën e popullit për ta parë mëmëdheun të lirë e të lumtur. Në krijimet e tij poeti theksonte nevojën e bashkimit të gjithë shqiptarëve, dënonte me ashpërsi tradhtarët e urryer dhe, duke pasur besim në të ardhmen e atdheut, lëshonte kushtrimin për të rrëmbyer armët kundër armikut shekullor.

Në vitet e para të shek. XX në faqet e shtypit shqiptar botohen edhe krijimet e para të poetëve patriotë e demokratë Luigj Gurakuqi (1879-1925), Hilë Mosi (1885-1933), Risto Siliqi (1882-1936), Mihal Grameno (1872-1931), etj., poezitë dhe publicistika e të cilëve ishte në vetvete një kushtrim për kryengritje kundër sundimtarëve të huaj për lirinë e pavarësinë e atdheut. Të gjithë këta, si edhe poetët e shkrimtarët e tjerë të Rilindjes, luftuan jo vetëm me penë, por edhe me pushkë, ishin jo vetëm propagandistë të flaktë të ideve patriotike, por edhe veprimtarë të shquar të lëvizjes kombëtare, të luftës së armatosur që populli shqiptar zhvillonte në atë kohë kundër zgjedhës së huaj osmane.



**Folklori** Krahas letërsisë artistike, një zhvillim të gjithanshëm morën gjatë Rilindjes edhe gjinitë e ndryshme të folklorit. U botuan përmbledhjet e para të folklorit shqiptar, të cilat, iluministët e shquar të Rilindjes i çmonin jo vetëm për vlerat e tyre artistike letrare por edhe si mjete për mësimin dhe lëvrimin e gjuhës amtare, për afirmimin e kulturës kombëtare shqiptare dhe edukimin patriotik të masave të popullit. Thimi Mitkoja u bë i njohur si themelues i folkloristikës shqiptare, me përmbledhjen folklorike «Bleta shqyptare» (Egjipt, 1878). Sikurse vë në dukje në parathënien e saj, qëllimi i tij ishte t'u japë nxitje bashkatdhetarëve shqiptarë që të kulturohen dhe të studiojnë gjuhën e tyre amtare, e cila «është ushqimi i parë i përbashkët që i jep gjallëri popullit». Spiro Risto Dine botoi përmbledhjen e tij folklorike e letrare «Valët e detit» (Sofje, 1908) dhe vëllimin «Këngë popullore gegnishte» (1911).

Me përmbledhjet folklorike të dy rilindësit dhanë ndihmesën e tyre si për ruajtjen e trashëgimisë kulturore gojore të popullit, ashtu edhe për zgjimin e tij kombëtar në luftën kundër pushtuesve osmanë. «Këngët tona, — shkruante S. Dineja, — janë shumë të nevojshme e të vjejtura për kombin tonë, se ndër këto shikonjëm të ngjarat e çdo kohe, që ka shkuar si valët e detit dhe prej këtyre mund të dalë një histori e plotë».

Si gjithë kultura shqiptare e Rilindjes, edhe folklori, karakterizohet nga një frymë e lartë patriotike e demokratike, që përshkon të gjitha gjinitë e tij e veçanërisht epikën historike, në të cilën janë pasqyruar me vërtetësi dhe me gjyra të forta artistike aspirata e popullit shqiptar për liri, pavarësi e drejtësi shoqërore, qëndresa e tij heroike dhe e parreshtur kundër sunduesve osmanë, qarqeve shovinis-



ΣΥΓΓΡΑΜΜΑ

ΑΛΒΑΝΟ-ΕΛΛΗΝΙΚΟΝ

ΠΕΡΙΕΧΟΝ

ΣΥΝΤΑΧΘΕΝ

ΕΚΔΙΔΟΤΑΙ ΔΑΠΑΝΗ

ΤΗι ΕΠΙΜΕΛΕΙΑι ΤΟΥ

Δ. Α.

ΕΝ ΑΛΕΞΑΝΔΡΕΙΑ

Vëllimi i Th. Mitkos «Bleta shqiptare» (1878)



Spiro Risto Dine

ste fqinje dhe Fuqive të Mëdha. Ai shërbeu si një burim i rëndësishëm për njohjen e ngjarjeve dhe të ideve të Rilindjes Kombëtare.

Nuk ka ngjarje të rëndësishme të Lëvizjes Kombëtare që të mos ketë lënë gjurmë të thella në ndërgjegjen e popullit, i cili i ka përjetësuar ato në këngët e tij historike. Populli u thuri këngë kryengritjeve antiosmane të viteve 30 të udhëhequra nga Zylyftar Poda, atyre të viteve 40 të udhëhequra nga luftëtarët popullorë Zenel Gjoleka e Rrapo Hekali. Vlera e veçantë e këngëve epike kushtuar këtyre ngjarjeve qëndron në faktin se ato hedhin dritë mbi idetë shoqërore e kombëtare të fillimeve të Rilindjes Kombëtare.

Idetë e mëdha të Rilindjes tingëlluan me forcë të veçantë në këngët epike kushtuar Lidhjes së Prizrenit (1878-1881), në të cilat përjetësohet njëkohësisht qëndresa e pashembullt e popullit shqiptar kundër shteteve shoviniste fqinje e veçanërisht Malit të Zi për mbrojtjen e Plavës, Gucisë, Hotit, Grudës e Ulqinit, si edhe lufta e tij për autonominë e vendit kundër hordhive osmane të Dervish Pashës.

Këngët për Lidhjen Shqiptare shprehin veçoritë dhe idetë e reja të kësaj epoke: formimin e ndërgjegjes kombëtare të popullit shqiptar, karakterin e përgjithshëm mbarëshqiptar të luftës së Lidhjes, idenë e saj të madhe të bashkimit kombëtar të të gjithë shqiptarëve pa dallim feje e krahine. Në këngët popullore theksohet se në këtë luftë «ngrihet në këmbë e tanë shqiptaria», «se jena nis m'u ba milet (komb)» etj. Gjerësinë e luftës së Lidhjes dhe veçanërisht pjesëmarrjen në Kuvendin e Gjirokastrës të përfaqësuesve të të gjitha viseve shqiptare të veriut e të jugut, poeti popullor e jep me këto vargje: «Kurvelesh e Gegëri, ç'u mblodhën në Ergjëri».

Në këngët kushtuar betejave historike të shqiptarëve në Kosovë kundër ushtrive të Dervish Pashës, pasqyrohet heroizmi dhe guximi i luftëtarëve popullorë kosovarë që u mbërthyen «fyt për fyt me armikun», që nuk u prapsën para ushtrive osmane edhe pse merrnin nga «shtatë plumba në shtat», që qëndronin krenarë edhe kur e kishin litarin në grykë si Sef Kosharja:

Sef Kosharja, trim i fisit,
hije t'paska maja e lisit.
Hije m'ka, o djemt e mi,
kam dhanë jetën për Shqipni.

Në krijimtarinë poetike popullore është pasqyruar gjerësisht qëndresa e armatosur e popullit shqiptar kundër sunduesve osmanë në fundin e shek. XIX dhe në fillim të shek. XX. Në epikën popullore të kësaj periudhe janë ngulitur sidomos kryengritja e malësorëve të Shkodrës e 1883, qëndresa e shqiptarëve të Kosovës të udhëhequr nga Sulejman Vokshi kundër mareshalit turk, Vesel Pashës (1885), lufta e Malësisë së Gjakovës kundër ekspeditës së Shemsi Pashës më 1903, lufta e armatosur e çetave gjatë viteve 1906-1908, kryengritjet e mëdha antiosmane të viteve 1910-1912, etj. Krahas njoftimeve me interes për ngjarjet historike, në këto këngë jepen edhe elementet e reja të Lëvizjes Kombëtare: ngritja e ndërgjegjes politike të popullit, përhapja e mëtejshme e ideve kombëtare, dalja në plan të parë e interesave të përgjithshme kombëtare e shprehur me vargjet që poeti popullor i vë në gojën e armikut: «S'koka kanë si n'Rumeli, po ktu koka cok Shqipni, nja i gjallë s'a ra n'Ordi»; në vargjet që populli i kushton luftës së çetave ku thuhet: «Lule Çerçiz Topulli, vulose për Shqipëri» apo në ato kushtuar kryengritjeve të mëdha në pragun e pavarësisë: «Bini burra, ju lumtë dora, se sot Shqipërisë i vihet kurora».

Në këngët që kanë për subjekt Shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë, më 28 Nëntor 1912, shprehet e fuqishme vendosmëria e përfaqësuesve të popullit shqiptar të mbledhur në Kuvendin e Vlorës për të hedhur poshtë zgjedhën osmane, për të përmbushur aspiratën shekullore të popullit për ta bërë Shqipërinë të lirë e të pavarur: «Nuk ka vend këtu Turqia, ja të vdesim ja të rrojmë, është e jona Shqipëria!»

Epika popullore kushtuar Rilindjes dhe gjithë krijimtaria artistike gojore e kësaj periudhe, përbën një thesar me vlerë të veçantë në trashëgiminë kulturore të kombit shqiptar.

**Artet figurative**

Në gjysmën e dytë të shek. XIX doli një plejadë e tërë piktorësh, shumica e të cilëve, të përfshirë në lëvizjen e madhe për çlirimin kombëtar, filluan të trajtonin temat e reja që u diktoi koha. Edhe kur u rikthyen ndonjëherë, për arsye ekonomike, në tematikën kishtare, krijimet e tyre ishin larg misticizmit

të kapërcyer kristian. Zhvillimi më i plotë i parimit të realizmit përbrenda pikturës kishtare haset në krijimtarinë e Kolë Idromenos (1860-1939), njërit nga themeluesit kryesorë të shkollës realiste të arteve figurative shqiptare. Piktorin nuk e tërhiqte aspak trajtimi tradicional i shenjtorëve, por jeta e gjallë, figurat e bashkëkohësve të tij, të fshatarëve e të zejtarëve. Midis këtyre njerëzve realë, me tipat e kostumet shqiptare të kohës dhe në peisazhet konkrete të vendit, stonon figura e Krishtit dhe e Shën Mërisë. Në trajtimin e figurave të fundit ndihet ndikimi i fuqishëm i artit të Rilindjes Italiane, ndikim që u shtri edhe në mënyrën e të kompozuarit të disa skenave.

Piktura laike e mirëfilltë e Rilindjes nisi atëherë kur artistët rrokën temat e reja që u jepte realiteti dhe Lëvizja Kombëtare Shqiptare dhe u mënjanua kufizimi mesjetar.

Veçanti e pikturës rilindëse është zhvillimi, pothuaj paralel i dy linjave; i linjës patriotike-historike dhe i asaj me temë nga aktualiteti. Për të parën, që karakterizohej nga nota të theksuara romantike, burim frymëzimi u bë figura e heroit kombëtar, Skënderbeut, figurë që evokohej si kushtrim i luftës për liri dhe pavarësi. E dyta e ktheu vëmendjen ndaj njeriut të thjeshtë, ndaj hidhërimeve dhe gëzimeve të rralla të tij përmes skenave etnografike-folkloristike dhe trajtimit individual psikologjik dhe social të portreteve. Objekt i pasqyrimit u bënë fshatarët, zanatçinjtë dhe në disa raste figura e gruas dhe e intelektualit.

Piktorët e parë të Rilindjes që trajtuan temën historike, thuajse të gjithë kanë qenë autodidaktë e ikonografë. Të vënë përballë një subjekti e figure reale, siç ishte ajo e heroit kombëtar — Skënderbeut, ata u larguan gjithnjë e më shumë nga ngurtësia dhe ftohtësia ikonografike. Por të mësuar që më parë të punonin mbi bazë modelesh, ata nuk arritën të krijonin vepra tërësisht të pavarura dhe u drejtuan tek veprat me të njejtën temë të artit evropian, sidomos tek gravurat. Ky ndikim vërehet si në portretin më të hershëm që njihet për Skënderbeun, të Gjergj Panaritit (1883), ashtu edhe në punimet e bashkëkohësve të tij, Anastas Nikolla Ballamaçi dhe Theohar Gjini. A. Ballamaçi e ka paraqitur heroin në figurë të plotë mbi kalë në sfond beteje, edhe sepse i tillë ruhej ai në imagjinatën e popullit, duke u përpjekur të rikrijojë përmes koloritit vetjak dhe frymës epike një atmosferë plot patos romantik.

Nga plejada e piktorëve që punuan mbi bazë modelesh, më tej shkoi Spiro Xega (1863-1953), autori i një cikli romantik heroik prej më se tetë veprash mbi heroin. Duke filluar



me tablonë «Skënderbeu» pikturuar më 1913 (punimet e mëparshme mbi Skënderbeun nuk janë ruajtur), vihet re këmbëngulja e artistit për t'u lidhur më mirë me objektin, për të qenë më i lirë dhe më i qartë. Skënderbeu jepet jo vetëm me tiparet e luftëtarit, por edhe të një udhëheqësi ushtarak të shquar, pa arritur të shkëputet plotësisht nga trajtimi pompoz, me karakter parade e nga ajo frymë e theksuar kalorsiake që vihej re edhe në veprat e mëparshme mbi këtë temë.

Interesi për jetën e përditshme të njeriut, për botën e brendshme dhe tiparet sociale të tij, janë tendencat gjithmonë në rritje që karakterizojnë linjën tjetër të arteve figurative që u zhvillua përkrah temës historike-patriotike. Në fillim u tregua një interes i veçantë për krijimtarinë e pasur dhe origjinale të popullit shqiptar përmes trajtimit të temave etnografike-folkloristike. Ky ishte interesi i natyrshëm i një arti, të cilit ndër shekuj i ishte mohuar e drejta e pasqyrimit të lirë e të drejtpërdrejtë të bukurive dhe zakoneve origjinale të popullit të tij. Një nga veprat më të hershme të këtij lloji është «Dasma shkodrane» e Kolë Idromenos. Ajo është trajtuar si një skenë e gëzuar e përcjelljes së nuses nga shtëpia atërore. Vepra ka vlera etnografiko-folklorike, sepse na jep larminë dhe bukurinë e kostumeve popullore, nëpërmjet trajtimit të hollësishëm të detajeve dhe veçorive të veshjes. Por ajo ka edhe vlera të theksuara piktoreske me gamën e buzëqeshur të ngjyrave që krijon atmosferën e ngrohtë gazmore.


Kolë Idromeno: «Motra Tone» portret (1883)

Lidhja e ngushtë me krijimtarinë popullore, studimi i vëmendshëm i saj dhe i jetës së popullit, i ndihmuan piktorët e Rilindjes të kuptonin më thellë tipin dhe njeriun shqiptar. Nga paraqitja e jashtme e tipareve konkrete kalohet shpejt në zbërthimin psikologjik dhe social të portretit. Ky kapërcim u ndje te «Motra Tone» (1883) e Kolë Idromenos, një nga pik-

turat më të bukura për vizatimin dhe për kolorin e begatë, të cilin piktori e ka përçuar me kujdesin e një artizani mesjetar, pa mbuluar pas detajeve, natyrën e ndrojtur të vajzës së re shkodrane.

Herët u shfaq edhe te Spiro Xega interesi për të fiksuar bashkëkohësit e tij, duke u përpjekur jo vetëm të hyjë në botën psikologjike, por t'i karakterizojë të portretuarit e tij edhe nga ana sociale. «Teto Qyrana» dhe portreti i Parashqevisë, të punuara në vitin 1901, janë nga punët e tij më të mira të kësaj periudhe. «Teto Qyrana» është një grua tipike korçare. Nga shprehja e fytyrës dhe veshja e thjeshtë duket se ajo e kalon pjesën më të madhe të kohës në punën e lodhshme pranë tezgjahut si endëse qilimash. Një pamje dhe botë tjetër na hap Parashqevia. Portreti zbërthen botën e brendshme të saj, ndjenjën e epërsisë që ka si grua e re e bukur dhe si përfaqësuese e një shtrese të kamur.

Por modelin e atij realizmi, që më vonë përcaktoi stilin e tërë pikturës sonë, e gjejmë te «Portreti i fshatarit» nga Zadrima të Kolë Idromenos dhe te «Dr. Prel» vepër e Ndoc Martinit (1880-1917). Fshatari është njeri i punës, i munduar, që vështron përpara disi i lodhur e i mallëngjyer pa i munguar edhe shprehja prej guximtari, ndërsa tek «Dr. Prel» ndihet qartë pakënaqësia e intelektualit ndaj asaj shoqërie që ndrydh energjitë dhe talentin.

Në portretet, si gjini e rëndësishme që drejton vëmendjen ndaj njeriut të gjallë, mbizotëron koloriti i ngrysur në kontrast me ngjyrat e ndezura e të gëzuara të qëndisjeve, qilimave dhe veshjeve ku populli derdhte tërë talentin dhe ëndrrat e tij të bukura. Qëndrimi kritik ndaj realitetit ishte shprehje e njohjes dhe e pasqyrimit më të thelluar të jetës, shenjë e rritjes së nivelit artistik dhe të frymës realiste në pikturë.

Pavarësisht nga kushtet e rrethanat e vështira që i frenonin, piktorët e periudhës së Rilindjes janë ballafaquar me guxim me realitetin, me jetën, duke nxjerrë s'andejmi temat dhe subjektet e tyre. Sado të ndryshëm të jenë si individualitete krijuese, tek ata gjendet kurdoherë diçka e përbashkët në planin e interesave tematike, pasi i njëjtë ka qenë edhe ideali që i frymëzonte, dashuria e flaktë për atdheun, popullin, historinë dhe jetën e tij. Që këtej rrjedh edhe karakteristika e përgjithshme e piktorëve të kësaj kohe, gërshetimi tematik i aktuales dhe historikes. Pjesa më e madhe e piktorëve të Rilindjes e vazhdoi aktivitetin krijues edhe në periudhat e mëvonshme. Krijimtaria e tyre la gjurmë në historinë e kulturës sonë dhe ndikoi në zhvillimin e arteve figurative në periudhat pasuese.

## KREU VI

# SHPALLJA E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

### 1. LËVIZJA POLITIKE-KULTURORE NË VITET 1908-1910

**Revolucioni i turqve të rinj dhe shqiptarët**

Përvoja e Lëvizjes Kombëtare të viteve të fundit tregoi se një nga rrugët për të krijuar kushte të favorshme në luftën për të siguruar autonominë e Shqipërisë dhe për të larguar rrezikun e copëtimit të vendit, ishte përmbysja e regjimit autokrat të sulltanit dhe vendosja e një rendi kushtetues, që të njihte të drejtat kombëtare të popujve të shtypur. Për t'ia arritur këtij qëllimi, një varg personalitetesh shqiptare menduan të bashkëpunonin me lëvizjen kombëtare-borgjeze të turqve të rinj[1] që lindi në vitet 80 të shek. XIX dhe drejtohej kundër tiranisë së sulltan Abdyl Hamitit II. Pas formimit në Stamboll, më 1889 të komitetit të fshehtë «Bashkim e Përparim» (Ittihad ve Terakki), i cili u shpërnda shumë shpejt nga qeveria e sulltanit, turqit e rinj vazhduan veprimtarinë e tyre kryesisht jashtë vendit ku formuan shoqëri të tjera dhe nxorën një varg organesh të shtypit.

Në luftën e tyre turqit e rinj u kufizuan vetëm me kër-

---

1) Turqit e rinj i quanin përgjithësisht xhon-turq, nga frëngjishtja «jeunes turcs» (zhën tyrk).

kesën e rivendosjes së kushtetutës së vitit 1876 dhe të disa reformave që do të forconin qëndrueshmërinë e Perandorisë ndaj ndërhyrjes së huaj. Në të njëjtën kohë ata ishin kundërshtarë të autonomisë së popujve të shtypur dhe synonin në fund të fundit të forconin pushtetin e Perandorisë mbi këta popuj.

Megjithatë lufta kundër absolutizmit të sulltanit ishte një çështje që bashkonte shqiptarët dhe popujt e tjerë të shtypur me xhonturqit, megjithëse synimet e tyre në këtë luftë ishin të ndryshme. Shqiptarët me përmbysjen e regjimit të Abdyl Hamitit synonin të siguronin autonominë dhe të zhduknin vetë zgjedhën turke. Prandaj një pjesë e patriotëve morën pjesë në lëvizjen e turqve të rinj qysh në fillim dhe luajtën një rol të rëndësishëm. Kështu një nga themeluesit e komitetit të parë xhonturk «Bashkim e Përparim» ishte shqiptari Ibrahim Temo. Edhe pas arratisjes së tij nga Turqia në Rumani, I. Temo mbeti një nga veprimtarët më të dalluar të lëvizjes xhonturke dhe pjesëmarrës aktiv i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Në lëvizjen e turqve të rinj morën pjesë gjithashtu Ismail Qemali, Dervish Hima, Hamdi Ohri e patriotë të tjerë brenda dhe jashtë atdheut, të cilët si përfaqësues të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare luftuan kundër prirjeve shoviniste të komitetit «Bashkim e Përparim». Shqiptarët u përpoqën të formonin në gjirin e lëvizjes së turqve të rinj një krah demokratik-përparimtar të përbërë kryesisht nga përfaqësues të popujve të shtypur të Perandorisë Osmane.

Në Kongresin xhonturk të Parisit të vitit 1902 morën pjesë përveç turqve edhe shqiptarë, armenë, maqedonas e arabë. Midis shqiptarëve u shqua Ismail Qemali, i cili kundërshtoi programin e xhonturqve që synonte të forconte pushtetin e centralizuar në dëm të të drejtave të kombësive të tjera të Turqisë. Shqiptarët kërkuan që t'u njiheshin atyre e kombësive të tjera joturke liria e gjuhës dhe e shkollës amtare, si edhe të drejtat e tjera politike.

Megjithatë, pjesëmarrja e tyre në lëvizjen e turqve të rinj deri në pragun e revolucionit xhonturk nuk ishte e gjerë, sepse vetë aktiviteti i turqve të rinj deri në vitet 1905-1906 u kufizua me propagandën që shtypi i tyre i jashtëm bënte kundër absolutizmit të sulltanit. Kjo rrethanë e sidomos synimet e njohura të turqve të rinj për të ruajtur të paprekur Perandorinë Osmane, bënë që shumica e qarqeve patriotike shqiptare, të mbanin ndaj lëvizjes xhonturke, në periudhën e parë të zhvillimit të saj, një qëndrim të rezervuar, madje opozitar.

Zhvillimi me sukses i luftës së armatosur të popullit



shqiptar dhe maqedonas, nga njëra anë, dhe forcimi i ndërhyrjes së shteteve të mëdha e atyre fqinje nga ana tjetër, i shtyu turqit e rinj të ndryshonin orientimin e tyre; në Kongresin e Parisit të vitit 1907 ata vendosën të përdornin kryengritjen e armatosur si mjet për përmbysjen e autokracisë së sulltanit.

Në shpërthimin e shpejtë të kryengritjes ndikuan veçanërisht dy ngjarje të rëndësishme ndërkombëtare, të cilat xhonturqit i konsideruan si hapa të mëtejshëm të politikës kapitulluese të sulltanit përpara Fuqive të Mëdha dhe si kërcënim i rëndë për tërësinë tokësore të Turqisë. Në janar të vitit 1908 ministri i Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë. Erental, deklaroi se qeveria e tij, me pëlqimin e sulltanit do të fillonte ndërtimin e hekurudhës në zonën e Mitrovicës. Në këtë mënyrë Vjena do të lidhej drejtpërdrejt me vijën hekurudhore që shkonte përmes vilajeteve shqiptare të Kosovës e Manastirit dhe dilte në Selanik. Ndërtimi i një hekurudhe të tillë do të lehtësonte depërtimin austriak në dy vilajetet shqiptare dhe në Maqedoni. Si përgjigje ndaj këtij veprimi të njëanshëm të Austro-Hungarisë, në qershor 1908 u arrit marrëveshja anglo-ruse mbi programin e reformave të reja për Maqedoninë, të cilat çonin në forcimin e kontrollit të këtyre fuqive në Turqinë Evropiane.

Këto ngjarje e acaruan gjendjen politike në Shqipëri dhe në Maqedoni dhe i shtynë turqit e rinj të vepronin më me energji. Për të tërhequr pas vetes popujt e shtypur të Perandorisë ata u premtuan atyre lirinë, barazinë, vëllazërimin dhe drejtësinë. Kjo e rriti ndikimin e tyre mbi këta popuj dhe veçanërisht në Shqipëri. Përputhja e kërkesave të reja imediate të lëvizjes xhonturke me ato të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare shpuri në bashkëpunimin midis komiteteve kombëtare shqiptare dhe atyre xhonturke. Kështu, në një varg qytetesh të vilajeteve të Kosovës, Manastirit, Shkodrës dhe Janinës, përveç komiteteve kombëtare «Për lirinë e Shqipërisë» u formuan edhe komitetet xhonturke «Bashkim e Përparim», ku krahas me turqit hynë edhe oficerë e intelektualë shqiptarë. Suksese më të mëdha turqit e rinj siguruan në repartet ushtarake, sidomos midis oficerëve dhe ushtarëve shqiptarë.

Zgjerimi i veprimtarisë së organizatave xhonturke në Shqipëri e Maqedoni dhe shthurja e përgjithshme e administratës civile dhe ushtarake osmane në këto vende u dha mundësi turqve të rinj të fillonin kryengritjen. Më 3 korrik të vitit 1908 ngriti krye reparti ushtarak i Resnjës i komanduar nga oficeri shqiptar Ahmet Njaziu. Kjo kryengritje u pasua nga ajo e majorit turk Enver beut, që shpërtheu më 6 ko-

rrik në Demir Hisar. Këto dy ngjarje shënuan fillimin e revolucionit xhonturk. Ai u përhap pastaj në qytetet kryesore të Shqipërisë e të Maqedonisë, të cilat u bënë baza e tij kryesore.

Proklamatat e Ahmet Njaziut dhe të turqve të rinj mbi synimet e komitetit «Bashkim e Përparim» për «t'u siguruar gjithë popujve të perandorisë pa dallim feje, lirinë, barazinë, vëllazërinë dhe drejtësinë me anë të shpalljes së kushtetutës», premtimet që iu bënë fshatarëve shqiptarë për heqjen e taksave dhe mënjanimin e arbitraritetit të nëpunësve, u siguruan atyre përkrahjen e fshatarësisë shqiptare të rretheve të Resnjës, Ohrit, Starovës, Dibrës, Elbasanit, Korçës që u hodh në luftë kundër pushtetit tiranik të sulltanit.

Qysh në ditët e para të revolucionit, qeveria e Stambollit dërgoi kundër lëvizjes gjeneralin turk Shemsi Pasha, që, siç thuhej në një nga dokumentet e kohës, njihej si «specialist për shtypjen e shqiptarëve». Por Shemsi Pasha u vra sapo mbërriti në Manastir, më 7 korrik të vitit 1908.

Revolucioni xhonturk u përkrah gjithashtu nga komitetet shqiptare «Për lirinë e Shqipërisë». Komiteti i fshehtë i Korçës vendosi të bashkëpunonte me Ahmet Njaziun dhe u bëri thirrje çetave shqiptare të bashkoheshin me repartet e tij. Po kështu veproi edhe komiteti i Ohrit. Më 20 korrik, çeta e udhëhequr nga Ç. Topulli u takua me përfaqësuesit e Ahmet Njaziut afër Pogradecit; shqiptarët paraqitën si kusht për bashkëpunim «që Shqipëria të sundohej vetvetiu me një guvernator të dërguar prej sulltanit». Mihal Gramenoja që merrte pjesë në këtë takim shkruante se përfaqësuesit e Njazi beut deklaruan se dëshirat e shqiptarëve do të plotësoheshin.

Shpërthimi i revolucionit përkoi në kohë me rritjen e lëvizjes antiturke dhe antiimperialiste në Kosovë. Lajmi mbi koncesionin e hekurudhës së Mitrovicës dhe fillimi i ndërtimit të saj nga austriakët, si dhe marrëveshja anglo-ruse mbi reformat e reja në Maqedoni kishin krijuar një atmosferë shumë të nderë në Kosovë. Në ditët e para të korrikut 1908 mbi 20 mijë fshatarë të armatosur nga rrethet e Prizrenit, Gjakovës, Prishtinës, Vuçiternit etj., u grumbulluan në Ferizaj për të mos lejuar ndërhyrjen e huaj dhe për të ruajtur tërësinë territoriale të vendit.

Turqit e rinj u përpoqën ta bënin për vete fshatarësinë e Kosovës dhe të shtinin në dorë udhëheqjen e saj për ta përdorur për qëllimet e tyre. Propagandistët e xhonturqve zhvilluan midis fshatarëve të grumbulluar në Ferizaj një agjitacion të gjerë kundër sulltanit dhe Fuqive të Mëdha duke hapur fjalë se qeveria turke do t'ia shiste tokat e Kosovës Austro-Hungarisë për ndërtimin e hekurudhës dhe se i vetmi mjet për të shpëtuar vendin nga ndërhyrja e huaj ishte bashkimi me lëvizjen e tyre. Ata arritën t'i bindnin fshatarët të pranonin programin xhonturk dhe të përkrahnin revolucionin.

Më 20 korrik mbledhja e Ferizajt, e kryesuar nga Isa Boletini e Bajram Curri, i dërgoi një telegram sulltanit, ku në emër të popullsisë së Kosovës kërkohej rivendosja e kushtetutës së vitit 1876 dhe thirrja e parlamentit. Në rast se këto ankesa nuk do të pranoheshin, mbledhja e kërcënonte qeverinë turke se shqiptarët do të marshonin drejt Shkupit, Selanikut dhe Stambollit. Përkrahja e kryengritjes xhonturke nga popullsia e Kosovës luajti një rol shumë të rëndësishëm dhe qe një faktor vendimtar në fitoren e revolucionit turk.

E përkrahur nga lëvizja e fuqishme e popujve të shtypur lëvizja xhonturke mori shumë shpejt përpjesëtime të gjera. Me të u bashkua Korparmata III e vendosur në Maqedoni, ku kishte shumë ushtarë e oficerë shqiptarë.

Më 23 korrik repartet revolucionare të përshëndetura nga popullsia hynë në Selanik, Manastir dhe në qytete të tjera, ku «në emër të ushtrisë dhe të popullit» shpallën rivendosjen e kushtetutës.

Në rrethanat kur administrata osmane në Rumeli ishte shthurur dhe përpara rrezikut të një sulmi të ushtrisë kryengritëse kundër Stambollit, Abdyl Hamiti u detyrua të pranonte natën e 23-24 korrikut rivendosjen e rendit kushtetues.

**Gjendja politike në Shqipëri pas revolucionit**

Shpallja e kushtetutës, apo e Hyrietit (lirisë), si në gjithë Perandorinë Osmane edhe në Shqipëri u prit në fillim me gëzim të madh nga gjithë populli shqiptar që vuante prej shekujsh nën sundimin e autokracisë së sulltanëve.

Në manifestimet që shpërthyen në mënyrë spontane në qytete të ndryshme të vendit nën parullat e përhapura në ato kohë «liri, barazi, vëllazëri dhe drejtësi», populli shprehu solidaritetin me revolucionin dhe kushtetutën.

Të pritur me madhështi nga populli zbritën nga malet në qytete edhe luftëtarët e lirisë, çetat kryengritëse që kishin luftuar kundër tiranisë së sulltanit për çlirimin e Shqipërisë. Udhëheqësit e tyre, si edhe mjaft aktivistë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare shpresonin se me shpalljen e kushtetutës, shqiptarëve dhe gjithë kombësive të shtypura do t'u siguroheshin liritë politike dhe barazia, të premtuara nga turqit

e rinj. Vetëm disa përfaqësues më konservatorë të klasës feudale dhe klerikë fanatikë myslimanë, që merrnin pensione e shpërblime nga sulltani, e pritën shpalljen e kushtetutës në mënyrë të ftohtë e të rezervuar.

Në disa krahina shpallja e kushtetutës u mor si shpallja e lirisë dhe e vetëqeverisjes së Shqipërisë. Qysh në ditët e para pas vendosjes së rendit të ri, në mjaft qytete, si në Vlorë, Krujë, Durrës, Tiranë, Prizren, Gjakovë, Pejë etj, popullsia me nismën e vet filloi të zhdukte ose të dëbonte nëpunësit e aparatit të vjetër administrativ dhe krijoi komisione që kryenin funksionet e organeve të vetëqeverisjes, pajtonin gjaqet dhe mbanin rregullin e qetësinë.

Rrethet e përparuara patriotike bënin dallimin midis asaj që ishte arritur dhe detyrave kryesore të Lëvizjes Kombëtare. Qysh më 24 korrik 1908 gazeta «Kombi» shkruante: «Është e ditur që programi i turqve të rinj është krejt i përkundërtë me çështjen tonë kombëtare. Turqit e rinj qëllojnë t'i japin shpirt Turqisë dhe shqiptarët kombëtarë përpiqen ta shporrin nga vendi i tyre edhe të vetqeverisen». Dhe disa ditë më vonë, më 31 korrik po ajo gazetë shkruante: «Dëshira dhe mejtimi i çdo shqiptari duhet të jetë vetqeverimi dhe storasja (shpallja -Hart.) e një konstitucie kombëtare, e një shteti shqiptar. Atje duhet të drejtohen gjithë veprimet tona».

Duke marrë parasysh kushtet e reja të krijuara pas fitores së revolucionit, atdhetarët synonin, megjithatë që të përdoreshin për arritjen e qëllimeve të fundit të Lëvizjes Kombëtare edhe liritë, ndonëse të kufizuara kushtetuese të shpallura nga xhonturqit. Me të drejtë V. I. Lenini thoshte atëherë se fitorja e revolucionit turk dhe lëshimet e bëra nga sulltani do ta zhvillonin më tej luftën e masave popullore për të fituar të drejta të plota kombëtare e demokratike[1].

Këto prirje dhe aspirata të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare i trembën xhonturqit, të cilët synonin të ruanin me çdo mënyrë tërësinë e Perandorisë Osmane dhe sundimin e saj mbi popujt e shtypur.

Menjëherë pas ardhjes në fuqi ata hoqën dorë nga premtimet dhe nuk deshën të zgjidhnin problemet kryesore të revolucionit, siç ishin çështja agrare dhe çështja kombëtare. Ata u kufizuan vetëm me shpalljen e kushtetutës, që sipas vlerësimit të V. I. Leninit «ishte vetëm një gjysmëfitore, madje pjesëza më e vogël e fitores»[2].

Në çështjen kombëtare xhonturqit mbajtën një qëndrim

1) V. I. Lenin. **Veprat**, vëll. 15, f. 198.
2) **Po aty.**



të hapur shovinist; përballë prirjeve autonomiste të popujve të shtypur ata vunë doktrinën e tyre reaksionare të «osmanizmit» që u përfshi pastaj edhe në programin e miratuar nga komiteti «Bashkim e Përparim» në shtator 1908. Me ndihmën e kësaj doktrine që i shpallte gjithë shtetasit e perandorisë «osmanllinj» dhe si të tillë gjoja të barabartë para ligjit, turqit e rinj përpiqeshin të mohonin ekzistencën e çështjes kombëtare në Turqi dhe të mos u njihnin kombësive joturke edhe të drejtat më elementare. Ata shpallën gjuhën turke si gjuhë të detyrueshme në organet shtetërore dhe në shkollat. Pranimi i doktrinës reaksionare të osmanizmit ishte në thelb vazhdim i politikës së vjetër të asimilimit të popujve të shtypur, të turqizimit të tyre.

Në rrethana të tilla, menjëherë pas revolucionit doli në shesh antagonizmi dhe papajtueshmëria e pushtetit xhonturk me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, që synonte të siguronte autonominë e vendit.

Për të ndaluar shthurjen e plotë të administratës së vjetër turke në Shqipëri dhe veprimtarinë e organeve vetqeverisëse lokale, turqit e rinj shpejtuan të zgjeronin në të gjitha qytetet e vendit rrjetin e komiteteve osmane «Bashkim e Përparim», të cilat përqendruan gjithë pushtetin në duart e tyre duke pasur si mbështetje forcat ushtarake turke. Megjithatë shumë nga shqiptarët që hynë në këto komitete u kujdesën më tepër për plotësimin e kërkesave të shqiptarëve siç ishin përhapja e shkollave dhe e mësimit të gjuhës shqipe, sesa për interesat e xhonturqve.

Në këto orvatje turqit e rinj u përkrahën nga kategori të caktuara të shoqërisë shqiptare, nga çifligarë, nëpunës të aparatit shtetëror, rrethe burokratike-ushtarake, kleri etj. Ata u përpoqën gjithashtu të lidhnin pas vetes edhe veprimtarët e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare duke u ndihmuar nga përfaqësuesit e krahut të moderuar të kësaj Lëvizjeje që ishin për bashkëpunimin me regjimin xhonturk. Ky krah synonte ta kufizonte Lëvizjen vetëm me kërkesa arsimore-kulturore dhe ta largonte nga rruga e luftës së armatosur. Gazeta «Liria» e Mit'hat Frashërit, që filloi të dilte në Selanik pas shpalljes së kushtetutës dhe që shprehte interesat e kësaj rryme, i bënte thirrje popullit shqiptar që të thyente «dyfekët, thikat, jataganët». «Ato armë, shkruante ajo, tani bëini pluar, bëini çekan, se tani do rojtur me djersë të ballit . . .», sepse Komiteti «Bashkim e Përparim» gjoja «i donte të mirën dhe do t'i jepte të drejtat çdo kombi».

Lufta midis rrymës patriotike revolucionare dhe asaj të moderuar reformiste në Lëvizjen Kombëtare erdhi gjithnjë duke u ashpërsuar.

**Klubet kombëtare** Duke konsideruar gjithnjë si detyrë kryesore luftën për çlirimin e Shqipërisë nga zgjedha turke, patriotët shfrytëzuan njëkohësisht mundësitë legale të krijuara pas revolucionit për ngritjen e mëtejshme të ndërgjegjes kombëtare dhe për bashkimin e popullit. Këtij qëllimi i shërbyen klubet kombëtare që u krijuan menjëherë pas revolucionit në qytetet e fshatrat e vendit dhe në qendra të tjera të Perandorisë ku kishte shqiptarë, ngritja e shkollave shqipe, dhënia e mësimit të gjuhës amtare në të gjitha shkollat e huaja në Shqipëri dhe miratimi e përdorimi i një alfabeti të vetëm.

Në ditët e fundit të korrikut 1908 u themelua klubi «Bashkimi» i Manastirit që luajti një rol të madh në formimin e klubeve të tjera dhe në zhvillimin e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në periudhën e reaksionit xhonturk. Në shembullin e klubit të Manastirit u formuan në muajt gusht-shtator klubi i Korçës, i Elbasanit, i Shkodrës, i Shkupit, i Selanikut, i Stambollit, i Pogradecit, i Janinës, i Vlorës. Në periudhën e mëvonshme u formuan klubet shqiptare edhe në qytetet dhe qendrat e tjera të Shqipërisë. Në gjithë Shqipërinë u ngritën më shumë se 40 klube.

Klubet ishin organizata të gjera demokratike, të cilat përfshinin në gjirin e tyre përfaqësues të shtresave të ndryshme shoqërore dhe udhëhiqeshin kryesisht nga intelektualë. Kështu, krahas me patriotët revolucionarë, që ishin të lidhur kryesisht me mikroborgjezinë e qytetit dhe të fshatit, në to hynë edhe përfaqësues të rrymës së moderuar. Në këto kushte klubet u shndërruan jo vetëm në organe të luftës kundër regjimit xhonturk, por edhe në një arenë të luftës dhe kontradiktave brenda forcave të Lëvizjes Kombëtare.

Klubet nuk kishin një program të vetëm e të përbashkët. Statutet e tyre, ku shprehej edhe programi, ndryshonin sipas qyteteve dhe ndikimit që kishin në to grupet e ndryshme shoqërore. Në këto statute në përgjithësi vihej si detyrë të punohej për bashkimin e kombit shqiptar, për zhvillimin e gjuhës dhe për ngritjen kulturore duke hapur shkolla dhe duke botuar gazeta dhe libra. Për të mos u dhënë shkas xhonturqve të mbyllnin klubet që vepronin në mënyrë legale, në statutet e tyre thuhej se ato «nuk do të përziheshin në çështjet politike». Në të vërtetë shumica e klubeve mori pjesë aktive në tërë jetën politike të vendit dhe mbrojti me vendosmëri interesat kombëtare të popullit shqiptar.

Klubet gëzonin përkrahjen e popullit që i konsideronte ato si organet e veta kombëtare në luftën kundër regjimit xhonturk. Në mjaft raste popullsia njihte më tepër autoritetin e klubeve, sesa atë të administratës turke.






Disa nga kanonizmat e shoqërive patriotike të viteve 1908-1909

Në periudhën e parë pas revolucionit xhonturqit nuk guxuan të dilnin haptazi kundër klubeve dhe lëvizjes kulturore-arsimore për shkak të rolit të madh që luajtën shqiptarët në revolucion dhe të stabilizimit të pamjaftueshëm të dik-

taturës së tyre ushtarake. Por ata u përpoqën qysh në fillim t'i vinin klubet shqiptare nën ndikimin e tyre dhe t'i shkrinin ato me klubet xhonturke. Duke u mbështetur në elementët e moderuar, si Mit'hat Frashëri, Mehdi Frashëri, Abdyl Ypi, si edhe në elementët turkomanë, si Arif Hiqmeti me shokë, turqit e rinj shtinë në dorë dy nga klubet më të rëndësishme, atë të Stambollit dhe të Selanikut dhe deshën që me anën e tyre të vinin nën kontrollin e vet të gjitha klubet dhe vetë Lëvizjen Kombëtare dhe ta drejtonin atë në rrugën e bashkëpunimit me regjimin xhonturk. Por patriotët shqiptarë e demaskuan veprimtarinë e veglave të xhonturqve në klubet shqiptare. A. Z. Çajupi në pamfletin «Klubi i Selanikut» e demaskoi rëndë qëndrimin e mbajtur nga drejtuesit e këtij klubi, Mehdi Frashëri e Mit'hat Frashëri.

Me ndërhyrjet e tyre në punën e klubeve kombëtare, xhonturqit penguan në mënyrë të ndjeshme veprimtarinë e patriotëve shqiptarë. Por as Lëvizja Kombëtare, as edhe klubet nuk e humbën karakterin e vet luftarak dhe të pavarur. Të ndodhur nën vëzhgimin e vazhdueshëm të autoriteteve osmane, klubet e kishin gjithnjë më vështirë të zhvillonin legalisht veprimtari të hapur patriotike. Për këtë arsye pranë tyre u krijuan komitete të fshehta, të cilat merreshin me propagandën antiturke dhe me organizimin e luftës për autonominë e vendit.

Një komitet i tillë u krijua në Vlorë në fund të gushtit 1908, por ai u shpërnda me ashpërsinë më të madhe nga xhonturqit që ranë në gjurmët e tij. E pasoi atë formimi i komitetit të fshehtë pranë klubit «Bashkimi» në Manastir dhe themelimi brenda një kohe të shkurtër i komiteteve të tjera në qytete dhe fshatra të ndryshme të Shqipërisë. Me nismën e veprimtarit të njohur të Lëvizjes Kombëtare Themistokli Gërmenji, komiteti i fshehtë i klubit të Manastirit vendosi lidhje me komitetet e fshehta maqedonase dhe bashkëpunoi me to për gjetjen e armëve.

Me veprimtarinë e tyre klubet luajtën një rol të rëndësishëm në organizimin e Lëvizjes Kombëtare në këtë fazë të re të zhvillimit të saj. Me nismën e tyre, për herë të parë në historinë e vendit, filluan të botoheshin brenda në Shqipëri dhe në disa qytete të tjera të Perandorisë gazeta në gjuhën shqipe. Në Korçë dolën njëra pas tjetrës gazetat: «Korça» (1908--1910), «Lidhja orthodokse» (1909-1910) dhe «Koha» (1911--1912), në Manastir «Bashkimi i Kombit» (1909-1910), dhe «Drita» (1911-1912), në Shkodër «Bashkimi» (1910-1911), në Shkup «Shkupi», në Janinë «Zgjimi i Shqipërisë» (1909-1910), në Stamboll «Shqipëtari» e mjaft organe të tjera.






Gazeta «Dielli», Boston, Mass (ShBA), 1909

Një rol të rëndësishëm në Lëvizjen Kombëtare vazhduan të luanin edhe organet e jashtme të shtypit shqiptar si «Shqypja e Shqypnisë» (1909-1911) në Sofje, «Rrufeja» dhe «Shkopi» (Egjipt), «Djelli» (1909-1910) në Boston, «Liri e Shqipërisë» (1911--1915) në Sofje etj. Në vitet 1908-1912, botoheshin në Shqipëri dhe jashtë më shumë se 35 organe shtypi.

Në këto organe gjetën pasqyrim problemet dhe ngjarjet kryesore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare të viteve 1908-1912. Në to vihej në dukje se edhe në situatën e re, të krijuar pas shpalljes së kushtetutës, detyra themelore e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare mbetej lufta për çlirimin e Shqipërisë dhe krijimin e shtetit kombëtar shqiptar.

Një kontribut të veçantë dha shtypi patriotik shqiptar në luftën kundër reaksionit xhonturk dhe atij klerikal. Shkrimet e botuara në të dëshmonin se në Shqipëri po piqej konflikti i madh midis popullit shqiptar dhe xhonturqve, që u shfaq në fushën ekonomike, arsimore, kulturore dhe politike.

Shtypi patriotik shqiptar u bë tribunë dhe propagandist i flaktë i kryengritjeve të mëdha antiosmane që shpërthyen në Shqipëri në vitet 1910-1912. Duke argumentuar programin e autonomisë territoriale-administrative të Shqipërisë, patriotët rilindës kërkonin nga Stambolli që ta njihte atë plotësisht dhe u bënin thirrje kryengritësve ta çonin deri në fund luftën «të merrnin fuqinë në dorë të tyre dhe të ngrinin një qeveri të përkohëshme që të mbante sigurimin e vendit». («Liri e Shqipërisë»).

Në shtypin patriotik shqiptar, lufta e armatosur për autonominë e Shqipërisë trajtohet në lidhje të ngushtë me qëndresën kundër politikës antishqiptare të Fuqive të Mëdha dhe të qarqeve shoviniste të shteteve fqinje. Gjithë politika e këtyre shteteve, theksonte shtypi shqiptar më 1912, në pragun e Luftës Ballkanike, që nga ngritja e shkollave të huaja e ndërhyrjet e vazhdueshme në Shqipëri dhe deri tek armatosja dhe përgatitjet për luftë, dëshmonte për synimet e tyre për copëtimin e trojeve shqiptare («Drita»).

**Shkollat shqipe. Kongresi i Manastirit**

Qysh në ditët e para të formimit të tyre klubet u bënë qendra të veprimtarisë kulturore të patriotëve, të luftës për hapjen e shkollave dhe lëvrimin e gjuhës shqipe. Me nismën e tyre dhe përkrahjen aktive të popullit brenda pak muajve u hapën shkolla jo vetëm në qytete, por edhe në fshatra.

Në fillim të gushtit të vitit 1908 u hapën shkolla shqipe në Elbasan, filloi mësimi i gjuhës shqipe në shkollat e Tiranës, u rihap shkolla shqipe e Korçës. Nga shkollat e para shqipe të ngritura me nismën e klubeve ishin shkollat fillore të Beratit, Vlorës, Fierit, Gjirokastrës, Janinës etj. Në Prizren funksiononte gjithashtu shkolla shqipe. Me kujdesin e klubit të Manastirit, mësimi shqip po përhapej në Ohër, Strugë e Dibër. Duke thyer qëndresën e autoriteteve turke, klubet arritën të vinin mësimin e gjuhës shqipe në një pjesë të shkollave të huaja (turke, greke etj.) që ishin hapur në Shqipëri. Vetë klubet u kthyen në shkolla dhe qendra për mësimin dhe përhapjen e shkrimit shqip.

Ngritja e shkollave dhe mësimi i gjuhës shqipe u shndërrua në një lëvizje të gjerë patriotike. Shkollat i ndiqnin jo vetëm fëmijët, por edhe të rriturit për të cilët u krijuan posaçërisht kurse të natës. Meqenëse nuk mjaftonin mësuesit, dhënia e mësimit të gjuhës shqipe u bë një çështje nderi e një detyre e lartë patriotike për gjithë ata që mund ta kryenin atë punë, për «djemt myslimanë e të krishterë me zemër të nxehtë» sikurse i quante atdhetari Sotir Kolea.

Në kohën kur qeveria turke nuk bënte asnjë shpenzim për shkollat shqipe dhe i nxirrte pengesa të shumta përhapjes së tyre, ato mbaheshin vetëm me përkrahjen dhe ndihmën materiale që jepte populli, i cili në mjaft qytete, si në Elbasan, Tiranë, Berat etj. kishte krijuar për këtë qëllim me kontributin e vet fonde kombëtare. Në qytetin e Beratit për mbajtjen e dy shkollave, u caktua me kërkesën e patriotëve një taksë prej 10 paresh për çdo lëkurë që shitej dhe u vendos të vihej monopoli mbi shitjen e vajgurit.

Për të përballuar nevojat e shkollave për libra, një ndihmë të çmuar dhanë shoqëritë patriotike të mërgimit dhe në mënyrë të veçantë shoqëria «Bashkimi» e Bukureshtit dhe «Dëshira» e Sofjes; shtypshkronja «Mbrothësia» qysh në muajt e parë dërgoi në Shqipëri një numër të madh abetaresh.

Zhvillimi i lëvizjes politiko-kulturore kombëtare ndeshi jo vetëm në pengesat e panumërta të autoriteteve xhonturke, por edhe në kundërshtimin e vendosur të klerit reaksionar mysliman e ortodoks që u shërbente fuqive të huaja. Në Tiranë, në Durrës, në Shkodër, në Ohër, në Dibër dhe në vende të tjera kleri reaksionar mysliman përpiqej të ndalonte shkrimin dhe mësimin e gjuhës shqipe duke e shpallur atë në kundërshtim me fenë myslimane dhe Kuranin. Me urrejtje të madhe e pritën hapjen e shkollave të para shqipe në Shqipërinë e Jugut edhe shovinistët grekë. Këta vazhduan të përdornin kundër tyre të gjitha mjetet e mundshme që nga kërcënimet e mallkimet kundër patriotëve që dërgonin fëmijët në shkollat shqipe dhe deri tek bandat e andartëve. Megjithatë, entuziazmi i përgjithshëm popullor dhe puna këmbëngulëse e klubeve bëri që të kapërceheshin këto vështirësi dhe të krijoheshin kushte të favorshme për thirrjen e Kongresit Kombëtar të Manastirit.



Nxënës të shkollës shqipe të Shpatit (Elbasan).

Përhapja e shkollave dhe e mësimit të gjuhës shqipe, si edhe zhvillimi i kulturës kombëtare shtruan përsëri në rend të ditës problemin e rëndësishëm të caktimit të një alfabeti të vetëm. Zgjidhja e tij do të ndihmonte jo vetëm në lëvrimin e mëtejshëm të gjuhës dhe të letërsisë shqipe, por edhe në konsolidimin e njësisë kombëtare dhe të bashkimit politik të popullit shqiptar.

Nismën për thirrjen e Kongresit Kombëtar për vendosjen e një alfabeti të vetëm e mori klubi shqiptar «Bashkimi» i Manastirit, që luante rolin kryesor midis klubeve shqiptare.

Njoftimi i këtij klubi për thirrjen e Kongresit u prit me gëzim nga patriotët shqiptarë.

Kongresi u hap në Manastir më 14 nëntor 1908 dhe i vazhdoi punimet gjer më 22 nëntor. Në Kongres morën pjesë 32 delegatë me të drejtë vote, që përfaqësonin 26 qytete dhe shoqëri të ndryshme shqiptare brenda dhe jashtë atdheut, dhe 18 delegatë të tjerë si pjesëmarrës pa të drejtë vote.

Përbërja shoqërore e delegatëve të Kongresit ishte e ndryshme dhe pasqyronte përbërjen heterogjene të vetë Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe rrymat e saj. Krahas me luftëtarët e çetave të armatosura të pararevolucionit dhe në përgjithësi, me patriotët shqiptarë, siç ishin Bajo Topulli, Çerçiz Topulli, Mihal Gramenua, Luigj Gurakuqi, Sotir Peci, Shahin Kolonja, Hilë Mosi, Thoma Avrami, Fehim Zavalani, Ndre Mjeda, Dhimitër Mole, Rrok Berisha etj. në Kongres morën pjesë edhe përfaqësues të rrymës së moderuar reformiste, siç ishin M. Frashëri, A. Ypi etj., si edhe përfaqësues të reaksionit klerikal katolik, si Gj. Fishta.

Vendin kryesor në punimet e Kongresit e zuri çështja e caktimit të një alfabeti të përbashkët për të gjithë shqiptarët. Nga diskutimet që u bënë në ditët e para doli e qartë se alfabeti që do të vendosej duhej të kishte si bazë alfabetin latin. Por pikëpamjet e delegatëve më tej u ndanë, kështu që u zgjodh një komision prej 11 vetash, ku bënin pjesë përkrahës të alfabeteve të Stambollit, të «Bashkimit» dhe të «Agimit», të cilëve iu dhanë fuqi të plota për të zgjidhur çështjen.

Komisioni vendosi të krijohej një alfabet i ri mbi bazën e alfabetit latin duke u dhënë shkronjave latine vlera fonetike në përputhje me nevojat e gjuhës shqipe. Por, meqenëse nuk u arrit marrëveshja për caktimin e një alfabeti të vetëm, Kongresi pranoi vendimin e komisionit që «... të merret Abeceja e Stambollit e me të bashkë edhe një Abece thjesht latine, që të mësohen e të përdoren bashkarisht në mes të shqiptarëve». Të dy alfabetet do të përdoreshin detyrimisht në shkolla.

Shtëpia në Manastir ku u mblodh Kongresi i Alfabetit



Vendimi i komisionit të alfabetit të Kongresit të Manastirit (14-22 nëntor 1908)

Ky vendim, që vetë Kongresi e quajti një kthim prapa, u argumentua nga komisioni me «disa shkaqe të përjashtme» dhe pikërisht me nevojën për të shtypur me alfabetin thjesht latin, libra jashtë Shqipërisë dhe për korrespondencat me jashtë. Në të vërtetë, ai ishte rezultat i presionit që ushtruan mbi komisionin qarqet e ndryshme shqiptare, që ishin për alfabetin e Stambollit apo për një alfabet krejt latin dhe u mor me sa duket, për të mos shkaktuar përçarje në radhët e delegatëve.

Ndonëse nuk caktoi një alfabet të vetëm, vendimi i Kongresit të Manastirit ishte një hap i rëndësishëm përpara në rrugën e zgjidhjes përfundimtare të problemit të alfabetit të shqipes dhe pati një rëndësi të madhe politike për bashkimin dhe përparimin e mëtejshëm të popullit shqiptar. Më vonë jeta e bëri të nevojshme mbajtjen e një alfabeti të vetëm, të alfabetit të dytë të Kongresit, të mbështetur tërësisht në shkronjat latine.

Megjithëse çështja e njësimit të alfabetit zuri vendin kryesor në punimet e Kongresit të Manastirit, ai nuk ishte një mbledhje thjesht gjuhësore, por një kongres politik. Krahas mbledhjeve të hapura u organizuan edhe mbledhje të fshehta. Objekti kryesor i diskutimeve në këto mbledhje ishin marrëdhëniet me turqit dhe me vendet e tjera, lufta për të drejtat kombëtare të popullit shqiptar dhe për zhvillimin kulturor dhe ekonomik të tij. Vendimet që u morën në këtë mbledhje, u përfshinë në programin kombëtar prej 18 pikash që iu dha deputetit të Korçës, Shahin Kolonjës, për ta paraqitur në parlament në emër të shqiptarëve. Ky program është një nga dokumentet më të rëndësishme të Kongresit të Manastirit në të cilin u pasqyruan aspiratat e shqiptarëve për autonomi.

Vendin kryesor në program e zinin kërkesat politike për «njohjen zyrtare të kombësisë shqiptare dhe të gjuhës shqipe». Në lidhje të ngushtë me këtë kërkohej emërtimi i nëpunësve shqiptarë në të katër vilajetet, zgjedhja e të gjitha organeve lokale, zgjerimi i kompetencave të tyre dhe kryerja e shërbimit ushtarak nga dy gjer në dy vjet e gjysmë në Shqipëri nën drejtimin e oficerëve shqiptarë të dalë nga shkollat ushtarake, që do të ngriheshin në vend.

Pjesë përbërëse e kërkesës për njohjen e të drejtave të kombësisë shqiptare ishte edhe ajo për themelimin e shkollës së pavarur shqipe duke e shpallur gjuhën amtare «si gjuhë mësimi në të gjitha shkollat shtetërore», kërkesa për mbylljen e shkollave të huaja dhe shndërrimi i tyre në shkolla kombëtare shqiptare, duke i hequr ato nga administrimi i klerit dhe duke i shpallur shtetërore. Një nga kërkesat më të rëndësishme në fushën e arsimit ishte ajo e themelimit të një universiteti shqiptar.



Programi përmbante gjithashtu një varg pikash që kishin për qëllim zhvillimin ekonomik të vendit, për të cilin ishte interesuar borgjezia shqiptare. Të tilla ishin ato për hapjen dhe shfrytëzimin e minierave, për ndërtimin e hekurudhave nga sipërmarrës shqiptarë, për ngritjen e ekonomive të mëdha bujqësore në Myzeqe etj. Në pjesën ekonomike përfshihej edhe kërkesa për kufizimin e depërtimit të kapitalit të huaj në ekonominë shqiptare, që kishte për qëllim të ndalonte ekspansionin ekonomik të shteteve imperialiste dhe në mënyrë të veçantë t'i jepte mundësi borgjezisë shqiptare të shtinte në dorë tregun dhe ekonominë e vendit.

Programi i miratuar në Kongresin e Manastirit, megjithëse nuk përmbante kërkesa të tilla, si veçimi i territoreve shqiptare dhe forma e qeverisjes së tyre, pati rëndësi të madhe, sepse i përmbysi shpresat e turqve të rinj dhe të agjentëve të tyre për ta kufizuar Kongresin vetëm me çështjet e alfabetit dhe për ta mbajtur larg problemeve politike dhe luftës kundër regjimit xhonturk. Kjo dëshmonte edhe një herë se Lëvizja Kombëtare Shqiptare edhe pas shpalljes së kushtetutës kishte ruajtur karakterin e saj politik dhe të pavarur.

Kongresi kundërshtoi edhe orvatjet e delegatëve reformistë për t'u imponuar klubeve dhe shoqërive shqiptare udhëheqjen politike dhe organizative të klubit të Stambollit, krerët e të cilit qëndronin në pozitat e bashkëpunimit me xhonturqit. Atje u vendos që të shpallej si klub qendror klubi «Bashkimi» i Manastirit, i cili qëndronte në radhët e para të luftës për të drejtat kombëtare të Shqipërisë.

Kongresi i Manastirit dhe vendimet që u morën në të përbëjnë një nga ngjarjet më të rëndësishme në historinë e re të popullit shqiptar. Për herë të parë pas Lidhjes së Prizrenit u mblodhën në këtë Kongres përfaqësues nga të gjitha krahinat e Shqipërisë dhe morën vendime tepër të rëndësishme, që kontribuan për bashkimin e mëtejshëm të popullit shqiptar në luftën për çlirimin kombëtar dhe për ngritjen në një shkallë më të lartë të arsimit dhe të kulturës kombëtare shqiptare. «Në kushtet e terrorit otoman, — ka thënë shoku Enver Hoxha, — nuk ishte lehtë të bëje atë që bënë ata, të shkruaje, të shtypje e të dërgoje në Shqipëri mijëra abetare e libra të tjerë, të hapje shkollën e parë shqipe më 1887, të organizoje një Kongres të tërë si ai i Manastirit për caktimin e alfabetit unik shqip. Dhe të tëra këto patën pa dyshim reperkusione të mëdha, të cilat gjetën pas-

qyrimin e tyre më të mirë në rritjen e vrullshme të lëvizjes revolucionare dhe të kryengritjes së armatosur».[1]

**Shqipëria gjatë zgjedhjeve parlamentare dhe kundërrevolucionit të prillit 1909**

Në shtator 1908 turqit e rinj shpallën ligjin për zgjedhjet parlamentare sipas të cilit nuk njiheshin kombësitë joturke në Perandori dhe gjithë banorët e saj shpalleshin «osmanllinj». Ai vinte si kusht për të qenë deputetë pranimin e përkatësisë në «kombësinë» osmane, njohjen e gjuhës turke dhe caktonte për këtë një cenz të lartë pasurie duke përjashtuar nga zgjedhjet shtresa të gjera të popullsisë fshatare e qytetare. Për të siguruar shumicën e vendeve në parlament turqit e rinj e shkelën edhe këtë ligj duke kufizuar edhe më shumë të drejtat e kombësive joturke në zgjedhje.

Fushata e zgjedhjeve u zhvillua në Shqipëri në një atmosferë të nderë. Gjatë regjistrimit të popullsisë, shqiptarët duke kujtuar se ai bëhej për vendosjen e taksave, e bojkotuan atë; për shkak të veprimeve arbitrare të xhonturqve në vilajetin e Kosovës dhe të Shkodrës pati protesta, konflikte dhe përleshje me autoritetet lokale. Si pasojë, krahina të tëra të Shqipërisë (popullsia katolike e Shkodrës, banorët e Mitrovicës, shumica e popullsisë së sanxhaqeve të Gjirokastrës e të Janinës etj.) nuk morën pjesë në zgjedhje. Përveç kësaj xhonturqit përdorën të gjitha mjetet për t'i detyruar zgjedhësit të votonin për deputetët turq, kandidatë të komitetit «Bashkim e Përparim».

Klubet zhvilluan një veprimtari të gjerë në të mirë të kandidatëve shqiptarë dhe në mjaft raste hynë në konflikt të hapur me reaksionin xhonturk dhe pasuesit e tyre shqiptarë. Duke pasur edhe përkrahjen e «Lirisë» së Selanikut, xhonturqit organizuan një fushatë të madhe kundër kandidaturës së Ismail Qemalit; megjithatë, në saje të veprimtarisë së patriotëve, zgjedhësit e sanxhakut të Beratit e zgjodhën atë deputet. Në Elbasan klubet kombëtare bënë që populli të bojkotonte kandidaturën e çifligarit të urryer Dervish bej Biçaku. Përleshje të mëdha ndodhën në Dibër, ku xhonturqit përdorën ushtrinë kundër zgjedhësve vendës.

Parlamenti u hap më 17 dhjetor 1908. Nga krahinat shqiptare në të u zgjodhën 26 deputetë; vetëm një pjesë e tyre, si Ismail Qemali, Nexhip Draga, Hasan Prishtina, Shahin

1) Enver Hoxha. *Vepra,* vëll. 24, f. 10-11.



Kolonja etj., përfaqësonin forcat patriotike shqiptare dhe vepruan në parlament si kundërshtarë të politikës së xhonturqve.

Ismail Qemali që qe udhëheqës i grupit të deputetëve shqiptarë në parlament u vu njëkohësisht në krye të opozitës që në dhjetor të vitit 1908 u shndërrua në një parti më vete me emrin «Ahrar» (liberalët). Megjithëse partia «Ahrar» përfaqësonte interesat e qarqeve reaksionare feudale-kompradore të Turqisë dhe luftonte kundër regjimit xhonturk nga pozita konservatore, në programin e saj përfshihej edhe kërkesa mbi decentralizimin e administrimit të Perandorisë Osmane dhe vetëqeverisjen e provincave kombëtare. Ishte pikërisht kjo kërkesë dhe synimi për ta shfrytëzuar atë në të mirë të shqiptarëve, ajo që e shtyu Ismail Qemalin të bashkohej me këtë organizatë dhe të tërhiqte në të edhe deputetët shqiptarë dhe të kombësive të tjera.

Parlamenti, në të cilin komiteti «Bashkim dhe Përparim» kishte pozita të forta, u bë përçues i politikës nacionaliste xhonturke, e cila po acaronte gjithnjë e më shumë gjendjen në Shqipëri. Në Manastir, ku ndodhej qendra drejtuese e klubeve, xhonturqit përgatitën atentate kundër udhëheqësve të lëvizjes shqiptare. Një atentat i tillë u bë në Korçë kundër Dervish Himës që kundërshtonte me vendosmëri politikën shoviniste të komitetit.

Komitetet xhonturke në jug u përpoqën gjithashtu të shfrytëzonin gjendjen e acaruar që ishte krijuar në marrëdhëniet greko-turke lidhur me çështjen e Kretës për t'i mobilizuar shqiptarët kundër grekëve dhe për ta çorientuar lëvizjen e tyre kombëtare në këto krahina. Për këtë qëllim, në shkurt 1909, ato organizuan edhe një mbledhje në Tepelenë me përfaqësues të parisë myslimane të vilajetit të Janinës. Këtu morën pjesë edhe delegatë të klubeve kombëtare, të cilët e shfrytëzuan nga ana e tyre mbledhjen për të kërkuar ngritjen e shkollave shtetërore shqipe, caktimin e nëpunësve shqiptarë dhe marrjen e masave për zhvillimin ekonomik të vendit. Xhonturqit i hodhën poshtë këto kërkesa.

Në fillim të vitit 1909, si pasojë e të korrurave të këqija të dy vjetëve të fundit dhe e bojkotimit të mallrave austriake për shkak të aneksimit të Bosnjës dhe Hercegovinës nga Austria, gjendja ekonomike në Shqipëri u keqësua mjaft; rajone të tëra kërcënoheshin nga uria. Pakënaqësia e popullsisë u shtua edhe më shumë kur qeveria turke filloi të mblidhte taksat për vitin 1909 dhe ato të prapambeturat. Përveç kësaj, ligji i ri i shërbimit ushtarak i shpallur në gusht të vitit 1908, sipas të cilit thirreshin në ushtri të gjithë shqiptarët, cenoi venomet e krahinave malore të Shqipërisë. Të

gjitha këto bënë që në shkurt të vitit 1909 malësorët e rretheve të Pejës, të Gjakovës e të Dibrës të ngrinin krye kundër autoriteteve xhonturke.

Lëvizja përfshiu edhe Shkodrën, Janinën, etj. ku ushtarët shqiptarë nuk pranonin të kryenin shërbimin ushtarak dhe largoheshin vetë nga ushtria. Autoritetet xhonturke dërguan forca të mëdha ushtarake për t'i shtypur këto lëvizje. Për t'u prerë hovin largimeve nga ushtria ato pushkatuan vetëm në Janinë, në mars të vitit 1909, 80 ushtarë shqiptarë.

Me politikën e vet shoviniste dhe antipopullore komiteti «Bashkim e Përparim» e thelloi edhe më tepër armiqësinë midis popujve të shtypur dhe Perandorisë. Këtë gjendje shpejtuan ta shfrytëzonin qarqet reaksionare feudalo-kompradore të Turqisë me në krye sulltan Abdyl Hamitin, që prisnin rastin e përshtatshëm për të likuiduar rendin kushtetues. Komplotin kundërrevolucionar e organizoi partia opozitare «Ahrar»; ajo shpresonte të bënte për vete edhe shqiptarët e veçanërisht repartet shqiptare të pakënaqura nga regjimi xhonturk. Mirëpo nuk pati sukses, sepse shqiptarët luftonin kundër regjimit xhonturk për të drejtat e tyre kombëtare dhe demokratike, për respektimin e kushtetutës dhe për demokratizimin e mëtejshëm të vendit, e jo për t'u kthyer në regjimin e vjetër. Këtë nuk e donte as grupi i deputetëve shqiptarë që bashkëpunonte në parlament me partinë «Ahrar».

Më 13 prill 1909 ngriti krye garnizoni i Stambollit që rrëzoi qeverinë dhe detyroi komitetin «Bashkim e Përparim» të largohej nga Stambolli. Pushteti kaloi në duart e forcave reaksionare feudalo-kompradore dhe klerikale të lidhura me regjimin absolutist të sulltan Abdyl Hamitit. Por kundërrevolucioni i prillit 1909 nuk gjeti përkrahje as në Turqi, as në kombësitë e shtypura. Me gjithë armiqësinë e tyre ndaj regjimit xhonturk, shqiptarët iu përgjigjën pozitivisht thirrjes që komiteti «Bashkim e Përparim» u drejtoi gjithë klubeve. Ata u vunë në mbrojtje të rendit kushtetues dhe dërguan reparte ushtarake në Armatën III të Maqedonisë. Po kështu vepruan edhe maqedonasit. Kjo bëri që kundërrevolucioni të kufizohej vetëm në Stamboll dhe dy javë pas shpërthimit të tij të shtypej nga Armata III e Maqedonisë, e cila e komanduar nga Mahmut Shefqet pasha, hyri më 29 prill në kryeqytet dhe rivendosi pushtetin xhonturk. Sulltan Abdyl Hamiti u rrëzua nga froni dhe vendin e tij e zuri sulltan Mehmet Reshati, që u bë një kukull në duart e xhonturqve.



**Forcimi i reaksionit xhonturk.**

Me rivendosjen e pushtetit të tyre, xhonturqit, megjithëse edhe kësaj radhe fitoren mbi forcat e reaksionit ia detyronin edhe përkrahjes që u dhanë shqiptarët, e vazhduan më me ngulm e në mënyrë më brutale politikën e tyre nacionaliste dhe antipopullore, për të forcuar Perandorinë «një e të pandashme» Osmane.

Në pranverën e vitit 1909, popullsia e vilajetit të Kosovës, e në mënyrë të veçantë e Malësisë së Gjakovës, duke qenë në gjendje të rëndë ekonomike nuk kishte pranuar të paguante taksat, të bënte shërbimin ushtarak dhe të dorëzonte armët. Për ta shtypur këtë qëndresë në mesin e majit të vitit 1909 qeveria xhonturke, nisi prej Shkupit drejt Gjakovës një ekspeditë ndëshkimore të komanduar nga Xhavit Pasha. Nën pretekstin e luftës kundër elementëve reaksionarë dhe armiqve të kushtetutës kjo ekspeditë synonte të shuante Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në këto krahina. Duke përdorur terrorin më të egër, duke shkatërruar dhe djegur fshatra të tëra, Xhavit Pasha deshi të realizonte çarmatimin e plotë të popullsisë, të zhdukte kullat dhe të rekrutonte me forcë malësorët në ushtri. Malësorët i rezistuan me sukses ushtrisë turke të Xhavit Pashës dhe më 12 qershor 1909 e sulmuan atë në Qafën e Morinës; pas luftimesh të ashpra ushtria turke u detyrua të tërhiqej në Gjakovë, për të ndërmarrë përsëri pas disa ditësh një ekspeditë të re në krahinën e Pejës.

Reaksioni xhonturk u drejtua edhe kundër lëvizjes për arsimin e kulturën kombëtare shqiptare që kishte marrë hov pas Kongresit të Manastirit. Një nga mjetet kryesore që përdorën turqit e rinj për të ndaluar këtë lëvizje, për të penguar ngritjen e ndërgjegjes kombëtare dhe për t'i përçarë ata në bazë të dasisë fetare, qe propaganda e shkrimit të gjuhës shqipe me alfabetin arab. Ministria e Arsimit urdhëroi në fillim që në shkollat e vilajetit të Kosovës dhe në ato të Elbasanit gjuha shqipe të shkruhej me gërma arabe. Po kështu vepruan autoritetet turke dhe komitetet xhonturke edhe në qytetet e tjera të Shqipërisë. Kjo fushatë u shoqërua me orvatjet për të provokuar ndonjë miting të elementëve fanatikë turkomanë kundër përdorimit të alfabetit latin, siç ndodhi në Manastir, në Dibër e në vende të tjera.

Konflikti i armatosur me shqiptarët dhe politika turqizuese kundër shkollave dhe shkrimit shqip zbuloi para popullit shqiptar thelbin reaksionar të regjimit xhonturk. Klubet shqiptare morën masa për të mbrojtur liritë e shpallura dhe për t'i bërë ballë reaksionit. Klubi i Manastirit udhëzonte

ato ditë klubet e tjera kombëtare që «kundër këtyre tradhtarëve të mos veprojnë vetëm me penë por edhe me armë».

Ngjarjet në Shqipëri e vunë qeverinë xhonturke në një pozitë të vështirë nga e cila ajo u përpoq të dilte duke organizuar një kongres në Dibër më 23 korrik 1909, ditën e përvjetorit të shpalljes së kushtetutës.

Xhonturqit u përpoqën t'i jepnin këtij Kongresi një karakter të përgjithshëm osman dhe shpallën si qëllim kryesor të kësaj mbledhjeje përcaktimin e «qëndrimit që do të mbahej kundrejt projekteve të fuqive evropiane për copëtimin e Maqedonisë dhe të Shqipërisë».

Në të vërtetë, duke thirrur Kongresin e Dibrës, xhonturqit deshën të realizonin atë detyrë që nuk mundën ta kryenin me anë të ekspeditave ushtarake: të nënshtronin shqiptarët dhe t'i detyronin të hiqnin dorë nga lufta për çlirimin kombëtar. Me anë të Kongresit, xhonturqit shpresonin gjithashtu të forconin lidhjet me klasat e pasura të Shqipërisë dhe të krijonin para botës së jashtme përshtypjen se midis turqve të rinj dhe shqiptarëve kishte interesa të përbashkëta dhe qe vendosur bashkëpunimi.

Në Kongres morën pjesë 325 delegatë nga qytetet e ndryshme të vilajeteve shqiptare dhe të vilajeteve të tjera të Turqisë Evropiane. Krahas shqiptarëve që përbënin shumicën, kishte edhe delegatë turq, maqedonë, grekë, serbë e vllehë. Përbërja shoqërore dhe politike e Kongresit qe heterogjene: pjesa më e madhe qenë klerikë, çifligarë turkomanë, nëpunës dhe intelektualë reformistë, si edhe oficerë xhonturq të veshur civilë. Por në Kongres morën pjesë edhe përfaqësues të forcave patriotike dhe demokratike të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare midis të cilëve qenë Sotir Peci, Fehim Zavalani, Dervish Hima, Loni Logori etj.

Qysh në ditët e para të Kongresit, xhonturqit u orvatën t'u impononin delegatëve programin e tyre reaksionar prej 4 pikash, të përgatitur qysh më parë dhe që kishte për qëllim të detyronte shqiptarët dhe përfaqësuesit e kombësive të tjera joturke të pranonin doktrinën e «osmanizmit» dhe të shprehnin besnikërinë ndaj Perandorisë.

Por këto përpjekje hasën në qëndresën e vendosur të patriotëve shqiptarë. Në Kongres u zhvillua një luftë e ashpër midis dy grupeve kryesore politike, atij xhonturk që përkrahte programin e paraqitur nga komiteti «Bashkim e Përparim» dhe grupit patriotik shqiptar që ishte për një program me kërkesa kombëtare.

Në saje të luftës së patriotëve shqiptarë, Kongresi në mbledhjen e tij të fundit më 28 korrik miratoi një program



tjetër prej 17 pikash të përbërë prej dy pjesësh: pjesa e parë përfaqësonte programin e paraqitur nga xhonturqit me disa ndryshime që iu bënë në Kongres. Thelbi i tij ishte pranimi i unitetit të të gjithë osmanllinjve, besnikëria e shqiptarëve ndaj osmanizmit, gatishmëria e tyre për të kryer shërbimin ushtarak dhe për të luftuar për qeverinë kushtetuese. Kjo pjesë e programit, me gjithë ndryshimet që pësoi në Kongres, ruajti në thelb karakterin e saj xhonturk.

Në pjesën e dytë të programit, megjithëse në mënyrë mjaft të moderuar, u përfshinë disa nga propozimet e bëra nga përfaqësuesit e rrymës kombëtare shqiptare. Krahas me një varg kërkesash që kishin të bënin me zhvillimin e përgjithshëm të vilajeteve të Turqisë Evropiane, siç ishin ndërtimi i hekurudhave dhe i rrugëve automobilistike, tharja e kënetave, sistemimi i lumenjve, krijimi në Turqinë Evropiane i shkollave normale turke për mësues dhe i një universiteti turk etj., përmbaheshin edhe disa masa që kishin të bënin me Shqipërinë. Kështu propozohej që të hapeshin këtu shkolla fillore dhe të mesme ku gjuha shqipe të mësohej «lirisht në kufijtë e dëshëruar» duke përdorur «lirisht alfabetin turk ose shqiptar». Ky vendim gjysmak u çelte rrugën xhonturqve dhe gjithë elementëve reaksionarë për të luftuar përhapjen e shkrimit shqip.

Në këtë pjesë të programit kërkohej që «në emërimin e nëpunësve t'u jepet përparësi banorëve vendas që njihnin karakterin dhe zakonet e vendit, që të hiqeshin shkollat fetare të krijuara për shqiptarët ortodoksë e vllehët nga administrimi i kishës dhe t'i jepeshin Ministrisë së Arsimit dhe të njihej gjuha e vendit në komunitetet fetare».

I organizuar dhe i përgatitur nga xhonturqit, dhe duke pasur në përbërjen e vet një shumicë delegatësh reaksionarë dhe turkomanë, Kongresi i Dibrës mbeti në thelb një mbledhje osmane. Prandaj as vendimet e Dibrës dhe as propaganda xhonturke për bashkëpunimin e shqiptarëve me komitetin «Bashkim e Përparim» nuk mundën të mbulonin kontradiktat dhe armiqësinë e popullit shqiptar me regjimin reaksionar të turqve të rinj. Në shtator të vitit 1909 shpërthyen lëvizje të reja të fshatarësisë së rretheve të Ferizajt, Pejës, Prizrenit, Lumës dhe Dibrës të drejtuara kundër politikës antishqiptare të xhonturqve. Në emër të tyre iu paraqit më vonë qeverisë osmane një memorandum ku parashtroheshin kërkesat për emërimin e nëpunësve shqiptarë, mësimin e gjuhës shqipe në të gjitha shkollat, kryerjen e shërbimit ushtarak vetëm në Shqipëri, ndryshimin e sistemit të taksave sipas nevojave të vendit etj.

Xhavit Pasha ndërmori një ekspeditë të re ushtarake; në fillim të shtatorit ai u nis nga Prizreni për në Lumë ku u zhvilluan beteja të ashpra sidomos afër Vermicës dhe në pyjet afër Kolesianit. Me gjithë terrorin që përdori duke djegur e shkatërruar fshatrat që ndeshi gjatë rrugës Xhavit Pasha nuk ia arriti qëllimit dhe në fillim të tetorit u detyrua përsëri të tërhiqte forcat në Prizren.

**Kongresi Kombëtar i Elbasanit**

Kongresi i Dibrës nuk e ndryshoi vendimin e marrë qysh më parë nga rrethet patriotike për të mbledhur një kongres kombëtar në Elbasan, i cili do të shqyrtonte në mënyrë të veçantë problemin e shkollës shqipe që ishte bërë objekt i sulmeve të xhonturqve.

Kongresi i Elbasanit u hap më 2 shtator të vitit 1909 dhe i vazhdoi punimet gjer më 8 shtator. Në të morën pjesë 35 përfaqësues të klubeve dhe shoqërive shqiptare midis të cilëve ishin Orhan Pojani, Grigor Cilka, Gjergj e Sevasti Qirjazi, Thoma Papapano, Hamdi Ohri, Nikollë Kacori, Josif Haxhi Mima, Simon Shuteriqi, Dhimitër Buda, Rushit Ahmeti (Struga), Abdulla Koprencka etj.

Një nga vendimet më të rëndësishme të Kongresit ishte ai për themelimin në vjeshtë të atij viti të një shkolle të mesme pedagogjike (normale) me gjashtë klasa në Elbasan, që do të përgatiste mësues për shkollat fillore shqipe. Shkolla pedagogjike do të mbahej me kontributin e të gjitha klubeve dhe shoqërive shqiptare. Kongresi vendosi gjithashtu që të krijohej në Korçë shoqëria qendrore shkollore «Përparimi», e cila do të kujdesej për mbajtjen dhe administrimin e shkollës normale të Elbasanit, për hapjen e shkollave të tjera shqipe dhe për botimin e librave të nevojshme. Pranë shoqërisë krijohej edhe arka që do të plotësohej me kontributin e klubeve, shoqërive dhe patriotëve të veçantë. Kongresi kërkoi që shoqëria shkollore «Përparimi», të njihej zyrtarisht prej qeverisë turke, e cila duhej të miratonte edhe një rregullore të veçantë të kësaj shoqërie.

Kongresi ngarkoi «të gjitha klubet dhe shoqëritë si edhe çdo shqiptar, të përpiqeshin që të vinin gjuhën shqipe në të gjitha shkollat e vendit». Në mënyrë të veçantë u ngarkua klubi qendror (i Manastirit) që të «nxirrte lejen që gjuha shqipe të hynte zyrtarisht në të gjitha shkollat e Shqipërisë».

Në Kongres u diskutuan gjithashtu disa çështje organizative dhe politike. Për të forcuar bashkëpunimin, lidhjet organizative dhe bashkërendimin e veprimeve midis të gjitha klubeve dhe shoqërive, u zgjodh si klub qendror edhe për dy vjet, ai i Manastirit që qëndronte në krye të Lëvizjes Kombëtare.



Në mbledhjet e mbyllura që u organizuan në Kongres për shqyrtimin e problemeve të rëndësishme politike, delegatët shprehën urrejtjen dhe mosbesimin e tyre ndaj regjimit xhonturk dhe komitetit qendror «Bashkim e Përparim». Ata u shprehën gjithashtu për një organizim më të mirë të komiteteve të fshehta dhe për forcimin e lidhjeve midis tyre.

Në Kongres u shfaq mendimi se mjeti më i mirë për t'u çliruar nga zgjedha dhe arbitrariteti i turqve të rinj ishte lufta për autonominë e Shqipërisë dhe se për këtë populli shqiptar duhej të bashkëpunonte me popujt e tjerë të shtypur të Turqisë Evropiane, me maqedonasit, vllehët etj. që luftonin për çlirimin e tyre kombëtar.

Kongresi dënoi ndërhyrjen e fuqive të huaja në Shqipëri që u forcua në fillim të shek. XX dhe veçanërisht pas aneksimit të Bosnjës dhe Hercegovinës nga Austro-Hungaria.

Të mbështetur në vendimet e Kongresit të Elbasanit, atdhetarët shqiptarë formuan në Korçë në fund të shtatorit të vitit 1909 shoqërinë qendrore shkollore «Përparimi» në kryesinë e së cilës u zgjodhën patriotët Orhan Pojani (kryetar), Mihal Gramenoja etj. Më 1 dhjetor të po atij viti u çel në Elbasan shkolla normale shqipe që ishte shkolla e parë e mesme kombëtare. Ndër mësuesit e parë të saj ishin Aleksandër Xhuvani, Sotir Peci, Petër Dodbiba etj. Drejtor u caktua Luigj Gurakuqi[1], i cili vuri të gjitha forcat dhe aftësitë e tij në shërbim të arsimit kombëtar.

Qysh në vitin e parë të themelimit të saj (1909-1910) shkolla normale e Elbasanit pati 160 nxënës të ardhur nga të gjitha anët e Shqipërisë; një pjesë e mirë e tyre kishin ardhur nga Kosova, të dërguar nga klubet shqiptare të atjeshme nën kujdesin e veçantë të patriotëve Hasan Prishtina dhe Bajram Curri. Në këto treva vepronte me sukses «Klubi i arsimit» i Shkupit, i cili siguroi vënien e mësimit të gjuhës

---

1) L. Gurakuqi lindi në Shkodër në vitin 1879. Qysh në moshë të re u mor me veprimtari letrare dhe patriotike. Më 1899 u bë anëtar i shoqërisë «Bashkimi» të themeluar atë vit në Shkodër dhe pas ca kohësh u detyrua të shkonte në mërgim për t'u shpëtuar ndjekjeve të autoriteteve turke. Në mërgim Luigj Gurakuqi zhvilloi një veprimtari të frytshme letrare dhe nga viti 1906 iu kushtua tërësisht veprimtarisë politike për çlirimin kombëtar.



**Trupi i parë mësimor së bashku me disa miq të shkollës Normale të Elbasanit (1909)**

shqipe në shkollën e mesme të qytetit dhe hapi shkolla të reja shqipe në Gjilan dhe në Mitrovicë.

Sukseset e mëtejshme të arsimit kombëtar e bënë reaksionin xhonturk të kundërvepronte më me tërbim. Megjithëse komiteti qendror «Bashkim e Përparim» kishte deklaruar se nuk do të përzihej në çështjen e zgjedhjes së alfabetit të gjuhës shqipe, në të vërtetë ai mobilizoi kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe në mënyrë të veçantë, kundër klubeve dhe shkollave shqipe, gjithë aparatin shtetëror, reaksionin klerikal dhe ekspeditat ndëshkimore të gjeneralëve turq.

Në këtë veprimtari antishqiptare xhonturqit u mbështetën në ligjin mbi «bandat» që parashikonte masa shumë të rrepta për të gjithë ata që merrnin pjesë në çetat e armatosura dhe për të afërmit e tyre, si edhe në ligjin «mbi shoqëritë» që ndalonte të gjitha organizatat kombëtare, përveç atyre osmane. Këto dy ligje u miratuan nga parlamenti turk në vjeshtë të vitit 1909 me gjithë kundërshtimin e deputetëve joturq.

Xhonturqit filluan në stil të gjerë fushatën për mbylljen e klubeve shqiptare. Në Manastir e kudo bënë arrestime dhe internime në masë të patriotëve shqiptarë që dërgoheshin në skajet më të largëta të Azisë së Vogël, transferuan nëpunësit patriotë dhe kaluan në sulm kundër alfabetit latin duke futur me forcë alfabetin arab në të gjitha shkollat e vendit.

Kjo fushatë u përkrah nga elementë turkomanë, qendër e të cilëve u bë tani shoqëria ose Mahfili i Stambollit i organizuar në fillim të vitit 1910 dhe i kryesuar nga senatori e kleriku Haxhi Ali Elbasani. Kjo shoqëri përgatiti edhe abetaret e para shqipe me alfabetin arab që filloi t'i shpërndante në Shqipëri. Në bashkëpunim me elementët turkomanë, si Arif Hiqmeti, nënkryetar i klubit të Selanikut, ajo organizoi në fillim të vitit 1910 të ashtuquajturat mitingje kundër shkronjave shqipe në Shkup, në Manastir, në Elbasan, në Gjakovë, të zhvilluara në xhami, ku sipas dëshmive të bashkëkohësve, morën pjesë «vetëm një grusht të pasurish dhe fanatikësh turkomanë», që ishin të lidhur me regjimin xhonturk. Shejhul Islami dhe fill pas tij shehlerët dhe hoxhallarët mallkuan alfabetin latin, u ndaluan myslimanëve ta përdornin atë dhe kërkuan prej tyre të shkruanin gjuhën shqipe vetëm me shkronjat «e shenjta» të Kuranit.

Në luftën e tyre kundër shkollës dhe kulturës kombëtare shqiptare turqit e rinj përveç reaksionit klerikal mysliman, patën edhe mbështetjen e klerit katolik e ortodoks. Qysh në ditët e para të themelimit të shkollave shqipe, të cilat nuk mbështeteshin në parimet fetare, por bashkonin gjithë fëmijët, të krishterë e myslimanë, reaksioni klerikal katolik sulmoi me tërbim shkollat shqipe, duke deklaruar se, «shkolla pa religjion është si një pyll me bisha të egra» etj.

Dhespotët ortodoksë grekë nga ana e tyre, me ndihmën e bandave të andartëve që vepronin lirisht edhe pas shpalljes së kushtetutës, terrorizonin popullsinë e Negovanit, Bellkamenit dhe të fshatrave të Shqipërisë së Jugut dhe të Mesme që luftonin për çeljen e shkollave shqipe.

Kjo fushatë e reaksionit xhonturk dhe klerikal kundër kulturës dhe Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në përgjithësi u thye përpara qëndresës së fuqishme të popullit shqiptar, i cili u ngrit në mbrojtje të shkollës dhe të shkrimit shqip, si edhe të të drejtave të tij kombëtare.

Populli i Elbasanit iu përgjigj mitingut të reaksionit klerikal me një manifestim masiv, që u organizua më 4 shkurt 1910 në një nga sheshet e qytetit, ku morën pjesë 7 000 qytetarë dhe fshatarë të ardhur nga Shpati dhe katundet e tjera të Elbasanit. Në këtë miting populli kërkoi nga qeveria dhe parlamenti të pranonin përdorimin e alfabetit shqiptar (latin) për shkrimin e gjuhës shqipe.

Më 14 shkurt u organizua nga klubi «Dituria» një miting i madh në Korçë në mbrojtje të abecesë shqipe, ku morën pjesë 12-15 000 vetë nga qyteti dhe rrethi i Korçës. Aty u mbajtën fjalime e u hodhën parulla me përmbajtje patriotike. Në emër të popullit të mbledhur në këtë miting iu dërguan telegrame proteste kundër futjes së alfabetit arab qeverisë turke dhe deputetëve shqiptarë të parlamentit. Një karakter masiv pati dhe mitingu që u zhvillua në Berat më 28 shkurt, ku morën pjesë nxënës, punonjës të qytetit dhe fshatarë të rretheve. Duke shprehur protestën kundër politi-

kës shkombëtarizuese të reaksionit xhonturk e klerikal, populli dogji në mes të qytetit abetaret e shtypura me shkronja arabe, që qenë dërguar nga Stambolli. Telegrame proteste kundër përdorimit të alfabetit arab dhe për mbrojtjen e alfabetit latin iu dërguan qeverisë dhe parlamentit turk edhe në emër të popullit të Gjirokastrës ( nga shoqëria «Bashkimi»), të Çamërisë, Gramshit, Përmetit, Frashërit, Tepelenës, Konicës, Leskovikut etj.



Mitingu i shkronjave shqipe në Korçë (1910)

Vendosmëria e popullit shqiptar për të mbrojtur shkrimin dhe shkollën shqipe u shpreh edhe në Kongresin II të Manastirit, që u thirr me nismën e klubit «Bashkimi» të Manastirit më 2 prill të vitit 1910. Në këtë Kongres u përfaqësuan klubet dhe shoqëritë e vilajeteve të Shkodrës, të Kosovës, të Manastirit, të Janinës dhe klubet shqiptare të qyteteve të tjera të Perandorisë.

Në Kongres u morën vendime të rëndësishme për mbrojtjen e alfabetit shqiptar, për botimin e librave dhe teksteve shkollore shqipe duke krijuar për këtë qëllim pranë klubit qendror edhe një shoqëri arsimore. Po kështu u vendos që të thirrej në qershor të vitit 1910 një kongres i ri në Janinë që do të zgjidhte përfundimisht problemin e alfabeteve të miratuara nga Kongresi I i Manastirit. Kongresi mori masa për forcimin e lidhjeve organizative midis klubeve shqiptare dhe për bashkërendimin e veprimtarisë së tyre.

Mitingjet, protestat dhe manifestimet e tjera që u zhvilluan në gjithë Shqipërinë në fillim të vitit 1910 për mbrojtjen e shkrimit shqip kundër alfabetit arab, ishin pjesë përbërëse e luftës së ashpër politike që zhvillonte populli shqiptar kundër reaksionit xhonturk.

**Acarimi i konfliktit shqiptaro-xhonturk**

Politika e ndjekur nga xhonturqit në Shqipëri kishte treguar tanimë qartë se regjimi i ri në thelb nuk ndryshonte nga i vjetri. Xhonturqit synonin ta linin Shqipërinë në prapambetje e padije dhe të shtypnin çdo shfaqje kombëtare shqiptare me shpresë së kështu do t'i ruanin pozitat e tyre në këtë provincë të Perandorisë dhe do t'i përdornin më lehtë shqiptarët si mish për top për qëllimet e tyre. Lëshimet që ata detyroheshin nga e keqja t'i bënin herë pas here lëvizjes shqiptare kishin karakter mashtrues e të përkohshëm.

Përpara Lëvizjes Shqiptare qëndronte një armik i egër e dinak -reaksioni shovinist panislamik xhonturk. Për t'i bërë ballë këtij armiku ishin të pamjaftueshme mjetet e luftës legale. Në rrethet patriotike brenda e jashtë ishte krijuar tanimë bindja se politika e xhonturqve vinte në rrezik ekzistencën kombëtare të shqiptarëve e se të drejtat e tyre do të fitoheshin vetëm me luftë të armatosur e të organizuar.

Komitetet e fshehta duke shfrytëzuar gjendjen e nderë që ekzistonte në Shqipëri e zgjeruan veprimtarinë e tyre për organizimin e kryengritjes.

Gjatë dimrit 1909-1910 qëndresa ndaj regjimit xhonturk mori forma të ndryshme. Lëvizja e fuqishme popullore për alfabetin e shkollën shqipe shoqërohej me kundërshtimin për të kryer shërbimin e gjatë ushtarak larg atdheut, për të paguar taksat e reja, për të dorëzuar armët, si edhe me bojkotimin e këshillave administrative, të klubeve xhonturke, të pazareve etj.

Ekspedita ndëshkimore e Xhavit pashës që shtypi me egërsi të madhe lëvizjen e fshatarëve kundër barrës së rëndë fiskale dhe rekrutimit në ushtrinë turke la mbresa të thella në popullsinë e Kosovës, e cila kishte qenë mbështetje e fuqishme në luftën e xhonturqve për vendosjen e rendit kushtetues. Popullsia shprehte kudo indinjatën e vet me fjalët «xhonturqit na kanë gënjyer». Pakënaqësia e përgjithshme ndaj komitetit xhonturk krijoi kushte më të favorshme për mobilizimin e masave popullore në Lëvizjen e organizuar Kombëtare. «. . . Lëvizja kombëtare, shkruante gazeta «Dielli» në nëntor 1909, ka nisur të ngjallet shumë në Kosovë e idea e dëshira për vetëveprimin e Shqipërisë është përhapur aq sa s'ishte menduar kurrë e që as me një propagandë 20 vjeçare s'kishin për të arritur».

Pranvera e vitit 1910 i gjeti kosovarët të organizuar në grupe të armatosura. Filloi të lidhej besa midis krahinave për të kundërshtuar me armë veprimet arbitrare të xhonturqve.

Krahas kësaj lëvizjeje u zhvillua një veprimtari e dëndur politike dhe propagandistike nga rrethet patriotike dhe organet e tyre jashtë vendit, e në mënyrë të veçantë në kryeqytetin e Perandorisë, në Stamboll. Figura qendrore e kësaj veprimtarie u bë Ismail Qemali, i cili mbante lidhje me përfaqësuesit e krahinave të ndryshme të vendit dhe jepte udhëzimet për organizimin e kryengritjes. Nga ana tjetër nga tribuna e parlamentit osman grupi i deputetëve shqiptarë demaskonte mizoritë e kryera në Kosovë dhe kërkonte nga qeveria të ndryshonte qëndrimin ndaj kombësisë shqiptare. «Në qoftë se parlamenti nuk e ndërron politikën e tij shtatanike në Shqipëri, deklaronte H. Prishtina, kryengritja do të përhapet». Dhe kur ministri i brendshëm e mohoi ekzistencën e një kombësie shqiptare nga grupi i deputetëve shqiptarë, iu përgjigjën: «Var, efendém, var!» (ka, zotëri, ka!).

Në vetë rrethet drejtuese xhonturke pranohej se kryengritja shqiptare po përgatitej e se ishin bërë mbledhje të fshehta kundër regjimit. Por ndonëse në kuvendet e organizuara brenda vendit dhe nga grupi i deputetëve patriotë shqiptarë nuk u miratua ndonjë program autonomist, udhëheqës të lëvizjes si Idriz Seferi e të tjerë, si edhe shtypi patriotik shqiptar që e mbështeste kryengritjen deklaronin se lufta bëhej për lirinë dhe autonominë administrative të Shqipërisë.

**Shpërthimi i kryengritjes. Betejat kryesore**

Në mars të vitit 1910 në Kosovë ishte krijuar një gjendje e padurueshme. Valiu Masar beu, një antishqiptar i tërbuar, vendosi në vilajetin e Kosovës një regjim shumë të egër ushtarak dhe duke përdorur forcën e armatosur kërkoi të nxirrte nga popullsia taksa të reja. Kur fshatarët protestonin, ata arrestoheshin e futeshin në burg. Konfliktet e veçanta shpeshherë të armatosura i kishin acaruar në kulm divergjencat midis popullsisë shqiptare dhe regjimit xhonturk dhe e kishin përgatitur truallin për konfliktin e madh, i cili siç pohonte një dëshmitar i kohës, «me gjithë karakterin e tij të protestës kundër taksave të reja ka në bazë idenë kombëtare të pavarësisë». Sinjalin e dhanë, në ditët e para të prillit fshatarët e rretheve të Mitrovicës, Vuçiternës e Llapit me sulmin kundër garnizonit të Prishtinës. Në të njëjtën



kohë në Pejë, me atentat, u vra komandanti i ushtrisë dhe u plagos mytesarifi. Porta e Lartë dekretoi shtetrrethimin. Kryengritja mori menjëherë hov e u përhap në krahinat e tjera të vilajetit të Kosovës dhe në zonën e Dibrës. Kryengritësit e rrethit të Prizrenit sulmuan trupat osmane dhe e detyruan garnizonin të mbyllej në qytet.

Qeveria vendosi atëherë të bënte një operacion të ri, shumë më të madh se vitin e kaluar. Këtë ia besoi njërit prej ushtarakëve më të shquar të saj Shefqet Turgut pashës. Nga mesi i prillit ai arriti në Shkup me një ushtri prej rreth 16 mijë vetash, së cilës do t'i vinin në ndihmë trupa të tjera. Ai nisi kolonat e ushtrisë në drejtim të veriut dhe të verilindjes.

Kryengritësit morën menjëherë masat për t'i bërë ballë operacionit armik. Në kuvende të ndryshme, e sidomos në atë te Verrat e Llukës (buzë bregut të Bistricës së Deçanit), pasi u dha besa u vendos pajtimi i të gjitha gjaqeve, u shpall mobilizimi i burrave të aftë për pushkë dhe u hartua plani i veprimeve luftarake.

Kryengritësit zunë pozitat kyçe. Një pjesë e tyre u vendos në Grykën e Carralevës, ndërsa të tjerë zunë Grykën e Kaçanikut dhe rrugën Tetovë-Shkup. Emisarë të posaçëm u dërguan në Shkodër, Dibër, Mat me thirrjen për t'u bashkuar me kryengritjen, ndërsa agjitatorët filluan të vepronin në radhët e reparteve turke për t'i bindur ushtarët shqiptarë të dezertonin.

Zënia nga ana e kryengritësve e grykës së Kaçanikut ku kalonte hekurudha, fitoret e tyre të para në luftimet afër Carralevës dhe përhapja e gjerë e kryengritjes e detyroi qeverinë xhonturke të sillte ushtri të reja nga Selaniku e Stambolli dhe reparte rezervë nga Azia e Vogël. Më 30 prill, forca turke të përbëra prej 9000 këmbësorësh me artileri dhe reparte kavalerie të nisura nga Shkupi e Ferizaj sulmuan njëkohësisht Grykën nga pesë drejtime të ndryshme. Beteja që u zhvillua atje ka qenë nga më të rreptat. Mbrojtësit e Kaçanikut të udhëhequr nga Idriz Seferi u qëndruan heroikisht për dy ditë rresht sulmeve të njëpasnjëshme të forcave shumë më të mëdha turke. Një ide të kësaj beteje na e jep dëshmia e një oficeri turk: «. . . ajo që ngjau atje ishte e tmerrshme. Trupat (turke Red.) luftojnë kundër një armiku të padukshëm dhe të pakapshëm; ata shtien nga prapa pemëve, prapa shkëmbinjve; ushtarët tanë bien të vrarë, ushtria jonë qëllon në tym. Kryengritësit nuk i shohim e numrin e tyre nuk e dimë».

Me qëllim që t'i detyronte kryengritësit të linin frontin për të shkuar pranë familjeve të tyre Turgut pasha shka-



Isa Boletini

tërroi me artileri dhe u vuri zjarrin fshatrave të tëra përreth ku kishte vetëm gra, fëmijë e pleq. «Turqit, shkruante në thirrjen e protestës gazeta «Dielli», të tërbuar nga turpi dhe të pazotët të shfryjnë mërinë e tyre mbi burrat, nisën të vrasin gratë dhe fëmijët e shqiptarëve».

Të rrethuara e të ndodhura nën zjarrin e pandërprerë të artilerisë, forcat kryengritëse, të cilave nuk arriti t'u vinte në kohën e duhur ndihma e pritur nga krahinat e tjera, nuk mundën t'i mbanin më gjatë pozitat. Ato e lanë Grykën e Kaçanikut dhe u tërhoqën në zonën e Gjilanit e të Preshevës ku, në përleshje të tjera të ashpra, u shkaktuan turqve humbje të mëdha.

Me pushtimin e Grykës së Kaçanikut turqit fituan mundësinë të sillnin trupa të reja nga Shkupi. Numri i forcave operative u rrit në rreth 40 mijë veta. Një pjesë e këtyre trupave, të nisura nga Ferizaj, duke vazhduar operacionin, u ndeshën me grupin e dytë të rëndësishëm të kryengritësve që vepronte në zonën Shtimje-Carralevë, në rrugën Ferizaj--Prizren. Ata udhëhiqeshin nga Isa Boletini[1] dhe Hasan Budakova.

Komanda turke ndoqi këtu të njëjtën taktikë si në Kaçanik. Dy kolona vepronin anës Grykës së Carralevës duke shkatërruar me artileri fshatrat përreth, ndërsa një kolonë tjetër vepronte në qendër. Forca të tjera kaluan nëpër Jezercë e Budakovë dhe të tjera duhej të niseshin nga Prizreni për t'u rënë kryengritësve prapa krahëve e për t'i vënë midis dy zjarresh.

1) Isa Boletini lindi më 1864 në fshatin Boletin, afër Mitrovicës. Ai u shqua si luftëtar dhe organizator i kryengritjeve të armatosura kundër sundimtarëve turq në Kosovë.






VII — Kryengritja e vitit 1910. Veprimet kryesore

Beteja filloi më 8 maj dhe vazhdoi tri ditë. Shqiptarët sulmuan disa herë dhe e rrezikuan me asgjësim të plotë kolonën turke të qendrës, e cila mundi të shpëtonte vetëm në saje të forcave të reja që i erdhën në ndihmë. Pas një qëndrese të ashpër dhe heroike, mbrojtësit e Grykës u detyruan të tërhiqeshin, në kohën kur reparte kryengritësish të nisura nga Gjakova në ndihmë të tyre, por të mashtruara nga krerë të lëkundshëm, kishin ngelur në mes të rrugës. Trupat turke mundën kështu të hapnin rrugën për në Prizren, ku hynë nga mesi i majit.

Kryengritësit u grumbulluan në luginën e Drenicës. Por tani ata nuk ishin në gjendje t'u qëndronin ushtrive turke.

Në gjysmën e dytë të muajit forcat operative të Turgut pashës u drejtuan në perëndim. Më 1 qershor ato hynë në Pejë dhe në Gjakovë. Me urdhër të qeverisë xhonturke, që me këtë rast synonte t'i jepte një grusht vendimtar gjithë Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, trupat e vazhduan më tej operacionin: një pjesë iu drejtua Shkodrës dhe një pjesë u drejtua në jug, drejt Lumës dhe Dibrës.

Kolonat turke që u nisën drejt perëndimit mundën të kapërcenin Qafën e Morinës me vështirësi të mëdha pas luftimesh të ashpra me malësorët e Gashit, Krasniqes, Bytyçit, të udhëhequr nga Zeqir Halili, Abdullah Hoxha e Shaban Binaku. Trupat turke u ndalën më tej te Qafa e Agrit, ku grupi i kryengritësve të Shalës, Shoshës, Nikajt, Merturit



Idriz Seferi midis kryengritësve shqiptarë në grykën e Kaçanikut (1910)

të udhëhequr nga Prel Tuli, Mehmet Shpendi dhe Marash Delia e gozhdoi Shefqet Turgut pashën në vend për më tepër se 20 ditë. Të armatosur keq e të pakët në numër kryengritësit shfrytëzonin me mjeshtëri njohjen e terrenit dhe kushtet malore dhe me sulm të befasishëm e të pandërprerë ditën e natën paralizonin forcat e mëdha turke. Trupat turke në pamundësi të çanin përpara u detyruan të ktheheshin në Gjakovë. Prej këtej ata morën rrugë tjetër për në Shkodër duke kaluar nëpërmjet Pukës. Më 24 korrik ato hynë në Shkodër.

Në të njëjtën kohë komanda turke kishte dhënë urdhër të sulmohej Luma me tri kolona nga drejtime të ndryshme. Këto u ndeshën me forcat kryengritëse lumjane në rrethin e Bicajt ku u zhvilluan gjithashtu luftime të përgjakshme. Turqit e shkelën më në fund Lumën, dhe pas disa ditësh edhe Dibrën. Kështu, vetëm pas afro 4 muajsh xhonturqit arritën të shtypnin kryengritjen.

Kryengritja përfshiu masat e gjera të popullsisë së vilajetit të Kosovës dhe të disa krahinave të vilajetit të Manastirit. Në luftimet, krahas burrave morën pjesë edhe gra. Pjesëmarrës të ngjarjeve përshkruajnë raste të shumta heroizmi të kryengritësve shqiptarë. Për t'u pajisur me armë e municion ata sulmonin me trimëri dhe mbulonin me trupin e tyre topat dhe mitrolozat e armikut. Kryengritësit përdorën me mjeshtëri taktikën e luftës popullore që u lejonte, me forca të pakta, t'i shkaktonin ushtrisë turke dëme të mëdha. Oficerët turq deklaronin se ata kishin të bënin me një armik «që duket në një pikë, sulmon, pastaj zhduket për të dalë menjëherë në një pikë tjetër».

Një pjesë e mirë e batalioneve të Turgut pashës humbën pothuajse gjysmën e efektivit të tyre.

Kryengritja pati jehonë të gjerë në popullin shqiptar, edhe në ato krahina ku ajo nuk arriti të përhapej. Terrori i xhonturqve e shtoi shumë urrejtjen kundër tyre. Kolonitë shqiptare jashtë vendit dhe shtypi i tyre zhvilluan një fushatë propagandistike në të mirë të kryengritjes duke vënë në dukje kërkesat e drejta të saj. Karakteri popullor i kryengritjes dhe heroizmat e pjesëmarrësve në të ngjallën simpatinë dhe admirimin edhe në rrethet demokratike e socialiste të huaja. Partitë social-demokrate serbe e bullgare i dënonin ashpër veprimet e xhonturqve. «. . . Ky regjim i vandalëve të shek. XX, gjatë shtypjes së kryengritjes shqiptare arriti kulmin e panjerëzisë e të barbarizmit», deklaronin ato në një memorandum të tyre. Shtypi demokratik evropian ngrinte lart cilësitë luftarake të shqiptarëve dhe dashurinë e tyre për liri.



**Shkaqet e dështimit dhe pasojat e kryengritjes**

Kryengritja e vitit 1910, megjithëse pati përhapje të gjerë e karakter thellësisht popullor u shtyp. Arsyet e dështimit të saj janë të brendshme e të jashtme.

Megjithëse u morën një varg masash kryengritja nuk arriti të përfshinte të gjitha krahinat e vendit e të kthehej në një kryengritje të përgjithshme. Pas sukseseve të para, siç ishte zënia e pozitave të rëndësishme strategjike në Carralevë e Kaçanik dhe duke mbivlerësuar epërsinë ushtarake që u jepnin këto pozita kryengritësit kaluan në një qëndrim pritës. Kjo u dha mundësi ushtrive turke të përgatiteshin dhe të hidheshin në sulm.

Veprimet politike dhe ushtarake në përgjithësi u zhvilluan të izoluara nga njëra-tjetra për arsye se nuk u arrit të krijohej një udhëheqje e vetme për bashkërendimin e tyre. Ndërsa luftohej në Kaçanik, Carraleva priste dhe ndërsa ziente lufta në Kosovë, klubet dhe komitetet e fshehta të pjesës tjetër të Shqipërisë të papërgatitura për një veprim të armatosur mbajtën në përgjithësi një qendrim pasiv. Grupi i deputetëve shqiptarë, me përjashtim të Ismail Qemalit, Hasan Prishtinës dhe bashkëpunëtorëve të ngushtë të tyre, ndoqi rrugën reformiste duke shpresuar se me anën e parlamentit qeveria xhonturke do të detyrohej të plotësonte kërkesat e shqiptarëve.

Një rol veçanërisht negativ luajtën krerët e lëkundshëm të lëvizjes të cilët ose i braktisën kryengritësit në çastet më të vështira të luftës, si Shaban Binaku e Sulejman Batusha, ose bashkëpunuan ngushtë me komandën xhonturke si Rustem Kabashi. Kryengritësit e Gjakovës dhe të Lumës iu drejtuan bejlerëve të Tiranës për të marrë pjesë në kryengritje, por ata nuk pranuan dhe kërkuan që të hiqej dorë prej saj. Të njëjtin qëndrim mbajtën kapidanët e Mirditës Prenk Bibë Doda e Marka Gjoni, paria e Shkodrës dhe Dervish bej Biçaku në zonën e Elbasanit etj. Xhonturqit aktivizuan gjerësisht për qëllimet e tyre klerin mysliman dhe, me ndihmën e përfaqësuesve të Austro-Hungarisë, edhe klerin katolik për t'i bindur malësorët që të hiqnin dorë nga lufta.

Këtyre faktorëve të brendshëm u duhen shtuar edhe faktorët negativë të jashtëm.

Veprimet e qeverisë së Stambollit për të shtypur kryengritjen shqiptare u përkrahën nga të gjitha fuqitë e mëdha imperialiste e në mënyrë të veçantë nga Austro-Hungaria dhe Rusia. Këto fuqi, ndonëse kishin qëllime të kundërta, ishin të interesuara të mos kishte lëvizje revolucionare në Ballkan dhe të ruanin *status quo*-në në këtë zonë.

«Ne e patëm gjetur me vend, — deklaronte ministri i

Jashtëm austro-hungarez Erentali, — përdorimin e masave të forta për ristabilizimin e autoritetit shtetëror dhe e patëm përgëzuar (qeverinë turke -Red.) për energjinë që zhvillon në shtypjen e kryengritjes».

Marshimi i forcave turke në Kosovë u përkrah në mënyrë të veçantë nga qeveria serbe së cilës me shtypjen e kryengritjes dhe çarmatimin e shqiptarëve i krijoheshin kushte më të favorshme për realizimin e planit të saj të pushtimit të Kosovës. Prandaj ajo u kishte dhënë urdhër popullsisë serbe të vilajetit dhe në mënyrë të veçantë mësuesve serbë që t'u shërbenin ushtrive turke si udhëheqës në ndjekjen e kryengritësve shqiptarë. Qeveria greke nga ana e saj bëri çmos që ta diskreditonte Lëvizjen Shqiptare dhe dëboi nga Greqia veprimtarët patriotë shqiptarë që ishin strehuar atje.

Megjithëse pati faktorë të brendshëm e të jashtëm në favor të saj, qeveria xhonturke u shqetësua pa masë dhe i kushtoi një rëndësi të veçantë shtypjes së kryengritjes shqiptare, që ishte e para kryengritje e madhe pas revolucionit xhonturk, e cila vinte në lojë prestigjin e regjimit të ri dhe autoritetin e qeverisë brenda e jashtë vendit.

Porta e Lartë u trondit shumë, edhe sepse me zgjerimin e kryengritjes po forcoheshin gjithnjë më shumë në popullin shqiptar prirjet kombëtare dhe sepse ushtarët shqiptarë nuk pranonin të luftonin kundër vëllezërve të tyre e në mjaft raste hidheshin në anën e kryengritësve. Përveç kësaj, shembulli i shqiptarëve po ndikonte edhe mbi kombësitë e tjera të shtypura të Turqisë. Prandaj qetësia në Shqipëri, siç shprehej kryeministri turk Haki pasha, kishte rëndësi shumë të madhe për pozitën e Perandorisë në Rumeli. Nën presionin e qeverisë dhe të deputetëve turq parlamenti e hodhi poshtë kërkesën e deputetëve shqiptarë për të dërguar në Shqipëri një komision që ta hetonte gjendjen. Në vend të komisionit qeveria xhonturke dërgoi në Shqipëri vetë ministrin e Luftës Mahmut Shefqet pashën, i cili mori pjesë aktive në drejtimin e trupave të operacionit në Kosovë.

Qeveria xhonturke kishte vendosur të shfrytëzonte rastin për të likuiduar, siç mendonte ajo, njëherë e përgjithmonë Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Me këtë qëllim Turgut pasha u nis nga Shkodra me dy kolona: drejt Tiranës e Elbasanit dhe drejt Oroshit e Dibrës. Në gusht ai kishte vënë nën kontrollin e vet ushtarak, përveç Kosovës, edhe krahinat e tjera të Shqipërisë Veriore e të Mesme. Kudo që shkelën trupat e operacionit shpërtheu reaksioni i tërbuar xhonturk kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Korparmata e «reformave», siç e quante Turgut pasha ushtrinë e vet, shpalli kudo shtetrrethimin, ngriti gjyqe ushtarake që dënuan rreptë jo vetëm kryengritësit, por edhe anëtarët e organizatave kombëtare, përkrahësit e alfabetit latin, bile edhe ata të cilëve u gjendej qoftë edhe një libër shqip. Në gjyqet ushtarake kaluan qindra patriotë, pjesa më e madhe e të cilëve u varën, u burgosën ose u internuan.

Turqit shpallën listat e patriotëve që u larguan jashtë atdheut për t'u shpëtuar ndjekjeve. Ata u akuzuan për veprimtari antishtetërore dhe u dënuan në mungesë. Repartet e Turgut pashës mbyllën klubet kombëtare, shkollat e gazetat shqipe dhe pushuan nga puna mësuesit e gjuhës shqipe në shkollat turke.

Forcat operative turke u orvatën të zbatonin me forcë çarmatimin e përgjithshëm e rekrutimin e përgjithshëm në ushtri. Administrata xhonturke, nga ana e saj kërkoi taksa të reja nga popullsia e varfër dhe e shkatërruar që Turgut pasha e kishte bërë, siç thotë kënga popullore: «Të pa dele, të pa dhi, të pa tokë e të pa shpi». Popullsia i bëri ballë presionit e kërcënimeve të Turgut pashës. «Malësorët, — shkruante konsulli austriak në Shkodër, — preferojnë të vriten në luftë kundër turqve deri në burrin e fundit se sa të bëjnë koncesione në këtë drejtim». Grupe të mëdha nga Kosova dhe Malësia e Mbishkodrës morën malet si kaçakë dhe pjesërisht kërkuan strehim në Mal të Zi për t'u shpëtuar ndjekjeve të autoriteteve turke, pagesës së taksave të reja dhe rekrutimit ushtarak.

Nga masat që mori qeveria turke kundër shqiptarëve, çarmatimi i përgjithshëm, si pasojë e të cilit u mblodhën një numër i madh armësh, ishte masa që la përshtypje shumë të thellë në popullsinë. Çarmatimi i përgjithshëm u hiqte nga duart shqiptarëve mjetin më të efektshëm jo vetëm për t'i rezistuar politikës shtypëse e arbitrare të xhonturqve, por edhe për të mbrojtur vendin nga synimet grabitqare të shteteve fqinje.

Metodat e egra shtypëse të përdorura nga Shefqet Turgut pasha u përkrahën e u nxitën nga monarkitë serbe e greke dhe nga Rusia, kurse qeveria e Vjenës megjithëse e dëshironte vendosjen e autoritetit turk në Shqipëri, nguli këmbë pranë Portës së Lartë që ajo të mos shkonte shumë larg në shtypjen e kryengritjes shqiptare. Sipas saj lufta e përgjakshme me shqiptarët do ta dobësonte ushtrinë turke, gjë që do të inkurajonte e do të vinte në lëvizje kundër saj shtetet ballkanike. Nga ana tjetër, terrori e çarmatimi i plotë në Shqipëri do të çonin në dobësimin e pakësimin e shqiptarëve në favor të shteteve sllave gjë që binte në kundërshtim

me planet e Vjenës për t'i përdorur shqiptarët e armatosur kundër tyre, kur këtë ta kërkonin interesat e saj.

Duke pasur frikë nga një acarim i mëtejshëm i gjendjes në Shqipëri, sidomos në një kohë kur po rritej gjithnjë e më shumë lëvizja çlirimtare në Maqedoni e Jemen dhe nën presionin e Vjenës xhonturqit u detyruan të bënin disa lëshime të vogla në vjeshtë të vitit 1910. Ata hoqën ligjin «mbi bandat», lejuan hapjen e ndonjë shkolle shqipe, pa hequr dorë nga përpjekjet për të përhapur alfabetin arab, ndërprenë çarmatimin e mëtejshëm të popullsisë dhe caktuan një fond të posaçëm për ndërtimin e shtepive të djegura e të shkatërruara gjatë operacioneve ushtarake. Por këto lëshime u bënë vetëm me qëllime propagandistike. Në të vërtetë, ato mbetën në letër. Nga ana tjetër qeveria xhonturke dërgoi në Kosovë njërin pas tjetrit delegacione politikanësh e klerikësh të lartë për të bindur parinë që të bashkëpunonte me organet e pushtetit për të qetësuar vendin e për të mos lejuar organizimin e një kryengritjeje të re. Ata bënë çmos për t'i mobilizuar shqiptarët e për t'i dërguar kundër kryengritjes çlirimtare që kishte shpërthyer në Jemen. Por të gjitha këto orvatje dështuan.

## 3. KRYENGRITJA E VITIT 1911

**Përgatitja e kryengritjes së re**

Me shtypjen e kryengritjes së vitit 1910 xhonturqit nuk arritën ta shuanin, ashtu siç mendonin, qendresën e popullit shqiptar. Gjaku i derdhur në luftimet e ashpra me ushtrinë turke, masat e egra të Turgut pashës kundër çdo shfaqjeje të patriotizmit shqiptar dhe veprimet çnjerëzore kundër popullsisë së pambrojtur e thelluan akoma më shumë hendekun që i ndante shqiptarët nga sundimtarët e huaj. Të gjitha këto kishin ndihmuar për ta ngritur në një shkallë më të lartë ndërgjegjen kombëtare të masave popullore.

Edhe pas largimit të Turgut pashës gjendja në Shqipëri mbeti e nderë. Gjatë gjithë vjeshtës së vitit 1910 garnizoneve të përforcuara turke u duhej të përballonin kundështimin e hapur të popullsisë që nuk pranonte t'u nënshtrohej ligjeve të Stambollit, dhe sulmet e herëpashershme të grupeve të armatosura të patriotëve shqiptarë në zona të ndryshme të vendit.

Një gjendje veçanërisht e nderë u krijua në Malësinë e Mbishkodrës për shkak të largimit në masë të malësorëve të cilët qëndronin të arratisur nëpër male ose, duke përfituar nga afërsia, ishin strehuar në Mal të Zi. Në këtë zonë sulmet kundër ushtrisë turke po bëheshin gjithnjë më të shpeshta. Nismën e kishin marrë sidomos malësorët e larguar matanë kufirit midis të cilëve ndodheshin edhe udhëheqës të kryengritjes, si Isa Boletini, Mehmet Shpendi, Ded Gjo Luli etj.

Fryma e papajtueshmërisë me regjimin xhonturk rritej për shkak të gjendjes së mjerueshme ekonomike të vendit. Zija e bukës kërcënonte shtresat e varfëra të qytetit dhe fshatit. Gatishmëria e masave popullore për luftë u dha dorë rretheve drejtuese të Lëvizjes për të organizuar kryengritjen e re mbi baza më të shëndosha. «Sot në Shqipëri, deklaronte I. Qemali, duke shprehur opinionin e këtyre rretheve, i ka çelur vetes shteg bindja se nuk është më i mundur një zhvillim autonom i vendit nën pushtetin turk. Në qoftë se ka ardhur ndonjëherë çasti, që të ngrihet shqiptari, atëherë ky çast është i sotmi, kur ai qëndron nën përshtypjet e freskëta të poshtërimeve që i janë bërë atij nga ana e Turgut Pashës».

Përvoja e kryengritjes së vitit 1910 kishte treguar se fitorja e Lëvizjes Kombëtare mund të sigurohej vetëm duke bashkuar forcat popullore në një kryengritje të përgjithshme e duke bashkërenduar veprimet politike dhe ushtarake mbi bazën e një programi të përbashkët kombëtar. Bazën për një program të tillë filluan ta jepnin agjitatorët patriotë brenda vendit dhe shtypi i kolonive shqiptare të mërgimit. Kërkesat që duhej të paraqiste, sipas tyre, kryengritja e re përmbidheshin në thelb në amnistinë e përgjithshme, në lirinë e plotë për arsimin kombëtar mbi bazën e alfabetit latin, në krijimin e një administrate me nëpunës shqiptarë dhe në përdorimin e të ardhurave të vendit për zhvillimin ekonomik e kulturor të popullit shqiptar.

Komitetet e fshehta u riorganizuan dhe rifilluan veprimtarinë e tyre për përgatitjen e kryengritjes së re. Përveç atyre të Shqipërisë së Jugut e të Mesme, komitete të reja të fshehta u ngritën dhe filluan të vepronin në Lumë, Prizren, Gjakovë, Pejë, Shkup e Shkodër. Në shkurt të vitit 1911 Komiteti i fshehtë i Manastirit i cili kryente funksionet e qendrës organizuese u jepte organizatave patriotike udhëzime për krijimin e çetave dhe për armatimin e tyre me fondet e veta. Brenda një kohe të shkurtër u formuan çeta në Korçë, Elbasan, Mat etj. U organizua blerja e fshehtë e armëve nga jashtë dhe u sulmuan depo armësh të trupave turke.

Puna përgatitore e komiteteve të fshehta brenda vendit u bashkërendua me veprimtarinë e shoqërive patriotike të kolonive shqiptare të mërgimit dhe të komiteteve të tjera të kryengritjes që u krijuan jashtë vendit në qytete të ndryshme të Italisë, Greqisë, Malit të Zi. Ata u morën në radhë të parë me grumbullimin e ndihmave në të holla për blerjen dhe dërgimin në Shqipëri të armëve për kryengritësit. Përfaqësues të këtyre komiteteve, ndër të cilët u dallua Nikollë Ivanaj, zhvilluan gjithashtu një fushatë të gjerë propagandistike për t'i bërë të njohur opinionit publik evropian karakterin dhe kërkesat e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe i bënë atij thirrje ta ndihmonte këtë Lëvizje. Ata u përpoqën në mënyrë të veçantë të siguronin ndihmën e forcave demokratike italiane, bullgare, malazeze e maqedone që ishin në të mirë të lëvizjes shqiptare.

Në Itali u aktivizuan demokratët italianë të bashkuar në organizatën «Pro Albania» dhe arbëreshët rreth «Komitetit italo-shqiptar». Ata morën përsipër ta ndihmonin materialisht kryengritjen shqiptare dhe të dërgonin atje një ekspeditë vullnetarësh. Por në këto lëvizje u përfshinë edhe rrethe të borgjezisë imperialiste italiane. Duke hedhur parullën «Shqipëria e shqiptarëve» dhe nëpërmjet Riçoti Garibaldit (Riciotti Garibaldi) e reparteve që ai kërkonte të formonte për të luftuar si vullnetarë në Shqipëri, këto rrethe synonin të zgjeronin këtu ndikimin e tyre dhe të fitonin simpatinë e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare. Me anën e këtyre rretheve patriotët shqiparë u përpoqën të siguronin edhe përkrahjen e qeverisë italianë, por nuk patën rezultat. Qeveria e Romës, në këtë kohë po bënte përgatitje për pushtimin e provincës turke të Tripolit. Ajo ishte pra e interesuar për zhurmë antiturke, por jo për një veprim konkret që mund t'i dilte duarsh dhe do të tërhiqte vëmendjen e Turqisë ndaj saj. Përveç kësaj qeveria italiane kishte frikë se ekspedita garibaldine mund të shkaktonte kundërveprimin austriak, kështu që në shkurt 1911 e ndaloi ekspeditën e vullnetarëve dhe mori masa për të penguar çdo ndihmë për në Shqipëri.

Qeveria e Vjenës, nga ana e saj, bëri të gjitha përpjekjet për ta sabotuar kryengritjen; ajo nuk rreshti së kërkuari nga patriotët shqiptarë që të hiqnin dorë prej saj dhe refuzoi kategorikisht çdo ndihmë në rast se kryengritja do të shpërthente.

Për kryengritjen shqiptare një rëndësi të dorës së parë kishte edhe qëndrimi i shteteve fqinje, Greqisë, Serbisë dhe Malit të Zi. Por edhe sondazhet e bëra në këtë drejtim treguan se shqiptarët jo vetëm duhej të mbështeteshin vetëm



në forcat e veta, por edhe të ruheshin nga synimet ekspansioniste të këtyre shteteve. Qeveria e Athinës, e cila nuk kishte hequr dorë nga politika e vjetër për ta konsideruar Shqipërinë e Jugut si tokë të vetën, pranonte ta ndihmonte kryengritjen shqiptare vetëm në rast se ajo përhapej nga Shkumbini e përpjetë. Ndaj kërkesës shqiptare për të përkrahur lëvizjen që do të çonte në autonominë e vendit qeveria serbe bëri veshin e shurdhër. Mbreti Nikolla i Malit të Zi, nga ana tjetër, kishte lejuar strehimin e malësorëve shqiptarë në tokën malazeze me shpresë që t'i përdorte në luftën që po përgatiste kundër Turqisë dhe, duke spekuluar me ndihmat materiale që u jepte atyre, të realizonte më lehtë planet e veta për pushtimet në Shqipëri. Qysh në shkurt 1911 ai kërkoi të binte në marrëveshje me qeverinë e Beogradit për të përcaktuar veprimtarinë e përbashkët politike dhe ushtarake të të dy shteteve po të shpërthente kryengritja shqiptare. Nikolla i propozonte Serbisë, që Peja, Shkodra dhe Lezha të njiheshin si zona që i përkisnin Malit të Zi, ndërsa Kosova dhe Shkupi si zona që do t'i kalonin Serbisë. Por qeveria serbe e konsideroi të parakohshëm një veprim të tillë kundër Turqisë.

**Kryengritja në malësinë e Mbishkodrës**

Megjithëse sondazhet e bëra kishin treguar se Fuqitë e Mëdha të interesuara dhe shtetet fqinje nuk ishin për një kryengritje çlirimtare shqiptare, komitetet i vazhduan me këmbëngulje përgatitjet për këtë kryengritje. Ato shfrytëzuan krizën që kishte filluar brenda radhëve të partisë xhonturke, si edhe faktin që lëvizja çlirimtare në Jemen kishte tërhequr një pjesë së forcave të armatosura të Turqisë. Pranvera e vitit 1911 paraqitej si koha më e përshtatshme për kryengritjen. Fillimi i saj ishte caktuar, me sa duket, në muajin maj. Por ngjarjet nuk u zhvilluan sipas parashikimeve. Politika brutale e xhonturqve dhe ndërhyrja e Malit të Zi, i shpejtoi ato.

Sulmet e vazhdueshme të malësorëve të arratisur në Mal të Zi kundër postave turke të kufirit e shqetësuan qeverinë e Stambollit, e cila ia kishte shumë frikën shpërthimit të një konflikti të ri të armatosur në Shqipëri. Ajo bëri çmos për t'i bindur malësorët të ktheheshin në shtëpitë e tyre duke u premtuar faljen, shtyrjen për më vonë të nxjerrjes së taksave, lehtësira për kryerjen e shërbimit ushtarak etj. Duke u besuar këtyre premtimeve një pjesë e malësorëve filluan të ktheheshin qysh në nëntor të vitit 1910. Por ata u bindën

shumë shpejt se këto premtime kishin karakter mashtrues. Xhonturqit nuk kishin hequr dorë nga plani i tyre për t'i rekrutuar malësorët në masë në ushtri me qëllim që të shuanin një herë e mirë qëndresën e tyre. Për t'i shpëtuar rekrutimit që turqit u orvatën të bënin përsëri në shkurt të vitit 1911, masa të mëdha malësorësh u arratisën në Mal të Zi. Ata shpresonin të gjenin këtu strehë dhe aleatë në luftën e përbashkët kundër turqve, por ndeshën në politikën me dy faqe të mbretit Nikolla. Zyrtarisht qeveria e Cetinës deklaronte se ishte për ruajtjen e marrëdhënieve miqësore me Turqinë dhe për kthimin paqësor të malësorëve në vendin e tyre. Nga ana tjetër ajo kishte hartuar një plan sipas të cilit malësorët, të nxitur prej saj, do të hidheshin, ndonëse të pa përgatitur mirë, në kryengritje në fund të marsit. Ata do të shoqëroheshin nga forcat malazeze që do të shtinin në dorë vendet e çliruara. Në shkurt, ajo njoftoi madje Portën e Lartë dhe Fuqitë e Mëdha se nuk do t'i mbante malësorët më gjatë se 28 marsi. Mbreti Nikolla synonte kështu ta veçonte kryengritjen e tyre nga Lëvizja e përgjithshme Kombëtare Shqiptare, ta shndërronte atë në një lëvizje lokale dhe ta shtinte vetë në dorë drejtimin e saj për ta përdorur si mjet për realizimin e planeve ekspansioniste në Shqipërinë e Veriut. «Kur u lidh besa në Mal të Zi midis shqiptarëve të parë ku ndodhej edhe i famshmi Isa Boletini për vetëqeverimin e Shqipërisë, shkruan një dëshmitar i ngjarjeve, Mali i Zi u tremb se po të bëhej kështu, siç u vendos, do të merrte një formë thjesht kombëtare dhe kësisoj shtyti malësorët që të nisin luftën më parë, pa u përgatitur mirë dhe kështu ky të fitojë gjësendi». Agjentët e tij dhe ai vetë nuk kishin lënë gur pa lëvizur për t'i bindur malësorët të pranonin sundimin e Malit të Zi. Por këto kërkesa u hodhën poshtë nga malësorët patriotë. Isa Boletini nga ana e tij jo vetëm nuk pranoi që aksionet luftarake të mbështeteshin nga trupat malazeze, por e kundërshtoi edhe idenë e fillimit të parakohshëm të kryengritjes, ashtu siç e kishte menduar qeveria e Cetinës.

Malësorët kishin krijuar në Podgoricë një komitet i cili merrej me sigurimin e ndihmave materiale dhe të armëve për ta. Një rol të rëndësishëm në të luajtën qysh në fillim Luigj Gurakuqi, Hil Mosi dhe Risto Siliqi.

Një detyrë e rëndësishme e komitetit ishte të siguronte bashkërendimin e veprimeve me komitetet e tjera kombëtare dhe ta pengonte planin e Cetinës, që ishte bërë tanimë i njohur në krerët e malësorëve, për ta filluar kryengritjen para kohe, në mars. Por komiteti vepronte në kushte jashtëzakonisht të vështira. Nga mesi i marsit Mali i Zi u preu malësorëve ndihmat në ushqime, kurse komiteti nuk ishte në gjendje t'i mbante ata me mjetet e veta. Në këto kushte malësorët u detyruan ta fillonin kryengritjen para afatit, kurse komitetit dhe udhëheqësve të tjerë s'u mbetej tjetër veçse ta mbështesnin atë deri në fund dhe të luftonin për ta shndërruar në një kryengritje të përgjithshme. Më 23 mars, në një thirrje drejtuar popullsisë së Shkodrës të nënshkruar nga Isa Boletini, Mehmet Shpendi dhe Ndue Gjoni thuhej se kishte ardhur koha për t'u çliruar nga shtypja e autoriteteve osmane kundër të cilëve do të shpërthente një kryengritje e përgjithshme.

Të nesërmen, më 24 mars, një grup malësorësh sulmonin fortifikatën kufitare të Rrapshes, të pasuar më vonë nga të tjerë që sulmuan trupat turke në pika të ndryshme të kufirit turko-malazes. Më 27 mars, komandanti i divizionit turk të Shkodrës njoftonte Stambollin se «trupat e postave kufitare nuk kanë mundur të mbrohen nga zjarri i fortë i kryengritësve dhe morën arratinë». Kryengritja përfshiu menjëherë krahinat e Malësisë së Madhe. Numri i kryengritësve, të udhëhequr nga Ded Gjo Luli, Gjeke Marash Luli etj. arriti brenda pak ditësh në 3000 veta. Ata rrethuan dhe shtinë në dorë Tuzin duke e detyruar garnizonin e atjeshëm të strukej në kalanë e Shipshanikut. Përleshje të përgjakshme me armikun u bënë prej Tuzit deri në Kas-



Dedë Gjo Luli

trat e sidomos në malin Deçiç. Mbi bajën e Bratilës së Hotit, më 6 prill u ngrit flamuri shqiptar. Kjo u quajt nga kryengritësit «Dita e Shqipnisë«. Për mbrojtjen e flamurit malësorët patriotë treguan shembuj të lartë heroizmi. Të nesërmen Shkodra njoftonte Stambollin: «... Gjendja është bërë akoma më serioze. E gjithë Malësia është në kryengritje». «Do të kishim marrë Shkodrën po të kishim pasë armë», shkruante ato ditë L. Gurakuqi. Sulmi i malësorëve dhe suksesët e shpejta të tyre shkaktuan pështjellim ndër autoritetet turke të vilajetit. Ata kishin në qytet forca ushtarake të kufizuara meqenëse një pjesë e mirë e tyre ishte angazhuar në luftime me mirditasit.

Përveç kësaj, xhandarë e rekrutë shqiptarë të dërguar në front ishin bashkuar me kryengritësit. Për t'i bërë ballë gjendjes kërcënuese që po krijohej në afërsitë e Shkodrës, turqit e shpallën kryengritjen «rebelizëm të pafesh» të shtytur nga Mali i Zi dhe filluan të nxisnin përçarjen fetare e të ngrinin popullsinë myslimane kundër asaj katolike. Xhonturqit u përpoqën shumë që kësaj radhe ta shtypnin kryengritjen me anën e një lufte vëllavrasëse fetare midis shqiptarëve; ata aktivizuan gjerësisht për këtë qëllim klerin fanatik mysliman, i cili u shërbeu me zell e besnikëri padronëve të huaj në veprën e tyre antishqiptare. Me ndihmën e tyre e të turkomanëve Valiu arriti të rekrutonte e të dërgonte në luftë një repart vullnetarësh midis të cilëve dallohej si udhëheqës vetë myftiu i qytetit. Por këta u shpartalluan qysh në fillim gjatë luftimeve.

Porta e Lartë u detyrua atëherë të përdorte forca të mëdha ushtarake për të shtypur kryengritjen e Malësisë. Ajo solli divizione nga Anadolli, të cilat filluan të zbarkonin në Shëngjin qysh më 2 prill. Drejtimi i operacionit të ri iu ngarkua përsëri gjeneral Shefqet Turgut pashës, i cili arriti në Shkodër më 18 prill duke përqendruar nën komandën e tij rreth 20 mijë veta. Ata u organizuan në 3 divizione dhe u vunë në gatishmëri. Ndërkaq, për t'i vënë kryengritësit midis dy zjarresh, një kolonë tjetër turke ishte nisur nga Gucia në drejtim të Kelmendit, ku pësoi disfatë të rëndë nga kryengritësit afër Selcës.

Përpara se të fillonte operacionin në stil të gjerë Turgut pasha u orvat t'i korruptonte forcat e kryengritjes me para, por dështoi plotësisht. Atëherë, me shpresë se do ta përçante lëvizjen, por më tepër me qëllim që t'i kishte formalisht duart e lira për terror mbi popullsinë, Turgut pasha më 11 maj lëshoi një proklamatë me anën e së cilës u premtonte kryengritësve faljen në rast se do të dorëzoheshin brenda pesë ditëve e do t'u bindeshin autoriteteve turke. Bënin përjashtim krerët, të cilët do t'i kalonin gjyqit ushtarak. Po atë ditë ai shpalli shtetrrethimin në vilajetin e Shkodrës. Proklamatës iu dha një përgjigje e prerë nga mbledhja e përfaqësuesve të kryengritësve; luftë deri në pikën e fundit të gjakut.



Atëherë, pa pritur mbarimin e afatit, pas tri ditësh, turqit i rifilluan veprimet ushtarake në shkallë të gjerë. Dy divizione sulmuan gjatë vijës Tuz-Deçiç-Kastrat, ndërsa repartet e Et'hem pashës prej rreth 5000 vetash u hodhën kundër forcave kryengritëse në Kelmend me qëllim që të bashkoheshin me kolonat e tjera për ta izoluar zonën e kryengritjes nga pjesa tjetër e vendit. Në gjysmën e dytë të muajit maj dhe në fillim të qershorit malësorët zhvilluan luftime të përgjakshme me trupat turke. Turgut pasha vuri në veprim metodat e tij të njohura; bëri shkrumb e hi fshatrat e malësisë dhe masakroi në masë pleq, gra e fëmijë. Ai vetë deklaronte me mburrje se «do ta akuzonin për egërsi, krime, djegie por ishte i përgatitur për këtë dhe nuk do të ndalej». Qëndresa e malësorëve vazhdonte të ishte e rreptë. Një numër i madh kryengritësish shaljanë sulmuan kolonën turke që vepronte në Kastrat, e shpartalluan dhe e detyruan të kthehej në Koplik.

Ndërkohë Turgut pashës i kishin ardhur përforcime të reja të mëdha nga Anadolli, kurse kryengritësit, që luftonin kundër forcave shumë më të mëdha po e ndienin gjithnjë më tepër mungesën e armëve e të municioneve e, sidomos të ush-


Kryengritës të vitit 1911 nga Malësia e Madhe (Shkodër)

qimeve, meqenëse tufat e bagëtive ishin bllokuar nga turqit në fushat bregdetare ku kishin shkuar për të dimëruar. Malësorët nuk mundën t'i ruanin për një kohë të gjatë fitoret e arritura. Ata u detyruan t'i lëshonin pëllëmbë e gjak tokat e çliruara dhe u përqendruan gjatë lumit Cem në majat e Selcës.

Në luftën me turqit kryengritësit shkruan faqe të lavdishme të historisë kombëtare. Vetë Turgut pasha detyrohej të pranonte se «. . . çdo ditë janë bërë përpjekje të ashpra e të vazhdueshme dhe kryengritësit i kanë dalë zot çdo shkëmbi, çdo shtëpie dhe e kanë lënë vendin (të shkelet) vetëm duke dhënë jetën».

**Jehona e kryengritjes**

Lufta heroike e malësorëve për çlirimin kombëtar ngjalli simpati e entuziazëm në gjithë Shqipërinë. Thirrje të ndryshme u bëheshin popullsisë dhe komiteteve për t'u hedhur në kryengritje, për të luftuar me armë në dorë për autonominë e vendit. Nga mesi i prillit Isa Boletini u bënte thirrje rretheve patriotike të jugut të mos humbisnin rastin e favorshëm, të përgatisnin popullin.

Për veprime të armatosura e të menjëhershme në të mirë të kryengritjes u shpreh organizata «Shoqëria e zezë për shpëtim» e formuar me elementë revolucionarë të veprimit nga radhët e komiteteve të fshehta. Pasi njoftoi me anë të shtypit programin e saj autonomist, përfaqësues të saj vepruan në zonën e kryengritjes, ndërsa të tjerë filluan të formonin çeta të armatosura në jug dhe të rekrutonin vullnetarë për në veri. Anëtarë të kësaj organizate shpërndanë në një varg qytetesh e fshatrash trakte ku kërkohej formimi i shtetit autonom shqiptar në trevat e bashkuara të katër vilajeteve, me qeveri e parlament të veçantë.

Por këto veprime, me gjithë rezultatet pozitive të arritura nuk qenë në gjendje të siguronin një lëvizje të përgjithshme të armatosur. Shpërthimi i parakohshëm i kryengritjes në Malësinë e Mbishkodrës i çregulloi planet e komiteteve për kryengritjen e përgjithshme, i gjeti ato të papërgatitura organizativisht për veprim dhe i bëri të mbanin përgjithësisht qëndrim pritës. Komitetet në viset jugore kishin marrë vendim ta shtynin fillimin e kryengritjes për më vonë, por brenda vitit në vazhdim, ndërsa krerët autonomistë të Kosovës ishin të mendimit se përgatitjet për kryengritjen mund të përfundonin vetëm në pranverën e vitit 1912. Në mbledhjen që u bë në Mirditë, në prill dhe ku merrnin pjesë edhe përfaqësues nga Dibra, Luma e Gjakova u vendos t'u bëhej turqve qëndresa e armatosur vetëm në rast se ata do t'i sulmonin këto krahina. Një arsye e rëndësishme ishte edhe mungesa e armëve. Dërgimi i fshehtë i tyre nga jashtë nuk kishte plotësuar as nevojat minimale. Mungesën e armëve e ndienin në mënyrë të veçantë Kosova, Shqipëria e Veriut dhe e Mesme, sepse pjesa më e madhe e tyre u ishin marrë gjatë operacionit të vitit të kaluar. Për t'i siguruar armët mirditasit sulmuan në fillim të qershorit Lezhën dhe e çliruan atë. Por armët që u kishin premtuar se do të vinin me anije nga jashtë në qytetin e çliruar nuk erdhën.

Kryengritja pati jehonë të gjerë jashtë atdheut. Kolonitë shqiptare të mërgimit dhe arbëreshët e Italisë, si edhe shtypi i tyre e propaganduan atë si një ngjarje të madhe kombëtare. Ato organizuan një fushatë të gjerë solidariteti me kryengritësit dhe dërgimin e vullnetarëve e të ndihmave materiale.

Ngjarjet e Malësisë së Mbishkodrës morën një rëndësi të veçantë, sepse preknin, në një mënyrë ose në një tjetër, interesat e Fuqive të Mëdha, dhe, si rrjedhim, shpunë në ndërlikime ndërkombëtare. Shkaku kryesor ishte politika e ndjekur nga qeveria e Cetinës. Mbreti Nikolla, i cili nuk kishte hequr dorë nga synimi për ta vënë kryengritjen nën kontrollin



**Kryengritës shqiptarë të vitit 1911**



Tringë Smajlja e Malësisë së Madhe

e vet në mënyrë që të nxirrte prej saj sa më shumë përfitime, kishte dërguar në zonën e luftimeve reparte të ushtrisë malazeze. Konflikti shqiptaro-turk rrezikohej të shndërrohej kështu në një konflikt të armatosur turko-malazez, që mund të shpinte në një konflikt më të madh. Fuqitë imperialiste e në mënyrë të veçantë Rusia dhe Austro-Hungaria të cilat nuk ishin ende të përgatitura për një konflikt të tillë ndërhynë energjikisht pranë qeverisë malazeze që kjo të qëndronte asnjanëse dhe të ndihmonte në vendosjen e autoritetit turk në zonat e malësisë.

Vjena kishte arsye të veçanta për të vepruar me këmbëngulje në këtë drejtim. Asaj nuk i pëlqente aspak që Mali i Zi të bashkëpunonte me malësorët katolikë të cilët ajo nëpërmjet protektoratit të kultit, përpiqej t'i mbante nën ndikimin e vet.

Kryengritja nga ana tjetër e acaroi rivalitetin midis dy fuqive të Adriatikut, Italisë dhe Austro-Hungarisë, të interesuara për çështjen shqiptare. Shtypi demokratik italian, e sidomos ai republikan, filloi t'i bënte jehonë të gjerë kryengritjes shqiptare. Lëvizja për rekrutimin e vullnetarëve për në Shqipëri vazhdoi pandërprerje megjithë masat e rrepta policore që mori qeveria italiane.

Vjena nuk e shihte me sy të mirë këtë lëvizje që mund të çonte, sipas saj, në zgjerimin e ndikimit italian në Shqipëri. Atë e shqetësonte edhe veprimi, ndonëse aventuresk e pa asnjë jehonë, i arbëreshit Terenc Toçi, të lidhur me rrethet politike italiane, i cili qysh më 27 prill kishte shpallur pavarësinë e Shqipërisë dhe kishte formuar me bajraktarë të malë-






VIII — Kryengritja e vitit 1912. Veprimet kryesore

sisë së Lezhës dhe Mirditës një «qeveri të përkoshme» shqiptare të kryesuar prej tij.

Për të gjitha këto arsye qeveria austro-hungareze ishte shumë e interesuar që kryengritja shqiptare të mos zgjerohej dhe që Stambolli të arrinte sa më parë një marrëveshje me kryengritësit, duke u bërë atyre lëshime. Për t'ia arritur këtij qëllimi ajo kishte aktivizuar gjithë agjenturën e saj në Shqipëri, e sidomos klerin katolik, që ishte vënë në lëvizje për ta shuar kryengritjen e për të siguruar nënshtrimin e malësorëve. Nga ana tjetër, qeveria e Vjenës më 8 qershor shfaqi publikisht me anën e shtypit e me terma kategorike dëshirën e saj që turqit t'i jepnin fund sa më parë turbullirave në Shqipëri, duke theksuar me këtë rast të drejtën e saj për të ndërhyrë në favor të katolikëve shqiptarë. Në rrugë diplomatike ajo e njoftoi Stambollin se nuk dëshironte formimin në kufijt e saj të shteteve më të mëdha sllave, gjë që mund të ndodhte si rezultat i shkatërrimit të elementit shqiptar nga turqit.

Presioni i Austro-Hungarisë që u shoqërua me atë të fuqive të tjera e bëri efektin e vet mbi qeverinë xhonturke, aq më tepër që kjo kishte marrë propozimin për të bërë lëshime edhe nga autoritetet turke të Shkodrës, për shkak të «situatës serioze, të vendosmërisë së madhe dhe të pandryshueshme të shqiptarëve».

Me qëllim që të qetësonin Kosovën dhe ta veçonin nga kryengritja xhonturqit morën masa që të bëhej sa më parë atje vizita e projektuar prej kohësh e vetë Sulltan Mehmet Reshatit V. Më 15 qershor, i shoqëruar nga ministrat e tij, Sulltani arriti në Prishtinë ku shpalli faljen e kosovarëve të dënuar për pjesëmarrjen në kryengritjen e vitit 1910. Në mbledhjen e Prishtinës nuk pranuan të merrnin pjesë udhëheqësit e kryengritjes. Kur ministri turk i Luftës kërkoi të dinte arsyen mori përgjigjen: «sepse është fyer dinjiteti kombëtar». Ata i bënë të ditur Sulltanit se nuk do të kishte qetësi pa u plotësuar kërkesat e tyre për vendosjen e administratës shqiptare, shërbimin ushtarak në vend, hapjen e shkollave shqipe, ndërtimin e rrugëve, të hekurudhës etj.

Më 17 qershor Shefqet Turgut pasha, në emër të sulltanit shpalli në Shkodër faljen për kryengritësit që do të dorëzoheshin brenda 10 ditëve dhe premtoi caktimin e një fondi për ndërtimin e shtëpive të shkatërruara nga operacionet ushtarake

**Memorandumi i Greçës. Zgjerimi i lëvizjes në Jug**

Ndryshimi taktik në politikën xhonturke ndaj shqiptarëve krijonte një gjendje të re që kryengritësit vendosën ta shfrytëzonin në favor të çështjes kombëtare. Orvatjet e para turke të bëra me anën e delegacioneve që u dërguan pranë kryengritësve treguan qartë se Stambolli synonte t'i jepte fund kryengritjes me anën e lëshimeve të parëndësishme dhe vetëm për Malësinë e Mbishkodrës. Përfaqësuesit e kryengritësve i hodhën poshtë propozimet turke. Përgjigja e tyre ishte vazhdimi i luftës.

Duke u mbështetur në vendosmërinë dhe patriotizmin e flaktë të luftëtarëve malësorë Komiteti i kryengritjes së Podgoricës mblodhi në pllajën e Greçës, në perëndim të Selcës në Malësinë e Madhe «Kuvendin e Përgjithshëm të krerëve shqiptarë» ku më 23 qershor u miratuan 12 kërkesa që ishin formuluar këtë radhë në mënyrë më të plotë nga I. Qemali, L. Gurakuqi, etj. Ato iu paraqitën qeverisë turke në një memorandum ose siç u quajt «Libër i kuq».

Kryengritësit kërkonin njohjen e plotë të kombit shqiptar, bashkimin e vilajeteve me popullsi shqiptare, në bazë të decentralizimit administrativ, vendosjen këtu të një administrate civile e financiare shqiptare dhe krijimin e organeve gjyqësore, xhandarmërisë e policisë me elementë vendas. Në administratë, gjyqe e kuvende do të përdorej gjuha shqipe krahas turqishtes që mbetej gjuhë zyrtare. Sulltani do të caktonte një përfaqësues me cilësinë e inspektorit të përgjithshëm, i



Kryengritës malësorë që luftojnë pranë fshatit Dinosh



cili do të kontrollonte për një periudhë të caktuar veprimtarinë e administratës. Këto kërkesa çonin në krijimin e një province autonome shqiptare. Në kuadrin e kësaj autonomie në memorandum kërkohej liri e plotë për të zgjedhur deputetët shqiptarë, në përpjesëtim me popullsinë, liri e plotë për mësimin e gjuhës shqipe dhe për themelimin e shkollave shqipe me po ato të drejta që kishin shkollat e tjera shtetërore, garanci për mospërsëritjen e veprimeve antikushtetuese nga ana e qeverisë qendrore dhe autoriteteve lokale, respektimi i feve dhe zakoneve të vendit.

Lidhur me shërbimin ushtarak kërkohej t'u njihej gjithë shqiptarëve e drejta për ta kryer atë në kohë paqeje brenda kufijve të vendit, si edhe e drejta për një shërbim të veçantë për banorët e zonave kufitare, në mënyrë që të sigurohej ruajtja e kufijve.

Në memorandum bëheshin edhe një varg kërkesash me karakter ekonomik që ishin pjesë e pandarë e atyre për autonominë politike e kulturore të vendit. Kështu kërkohej që të gjitha të ardhurat fiskale, me disa përjashtime, të përdoreshin për zhvillimin ekonomik e kulturor të vendit, që të ndërtoheshin rrugë, hekurudha, etj. dhe që e drejta për administrimin e buxhetit t'u lihej këshillave të përgjithshëm.

Të mashtruar disa herë nga qeveria turke, kryengritësit dëshironin të kishin garancinë e Fuqive të Mëdha për realizimin e kërkesave të tyre. Prandaj ata ua dorëzuan memorandumin edhe përfaqësuesve të shteteve evropiane në Cetinë.

Memorandumi i Greçës, përbënte një program të plotë të autonomisë provinciale të Shqipërisë. Ai merrte një rëndësi të veçantë sepse dilte nga gjiri i kryengritjes dhe në formulimin e tij kishin marrë pjesë veprimtarët patriotë të krahinave të ndryshme të vendit dhe të kolonive shqiptare të mërgimit. Karakteri kombëtar i këtij memorandumi hidhte poshtë trillimet e qeverisë turke dhe të propagandës së shteteve fqinje që mohonin synimet e vërteta të Lëvizjes patriotike Shqiptare dhe e paraqisnin kryengritjen e malësorëve si kryengritje fetare për ruajtjen e venomeve të vjetra lokale. Pranimi i kërkesave të Greçës, siç pohonte I. Qemali, do të ishte një fitore e nacionalizmit shqiptar edhe kundër politikës së qeverisë malazeze e cila edhe këtu ishte orvatur me anën e agjentëve të saj që t'i bindte malësorët të viheshin nën mbrojtjen e Malit të Zi.

Memorandumi i Greçës i dha fund qëndrimit pritës që kishin mbajtur deri atëherë disa komitete në krahinat e tjera të vendit. Si pasojë, lëvizja çlirimtare në to mori përpjesëtime më të gjera. Çetat patriotike u shtuan. Ato udhëhi-

qeshin nga Namik Delvina, Idriz Guri, Muharrem Rushiti, Musa Demi, Spiro Bellkameni, Qamil Panariti, Alem Mehmeti etj. «Shoqëria e zezë për shpëtim» mendonte se mjeti më i mirë për ta detyruar Turqinë të njihte memorandumin e Greçës ishin veprimet sulmuese të armatosura, të cilat edhe filluan të kryheshin nga çetat. Kryengritësit zhvillonin njëkohësisht një agjitacion të dëndur për autonominë e Shqipërisë midis masave fshatare. Lidhje të fshehta u vendosën me repartet shqiptare të redifeve që ndodheshin në qytete të ndryshme të vendit.



Themistokli Gërmenji

Më 17 korrik u vendos të sulmohej Vlora. Çetat iu afruan qytetit, por sulmi dështoi për arsye se në çastin vendimtar oficerët turq zbuluan planin e veprimit të redifëve që ishin lidhur me kryengritësit.

Sulmi mbi Vlorën duhej të mbështetej nga sulmet mbi qytetet e tjera. Por jo të gjithë krerët e lëvizjes ishin për veprime të armatosura. Qeveria turke kishte filluar të grumbullonte forca të mëdha ushtarake dhe të bënte një agjitacion të gjerë për t'i larguar udhëheqësit e lëkundshëm të lëvizjes nga lufta e armatosur duke premtuar se do të bënte reforma. Si pasojë, kishte filluar të forcohej në komitetet rryma sipas së cilës qeveria turke duhej detyruar të pranonte kërkesat e Greçës jo me luftë të armatosur, por me anë mitingjesh të armatosura. Në këtë frymë u bënë mbledhje të gjera të kryengritësve në fund të korrikut te ura e Drashovicës (Vlorë) dhe në Qafën e Sinjës (Berat) ku u shpreh solidariteti me malësorët e veriut dhe u miratuan kërkesat e «Librit të kuq». Vendimet iu dorëzuan përfaqësuesve të huaj në Vlorë. Nga të gjitha anët e vendit iu kërkua Stambollit që koncesionet që do t'u bëheshin malësorëve të shtriheshin në të gjitha viset shqiptare.



**Rënia e kryengritjes**

Qeveria xhonturke mbajti një qëndrim të prerë e të vendosur kundër autonomisë shqiptare. Autoritetet e Stambollit dhe shtypi zyrtar turk u përpoqën të bindnin opinionin publik se nuk kishte një çështje shqiptare, por një çështje të malësorëve e se pranimi i autonomisë shqiptare e cila do të shtrihej pastaj mbi kombësitë e tjera joturke, ishte për Perandorinë, siç shkruante gazeta e Stambollit «Remine», baras me «një shthurje të çorapes». Prandaj xhonturqit ngulën këmbë në propozimet e tyre, të cilat ishin jo vetëm shumë larg kërkesave për autonomi të Greçës, por përfshinin vetëm Malësinë e Mbishkodrës. Ata pranonin që shërbimi ushtarak të kryhej brenda vilajetit të Shkodrës e vetëm një vit në Stamboll, që si krahinarë ose anëtarë këshillash administrativë të emëroheshin edhe bajraktarë, që taksat të caktoheshin duke marrë parasysh gjendjen ekonomike të popullsisë, që të mbaheshin armët, por me leje të posaçme, që të ndërtoheshin dy shkolla fillore, rrugë etj.



Gra shqiptare në vijën e parë të zjarrit (pikturë)

Propozimet turke u hodhën poshtë nga malësorët kryengritës, të cilët deklaronin se do të luftonin deri në fund për

kërkesat e Greçës. Qëndresa e tyre vazhdonte e papërkulur. Por mbi ta, përveç Turqisë filloi të ushtronte tani gjithnjë e më shumë presionin e vet edhe Mali i Zi. Mbreti Nikolla ishte tani i interesuar t'i jepte fund një lëvizjeje shqiptare me karakter të thjeshtë kombëtar, që ishte në kundërshtim me planet e tij. Ai u bashkua me turqit në përpjekjet për të arritur një marrëveshje lokale me malësorët, ua preu atyre furnizimin me bukë dhe me kërcënime i detyronte të pranonin propozimet turke. Qëndresa e malësorëve u thye më në fund nga krerët, të cilët, të detyruar nga gjendja e vështirë që u krijua, në fillim të gushtit pranuan të nënshkruanin në Podgoricë marrëveshjen me turqit, në bazë të propozimeve të Stambollit.

Ndërkohë, autoritetet turke, kishin filluar të merrnin masa të rrepta kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në krahinat e tjera të vendit. Gjatë korrikut ata arrestuan në Korçë një numër të madh patriotësh. Natën e 29-30 korrikut çetat e udhëhequra nga Q. Panariti dhe S. Ballkameni u rrethuan nga forcat turke në Orman Çiflig (afër Korçës), por pas një mbrojtjeje heroike ku lanë gjashtë të vrarë e çanë rrethimin dhe u larguan. Gjatë gushtit veprimet e armatosura kundër forcave turke u bënë më të shpeshta, por këto nuk ishin në gjendje ta ndalonin rënien e përgjithshme të lëvizjes që kishte filluar me marrëveshjen e Podgoricës.


Spiro Bellkameni

Qeveria e Stambollit duke ndjekur rrugën e marrëveshjeve lokale në një thirrje drejtuar popullsisë së vilajetit të Janinës kishte shpallur faljen për ata që do të ktheheshin pa armë në shtëpitë e tyre dhe premtonte se do të merrte parasysh disa nga kërkesat e kryengritësve. Me nismën e qeverisë xhonturke, e cila dërgoi në Shqipëri Abdyl Ypin dhe Fejzi Alizotin, u organizua më 18 gusht në Tepelenë mbledhja e përfaqësuesve të parësisë shqiptare dhe të krerëve të çetave të vilajetit të Janinës për të shqyrtuar propozimet e qeqeverisë turke. Kërkesat e pa-



triotëve shqiptarë për të zbatuar memorandumin e Greçës në gjithë vendin nuk patën rezultat. Megjithatë, marrëveshja e arritur në Tepelenë parashikonte të drejta më të mëdha se ato të veriut. Këto ishin: falja e përgjithshme, dhënia e mësimit të gjuhës shqipe në shkollat shtetërore, subvencionimi nga shteti i shkollave shqipe, caktimi i nëpunësve që të njihnin gjuhën e doket e vendit, shërbimi ushtarak në kohë paqeje në vend, caktimi i taksave sipas mundësisë së popullsisë, mbajtja e armëve me leje të posaçme, rihapja e shkollës normale të Elbasanit etj.

Kështu mori fund lëvizja e armatosur për autonominë e Shqipërisë në vitin 1911.

Ajo nuk arriti të kthehej në një kryengritje të përgjithshme. Është e vërtetë se u vendosën lidhje midis krahinave të ndryshme të vendit dhe nga gjiri i kryengritjes doli një udhëheqje e vetme politike, që paraqiti programin autonomist. Por kjo udhëheqje u krijua me vonesë dhe nuk ishte në gjendje të drejtonte e të bashkërendonte veprimet kryengritëse në Shqipëri. Në krye të forcave kryengritëse pati edhe elementë të lëkundshëm, të cilët u trembën përpara presionit turk. Ashtu si më 1910 edhe kësaj radhe klerikët katolikë, myslimanë e ortodoksë në përgjithësi bënë lojën e armikut, duke u përpjekur të parët t'i bindnin malësorët të nënshtroheshin, të dytët të ngrinin myslimanët kundër katolikëve e të tretët të mbanin popullsinë ortodokse jashtë Lëvizjes. Megjithë dëmin që këta i sollën Lëvizjes, kryengritja e 1911 vërtetoi se ndikimi i klerit kishte rënë e se masat popullore në çështjet politike nuk ua vinin më veshin predikimeve të tyre.

Një rol veçanërisht negativ në kryengritjen e 1911 luajtën faktorët e jashtëm: qëndrimi armiqësor i fuqive imperialiste të Adriatikut dhe të shteteve fqinje e sidomos qëndrimi me dy faqe i qeverisë malazeze.

Si pasojë kryengritja e vitit 1911 nuk arriti t'i imponpremte vullnetin e saj Stambollit. Dobësitë e saj i shfrytëzoi qeveria xhonturke, e cila ia doli të përfundonte me kryengritësit marrëveshje lokale duke iu shmangur njohjes së autonomisë shqiptare.

Po kryengritja e vitit 1911, nga ana tjetër, pati një rëndësi të madhe. Ajo shënonte një hap përpara në organizimin dhe mobilizimin e masave popullore dhe në ngritjen e mëtejshme të ndërgjegjes politike të Lëvizjes Kombëtare. Ajo e detyroi Turqinë të hynte në bisedime me shqiptarët dhe t'u bënte atyre lëshime të cilat, ndonëse ishin larg autonomisë, shënonin një bazë për kërkesat e reja në të ardhmen.

**Acarimi i ri i gjendjes në Shqipëri**

Marrëveshjet e përfunduara në gusht midis qeverisë turke dhe krerëve të kryengritjes shqiptare shënonin në të vërtetë një armëpushim të përkohshëm ose të pjesshëm. Koncesionet e xhonturqve nuk i kishin kënaqur as komitetet dhe as masat e gjera popullore. Për më tepër, qeveria e Stambollit ndoqi edhe kësaj radhe rrugën e zakonshme të mashtrimit. Ajo jo vetëm nuk i vuri në jetë pikat themelore të marrëveshjeve të gushtit, por masat që mori nën pretekstin e zbatimit të premtimeve synonin të forconin sundimin turk në Shqipëri. Kështu filloi ndërtimi i rrugëve, por për qëllime ushtarake, u akorduan fonde të posaçme për arsimin, por ato u përdorën vetëm për shkollat turke, u caktuan në malësi mudirë (krahinarë) shqiptarë, por ata ishin spiunë të xhonturqve etj. Stambolli e vazhdoi me kokëfortësi politikën e «osmanizmit» pa përfillur aspiratat më elementare kombëtare të popullit shqiptar për realizimin e të cilave ishte derdhur aq gjak. Kjo politikë e verbër dhe e vendosur antishqiptare do të jepte së shpejti frytet e saj.

Qysh në shtator 1911 rrethet patriotike të vendit filluan të mendonin për përgatitjen e kryengritjes së re të përgjithshme që duhej të shpërthente në pranverën e ardhshme. Lufta italo-turke që filloi në fund të shtatorit dhe që do të angazhonte një pjesë të madhe të forcave turke krijonte kushte të favorshme për kryengritjen shqiptare. Përveç kësaj, kjo luftë e përforcoi akoma më shumë idenë mbi domosdoshmërinë e një kryengritjeje të re. «Aneksimi italian i Tripolit, thoshte I. Qemali, tregoi se parimi i tërësisë tokësore të Perandorisë Osmane nuk respektohej më. Tani ishte për t'u dyshuar në se shtetet ballkanike do të qëndronin të qetë». Po formohej bindja që lufta italo-turke do të shpinte në një luftë ballkanike që do të shkatërronte Turqinë dhe do ta vinte Shqipërinë përpara rrezikut të copëtimit. Shtypi shqiptar që dilte jashtë vendit filloi t'i bënte thirrje popullit shqiptar të bashkohej dhe me forcat e veta ta shpëtonte atdheun nga katastrofa.

Gjatë vjeshtës u vendosën kontaktet midis përfaqësuesve të krahinave të ndryshme për organizimin e veprimeve të përbashkëta. Në mbledhje krahinore u morën vendime për ta vazhduar luftën për autonominë e vendit. Për t'ia arritur qëllimit do të ndiqeshin dy rrugë: rruga parlamentare d.m.th.



me mjete legale të detyrohej qeveria të njihte të drejtat kombëtare të shqiptarëve dhe krahas saj të përgatitej kryengritja e armatosur. Realizimi i këtij plani gjente një truall të përgatitur në Shqipëri ku pas marrëveshjeve të gushtit, vazhduan konfliktet e armatosura midis forcave turke dhe popullsisë së krahinave të ndryshme.

Përvoja historike kishte vënë në dukje rëndësinë e madhe të krijimit të një qendre të vetme udhëheqëse të Lëvizjes. I. Qemali, L. Gurakuqi etj. iu përveshën punës për të krijuar një qendër të tillë jashtë vendit. Ata morën nismën për të mbledhur në qytetin Nisë (Nice) të Francës një kuvend me përfaqësues të lëvizjes patriotike. Por mbledhja nuk arriti të bëhej, me sa duket edhe për arësye se një pjesë e tyre kërkonin që kjo qendër të krijohej brenda vendit.


Hasan Prishtina

Në dhjetor 1911 deputetët shqiptarë në Stamboll vendosën ta shfrytëzonin gjendjen e vështirë të Turqisë për ta detyruar atë të njihte kombësinë shqiptare dhe të drejtat e saj për një jetë autonome. Ata i paraqitën edhe një herë qeverisë një kërkesë për reforma politike, ekonomike dhe kulturore në Shqipëri. Në luftën parlamentare u dallua Hasan Prishtina[1]. Më 11 janar 1912, në parlament ai e kërcënoi Qeverinë turke me një kryengritje të re

1) Hasan Prishtina lindi më 1873 në Vuçitern. Pasi mbaroi fakultetin e drejtësisë në Stamboll, ai iu kushtua luftës politike për mbrojtjen e të drejtave kombëtare shqiptare. Ai u përpoq në mënyrë të veçantë për zhvillimin e shkollës shqipe. Si deputet në parlamentin turk në vitet 1908 — janar 1912 Hasan Prishtina mori pjesë aktive në grupin kombëtar shqiptar dhe i përkrahu kërkesat e kryengritësve.

në Shqipëri, në rast se nuk plotësoheshin kërkesat shqiptare. Por xhonturqit përsëri nuk e përfillën këtë paralajmërim.

Në luftën parlamentare kundër qeverisë xhonturke deputetët shqiptarë mbështetën partinë turke «Liri dhe marrëveshje» (Hyrriet ve Itilaf) që ishte krijuar në nëntor 1911 nga kundërshtarët politikë të xhonturqve. Me gjithë karakterin reaksionar të disa kërkesave të saj, kjo parti parashikonte në programin e saj edhe decentralizimin administrativ të krahinave kombëtare të Perandorisë. Në të vërtetë, me këtë, itilafistët, siç u quajtën anëtarët e partisë së re, kuptonin dhënien e disa të drejtave shumë të kufizuara lokale. Në saje të kësaj pike të programit të tyre, ata tërhoqën shumë personalitete politike të kombësive joturke, të cilat ishin kundër vijës zyrtare osmaniste të qeverisë.

Të ndodhur përballë një opozite të fortë, xhonturqit e shpërndanë parlamentin më 18 janar 1912 dhe shpallën zgjedhjet e reja me qëllim që në parlamentin e ri të siguronin shumicën absolute.

Ndërsa vazhdonin debatet në parlament, me nismën dhe nën kryesinë e I. Qemalit që kishte ardhur urgjentisht nga Nisa, në Stamboll u organizua mbledhja e fshehtë e një grupi personalitetesh politike shqiptare e cila vendosi marrjen e masave konkrete për organizimin e kryengritjes së përgjithshme. Ajo do të fillonte në Kosovë dhe do të përhapej në pjesën tjetër të Shqipërisë. Për nevojat e saj u vendos të siguroheshin 15 mijë pushkë dhe mjetet e nevojshme financiare. Midis pjesëmarrësve të mbledhjes u ndanë detyrat. I. Qemali u caktua të siguronte armët dhe të hollat pranë qeverive ose rretheve politike të shteteve evropiane që do ta simpatizonin Lëvizjen Shqiptare, ndërsa H. Prishtina duhej të shkonte në Kosovë për të organizuar kryengritjen. Me shpërndarjen e parlamentit të dy udhëheqësit shkuan në vendet e caktuara.

Faza e përgatitjes së kryengritjes së përgjithshme shqiptare përkoi me fushatën e zgjedhjeve parlamentare, të cilat e acaruan akoma më shumë gjendjen në Shqipëri. Në këtë fushatë u aktivizuan të gjitha rrethet politike shqiptare brenda e jashtë vendit, tek një pjesë e të cilave lindi shpresa se me një parlament të ri, ku shumicën ta kishte opozita, mund të zgjidhej çështja shqiptare. Shtypi patriotik dhe në mënyrë të veçantë gazeta «Liri e Shqipërisë» u hapi një luftë të ashpër xhonturqve. Ajo i bënte thirrje popullit shqiptar të mos mashtrohej më prej tyre dhe të zgjidhte si deputetë ata që do të punonin për interesat e vendit. Si të tillë shtypi rekomandonte Ismail Qemalin, Bajo Topullin, Ismail Haki Strazimirin, Ibrahim Temon, Hasan Prishtinën, Nexhip Dragën, Aqif Pashë Elbasanin, Dr. Haki Mborjen etj.



Xhonturqit morën masa administrative dhe vunë në përdorim paratë, mashtrimin dhe ndjekjet policore për të mos lejuar që të fitonin kundërshtarët e tyre. Një rëndësi të veçantë u kushtuan ata krahinave të Shqipërisë, ku ishte gjithnjë e gjallë fryma e luftës kundër tyre. Për t'i bërë ballë gjendjes që ishte krijuar këtu, xhonturqit vendosën të dërgonin një komision qeveritar të kryesuar nga ministri i Brendshëm Haxhi Adil Beu, gjoja për të parë në vend nevojat e administratës dhe të popullsisë.

Komisioni, i shoqëruar nga reparte ushtarake vizitoi qytetet kryesore të Shqipërisë. Ai u prit me pushkë në Kosovë dhe u detyrua disa herë të hapte rrugën me anën e artilerisë. Ministri i Brendshëm turk nuk mori parasysh asnjë nga kërkesat kombëtare që iu paraqitën nga popullsia. Ai tregoi, nga ana tjetër, kujdes të madh për forcimin e administratës e të xhandarmërisë dhe ndërtimin e rrugëve ushtarake, mori masa të reja për të siguruar fitoren e xhonturqve në zgjedhje dhe për t'i larguar shqiptarët nga çdo lëvizje kryengritëse.

Si pasojë e masave të rrepta administrative e policore xhonturqit siguruan fitore të plotë në zgjedhjet. Në parlamentin e ri nuk u zgjodh asnjë nga ish-deputetët shqiptarë të opozitës që kishin ndikim në vend si I. Qemali, H. Prishtina etj. Kjo i indinjoi pa masë zgjedhësit dhe kontribuoi në një shkallë të lartë në përhapjen e gjerë të frymës së kryengritjes në të gjitha krahinat e vendit.

**Çështja e aleatëve** Organizatorët e kryengritjes së përgjithshme u përpoqën qysh në fillim të siguronin aleatë dhe ndihmën e ndonjë fuqie evropiane me të holla dhe armë. Hapin e parë në këtë drejtim e bëri në Shkup Hasan Prishtina. Ai u propozoi përfaqësuesve të lëvizjes bullgaro-maqedone (verhovistëve) të ngrinin krye së bashku me shqiptarët kundër Turqisë. Por rrethet monarkiste të Sofjes që e drejtonin këtë lëvizje kishin përgatitur në bashkëpunim me ato të Beogradit, plane të tjera që synonin copëtimin e Shqipërisë, prandaj nuk e pranuan propozimin e H. Prishtinës. Serbia nga ana e saj kishte vendosur të ndiqte një taktikë të ndryshme nga ajo e aleatit bullgar. Ajo kishte vendosur kontakte me krerë të lëvizjes shqiptare në Kosovë dhe ishte treguar e gatshme t'i furnizonte ata me armë. Duke parashikuar një luftë të afërt me Turqinë qeveria e Beogradit ish-

te e interesuar edhe më tepër se më 1910 që shqiptarët të hidheshin në kryengritje kundër sundimit osman, që në këtë luftë të dobësoheshin të dy palët e nga kjo të përfitonte Serbia, për të realizuar më lehtë synimet e saj në Shqipëri.

Rëndësi për kryengritjen shqiptare kishte, si dhe më parë, qëndrimi që do të mbanin Fuqitë e Mëdha e, në mënyrë të veçantë, dy Fuqitë e Adriatikut. Kërkesës për të përkrahur lëvizjen shqiptare, që iu bë nga H. Prishtina, konsulli anglez i Shkupit iu përgjegj negativisht me pretekstin se Anglia nuk ishte e interesuar për çështjet e Ballkanit.

Vjena, nga ana tjetër, e ruajti edhe kësaj radhe të pandryshuar qëndrimin e saj. Pyetjes së komiteteve dhe të organizatorëve të veçantë të kryengritjes nëse Austro-Hungaria do t'i ndihmonte kryengritësit shqiptarë, përfaqësuesit e Vjenës iu përgjigjën në mënyrë kategorike se në një rast të tillë qeveria e tyre nuk do të jepte asnjë ndihmë dhe se kryengritësit do të mbanin përgjegjësi të madhe për këtë. Qeveria italiane, nga ana e saj, mbajti, ndaj kryengritjes shqiptare, një qëndrim të papërcaktuar. Ajo zyrtarisht nuk e përkrahu kryengritjen shqiptare por, duke qenë në luftë me Turqinë, Italisë tani i interesonte që t'i krijonte kësaj sa më shumë telashe në Shqipëri dhe, njëkohësisht, të shtonte ndikimin e vet në lëvizjen shqiptare. Për këtë arsye ajo nuk i pengoi rrethet e interesuara italiane që, nëpërmjet komiteteve «Pro Albania», të vepronin në favor të kryengritjes duke dërguar armë në Shqipëri.

Në këto rrethe, siç duket, misioni i I. Qemalit u kurorëzua, deri diku, me sukses.

**Shpërthimi i kryengritjes**

Armët dhe të hollat që u dërguan nga jashtë, si dhe ato që u mblodhën nga komitetet e fshehta dhe nga kolonitë shqiptare të mërgimit ishin të pamjaftueshme, po të kihet parasysh edhe fakti që Turqia duke përfituar nga stabilizimi i frontit në Tripoli kishte sjellë në Shqipëri forca të konsiderueshme ushtarake.

I vetëm e pa aleatë populli duhej të mbështetej edhe kësaj radhe në forcat e veta e në burimet e varfra materiale e financiare të vendit. Ndonëse përpara tij qëndronin forca të mëdha armike, ai nuk nguroi të ngrihej edhe një herë. Në krahina të ndryshme të vilajetit të Kosovës dhe të Shkodrës ishte lidhur besa për luftë. Komitetet e Manastirit, Dibrës, Korçës, Elbasanit, e Vlorës kishin vendosur lidhje të rregullta e po merreshin me formimin e çetave të armatosura. Për të organizuar kryengritjen në vend erdhën në mars 1912 edhe I. Qemali e L. Gurakuqi, i pari në Shqipërinë e Jugut e të Mesme dhe i dyti në Shqipërinë Veriore.



Nga mesi i prillit përleshjet e armatosura me sundimtarët turq filluan të bëheshin gjithnjë më të shpeshta në Malësinë e Gjakovës dhe në fillim të majit në rrethet e Pejës, në Lumë, në Mirditë e Zadrimë.

Pasi shpartalluan forcat turke të drejtuara kundër Hasit, kryengritësit rrethuan Gjakovën. Për të fituar kohë, autoritetet turke të qytetit mundën të siguronin një armëpushim prej disa ditësh, gjoja për të shqyrtuar kërkesat e kryengritësve e për t'u marrë vesh me Stambollin. Në të vërtetë gjatë kësaj kohe ata sollën përforcime të reja në qytet. Atëhere, më 10 maj, kryengritësit u hodhën në sulm të përgjithshëm. Luftime të ashpra u zhvilluan ditë me radhë. Por mungesa e municioneve i detyroi kryengritësit të pranonin një armëpushim të ri dhjetëditor të propozuar nga pala turke. Ndërkohë grupe të tjera kryengritësish sulmuan Pejën ku gjithashtu u zhvilluan përleshje të përgjakshme me trupat e fortifikuara armike, të cilat, me gjithë humbjet e ndjeshme që pësuan, i ruajtën pozitat në qytet.

Veprimet e para luftarake të kryengritësve u pasuan nga një varg besëlidhjesh në krahina të ndryshme të vendit.

Malësorët e Dibrës lidhën besën në «kuvendin e Dheut» për t'i dëbuar turqit nga trevat e tyre. Besa u lidh edhe midis kryengritësve të Mirditës, Kthellës, Malësisë së Lezhës dhe Bregut të Matës, të quajtur pas kësaj «të besëlidhurit».

Përhapja e lëvizjes e bënte të nevojshme bashkimin e krahinave të ndryshme të vendit rreth një qendre të vetme drejtuese. Më 22 maj 1912, gazeta «Liri e Shqipërisë» botonte thirrjen e lëshuar nga Malësia e Gjakovës prej disa udhëheqësve të kryengritjes, si Bajram Daklani, Zefi i Vogël, Hasan Ballanca, Sali Hoxhë Elbasani (Sali Hidi) etj. Ajo u drejtohej shoqërive kombëtare dhe patriotike me kërkesën për t'u bashkuar nën drejtimin e një komiteti qendror jashtë vendit, por afër Shqipërisë, për organizimin e ndihmave për kryengritjen dhe të propagandës për çështjen kombëtare shqiptare në mënyrë që të fitohej «liria administrative e Shqipërisë».

Një hap të rëndësishëm përpara në rrugën për bashkimin e forcave dhe krijimin e një udhëheqjeje të vetme brenda vendit bëri Kuvendi i Junikut, i mbledhur me nismën e H. Prishtinës ku morën pjesë 250 përfaqësues të Vilajetit të Kosovës, të Dibrës dhe të Shkodrës, si edhe disa përfaqësues nga krahinat e Jugut.

Kuvendi i zhvilloi punimet më 21-25 maj. Autoritetet xhonturke u orvatën ta sabotonin atë. Ata dërguan atje agjentët e tyre siç ishin disa bejlerë të Pejës dhe urdhëruan reparte ushtarake për ta sulmuar e shpërndarë mbledhjen. Por shumica e pjesëmarrësve të kuvendit qëndruan të bashkuar e të vendosur për kryengritjen, ndërsa organizatorët e tij i kishin marrë masat për të përballuar goditjet e forcave ushtarake të armikut. Në kuvend u lidh besa për t'u hedhur në kryengritje të përgjithshme kundër sundimit të huaj. Krerët autonomistë në kundërshtim me parinë turkomane të kuvendit bënë të njohur edhe programin politik të kryengritjes, i cili i u dorëzua qeverisë së Stambollit dhe u botua në shtypin shqiptar dhe të huaj. Ai përmbante këto kërkesa: njohjen e autonomisë së Shqipërisë, vendosjen e administratës shqiptare, caktimin e gjuhës shqipe me alfabetin kombëtar si gjuhë zyrtare, ngritjen e flamurit shqiptar në gjithë vendin, emërimin e një stërnipi të familjeve «princore» shqiptare si guvernator të përgjithshëm dhe sigurimin nga ana e Fuqive të Mëdha të plotësimit të këtyre kërkesave.

Xhonturqve u duhej të përballonin një kryengritje të re shqiptare, më të fuqishme e më të organizuar, me një program politik të shpallur botërisht. Ata morën menjëherë masa për të organizuar një operacion të ri. Në Kosovë u dërguan forca të mëdha ushtarake në ndihmë të atyre ekzistuese. Në krye të tyre u vu Fadil pasha, komandant i garnizonit të Shkupit.

Për të justifikuar përpara opinionit publik operacionin e ri që po përgatitej, shtypi zyrtar i Stambollit filloi një fushatë shpifëse kundër kryengritësve shqiptarë duke i paraqitur ata si brigandë të ngritur kundër ndërtimit të rrugëve, të shkollave dhe reformave të tjera që gjoja kishte ndërmarrë në stil të gjerë qeveria turke.

Nga fundi i majit filluan veprimet e organizuara luftarake kundër trupave turke.

Grupi i parë i kryengritësve që u hodh në luftë pas kuvendit të Junikut ishte ai që vepronte në Rrafshin e Dukagjinit. Ky grup udhëhiqej nga Hasan Prishtina e Bajram Curri.[1]

Një pjesë e këtij grupi, e përbërë prej rreth 2000 vetash, rrethoi më 31 maj Pejën dhe i detyroi trupat armike të mbylleshin në qytet. Luftimet vazhduan ditë me radhë deri më 6 qershor, kur forca të mëdha turke që ishin nisur nga Gjakova dhe Mitrovica mundën të çanin rrethimin. Kryengritësit u tërhoqën në Krasniqe dhe në Malet e Rugovës.

1) B. Curri lindi më 1862. Qysh në moshë të re mori pjesë në lëvizjet kundër administratës grabitqare osmane. Më vonë, ndonëse u bë oficer i ushtrisë turke, ai vendosi lidhje me komitetet e fshehta patriotike, organizoi vetë atë të Gjakovës dhe u bë një nga organizatorët kryesorë të Lëvizjes Kombëtare në Kosovë.




Bajram Curri

Ndërkohë një pjesë e kryengritësve të komanduar nga B. Curri sulmoi batalionet turke të përqendruara në Qafën e Prushit (në jug-perëndim të Gjakovës). Këtu u zhvilluan luftime të ashpra që përfunduan me shpartallimin e plotë të forcave armike, të cilat lanë në duart e kryengritësve shumë robër, armë dhe municione. Fitorja e Qafës së Prushit bëri jehonë dhe i dha hov lëvizjes në gjithë Kosovën.

Nga fundi i majit, grupi i «të besëlidhurve» i udhëhequr nga Gjeto Coku, Zef Harapi etj. filloi gjithashtu veprimet në zonën Lezhë-Mirditë-Breg i Matës dhe më 29 maj sulmoi Lezhën. Me gjithë heroizmin e treguar nga kryengritësit këta nuk mundën t'ia arrinin qëllimit për mungesë armësh e për shkak të epërsisë numerike të armikut. Megjithatë «të besëlidhurit» nuk i ndërprenë goditjet kundër forcave turke në këtë zonë.

Në qershor e shtuan veprimtarinë e tyre edhe komitetet e Shqipërisë së Mesme e të Jugut. Një rol të rëndësishëm filloi të luante, ashtu si më 1911 organizata revolucionare «Shoqëria e zezë për shpëtim». Çetat që vepronin nëpër male rekrutonin vullnetarë fshat më fshat. Radhët e kryengritësve u shtuan edhe me vullnetarë që erdhën nga kolonitë shqiptare të mërgimit. Në Shqipërinë e Jugut ishte krijuar një gjendje e tillë, sa, siç shkruante patrioti S. Nivica, «po plasi në një vend, atë çast merr zjarr në të katër anët». Një

veprimtari të gjithanshme zhvilloi këtu Themistokli Gërmenji.[1]

Zgjerimi i madh i lëvizjes në të gjitha anët e vendit shtroi përsëri me forcë problemin e armëve. Mungesa e tyre i shtyti komitetet t'i jepnin një rëndësi të veçantë agjitacionit kundër xhonturqve brenda në radhët e ushtrisë armike për ta paralizuar atë. Ky agjitacion gjeti këtu një truall të përgatitur nga opozita e qeverisë xhonturke, që kishte filluar të rritej në radhët e oficerëve. Këta kishin krijuar në ushtri shoqëri të fshehta, programi i të cilave ishte të rrëzonin qeverinë, të shpërndanin parlamentin dhe të bënin zgjedhje të reja. Lëvizja e tyre ishte pjesë e lëvizjes së përgjithshme opozitare e kryesuar nga itilafistët.

Opozita ushtarake e Vilajetit të Manastirit vendosi ta përkrahte kryengritjen shqiptare me qëllim që të ndikonte në të e ta përdorte për realizimin e programit të vet. Në fund të qershorit nga korpusi i 6-të i Manastirit dezertuan 400 ushtarë dhe 30 oficerë të kryesuar nga Tajar Tetova, pjesa më e madhe e të cilëve ishin shqiptarë. Dezertime në masë u bënë edhe nga reparte të tjera ushtarake të vendosura në Shqipëri. Ata në përgjithësi u bashkuan me kryengritësit shqiptarë.

Komitetet shqiptare hynë në bisedime me opozitën ushtarake për të hartuar një program të përbashkët. Por qysh në fillim dolën në shesh divergjencat parimore që ekzistonin midis tyre. Opozita ushtarake, ashtu si në përgjithësi lëvizja itilafiste, ishte kundër autonomisë së Shqipërisë. Udhëheqësit autonomistë të Kosovës, ashtu si edhe ata të viseve të tjera, ngulën këmbë në programin e tyre; por të ndodhur përballë një armiku të fortë (ushtritë turke arrinin në më se 60 mijë vetë) dhe meqënëse një pjesë e mirë e kryengritësve nuk kishin armë, ata e panë me vend që përkohësisht ta ngushtonin platformën e Junikut e të bashkoheshin me programin e opozitës ushtarake për të siguruar bashkëpunimin e saj në luftë kundër qeverisë xhonturke. Kështu në frymën e kërkesave të kësaj opozite u hartua deklarata që u bë në fund të qershorit dhe që u nënshkrua midis të tjerëve nga Hasan Prishtina, Bajram Curri dhe Isa Boletini.

Kjo deklaratë solli një farë çorientimi në radhët e kryengritësve, aq më tepër që H. Prishtina njihej tani si udhëheqësi kryesor i kryengritjes së përgjithshme. Shqetësimi

1) Th. Gërmenji lindi më 1867 dhe u rrit e u edukua në një familje me tradita patriotike. Veprimtaria e tij për çlirimin kombëtar filloi në Manastir bashkë me të vëllanë Telemakun. Ai u bë më vonë një nga figurat qendrore të lëvizjes patriotike në Jug.






IX — Kryengritja e përgjithshme e vitit 1912.
Veprimet kryesore

që filloi të dukej në radhët e komiteteve e kishte burimin te frika se mos cenohej programi i kryengritjes dhe kërkesat autonomiste shqiptare mbuloheshin nga programi itilafist. Këtë shqetësim shprehte L. Gurakuqi kur shkruante në gazetën «Liri e Shqipërisë» se «Mund ta ndihmojmë, në qoftë se na duket mirë, lëvizjen ushtarake që të rrëzojnë armikun e përbashkët... por duke vënë në krye... Shqipërinë tonë të fortë e të lirë, me kufi të shquara e me gjuhë e me zakone të njohura e të nderuara».


Sali Hidi

Pas deklaratës së udhëheqësve të kryengritjes në Kosovë opozita ushtarake vendosi t'i përkrahte ata dhe të ndi-


Idriz Seferi në Ferizaj

konte mbi repartet ushtarake turke që këto të bashkoheshin me kryengritësit. Por xhonturqit kishin megjithatë forca ushtarake besnike që u bënë një qëndresë të ashpër sulmeve të kryengritësve shqiptarë.

Në fund të qershorit dhe në gjysmën e parë të korrikut luftimet morën përsëri hov. Kryengritësit u hodhën në mësymje të përgjithshme. Grupi që vepronte në zonën Drenicë-Mitrovicë e Podujevë-Prishtinë dhe udhëhiqej nga Isa Boletini, Ahmet Prekazi, Zejnullah Vuçiterni, Xhemal Prishtina etj. me sulmet kundër ushtrisë turke kishte krijuar një gjendje shumë të vështirë për armiqtë. Më 28-29 qershor ai shpartalloi dy batalione te Ura e Sitnicës (afër Mitrovicës). Operacioni i ndërmarrë me forca të shumta nga vetë Fadil pasha për të rrethuar dhe asgjesuar kryengritësit dështoi plotësisht. Kryengritja u shtri shkallë-shkallë në gjithë zonën e sulmet kundër batalioneve armike u bënë më të shpeshta. Pas fitoreve të arritura në pika të ndryshme, kryengritësit iu drejtuan Prishtinës.

Në pamundësi ta zhvillonte më tej operacionin dhe përballë lëvizjes që filloi në të mirë të kryengritjes në qytetet e Prishtinës, Novipazarit e Vuçiternit komandanti turk u detyrua të kthehej në Prishtinë.

Fitore të rëndësishme në luftën kundër sunduesve turq arriti grupi i zonës Gjilan-Prizren dhe Lumë-Tetovë i udhëhequr nga Idriz Seferi, Islam Spahiu, Mehmet pashë Deralla



Çeta e Korçës



etj. Në gjysmën e parë të korrikut, pasi kishin shpartalluar repartet armike që ishin strukur nëpër qytete, ata kishin çliruar krahina të tëra dhe kishin zënë Grykat e Kaçanikut e Carralevës, duke ua prerë turqve rrugën për të sjellë forca të reja.

Ndërkohë u aktivizua në shkallë të gjerë edhe grupi i kryengritësve në Shqipërinë e Mesme, i udhëhequr nga Abdi Toptani. Ai zhvilloi luftime me repartet turke në Tiranë, Shijak, Krujë dhe më 8 korrik shtiu në dorë Krujën duke detyruar garnizonin e qytetit të mbyllej në kështjellë. Vetëm pasi sollën përforcime të mëdha turqit mundën të rivendosnin me vështirësi gjendjen e mëparshme.

Grupin më të rëndësishëm të Shqipërisë së Jugut e përbënin çetat e udhëhequra nga Themistokli Gërmenji, Sali Butka, Spiro Bellkameni, Menduh Zavalani etj. Ato u përleshën me forcat turke në zonën e Frashërit e të Kolonjës dhe po bënin përgatitje për të sulmuar Korçën.

Kryengritja e përgjithshme i paralizoi forcat ushtarake turke në Shqipëri, një pjesë e të cilave, nën ndikimin e opozitës ushtarake nuk kishin pranuar të merrnin pjesë në luftime. Parlamenti dhe qeveria xhonturke ishin të detyruara të merreshin pothuajse çdo ditë me çështjen shqiptare që ata me kokëfortësi e kishin mohuar deri atëherë. Por ata nuk mund ta zgjidhnin atë. Ministri i Luftës Mahmut Shefqet pasha dha dorëheqjen duke vulosur me këtë disfatën e tij. Pas tij, vetë qeveria xhonturke e Said pashës nuk mundi më të qëndronte në fuqi. Më 17 korrik ajo dha dorëheqjen.

Tani ishin krijuar kushte të favorshme për çlirimin e



Luftëtarë të Kurveleshit

qyteteve. Kryengritësit që e kishin rrethuar Gjakovën qysh më 12 korrik, duke pasur përkrahjen e mjaft ushtarëve e oficerëve të garnizonit të qytetit e detyruan komandën turke të hynte në bisedime me ta.

Pa humbur kohë në Gjakovë, grupi i Rrafshit të Dukagjinit i përbërë nga mijëra luftëtarë iu drejtua Prishtinës të cilën e çliroi. Forcat që vepronin në verilindje të Kosovës, pasi çliruan Novipazarin e Mitrovicën u drejtuan gjithashtu për në Prishtinë. Në ditët e fundit të korrikut u çliruan gjithashtu Peja, Vuçiterni, Ferizaj dhe Gjilani.

Me zbritjen e masës së kryengritësve në fushën e Kosovës dhe me rritjen e shpejtë të efektivit të tyre që arriti në mbi 40 mijë vetë lindi problemi i vështirë i mbajtjes së tyre me ushqime. Sa kohë vepronin të veçuar në zona të ndryshme ata mbaheshin prej popullsisë që nuk u kursye për luftëtarët e vet. Tani u ndie menjëherë nevoja për mjete financiare që të ushqeheshin forca të shumta, të cilat, sipas dëshmive të kohës, qëndruan të inkuadruara në repartet e tyre dhe ruajtën një disiplinë shembullore. Udhëheqësit e kryengritjes u detyruan t'u drejtoheshin për ndihmë pasanikëve të Prishtinës të cilët në përgjithësi ishin ithtarë të itilafistëve. Këta vunë në dispozicion të lëvizjes shuma të konsiderueshme të hollash me qëllim që ta drejtonin atë vetëm kundër regjimit xhonturk.

**Marrëveshja shqiptaro-turke**

Më 22 korrik u formua qeveria e re me kundërshtarë të xhonturqve e kryesuar nga Ahmet Myftar pasha. Ajo urdhëroi të ndërpriteshin veprimet luftarake në Shqipëri dhe vendosi të dërgonte në Kosovë një komision qeveritar për të biseduar me kryengritësit.

Rretheve patriotike shqiptare u dolën tani dy detyra të ngutshme dhe me rëndësi të madhe për fatet e Lëvizjes Kombëtare. Detyra e parë ishte të shkëputeshin nga programi itilafist dhe t'i paraqitnin komisionit kërkesat për autonominë territoriale administrative të Shqipërisë. Detyra tjetër ishte ajo që në bisedimet me komisionin të përfaqësoheshin të gjitha krahinat e vendit e që me qeverinë turke të arrihej një marrëveshje për gjithë Shqipërinë e në emër të kombit shqiptar.

Ismail Qemali e Luigj Gurakuqi, të cilët ndodheshin në këtë kohë jashtë, u shkruanin ato ditë patriotëve të Shqipërisë së Mesme: «... Të mos gënjehemi edhe një herë tjetër por



të mbajmë vendet që kemi, të forcohemi e të lidhemi me njëri-tjetrin e të ngulim këmbë, që t'u jepen katër vilajeteve ato 12 pikat që kishim kërkuar vjet nga ana e malësorëve» dhe më poshtë i porositnin: «... duhet nga të gjitha anët e Shqipërisë të dërgohen njerës në Kosovë që të rrëfejnë se si me armë, me mendime, si me kërkime jemi të gjithë shqiptarë të pandarë».

Udhëheqësit e kryengritjes në Shqipërinë e Jugut, qysh më 23 korrik u mblodhën në malin e Sinjës, ku hartuan një memorandum autonomist prej 12 pikash të ngjashëm me atë të Greçës. Me anën e tij ata e paralajmëronin Stambollin se do të vazhdonin të qëndronin në male në qoftë se nuk plotësoheshin kërkesat e tyre. Memorandumi iu dërgua me telegram nga Vlora më 29 korrik Sulltanit në Stamboll dhe njëkohësisht iu dorëzua përfaqësuesve të huaj. Ai u pasua pas disa ditësh edhe nga memorandume lokale me të njëjtën përmbajtje.

Kërkesa për t'iu shkëputur turqve të drejtat kombëtare e për të mos rënë në kompromis me ta u përkrah gjerësisht nga shtypi patriotik që dilte jashtë vendit dhe në mënyrë të veçantë nga gazeta «Liri e Shqipërisë».



Çeta patriotike e formuar nga studentë universitarë shqiptarë me komandantin e tyre, Dervish Himën (1912)

Në lidhje me çështjen e përfaqësimit të vendit në bisedimet me komisionin qeveritar turk, një grup atdhetarësh kosovarë botonte më 30 korrik një thirrje ku thuhej «... një shumicë e madhe nga kryengritësit e prijsat e tyre, ata që janë shqiptarë të vërtetë, kërkojnë e dëshirojnë që të bëhet një mbledhje nga shqiptarët e të katër vilajeteve të Shqipnis e sa të shohin me udhë delegatët e krejt Shqypnis ato të drejta e privilegje të kërkohen nga qeveria».

Rrethet patriotike të Shqipërisë Veriore e të Mesme nisën për në Kosovë përfaqësuesit e tyre. Komitetet kombëtare të Shqipërisë Jugore, meqenëse ngjarjet po zhvilloheshin me shpejtësi dhe ishte rrezik që delegatët e tyre të mos arrinin në Kosovë në kohën e duhur, autorizuan Hasan Prishtinën t'i përfaqësonte në bisedimet shqiptaro-turke dhe të paraqiste aty programin autonomist prej 12 pikash.

Bisedimet me komisionin qeveritar turk të kryesuar nga mareshali Ibrahim pasha filluan më 2 gusht në një kohë kur H. Prishtina nuk e kishte marrë ende mandatin e përfaqësimit të Shqipërisë Jugore dhe kur nuk kishin arritur akoma në Kosovë përfaqësuesit e Shqipërisë Veriore e të Mesme. Si pasojë, në mbledhjen e Prishtinës u përfaqësua vetëm Kosova.

Përveç krerëve të kryengritjes, aty morën pjesë edhe mjaft përfaqësues të parisë turkomane të Prishtinës, Tetovës dhe Shkupit. Prania e këtyre të fundit e vështirësoi shumë pozitën e patriotëve autonomistë të përfaqësuar nga H. Prishtina, B. Curri etj. Paria turkomane e Kosovës, ithtare e itilafistëve, e përkrahur nga opozita ushtarake kishte fituar pozita të rëndësishme në udhëheqjen e Lëvizjes në saje të ndihmave financiare që i kishte dhënë asaj.

Megjithatë H. Prishtina paraqiti në mbledhje kërkesat themelore të programit autonomist të Lëvizjes. Komisioni qeveritar nuk i pranoi ato. Nën presionin e delegatëve turkomanë mbledhja i paraqiti Ibrahim pashës vetëm kërkesën për shpërndarjen e menjëhershme të parlamentit.

Meqënëse nuk u mor përgjigje nga qeveria, kryengritësit u nisën për në Ferizaj. Më 5 gusht sulltani shpërndau parlamentin dhe dekretoi zgjedhje të reja.

Në Ferizaj udhëheqësit patriotë të kryengritjes u ndodhën larg presionit të itilafistëve turq dhe përkrahësve të tyre shqiptarë, të cilët pas vendimit për shpërndarjen e parlamentit, meqë u plotësuan kërkesat themelore të tyre, po largoheshin nga lëvizja kryengritëse. Përveç kësaj këtu H. Prishtina u njoftua mbi mandatin e dhënë atij nga komitetet kombëtare të Shqipërisë së Jugut. Në këto kushte u bë e mundshme t'i paraqitej komisionit qeveritar një memorandum në emër të të gjithë shqiptarëve.



Por tani lindën vështirësi të reja të brendshme e të jashtme. Programi autonomist hasi në kundërshtimin e disa krerëve të kryengritjes që ishin për kërkesa më të moderuara. Ndërkaq agjentët turq kishin filluar dhe vazhdonin me ngulm punën e tyre përçarëse. Në shkallë të gjerë ishin aktivizuar edhe agjentët serbë, të cilët bënë të gjitha përpjekjet për t'i çorientuar kryengritësit. Drejtimi autonomist kombëtar që kishte marrë kryengritja e përgjithshme shqiptare dhe suksesset e saj i shqetësuan pa masë qeveritë e shteteve fqinje. Ato deklaruan se nuk mund të qëndronin të qeta përpara ngjarjeve në Shqipëri. Arsyeja e vërtetë e këtij shqetësimi, nuk qëndronte te fakti që brenda Shqipërisë autonome të formuar prej katër vilajeteve, siç shpreheshin ato, do të përfshiheshin edhe pakica sllave e greke, por sepse në parim ato ishin kundër krijimit të një shteti autonom shqiptar dhe për më tepër kërkonin ta copëtonin Shqipërinë midis tyre. Ja pse autonomia e katër vilajeteve shqiptare, sipas qeverisë serbe, do ta bënte të pashmangshëm konfliktin me Turqinë.

Qeveria malazeze duke dashur ta pengonte marshimin e shpejtë fitimtar të kryengritësve shqiptarë dhe të veçonte Malësinë e Mbishkodrës nga Lëvizja, kishte filluar qysh në korrik të bënte provokacione të armatosura në kufirin me Turqinë. Më 6 dhe 7 gusht trupa malazeze kaluan kufirin dhe pushtuan disa fshatra në drejtim të Shkodrës dhe të Pejës. Turqit përfituan nga ky rast për ta drejtuar vëmendjen e kryengritësve shqiptarë nga rreziku i pushtimit të Malit të Zi. Ky lajm e bëri efektin e vet në një pjesë të kryengritësve, të cilët u kthyen menjëherë në vendet e tyre.

Në Ferizaj u krijua kështu një gjendje e vështirë që i detyroi udhëheqësit patriotë të kryengritjes t'u jepnin fund sa më parë bisedimeve me komision qeveritar edhe po qe se do të shkëputeshin nga Turqia të drejta kombëtare më të kufizuara. Ata hartuan një memorandum kërkesat e të cilit shënonin një tërheqje nga pozitat e mëparshme autonomiste, një kompromis midis dy rrymave politike që ekzistonin tani në radhët e krerëve të Lëvizjes dhe që mund të pranoheshin më lehtë, sipas tyre, nga ana e qeverisë turke.

Memorandumi i paraqitur nga H. Prishtina përmbante 14 pika. Në të kërkohej emërimi në Shqipëri i nëpunësve që të dinin gjuhën dhe zakonet e vendit, mësimi i gjuhës së vendit në të gjitha shkollat private e shtetërore të vilajeteve të Kosovës, Manastirit, Shkodrës dhe Janinës, organizimi i gjimnazeve dhe shkollave bujqësore në këto vilajete, zhvillimi i

punimeve botore, i tregtisë, i bujqësisë, shërbimi ushtarak në kohë paqeje vetëm në Shqipëri e Maqedoni, kthimi i armëve të konfiskuara gjatë operacioneve ushtarake, amnisti e përgjithshme për pjesëmarrësit në kryengritje etj.

Çështja e caktimit të kufijve të Shqipërisë që do të shpinte vetvetiu në njohjen e kombësisë shqiptare dhe ishte një nga kërkesat themelore të Lëvizjes, u shpreh në memorandum në mënyrë të errët e të papërcaktuar, në kërkesën për të vënë në zbatim organizimin e nahijeve (komuneve).

Kryengritësit deklaruan se në qoftë se kërkesat e tyre nuk do të pranoheshin brenda dy ditëve ata do të marshonin drejt Shkupit. Meqënëse përgjigja nuk u mor në afatin e caktuar, kryengritësit iu drejtuan Shkupit, të cilin e shtinë në dorë më 12 gusht.

Rënia e Shkupit, qendrës së vilajetit të Kosovës, shënonte një fitore të rëndësishme ushtarake të forcave kryengritëse shqiptare. Ajo pati një jehonë të gjerë në gjithë vendin. Veprimet luftarake u zhvilluan me sukses edhe në viset e tjera. Kryengritësit çliruan Peshkopinë, Fierin, Përmetin, Leskovikun, Ersekën, Konicën. Një valë e re e lëvizjes në favor të autonomisë shpërtheu në krahina të ndryshme. Në viset e Jugut u organizuan një varg metingjesh. Në Kosovë dhe në qytete të tjera të vilajetit të Manastirit u hodhën trakte të «Shoqërisë së zezë për shpëtim» në të cilat thuhej: «Duamë lirinë dhe vetëqeverimin e Shqipërisë, duamë të drejtat to-


ΘIRJE.

[illegible]

Thirrja për kryengritjen e përgjithshme lëshuar më 1912





Kryengritës shqiptarë duke hyrë në Shkup më 9 gusht 1912



Kryengritës shqiptarë në Shkup

na dhe do t'i kërkojmë gjersa të shuhemi të gjithë».

Por kjo ngritje e re e lëvizjes autonomiste nuk ishte në gjendje të ndryshonte zhvillimin e ngjarjeve. Dobësia the-

melore e kryengritjes ishte se fitoret ushtarake nuk u shoqëruan me masa rrënjësore politike. Në qytetet e çliruara kryengritësit u kufizuan me hapjen e burgjeve dhe të depove të armëve, me dëbimin e nëpunësve të këqinj, pa e marrë pushtetin në duart e tyre. Kjo u lejoi sundimtarëve turq të mbeten zotër të situatës.

Më 18 gusht qeveria turke njoftonte se i pranonte kërkesat e kryengritësve shqiptarë. Por në botimin zyrtar të 23 gushtit të pikave që u pranuan nga Stambolli këto ishin formuluar në mënyrë të errët e të papërcaktuar. Në to nuk përmendeshin emrat Shqipëri e shqiptarë dhe koncesionet u referoheshin vetëm vilajeteve të Kosovës, Manastirit e Janinës. Përveç kësaj qeveria turke nuk pranonte t'u kthente shqiptarëve armët e luftës dhe të dërgonte në gjyq kabinetet xhonturke të Haki pashës dhe Said pashës, përgjegjës për ekspeditat ndëshkimore në Shqipëri.

Megjithatë Hasan Prishtina e miratoi marrëveshjen. Ai lajmëroi menjëherë telegrafisht qytetet e tjera të Shqipërisë që t'u jepnin fund veprimeve luftarake kundër Turqisë. Pjesa më e madhe e kryengritësve u kthyen në shtëpitë e tyre, të pritur ngrohtë si çlirimtarë nga popullsia. Në një varg qytetesh patriotët filluan të dëbonin me nismën e tyre nëpunësit turq të padëshiruar dhe të kërkonin zbatimin e menjëhershëm të premtimeve të bëra nga qeveria.

Në këtë mënyrë mori fund kryengritja e përgjithshme e



Manifestim në Shkup për çlirimin e qytetit



vitit 1912. Ndonëse e tronditi nga themelet sundimin turk në Shqipëri, ajo nuk mundi t'i shkëpuste Stambollit të drejtën e autonomisë territoriale-administrative të Shqipërisë.

Porta e Lartë nuk dha asnjë garanci për zbatimin e premtimeve. Ajo nuk e pranoi kërkesën e kryengritësve për t'i shpallur koncesionet me anën e një iradeje (dekreti) të Sulltanit si edhe kërkesën për të caktuar një komision qeveritar që të kontrollonte zbatimin e pikave të memorandumit.

* * *

Kryengritjet e mëdha shqiptare të viteve 1910-1912 shënojnë një fazë të re më të lartë të Lëvizjes Kombëtare. Ato ishin shfaqje e acarimit në kulm të kontradiktave ekonomike e ideologjike, politike e kulturore midis shqiptarëve dhe sundimtarëve xhonturq. Ato zënë një vend të rëndësishëm në historinë e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.

Forcën kryesore lëvizëse dhe bazën shoqërore të këtyre kryengritjeve e përbënte gjithnjë fshatarësia e përkrahur nga vegjëlia qytetare. Një drejtim i rëndësishëm i kësaj lufte mbeti ai kundër shtypjes së egër fiskale dhe veprimeve arbitrare të aparatit burokratik turk. Por ky komponent i Lëvizjes ishte tani pjesë përbërëse e programit politik autonomist të përpunuar nga qarqet drejtuese patriotike, të cilin e kishin bërë të vetin edhe masat fshatare e qytetare.

Përsa u përket borgjezisë kombëtare dhe çifligarëve, pas revolucionit xhonturk, pati një evolucion në qëndrimin e tyre ndaj regjimit të ri dhe ndaj rrugëve e mjeteve për të realizuar programin kombëtar. Krahu radikal i borgjezisë i përfaqësuar nga intelektualë nuk ushqeu asnjë iluzion ndaj regjimit xhonturk. Qysh në fillim ai u vu në opozitë të hapur me të dhe, pa hequr dorë nga shfrytëzimi në favor të çështjes kombëtare i lirive të kufizuara të dhëna përkohësisht nga xhonturqit, kërkoi autonominë politike të vendit dhe u përgatit ta realizonte atë me anën e dhunës duke marrë në dorë udhëheqjen e kryengritjeve të armatosura. Krahu i moderuar e përkrahu regjimin e ri duke shpresuar se ai do të kënaqte aspiratat e klasave sunduese të vendit — fuqizimin ekonomik e politik të tyre dhe realizimin e disa të drejtave kulturore kombëtare. Nën presionin e fuqishëm të lëvizjes popullore kryengritëse dhe të politikës së hapur antishqiptare të xhonturqve rrethet

e moderuara u lidhën gjithnjë më shumë me Lëvizjen e me programin e saj autonomist.

Detyra themelore të kryengritjeve të viteve 1910-1912 ishin në rrafshin politik — bashkimi i gjithë popullit në luftën për autonominë e Shqipërisë, në atë organizativ — krijimi i një udhëheqjeje të vetme që të bashkërendonte veprimet politike dhe ushtarake në gjithë vendin dhe në rrafshin ekonomik e kulturor — sigurimi i rrugëve e mjeteve për ta nxjerrë atdheun nga prapambetja e për t'i hapur atij rrugën e zvillimit borgjez kapitalist.

Zgjidhja e këtyre detyrave themelore u kushtëzua nga një varg faktorësh të brendshëm e të jashtëm.

Ndonëse autonomia ishte bërë tanimë një domosdoshmëri historike, lufta kundër forcave të mëdha të Perandorisë Osmane për realizimin e saj vazhdoi të bëhej edhe në vitet 1910-1912, në kushtet e një prapambetjeje shumë të madhe ekonomike, politike, shoqërore e kulturore të vendit. Kjo prapambetje nuk mund të mos ndikonte negativisht në gjithë zhvillimin e ngjarjeve dhe të krijonte pengesa të shumta. Këtyre vështirësive u duhen shtuar lëkundjet, puna sabotuese dhe tradhtia e disa krerëve çifligarë, bajraktarë e borgjezë dhe e atyre klerikëve që bënë lojën e armikut. Populli shqiptar i kapërceu këto vështirësi ku më shumë e ku më pak, në saje të patriotizmit të flaktë dhe të vendosmërisë së tij për të mos i hedhur armët, derisa të sigurohej liria e plotë. Por në këtë luftë kundër regjimit shtypës e thellësisht shovinist të xhonturqve ai u ndodh vetëm, pa aleatë. Për më tepër, ashtu si edhe në të kaluarën fuqitë imperialiste dhe shtetet fqinje jo vetëm nuk i përkrahën kryengritjet shqiptare, por u përpoqën t'i sabotonin ato si në arenën ndërkombëtare, ashtu edhe duke aktivizuar brenda vendit forcat reaksionare e antikombëtare.

Si rrjedhim detyrat themelore të Lëvizjes nuk u zgjidhën menjëherë, por shkallë-shkallë, me luftë e përpjekje.

Kryengritja e vitit 1910 nuk përfshiu gjithë Shqipërinë. Ajo u kufizua kryesisht në Kosovë. Kërkesat autonomiste të bëra nga udhëheqës të Lëvizjes apo nga grupe të veçanta kryengritësish nuk u shkrinë në një program të përbashkët e të plotë kombëtar të dalë nga vetë kryengritja. Veprimet luftarake, ndonëse morën përpjesëtime të gjera mbetën të veçuara, sepse nuk u arrit të krijohej një udhëheqje qendrore.

Një hap përpara u bë me kryengritjen e vitit 1911. Nga pikëpamja territoriale ajo u shtri në fillim kryesisht në Malësinë e Mbishkodrës dhe përfshiu në një masë të kufizuar viset e tjera të vendit vetëm pas disa muajsh kur lëvizja në Malësi ishte në rënie. As këtë radhë nuk u arrit të krijohej ajo udhëheqje e vetme e kryengritjes për bashkërendimin e veprimeve të armatosura në gjithë vendin; por ndonëse me vonesë, në qershor, nga kryengritja doli programi i përbashkët kombëtar autonomist që u përqafua nga gjithë lëvizja.

Vetëm në vitin 1912 kryengritja mori karakter të përgjithshëm, përfshiu gati të gjitha viset shqiptare, doli me programin e vet autonomist dhe siguroi një udhëheqje të vetme kombëtare. Në qoftë se objektivat e caktuara të lëvizjes nuk u arritën plotësisht kjo ndodhi, në radhë të parë, sepse kryengritësit megjithëse e paralizuan krejtësisht administratën civile dhe ushtarake të xhonturqve dhe çliruan një varg qytetesh qëndruan në mes të rrugës dhe nuk e morën pushtetin në duart e tyre. Veprimet që u kryen kundër funksionarëve të veçantë turq mbetën sporadike e nuk çuan në përmbysjen e administratës turke dhe zëvendësimin e saj me një administratë shqiptare. Ky qëndrim që pati një rëndësi vendimtare për fatet e lëvizjes u përcaktua nga dy faktorë: nga presioni e krerëve itilafistë brenda lëvizjes dhe nga politika armiqësore e shteteve fqinje synimet e të cilave për copëtimin e Shqipërisë ishin bërë tanimë krejtësisht të qarta, gjë që shpuri dalngadalë në një ulje të tensionit në marrëdhëniet shqiptare-turke.

## 5. SHPALLJA E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

**Aleanca ballkanike dhe çështja shqiptare**

Ngjarjet e Shqipërisë dhe lufta italo-turke e kishin dobësuar pozitën e Turqisë në Ballkan dhe u kishin krijuar popujve të kësaj zone kushte të favorshme për likuidimin e plotë të sundimit osman. Këto ngjarje, nga ana tjetër, shqetësuan dhe vunë në lëvizje qeveritë e shteteve ballkanike. Gjendjen e krijuar në Ballkan, sipas tyre, mund ta shfrytëzonte Austro-Hungaria për të pushtuar sanxhakun e Novipazarit, ndërsa lëvizja çlirimtare në Shqipëri e Maqedoni mund të shpinte në autonominë e këtyre vendeve, gjë që ishte në kundërshtim me planet ekspansioniste serbe, malazeze, bullgare e greke. Monarkitë ballkanike me gjithë

lësi ishte në rënie. As këtë radhë nuk u arrit të krijohej ajo udhëheqje e vetme e kryengritjes për bashkërendimin e veprimeve të armatosura në gjithë vendin; por ndonëse me vonesë, në qershor, nga kryengritja doli programi i përbashkët kombëtar autonomist që u përqafua nga gjithë lëvizja.

Vetëm në vitin 1912 kryengritja mori karakter të përgjithshëm, përfshiu gati të gjitha viset shqiptare, doli me programin e vet autonomist dhe siguroi një udhëheqje të vetme kombëtare. Në qoftë se objektivat e caktuara të lëvizjes nuk u arritën plotësisht kjo ndodhi, në radhë të parë, sepse kryengritësit megjithëse e paralizuan krejtësisht administratën civile dhe ushtarake të xhonturqve dhe çliruan një varg qytetesh qëndruan në mes të rrugës dhe nuk e morën pushtetin në duart e tyre. Veprimet që u kryen kundër funksionarëve të veçantë turq mbetën sporadike e nuk çuan në përmbysjen e administratës turke dhe zëvendësimin e saj me një administratë shqiptare. Ky qëndrim që pati një rëndësi vendimtare për fatet e lëvizjes u përcaktua nga dy faktorë: nga presioni e krerëve itilafistë brenda lëvizjes dhe nga politika armiqësore e shteteve fqinje synimet e të cilave për copëtimin e Shqipërisë ishin bërë tanimë krejtësisht të qarta, gjë që shpuri dalngadalë në një ulje të tensionit në marrëdhëniet shqiptare-turke.

## 5. SHPALLJA E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

**Aleanca ballkanike dhe çështja shqiptare**

Ngjarjet e Shqipërisë dhe lufta italo-turke e kishin dobësuar pozitën e Turqisë në Ballkan dhe u kishin krijuar popujve të kësaj zone kushte të favorshme për likuidimin e plotë të sundimit osman. Këto ngjarje, nga ana tjetër, shqetësuan dhe vunë në lëvizje qeveritë e shteteve ballkanike. Gjendjen e krijuar në Ballkan, sipas tyre, mund ta shfrytëzonte Austro-Hungaria për të pushtuar sanxhakun e Novipazarit, ndërsa lëvizja çlirimtare në Shqipëri e Maqedoni mund të shpinte në autonominë e këtyre vendeve, gjë që ishte në kundërshtim me planet ekspansioniste serbe, malazeze, bullgare e greke. Monarkitë ballkanike me gjithë

kontradiktat e thella që kishin midis tyre shpejtuan të lidhnin një aleancë politike dhe ushtarake për t'i dalë përpara çdo të papriture dhe për ta zgjidhur çështjen në përputhje me interesat dinastike. Formimin e një aleance të tillë e përkrahte edhe Rusia cariste, e cila kërkonte ta përdorte si gardh kundër shtrirjes austro-gjermane në Evropën Juglindore.

Bisedimet për formimin e kësaj aleance i kishin filluar qysh në tetor 1911 kryeministri bullgar Geshov dhe ai serb Millovanoviç. Një nga çështjet themelore të këtyre bisedimeve ishte, krahas asaj të Maqedonisë edhe çështja e copëtimit të Shqipërisë. Kjo kishte të bënte me synimet e borgjezisë serbe për të dalë në detin Adriatik e për t'u lidhur me tregjet e Evropës Perëndimore. Për këtë arsye Millovanoviçi e shikonte si një rrezik formimin e një shteti shqiptar. Duke përdorur si argument «paaftësinë e shqiptarëve» për të formuar shtetin e tyre, ai kërkonte bashkimin e Shqipërisë së Veriut e të Verilindjes me Serbinë dhe të asaj jugore me Greqinë. Qysh në ditët e para të bisedimeve, të dy qeveritë kishin rënë në marrëveshje të njihnin të drejtën e plotë të Serbisë mbi vilajetin e Shkodrës dhe mbi atë pjesë të vilajetit të Kosovës që ndodhet në veri të Bjeshkëve të Sharrit, ndërsa Bullgarisë të drejtën mbi vilajetin e Adrianopojës. Por bisedimet u zgjatën për shkak të kontradiktave që lindën në lidhje me ndarjen e tokave të tjera të vilajetit të Kosovës dhe të vilajeteve të Manastirit dhe Selanikut.

Austro-Hungaria, nga ana e saj, u përpoq ta sabotonte këtë aleancë që po formohej me pjesëmarrjen aktive të Rusisë. Për të lidhur pas vetes Malin e Zi dhe Greqinë ajo i premtonte mbretit Nikolla toka shqiptare deri afër Shkodrës, ndërsa Greqisë i propozonte të hynte në një bllok ballkanik antisllav me Austro-Hungarinë, Rumaninë dhe Shqipërinë. Por këto orvatje nuk patën sukses.

Më 13 mars 1912 u përfundua marrëveshja serbo-bullgare. Ajo përmbante një shtojcë të fshehtë sipas të cilës Bullgaria i njihte Serbisë jo vetëm tokat me popullsi serbe, por edhe aneksimin e tokave shqiptare në veri dhe në perëndim të bjeshkëve të Sharrit (Shqipërisë së Mesme, Veriore dhe Verilindore), kurse Serbia i njihte Bullgarisë tokat në lindje të Rodopit dhe të lumit Struma. Territori midis Bjeshkëve të Sharrit, lumit Struma dhe liqenit të Ohrit me qytetet kryesore Dibër, Kërçovë, Gostivar, Tetovë, Kumanovë dhe Shkup u konsiderua si zonë e diskutueshme dhe si arbitër për zgjidhjen e kësaj çështjeje u caktua cari i Rusisë.



Krahas bisedimeve serbo-bullgare u zhvilluan edhe bisedimet bullgaro-greke, të cilat përfunduan më 29 maj me nënshkrimin e një marrëveshjeje mbrojtëse në rast sulmi nga ana e Turqisë.

Aleanca ballkanike, si aleancë monarkiste, përmbante në vetvete farën e përçarjes midis vendeve ballkanike. Nga ana tjetër ajo përbënte një rrezik tepër serioz për ekzistencën e kombit shqiptar.

Kjo bëri që të shtohej akoma më shumë interesimi i Vjenës për ngjarjet në Shqipëri. Kështu, pasi kryengritësit shqiptarë paraqitën kërkesat e tyre të formuluara nga H. Prishtina në 14 pika, të cilat pajtoheshin me politikën e Vjenës, ministri i Jashtëm austro-hungarez, konti Berhtold, më 13 gusht u propozoi fuqive të bënin një hap kolektiv pranë qeverisë turke për t'i kërkuar zbatimin e politikës së decentralizimit. Kjo ishte një orvatje për të siguruar përkrahjen e kërkesave shqiptare nga Fuqitë e Mëdha, me qëllim që nga njëra anë të detyrohej Stambolli t'i pranonte ato dhe nga ana tjetër të mënjanohej ndërhyrja e shteteve ballkanike. Për t'i qetësuar këta të fundit Berhtoldi propozonte që t'i lihej kohë Portës për ta shtrirë parimin e decentralizimit, por në një të ardhme të papërcaktuar, edhe në kombësitë e tjera joturke të Perandorisë.

Deklarata e Berhtoldit nuk u përkrah nga Fuqitë e Mëdha. Ajo shqetësoi në mënyrë të veçantë shtetet ballkanike, të cilat e konsideruan atë si një hap të ri të Vjenës në rrugën drejt nënshtrimit të Shqipërisë dhe daljes në Selanik. Diplomacia ballkanike u bë më aktive. Mali i Zi, i cili vazhdonte gjithnjë të organizonte provokacione në kufi, i ftoi aleatët ballkanikë të hidheshin menjëherë në luftë kundër Turqisë. Ai dërgoi emisarët e vet në Shkodër për të bindur klerin katolik ta ndihmonte në veprimin që do të ndërmerrte kundër Turqisë me qëllim që të çlirohej rrethi ose gjithë vilajeti i Shkodrës dhe të hynte në një «union real» me Malin e Zi. Përfaqësuesit e klerit katolik të Shkodrës nuk e pranuan këtë projekt.

Qeveria greke, nga ana e saj, u propozonte Sofjes, Beogradit dhe Cetinës të bënin përçapje të përbashkëta për t'i zvogëluar koncesionet që do t'u bëheshin shqiptarëve. Gjithashtu ajo kërkonte ta kthente në favor të të krishterëve sllavë e grekë të Perandorisë turke propozimin austro-hungarez të 13 gushtit.

Qeveria cariste ruse i mbështeste përpjekjet antishqiptare të aleatëve ballkanikë dhe nga ana e saj kërkonte nga Stambolli që t'i shtrinte privilegjet e dhëna shqiptarëve edhe në kombësitë e tjera.

Ky presion diplomatik, i cili i dha të kuptonte Portës së Lartë se në formulimin zyrtar të koncesioneve që do t'u akordonte shqiptarëve kishte të bënte jo vetëm me këta të fundit, por edhe me shtetet ballkanike të përkrahura nga Rusia, bëri efektin e duhur. Qeveria e Stambollit nga njëra anë u deklaroi shteteve ballkanike se nuk kishte aspak ndërmend t'u jepte shqiptarëve autonominë, ndërsa nga ana tjetër shpalli më 23 gusht, në një redaktim të ri, kërkesat e shqiptarëve të pranuara prej saj. Duke mos përmendur asnjëherë në to fjalën *Shqipëri e shqiptarë,* qeveria turke synonte t'i qetësonte shtetet ballkanike dhe t'u jepte atyre të kuptonin se privilegjet e akorduara mund të shtriheshin edhe mbi popullsinë joshqiptare të vilajeteve të Kosovës, Manastirit dhe Janinës, në rast se do të ishte nevoja që ajo t'u bënte një interpretim të tillë. Por kjo nuk i kënaqi aspak shtetet ballkanike. Sukseset e rrufeshme të kryengritjes shqiptare dhe ngjarjet në frontin e Tripolit kishin treguar qartë kalbësinë e Perandorisë Osmane dhe paaftësinë e saj ushtarake. Të inkurajuara nga kjo, ato filluan të bënin përgatitje të ethshme për t'i shpallur luftë Turqisë.

Qeveria malazeze kishte përfunduar me Bullgarinë një marrëveshje verbale, në bazë të së cilës kjo e fundit i njihte Cetinës tokat që do të pushtonte në rast lufte kundër Turqisë. Mali i Zi, me qëllim që të shkaktonte sa më parë konfliktin ballkanik bëri të gjitha përpjekjet me anën e bajraktarëve si Sokol Baci etj. që ishin në shërbim të tij, t'i hidhte malësorët katolikë shqiptarë në luftë kundër turqve, të cilët kishin krijuar në Malësi një gjendje të padurueshme. Urrejtja e papërmbajtur e malësorëve kundër sundimtarëve turq i bëri ata të bashkëpunonin me malazezët.

Këtë bashkëpunim turqit e shfrytëzuan për të nxitur fanatizmin fetar në vilajetin e Shkodrës dhe për të bërë masakra mbi popullsinë katolike të Zadrimës, një pjesë e madhe e së cilës u detyrua të arratisej në male. Me politikën e tyre të terrorit turqit i afruan edhe më shumë malësorët katolikë me Malin e Zi. Luftime të ashpra zhvilluan në shtator malësorët e Malësisë së Madhe, të përkrahur nga reparte malazeze, si edhe zadrimasit, kundër forcave turke.

Ndërkohë marrëdhëniet midis Turqisë dhe shteteve të aleancës ballkanike po acaroheshin gjithnjë më shumë. Nuk e uli tensionin as vendimi i marrë nga Porta e Lartë më 24 shtator, për t'i shtrirë një varg privilegjesh që u ishin njohur shqiptarëve edhe mbi popullsitë joshqiptare të vilajeteve të Rumelisë.

Në fund të shtatorit si Turqia, ashtu edhe shtetet ballkanike filluan të bënin mobilizimin e ushtrive të veta. Dukej qartë se konflikti i armatosur ishte i pashmangshëm. Fuqitë e Mëdha dhe në mënyrë të veçantë Rusia u përpoqën ta pengonin një konflikt të tillë që mund të shpinte në prishjen e *status quo*-së në Ballkan dhe në një luftë botërore për të cilën ata nuk ishin përgatitur ende. Më 7 tetor Austro-Hungaria dhe Rusia deklaronin në emër të Fuqive të Mëdha se në rast lufte midis Turqisë dhe shteteve ballkanike, në mbarim të konfliktit, fuqitë nuk do të lejonin asnjë ndryshim të *status quo*-së territoriale në Ballkan. Në një kohë kur përfundimi i luftës nuk dihej, Vjena synonte, me anë të kësaj deklarate të pengonte zgjerimin e shteteve ballkanike në kurriz të Turqisë, ndërsa Rusia të siguronte mbrojtjen e aleatëve të vet ballkanikë në rast disfate.

Megjithatë Lufta Ballkanike shpërtheu. Më 8 tetor Mali i Zi i shpalli luftë Turqisë. Më 17 tetor i shpallën asaj luftë Serbia e Bullgaria e një ditë më vonë, Greqia.

**Lufta e Parë Ballkanike dhe Shqipëria**

«Lufta ballkanike, shkruante V. I. Lenini, — është një nga hallkat në zinxhirin e ngjarjeve botërore, që shënon shëmbjen e Mesjetës në Azi dhe në Evropën Lindore. Krijimi i shteteve kombëtare të bashkuara në Ballkan, përmbysja e zgjedhës së feudalëve të vendit, çlirimi përfundimtar i fshatarëve ballkanas të çdo kombësie nga zgjedha e çifligarëve, — kjo ka qënë detyra historike që qëndronte përpara popujve të Ballkanit»[1].

Për zgjidhjen e kësaj detyre luftuan partitë punëtore social-demokrate të vendeve ballkanike. Ato hodhën parullën e luftës kundër politikës pushtuese të fuqive imperialiste, kundër politikës pushtuese nacionaliste të borgjezisë ballkanike dhe për vetëvendosjen e popujve, duke mbrojtur në këtë mënyrë edhe çështjen shqiptare.

Çështjen shqiptare e përkrahu edhe lëvizja socialiste ndërkombëtare. Kongresi Ndërkombëtar i Socialistëve, që u mbajt në Bazel (Svicër) në nëntor 1912, ku morën pjesë edhe përfaqësuesit e bolshevikëve rusë të udhëhequr nga V.I. Lenini, dënoi orvatjet imperialiste të Fuqive të Mëdha në Ballkan dhe ato nacionaliste të borgjezisë ballkanike dhe kërkoi të luftohej kundër shtypjes së popullit shqiptar. «Kongresi, — thuhej në Manifestin e 29 Nëntorit, — e njeh të drejtën e popullit

1) V. I. Lenin, *Veprat*, vëll. 19, f. 21.

shqiptar për autonomi, por ai me këtë nuk kupton që, nën pretekstin e autonomisë, Shqipëria të sakrifikohet për ambiciet austro-hungareze dhe italiane». Kongresi e mendonte Shqipërinë si «anëtare autonome të një federate demokratike të Ballkanit, ku Shqipëria mund të bëjë një jetë me të vërtetë të pavarur». Por lëvizja punëtore dhe në përgjithësi lëvizja demokratike në Ballkan nuk ishin aq të forta, sa t'i vinin fre shovinizmit të klasave sunduese dhe të ndikonin në zhvillimin e ngjarjeve. Lufta e Parë Ballkanike, përderisa drejtohej kundër Turqisë dhe kishte për qëllim bashkimin kombëtar të popujve ballkanikë, objektivisht kryente një funksion përparimtar. Por ajo u drejtua nga monarkitë e Ballkanit dhe u ndodh nën presionin e borgjezisë së fuqishme evropiane. Rrjedhimisht, Lufta e Parë Ballkanike u zhvillua nën flamurin e nacionalizmit borgjez dhe u kthye në një luftë grabitqare kundër Shqipërisë dhe Maqedonisë.

Shqiptarët ishin po aq të interesuar sa edhe popujt e tjerë të shtypur të Ballkanit, për t'u çliruar nga zgjedha osmane. Përfaqësuesit e tyre bënë përpjekje për t'u lidhur me fqinjët në luftën e përbashkët antiosmane, por këto përpjekje dështuan për faj të krerëve të aleancës ballkanike, të cilët nuk dëshironin t'i kishin shqiptarët si palë me të drejta të barabarta në këtë aleancë, sepse ishin marrë vesh midis tyre për copëtimin e Shqipërisë. Prandaj, shqiptarët nuk hynë në një aleancë krerët e së cilës synonin t'i përdornin ata si mish për top në luftën kundër Turqisë. Pjesëmarrja e shqiptarëve në këtë aleancë, pa u njohur zyrtarisht të drejtat e tyre ishte një vetëvrasje.

Planet aneksioniste të Serbisë, Malit të Zi e Greqisë kundrejt Shqipërisë, plane që filluan të viheshin në jetë me shpërthimin e Luftës së Parë Ballkanike, ishin rezultat i një politike të pajustifikueshme armiqësore ndaj një populli fqinj që kishte bërë një luftë heroike dhe të vazhdueshme kundër sundimit shekullor osman dhe kishte treguar se ishte një aleat i sigurt në luftën kundër armikut të përbashkët. Monarkitë e Ballkanit jo vetëm dërgonin ushtarët e tyre të vriteshin me shqiptarët, të vendosur të mbronin deri në fund lirinë e tërësinë e tokës së tyre, por edhe u jepnin imperialistëve rusë, austro-hungarezë dhe italianë një armë të fortë në dorë për të ndërhyrë akoma më brutalisht në punët e Ballkanit, që të shtinin në orbitën e tyre si popullin shqiptar, ashtu edhe popujt fqinj. Për këtë arsye, Lufta Ballkanike krijoi në Shqipëri një gjendje shumë të ndërlikuar dhe kontradiktore. Nga njëra anë në masat popullore vazhdonte të ishte gjallë fryma e luftës kundër zgjedhës turke, nga ana tjetër, po bëhej gjithnjë më i qartë rreziku që kërcënonte Shqipërinë nga monarkitë ballkanike, të cilat pas dëbimit të turqve nga Ballkani synonin ta fshinin kombin shqiptar nga harta politike e Ballkanit.



Ndryshe nga vendet e tjera Ballkanike, Shqipëria edhe kësaj radhe, në këto çaste tepër kritike, u ndodh vetëm, me armikun e vjetër në vatër dhe e sulmuar nga agresorë të rinj. Ky rrezik kombëtar vuri në lëvizje të gjitha klasat dhe shtresat shoqërore të vendit. Përpara tyre u ngrit në mënyrën më serioze çështja e fatit të Shqipërisë, e qëndrimit që duhej mbajtur ndaj konfliktit ballkanik, e mënyrave dhe mjeteve për ta shpëtuar Shqipërinë nga katastrofa e mundshme e Turqisë.

Qysh në fillim të tetorit gazeta «Liri e Shqipërisë», që përfaqësonte opinionin e kolonisë shqiptare të Sofjes, duke parashikuar ngjarjet, u drejtohej shqiptarëve me thirrjen: «... të marrim armët dhe të mbrojmë kufijtë e mëmëdheut tonë, duke kërkuar autonominë e Shqipërisë». Po kjo gazetë i këshillonte shqiptarët t'u përmbaheshin udhëzimeve të Sami Frashërit në veprën «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhet», d.m.th. t'i jepnin një shkelm të shëndoshë Turqisë për të mos u rrokullisur me të në greminë.

Ndryshe e vlerësuan gjendjen kolonitë shqiptare të mërgimit në ShBA. Ato u nisën nga fakti se Turqia, megjithëse ishte armike e Shqipërisë, sidoqoftë u kishte njohur shqiptarëve disa të drejta kombëtare, kurse pjesëtarët e aleancës ballkanike synonin ta copëtonin atë krejtësisht. Prandaj mbledhja e përfaqësuesve të kolonive shqiptare të SHBA, që u bë më 6 tetor 1912 në Boston, duke «... marrë në sy që po të mundet Turqia, shtetet e Ballkanit do ta ndajnë Shqipërinë në mes të tyre», deklaronte: «Është detyrë e atdhetarëve shqiptarë të jenë plotësisht të bashkuar me guvernën (qeverinë Red.) otomane kundër armiqve të Mbretërisë». Ndonëse frymëzohej nga qëllime patriotike, qëndrimi i kolonive të SHBA përmbante në vetvete një rrezik të madh për vendin. Përkrahja pa kondita që shqiptarët do t'i jepnin Turqisë në luftën kundër aleancës ballkanike do të sillte si pasojë që Shqipëria të pësonte të njëjtin fat që do të pësonte Turqia në Ballkan dhe do t'u jepte një argument të fortë qeverive të aleancës ballkanike për të mbrojtur përpara opinionit publik ndërkombëtar planin e copëtimit të Shqipërisë si provincë e thjeshtë turke.

Brenda në Shqipëri nismën për një veprim politik, që ta nxirrte vendin nga gjendja e vështirë dhe e ndërlikuar e krijuar nga Lufta Ballkanike, e mori shoqëria patriotike më e përparuar e vendit «Shoqëria e zezë për shpëtim» dhe komiteti «Shpëtimi» që ishte krijuar në Shkup. Përfaqësuesit e tyre Sali Gjuka, Nexhip Draga, Bedri Pejani, etj. organizuan

në Shkup më 14 tetor 1912 një mbledhje, për të cilën ishte marrë qysh përpara edhe miratimi i Hasan Prishtinës e Bajram Currit që kishin shkuar në front për organizimin e mbrojtjes së tokave shqiptare.

Mbledhja e Shkupit arriti në përfundimin se Turqia do ta humbiste luftën dhe vendosi t'u njoftonte Fuqive të Mëdha se populli shqiptar po i kapte armët jo për të forcuar sundimin e Turqisë në Ballkan, po për t'i dalë zot tërësisë tokësore e lirisë së Shqipërisë. Pra, vazhdonte deklarata, shqiptarët nuk do të pranonin për katër vilajetet veçse një formë të vetme qeverisjeje. Ky vendim përputhej me atë që ishte shprehur nga gazeta «Liri e Shqipërisë» dhe ishte vendimi më i drejtë e më realist që mund të merrej në ato rrethana. Ai iu dorëzua përfaqësuesve të fuqive të huaja të Shkup më 16 tetor.

Mbledhja e Shkupit caktoi edhe një delegacion, i cili do të shkonte në Malësi të Madhe për t'i shkëputur malësorët nga bashkëpunimi me Malin e Zi. Ky delegacion u autorizua gjithashtu të merrej vesh me krahinat e tjera të vendit për organizimin e një kuvendi kombëtar që do të vendoste për fatin e atdheut. Por ai nuk mundi të arrinte në Malësi të Madhe; ngjarjet në frontin e luftës ishin zhvilluar me një shpejtësi të tillë, që e detyruan të ndalej përkohësisht në Pejë e në Gjakovë, ku mori autorizimin nga popullsia për ta përfaqësuar atë në veprimtarinë kundër copëtimit të vendit. Prej këtej delegacioni i Kosovës u drejtua në Shqipërinë e Mesme e të Jugut ku ishin marrë nisma nga rrethet patriotike lokale për organizimin e kuvendit kombëtar dhe kishte filluar zgjedhja e delegatëve.

Ushtritë e aleatëve ballkanikë brenda një kohë të shkurtër e kishin shpartalluar ushtrinë turke në të gjitha frontet. Trupat bullgare, pasi thyen qëndresën e forcave turke, të përqëndruara në Trakën Lindore, iu drejtuan Adrianopojës. Forcat e Malit të Zi, të ndara në tri kolona, sulmuan dy në drejtim të Shkodrës dhe njëra në drejtim të Pejës. Brenda tri javësh ato pushtuan Pejën dhe iu afruan Shkodrës.

Mbreti Nikolla i Malit të Zi, ndërsa u premtonte malësorëve se do të respektonte flamurin shqiptar, në thirrjen drejtuar popullit malazez, e ftonte këtë t'u jepte dorën «vëllezërve nën zgjedhë të Malësisë, të cilët prej më shumë se dy vjetësh luftojnë për të drejtat e lirinë e tyre dhe për bashkimin me Malin e Zi». Kur doli në shesh mashtrimi i mbretit malazez dhe kur në tokat shqiptare të pushtuara, në vend të flamurit kombëtar u ngrit ai i Malit të Zi, malësorët që kishin marrë pjesë aktive në këtë luftë krahas ushtrive malazeze, u tërhoqën në masë nga lufta.



Edhe mbreti serb Pjetër në manifestin e vet deklaronte në mënyrë demagogjike se do t'u sillte edhe shqiptarëve lirinë, vëllazërinë dhe barazinë. Brenda disa ditëve armatat serbe pushtuan Prishtinën, Prizrenin dhe bashkë me forcat malazeze Gjakovën. Prej këtej ato kaluan nëpër luginën e Drinit pushtuan Lumën, Mirditën e Matin dhe dolën në Lezhë. Një pjesë e tyre iu drejtua Durrësit, kurse kolona të tjera u nisën drejt veriut dhe së bashku me forcat malazeze që kishin pushtuar Shëngjinin, plotësuan rrethimin e Shkodrës. Trupa të tjera serbe, pas fitores që korrën në betejën e Kumanovës, pushtuan Shkupin e Manastirin dhe marshuan drejt Shqipërisë së Mesme.

Ushtria greke, pasi theu forcat turke në Thesali dhe në Epir, çliroi Selanikun, rrethoi Janinën, shtiu në dorë Sazanin dhe zbarkoi në Himarë, të cilën e pushtoi bashkë me një varg fshatrash përreth.

Gjatë marshimit të tyre në tokat shqiptare, ushtritë e aleancës ballkanike ndeshën në qëndresën e vendosur të reparteve vullnetare popullore të vendit, të cilat i zgjeruan radhët e tyre me ushtarët shqiptarë që dezertonin në masë nga radhët e ushtrisë turke në të gjitha frontet dhe ktheheshin në vendet e tyre për të mbrojtur atdheun nga pushtuesit e rinj.

Pas sukseseve të para qeveritarët e Serbisë, Malit të Zi dhe Greqisë si edhe shtypi i tyre filluan t'i deklaronin gjithnjë më hapur qëllimet e tyre të vërteta ndaj Shqipërisë duke i justifikuar ato me argumentet absurde të paaftësisë së «fiseve të egra» e «barbare» shqiptare për të formuar shtetin e tyre.

Këto deklarata u shoqëruan me një veprimtari gjakatare, terroriste, shfarosëse të ushtrive malazeze e serbe e, më vonë greke kundër popullsisë shqiptare, pa mëshiruar gratë, fëmijët dhe pleqtë. Mijëra ushtarë të aleancës ballkanike, si dhe mbrojtës shqiptarë të truallit të tyre, ranë viktima të politikës së verbër antishqiptare, që ndoqën qeveritë e shteteve fqinje.

**Shpallja e pavarësisë së Shqipërisë.**

Fitoret e rrufeshme të shteteve ballkanike i detyruan Fuqitë e Mëdha të rishikonin vendimin e tyre për të mos lejuar ndryshimin e *status quo*-së në Ballkan. Qysh në fund të tetorit, në rrethet diplomatike dhe në shtypin evropian filloi të flitej për nevojën e ndryshimeve territoriale në të mirë të aleatëve ballkanikë. Në këto kushte, patriotët shqiptarë që ndodheshin jashtë atdheut vendosën të nder-

merrnin një veprim të ri politik krahas atij të «Shoqërisë së zezë për shpëtim» e të rretheve të tjera patriotike brenda vendit. Qëllimi i këtij veprimi do të ishte të shpëtohej Shqipëria nga copëtimi, të ruhej tërësia e saj tokësore e të mblidhej një kuvend kombëtar që do të vendoste për fatin e saj. Nismën për këtë veprim të ri e morën I. Qemali dhe L. Gurakuqi, të cilët mendonin se do të kishin përkrahjen e Lidhjes tripalëshe. Ata u nisën nga Stambolli dhe arritën në Bukuresht, ku më 5 nëntor 1912 organizuan mbledhjen e kolonisë shqiptare të atjeshme. Aty u vendos të themelohej «një komitet drejtonjës», që të merrte në dorë qeverinë e vendit; të krijohej një komision që do të shkonte në Evropë për të mbrojtur përpara qeverive të Fuqive të Mëdha «të drejtat kombëtare e vendore (tokësore Red.) të popullit shqiptar» dhe një komitet në Bukuresht, që do të bashkërendonte veprimet e komiteteve të tjera brenda e jashtë Shqipërisë për t'i ardhur atdheut në ndihmë. Mbledhja e Bukureshtit, në vendimin e saj, nuk përcaktoi qartë në se kërkohej autonomi apo pavarësi. Kjo do të përcaktohej, siç duket, nga zhvillimi i mëtejshëm i ngjarjeve dhe nga qëndrimi që do të mbanin kundrejt çështjes shqiptare Fuqitë e Mëdha. Për këtë qëllim Ismail Qemali me shokë shkoi në Vjenë ku bisedoi me ambasadorin anglez, me Berhtoldin dhe me ambasadorin italian. Gjatë rrugës ose ndoshta në kryeqytetin austriak I. Qemali u njoftua mbi lëvizjen që kishte filluar në Shqipëri për mbledhjen e një kuvendi kombëtar. Ai i deklaroi më 10 nëntor ambasadorit anglez se do të nisej së shpejti për në Vlorë për të marrë pjesë në një mbledhje të krerëve shqiptarë, se shqiptarët ishin të vendosur të ruanin vendin e tyre, se ata do të luftonin deri në pikën e fundit të gjakut për të mos lejuar një copëtim të tij dhe se krijimi i një Shqipërie më vete do të mënjanonte një ndërhyrje të njëanshme të Austrisë dhe Italisë.

Ideja për mbledhjen e një kuvendi në Shqipëri, që do t'u paraqiste Fuqive të Mëdha kërkesat e popullit shqiptar, kishte gjetur përkrahjen e qeverisë austro-hungareze. Berhtoldi e njoftoi I. Qemalin se Vjena ishte për një Shqipëri autonome. I tillë ishte edhe opinioni që mbizotëronte në rrethet diplomatike të fuqive të tjera të mëdha. Por autonomia në kuadrin e Perandorisë Osmane, tanimë nuk kishte asnjë kuptim. Ushtria turke në Ballkan ishte shpartalluar në të gjitha frontet. Trupat serbe, malazeze e greke kishin hyrë thellë në tokën shqiptare.

Në këto kushte e vetmja zgjidhje e drejtë e çështjes shqiptare ishte ajo e shpalljes së pavarësisë. Në këtë përfundim arriti grupi i patriotëve, i kryesuar nga I. Qemali, i cili më 19 nëntor deklaronte në Trieste, ku kishte arritur bashkë me sho-





Ismail Qemali

kët, se «. . . menjëherë pas mbërritjes së tij në Shqipëri do të shpallej pavarësia e Shqipërisë dhe do të zgjidhej qeveria e përkohshme». Nga Triestja komisionit që ishte formuar në Vlorë për përgatitjen e mbledhjes së kuvendit kombëtar iu dërgua një telegram, me anën e të cilit kërkohej që të merreshin masa për thirrjen e delegatëve.

Ideja e pavarësisë së Shqipërisë dhe lajmi i mbledhjes së kuvendit kombëtar u pritën me entuziazëm të madh në Shqipëri, ku gjetën një truall të përgatitur qysh më parë nga rrethet patriotike të vendit. Këto rrethe kishin vendosur lidhje midis tyre dhe kishin caktuar Vlorën si qendër ku do të bëhej mbledhja e përfaqësuesve të kombit shqiptar.

Grupi i kryesuar nga Ismail Qemali arriti në Durrës më 21 nëntor. Së bashku me patriotët durrsakë, ai vendosi të ngrinte në qytet flamurin kombëtar. Por autoritetet turke, të ndihmuara nga armiku i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhespot Jakovi, arritën, ndonëse përkohësisht, ta pengonin këtë veprim. Komanda turke e Janinës u orvat nga ana e saj, ta kapte I. Qemalin gjallë ose vdekur, por shumë shpejt u detyrua të hiqte dorë nga ky vendim. Administrata turke në krahinat e Shqipërisë, të papushtuara ende nga ushtritë ballkanike, në përgjithësi, nuk ishte në gjendje ta pengonte Lëvizjen Shqiptare. Ajo i trembej shumë një konflikti të armatosur me shqiptarët, në një kohë kur po ndiqej këmba-këmbës nga aleatët ballkanikë dhe kur e vetmja rrugë tërheqjeje në perëndim ishte Shqipëria.

Luigj Gurakuqi

Të shoqëruar nga delegatët e Durrësit, Shijakut, Tiranës e Krujës, I. Qemali me shokët e tij u nisën për në Kavajë. Prej andej nëpër Karatoprak kaluan në Fier ku u takuan me



Në Vlonë më 15/28 të Vjeshtës së tretë 1328/1912.

Pas fjalëvet që tha I. Kryetari Ismail Kemal Beu, me të cilat tregoi rrezikun e madh në të cilin ndodhet sot Shqipëria të gjithë delegatët me një zâ vendosën që Shqipëria me sot të bâhet në vehte, e lirë e e mosvarme.



114

Akti i shpalljes së pavarësisë kombëtare të Shqipërisë në Vlorë më 28 Nëntor 1912; (në mes) selia e qeverisë së parë shqiptare; (poshtë) delegatët e Kuvendit Kombëtar.

delegatët e Kosovës dhe më 25 nëntor arritën në Vlorë, që ishte destinuar të bëhej kryeqyteti i Shqipërisë së pavarur. Këtu delegatët e popullit shqiptar u pritën me festë. «Një zjarr i shenjtë patriotizmi, — shkruan I. Qemali në kujtimet e tij, — kishte pushtuar qytetin ku kisha lindur dhe populli më përshëndeste kudo me entuziazëm dhe gëzim».



Pandeli Cale

Puna e parë e udhëheqësit patriot qysh më 26 nëntor ishte organizimi i forcave të armatosura. Për këtë qëllim ai formoi një komision organizues dhe u dërgoi pleqësive të katundeve një qarkore. me anën e së cilës porositeshin të mobilizonin njerëzit e aftë për armë dhe t'i mbanin ata në gatishmëri.

Ndërkohë, ushtria serbe po përparonte me shpejtësi në tokat shqiptare. Ajo po i afrohej Durrësit, Tiranës, Krujës dhe Elbasanit. Rrethet patriotike të këtyre qyteteve vendosën ta shpallnin sa më parë pavarësinë për t'i vënë autoritetet ushtarake serbe përpara faktit të kryer. Më 25 nëntor Elbasani shpalli i pari pavarësinë. Të nesërmen atë e shpallën Durrësi e Tirana dhe më 27 nëntor Kavaja, Peqini dhe Lushnja.

Për shkak të përparimit të pandalur të ushtrive serbe, gjendja në Shqipëri po bëhej gjithnjë më kritike. Kjo ishte arsyeja që në mbrëmjen e 27 nëntorit delegatët që ndodheshin në Vlorë, ndonëse nuk kishin arritur ende përfaqësuesit e disa krahinave, vendosën të mblidhnin të nesërmen kuvendin kombëtar.

Më 28 Nëntor 1912, në orën 14, u hap në Vlorë Kuvendi Kombëtar në të cilin merrnin pjesë 37 delegatë. Kuvendi zgjodhi si kryetar Ismail Qemalin, i cili foli mbi të kaluarën e Shqipërisë nën sundimin osman dhe mbi luftërat e shqiptarëve për të fituar të drejtat e tyre. Ai vuri në dukje se në

rrethanat e krijuara nga Lufta Ballkanike «e vetmja udhë shpëtimi ishte ndarja e Shqipërisë nga Turqia».

Propozimi i kryetarit u miratua njëzëri nga delegatët, të cilët nënshkruan dokumentin historik ku thuhej: «... *Shqipëria me sot të bëhet më vehte, e lirë e mosvarme*».

Pastaj u ngrit madhërisht flamuri kombëtar i Shqipërisë përpara mijëra njerëzve që ishin mbledhur jashtë selisë së kuvendit e që e pritën këtë ngjarje historike me brohoritje entuziaste. Ndërsa popullsia përshkonte, duke kënduar, rrugët



**Ndërtesa ku u mblodh Kuvendi Kombëtar dhe u shpall Pavarësia e Shqipërisë më 28 nëntor 1912.**



e qytetit, oratorë patriotë si Jani Minga, Murat Toptani, etj., me fjalime të zjarrta, evokonin luftërat e popullit shqiptar për liri.

**Rëndësia historike e Shpalljes së Pavarësisë**

Shpallja e Pavarësisë ishte një akt me rëndësi jetike për popullin shqiptar. Ajo, nga njera anë, mbylli një epokë të tërë luftërash e përpjekjesh shekullore për të hequr qafe zgjedhën e huaj, për të ruajtur tërësinë territoriale të atdheut e për të formuar shtetin e lirë kombëtar shqiptar duke kurorëzuar veprën e shkëlqyer të Rilindjes dhe nga ana tjetër hapi një epokë të re, një epokë luftërash e përpjekjesh të reja për ta mbrojtur pavarësinë e fituar nga rreziqet e jashtme e të brendshme, për të siguruar bashkimin kombëtar të gjymtuar rëndë dhe për të vendosur rendin demokratik.

Ngritja e flamurit kombëtar në Vlorë përfaqësonte fitoren e përbashkët të të gjitha trevave shqiptare prej Rrafshit të Dukagjinit në veri e deri në Çamëri në jug, prej brigjeve të Adriatikut e të Jonit në perëndim e deri në fushën e Kosovës e të Tetovës në lindje. Këto treva duke marrë pjesë aktive me pushkë e me penë në lëvizjen për çlirimin kombëtar vunë gurë në themelet e pavarësisë shqiptare, i çimentuan ato me gjakun e bijve më të mirë të tyre dhe i hapën rrugën formimit të shtetit shqiptar.

Me aktin e 28 Nëntorit 1912 sanksionohej e drejta e pamohueshme historike e kombit shqiptar për të qenë i lirë e i pavarur në trojet e veta, krahas popujve të tjerë të Gadishullit Ballkanik. Kjo ishte një e drejtë që buronte nga qenia e tij si popull me gjuhë, kulturë, individualitet e histori të vetën, e drejtë e fituar me mundime e sakrifica të panumërta në llogoret e luftës, e drejtë që i takonte për kontributin e vyer në dëbimin nga Ballkani të sunduesve të huaj osmanë.

Kuvendi i Vlorës hodhi themelet e shtetit të ri sovran shqiptar.

Për ta siguruar një fitore të tillë popullit shqiptar iu desh të bënte një luftë të gjatë kundër sundimtarëve osmanë dhe synimeve grabitqare të fuqive të huaja. Një varg rrethanash të brendshme e të jashtme kanë bërë që këto lëvizje të mos të arrinin dot objektivin. Por në çdo etapë të tyre ato kanë vënë në provë forcat materiale e morale të masave popullore, kanë pasuruar përvojën e traditat luftarake të tyre dhe kanë krijuar premisat për zhvillimin e mëtejshëm të luftës. Në shek. XIX dhe në fillim të shek. XX kjo luftë u zhvillua



Ismail Qemali e Isa Boletini

mbi baza të reja shoqërore e politike dhe mori karakter të ndërgjegjshëm kombëtar.

Shpallja e autonomisë nga Lidhja e Prizrenit dhe ajo e Pavarësisë nga Kuvendi i Vlorës më 1912 janë dy hallkat themelore në zinxhirin e ngjarjeve të Lëvizjes Kombëtare, të lidhura organikisht midis tyre si shprehje të vullnetit popullor dhe si pasojë e drejtpërdrejtë e përfundim logjik i luftës popullore çlirimtare. Por, Shpallja e Pavarësisë shqiptare ishte në të njëjtën kohë një etapë më e lartë, e përcaktuar nga zhvillimi progresiv i Lëvizjes dhe nga rrethanat ndërkombëtare.

Në Gadishullin Ballkanik Shqipëria bashkë me Maqedoninë ishte vendi që u çlirua i fundit nga sundimi i sulltanëve osmanë, në një kohë kur popujt e tjerë fqinj kishin kush më shumë e kush më pak, dhjetëra vjet që bënin një jetë shtetërore të pavarur. Kjo vonesë u shkaktua nga faktorë ekonomikë, shoqërorë e politikë, të brendshëm e të jashtëm, që vepruan ndërsjelltas mbi Lëvizjen Kombëtare dhe përcaktuan ritmet e zhvillimit të saj.

Prapambetja ekonomike e shoqërore e vendit ishte padyshim një faktor që vonoi rritjen e forcave organizuese e drejtuese borgjeze të Lëvizjes Kombëtare dhe si pasojë e vështirësoi dhe e vonoi Shpalljen e Pavarësisë. Megjithatë, edhe pse Shqipëria ishte një vend i vogël e mbi të rëndonte zgjedha e një perandorie të madhe, një faktor themelor që e vonoi për dhjetëra vjet pavarësinë shqiptare ishte ai i jashtëm. Populli shqiptar ka qenë gjatë gjithë lëvizjes për çlirimin kombëtar i vetëm, pa ndihmë të jashtme e pa aleatë. Për më tepër, Fuqitë e Mëdha dhe shtetet ballkanike fqinje luftuan me të gjitha mjetet, duke filluar nga presionet diplomatike e duke mbaruar edhe me ndërhyrje të armatosura, kundër Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, e cila për nga qëllimet e saj ishte në kundërshtim me planet e tyre të skllavërimit ekonomik e politik dhe të copëtimit të Shqipërisë.

Në këto kushte, lufta për pavarësinë e Shqipërisë nuk mund të mbështetej veçse në forcat e popullit shqiptar dhe mund t'ia arrinte qëllimit kur të krijohej një koniunkturë e favorshme ndërkombëtare, kur kontradiktat midis fuqive imperialiste mund të shfrytëzoheshin me sukses për realizimin e saj.

Pavarësia e Shqipërisë u shpall në kushte të tilla ndërkombëtare. Udhëheqësit e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, në fazën e fundit të saj, ditën të shfrytëzonin me mjeshtëri koniunkturën politike që u krijua me shpërthimin e Luftës së Parë Ballkanike, kur në çështjen shqiptare u ndeshën me forcë interesat e kundërta të Fuqive të Mëdha imperialiste. Është merita e këtyre patriotëve largpamës, dhe, në mënyrë të veçantë e patriotit të shquar diplomat Ismail Qemali, që duke u mbështetur në luftën popullore brenda vendit, zgjodhën drejt çastin e përshtatshëm për të kaluar nga platforma e deriatëhershme politike e lëvizjes për autonominë në atë të pavarësisë. Dhe kjo u realizua pikërisht në nëntor 1912, kur Turqia po dëbohej nga Ballkani, kur Fuqitë e Mëdha vendosën të hiqnin dorë nga ruajtja e *status quo*-së në Ballkan dhe kur planet e aleatëve ballkanikë për ta zhdukur Shqipërinë, të përkrahura nga fuqitë e Antantës u kundërshtuan nga fuqitë e Lidhjes tripalëshe.

Vendimi historik i 28 Nëntorit drejtohej megjithatë jo vetëm kundër politikës së Fuqive të Mëdha imperialiste të Antantës dhe të monarkive fqinje të Ballkanit, por edhe kundër planeve të fuqive imperialiste të Lidhjes tripalëshe. Këto të fundit, sidomos Austro-Hungaria dhe Italia, si më të interesuarat për çështjen shqiptare, ishin në atë kohë për autonominë e Shqipërisë, nën sovranitetin e Sulltanit «Pavarësinë» e saj ato e konsideronin një variant të mundshëm të zgjidhjes së çështjes shqiptare dhe e kuptonin nën prizmin e interesave të tyre imperialiste, si mjetin që do t'u hapte



Monumenti i Pavarësisë (Vlorë)

rrugën për të skllavëruar më lehtë ekonomikisht dhe politikisht popullin shqiptar, për ta përdorur këtë si gardh kundër shtrirjes së shteteve sllave drejt perëndimit dhe Shqipërinë si bazë për shtrirjen e tyre në Ballkan.

Kthesa historike e 28 Nëntorit 1912 ishte premisa politike themelore për organizimin mbi baza më të përparuara të jetës së brendshme të vendit dhe për zhvillimin më të shpejtë ekonomik, shoqëror e kulturor të tij.

## BURIMET DHE LITERATURA KRYESORE

### 1) *Veprat e klasikëve të marksizëm-leninizmit*


Marks, K. — Engels, F. : *Werke:*

» » — Die Niederlage der Piemontesen, Bd. 6.

» » — Revolution und Konterrevolution in Deutschland (Kap. XVII: der Aufstand), Bd. 8.

» » — Türkei, Bd. 8.

» » — Worum es in der Türkei wirklich geht, Bd. 9.

» » — Was soll aus der europäischen Türkei werden, Bd. 9.

» » — Das türkische Problem, Bd. 9.

» » — Der griechische Aufstand, Bd. 10.

» » — Zur Geschichte der orientalischen Frage, Bd. 10.

» » — Kriegsführung im Gebirge einst und jetzt, Bd. 12.

» » — Die Aussichten des Krieges, Bd. 17.

» » — Über den Krieg XXXI, Bd. 17.

Marks, K. : Kapitali, vëll. I-III, Tiranë, 1968-1979.

Engels, F. : Lufta fshatare në Gjermani, Tiranë, 1975.

» » — Vepra të zgjedhura ushtarake, vëll. I-II, Tiranë, 1975.

Lenin, V. I. : *Veprat*, botimi i katërt:

Zhvillimi i kapitalizmit në Rusi, vëll. 3.

» » — Çështja nacionale në programin tonë, vëll. 3.

Lufta partizane, vëll. 11.

» » — Çështja agrare në Rusi në fund të shekullit XIX, vëll. 15.

» » — Lëndë ndezëse në politikën botërore, vëll. 15.

» » — Ngjarjet në Ballkan dhe në Persi, vëll. 15.

» » — Mbarimi i luftës midis Italisë dhe Turqisë, vëll. 18.

Lenin, V. I.: Një lojë kumari, vëll. 18.
» » — Popujt e Ballkanit dhe diplomacia evropiane, vëll. 18.
» » — Dhelpra dhe koteci, vëll. 18.
» » — Një kapitull i ri në historinë botërore, vëll. 18.
» » — Tmerret e luftës, vëll. 18.
» » — Rëndësia shoqërore e fitoreve të sërbëve dhe bullgarëve, vëll. 18.
» » — Lufta ballkanike dhe shovinizmi borgjez, vëll. 19.
» » — Mbi autonominë «kombëtare-kulturore», vëll. 19.
» » — Roli i shtresave shoqërore dhe i klasave në lëvizjen çlirimtare, vëll. 19.
» » — Mbi të drejtën e kombeve për vetëvendosje, vëll. 20.
» » — Shënime kritike në lidhje me çështjen kombëtare, vëll. 20.
» » — Imperializmi si faza më e lartë e kapitalizmit vëll. 22.
» » — Përfundimet e diskutimit mbi vetëvendosjen, vëll. 22.
Stalin, J. V.: *Veprat:*
» » — Marksizmi dhe çështja nacionale, vëll. 2.
» » — Mbi shtruarjen e çështjes nacionale, vëll. 5.
» » — Mbi bazat e leninizmit, vëll. 6.
» » — Rreth çështjeve të leninizmit, vëll. 8.

## 2) *Vepra, raporte, fjalime dhe artikuj të shokut Enver Hoxha*

Hoxha, E. : Tradhëtari Mustafa Merlika e C° për të përçarë lëvizjen e popullit shqiptar e heqin veten nacionalistë (sic) (nëntor 1942), vëll. 1, Tiranë, 1968.
» » — 28 Nëntori, dita e bashkimit të popullit shqiptar kundër zaptuesit fashist (nëntor 1942), vëll. 1, Tiranë, 1968.
» » — Fjalimi i tradhëtarit, mbajtur më 22 nëntor 1942 (nëntor 1942), vëll. 1, Tiranë, 1968.
» » — Kështu luftoi populli shqiptar. (Shteg më shteg me çetat partizane e vullnetare, që luftojnë me tërbim okupatorin fashist), (janar 1943), vëll. 1, Tiranë, 1968.



Hoxha, E.: 7 prill, dita e zisë dhe dita e luftës së popullit shqiptar (prill 1943), vëll. 1, Tiranë, 1968.
» » — Referat në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare (të Labinotit) mbi qëndrimin kundrejt rrymave të ndryshme jashtë Lëvizjes Nacionalçlirimtare (6 shtator 1943), vëll. 1, Tiranë, 1968.
» » — Raport në Kongresin I Antifashist Nacionalçlirimtar (24 maj 1944), vëll. 2, Tiranë, 1968.
» » — Raport para Mbledhjes së Dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Shqipërisë (20 tetor 1944), vëll. 2, Tiranë, 1968.
» » — Fjalim me rastin e ditës së pavarësisë dhe të ardhjes së Qeverisë Demokratike në Tiranë, (28 Nëntor 1944), vëll. 2, Tiranë, 1968.
» » — Mesazh drejtuar popullit shqiptar me anë të radios, me rastin e 33-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë (28 Nëntor 1945), vëll. 3, Tiranë, 1969.
» » — Nga biseda me udhëheqësit e redaksisë «Pionieri» si dhe me një grup pionierësh (3 janar 1947), vëll. 4, Tiranë, 1970.
» » — Fjala e mbajtur përpara popullit të Gjirokastrës (3 tetor 1947), vëll. 4, Tiranë, 1970.
» » — Fjala e mbajtur përpara popullit të Korçës (12 tetor 1947), vëll. 4, Tiranë, 1970.
» » — Fjala e mbajtur në mitingun e organizuar në Vlorë (24 dhjetor 1948), vëll. 4, Tiranë, 1970.
» » — Raport në Kongresin I të PKSh «Mbi punën e Komitetit Qendror dhe detyrat e reja të Partisë» (8 nëntor 1948), vëll. 5, Tiranë, 1970.
» » — Fjalim në konferencën solemne me rastin e 10-vjetorit të themelimit të PPSh (8 nëntor 1951), vëll. 8, Tiranë, 1971.
» » — Raport në Kongresin II të PPSh «Mbi aktivitetin e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë» (31 mars 1952), vëll. 9, Tiranë, 1972.
» » — Fjala e mbajtur në mbledhjen solemne me rastin e 10-vjetorit të Çlirimit të Atdheut (28 nëntor 1954), vëll. 12, Tiranë, 1972.
» » — Raport «Mbi aktivitetin e Këshillit të Përgjithshëm dhe detyrat e mëtejshme të Fron-

tit Demokraktik» — Mbajtur në Kongresin e tretë të Frontit Demokratik të Shqipërisë (17 qershor 1955) vëll. 12, Tiranë, 1972.

Hoxha, E. — Raport në Kongresin III të PPSh «Mbi aktivitetin e Komitetit Qendror të PPSh» (25 maj 1956), vëll. 13, Tiranë, 1973.

» » — Te populli është burimi më i madh i frymëzimit — Nga biseda e zhvilluar me një grup shkrimtarësh dhe artistësh në prag të Kongresit të parë të Shkrimtarëve dhe Artistëve (15 maj 1957), vëll. 14, Tiranë, 1973.

» » — Fjala në mbledhjen e komisionit inisiator për kremtimin e 45-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë (tetor 1957), vëll. 15, Tiranë, 1973.

» » — Festat e çlirimit dhe patriotët tanë (nëntor 1958), vëll. 16, Tiranë, 1973.

» » — Mbi disa probleme të Historisë së Shqipërisë — Diskutim në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSh (6 maj 1959), vëll. 17, Tiranë, 1974.

» » — Nga fjala në mitingun e organizuar në Kuç me rastin e 15-vjetorit të çlirimit të krahinës së Kurveleshit (25 qershor 1959), vëll. 17, Tiranë, 1974.

» » — Mesazh drejtuar nxënësve dhe pedagogëve të shkollës pedagogjike «Luigj Gurakuqi» në Elbasan me rastin e 50-vjetorit të themelimit të shkollës (30 nëntor 1959), vëll. 17, Tiranë, 1974.

» » — Organizatat e Partisë në kufi të jenë të forta, të pastra, monolite — Nga fjala e mbajtur në takimin me ushtarakët e forcave të kufirit (25 prill 1960), vëll. 18, Tiranë, 1975. Veprat që ndërton dhe gëzon populli ynë i mbron me vigjilencë — Fjala në mitingun e organizuar me punonjësit e Peshkopisë (1 qershor 1960), vëll. 18, Tiranë, 1975.

» » — Raport në Kongresin IV të PPSh «Mbi aktivitetin e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë (13 shkurt 1961), vëll. 20, Tiranë. 1976.

» » — Populli ynë ka trashëguar një kulturë të madhe me tradita përparimtare — Fjala në mbledhjen me shkrimtarët dhe artistët (11 korrik 1961), vëll. 21, Tiranë, 1976.



Hoxha, E.: Njëzet vjet jetë dhe luftë revolucionare — Fjalim në mbledhjen solemne kushtuar 20-vjetorit të themelimit të PPSh (7 nëntor 1961), vëll. 22, Tiranë, 1976.

» » — Vigjilencën ta kemi në rendin e ditës, armët t'i mbajmë gati dhe barutin të thatë — Fjala në mitingun e rrethit të Gjirokastrës (14 nëntor 1961), vëll. 22, Tiranë, 1976.

» » — Disa pikëpamje mbi kryengritjen e fshatarësisë së Shqipërisë së Mesme (1914-1915), të udhëhequr nga Haxhi Qamili (31 janar 1962), vëll. 23, Tiranë, 1977.

» » — Inteligjencia jonë rritet dhe zhvillohet në gjirin e popullit — Fjala në takimin me përfaqësuesit e inteligjencës së kryeqytetit (25 tetor 1962), vëll. 23, Tiranë, 1977.

» » — Gëzim i madh për popullin shqiptar që feston sot dy ngjarje të mëdha — Fjala e hapjes në mbledhjen e përbashkët të Byrosë Politike të KQ të PPSh, të Presidiumit të Kuvendit Popullor të RPSh dhe të Këshillit të Ministrave të RPSh, mbajtur në Vlorë me rastin e 50-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë dhe 18-vjetorit të Çlirimit të Atdheut (26 nëntor 1962), vëll. 24, Tiranë, 1977.

» » — Frytet e 28 e të 29 Nëntorit t'i gëzojnë në shekuj nipërit e stërnipërit tanë — Fjala në pritjen e dhënë në Vlorë me rastin e 50-vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë dhe të 18-vjetorit të Çlirimit të Atdheut (29 Nëntor 1962), vëll. 24, Tiranë, 1977.

» » — Partia i dha popullit pushtetin e tij dhe e udhëheq në rrugën e socializmit — Fjala e mbajtur në mbledhjen përkujtimore në sallën — muze të Kongresit të Përmetit (24 maj 1964), vëll. 26, Tiranë, 1978.

» » — Historia është shkencë që kërkon të pasqyrohen drejt ngjarjet — Diskutim në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSh (2 tetor 1964), vëll. 27, Tiranë, 1978.

» » — 20 vjet Shqipëri socialiste — Fjala në mbledhjen solemne kushtuar 20-vjetorit të Çlirimit të Atdheut (28 Nëntor 1964), vëll. 28, Tiranë, 1978.

» » — Mbi veprimtarinë e Komitetit Qendror të

Hoxha, E.: Partisë së Punës të Shqipërisë — Raport në Kongresin e 5-të të PPSh (1 nëntor 1966), vëll. 34, Tiranë, 1981.

» » — Për revolucionarizimin e mëtejshëm të shkollës sonë — Fjala në mbledhjen e Byrosë Politike të KQ të PPSh (7 mars 1968), vëll. 37, Tiranë, 1982.

» » — Mbi masat që duhen marrë për forcimin e kooperativave bujqësore të malësisë (23 mars 1967), Raporte e fjalime 1967-1968, Tiranë, 1969.

» » — Të zbatojmë me këmbëngulje e në mënyrë krijuese detyrat për revolucionarizimin e Partisë e të jetës së vendit (21 dhjetor 1968), Raporte e fjalime 1967-1968, Tiranë 1969.

» » — Letër drejtuar skulptorëve Kristaq Rama, Muntas Dhrami e Shaban Hadëri (26 qershor 1969), Raporte e fjalime 1969-1970, Tiranë, 1970.

» » — Populli ynë nuk e ka ndarë «dyfekun me gjalmë» nga libri, shpatën nga pena, trimërinë nga dituria, luftën nga puna (11 nëntor 1973), Raporte e fjalime (1972-1973), Tiranë, 1974.

» » — Populli shqiptar sot lufton, punon dhe jeton i lumtur në epokën e Partisë (28 nëntor 1972), Raporte e fjalime (1972-1973), Tiranë, 1974.

» » — Raport «Mbi veprimtarinë e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë» (mbajtur në Kongresin VI të PPSh, 1 nëntor 1971), Tiranë, 1971.

» » — Raport mbi veprimtarinë e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë (mbajtur në Kongresin VII të PPSh, 1 nëntor 1976), Tiranë, 1976.

» » — Raport mbi veprimtarinë e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë (mbajtur në Kongresin VIII të PPSh, 1 nëntor 1981), Tiranë, 1981.

» » — «Për zhvillimin e shkencës dhe përgatitjen e kuadrit llogaritë t'i bëjmë mirë dhe me kohë» (nga biseda në takimin ditor me sekretarët e KQ të PPSh — 15 qershor 1978), në: «Studime Politiko-shoqërore», 1981, nr. 1.

» » — Disa mendime për rilindasit (shënime — 12 qershor 1978), në: «Studime Politiko-shoqërore», 1982, nr. 2.

Hoxha, E.: Të ngrihen në një nivel më të lartë shkencat që studiojnë historinë, gjuhën dhe kulturën tonë kombëtare, në: «Studime politiko-shoqërore», Tiranë, 1983, nr. 4.

» » — Përshëndetja e shokut Enver Hoxha drejtuar popullit të Gjirokastrës me rastin e inaugurimit të qendrës së re muzeale dhe të Obeliskut), në: «Zëri i popullit 25 maj 1977.

» » — Vendimet historike të Kongresit të Përmetit dolën nga gryka e pushkës partizane — nga fjala në pritjen e dhënë në Përmet me rastin e 20-vjetrit të Kongresit të Parë Antifashist Nacionalçlirimtar (24 maj 1964), *Vepra të zgjedhura:* Në ndihmë të Ushtrisë Popullore, vëll. II, 1949-1966, Tiranë, 1975.

### 3) *Vepra të udhëheqësve të tjerë të Partisë e të shtetit.*

Alia, R.: Lidhja Shqiptare e Prizrenit — faqe e ndritur e historisë sonë e shkruar me gjak, Tiranë, 1979.

### 4) *Dokumente të botuara.*

— Akte të Rilindjes Kombëtare Shqiptare (1878-1912), përgatitur nga St. Pollo dhe S. Pulaha, Tiranë, 1978.
— Albania — Memorandum, a cura di A. Lorecchio, nr. 1, Roma, 1919, nr. 2, Roma, 1920, nr. 5, Roma, 1922.
— Burime të reja vendase mbi periudhën e Lidhjes së Prizrenit, përgatitur nga Dh. Andoni dhe K. Luka, në: «Studime historike», 1968, nr. 3.
— Dokumente mbi Lidhjen e Prizrenit, nga arkivi i Vjenës, raporte të konsujve austro-hungarezë, përgatitur nga A. Buda, në: «Buletin i Institutit të Shkencave», 1948, nr. 2-3.
— Dokumente historike për t'i shërbyer historisë sonë kombëtare, Elbasan, 1924-1925.
— Hasan Prishtina. (Përmbledhje dokumentesh 1908-1934), përgatitur nga Kujtim Nuro e Nezir Bato, Tiranë, 1983.
— Ismail Qemali. (Përmbledhje dokumentesh), përgatitur nga Teuta Hoxha, Tiranë, 1982.
— Kanonizma shqiptare (dorëshkrim në Arkivin e Institutit të Historisë), përgatitur nga P. Pepo.

— Kryengritjet popullore në vitet 30 të shek. XIX, (Dokumente osmane) përgatitur nga P. Thëngjilli, Tiranë, 1978.
— Letra të panjohura të Pashko Vasës dhe dokumente të tjera rreth tij, në: «Buletin shkencor», Shkodër, 1979, nr. 1, (përgatitur nga Vehbi Bala).
— Lidhja Shqiptare e Prizrenit (1878-1881) në dokumente angleze, përgatitur nga S. Rizaj, Prishtinë, 1978.
— Lidhja Shqiptare e Prizrenit në dokumentet osmane (1878-1881), përgatitur nga K. Prifti, Tiranë, 1978.
— Lidhja e Prizrenit në dokumente osmane (1878-1881), përgatitur nga I. Rexha, Prishtinë, 1978.
— Mendimi politik e shoqëror i Rilindjes Kombëtare Shqiptare (përmbledhje artikujsh nga shtypi), përgatitur nga Z. Haskaj, vëll. I-II, Tiranë, 1971, 1976.
— Shqipëria në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, (1876-1878), dokumente franceze përgatitur nga L. Mile, vëll. I, Tiranë, 1978.
— Thirrje e KQ të PKSh drejtuar fshatarëve dhe gjithë popullit shqiptar (qershor 1943), në: «Dokumente kryesore të PPSh», vëll. I, botimi i dytë, Tiranë, 1971.
— Vendimet e Kongresit të Dibrës, Manastir, 1909.
— Vendim i KQ të PPSh, i Presidiumit të Kuvendit Popullor dhe i Këshillit të Ministrave të RPSh mbi 50-vjetorin e Shpalljes së Pavarësisë (19 nëntor 1962), në: «Dokumente kryesore të PPSh», vëll. IV, Tiranë, 1970.
— Vendimi i Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë «Mbi traditat patriotike-revolucionare të popullit tonë dhe masat për njohjen dhe zhvillimin e tyre të mëtejshëm (7 korrik 1959), në: «Dokumente kryesore të PPSh», vëll. III, Tiranë, 1970.

*

* *

— Albanien, Wirtschaftliche Berichte der K. und k. Osterr-ungar. Konsular — Ämter in Scutari, Durazzo, Valona 1912, Wien, 1915.
— Austro-Hungarian Documents relating to Macedonian struggle 1896-1912, Thessaloniki, 1976.
— Blue book Turkey — Correspondences, treaties and documents respecting Turkey and presented to both Houses of Parliament, London, 1877-1881.
Bogitschewitsch, Dr. M.: Die auswärtige Politik Serbiens 1903-1914, vol. I-III, Berlin, 1928-1931.
— British documents on the origins of the War 1898-1914, vol. I-IV, London, 1927-1936.
— Sbornik diplomatiçeskih dokumentov kasajushihsja sobitiina Balkanskom polluostrovje (avgust 1912 — ijul 1913), Spb. 1914.
— Documenti diplomatici italiani, Roma, 1952-1981.
— Documents diplomatiques. Affaires Balkaniques 1912-1914, v. I-III, Paris, 1923.
— Documents diplomatiques français relatifs aux origines de la guerre de 1914 (1871-1914).
— Grosse (Die) Politik der Europäischen Kabinette 1871-1914, Berlin, 1922-1927.
— Izveštai od 1903 godina na srpskite konsuli, mitropoliti i učilišni inspektori vo Makedonija, (L. Lape), Skopje, 1954.
— Izveštai od 1903-1904 godina na Avstriskite Pretstavnici vo Makedonija Prevod, redakc. i komentar D. Zografski, Skopje, 1955.
— Krasnij arhiv, T. 1-7, Moskva.
— Mjezhdunarodnie otnoshjenia v epohu imperializma 1878-1917, Moskva.
— Ministère des Affaires étrangères — Documents diplomatiques: Négotiations relatives à la rectification des frontières de la Grèce, v. I-II, Paris, 1880-1881.
Noradounghian, G.: Recueil d'actes internationaux de l'Empire Ottoman, v. I-IV, Paris, 1897.
Novotny, A.: Quellen und Studien zur Geschichte des Berliner Kongresses 1878, Bd. I, Graz-Köln, 1957.
Pribram, A. F.: Die politischen Geheimverträge Österreich-Ungarns 1879-1916, Wien, 1920.
Österreichisch — Ungarisches Rotbuch. Actenstücke aus den Correspondenzen des K. u. K. gemeinsamen Ministeriums des Äusseren über orientalische Angelegenheiten, v. I-IV, Wien, 1878-1880.
— Österreisch — Ungarns Aussenpolitik von der Bosnischen Krise 1908 bis zum Kriegsausbruch 1914, V. I-VIII, Wien und Leipzig, 1930.
— Salname-i Yanja vilayetine (botim i përvitshëm) — Yanja 1291 (1875) deri 1327 (1911).
— Salname-i Manastir vilayetine (botim i përvitshëm) — Manastir 1291 (1875) deri 1327 (1911).
— Salname-i Kosova vilayetine (botim i përvitshëm) — Prishtina 1291 (1875) deri 1327 (1911).
— Salname-i Ishkodra vilayetine (botim i përvitshëm) — Ishkodra 1311 (1895) deri 1327 (1911).
— Salname-i Devlet-i Alijje-i Osmanije (botim i përvitshëm) — Istanbul, 1286 (1876) deri 1327 (1911).

Tomoski,: Dokumenti od Vienskata arhiva za Makedonija od 1879-1903, Skopje, 1955.
Verdene, G.: Question (La) des réformes dans la Turquie d'Europe. Exposé documentaire, Paris, 1903.
Young, G.: Corps de droit ottoman, v. I-V, Oxford, 1905-1906.

### 5) *Gazeta dhe revista*

— «Albania», Bruxelles — London, 1897-1909.
— «Arbri i rii», Palermo, 1887.
— «Bashkim'i Kombit», Manastir, 1909, 1910.
— «Bashkimi», Shkodër, 1910-1911.
— «Besa», Kairo, 1904-1905.
— «Dielli», Boston, Mass, 1909-1912 (vazhdon).
— «Dituria», Selanik, 1909.
— «Drita», (më vonë «Dituria»), Stamboll, 1884-1885.
— «Drita», Sofje, 1901-1908.
— «Drita», Manastir, 1911-1912.
— «Fiamuri i Arbërit», Corigliano Calabro, 1883-1885.
— «Flamuri i Shqipërisë», Napoli, 1904
— «Foni (I) tes Alvanias», Athinë, 1879-1880.
— «Kalendari Kombiar», Sofia, 1897-1912 (vazhdon).
— «Kalendari i shoqënisë «Dija»», Vjenë, 1906-1910.
— «Kalendari i Maleve», Bruksel, 1900.
— «Kalendari shqyptar», 1904-1906.
— «Koha», Korçë, 1911-1912 (vazhdon).
— «Kombi», Boston, 1906-1908.
— «Korça», Korçë, 1908-1910.
— «Lajmëtari i Shqypenies», Romë, 1904-1905.
— «Lidhja Orthodokse», Korçë, 1909-1910.
— «Liri e Shqipërisë», Sofje, 1911-1912 (vazhdon).
— «Lirija», Selanik, 1908-1910.
— «Nazione (La) Albanese» (Catanzaro — Pallagorio) 1897-1912 (vazhdon).
— «Nuova (La) Albania», Napoli, 1898-1904, (me ndërprerje).
— «Pellasgos» (më vonë «Pellasgiotis»), Lamia, 1860.
— «Rrufeja» Tubhar-Fayoum, 1909-1912 (vazhdon).
— «Shkupi», Shkup, 1911-1912.
— «Shpnesa e Shqypeniis», Raguzë-Trieste-Romë, 1905-1907.
— «Shqipëria», Bukuresht, 1897-1899.
— «Shqipëtari», Bukuresht, 1887-1903 (me ndërprerje).
— «Shqipëtari», Stamboll, 1909-1911.
— «Shqypeja e Shqypenis», Sofje, 1909-1911.
— «Tercuman-i Šark», Stamboll, qershor-tetor 1978.
— «Tomorri», Elbasan, 1910.
— «Toska», Minia (Egjypt), 1901-1902.
— «Zgjim'i Shqipërisë», Janinë, 1909-1911.



### 6) *Literatura historiografike*


— Albanais (Les) et la demonstration navale devant le suprême jury de la presse (pa vend), 1880.
— Albanesi (Gli) a Dora d'Istria, a cura di D. Camarda, Livorno, 1870.
— Albania — Nozioni geografiche statistico amministrative, Scutari d'Albania, 1911.
— Alfabeti i gjuhës shqipe dhe Kongresi i Manastirit. Studime, materiale, dokumente, Tiranë, 1972.
— Alfabetare e gluhësë shqip, Konstadinopojë, 1879. (Kanë bashkëpunuar për këtë abetare Jani Vreto, Sami Frashëri, Koto Hoxhi, Pashko Vasa).

Alpan, N.: Disa çështje shqiptare të diskutuara në parlamentin e parë osman (1877-1878), në: «Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.

Bala, V.: Jeta e Elena Gjikës (Dora d'Istrias), Tiranë, 1967.

» » — Jeta e Fan S. Nolit (Portret — monografi), Tiranë, 1972.

» » — Pashko Vasa (Portret — monografi), Tiranë, 1979.

Ballvora, Sh.: Lidhja e Prizrenit dhe çështja e autonomisë së Shqipërisë, në: «Studime historike», 1968, nr. 2.

» » — Koncepti i territorit i Lidhjes Shqiptare të themeluar në Prizren dhe lufta e saj për mbrojtjen e tërësisë territoriale të Shqipërisë, në: «Studime historike», 1978, nr. 2.

Belegu, Xh.: Lidhja e Prizrenit e veprimet e saj (1878-1881), Tiranë, 1939.

Billia, L. M.: Grecia e Albania, Torino, 1886.

Braha, Sh.: Idriz Seferi në lëvizjet kombëtare shqiptare, Tiranë, 1981.

Brahimi, R.: Kënga popullore e Rilindjes Kombëtare, Tiranë, 1979.

Brestovci, S.: Marrëdhëniet shqiptaro-serbe-malazeze gjatë viteve 1839-1856, në: «Gjurmime albanologjike», seria e shkencave historike, Prishtinë, 1974, nr. XI (II), 1972.

» » — Disa momente të marrëdhënieve shqiptaro-serbe-malazeze në fund të viteve 60 të shek. XIX (1856-1862), në «Gjurmime albanologji-

ke», seria e shkencave historike, Prishtinë, 1977, nr. IV-V.
Brestovci, S.: Lëvizja Kombëtare Shqiptare dhe marrëdhëniet shqiptaro-serbe-malazeze gjatë Krizës Lindore të viteve 1875-1878, në: «Kosova», Prishtinë, 1974, nr. 3.
» » — Lidhja Shqiptare e Prizrenit dhe popullsia serbe e Kosovës, në: «Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.
» » — Lëvizja Kombëtare Shqiptare në vitet 60-70 të shek. XIX në dritën e burimeve arkivale serbe, në: «Gjurmime albanologjike», seria e shkencave historike, Prishtinë, 1975, nr. III-1973.
Buda, A.: Rruga e popullit shqiptar drejt 28 Nëntorit 1912, në: «Rruga e Partisë», 1957, nr. 11.
» » — Çështja shqiptare dhe marrëdhëniet ndërkombëtare në vitet 1878-1881, në: «Buletin i Universitetit shtetëror të Tiranës», 1962, nr. 4.
» » — Përpjekjet dhe lufta e popullit shqiptar për pavarësi (1479-1912), në: «Rruga e Partisë», 1962, nr. 11.
» » — Mbi disa aspekte të njësisë dhe të ndryshueshmërisë në historinë e popullit shqiptar dhe të popujve të tjerë të Ballkanit, në: «Studime historike», 1964, nr. 2.
» » — Të dhënat mbi lëvizjen kombëtare shqiptare në vitet 1859-1861, në: «Studime historike», 1965, nr. 2.
» » — Shqipëria në vitet e Krizës Lindore (1877-1881), në: «Studime historike», 1967, nr. 3.
» » — Shqiptarët përballë Krizës Lindore të viteve 1878-1881, në: «Studime historike», 1978, nr. 1.
» » — Lidhja Shqiptare e Prizrenit dhe rrënjët e saj historike, në: «Studime historike», 1978, nr. 3.
Cana, Z.: Lëvizja Kombëtare Shqiptare në Kosovë 1908-1912, Prishtinë, 1979.
» » — Politika e qeverisë serbe ndaj lëvizjes kombëtare shqiptare 1908-1912, në: «Studime historike», 1979, nr. 3.
» » — Reaksioni xhonturk kundër shkollës dhe shkrimet shqip në pragun e kryengritjes së Kosovës më 1910, në: «Gjurmime albanologjike», Prishtinë, 1969, nr. 1.
Cana, Z.: Kryengritja e përgjithshme shqiptare e vitit 1912. — Rreth punimit të Bogumil Hrabak mbi këtë temë, në: «Gjurmime albanologjike», seria e shkencave historike, IX — 1979, Prishtinë, 1980.
Cenolli, K.: Arti ushtarak në Lidhjen Shqiptare të themeluar në Prizren, në: «Konferenca Kombëtare e studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, vëll. I, Tiranë, 1979.
Chiara, P.: L'Albania, Palermo, 1869.
» » — L'Epiro, gli Albanesi e la Lega, Palermo, 1880.
Curani, T.: T'nnollunat e Secypnüs prei gni gheghet a don rünnin e vet. Skenderie (Aleksandri), 1898.
Çerkini, F.: Disa dokumente gjermane lidhur me luftën e Dervish pashës kundër Lidhjes së Prizrenit, në Slivovë, Shtimlje, Caralevë dhe Dukël, më 1881, në: «Konferenca Kombëtare e studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.
Çollaku, Sh.: Mendimi politik i Sami Frashërit gjatë viteve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit 1878-1881, në: «Konferenca Kombëtare e studimeve për Lidhjen shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.
» » — Sami Frashëri për problemet e familjes dhe të emancipimit të gruas, në: «Studime historike», 1982, nr. 3.
Dako, K. A.: Liga e Prizrenit, në: «Laimtari i Shqypnies», Frascati, 1904-1905, nr. 10-15.
» » — Albania. The master key to the Near East, Boston, 1919.
» » — Liga e Prizrenit e para lëvizje kombëtare për të mbrojtur tërësinë tokësore të Atdheut dhe për të fituar indipendencën e Shqipërisë (shoqëruar me dokumente zyrtare), Bucarest, 1922.
Dalliu, H. I.: Patriotizma në Tiranë, Tiranë, 1930.
De Martino, L.: L'arpa di un italo-albanese, Venezia, 1881.
De Rada, Gir.: Autobiologia, Cosenza — Napoli, 1898-1899.
» » — Il testamento politico, Catanzaro, 1902.
De Rada, Gius.: Il movimento albanese nel 1911 e sue vicende, Roma.

Demiraj, Sh. — Prifti, K.: Kongresi i Manastirit — Ngjarje me rëndësi në lëvizjen kombëtare shqiptare (me rastin e 70-vjetorit të tij), Tiranë, 1978.

Dermaku, I.: Mbi veprimtarinë politike kulturale të shqiptarëvet në Rumani gjatë Rilindjes Shqiptare, në: «Vjetar i Arkivit të Kosovës II-III (1966-1967)», Prishtinë, 1970.

» » — Ndriçimi i disa momenteve përkitazi me orgnizimin e mbajtjes së Kuvendit dhe të Lidhjes së Pejës në vitin 1899, në: «Kosova», Prishtinë, 1976, nr. 5.

— Diftime histerijet përmbi kolegjën Papnore t'Shqypëniis, /Shkodër/, 1909.

Dilo, L.: Atentat në Gjirokastër dhe luftë në Mashkullorë (9 dhe 18 mars 1908), Gjirokastër, 1973.

Dine, S. R.: Valët e detit, Sofje, 1908.

Dodani, V.: Memoriet e mija. (Kujtime nga zhvillimet e para të rilindjes së kombit shqipëtar ndë Bukuresht), Kostantza, 1930.

Domi, M.: Alfabeti i gjuhës shqipe dhe Kongresi i Manastirit (14-22 nëntor 1908), në: «Alfabeti i gjuhës shqipe dhe Kongresi i Manastirit», Tiranë, 1972.

Dorsa, V.: Su gli Albanesi. Ricerche e pensieri, Napoli, 1847.

Ferizi, N.: Familja Curri, Konstancë, 1935.

/Frashëri, A./: L'Albanie et le traité de San Stefano, në: «Messager de Vienne», Vjenë, 26 prill 1878.

» » — Correspendence particulière de Janina, në: «Messager de Vienne», Vjenë, 3 maj 1878, 17 maj 1878, 31 maj 1878, 7 qershor 1878.

Frashëri, G.: Një kujtim për ngjarjet e motit 1878-1882, në: «Kalendari Kombiar për motin 1926», Tiranë, 1926.

Frashëri, K.: Mbi formimin e kombit shqiptar dhe lëvizjen nacionale shqiptare, në: «Buletin për shkencat shoqërore», 1953, nr. 3.

» » — Shoqëri e të shtypurit shkronja shqip, në: «Buletin për shkencat shoqërore», 1954, nr. 4.

» » — Lidhja e Prizrenit (1878-1881), Tiranë, 1956.

» » — Shpallja e pavarësisë së Shqipërisë, Tiranë, 1957.

» » — Mbi fillimet e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, në: «Buletin për shkencat shoqërore», Tiranë, 1962, nr. 4.



Frashëri, K.: Mbi Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, në: «Studime historike», 1965, nr. 3.

» » — Shemseddin Sami Frashëri, ideolog i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, në: «Studime historike», 1967, nr. 2.

» » — Fillimet e Lëvizjes Kombëtare në Shqipëri, në: «Studime historike», 1978, nr. 1.

» » — Mbi strukturën klasore të Shqipërisë gjatë viteve të Lidhjes së Prizrenit, në: «Konferenca Kombëtare e studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.

» » — Shkrimet politike të Abdyl Frashërit, në: «Studime historike», 1981, nr. 1.

Frashëri, N.: O alithis pothos ton skipetaron, Bukuresht, 1886.

» » — Istori e Skënderbeut, Bukuresht, 1898.

» » — Istori e Shqipërisë, Sofje, 1899.

Frashëri, R. — Lidhja e Prizrenit. Kujtime, në: «Kalendari Kombiar për motin 1928», Tiranë, 1928.

Frashëri, S.: Kamus-ul alam, vëll. I-IV, Istanbul, 1889-1898.

» » — Shkronjëtore e gjuhësë shqip, Bukuresht, 1886.

» » — Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë?, Bukuresht, 1899.

» » — Një letër e Sami Frashërit mbi Lidhjen e Prizrenit, në: «Buletin për shkencat shoqërore», 1954, nr. 2.

Fullani, Dh.: Naum Veqilharxhi, në: «Letërsia Jonë», 1952, nr. 12.

Godo, S.: Plaku i Butkës, Tiranë, 1964.

Grameno, K.: Kujtime nga lëvizja për çlirimin kombëtar, Tiranë, 1962.

Grameno, M.: Mallkimi i gjuhës shqipe, Bukuresht, 1905.

» » — Këngëtore shqipe «Plagët», Korçë, 1912.

» » — Kryengritja shqiptare, Vlorë, 1925.

Gugga, G.: L'Albania dei due vilajet adriatici, Venezia, 1909.

Gjika, G.: Lëvizja për gjyqet shqiptare si shprehje e individualitetit kombëtar, në: «Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.

Gjeçovi, Sh.: Kanuni i Lekë Dukagjinit, Shkodër, 1933.

Hadri, A.: Kontribut për ndriçimin e Lidhjes së Prizrenit (1878-1881), në: «Përparimi», Prishtinë, 1967, nr. 4-5.

» » — Disa çështje të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, në: «Fjala», Prishtinë, 1968, nr. 4.

» » — Rrethanat historike në kohën e Kongresit të Manastirit, në: «Gjurmime albanologjike», Prishtinë, 1969, nr. 1.

» » — Nacionalni pokret albanskog naroda od tridesetih godina XIX veka do kraja, 1912 godine, në: «Iz istorije Albanaca», Beograd, 1969.

» » — Periodizimi i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, në: «Gjurmime albanologjike», Prishtinë, 1972, nr. 1.

» » — Kritikë historiografike, Shkup, 1973.

» » — Lidhja e Prizrenit në historiografinë jugosllave, në: «Përparimi», Prishtinë, 1978, nr. 4.

» » — Rëndësia historike e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (1878-1881), në: «Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.

Hajro, Sh.: Në gjirin e lëvizjes patriotike (Kujtime nga vitet 1888-1932), Tiranë, 1962.

Hamiti, Z.: Historiku i vajgurit në Shqipëri, Tiranë, 1966.

Harizi, P.: Istori kronografike e Qarkut Korches që në luftën e Ballkanit gjer më sot, Boston, Mass, 1919.

Haskaj, Z.: Jehona e Lidhjes së Prizrenit në lëvizjen për çlirimin kombëtar (1881-1912), në: «Studime historike», 1968, nr. 4.

» » — Roli reaksionar i klerit ndaj problemeve të alfabetit (1879-1912), në: «Studime historike», 1969, nr. 1.

Haxhihasani, Q.: Thimi Mitko, Tiranë 1962.

» » — Kryengritja e 1847 në poezinë tonë popullore, në: «Nëntori», 1954, nr. 9.

» — Disa ngjarje të viteve 1830-1845 dhe ushtima e tyre në folklor, në: «Nëntori», 1955, nr. 9.

Haxhia, A.: Hasan Prishtina dhe lëvizja patriotike e Kosovës, Tiranë, 1961; botim i 2-të, Tiranë, 1968.





— Histoire de l'Albanie des origines à nos jours, përgatitur nga St. Pollo, A. Puto, Kr. Frashëri, S. Anamali, Roannes, 1974.

— Historia e Letërsisë shqipe, vëll. I, Tiranë, 1959.

— Historia e Shqipërisë, vëll. I-II (kolektiv autorësh), Tiranë, 1959, 1965.

Islami, M.: Naum P. Veqilharxhi, Tiranë, 1967; bot. i 2-të, Tiranë, 1977.

Ivanaj, N.: Historija e Shqipniës së Re, vëll. I-II, Tiranë, 1943-1945.

Jakova — Merturi, G.: La questione d'oriente e l'Albania, Frascati, 1905.

— Jani Vreto. Vepra të zgjedhura (përgatitur nga A. Uçi), Tiranë, 1965.

— Jetëshkrimet e të gjashtë dëshmorëve shqiptarë (të vrarë në 16 e 17 korrik 1911 në fushën e Korçës), Sofie, 1912.

Jubani, G.: Reccolta di canti popolari e rapsodie di poemi albanesi, Trieste, 1871.

» » — Proggetto di navigazione a vapore italiana nell'Adriatico, Venezia, 1878.

Kastrati, J.: Figura të ndritura të Rilindjes Kombëtare, Shkodër, 1963.

» » — Lufta për njësimin e alfabetit shqip në vitet 1878-1905, në: «Studime filologjike», 1968, nr. 4.

» » — Jeronim de Rada (Jeta dhe vepra), Tiranë, 1979.

Katundi, G.: Kujtime nga lëvizja për çlirimin kombëtar, Tiranë, 1962.

/Kemal, I./: The memoirs of Ismail Kemal bey, London, 1920.

Kerenxhi, N.: Kujtime nga lëvizja për çlirimin kombëtar, Tiranë, 1962.

— Këngë popullore historike (1878-1912), përgatitur nga Q. Haxhihasani, Tiranë, 1962.

— Këngë popullore historike, përgatitur nga D. Shala, Prishtinë, 1973.

Kodra, M.: Lidhja e Prizrenit, shikuar nga aspekti i disa dokumenteve britanike (1879-1881), në: «Kosovo», nr. 3, 1974.

» » — Dibra me rrethinë në kohën e Lidhjes së Prizrenit, në: «Konferenca Kombëtare e Studimeve për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit», vëll. I, Tiranë, 1979.

Kondo, A.: Dora d'Istria për çështjen kombëtare shqiptare (Në letërkëmbimin e saj me Jeronim de Radën), Tiranë, 1977.

» » — Çështja kombëtare në faqe të shtypit të Rilindjes, Tiranë, 1982.

| | |
|---|---|
| 1881, 7 prill | Në vazhdim të operacionit qeveritar, ushtritë osmane pushtuan Ferizajn. |
| 20 prill | U zhvillua në Slivovë beteja shqiptare-turke. |
| 21 prill | U zhvillua beteja vendimtare midis forcave shqiptare dhe turke në Shtimje. |
| 22 prill | Forcat shqiptare u bënë ushtrive turke tri prita të tjera në Grykën e Caralevës, në fshatin Dule dhe në hyrje të Suharekës. |
| 23 prill | Forcat ushtarake osmane të komanduara nga Dervish Pasha hynë në Prizren. |
| qershor | Ushtritë osmane pushtuan Gjakovën duke shtypur kështu Lidhjen Shqiptare të Prizrenit. |
| korrik | Në Bukuresht u formua «Dega e Shoqërisë së Stambollit». |
| 1882, 20 maj | U nënshkrua «Lidhja Tripalëshe» ndërmjet Gjermanisë, Austro-Hungarisë dhe Italisë. |
| 1882 | U botua gramatika e K. Kristoforidhit. |
| — | Lindi Risto Siliqi (vdiq më 1936). |
| 1883, 2 qershor | Shpërtheu kryengritja antiosmane në Malësinë e Mbishkodrës. |
| 20 korrik | Jeronim De Rada filloi botimin e revistës «Fiamuri i Arbërit» në Kalabri që vazhdoi deri në vitin 1887. |
| 1884, gusht | Me nismën e Sami e Naim Frashërit filloi në Stamboll botimi i revistës «Drita», më vonë «Dituria». |
| gusht-shtator | Në Prizren dhe rrethet e tij u organizua rezistenca për mospagimin e taksave. |
| dhjetor | U themelua në Bukuresht shoqëria kulturore «Drita». |
| — | Vdes Ymer Prizreni në mërgim. |
| 1885, 20 shkurt | Shpërtheu kryengritja antiosmane në rrethet e Prizrenit, të Ferizajt dhe në krahinën e Lumës. |
| shkurt-mars | Zhvillohet kryengritja në Kosovë e udhëhequr nga Sulejman Vokshi. |
| gusht | Në Gjakovë, nën drejtimin e Sulejman Vokshit bëhen përgatitje për të formuar një lidhje të re shqiptare. |
| gusht | Autoritetet osmane dërgojnë një ekspeditë ushtarake për të shtypur kryengritjen në Gjakovë. |
| nëntor | Serbia i shpalli luftë Bullgarisë. |



| | |
|---|---|
| 1885 | Gjerasim Qiriazi hapi në Manastir një shkollë private shqipe për djem dhe për vajza. |
| — | U dërgua nga Bukureshti në Korçë Thimi Markoja që paraqiti kërkesën për të vënë mësimin e gjuhës shqipe në shkollat e qytetit që administroheshin nga silogu grekoman i Korçës. |
| — | Lindi Hilë Mosi (vdiq më 1933). |
| 1886, fillimi | U krijua në Korçë një komitet kombëtar i fshehtë i kryesuar nga Jovan C. Kosturi. |
| mars | U nënshkrua traktati bullgaro-turk për bashkimin e Rumelisë Lindore me Bullgarinë. |
| 1886 | Naim Frashëri botoi në Bukuresht «Bagëti e Bujqësi». |
| — | Sami Frashëri botoi «Abetare» dhe «Shkronjëtore e gjuhës shqipe». |
| 1887, janar | N. Naço themeloi në Bukuresht shoqërinë «Drita». |
| — | Atdhetarët shqiptarë formuan në Bukuresht shoqërinë «Dituria». |
| 7 mars | U hap në Korçë shkolla e parë shqipe me drejtor Pandeli Sotirin. |
| prill | U hap shkolla shqipe në Pogradec me mësues Koço Sotirin. |
| 1887 | Ndre Mjeda boton poemën e parë «Vaji i Bylbylit». |
| — | Komiteti Kombëtar i Korçës formoi shoqërinë e mësimit shqip me në krye Alo Dishnicën. |
| 1888, 7 gusht | Shoqëria «Drita» nxori gazetën «Shqipëtari» që me ndërprerje vazhdoi deri më 1903. |
| 1889 | U formua në Stamboll Komiteti i fshehtë xhonturk «Bashkim e Përparim». |
| 1891, 23 tetor | U hap në Korçë shkolla e parë shqipe për vajza. |
| 1891 | U vra nga agjentët grekomanë në Stamboll Pandeli Sotiri (lindi më 1852). |
| 1892, vjeshtë | Petro Nini Luarasi hapi gjashtë shkolla të reja shqipe në fshatrat e Kolonjës. |
| 1893, 13 janar | U formua në Sofje shoqëria shqiptare «Dëshira» |
| 11 korrik | Shpërtheu kryengritja antiosmane e udhëhequr nga Haxhi Zeka në Pejë. |

| | | |
|---|---|---|
| 1893, | korrik | Në Lumë shpërtheu kryengritja antiosmane. |
| | | — Haxhi Zeka u tërhoq në Stamboll ku u mbajt i arrestuar deri në tetor të vitit 1896. |
| 1894, | 4 janar | Ratifikohet «Aleanca Dypalëshe» franko-ruse. |
| 1894 | | Në Egjipt u formua shoqëria «Vëllazëria e Shqiptarëve». |
| | | — Portës së Lartë iu dërgua një memorandum në emër të treqind fshatrave shqiptare të disa krahinave të vilajeteve të Kosovës e Manastirit për hapjen e shkollave shqipe në ato vise. |
| 1895, | tetor | Kongresi gjuhësor i arbëreshëve në Koriliano Kalabro formoi «Shoqërinë Kombëtare Shqiptare». |
| 1896, | prill | Sulltan Abdyl Hamiti shpall dekretin «Mbi reformat në vilajetet e Rumelisë». |
| | korrik | «Komiteti i reformës shqiptare» në Bukuresht i dërgoi kryeministrit turk një memorandum për zbatimin e reformave në Shqipëri. |
| , | shtator | Shoqëria «Dëshira» e Sofjes u drejtoi Fuqive të Mëdha një memorandum për bashkimin e katër vilajeteve në një vilajet të vetëm me kryeqendër Manastirin. |
| 1897, | 15 janar | Filloi botimi i gazetës «La Nazione Albanese» në Pallagorio (Krahina e Katanxaros) nën drejtimin e Anselmo Lorekios. |
| | 14 shkurt | Fillon lufta greko-turke që përfundoi me armëpushimin e nënshkruar më 19 maj 1897. |
| | shkurt | Në Gjakovë e Pejë hidhen bazat e një lidhjeje të re që u quajt «Besëlidhja Shqiptare» me në krye Haxhi Zekën. |
| | 25 mars | Filloi të botohet në Bruksel e më vonë në Londër revista «Albania» që vazhdoi deri më 1909. |
| | 10 maj | Filloi botimi në Bukuresht i gazetës «Shqipëria» që vazhdoi deri më 1899. |
| | 19 maj | U nënshkrua armëpushimi midis Turqisë dhe Greqisë. |
| | maj | Marrëveshja austro-ruse. |
| | pranverë | Komiteti Shqiptar i Stambollit i kryesuar nga Sami Frashëri shpalli manifestin «Ç'duan shqiptarët». |
| 1897, | nëntor | Porta e Lartë mori masa të rrepta për shpërndarjen e Besëlidhjes Shqiptare të Pejës. |
| | | — Shpërtheu kryengritja antiosmane në Pejë, Gjakovë, Prizren e Prishtinë. |
| | | — Në Himarë shpërtheu kryengritja antiosmane. |
| | | — Në mbledhjen e Bukureshtit miratohet memorandumi «Ndë emër të Llauzit shqiptar» me të cilën kërkohej një autonomi e gjerë e Shqipërisë. |
| 1897 | | Filloi të botohet në Sofje «Kalendari Kombiar» që vazhdoi me ndërprerje deri më 1928. |
| 1898, | 1 janar | Shoqëritë shqiptare të mërgimit shpallën një memorandum të përbashkët për autonominë e Shqipërisë me titull «Në emër të popullit shqiptar». |
| 1898 | | U botua poema e Naim Frashërit «Histori e Skënderbeut». |
| 1899, | 23-29 janar | Zhvilloi punimet Kuvendi i Pejës që formoi Lidhjen Shqiptare të Pejës (1899-1900) me në krye Haxhi Zekën. |
| | 28 janar | Kuvendi i Pejës miratoi Kararnamenë. |
| | 29 janar | Komiteti Shqiptar me qendër në Bukuresht botoi në gjuhën turke thirrjen «Rruga e shpëtimit është në Besa-Besën». |
| | shkurt | Mbahet në Prizren një mbledhje e veprimtarëve të Lidhjes Shqiptare të Pejës ku u vendos që të thirret një Kuvend i përgjithshëm shqiptar. |
| | | — U formua në Dibër Komiteti i Lidhjes Shqiptare të Pejës. |
| | mars | Në Shkodër u formua Komiteti i sigurimit që drejtonte veprimtarinë e Lidhjes së Pejës në vilajetin e Shkodrës. |
| | | — U botua në Bukuresht nga shoqëria «Dituria» vepra e Sami Frashërit «Shqipëria ç'ka qenë, ç'është e ç'do të bëhetë?» |
| | prill | U botua në Bukuresht thirrja «Ujanallëm» («Të zgjohemi»). |
| | maj | U mblodh konferenca e Hagës e Fuqive të Mëdha «për çarmatimin dhe paqen». |

| | | |
|---|---|---|
| 1899, | maj | Qeveria e Stambollit e ndalon mbledhjen e përgjithshme të Lidhjes së Pejës që ishte caktuar të mbahej në fund të muajit. |
| 1899 | | Në Prizren u ngrit një shkollë shqipe e pavarur ku jepte mësim Mati Logoreci. |
| 1900, | mars | Haxhi Zeka bën përpjekje të reja për të mbledhur një kuvend tjetër ku të kërkohej autonomia e Shqipërisë. |
| | 28 prill | Ismail Qemali u arratis nga Turqia. |
| | tetor | Ismail Qemali botoi në revistën «Albania» programin e vet për lëvizjen shqiptare. |
| 1900, dhjetor - 1901, janar | | Ndërmjet Romës dhe Vjenës u bë një shkëmbim notash për ndarjen e zonave të ndikimit në Shqipëri. |
| 1901, | fillimi | Vepronte në Prizren një komitet qendror shqiptar që kishte degët e veta në Prishtinë, Shkodër, Guci etj. |
| | prill | Haxhi Zeka organizoi mbledhje në qytete të Kosovës që të riformojë Lidhjen e Pejës. |
| | vjeshtë | Në Shqipërinë e Jugut kryengritësit zunë rajonin midis Tepelenës e Vlorës dhe zhvilluan përleshje me trupat turke. |
| | 1 nëntor | Filloi të botohet në Sofje gazeta «Drita» që vazhdoi deri më 1908. |
| 1901 | | U themelua në Shkodër shoqëria letrare «Agimi». |
| 1902, | 16 shkurt | Në Paris u mbajt Kongresi xhonturk. |
| | 21 shkurt | U vra në Pejë udhëheqësi i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare Haxhi Zeka. |
| | shkurt | Shpërtheu kryengritja antiosmane në Mirditë. |
| | 28 qershor | Filloi të botohet në Beograd «Albania» që vazhdoi deri më 1906. |
| | nëntor | Isa Boletini tërhiqet në Stamboll ku u mbajt i izoluar deri në vitin 1906. |
| | 3 dhjetor | Porta e Lartë u detyrua të shpallte «reformat» për vilajetet evropiane të Turqisë. |
| 1902 | | U botua libri i A. Z. Çajupit «Baba Tomorri». |
| 1903, | 21 shkurt | Vjena dhe Petersburgu i paraqitën Portës së Lartë projektin austro-rus «të reformave» që u miratuan nga Fuqitë e tjera të Mëdha. |
| | mars | Shpërtheu kryengritja antiosmane në Prizren, Mitrovicë dhe në zonën midis Gjakovës e Pejës. |



| | | |
|---|---|---|
| 1903, | prill | U zhvilluan luftime në Malësinë e Gjakovës me trupat e ekspeditës turke të Shemsi Pashës. |
| | 2 gusht | Shpërtheu kryengritja e popullsisë maqedonase e «Ilindenit». |
| | 22 tetor | Vjena dhe Petersburgu pas marrëveshjes së Myrcshtegut i paraqitën Portës së Lartë një program reformash për tri të ashtuquajturat vilajete «maqedonase». |
| 1904, | shkurt | Komisioni ushtarak ndërkombëtar vendosi të përjashtoheshin nga «reformat» krahinat» perëndimore të vilajeteve të Manastirit dhe të Kosovës. |
| | mars | Punëtorët e ngarkim-shkarkimit në Durrës shpallën grevë kundër shoqërisë sipërmarrëse vendase. |
| 1904 | | Asdreni boton librin me vjersha «Rreze drite». |
| 1905, | 12 shkurt | U vra patrioti e shkrimtari Papa Kristo Negovani. |
| | mars | U themelua në Shkodër shoqëria punëtore për ndihmë reciproke. |
| | 1 maj | U festua në Shkodër Dita Ndërkombëtare e Punëtorëve. |
| | maj | Punëtorët këpucarë në Shkodër paraqitën një sërë kërkesash për përmirësimin e kushteve të jetesës. |
| | 10 nëntor | Filloi të botohet në Raguzë e pastaj në Trieste e Romë gazeta «Shpnesa e Shqypenis» që vazhdoi deri më 1908. |
| | nëntor | Me nismën e Bajo Topullit formohet në Manastir komiteti i fshehtë shqiptar «Për lirinë e Shqipërisë». |
| 1906, | 1 janar | U themelua në Bufalo (ShBA) shoqëria «Malli i mëmëdheut». |
| | janar | Nën drejtimin e Komitetit të Manastirit filluan të formohen çetat e para patriotike. |
| | maj | Përpjekja e parë midis çetave dhe ushtrisë turke në afërsi të Leskovikut. |
| | 15 qershor | Filloi të botohet në Boston të ShBA gazeta «Kombi» që vazhdoi deri më 1908. |
| | shtator | Shpërtheu kryengritja antiosmane në Krujë. |
| | — | Filloi kryengritja e popullsisë së Krujës dhe të fshatrave të Kurbinit. |
| | — | Çeta e Çerçiz Topullit vrau mitropolitin |

| | |
|---|---|
| | grek të Korçës. |
| 1906, 21 tetor | Filloi të botohet në Kajro gazeta «Shqipëria» që vazhdoi deri më 1907. |
| dhjetor | U formua në Bukuresht shoqëria kulturore «Bashkimi». |
| 1906 | U themelua në Nju-Jork shoqëria «Koha e lirisë». |
| 1907, shkurt | U krijua në Boston shoqëria «Besa-Besë» nën kryesinë e Fan S. Nolit. |
| 1 mars | Filloi të botohet në Kajro gazeta «Pellazgu». |
| 10 mars | Filloi të botohet në Kajro gazeta «Shkopi» që vazhdoi deri më 1908. |
| 1 prill | Në Shkodër themelohet «Shoqëria Ndihmëtare» për të ndihmuar të varfrit dhe të sëmurët. |
| 1 maj | U kremtua në Shkodër festa e punëtorëve. |
| 5 maj | Në Bukuresht u themelua «Komiteti i Shqiptarve për lirinë e Shqipërisë». |
| 1907 | U formua në Buenos-Ajres (Argjentinë) shoqëria «Lidhja shqiptare». |
| 1908, shkurt | U themelua në Nju-Jork kisha shqiptare. |
| 18 mars | U zhvillua lufta e Mashkullorës. |
| mars | Çeta e Çerçiz Topullit vrau në Gjirokastër komandantin e xhandarmërisë së vendit. |
| qershor | U arrit marrëveshja anglo-ruse e Revalit mbi programin e reformave të reja maqedonase. |
| 3 korrik | Shpërtheu revolucioni xhonturk . |
| 20 korrik | Mbledhja e Ferizajt e kryesuar nga Isa Boletini e Bajram Curri i dërgon sulltanit ultimatum për shpalljen e kushtetutës. |
| 23 korrik | Në Stamboll shpallet kushtetuta e Perandorisë Osmane. |
| 24 korrik | U themelua klubi «Bashkimi» i Manastirit. |
| gusht | U hapën shkolla shqipe në vise të ndryshme të vendit. |
| 14 nëntor | Filloi punimet Kongresi i Manastirit për njësimin e alfabetit shqip, që vazhdoi deri më 22 nëntor. |
| 15 dhjetor | Filloi të botohet në Korçë gazeta «Korça» që vazhdoi deri më 1910. |
| 17 dhjetor | Hapet parlamenti xhonturk. |
| 1908 | U botua në Shkodër nga shoqëria «Bashkimi» një fjalor i gjuhës shqipe. |



| | |
|---|---|
| 1909, 15 shkurt | Filloi të botohet në Boston gazeta «Dielli». |
| 13 prill | Shpërtheu kundërrevolucioni në Stamboll. |
| 29 prill | Rivendoset pushteti xhonturk në Stamboll. |
| pranverë | Shpërtheu kryengritja e fshatarësisë së Malësisë së Gjakovës kundër regjimit xhonturk. |
| 18 maj | Filloi botimin në Sofje «Shqypeja e Shqypënis» që vazhdoi deri më 1911. |
| maj | Qeveria xhonturke nisi për në Gjakovë një ekspeditë ndëshkimore të komanduar nga Xhavit Pasha. |
| 1 qershor | Filloi të botohet në Janinë gazeta «Zgjim'i i Kombit» që vazhdoi deri më 1911. |
| 12 qershor | Malësorët kryengritës sulmuan ushtrinë turke të Xhavit Pashës në Qafën e Morinës. |
| 10 korrik | Filloi të botohet në Korçë gazeta «Lidhja orthodokse që vazhdoi deri më 1910. |
| 23-28 korrik | Zhvilloi punimet Kongresi i Dibrës. |
| 2-8 shtator | Zhvilloi punimet Kongresi Kombëtar i Elbasanit. |
| 10 shtator | Filloi të botohet në Manastir gazeta «Bashkim'i Kombit» që vazhdoi deri më 1910. |
| shtator | U formua në Korçë shoqëria qendrore shkollore «Përparimi» me kryetar Orhan Pojanin. |
| — | Shpërtheu lëvizja e fshatarësisë së rretheve të Ferizajt, Pejës, Prizrenit, Lumës dhe Dibrës kundër regjimit xhonturk. |
| 1 dhjetor | U hap në Elbasan Shkolla Normale Shqipe, shkolla e parë e mesme kombëtare, me drejtor Luigj Gurakuqin. |
| 1910, 1 janar | Filloi të botohet në Shkodër gazeta «Bashkimi» që vazhdoi deri më 1911. |
| 4 shkurt | Zhvillohet mitingu i popullit të Elbasanit në mbrojtje të alfabetit latin për gjuhën shqipe. |
| 14 shkurt | U mblodh mitingu i madh popullor në Korçë në mbrojtje të abecesë shqipe. |
| 28 shkurt | Miting masiv në Berat në mbrojtje të abecesë shqipe. |
| 1-6 prill | Zhvilloi punimet Kongresi i Dytë Kombëtar i Manastirit. |
| 30 prill - 1 maj | U zhvillua beteja midis kryengritësve shqiptarë të udhëhequr nga Idriz Seferi dhe forcave turke në Grykën e Kaçanikut. |
| 8 maj | U zhvillua beteja midis kryengritësve shqiptarë të udhëhequr nga Isa Boletini e Hasan |

| | |
|---|---|
| 1912, 5 gusht | I detyruar nga kryengritja shqiptare sulltani shpërndau parlamentin dhe dekretoi zgjedhjet e reja. |
| 6-7 gusht | Trupa malazeze kaluan kufirin dhe pushtuan disa fshatra të Shkodrës e Pejës. |
| 12 gusht | Kryengritësit shqiptarë çliruan Shkupin. |
| 18 gusht | Qeveria turke pranoi formalisht kërkesat e kryengritësve shqiptarë. |
| gusht | Kryengritësit çliruan një varg qytetesh në Shqipërinë e Jugut. |
| 8 tetor | Filloi Lufta e Parë Ballkanike. |
| 14 tetor | U bë mbledhja e patriotëve shqiptarë në Shkup ku u vendos të luftohej për tërësinë tokësore dhe lirinë e Shqipërisë. |
| 5 nëntor | U zhvillua mbledhja e kolonisë shqiptare në Bukuresht nën kryesinë e Ismail Qemalit e Luigj Gurakuqit ku u vendos të merreshin masat për shpëtimin e Shqipërisë. |
| 19 nëntor | Ismail Qemali deklaroi në Trieste se e vetmja zgjidhje e drejtë e çështjes shqiptare ishte ajo e Shpalljes së Pavarësisë. |
| 24-25 nëntor | Kongresi Ndërkombëtar i Socialistëve në Bazel (Zvicër) kërkoi të luftohej kundër shtypjes së popullit shqiptar dhe njohu të drejtën e tij për pavarësi. |
| 25 nëntor | Ismail Qemali arriti në Vlorë. |
| 25-27 nëntor | Përpara hyrjes së ushtrive serbe, Elbasani, Durrësi, Tirana, Kavaja, Peqini dhe Lushnja shpallën pavarësinë. |
| 28 nëntor | Hapet në Vlorë Kuvendi Kombëtar i kryesuar nga Ismail Qemali dhe shpallet pavarësia e Shqipërisë. |

## TREGUESI I EMRAVE

### A

## B



## C



## Ç



## D

**DH**



**E**



**F**



**G**

## Gj



## H



## I

LL



M



N

SH







T



TH



U



V

X



XH



Y





Z



ZH

## TABELA E FIGURAVE

Faqe





Faqe

# TABELA E HARTAVE





# LËNDA

Faqe



*Kreu III*

LIDHJA SHQIPTARE E PRIZRENIT (1878-1881)



*Kreu IV*

RRITJA E LËVIZJES KOMBËTARE NË SHQIPËRI NË VITET 1882-1908.



*Kreu V*

ZHVILLIMI I IDEOLOGJISË DHE I KULTURËS SË RILINDJES KOMBËTARE (VITET 80 TË SHEK. XIX — 1912)





*Kreu VI*

SHPALLJA E PAVARËSISË SË SHQIPËRISË

Faqe



Historia e Shqipërisë në katër vëllime. Vëll. i 2-të. T., 1984. 1 V. (Akad. e Shkencave e RPS të Shqipërisë. Inst. i Historisë) V. 2: Vitet 30 të shek. XIX — 1912 585 f. me il. [Red. përgjegjës S. Pollo].
(B.m.) dhe
(B.v.): 949.65.081/084
H 71

Tirazhi 8000 kopje Format 60x92/16 Stash: 2204-82

Shtypur: Kombinati Poligrafik
Shtypshkronja «8 Nëntori» — Tiranë, 1984

## NDREQJE GABIMESH

| Faqe | Radha | Është shkruar | Duhet lexuar |
|---|---|---|---|
| 104 | 1 nga fundi | V, I. Lenin | V. I. Lenin |
| 255 | 32 | shpallja menjëher-shme | shpallja e menjëher-shme |
| 282 | 18 | sulmuan-tgsh | sulmuan dhe |
| 513 | 6 nga fundi | Tomoski,: | Tomoski, T: |
| 541 | 8-9 | Qarkoren e hartu-ar në | Qarkoren në |
| 578 | 23 | Kostandin | Konstandin |
| 579 | 16 | Rxhanicës | Rzhanicës |
| 580 | 14 | min e Josif Bagërit ..386 | Josif Bagëri ....385 |
| 580 | 16 | .....383 | ....386 |